L. N. TOLSTOI

# LUFTA DHE PAQJA

## II



RILINDJA
Redaksia e botimeve
PRISHTINË
1973

# PJESA E PARË

## I

Në të hyrë të vitit 1806 Nikolla Rostovi u kthye në shtëpi me leje. Edhe Denisovi kish marrë leje për të shkuar në shtëpi të vet në Voronezh, po Rostovi ja mbushi mendjen që të vente në Moskë bashkë me 'të e të rrinte mik disa ditë te prindërit e tij. Në stacionin e fundit para se të arrinin në Moskë, Denisovi u poq me një shok të vjetër dhe ja shtroi e piu me 'të tri shishe verë; pastaj, posa u nisën, ra në një gjumë të thellë dhe, tek po i afroheshin Moskës, me gjithë tronditjet e rrugës tërë gropa, ai vazhdonte të flinte pa u zgjuar asnjëherë; qe shtrirë në pjesën e pasme të sajës, pranë Rostovit të cilit s'i durohej gjer sa të arrinin.

„Më shpejt, më shpejt, ngaji sa të mundësh! Oh, këto rrugë të shkreta, që të duket sikur s'do të mbarojnë kurrë, këto dyqane, këta kuleçë[1]), këta fenerë e këto karroca!" zjente me vete Rostovi si i regjistruan lejet e tyre në posto-bllok e hynë në qytet.

— Denisov, arritëm më në fund! Ky po fle! — — thirri, duke zgjatur trupin përpara, sikur me këtë lëvizje donte të shpejtojë vrapin e sajës.

Denisovi s'u bë i gjallë.

— Ja udhëkryqi ku qëndron zakonisht Zahari me sajën e tij... Ah, ja Zahari vetë gjith me atë kalë që ka pasur... Ja edhe dyqani ku blinim kulaç me mjaltë. Hë, dé, kur do të sosemi? Jepi, o burra, të vemi sa më shpejt!

---

1) Është fjala për mostrat prej druri të kuleçëve që furrtarët i vinin në vitrinat e dyqaneve të tyre. (Sh. i përk.)

— Ku të qëndroj? — pyeti karrocjeri.

— Ja, ore, atje tej, te ajo shtëpia e madhe, nuk e sheh? Është shtëpija jonë, — thoshte Rostovi, — ja, ajo është shtëpia jonë!

— Denisov! Denisov! Erdhëm!

Denisovi ngriti kokën, u kollit, po nuk foli.

— Dmitri, — pyeti Rostovi shërbëtorin që kish ndenjur në pope, pranë karrocjerit, — në shtëpinë tonë është ajo dritë?

— Po, zotni, në shtëpinë tonë, dhe tamam në dhomën e babait.

— Të mos kenë rënë akoma? Hë? Si thua?... Shiko, mos harro të më nxjerrësh menjëherë uniformën e re, — shtoi Rostovi duke dredhur mustaqet. — Hajde, ecë! — i foli karrocjerit. — Po zgjohu, or Vasja, akoma po fle? — vazhdoi duke iu kthyer Denisovit, që kish varur kokën e po dremiste përsëri. — Ngaje shpejt, dé, ngaje, do të të jap tri rubla bakshish, po bëje erë! — zuri të thërriste kur po i afroheshin shtëpisë. I dukej sikur kuajt s'po lëviznin nga vëndi. Më në fund saja bëri më të djathtë dhe dolli mu përpara shtëpisë; mbi kokë të tij Rostovi pà kornizën e njohur me gëlqeren e zgërmitur, pà shkallët, shtyllen e fenerit buzë trotuarit. Pa pritur që të ndalej saja, u hodh poshtë dhe hyri me vrap në hajat. Shtëpia dukej e ftohtë, e huaj, sikur s'pyeste fare se kush po vinte. Në hajat s'kish njerì. „O zot" — mendoi Rostovi me zemër të dredhur — a janë mirë vallë? Mos u ka ngjarë gjë? — dhe qëndroi një hop; po pastaj e mblodhi veten, kaloi hajatin me vrap, dhe ngjiti shkallët, aq të njohura për 'të, nga katër përnjëherësh. Doreza e derës ish gjith ajo që kish qënë, jo fort e pastër, — dhe kontesha kushedi sa herë qe zemëruar për këtë shkak — po vërtitej lehtë, dhe u hap pa bërë zhurmë, si kurdoherë. Në çardhak ishte ndezur një llambadhe prej dhjami.

Plaku Mihal po flinte mbi një bankë. Prokopi, shërbëtori me uniformë, ai shërbëtor aq i fuqishëm sa mund të ngrinte një karrocë nga ana e pasme, ish ulur e po thurte opinga me lëvore bliri. Ngriti

sytë nga dera që po hapej dhe fytyra e tij apatike dhe e përgjumur shprehu menjëherë një gëzim entuziast të përzier me frikë.

— O Perëndi e madhe! Konti i ri! — thirri kur e pà. — Si kështu?! Oh pëllumbi ynë!

Dhe Prokopi, duke u dredhur nga mallëngjimi, u derdh nga dera e sallonit që të jepte, pa dyshim, këtë sihariq; po pastaj ndërroi mendim, u kthye prapa dhe erdhi e i puthi supin të zot.

— A janë mirë me shëndet? — pyeti Rostovi duke çliruar krahun.

— Lavdi Zotit, janë fare mirë që të gjithë. Sapo mbaruan darkë. Dal të të shoh një çikë, Shkëlqesia Juaj!

— Vërtet, mirë janë gjithë?

— Lavdi Zotit! Lavdi Zotit! Si do vetë Perëndia!

Rostovi e harroi fare Denisovin dhe, duke dashur t'u vejë papandehur njerëzve të shtëpisë, nuk lejoi njeri të lajmëronte për ardhjen e tij, po hoqi qyrkun dhe, në majë të këmbëve, u sul në sallën e madhe e të errët. Aty çdo gjë ishte ashtu si kish qenë: po ato tryeza të lojës, po ai llampadar i veshur me këllëf; po dikush e kish ndjerë se kish ardhur konti i ri, kështu që, para se të arrinte në sallonin e vogël, nga dera më krah dikush u vërsul si veriu, iu hodh në qafë, e pushtoi e zuri ta puthë. Pastaj një tjetër, e një tjetër u lëshuan me rrëmbim duke dalë nga të tjera dyer dhe zunë ta përqafojnë e ta puthin e të thërresin e të mallëngjëhen e të derdhin lote gëzimi. Ai nuk çquante dot ku dhe kush ishte babai, kush ish Natasha e kush Petja. Që të gjithë thërrisnin, diçka thoshin, s'u pushonte goja dhe gjith e puthnin. Vetëm e ëma nuk qe midis tyre, këte e vuri ré.

— E unë s'dija gjë fare... Nikollushka... miku im!

— Ja ku është, e shikoni? Vogëlushi ynë i dashur! Engjëllushi im!Pa shih, sa ka ndryshuar! Dritë shpejt këtu! Dhe çaj!

— Puthmë, dé, puthmë!

— Po mua? Puthmë dhe mua, o shpirt!

Sonja, Natasha, Petja, Ana Mihailovna, Vera dhe konti plak e puthnin dhe e përqafonin; shërbëtorët dhe kamarjeret, duke mbushur dhomën me britma gëzimi, cicërronin e ligjëronin pareshtur.

— Po mua? Po mua? — thërriste Petja duke u varur pas këmbëve të tia.

Natasha, si e mbyti me të puthura, e kapi me të dy duart nga jaka e zhaketës dhe zuri të hidhej përpjetë si ndonjë keckë, gjith në një vend, duke klithur me zë të hollë si e dehur nga gëzimi.

Nga çdo anë e shikonin sy që shkëlqenin nga lote gëzimi, sy plot mall e dhëmshuri; nga çdo anë zgjateshin buzë që donin ta puthnin.

Sonja, që ish bërë lulukuq në fytyrë, i kish marrë një dorë e ai shtrëngonte. Tërë gëzimin e saj e shprehte me vështrimin e lumur që ia kish mbërthyer drejt në sy dhe priste, e dëshëruar, që ta shihte edhe ai. Sonja i kish mbushur të gjashtëmbëdhjetat dhe ishte shumë e bukur, sidomos tani në këtë çast që dukej sikur kish krahë e fluturonte. E sodiste pa ia hequr sytë, me buzën në gaz e duke mbajtur frymën. Ai e vështroi me mirënjohje e përmallim. Po dukej që dikë priste akoma e gjith kërkonte me sy mos e shihte. Kontesha plakë halà s'dukej të vinte. Dhe ja ku u dëgjuan çape te pragu, aq të shpejta, sa s'ta merrte mendja të ish ajo.

Po ajo ishte, veshur me një fustan të ri, që Nikolla s'ia kish parë ndonjëherë. Të gjithë i hapën udhë dhe ai iu derdh përpara. Kontesha iu lëshua në krahë, mbështeti kryet në kraharorin e tij dhe zuri të qajë me dënesë; nuk e ngrinte dot fytyrën, që e shtrëngonte pas shiriteve të qëndisur të uniformës së të birit. Denisovi, të cilin s'e kish vënë re njeri kur hyri në dhomë, po rrinte më këmbë disa hapa më tutje e po i shikonte duke fërkuar sytë.

— Vasil Denisovi, shoku i birit tuaj, — tha, duke iu paraqitur kontit, që po e vështronte si me pyetje.

— Mirsenaerdhët! E di, e di, — tha konti, duke e përqafuar e duke e puthur. — Nikollushka shkruante në letër... Natasha, Vera ja Denisovi.

Gjithë ato fytyra të lumtura e plot entusiazmë u kthyen nga Denisovi leshatak e i shpupurishur dhe e rrethuan.

— I dashur, i dashur Denisov! — klithi Natasha, pa e mbajtur dot veten nga gëzimi; iu derdh menjëherë, iu hodh në qafë dhe e puthi. Gjithë mbetën si në gjëmba nga kjo sjellje e Natashës.

Edhe Denisovi u skuq, po bëri buzën më gaz, i mori dorën vajzës e ia puthi.

E shpunë ahere në dhomën që i kishin caktuar, tek sa tërë familja u mblodh në sallonin me kanape rrotull Nikollushkës.

Kontesha plakë, që i kish ndenjur pranë, s'ia lëshonte një dorë të birit dhe ia puthte or' e çast; të tjerët, që kishin zënë vend rrotull tyre, dukeshin sikur përpinin çdo lëvizje, çdo fjalë, çdo vështrim të Nikollës dhe nuk ia hiqnin sytë plot mall, dashuri e përkëdhelje. I vëllai me të motrat ziheshin për vëndin kush e kush t'i rrinte më pranë dhe haheshin shoku me shok kush t'i sillte më parë çajin, ndonjë shami apo llullën.

Rostovi e ndjente veten shumë të lumtur për dashurinë që i tregonin; po ajo minuta e parë e ardhjes së tij kish qënë aq e mrekullueshme sa që lumtëria e tashme s'i dukej ndonjë gjë e madhe, dhe gjithmonë priste, diçka më tepër.

Të nesërmen në mëngjez mysafirët fjetën gjer më ora dhjetë, që të merrnin veten pas atij udhëtimi të gjatë.

Aty në dhomën pranë ishin hedhur tok mbi tok shpatat, vezmet, këllëfet, valixhet e hapura dhe çizmet gjithë baltë. Dy palë çizme, të llustruara dritë e të pajisura me mamuze, sapo ishin vënë më këmbë pas murit. Shërbëtorët sillnin ibrik e legen, ujë të ngrohtë për t'u rruar dhe uniformat e pastruara e të hekurosura.

— Ej, Grishka, llullën! — u çua zëri i ngjirur i Vasil Denisovit. — Rostov, ngreu!

Rostovi, duke fërkuar qepallat që ia kish qepur gjumi, ngriti kokën me flokë të shpupurishur nga jastëku i ngrohtë.

— Të ngrihem? Pse? Sa është ora?

— Vate vonë, ora është dhjetë, — u përgjegj zëri i Natashës dhe, në dhomën ngjitur, u dëgjua një frushullimë fustanesh të grirë me kollë, u dëgjua një pëshpëritje dhe një e qeshur vajzash; te dera gjysmë e çelur vetëtiu diçka e kaltër, u dukën e u çdukën sakaq fjongo, flokë të zes e fytyra të qeshura. Ishin Natasha, Sonja dhe Petja që kishin ardhur të shihnin mos qe ngritur Nikolla.

— Nikolenka, ngreu! — u dëgjua sërish zëri i Natashës pranë derës.

— Ja, u ngrita! —

Në këtë kohë Petja, aty në dhomën pranë, pà një shpatë, e mori në dorë dhe, me atë entusiazmin që ndjejnë fëmijët kur shohin armët e vëllait të tyre të madh ushtar, duke harruar se s'kish hije që e motra dhe e kushërira të shihnin dy burra gjysmë të xhveshur që sapo ngriheshin nga shtrati, hapi derën.

— Shpata e jote është kjo? — thirri.

Vajzat u larguen me nxitim, të trëmbura. Duke zgurdulluar sytë nga e keqja, Denisovi fshehu këmbët e tia tërë qime nën jorganin dhe herë pas here shikonte shokun sikur i kërkonte ndihmë.

Petja hyri brënda dhe e mbylli derën. Matanë saj krisën të qeshura.

— Nikolenka, dil me rroben e natës, — u dëgjua zëri i Natashës.

— Shpata jote është? — pyeti Petja. — Apo juaja? — tha me nderim të madh, duke iu drejtuar Denisovit, zeshkan e mustaqellì.

Nikolla mbathi çizmet me të shpejtë, veshi rroben e natës dhe dolli. Natasha kish mbathur një çizme me shporet dhe në atë çast po fuste këmbën në çizmen tjetër. Sonja po sillej si fugë rreth vetës që t'i fryhej fustani e t'i bëhej si ballon, e ajo të ulej pastaj galiç. Ishin veshur që të dyja me fustan të ri të kaltër; ishin të freskëta me fytyrë të skuqur e të qeshur. Sonja krisi e iku; Natasha mori Nikollën për krahu dhe e shpuri në sallonin me kanape; dhe ia filluan muhabetit. Nuk ngopeshin së pyeturi njeri tjetrin dhe s'prisnin ra-

dhën që t'i përgjigjeshin shoku shokut për gjëra fare të kota, që vetëm për 'ta mund të kishin rëndësi. Natasha qeshte më çdo fjalë, jo se ishin për të qeshur ato që flisnin e thoshin, po se nuk e mbante dot gëzimin e madh që i vlonte përbrënda e që e çfaqte duke qeshur.

— Oh, sa bukur! Sa bukur! Mrekulli e Zotit! — thosh or' e çast.

Nikolla e ndjente se, në rrezet e ngrohta të dashurisë së njerëzve të tij, për të parën herë pasë një viti e gjysmë, po i këndonte zemra e po i qeshte fytyra ashtu si nuk i kish kënduar e nuk i kish qeshur që kur qe larguar nga shtëpia.

— Jo, pa shaka, dëgjo këtu, — i thosh ajo — ti tani je bërë tamam burrë! Si lum unë që kam një vëlla si ti. — Ia preku me gishtërinj mustaqet. — Dua të marr vesh si jeni ju burrat. Jeni si ne, apo ndryshe?

— Pse iku Sonja? — e pyeti Nikolla.

— O, është histori e gjatë kjo! Si do t'i flasësh Sonjës, me *ti* apo me *ju*.

— Si të qëllojë, — tha Nikolla.

— Foli me *ju*, të lutem, po ta them pastaj psenë. Shiko, po ta them që tani. Ti e di që unë e dua shumë Sonjën, e kam shumë shoqe, aqë shoqe sa që dogja dorën për 'të. Ja, shiko. —

Përveshi mëngën prej musoline dhe i tregoi në krahun e saj të gjatë, të hollë e të hajthëm, një çikë me poshtë supit, shumë më lart se brryli — në një vend që zakonisht mbulohet edhe nga fustani i ballos — një shënjë të kuqe.

— U dogja këtu që t'i provoja se sa shoqe e kam. Vura një rigë në zjarr sa u skuq, pastaj e mbështeta në mish, këtu. —

Ulur aty në dhomën e tij të vjetër të studimit, në një kanape plot jastëkë anëve e duke shikuar sytë e Natashës që vetëtinin nga hareja e nga entusiazmi, Nikolla zhytej sërish në atë botë familjare e fëminore që s'kish kuptim veçse për 'të e që i kish falur disa nga gëzimet më të mëdha e më të kulluara të jetës së tij. Dhe ajo e djegur në krah

me një rigë të skuqur në zjarr nuk i dukej punë boshe dhe e kotë, jo: ai e kuptonte atë gjest dhe nuk çuditej aspak.

— Po pastaj? Vetëm kaq!? — e pyeti.

— Ja, pra, jemi shoqe kaq të dashura, kaq të dashura sa s'e tregoj dot! Sa para bën pun' e rigës, s'ka rëndësi ajo; po ne jemi shoqe përgjithënjë, për jetë e për vdekje. Po deshi njeri Sonja, e do përgjithënjë; unë çuditem me 'të, se për vete time harroj menjëherë,

— E po si pastaj?

— E ja, kështu na do ajo mua dhe ty. —

Befas Natasha u skuq.

— Shiko, a të vjen ndër mend,... para se të niseshe... ja, ajo thotë se ti duhet t'i harrosh të gjitha... Ja si më tha: „unë do ta dua sa të rroj, po ai duhet të jetë i lirë". Shiko ç'fisnikëri, ç'zemër të artë që ka! Vërtet, apo jo? E mrekullishme! hë? — pyeste Natasha me një hije serioziteti e mallëngjimi në fytyrë; dhe nga zëri që i dridhej kuptohej se ato fjalë që po i përsëriste tani duhej t'i kish thënë një herë më parë me lote në sy.

Nikolla ra në mendime.

— Unë nuk e kthej fjalën, — tha. — Pastaj Sonja është një xhevahir që... E ç'është ai i marrë që i rënka me shkelm lumtërisë së tij?

— Jo, ja, s'është e mundur! — thirri Natasha. — Këtë punë e kemi biseduar gjerë e gjatë me 'të. Ne e dinim që ti kështu do të thoshe. Po kjo s'bëhet, sepse kuptohet vetvetiu që ti flet kështu se e ndjen veten të lidhur nga fjala që ke dhënë dhe na del se ajo i thotë këto fjalë të bukura me qëllim, sa për t'u dukur. Na del se ti, dashke s'dashke, do ta marrësh me doemos dhe, në fund të fundit, tjatër mendojmë ne, e tjatër bëhet. —

Nikolla e shihte se tërë kjo punë ish menduar e stërmenduar nga të dy vajzat. Edhe të djeshmen mbrëma kish mbetur i mahnitur nga bukuria e Sonjës. Atë mëngjez, duke e parë rrëshqitas e vjedhurazi, i qe dukur fare perri. Ish një vajzë gjashtëmbëdhjetë-vjeçare plot nur, e cila e dashuronte me gjith shpirt (për këtë s'kish asnjë dyshim). „E pse

të mos e dashuronte atëherë, e ta merrte grua?" mendonte Nikolla. Po tani kish të tjera punë, të tjera gëzime e prisnin. „Po, mrekulli e kanë menduar", tha me vete, „duhet të mbetem i lirë".

— Mirë, si të doni, — tha; — prapë flasim për këtë. Kemi kohë. Sa e ndjej veten të gëzuar që jam pranë teje! — shtoi. — Po a s'më thua, ti, të paktën, nuk e ke tradhëtuar Borisin, hë?

— Ç'janë ato marrëzira! — qeshi Natasha. — Unë nuk mendoj as për atë, as për ndonjë tjetër dhe as që pyes për njerì.

— S'është e mundur! Po për çfarë mendon ahere?

— Unë? — ia ktheu Natasha, dhe i vetëtiu fytyra nga gëzimi. — E ke parë Dyporin?

— Jo.

— S'e ke parë Dyporin me nam, mjeshtrin e ballos? E, ahere s'e kupton dot. Ja se ç'jam unë. —

Natasha rrumbulloi krahët, ngriti pakëz kindin e fustanit siç bëjnë balerinat, u largua disa hapa duke rendur, u kthye, bëri një përkulje, përpoqi këmbët njerën me tjetrën e, duke u ngritur në majë të gishtave, bëri disa çape.

— Qëndroj apo s'qëndroj në majë të gishtave? ja, shiko, tha; po s'qëndroi dot shumë ashtu. — E pe, tani, se ç'jam unë? Unë s'kam për t'u martuar, do të bëhem balerinë. Po shiko mos ia thuaj njeriu! —

Nikolla ia krisi gazit e qeshi me gjithë zemër sa që Denisovi që nga dhoma e tij, ia pat zilí, dhe Natasha s'mundi të përmbahej po zuri të qeshte bashkë me 'të.

— A s'është bukur, thuaj? — përsëriste ajo pareshtur.

— Bukur, bukur është, po kështu s'do të martohesh dot me Borisin!

Natasha u skuq u bë flakë.

— Të thashë që s'dua të martohem me njeri!... Kështu do t'i them edhe atij vetë kur të vijë.

— Pa shiko! — pa shiko! — u çudit Nikolla.

— Po t'i lemë këto gjepura... A s'më thua, Denisovi a është i mirë, a është i sjellë?

— Shumë i mirë.

— Lamtumirë, pra, shko vishu!... S'të shtie frikën ai Denisovi yt?

— Pse të të shtjerë frikën? — pyeti Nikolla. — Jo, aspak, Vaska është xhevahir djalë.

— Vaskë i thua?... Çudi!... Domethënë është i sjellë, i dashur?

— Sa më s'ka.

— Ahere shko vishu shpejt dhe eja të pimë çajin gjithë bashkë.

Dhe Natasha u ngrit mbi majë të gishtave e dolli nga salloni siç bëjnë balerinat, po me buzë në gaz siç dinë vetëm vajzat pesëmbëdhjetë-vjeçare kur u këndon zemra.

Duke u takuar në sallon me Sonjën, Nikolla u skuq. S'dinte si të sillej me 'të. Të djeshmen mbrëma, në çastin e takimit, të rrëmbyer nga gëzimi, qenë puthur; po sot e ndjenin se një gjë e tillë s'kish hije e s'duhej bërë; ai e ndjente se që të gjithë, e ëma, të motrat e vështronin si me pyetje dhe prisnin të shikonin si do të sillej me Sonjën. Ai i puthi dorën dhe i tha, — *Sonja*. Po sytë e tyre kur takoheshin i flisnin njeri tjetrit në njejës dhe putheshin me dashuri të zjarrtë. Me vështrimin e saj ajo i kërkoi ndjesë që kish guxuar t'i kujtonte, me anën e Natashës, zotimin që kish dhënë, dhe e falënderoi për dashurinë e tij. Me vështrimin e tij ai e falenderoi që ajo e çlironte nga fjala e dhënë e i tha se, në këtë ose atë mënyrë, do ta dashuronte gjithënjë sepse nuk ish e mundur të mos e dashuronte.

— Çudi! — tha Vera, në mes të heshtjes që kish plakosur për një çast, — Sonja me Nikolenkën i flasin njeri tjetrit me *ju*, tani, sikur janë të huaj. —

Vërejtja e saj ish e drejtë si gjithëmonë; po prapë; ashtu si kurdoherë, që të gjithëve u erdhi rëndë e s'e ndjenë vetën mirë nga ato fjalë; jo vetëm Sonja, Nikolla dhe Natasha, po edhe kontesha plakë, që i trembej kësaj dashurie të të birit për Sonjën se mos e bënte të humbiste rastin për ndonjë martesë të shkëlqyer me prikë të madhe, u skuq si ndonjë çupkë.

Rostovi u çudit pa masë kur pà Denisovin që erdhi i veshur me uniformën e re, i rruar e i parfumuar, i pispillosur dhe elegant si në betejë; po u çudit akoma më shumë kur e pa që sillej me damat si një kavaljer i përsosur.

## II

Nikolla Rostovin, që ish kthyer në Moskë nga ushtëria, njerëzit e shtëpisë e pritën me krahë hapur si bir të shtrenjtë e të dashur, si hero, si Nikollushkë të adhuruar; të afërmit, — si një djalosh të dashur, të sjellë e simpatik; të njohurit, — si një toger të hijshëm të usarëve, si një valltar të përsosur e si një nga djemtë më të mirë të Moskës për ta bërë dhëndër.

Rostovët njiheshin me tërë shoqërinë e lartë të Moskës; atij viti konti plak kishte mjaft të holla, sepse gjithë pronat e tia i kish vënë peng për herë të dytë. Prandaj Nikollushka tundej e kapardisej majë kalit të tij të zgjedhur, me një palë pantallona kalorësi të modës së fundit e nga më të mirat, sa që në Moskë, s'i kish njeri, e me një palë çizme nga më elegantet, edhe këto të modës më të fundit, me majën fort të ngushtë e me shpore të vogla ergjëndi. E kalonte kohën si jo më mirë, me qejfe e më dëfrime dhe i kënaqej shpirti që po kthehej përsëri në jetën e ëmbël të familjes, pas një kohe mjaft të gjatë. I dukej se tani ishte rritur e qe bërë burrë. Dëshpërimi se kish dalë keq në provim në mësimin e fesë, të hollat që i merrte hua Gavrilit për të paguar një karrocjer, të puthurat që çkëmbenin me Sonjën fshehurazi, — të gjitha këto i kujtoheshin si punë fëmijësh prej të cilave ishte larg tani si qielli me tokën. Tani ishte një toger usarësh me zhaketën të qëndisur me argjënd, me kryqin ushtarak të Shën Gjergjit; stërviste kalin e tij në vrapimet bashkë me disa meraklinj të njohur kuajsh, njerëz të pjekur e të nderuar. Njihej me një zonjë që e kish shtëpinë në bulevard dhe i shkonte vizitë mbrëmanet. Drejtonte mazurkën

në ballo te Arhorovët, bisedonte për luftën me feld-mareshal Kamenskin, vente rregullisht në Klubin anglez dhe i fliste me ti një koloneli dyzetvjeçar, me të cilin e kish njohur Denisovi.

Pasioni i tij për perandorin sikur ishte ftohur pakëz në Moskë, me qënë se nuk e shihte dhe as që kish rast ta shihte. Megjith këtë, kur fliste për perandorin, — dhe fliste shpesh — linte të merrej vesh se nuk i thosh të gjitha e se ndjenjat që ushqente për të ishin një mister i thellë që nuk e kuptonte dot njeri. Ashtu si gjithë Moska, edhe ai e adhuronte me gjithë shpirt Aleksandrin e Parë, „ëngjëllin e mishëruar", siç e quanin moskovitët.

Gjatë asaj kohe të shkurtër që ndenji Rostovi në Moskë, gjer sa u nis për në regjiment, ai nuk iu afrua Sonjës, po përkundrazi u largua prej saj. Ajo ishte shumë e bukur, e ëmbël dhe e këndëshme dhe dukej që e dashuronte me zjarr; po ai ndodhej në atë periodë të rinisë kur të duket se ke kaq shumë gjëra për të bërë sa *s'të mbetet kohë* të merresh me këtë, dhe kur i riu s'do të krijojë lidhje të tilla, se i është e shtrënjtë liria që i duhet për shumë gjëra të tjera. Kur mendonte për Sonjën sa kohë ndenji në Moskë, thoshte: „E dé, se mos është vetëm ajo në këtë botë! Ka plot e plotë të tjera që i ngjajnë dhe mund të më qëllojë rasti të njihem me 'to. Prapë kur të më teket, do të kem kohë të merrem dhe me dashuri, po tani për tani s'ia kam ngenë". Përveç kësaj, duke e ndjerë veten burrë tani, i dukej sikur s'i kish hije të vërtitej pas fustaneve të grave. Vërtet se nuk linte ballo e suaré pa vajtur po tregohej sikur e bënte këto vetëm se e donte puna e jo se i pëlqente. Vrapimet, Klubi anglez, ahenget e qejfet me Denisovin, vizitat *n'atë vënd,* — këto, po! i përshtateshin një usari të ri.

Më të hyrë të marsit konti plak Ilia Andreiç, Rostovi merrej me përgatitjen e një gostie në Klubin anglez për nder të princ Bagrationit.

Konti, veshur me *robdëshambrë*, vente e vinte nëpër sallon duke i dhënë udhëzime ekonomit të klubit dhe Teoktistit të famshëm, kryegjellëbërësit

të Klubit englez, për shpargulet, kastravecët e freskët, luleshtrydhetë, peshkun e mishin e viçit që duheshin për gostinë që do të jepej për nder të princ Bagrationit.

Prej ditës së themelimit të klubit, konti ishte anëtar dhe kryetari i tij. Klubi i kish besuar përgatitjen e gostisë për Bagrationin sepse asnjë tjetër nuk dinte më mirë se ai të organizonte një drekë madhështore e sidomos të vinte të holla edhe nga xhepi po ta donte puna.

Kryegjellëbërësi dhe ekonomi i Klubit dëgjonin me fytyrë të çelur urdhërat e kontit se e dinin që me këtë njeri do të nxirnin fitime të majme si me asnjë tjetër, aq më shumë se kjo ish një gosti që do të kushtonte disa mijë rubla.

— Kështu si të them, hë? Ki mëndjen të mos harrosh kërpurdhat, more vesh?

— Domethënë, do të duhen tri gjellë të ftohta? — pyeti gjëllëbërësi.

Konti ra në mendime.

— Më pak se tri s'është punë që bëhet, tri... *majonezi*... një tha duke përkulur një gisht.

— Dhe na urdhëroni që të blejmë koranët e mëdhenj? — pyeti ekonomi.

— Ç'të bëjmë? Merri, merri, edhe në mos i dhënçin më lirë! Ah, se mënt harrova, o i uruar i Zotit! Na duhet edhe një antipastë tjetër në tryezë. Bobo! m'u bë koka tym! — dhe zuri kokën me të dy duart. — Po lulet kush do të m'i sjellë? Mitinka! Hej, Mitinka! Sulu me vrap, Mitinka, gjer në shtëpinë time jashtë Moskës dhe thuaji kopshtarit, Maksimit të thërresë e të mbledhë menjëherë fshatarët. Porosite që të më dërgojë këtu të gjitha lulet e serave; t'i mbështjellë me shajak. Po të premten dyqind vazo të jenë këto tek unë.

Si dha edhe disa udhëzime të tjera, dolli me qëllim që të vinte të çlodhej në dhomat e konteshëzës, po udhës iu kujtua se duhej porositur diçka tjetër akoma dhe u kthye menjëherë, thiri prapë gjellëbërësin me ekonomin dhe nisi nga urdhërat.

Te praku u dëgjua një hap i lehtë burri, një tringëllimë mamuzesh dhe hyri brënda konti i ri,

i pashëm e i freskët, me mustaqe të holla që kishin filluar t'i nxiheshin: dukej që ish çlodhur dhe e kish marrë veten mirë me atë jetë që bënte në Moskë.

— Ah, djali im, po më merren mëntë, — tha plaku, si i turpëruar e me buzë në gaz. — Të paktën, të më ndihmoje një çikë ti! Na duhen ca këngëtarë. Orkestrën e kam unë, po s'ishte keq të merrnim edhe ciganë, si thua? Juve ushtarakëve ju pëlqejnë këto gjëra.

— Të them të drejtën, baba, nuk besoj që princ Bagrationi të jetë rropatur kaq sa ju tani, kur përgatitej për betejën e Shëngrabenit, — qeshi i biri.

Konti plak bëri sikur u zëmërua.

— Po, më fjalë është kollaj, po pa urdhëro e bëj, të të shohim!

Dhe konti iu kthye gjellëbërësit, i cili, me një fizionomi inteligjente e plot nderime vërente atin e birin me një vështrim të vëmëndshëm e të dashur.

— A i sheh të rinjtë, Teoktist, — i tha. — Qeshin me ne pleqtë.

— Atë moshë kanë, Shkëlqesia Juaj. Ata shikojnë si të hanë sa më mirë, pa se si përgatiten ato, kjo s'është punë e tyre.

— Ashtu është, ashtu, — pohoi konti, e duke zënë të birin nga të dy duart i tha me gëzim: — Ke ardhur pikërisht në kohën e duhur. Merr që tani sajën me dy kuaj, shko te Bezuhovi dhe i thuaj se konti, domethënë Ilia Andreiçi, të dërgoj që t'i kërkosh luleshtrydhe e ananase të freskëta. As që kemi për të gjetur gjetiu. Po të mos jetë në shtëpi, bëju një vizitë zonjushave princesha dhe thuaju atyre. Dhe që andej, dëgjo, një gjë tjetër, shko te Razguljaj — Ipatka — karrocjeri, ti e di se ku — dhe gjej aty ciganin Iljushka, atë që ka kërcyer një herë në shtëpi të kont Orllovit, me një zhaketë të bardhë kozake, të kujtohet? dhe ma sill këtu.

— A ta sjell këtu bashkë me ciganet? — pyeti Nikolla duke qeshur.

— Leri shakatë tani! . . .

Në këtë çast hyri në dhomë Ana Mihaillovna, me hapa të lehta, që s'ndiheshin fare, me fytyrë të

sëndisur e të brengosur e me një pamje të ëmbël e të nënështruar si kurdoherë. Megjithëse s'kish ditë që Ana Mihaillovna të mos e gjente kontin veshur me *robdëshambrë,* atij i vinte rëndë dhe çdo herë i kërkonte ndjesë që ishte veshur ashtu.

— S'ka gjë, i dashur kont, — i tha ajo, duke ulur sytë si e shënjtë. — Te Bezuhovi po shkoj unë. — tha. Pjeri erdhi, dhe, pa dyshim, të gjitha *serrat* e tia do të na i lerë në dorë si t'ishin tonat. Duhet të piqem me 'të me doemos. Më dërgoi një letër të Borisit. Lavdi Zotit, Borisi tani është në shtatmadhori.

Konti u gëzua që Ana Mihaillovna mori përsipër një pjesë të porosive të tia dhe urdhër të mbrehnin për 'të karrocën e vogël.

— I thoni Bezuhovit të vijë, unë do t'i shkruaj. Me të shoqen ka ardhur? — pyeti.

Ana Mihaillovna ngriti sytë në qiell dhe u bë pikë e vrer nga fytyra.

— Ah, miku im, — psherëtiu — lereni ç'e ka gjetur! Po të jenë të vërteta ato që na dëgjuan veshët, është për të thënë Zot na ruaj! Kujt i shkonte kurrë në mëndje një gjë e tillë, në mes të gjitha atyre të mirave! Apo s'është ëngjëll nga shpirti, ëngjëll i bardhë ai Besuhovi! Po, më ther për 'të mu këtu në zemër, po ç'të bëj, s'kam gjë në dorë, s'di si ta ngushëlloj.

— Po ç'ka ngjarë? — e pyetën të dy Rostovët, plaku dhe i riu, me një gojë.

Ana Mihaillovna psherëtiu nga zemra.

— Dollohovi, djali i Maria Ivanovnës. — përshpëriti, — siç tregojnë e thonë, i mori nderin, e turpëroi fare. Pjeri e ka përkrahur, e ka futur në shtëpi të tij në Peterburg, dha ai... ja se ç'vete e bën... Ajo erdhi këtu, dhe ai kokëkrisuri e ndoqi pas, — vazhdoi duke dashur të tregohej sikur i vinte keq për Pjerin, po nga zëri e nga një buzëqeshje e hollë dukej se anonte nga kokëkrisuri, siç e quante ajo Dollohovin. — Thonë se Pjeri e ka humbur fare, është bërë për të vrarë veten.

— Nejse, thuajini të vijë në Klub, thuajini! Të paktën, kështu do ta harrojë një çikë dhëmbjen. Do të jetë një gosti madhështore. —

Të nesërmen, më 3 të marsit, në orën dy pasdreke, dyqind e pesëdhjetë anëtarë të Klubit englez e pesëdhjetë të ftuar prisnin për drekë mysafirin e shtrënjtë dhe heroin e fushatës së Austrisë, princ Bagrationin.

Ditët e para, kur dëgjoi për betejën e Austerlicit, Moska e tërë e humbi fare e s'dinte ç'të thosh. N'atë kohë rusët ishin mësuar aq fort me fitore, sa që, kur erdhi lajmi i një disfate, një palë s'kishin besuar fare, të tjerët e kërkonin shpjegimin e kësaj ngjarjeje kaq të papritur e të çuditëshme në ndonjë shkak të jashtëzakonshëm. Në Klubin englez, ku mblidhej ajka e shoqërisë moskovite, njerëzit më të shquar e nga dyert më të mëdha, që merrnin kurdoherë informata të sigurta dhe u peshonte fjala, në dhjetor, kur filluan të vinin lajme, askush nuk fliste për luftën e për betejën e fundit, sikur që të gjithë e kishin bërë me fjalë të mos hapnin gojë. Ata që u jepnin tonin bisedimeve si kont Rostopçini, princ Juri Vlladimiroviç Dollgoruki, Valluevi, kont Markovi, princ Vjazemski nuk dilnin në klub fare, po mblidheshin herë në këtë, herë në atë shtëpi, në rrethin e tyre të ngushtë, dhe ata nga moskovitët që s'gjykonin dot me trutë e tyre po merrnin mendimin e të tjerëve — midis këtyre ish edhe Ilia Andreiç Rostovi — mbetën për një kohë të shkurtër pa një opinion të caktuar për punët e luftës dhe pa frymëzonjës. Moskovitët e ndjenin se punët nuk shkonin mirë, po ish e vështirë të jepnin një gjykim për këto lajme të këqija, e perandej m'e mira ish të heshtnin. Po pas një farë kohe, si ata anëtarët e trupit gjykues që, passi janë hequr mënjanë për të biseduar, kthehen në sallën e gjyqit të japin vendimin, u dukën sërish njerëzit e mëdhenj që formonin opinionin e Klubit, dhe menjëherë gjuhët u zgjidhën: që të gjithë zunë të flisnin me qartësi e me saktësi. Tani ishin gjetur shkaqet e kësaj ngjarjeje të pabesuar, të padëgjuar e të pamundur, domethanë të disfatës ruse, dhe

çdo gjë ishte e qartë, e në të gjitha qoshet e Moskës filluan të thoshin po ato gjëra. Këto shkaqe ishin: tradhëtia e austriakëve, furnizimi i keq i trupave, tradhëtia e polakut Prshebishevski dhe i francezit Lanzheron, paaftësia e Kutuzovit dhe (kjo thuej me zë të ulët) rinia e papjekuria e sovranit që u kish basuar disa njerëzve të liq e pa pikë vlere. Po trupat, trupat ruse, thoshin që të gjithë, kishin qënë të mrekullishme dhe kishin bërë çudira, kishin kryer heroizma që të linin me gojë hapur. Ushtarët, oficerët gjeneralët ishin treguar heronj. Po heroi i heronjve ishte princ Bagrationi, që ish mbuluar me lavdi me betejën e tij të Shëngrabenit dhe me tërheqjen nga Austerlici, ku vetëm ai kish udhëhequr në rregull të plotë kolonën e tij dhe gjatë tërë një dite kish zmbrapsur një armik dy herë ma të madh në numur. Moskovitët e zgjodhën si hero Bagrationin edhe për arësye se ai ishte i huaj në Moskë e s'kish lidhje me njeri. Në personin e tij nderonin, siç ish e udhës, një ushtar rus të kalitur në betejat, të thjeshtë, pa tarafe e pa intriga dhe emri i të cilit ishte akoma i lidhur, përmes kujtimeve të ekspeditës së Italisë, me emrin e Suvorovit. Përveç kësaj, me tërë këto nderime që i bënin, tregonin më së miri pakënaqësinë dhe antipatinë ndaj Kutuzovit.

— „Sikur Bagrationi të mos ishte, *il faudrait l'inventer*"[1]) — tha ai shakaxhiu Shinshin, duke parodizuar fjalët e Volterit. Për Kutuzovin s'fliste njeri mirë; bile disa e shanin me zë të ulët dhe e quanin „satiri plak" dhe „zhirueta e Oborrit".

Në tërë Moskën përsëriteshin fjalët e princ Dollgorukovit: „thyhej, thyhej, — më në fund thyhesh", që na ngushëllonin për disfatën tonë duke na kujtuar fitoret e para; përsëriteshin gjithashtu fjalët e Rastopçinit: „Ushtarët francezë kanë nevojë të nxiten në betejat me fjalë të mëdha e të përfryra; me gjermanët duhet arësyetuar me logjikë, duke i bindur se të kthesh prapa është më e rrezikëshme se të shkosh përpara; po ushtarët rusë duhet vetëm t'i mbash e t'u lutesh që të shkojnë më me

1) Duhej çpikur.

ngadalë". Nga çdo anë dëgjoheshin gjithënjë episode të reja heroizmi, shembuj të veçantë trimërie që kishin treguar ushtarët dhe oficerët tanë në Austerlic. Ky kish shpëtuar një flamur, ai kish vrarë pesë francezë, një tjetër, fill i vetëm, mbushte e zbraste pesë topa... Për Bergun tregonin, sigurisht ata që nuk e njihnin, se si qe plagosur në dorën e djathtë, kish rrëmbyer shpatën me të majtën dhe ish vërsulur përpara. Për Bollkonskin nuk flitej gjë, dhe vetëm atyre që e kishin njohur nga afër, u vinte keq që kishte vdekur aq i ri, duke lënë të shoqen me barrë në shtëpi të atij marranikut babait të tij.

III

Më 3 mars gjithë sallat e Klubit anglez buçisnin e gjëmonin nga zërat dhe, si ato bletët që roitin në pranverë, anëtarët dhe të ftuarit e Klubit, me uniformë, me *frak*, e ndonjë edhe me flokë të pudrosur e me *kaftan* venin e vinin, uleshin e ngriheshin, mblidheshin grumbull apo përhapeshin. Të pudrosur, me çorape mëndafshi e këpucë llustrina, shërbëtorët të veshur me uniformë qëndronin pranë çdo dere dhe i bënin sytë katër që të vinin re çdo lëvizje të të ftuarve e të anëtarëve të Klubit për t'u ofruar shërbimet e tyre. Shumica e të pranishmëve ishin burra të moçëm e të nderuar, fytyrë-gjërë, hijerëndë e të qetë, të kënaqur nga vetvetja, me duar të mëdha e gishtrinj të trashë, me zë të fortë e gjeste të sigurta. Të ftuarit dhe anëtarët e kësaj kategorie ishin ulur në vendet përkatëse dhe formonin rrethet e tyre të zakonshme e të njohura. Një pjesë e vogël e të pranishmëve përbëhej nga të ftuarit e rastit e sidomos nga të rinjtë, në numrin e të cilëve ishin edhe Denisovi, Rostovi e Dollohovi. Ky i fundit ishte bërë përsëri oficer i regjimentit Semjonovski. Fytyrat e të rinjve, e sidomos të ushtarakëve, kishin atë shprehje respekti përbuzës ndaj pleqve që duket sikur i thotë brezit të vjetër: „ne ju çmojmë dhe ju nderojmë me gjithë zemër, po ju mos harroni, ama, se e ardhmja është e jona".

Midis të pranishmëve ndodhej edhe Nesvicki, se ishte një nga anëtarët e vjetër të Klubit. Pjeri, që me urdhër të së shoqes i kish lënë flokët t'i rriteshin, që s'mbante më syze dhe qe veshur sipas modës, sillej nëpër sallat me një fytyrë të brengosur e të vrarë si njeri i poshtëruar. Edhe aty ish rrethuar, si kudo, nga një turmë njerëzish që i përkuleshin pasurisë së tij, kurse ai i trajtonte që të gjithë me një moskokëçarje përbuzëse që tregonte se tani ish mësuar të sundojë.

Nga mosha e tij i takonte të rrinte me të rinjtë, po nga pasuria dhe lidhjet shoqërore që kish, bënte pjesë në grupin e të ftuarve të moçëm e më të nderuar, ndaj edhe kalonte nga një grup në tjetrin. Pleqtë më të shquar ishin mu në mes të grupeve, ku afroheshin me ndrojtje edhe të panjohurit që të dëgjonin se ç'thoshin këta njerëz kaq të mëdhenj. Grupet më të mëdha ishin formuar rreth kontit Rastopçinit, Valluevit dhe Narishkinit.

Rastopçini tregonte se rusët i kish mbytur rrëkeja e austriakëve të thyer që iknin nga sytë këmbët, e se u qe dashur të hapnin një shteg me bajonetat në duar përmes turmës së arrakatëve.

Valluevi thoshte në konfidencë se kishin nisur Uvarovin nga Peterburgu që të merrte vesh opinionin e moskovitëve për betejën e Austerlicit.

Në grupin e tretë Narishkini fliste për një mbledhje të këshillit austriak të luftës, gjatë së cilës Suvorovi kish këcyer si këndez duke thirrur e duke britur si përgjigje për marrëzitë që thoshin gjeneralët austriakë. Ai dreq Shinshin, që s'i rrinte gjuha rehat, kur dëgjoi kështu deshi të tallej duke thënë se Kutuzovi, me sa dukej, s'kish mundur të mësonte nga Suvorovi as artin e kollajshëm që të këcente e të bërtiste si këndezi; po pleqtë e vështruan rreptë duke i dhënë të kuptonte me ato vështrime se aty, e sidomos atë ditë, nuk bënte të zinte fill Kutuzovin.

Konti Ilia Andreiç Rostovi, i nxitur sikur e prisnin një mijë punë, kalonte duke hequr fësh-fësh çizmet e tij të buta nga salla e gostisë në sallonin e pritjes, duke përshëndetur me ngut dhe krejt në një

mënyrë njerëzit me rëndësi e pa rëndësi; ai njihej me të gjithë, dhe duke kërkuar me vështrim herë pas here figurën e hijshme dhe të hedhur të të birit, e sodiste, i gëzohej dhe ia bënte me sy. Nikolla Rostovi qëndronte më këmbë pranë një dritareje me Dollohovin, të cilin sapo e kish njohur dhe mburrej që e kish bërë mik. Konti plak u vajti pranë dhe i shtrëngoi dorën Dollohovit.

— Të lutem na urdhëro nga shtëpija, ja, ti njihesh me tim bir... dhe të dy bashkë, atje, kini bërë çudira... A! Vasil Ignatiç... Ngjatjeta, miku im, — tha, duke iu kthyer një plakëruqi që po kalonte; po s'pati kohë ta mbaronte përshëndetjen se që të gjithë lëvizën nga vëndi, dhe një shërbëtor, duke rendur me fytyrë të tmerruar, lajmëroi: — shkëlqesitë e tyre erdhën! —

U dëgjuan zile që tringëllinin; pleqtë u derdhën përpara të ftuarit, të përhapur nëpër sallat e ndryshme, u mblodhën xhumbë e u ndalën në sallonin e madh pranë dyerve.

Në pragun e hajatit u duk Bagrationi, pa kapelë e pa shpatë, që, sipas zakoneve të Klubit, i kish lënë në dhomën e portjerit. Nuk e kish atë beretën prej lëkure dashi si kalmukët dhe as kamshikun kozak shkuar krahë-qafë sikundër e kish parë Rostovi natën para betejes së Austerlicit: kish veshur një uniformë të re e të ngushtë me dekoratat ruse e të huaja e me kryqin e Shën Gjergjit në anën e majtë të kraharorit. Dukej që sapo i kish qethur flokët dhe favoritat dhe kjo ia shëmtonte një çikë fizionominë. Në fytyrën e tij kish diçka të pafajshme e gazmore si për ditë feste, diçka që, në kundërshtim me tiparet e tia të forta e burrërore, i jepte një shprehje disi qesharake. Bekleshovi dhe Fjodor Petroviç Uvarovi që kishin ardhur bashkë me 'të u ndalën përpara prakut, duke dëshiruar që ai, si i ftuari kryesor, të hynte i pari. Bagrationi u turbullua dhe ngurroi duke mos dashur të përfitonte nga nderi që i bënin. Po si ngurroi një hop, Bagrationi kaloi i pari. Ecte në dyshemenë e ndritëshme të sallës së pritjes me ndrojtje e me ngathtësi duke mos ditur si t'i mbante duart: dukej që

nuk ish mësuar nëpër festa e gosti e se e kish më lehtë të ecte nën plumbat nëpër një arë të lëruar, siç kishte bërë në Shëngraben përpara regjimentit të Kurskut. Pleqtë i duallën e priten te dera e parë, duke i thënë disa fjalë për t'i shprehur gëzimin që ndjenin se shihnin një mysafir kaq të shtrenjtë e të dashur; dhe pa pritur përgjigjen e tij, e rrethuan si njeriun e tyre dhe e shpunë në sallon. Po në derën e sallonit nuk mund të kaloje nga grumbulli i anëtarëve dhe i të ftuarve që ishin mbledhur xhumbë e po shtypeshin, duke kërkuar të shihnin, përmbi supet e njeri tjetrit Bagrationin sikur ky të qe ndonjë çudi e zbritur nga qielli. Konti Ilia Andreiçi, më me energji nga gjithë të tjerët, duke qeshur e duke thënë: „Hapu, mon *cher*[1]), hapu, bëj mënjanë", e shtyu turmën i çoi mysafirët në sallon dhe i vuri të ulen në kanapenë e mezit. Njerëzit më të çquar, anëtarët më me rëndësi të Klubit englez i rrethuan menjëherë të porsa ardhurit. Kont Ilia Andreiçi, duke hapur sërish një shteg përmes turmës, dolli nga salloni dhe u kthye pas një minute me një anëtar të komitetit të Klubit; mbante në duar një dhisk të madh ergjëndi që ja paraqiti princ Bagrationit. Mbi dhisk ishte një fletë kartë, ku ishin radhitur vargje kushtuar heroit. Bagrationi, duke parë dhiskun, hodhi sytë rrotull i tmeruar, sikur kërkonte ndihmë e mbështetje: po në gjithë vështrimet e të pranishmëve lexoi vullnetin që ai të nënshtrohej. Duke parë se s'kish si të bënte ndryshe, Bagrationi mori me të dy duart dhiskun, vendosmërisht, dhe e vështroi si me inat e me qërtim kontin që ia kish sjellë. Dikush, i gatshëm për t'i shërbyer, me një mirësjellje fisnike ja hoqi nga duart (përndryshe, ai dukej se kish niet ta mbante gjer sa të ngrysej e të shkonte në tryezë me dhiskun në dorë) dhe i tërhoqi vëmëndjen në vargjet. „Mirë dé, po i lexoj" u duk sikur tha Bagrationi dhe, duke ngulur sytë e lodhur mbi kartën, zuri të lexonte, hijerëndë e i përqëndruar. Po u ngrit autori vetë, mori vargjet dhe zuri t'i lexojë. Princ Bagrationi uli kokën dhe nisi të mbante vesh.

1) I dashur.

*E kohës s'Aleksandrit ji lavdia*
*Dhe fron' e Titit tonë na e mbro!*
*Ji shef i tmershëm, burrë plot vetia,*
*Rifé[1]) n'atdhe, Qesar në luftë, hero!*

*Po, dhe nafakë-madhit Napolon,*
*Q'e pa se ç'do me thënë Bagratjon,*
*Me Alqidët[2]) rusë më s'i shkon e tia...*

Po autori s'e kish mbaruar akoma leximin, kur një maxhordom thirri me zë të fortë „Dreka është gati!" U hap dera dhe nga salla e ngrënies buçitën notat e muzikës polake:

*Bubullo, zëri i fitores,*
*Ngazëllohu, rus kreshnik![3])*

Konti Ilia Andreiçi pà një herë me inat autorin që po vazhdonte të lexojë, dhe pastaj u përkul përpara Bagrationit. Që të gjithë u çuan, duke e ndjerë se dreka kishte rëndësi më shumë se vargjet, dhe Bagrationi përsëri, në krye të të gjithëve, u drejtua në tryezë. Mu në kry të vendit, midis dy Aleksandërve, — Bekleshovit e Narishkinit, — që kish edhe kjo kuptimin e vet në lidhje me emrin e perandorit, vunë Bagrationin; treqind veta zunë vënd në sallonin e ngrënies sipas shkallës dhe rëndësisë së tyre; njerëzit më të çquar e nga dyert më të mëdha ishin sa më pranë mysafirit që donin të nderonin... gjë fare e natyrëshme, si ujët që vete e mblidhet aty ku trualli vjen më i thellë.

Pikërisht përpara se të fillonin të hanin, kont Ilia Andreiçi i paraqiti të birin princit. Bagrationi e njohu dhe i tha ca fjalë pa lidhje e pa lezet si gjithë ato që kish thënë asaj dite. Kont Ilia Andreiçi i shikonte të gjithë, tërë gaz e krenari, në kohën

---

1) Ky bejtexhi pseudo-klasik i njihte mirë autorët e tij: Rifeu është një shok i Enesë që del vetëm për një çast në Eneidën, II, 339, 394, 426. (Sh. i përk.)
2) Pasardhësit e Irakut ose Herkulit. (Sh. i përk.)
3) Kantatë e Derzhavinit: Ode mbi marrjen e Ismailisë (1791); popullarizuar nga një „poloneze" e Zhosef Kozlovskit, ajo lojti për një kohë të gjatë rolin e himit kombëtar rus. (Sh. i përk.).

që Bagrationi fliste me të birin. Nikolla Rostovi me Denisovin dhe me shokun e tij të ri Dollohovin u ulën bashkë pothuaj aty nga mezi i tryezës. Përballë kishin Pjerin pranë princ Nosvickit, Kont Ilia Andreiçi zuri vend përkundrejt Bagrationit me anëtarët e tjerë të komitetit të Klubit, dhe i shërbente princit; ai përfaqësonte me personin e tij mikpritjen moskovite.

Mundimi nuk i vajti kot. Gjellët ishin të mrekullishme si nga zgjedhja ashtu edhe nga shija, po ai prapë kish frikë se vallë do të dilte faqebardhë dhe nuk mundi të qetësohej gjersa mori fund dreka. I shkelte syrin maxhordomit, u jepte urdhëra me zë të ulët kamerjerëve dhe priste me frikë se ç'përshtypje do të bënte çdo gjellë që kish porositur. Të gjitha ishin të sosura nga çdo pikëpamje. Në gjellën e dytë, bashkë me një alamet korani — kur e pa, Ilia Andreiçi u skuq nga gëzimi e nga turpi) — kamerjerët zunë të hapnin shishet e të shtinin *shampanjë*. Pas peshkut, që bëri një farë përshtypje, kont Ilia Andreiçi këmbeu një vështrim me anëtarët e tjerë të komitetit të Klubit. — Kemi shumë dolli për të ngritur, më mirë t'ia fillojmë që tani! — pëshpëriti dhe, duke marrë gotën në dorë, u çua. Të gjithë heshtën dhe mbajtën vesh ç'do të thoshte.

— Për shëndetin e Madhërisë së Tij Perandorit! — thirri, dhe menjëherë sytë e tij xhananë u mbushën me lotë gëzimi dhe entusiazmi. Po në këtë çast ia filloi orkestra: „*Bubullo, zëri* i fitores". Të gjithë u çuan më këmbë e bërtitën urra! dhe Bagrationi klithi urra! ashtu sikundër kish klithur në fushën e betejës së Shëngrabenit. Zëri i Rostovit të ri, të dehur nga entusiazmi, buçiste e ndihej përmbi gjithë ata tre qind zëra. Mënd qante. — Për shëndetin e Madhërisë së Tij Perandorit — bërtiste — urra! — Si e shkundi me një frymë gotën me *shampanjë*, e hodhi në dysheme. Shumë të tjerë ndoqen shembullin e tij. Britmat e forta vazhduan një copë herë. Kur zërat heshtën, kamerjerët mblodhën kupat e thyera e që të gjithë zunë të uleshin e të bisedonin, akoma me buzë në gaz për entusiazmin që i pat rrëmbyer.

Kont Ilia Andreiçi u çua sërish, i hodhi një sy një letre që kish pranë pjatës së tij, dhe ngriti dolli për shëndetin e heroit të fushatës së fundme të luftës, princ Pjetër Ivanoviç Bagrationit, dhe përsëri sytë e kaltër të kontit u mbushën me lotë „Ura!" britën prapë zërat e treqind të pranishmëve, dhe në vend të muzikës buçitën zërat e korit që këndonte një kantatë që e kish kompozuar Pavl Ivanoviç Kutuzovi:

*Gjë s'e ndal, jo, hovin tonë:*
*Trimëria korr fitore!*
*Vendi ka Bagrationë,*
*Gjith armiqt i mposhtim prore!*

Me të mbaruar kori, ia filluan sërish shëndetet dhe kont Ilia Andreiçi sa vinte po mallëngjehej e ngashërehej mé shumë; për herë e më fort, përherë e më lart ushtuan britmat, përherë e më i madh bëhej numuri i gotave të përplasura përdhé. Të ftuarit ngritën dolli për shëndetin e Bekleshovit, Narishkinit, Uvarovit, Dollgorukovit, Apraksinit, Valluevit, për shëndetin e antarëve të komitetit të Klubit, për shëndetin e gjithë anëtarëve të Klubit, për atë të gjithë të ftuarve dhe më në fund, më vete, për shëndetin e organizatorit të gostisë, kont Ilia Andreiçit. Në këtë dollinë e fundit konti nxori shaminë dhe, duke mbuluar fytyrën, u mbyt në lotë.

## IV

Pjeri qe ulur përkundrejt Dollohovit dhe Nikolla Rostovit. Hante shumë, si i panginjur, dhe pinte shumë si gjithënjë. Po ata që e njihnin mirë shihnin tek ai asaj dite shënjat e një ndryshimi të madh. Ai s'hapi gojë sa kohë zgjati dreka; picërronte sytë me vetulla të vrënjtura dhe vështronte rrotull, ose, me vështrimin të mbërthyer diku në nji pikë dhe krejt i hutuar, fshinte hundët. Fytyrën e kish të zymtë e të brengosur. Dukej sikur as shihte as

dëgjonte se ç'po bëhej rrotull tij po vetëm mendonte e mendonte për diçka të hidhur që e hante përbrënda e që s'i jepte dot udhë.

Ky problem i pazgjidhur që e mundonte i qe çpifur nga disa rromuze që i kish dëgjuar në Moskë nga princeshëza Katja se gjoja Dollohovi na e paskej qumësht e mjaltë me konteshën Bezuhova e nga një letër anonime që kish marrë atë mëngjes e që thosh, me atë tonin e poshtër e thumbonjës që i karakterizon gjithë letrat anonime, se atë s'e linin gjyslyket të shikonte e se marrëdhëniet e së shoqes me Dollohovin i dinte i madh e i vogël dhe vetëm për atë, Pjerin ishin të fshehta. Pjeri s'u kish zënë besë kurrsesi rromuzeve të princeshezës as edhe letrës, po, tani ish ulur përballë s'e shifte dot me sy Dollohovin. Sa herë që rastësisht vështrimi i tij ndeshte në sytë e bukur e të paturpshëm të Dollohovit, Pjeri ndjente sikur e kafshonte një gjarpër dhe menjëherë kthente kokën nga ana tjetër. Duke sjellë nëpër mend pa dashur të kaluarën e së shoqes dhe qëndrimin e saj me Dollohovin, Pjeri e shihte qartë se ato që thosh letra mund të ishin të vërteta ose të paktën të ngjanin si të vërteta po të mos ishte fjala për të *shoqen, gruan e tij*. Pa dashur i kujtohej se Dollohovi, që e kish fituar sërish gradën pas fushatës së luftës, me t'u kthyer në Peterburg, i kish vajtur, atij Pjerit, në shtëpi. Si shokë të vjetër orgjie që kishin qënë, Dollohovi kish ardhur drejt e tek ai, dhe Pjeri e kish marrë në shtëpi e i kish huajtur pará. Pjerit i kujtohej se Elena kishte shprehur, me buzë në gaz, pakënaqësinë e saj që Dollohovi banonte në shtëpi të tyre; i kujtohej se Dollohovi pa pikë turpi, i lëvdonte bukurinë e Elenës e se ç'prej asaj kohe e gjer sa erdhën në Moskë nuk ish larguar fare prej tyre.

„Po, është shumë i bukur" thosh me vete Pjeri, „e njoh mirë unë. Do të ish një kënaqësi e madhe për 'të sikur të ma nxijë emrin e të tallet me mua, pikërisht sepse unë jam përpjekur për 'të, e kam përkrahur, e kam ndihmuar. Po, e di, e kuptoj se ç'shije do t'i jepte kjo mashtrimit të tij, poshtërsisë së tij, sikur kjo poshtërsi të qe e vërtetë; po

unë nuk e besoj, s'kam të drejtë dhe nuk mund ta besoj." Sillte ndër mend shprehjen që merrte fytyra e Dollohovit kur i hipte gjaku në kokët e tërbohej si në ato minuta kur kish lidhur komisarin pas ariut dhe e kish hedhur nd'ujë, ose kur, pa asnjë arësye, provokonte në duel një të panjohur, apo kur me një të shtënë pisqolle e shtrinte shakull kalin e ndonjë karrocjeri. Kjo shprehje çfaqej shpesh në fytyrën e Dollohovit, kur vështronte Pjerin. „Po, ky është vrasës, është gjakatar", thosh Pjeri me vete, „s'e ka për gjë të vrasë një njeri; kujton se të gjithë i kanë frikë dhe nga kjo i bëhet qejfi puçkë. Ai mbase mendon se edhe unë i kam frikën. Dhe ia kam vërtet", pohonte Pjeri dhe, tek mendonte kështu, i dukej sikur i shkonte e i përdridhej një gjarpën nëpër trup.

Dollohovi, Denisovi dhe Rostovi, ulur që të tre përkundrejt Pjerit dukeshin shumë të gëzuar e më qejf. Rostovi kuvendonte fol e qesh me të dy shokët e tij, prej të cilëve njeri ishte usar i guximshëm e i patrembur dhe tjetri kokëkrisur dhe gjaksor; kohë më kohë vështronte me qesëndi Pjerin, i cili në atë gosti binte në sy me hutimin e tij dhe me atë trup kollosi. Rostovi e shikonte Pjerin me një ndjenjë armiqësore, para se gjithash sepse Pjeri, për atë, ishte një zotëri i pasur borgjez, i martuar me një grua të bukur, dhe, përgjithësisht një njeri pa vlerë; e, së dyti, sepse Pjeri, si i hutuar që ish kurdoherë e aq më fort asaj dite që e kish humbur fare, nuk e kish njohur e nuk ia kish kthyer përshëndetjen. Kur filluan të ngrinin dolli për shëndetin e perandorit, Pjeri, i humbur në mendimet e tia, nuk u çua dhe nuk e mori gotën.

— Ç'bën ashtu? — i briti Rostovi duke ia mbërthyer sytë që i shkëlqenin nga entusiazmi e nga inati. — A nuk dëgjuat? Ngrihet dollia për shëndetin e Madhërisë së Tij Perandorit! —

Pjeri psherëtiu dhe u ngrit pa e kthyer fjalën, shkundi gotën dhe si priti sa u ulën të gjithë, iu drejtua Rostovit me atë buzhqeshjen e tij fëminore.

— E unë nuk ju njoha fare, — i tha. Po Rostovi as që ia vuri veshin: bërtiste urra!

— Pse s'i përgjigjesh? Njihu përsëri me 'të! — i foli Dollohovi Rostovit.

— E ç'e do atë guak! — iu përgjegj Rostovi.

— Duhet ta kesh mirë me burrat e grave të bukura, — tha Denisovi.

Pjeri nuk i dëgjonte ato që thoshin po e kuptonte që flisnin për 'të. U skuq dhe ktheu kokën menjanë.

— E po tani le të pimë për shëndetin e grave të bukura, — thirri Dollohovi; dhe me një shprehje serioze po duke qeshur nënë buzë, me gotën në dorë, iu kthye Pjerit.

— Për shëndetin e grave të bukura, Petrusha, dhe të dashnorëve të tyre, — tha.

Pjeri, me sytë poshtë, pinte nga gota e tij pa e vështruar Dollohovin e pa iu përgjegjur. Kamerjeri që shpërndante kantatën e Kutuzovit, vuri një kopje përpara Pjerit, si një prej të ftuarve më të shquar që ish. Pjeri u mat ta merrte, po Dollohovi u zgjat, ia hoqi nga dora dhe zuri të lexonte. Pjeri, kësaj radhe, e vështroi drejt. Pastaj i uli sytë dhe shtërgata që i kish zjerë në shpirt gjatë gjithë drekës, shpërtheu e plasi më në fund. U zgjat me tërë trupin e tij të rëndë përmbi tryezë.

— Lëshojeni shpejt! — klithi.

Duke dëgjuar këtë klithmë e duke parë se kujt i drejtohej, Nesvicki dhe i ftuari që ish ulur më të djathtë të Pjerit, të trembur që të dy, ndërhynë me të shpejtë dhe i folën Bezuhovit.

— Mjaft, mjaft! Ç'patët? Qetësojuni! — pëshpërisnin zëra të trembur.

Dollohovi vështroi Pjerin me sytë e tij të bardhë, të qeshur e mizorë dhe bënte buzën më gaz sikur donte të thoshte: „Ja, kështu të dua!"

— Nuk e lëshoj, — iu përgjegj prerë e çkoqur.

I verdhë nga inati, — buzët i dridheshin — Pjeri ia rrëmbeu kopjen nga duart.

— I poshtër!... Faqezi!... Të thërres në duel! — i tha dhe, duke larguar karrigen, u ngrit nga tryeza.

Po në at çast qe Pjeri sillej ashtu dhe nxirte nga goja ato fjalë, e ndjeu se problemi i fajsisë të së

shoqes që e kish munduar aq shumë këto ditët e fundit qe zgjidhur përfundimisht e qe vërtetuar pà pikë dyshimi. Tani e urrente dhe do të ndahej për gjithmonë prej saj.

Megjithëse Donisovi iu lut të mos përzihej në këtë punë, Rostovi pranoi t'i dilte dëshmitar Dollohovit dhe pas gostisë bisedoi me Nesvickin, dëshmitarin e Bezuhovit, për kushtet e duelit. Pjeri u kthye më shtëpi, dhe Rostovi, Dollohovi e Denisovi qëndruan gjer mbrëmanet vonë në Klub duke dëgjuar ciganët dhe këngëtorët.

— Kështu pra, nesër në Sokolniki, tha Dollohovi duke u ndarë me Rostovin te shkallët e Klubit.

— Dhe e ndjen veten të qetë? — e pyeti Rostovi.

Dollohovi u ndal.

— Shiko, dëgjo të të them me dy fjalë tërë sekretin në punë dueli. Po u përgatite për një duel dhe shkruan dhjatën e bën letra mallëngjyese për prindërit, po vajte me mëndje se mund të të vrasin, je i tëri budalla dhe e ke të humbur davanë; përkundrazi, po të shkosh i vendosur se do të vraç kundërshtarin sa më parë, aherë e ke punën në vijë dhe çdo gjë është në rregull, siç më thosh ai gjahtari ynë i arinjve nga Kostroma. „Eh, — thosh — si të mos kesh frikë nga një ari? Po, sa e sheh të ikën edhe frika dhe trëmbesh vetëm se mos të shpëton nga dora!" Ja, kështu bëj edhe unë. A demain, mon cher![1])

Të nesërmen më ora tetë të mëngjesit, Pjeri me Nesvickin mbërritën në pyllin e Sokolnikit dhe i gjetën aty Dollohovin, Denisovin e Rostovin. Pjeri kishte pamjen e një njeriu që bluante në kokë të tij gjithfarë mendimesh që s'kishin aspak lidhje me duelin e çastit. Fytyra e tij e flashkët dhe e squllët ish e verdhë. Dukej që s'kish fjetur asaj nate. Vështronte rrotull pa e pasur mëndjen dhe vrënte vetullat sikur i vriteshin sytë nga një diell shumë i shkëlqyer. Dy mendime e kishin përpirë tërësisht:

---

1) Mirupafshim nesër, i dashur!

faji i së shoqes, për të cilin, pas kësaj nate pa gjumë, nuk dyshonte aspak, dhe pafajsia e Dollohovit, që s'kish pse t'i vinte keq për nderin e një të huaji. „Mbase kështu do të bëja dhe unë po të isha në vënd të tij", thosh Pjeri me mëndje të vet: „Jo mbase, po me siguri kështu do të kisha bërë; pra, përse ky duel? kjo vrasje? Ja unë do ta vras atë, ja se ai do të më qëllojë mua në kokë, në dorë apo në këmbë. Të ikij që këtu, t'ua mbath këmbëve, të futem më ndonjë shtrofkë", i shkrepte nëpër mëndje. Po pikërisht në ato çaste kur i shkonin të tilla mendime në kokë, pyeste me gjakftohtësinë më të madhe e pa e pasur mendjen aty, me një pamje fare të qetë që i frymëzonte respekt atij që e shihte: „Gati? S'kemi ç'presim!".

Kur çdo gjë ishte gati, kur shpatat u ngulën në dëborë për të caktuar kufirin gjer ku do të afroheshin kundërshtarët ballë njeri tjetrit dhe kur pisqollat u mbushën, Nesvicki iu qas Pjerit.

— Unë nuk do ta kryeja detyrën time, kont, — i tha me zë të ndrojtur, — dhe nuk do të isha i denjë për besimin dhe nderin që më bëtë duke më zgjedhur si dëshmitarin tuaj, në qoftë se në këtë çast kritik, shumë kritik, nuk do t'ju thosha gjithë të vërtetën. Unë besoj se ky duel s'ka arësye të mjaftueshme dhe është e kotë të derdhet gjak... Ju e kishit gabim, s'kishit aspak të drejtë, u nxehët përnjëherësh...

— Po, po, budallallëk ishte... — tha Pjeri.

— Ahere më lejoni t'u transmetoj keqardhjen tuaj, dhe unë jam i bindur se kundërshtarët tuaj do të pranojnë menjiherë që t'u kërkoni ndjesë, — tha Nesvicki (i cili, ashtu si dhe pjestarët e tjerë të ndeshjes e si të gjithë në raste të tilla, nuk besonte akoma se do të arrinte puna gjer atje sa të bëhej dueli me të vërtetë). — Ju e dini, kont, se është shumë më fisnike të njohim gabimin tonë se sa ta shtyjmë punën gjer atje ku s'ka më ndreqje. Aty s'pati fyerje nga asnjë anë. Më lejoni të bisedoj e të merrem vesh...

— Jo, përse të bisedoni? — ja preu Pjeri. — Njësoj është, s'prish punë... Kështu, pra, gati jemi?

— shtoi. — Ju më thoni vetëm ku duhet të shkoj e si të shtie, — tha, me një buzëqeshje të ëmbël.

Mori pisqollën dhe filloi ta pyeste Nesvickin se si duhej hequr këmbëza, se gjer asaj dite s'kish zënë kurrë kobure me dorë, po nuk donte ta rrëfente.

— A, po, tamam, e di, më kish dalë nga mëndja, — tha.

— S'kërkoj ndjesë me asnjë mënyrë, — ia priste Dollohovi Denisovit, që kish bërë, edhe ai nga ana e tij, një orvatje për pajtim; edhe Dollohovi u drejtua te vëndi që i qe caktuar.

Vëndi i ndeshjes ishte zgjedhur nja tetëdhjetë hapa larg rrugës ku kishin qëndruar sajat, në një lirishte të vogël në mes të një pylli me pishë, mbuluar nga një dëborë e butë, se prej disa ditësh kish filluar të çkritet. Kundërshtarët ishin dyzet hapa larg njeri tjetrit, në anët e kundërta të lirishtes. Dëshmitarët, duke matur hapat kishin lënë gjurmë këmbësh në dëborën e çkrifët, prej vëndit ku ndodheshin kundërshtarët e gjer te shpatat e Nesvickit e të Denisovit, që tregonin kufinin, të ngulura dhjetë hapa larg njera tjetrës. Moti ish i butë dhe me mjegull. Dyzet hapa më tutje nuk shihje gjë. Qysh prej tri minutash çdo gjë ishte gati, e megjithkëte s'po fillonin të gjithë heshtnin.

V

— E, pra, fillojmë! — tha Dollohovi.

— Mirë, pse jo? — tha Pjeri gjithë me buzë në gaz.

S'kish më shpëtim. Ish e qartë se kjo punë që ish nisur pa e peshuar me mëndjelehtësi, do të shkonte gjer në fund pa e ndaluar dot njeri. Ajo nuk varej tani nga vullneti i njerëzve: ajo do të kryhej pa derman si diçka fatale. Denisovi, i pari, vajti gjer te kufiri dhe thirri:

— Me qënë se kundërshtarët nuk deshtën të pajtohen, iu lutemi të fillojnë; le të marrin pisqollat dhe në komandën tre të fillojnë t'i afrohen njeri tjetrit.

— Një! Dy! tre! ... briti me inat Denisovi dhe u hoq mënjanë.

Të dy kundërshtarët bënë përpara nëpër shtegun e hapur në dëborë duke u afruar përherë e më shumë e duke e çqojtur njeri tjetrin nëpër mjegull. Kishin të drejtë, duke iu qasur njeri tjetrit gjer te kufiri, të shtinin kur të donin. Dollohovi ecte me ngadalë, pa e ngritur pisqollën, duke i ngulur sytë e tij të qartë, të shkëlqyer e të kaltër në fytyrën e kundërshtarit. Një buzëqeshje e lehtë i endej si gjithënjë në fytyrë.

Në komandën *tre* Pjeri bëri përpara me hapa të shpejta, duke dalë nga shtegu i hapur e duke ecur në dëborën e pashkelur, Pjeri e mbante pisqollën duke e shtrirë përpara krahun e djathtë sikur kish frikë se mos i shkrehej në dorë e vriste veten. Dorën e majtë e mbante prapa se i vinte të kapte me 'të dorën e djathtë, dhe e dinte që kjo ish e ndaluar. Si bëri gjashtë hapa dhe dolli nga shtegu i hapur në dëborën e pashkelur, vështroi poshtë te këmbët, vështroi sërish me të shpejtë Dollohovin dhe, duke përkulur gishtin siç e kishin mësuar, e shkreu. Me që nuk e priste një zhurmë aq të fortë, Pjeri u hodh përpjetë, pastaj qeshi me vete që u trëmb, dhe u ndal. Tymi, shumë i dendur për shkak të mjegullës, nuk e la të shihte për një çast; po krisma e dytë që priste nga ana e kundërshtarit nuk u dëgjua. Ndiheshin vetëm çapet e shpejta të Dollohovit dhe, përmes tymit u çqua silueta e tij. Me një dorë mbante ijen e majtë, me tjetrën shtrëngonte pisqollën e ulur poshtë. Fytyra e tij ish e zbetë. Rostovi u sul e diç i tha.

— Jo... o... o, — shkrofëtiu nëpër dhëmbë Dollohovi, — jo, s'ka marrë fund, — dhe si bëri akoma disa çape çalëçalë e si ndonjë i dehur gjer te shpata, ra pranë saj në dëborë. Dora e majtë i qe gjakosur dhe ai e fshiu pas zhaketës e u mbështet mbi 'të. Fytyrën e kish të zbetë, të zymtë, të vrenjtur dhe po dridhej.

— Ju lu... — filloi Dollohovi; po s'mundi ta mbaronte me një frymë. — Ju lutem, — tha me zor.

Pjeri, që mezi i mbante dënesat dhe lotët, u sul drejt tij e desh ta kaptojë distancën që ndante të dy kufitë, kur Dollohovi thirri: „te caku!" dhe Pjeri, duke e kuptuar, u ndal pranë shpatës së anës së tij. Vetëm dhjetë hapa i ndanin. Dollohovi uli kryet mbi dëborë mbushi gojën si i djegur për ujë, ngriti kokën, drejtoi trupin, mblodhi këmbët e u ul, duke kërkuar nji pikë të sigurtë mbështetjeje. Thithte gjithmonë dëborën që kish futur në gojë, buzët i dridheshin, po prapë i bënte me të qeshur dhe sytë i shkëlqenin gjithënjë nga mundimi që bënte për të mbledhur forcat e fundit e nga inati që i kish hipur. Çoi pisqollën dhe mori nishan.

— Kthehuni anash, mbulohuni me psiqollën, — tha Nesvicki.

— Mbulohuni! — s'u përmbajt dot po i thirri edhe Denisovi kundërshtarit të tij.

Pjeri, me një buzëqeshje të ëmbël keqardhjeje e pendimi, pa u mbrojtur, me këmbët e me krahët të hapur, qëndronte drejt më këmbë përpara Dollohovit, duke pritur plumbin me gjoksin e tij të gjerë pa u druajtur dhe duke e vërejtur i pikëlluar. Denisovi, Rostovi dhe Nesvicki kapsallitën sytë. Po në atë çast dëgjuan një krismë dhe një britmë të egër të Dollohovit.

— S'e zuri! — çryu Dollohovi, dhe u këput e ra me fytyrë në dëborë.

Pjeri zuri kokën me të dy duart, u kthye, hyri në pyll dhe, duke çarë dëborën e thellë, fliste me vete e thosh disa fjalë pa kuptim e pa lidhje.

— Marrrëzi! ... Marrëzi! Vdekja ... gënjeshtra ... jepte e merrte duke rrudhur ballin.

Nesviski e arriti dhe e morri e çoi në shtëpi.

Rostovi me Denisovin ngritën të plagosurin.

Dollohovi dergjej i shtrirë në sajë, me sytë të mbyllur dhe nuk u përgjigjej pyetjeve që i bënin; po kur hynë në Moskë, u shkund papritur dhe, duke ngritur kokën me mundim, i kapi dorën Rostovit që i rrinte pranë. Rostovi u çudit kur e pà: dukej sikur qe shpërfytyrar; një shprehje dhëmbshurie e përmballimi të thellë ia ëmbëlsonte e ia zbuste tiparet.

— Ç'ke? Si e ndjen veten? — e pyeti Rostovi.

— Shum keq! Po nuk është aty fjala, miku im, — tha Dollohovi me zë të prerë. — Ku jemi? Jemi në Moskë, e di. Për mua, s'ka gjë. Po për atë... unë e vrava, e vrava me duart e mia... Ajo s'do ta durojë dot këtë dhëmbje! Jo, nuk do ta durojë dot...

— Kush? — deshi të dinte Rostovi.

— Nëna ime. Nëna ime, ëngjëlli im, ëngjëlli im i adhuruar, nëna ime. — Dhe Dollohovi zuri të qajë, duke shtrënguar dorën e Rostovit.

Si e mblodhi një çikë veten dhe e shtroi gjakun, i shpjegoi Rostovit se jetonte me të ëmën e se, sikur e ëma ta shikonte më atë ditë, do t'i mbetej zemra në vënd... I lutej Rostovit me lotë në sy që të shkonte më parë te ajo e ta përgatiste duke ia thënë me marifet.

Rostovi shkoi më parë që t'i plotësonte dëshirën dhe u çudit kur mori vesh me këtë rast se Dollohovi, ky sherret e ky kapadai, jetonte në Moskë bashkë me të ëmën plakë e me një motër kurrizdalë e se ishte një nga bijtë e nga vëllezrit ma të dashur e më të dhëmshur.

## VI

Kohët e fundit Pjeri rrallë takohej me të shoqen vetëm për vetëm. Si në Peterburg ashtu edhe në Moskë shtëpia e tyra ishte plot me të ftuar. Natën pas duelit, siç bënte shpesh herë, nuk hyri në dhomën e gjumit, po qëndroi në studion e madhe të të jatit, në atë dhomë ku kish vdekur kont Bezuhovi.

U shtri në kanape dhe deshi të flinte që t'i harronte të gjitha ato që kishin ngjarë, po gjumi nuk e merrte. Në shpirtin e tij shpërtheu një stuhi e tillë ndjenjash, mendimesh e kujtimesh, sa që jo vetëm s'mund të flinte po as nuk mund të qendronte dot pa lëvizur, dhe u shtrëngua të brofte nga kanapeja e të bënte xhiro nëpër dhomë me çape të shpejta. Tani i çfaqej Elena në kohën e parë pas

martesës, me supet lakuriq e me vështrimin të lodhur e gjithë afsh, e pastaj menjiherë shihte pranë saj fytyrën e bukur, të paturpshme, tmerësisht tallëse të Dollohovit siç e kish parë në gosti, dhe po atë fytyrë të Dollohovit, të zbetë, duke u dredhur nga ethet e nga dhëmbja, kur ish kërrusur e kish rënë në dëborë.

„Ç'bëra kështu?" pyeste veten. „Vrava *dashnorin*, po vrava dashnorin e sime shoqe. Ja, këtë bëra. Po pse? Si arrita gjer në këtë pikë?" „Se vajte e u martove me 'të", i përgjigjej një zë i brëndshëm.

„Po ç'faj kam unë në këtë mes?" pyeste veten. „Ke faj se u martove me 'të pa e dashuruar, se gënjeve atë dhe veten tënde." Dhe sillte ndër mend sikur e jetonte sërish atë minutë pas darke në shtëpi të princ Vasilit, kur pat shqiptuar ato fjalë që s'i bënte goja t'i thosh: *„Je vous aime!"*[1]) Këtej kishin rrjedhur që të gjitha! „Unë e ndjeja që ahere", mendonte, „e ndjeja që ahere se po bëja një gabim, e se s'kisha të drejtë të bëja një gjë të atillë. Ja, kështu ngjau."

I erdhi ndër mënd muaji i mjaltit dhe i ra të kuqtë. Sidomos një kujtim kish mbetur i gjallë në mëndjen e tij, një kujtim i turpshëm e poshtëronjës për 'të: një herë, pakë kohë pas martesës, në mesditë, në *robdëshambër* të mëndafshtë, kish dalë nga dhoma e kish hyrë në studio: këtu kish gjetur kryeintendentin e tij, i cili iu përkul plot nderim dhe si e pa në fytyrë, hodhi sytë e vështroi robdëshambrin e tij dhe bëri buzën në gaz sikur donte të shprehte me atë buzëqeshje gëzimin që ndjenjte edhe ai për lumtërinë e të zot.

„E sa herë jamë mburrur me 'të, jam mburrur për bukurinë e saj të madhërishme, për taktin e saj mondan, për sjelljet e saja prej zonje të madhe, thosh me vete; mburresha me atë shtëpinë time, ku ajo priste tërë shoqërinë e lartë të Peterburgut; mburresha me bukurinë e saj krenare, që vezullonte si një yll i largët, i paprekshëm. Dhe ja me kë qënkam mburrur! Mua më dukej ahere si-

1) Ju dashuroj!

kur nuk ia kuptoja shpirtin. Sa herë, duke menduar për karakterin e saj, kam thënë me vete se unë e kisha fajin, se unë nuk e kuptoja dot atë njeri, nuk e kuptoja dot atë qetësi të përherëshme, atë kënaqësi të plotë nga vetvetja e atë mungesë të çdo pasioni e dëshire; po ja që zgjidhja e këtij misteri qënkej në këtë fjalë të tmershme: *e korruptuar!* Ajo është një grua e korruptuar: sikur ta kisha thënë këtë fjalë të tmershme çdo gjë do të qe bërë e qartë!

„Anatoli vinte i kërkonte të holla hua dhe e puthte në supat lakuriq. Të holla ajo s'i jepte, po për të puthur e lejonte e s'i thosh gjë. I ati, për shaka, e ngacmonte e mundohej ta bënte xheloze; po ajo, me një buzëqeshje të qetë i thosh se nuk ishte aq e marrë sa të bëhej xheloze: „Le të bëjë si të dojë", thosh për mua. Një herë e pyeta mos kish ndonjë shënjë se kish mbetur me barrë. Ajo zuri të qeshte me përbuzje dhe m'u përgjegj se nuk ishte aq karafile nga mëndja sa të dëshironte të bënte fëmijë e se *nga unë* s'kish për të pasur."

Pastaj i erdhën ndër mënd fjalët e trasha që thoshte, mendimet e saj të paturpshme dhe shprehjet e ulta që i kish në majë të gjuhës, megjithë edukatën që kish marrë në shoqërinë më aristokratike. „S'jam ndonjë budallaqe unë... Provoje vetë po deshe... *allez vous promener*"[1]), — këto ishin shprehjet e saja të zakonshme. Shpesh, duke lexuar në sytë e burrave e të grave, të pleqve e të djemve admirimin që ngjallte, Pjeri nuk e kuptonte dot si bëhej që ai s'ndjente ndonjë dashuri për 'të. „Po unë s'e kam dashur kurrë", thosh Pjeri me vete; „unë e dija s'e kisha të bëja me një grua të çoroditur" përsëriste me vete „po s'kisha guximin ta pranoja. Dhe ja, tani Dollohovi dergjet në dëborë, mundohet të qeshë e ndofta po vdes, duke iu përgjigjur pendimit tim me kapadaillëk!"

Pjeri ish nga ata njerëz që, megjithse duken sikur janë të dobët nga shpirti, nuk i hapen njeriu po e tretin vetë dhëmbjen përbrënda. Hahen me vete të tyre, vuajnë e torturohen, po s'e tregojnë.

---

1) Ik, or, tutje!

„Ajo është shkakëtare për të gjitha, për të gjitha", thosh me vete, „ajo i ka fajet, po ç'dolli nga kjo? Pse të lidhesha unë me 'të? Pse t'ia thosha ato fjalë „*Je vous aime!*"[1]), që ishin një gënjeshtër dhe më keq se gënjeshtër?" qërtonte veten. „Unë e kam fajin, dhe mirë të më bëhet, le t'i duroj... Çfarë? Që m'u bë emri me turp? Që m'u nxi jeta? Këto janë që të gjitha pesë me hiç. Dhe turpi, dhe nderi, — që të gjitha janë konvencionale dhe nuk varen nga unë".

„Luizit të XVI-të i prenë kokën sepse, thoshin ata, ishte kriminel dhe i çndershëm" i erdhi ndër mënd Pjerit „dhe kishin të drejtë nga pikëpamja e tyre, ashtu sikundër kishin të drejtë edhe ata që vdisnin për 'të si martirë dhe vinin në radhën e shënjtorëve. Pastaj i prenë kokën Robespierit se ishte despot. Kush ka të drejtë e kush është fajtor? Askush. Po ti je i gjallë dhe jeton: nesër do të vdesësh, sikundër mund të vdisje aty një orë më parë. A e vlen barra qiranë të hamë veten me dhambë kur jeta që na ka mbetur është vetëm një sekondë në krahasim me përjetësinë?"

Po pikërisht në çastin kur kujtonte se ish qetësuar nga ky farë arësyetimi, *ajo* i çfaqej befas përpara syve të mëndjes, ashtu siç qe në ato çaste kur ai i shprehte më me zjarr dashurinë e tij të gënjeshtërt dhe Pjeri e ndjente se si gjaku i vërshonte në zemër e i duhej të ngrihej sërish, të lëvizte e të thyente e të çirrte sendet që i zinte dora „Pse i thashë: *Je vous aime?*", — përsëriste pa pushim. Dhe si e përsëriti për të dhjetën herë këtë pyetje, i erdhi ndër mënd fraza e Molierit: *„mais que diable allait-il faire dans cete galère?"*[2]) Dhe qeshi me veten e tij.

Natën thirri kamerjerin dhe i dha urdhër t'i bënte gati baullet. E vendosi të nisej për Peterburg. S'e merrte dot me mënd se si mund të fliste tani me 'të. Do të nisej të nesërmen në mëngjez e do t'i linte një letër ku do t'i thosh se kish ndër mënd të ndahej për gjithmonë prej saj.

1) Ju dashuroj!
2) Ju dashuroj? ... Po ç'djall deshi në atë galé (anije lufte)?

Në mëngjes, kur kamerjeri hyri në studio t'i sillte kafenë, Pjeri qe shtrirë i tëri në kanape e po flinte me një libër të hapur në dorë.

U shkund e vështroi një copë herë rrotull, i tmeruar, pa mundur të kuptojë se ku ndodhej.

— Zonja konteshë më dha urdhër të pyes në se shkëlqesia juaj ndodhet në shtëpi, — tha kamerjeri.

Po Pjeri s'pati kohë të vendoste ç'përgjigje do të jepte kontesha veshur me një rrobe atllasi të bardhë qëndisur me argjënd, me flokët krehur sa më thjesht — dy gërsheta të mëdhenja *en diadème*[1] ia rrethonin dy herë kryet e bukur, — hyri në dhomë, e qetë e madhështore; veç një rrudhëzë zemërimi ia vijoste ballin e mermertë pak si të bumbyer. Gjakftohtë si gjithënjë, nuk u rrëmbye e s'hapi gojë në sy të kamerjerit. Kish marrë vesh për duelin dhe vinte tani të kërkonte shpjegime. Priti gjer sa kamerjeri la kafenë dhe dolli jashtë. Pjeri po e vështronte me drojtje përmes syzeve dhe, si ai lepuri i rrethuar nga qentë, që, duke mbledhur veshët, qëndron i strukur e i ngrirë përpara armiqve, ashtu edhe ky provoi të vazhdonte leximin; po e ndjente se kjo ishte e pamundur dhe e kotë; e sërish i hodhi një sy të ndrojtur. Ajo akoma s'po ulej të rrinte dhe e vështronte me një buzëqeshje përçmonjëse, duke pritur gjer sa të largohej kamerjeri.

— Ç'janë këto që dëgjoj? Ç'keni bërë kështu, a s'më thoni? — e pyeti vrazhdë.

— Unë? E ç'kam bërë unë? — ia ktheu Pjeri.

— Ç'janë këto trimërira? Flisni! Ç'ish ai duel? Ç'deshët të tregonit? Ku e kishit hallin, pa më thoni? —

Pjeri u vërtit rëndë mbi kanape, hapi gojën, po s'mundi të përgjigjej.

— Meqë ju s'doni të përgjigjeni, po jua them unë... — vazhdoi Elena. — Ju i besoni të gjitha ato që ju thonë; ju kanë thënë... — Elena zuri të qeshte — se Dollohovi është dashnori im, — tha ajo frengjisht, pa u drojtur fare nga fjalët e tra-

---

1) Si kurorë.

sha që përdorte, duke shqiptuar fjalën „dashnor" njësoj si çdo fjalë tjetër, — dhe ju besuat! E çfarë nxuart në shesh me këtë? Çfarë nxuart në shesh me këtë duel? Treguat vetëm që jeni budalla me gjithë rroba, *que vous êtes un sot*[1]; po as që ish nevoja, se që të gjithë ju dinin. Dhe tani? Tani unë u bëra gazi i gjithë Moskës; tërë bota do thonë se ju, duke qënë i dehur, ju mori erë koka dhe thirrët në duel një njeri, për të cilin s'keni asnjë arësye të jeni xheloz, — Elena po e ngrinte zërin duke u nxehur përherë e më shumë — dhe i cili është më i mirë se ju nga çdo pikëpamje.

— Hëm... hëm... — turfullonte Pjeri duke rrudhur ballin, pa e vështruar e pa bërë asnjë lëvizje.

— E pse besuat se qënka dashnori im... Pse? Se më pëlqen shoqërimi i tij? Sikur të ishit më i zgjuar e më i dashur do të më pëlqente më shumë juaji.

— Mos flisni me mua... ju lutem shumë, — murmuriti Pjeri me zë të ngjirur.

— E pse të mos flas? Mund të flas mirë dhe t'jua them copë përpara syve: të rralla janë ato gra që, me një burrë si ju, të mos zënë dashnorë, *des amants*[2]), po unë prapë nuk e bëra një gjë të tillë, — iu çkreh ajo.

Pjeri diç desh të thoshte, e shikoi me ca sy të çuditshëm, shprehjen e të cilëve ajo nuk e kuptoi, dhe u shtri sërish në kanape. Në këtë çast ai vuante fizikisht: s'merrte dot frymë, i dukej sikur po mbytej. E dinte se diç duhej të bënte që të pushonte kjo dhëmbje, po ajo që donte të bënte ishte tepër e tmershme.

— Më mirë të ndahemi, — tha me zë të prerë.

— Ndahemi, pse jo, vetëm të më bëni përsipër një pjesë të pasurisë, — tha Elena. — Pse, do më trëmbni me ndarjen, a?! —

Pjeri brofi më këmbë dhe, duke u lëkundur si i dehur, i vajti pranë.

1) Që jeni budalla.
2) Dashnorë.

— Ta marr shpirtin! — gërthiti dhe, si rrëmbeu nga tryeza pllakën prej mermeri me një forcë që e çuditi edhe atë vetë, bëri një hap përpara dhe e ngriti mbi kokën e asaj.

Fytyra e Elenës të tmeronte. Thirri e llahtarisur dhe këceu prapa. Pjeri qe bërë si i xhindosur: dukej që ish i biri i t'et. Përplasi në dysheme pllakën e mermertë që u bë copra dhe, duke iu kanosur së shoqes me krahët e hapur, bërtiti: „Jashtë!", me një zë aq të tmershëm sa buçiti gjithë shtëpia e u hyri data gjithë atyre që e dëgjuan. Zoti e di se ç'do të kish bërë Pjeri në atë çast sikur Elena të mos kish marrë vrapin nga dhoma.

Pas një jave Pjeri i bëri një prokurë së shoqes që të gjitha tokat në Rusinë e Madhe, domethënë i dha më se gjysmën e pasurisë si tij, dhe u nis në kryeqytet.

## VII

Kishin kaluar dy muaj që kur kish ardhur në Lisia Gori lajmi i betejës së Austerlicit dhe i shdukjes së princ Andresë, dhe, me gjithë letrat e dërguara me anën e ambasadës dhe tërë kërkimet e bëra, trupi i tij nuk u gjet, dhe as në numurin e robërve nuk ishte... Mbetej një shpresë se mos e kishin ngritur banorët e vendit në fushën e betejës; po edhe ky mendim i shqetësonte pa masë njerëzit e tij, sepse, në këtë rast, ai ndodhej diku, në sherim e sipër a duke vdekur, i fill i vetëm në mes të të huajve, pa mundur të lajmëronte shtëpinë. Gazetat, nga të cilat princi plak kish marrë vesh së parit për disfatën e Austerlicit, kishin njoftuar, si gjithmonë, me fjalë të shkurta dhe të errëta se rusët, pas një sërë luftimesh të shkëlqyera, u sprapsën, dhe se tërheqja ishte bërë në rregull të plotë. Princi plak e kish kuptuar nga këto lajme zyrtare se tanët qenë thyer. Një javë pasi gazetat kishin dhënë lajmin e betejës së Austerlicit erdhi një letër nga Kutuzovi që e njoftonte princin për fatin e princ Andresë. „Biri juaj, përpara syve të mi,"

shkruante Kutuzovit, „me një flamur në dorë në krye të regjimentit, ra si hero, bir i denjë i t'et e i atdheut. Na vjen shumë keq, si mua ashtu edhe gjithë ushtrisë, që nuk dimë akoma në është gjallë apo vdekur. Ushqej shpresën, ashtu si edhe ju, që biri juaj të jetë gjallë, se ndryshe do të figuronte midis oficerëve të gjetur në fushën e betejës, lista e të cilëve m'u dorëzua përmes parlamentarëve".

Princi plak e mori këtë letër aty ndaj mbrëma, kur ndodhej fill i vetëm në studion e tij; të nesërmen në mëngjes dolli, si zakonisht për të bërë shetitjen; po qëndroi i zymtë e s'hapi gojë të fliste as me intendentin, as me kopshtarin e as me arqitektin e, megjithëse dukej i zemëruar, nuk iu çkreh njeriu.

Kur, në orën e zakonëshme, princeshëza Maria hyri në kabinetin e t'et, ky ishte te tornua e po punonte, po nuk u kthye ta vështrojë siç bënte gjithënjë.

— Ah, princeshëza Maria! — tha me nxitim, me një zë të prerë dhe e hodhi tutje daltën. (Rrota po vërtitej akoma nga shtytja që kish marrë. Princeshëza Maria s'e harroi për shumë kohë kërkëllimën regëtinjëse të rrotës, që u shkri në zemrën e saj me ato që ngjanë më pas).

Princeshëza iu afrua, i pa fytyrën, dhe befas e lëshoi zemra sikur i ra pika, sikur iu këput diçka përmbrenda. Sytë iu veshën e iu errën. Nga fytyra e t'et, jo e pikëlluar, jo e vrarë, po e inatosur dhe e çkërmitur nga përpjekja mbinjerëzore që bënte për të mbajtur veten, ajo e kuptoi se u kish rënë mbi kokë ndonjë gjëmë e madhe, mynxyra më e zezë në jetë që ende s'e kish provuar gjer më atëherë, një hatà e pandreqëshme dhe e papërfytyrueshme, vdekja e njeriut më të dashur.

— *Mon père! André!*[1]) — thirri princeshëza e mjerë me një theks pikëllimi e vetmohimi të tillë, sa që i ati s'e duroi dot vështrimin e saj dhe, me një dënesë, ktheu kokën nga ana tjetër.

---

1) Baba! Andrea!

— Më erdhi lajmi. Në numurin e robërve nuk është, në numurin e të vrarëve nuk është. Kutuzovi më shkruan, — klithi me zë të mprehtë, sikur me këtë klithmë donte që ta nxirte jashtë princeshëzën, — është vrarë! —

Princeshëzës as iu muar mëndja, as i ra të fikët... Ish fort e zbetë, po kur dëgjoi këto fjalë, fytyra iu shndërrua dhe diçka i shkëlqeu në sytë e bukur dhe të ndritshëm. U duk sikur një gëzim i madh, një gëzim qiellor që s'kish të bënte me hidhërimet e gëzimet e kësaj bote, erdh e mbuloi pikëllimin e thellë që i zjente përbrënda. Harroi tërë frikën që kishte nga i ati, i vajti pranë, i mori dorën, e tërhoqi pas vetes dhe i hodhi krahët në qafë.

— *Mon père*[1]) — tha. — Mos u largoni nga unë, të qajmë bashkë.

— Maskarenjtë! Faqezestë! — buçiti plaku duke larguar fytyrën. — Muarën më qafë ushtrinë muarën më qafë njerëzit! Përse? Shko, shko i thuaj Lizës.

Princeshëza u lëshua si e këputur në një kolltuk pranë t'et dhe zu të qante. E shihte të vllanë ashtu siç e kish parë në çastin e ndarjes kur ish përshëndetur me 'të e me Lizën, me atë pamjen e tij hem të ëmbël hem krenare. E shihte siç e kish parë në atë çast kur, me dhëmshuri e qesëndi, kish varur në qafë figurëzën. „A besonte vallë? A ish penduar për pabesimin e tij? A ishte atje tani? Atje në vëndin e paqes dhe lumturisë së amëshuar?" mendonte ajo.

— *Mon père*[2]), thomëni si ndodhi? — pyeti duke qarë.

— Shko, shko, u vra në një betejë, ku vdiqën bashkë me lavdinë e Rusisë dhe njerëzit tanë më të mirë. Shkoni, princeshëza Maria. Shko e i thuaj Lizës. Po vij dhe unë. —

Kur princeshëza Maria u kthye nga kabineti i t'et, princesha vogëloshe ish ulur e po rrinte në

---

1) Baba
2) Baba!

tryezën e punës dhe e vështroi me një sy të qetë e të kënaqur, siç vështrojnë zakonisht gratë me barrë. Dukej sheshit se sytë e saj nuk e shihnin princeshëzën Maria, po shikonin brënda në vetën e saj, sodisnin misterin e lumur që kryhej aty.

— Mari, — tha duke lënë qerthullin e duke lëshuar trupin prapa, — më jep këtu dorën. —

Mori dorën e princeshëzës dhe e vuri mbi bark. Sytë i qeshnin; duke ndenjur në pritje, buza e vogël e sipërme me push i qe ngritur pakëz dhe qëndronte ashtu me një shprehje lumturie fëminore.

Princeshëza Maria ra më gjunjë përpara saj dhe fshehu fytyrën në palat e fustanit të së kunatës...

— Ja, ja, e ndjen? Sa çudi më duket. A e di, Mari, do ta dua shumë, ah, sa do ta dua! — tha Liza, duke e parë të kunatën me sytë që i shkëlqenin nga lumtëria.

Princeshëza Maria s'mund ta ngrinte kokën: po qante.

— Ç'ke, Mashë?

— Hiç... se si më erdhi një pikëllim... mërzitem për Andrenë, — tha duke fshirë lotët pas gjunjëve të së kunatës.

Atë mëngjes, shumë herë më radhë princeshëza Maria zuri ta përgatiste të kunatën, po çdo herë s'i mbante dot lotët. Ata lotë, që nuk ua kuptonte dot shkakun, e shqetësonin sadopak princeshën vogëloshe, megjithëse nuk ua vinte veshin dhe aq. Nuk thosh as fjalë as kuvënd po vështronte rrotull e shqetsuar sikur kërkonte diçka. Para dreke princi plak, nga i cili ajo kish frikë gjithmonë e që atë ditë kish një fytyrë më të vrenjtur e më të zemëruar se zakonisht, hyri në dhomë, po dolli menjëherë, pa thënë asnjë fjalë. Ajo vështroi princeshëzën Maria, pastaj u tulat e mbeti e menduar me atë shprehjen në sytë e saj që tregon se jemi të mbyllur në vetvete, shprehje që e kanë ndonjëherë gratë gjatë barrës, dhe befas zuri të qante.

— Mos keni marrë ndonjë lajm nga Andrea? — pyeti.

— Jo, ti e di që s'kemi si të marrim, po *mon père*[1]) është i shqetsuar, dhe kjo më tremb.

— Domethënë s'dini gjë?

— Asgjë, — u përgjegj princeshëza Maria duke e vështruar pa u tutur me sytë e saj të ndritshëm.

E vendosi të mos i thosh gjë dhe ia mbushi mëndjen t'et që t'ia fshihte së resë lajmin e tmershëm gjer ditën, mjaft të afërt tani, që do të çlirohej nga barra. Princeshëza Maria dhe princi plak, sikush pas mënyrës së vet, e duronin dhe e fshehnin dhëmbjen që kishin. Princi plak kishte humbur çdo shpresë; i thosh mëndja se princ Andrea qe vrarë dhe, megjithëse kish dërguar një njeri në Austri të kërkonte gjurmat e të birit, kish porositur në Moskë një monument që donte ta ngrinte në kopsht për kujtim të tij, dhe që të gjithëve u thosh se i biri qe vrarë. Përpiqej të mbante rregullin e parë, të mos ndryshonte asgjë në jetën e tij të jashtme, por fuqitë po e linin; ecte më pak, hante dhe flinte më pak dhe çdo ditë po binte poshtë e më poshtë. Princeshëza Maria shpresonte. I lutej Zotit për të vllanë si për një të gjallë dhe or' e çast priste të vinte lajmi se do të kthehej.

## VIII

— *Ma bonne amie,* — tha princesha e vogël në mëngjezin e 19 marsit si hëngrën bukë, dhe buza e saj e vogël me push i ngrihej pakëz siç e kish zakon; po me qënë se në këtë shtëpi, jo vetëm në buzëqeshjet, po edhe në theksin e çdo fjale e gjer në zhurmën e hapave, që ditën kur kishin marrë lajmin e tmershëm sundonte pikëllimi, — edhe tani buzëqeshja e princeshës vogëloshe, që ish e brengosur edhe ajo si gjithë të tjerët në shtëpi, ndonëse pa e ditur shkakun, qe një buzëqeshje që të kujtonte akoma më shumë pikëllimin e përgjithshëm. — *Ma*

1) Im atë.

*bonne amie, je crains que le fruschtique (comme dit le cuisinier Foka), de ce matin ne m'aie pas fait du mal*[1]).

— Po ç'ke, moj shpirte? Je zverdhur. Ah, je zverdhur shumë, — tha e tmeruar princeshëza Maria, duke iu afruar me vrap me çape të rënda e të heshtura.

— Shkëlqesi, a të thërresim Maria Bogdanovnën? — pyeti një nga kamerjeret. (Maria Bogdanovna ishte një mami e qytetit më të afërm, që kish ardhur prej dy javësh në Lisia Gori.)

— Po vërtet, — tha princeshëza Maria, — mirë thua. Po vete. *Courage mon ange!*[2]) — Puthi Lizën dhe zuri të dilte nga dhoma.

— Oh, jo, jo! — dhe në zbetësinë e saj, përveç dhëmbjes fizike, fytyra e princeshës vogëloshe shprehu një frikë fëminore për të prerat e lindkës që do të zinin pa tjetër.

— *Non, c'est l'estomac... dites que c'est l'estomac, dites. Marie, dites...*[3]) — dhe princesha ia krisi të qarit si foshnjë, duke përdredhur doçkat e lebetitur.

Princeshëza dolli me vrap nga dhoma të thërriste Maria Bogdanovnën.

— *Mon Dieu! Mon Dieu! Oh!...*[4]) — dëgjonte nga prapa duke u larguar.

Duke fërkuar duart e ngjallme, të vogla e të bardha, mamia i dolli përpara, e qetë dhe serioze në fytyrë.

— Maria Bogdanovna! Më duket se e zunë të prerat, — tha princeshëza Maria duke ia mbërthyer sytë e saj të trembur e të zgurdulluar nga frika.

— Zoti qoftë i lavdëruar, princeshëzë, — tha Maria Bogdanovna, pa e nxituar çapin. — Ju vajzat s'bën t'i dini këto gjëra.

— Po si është kjo punë që s'ka ardhur akoma doktori nga Moska. (Sipas dëshirës së Lizës e të

1) Motra ime, kam frikë se mos silla (siç thotë gjellëbërësi Foka) e këtij mëngjezi më ra rëndë.
2) Zemër, engjëllushja ime.
3) Jo, është stomaku ... thoni që është stomaku, thoni, Mari, thoni.
4) O Zot! O Zot! Oh!.

princ Andresë kishin thirrur nga Moska një kirurg që të ndodhej në çastin e duhur, dhe e prisnin të vinte më çdo minutë).

— S'është gjë, princeshëzë, mos u shqetësoni, — tha Maria Bogdanovna, — edhe pa doktor, puna do të bëhët si jo më mirë.

Pas pesë minutash princeshëza dëgjoi nga dhoma e saj një gërrvimë dhe zëra në koridor dhe kuptoi se po mbartnin diçka të rëndë. Zgjati kokën dhe pa se shërbëtorët po shpinin në dhomën e gjumit një kanape prej lëkure të princ Andresë. Fytyrat e mbartësve kishin një shprehje të qetë dhe serioze.

Princeshëza Maria rrinte ulur fillja vetëm në dhomën e saj, duke u vënë veshin zhurmave të shtëpisë; kohë më kohë hapte derën kur kalonte njeri dhe shikonte ç'bëhej në koridor. Disa gra me çape të heshtura shkonin atje në atë dhomë dhe ktheheshin duke i hedhur nga një sy princeshëzës e duke bër kokën mënjanë. Ajo s'guxonte t'i pyeste, mbyllte derën e hynte brënda; herë ulej në kolltuk, herë merrte në dorë një libër të lutjeve, ose gjunjëzohej te këndi përpara ikonave. Për fatin e saj të keq e për çudi ndjente se lutja nuk ia qetësonte zemrën. Befas dera e dhomës u hap me ngadalë dhe te praku u duk, me një shami në kokë, dadua e saj plakë Praskovia Savishna që, sipas një urdhëri të princit, nuk hynte kurrë pothuaj në dhomën e princeshëzës.

— Erdha të rri një çikë me ty, Mashenka, — tha dadua, — dhe ja, solla llambadhet e dasmës të princit t'ia ndezim korës, ëngjëllushja ime, — psherëtiu.

— Oh, sa më gëzove, dado.

— Zoti është zemërdhëmshur, moj bijë.

Taja ndezi te kora llambadhet e mbështjella me krisaf dhe u ul e ndenji pranë derës, me çorapin në dorë. Princeshëza Maria mori një libër dhe zuri të lexonte. Vetëm kur dëgjoheshin hapa ose zëra princeshëza vështronte tajën e trembur dhe sikur donte ta pyeste, dhe taja e qetësonte me vështrimin

e saj. Në tërë shtëpinë ishte përhapur e sundonte mbi të gjithë po ajo ndjenjë që provonte princeshëza Maria duke ndenjur në dhomën e saj. Sipas traditës, sa më i vogël të jetë numuri i atyre që e dinë, aq më pak vuan gruaja që e kanë zënë të prerat e lindkës; prandaj që të gjithë shtireshin ose përpiqeshin të shtireshin sikur s'dinin gjë; asnjë nuk e zinte ngoje, por në të gjithë, përveç rëndësisë dhe respektit të zakonshëm që ishte rregull në shtëpinë e princit, vihej re një farë shqetësimi i drithtëruar, një mallëngjim plot dhemshuri dhe bindja se në atë çast po kryhej një ngjarje e madhe, misterioze.

Në sallën e madhe të kamerjereve nuk dëgjohej asnjë e qeshur; në konakun e shërbëtorëve asnjeri s'bënte zë: që të gjithë rrinin heshtur duke pritur të ndodhte diçka. Në konakët e shërbyesve ndizeshin degë me rrëshirë dhe qirinj dhe asnjeri s'mbyllte sy. Princi plak duke u mëshuar thëmbrave, vej' e vinte nëpër kabinet, dërgonte Tihonin të pyeste te Maria Bogdanovna: ç'kemi?

— Thuaji vetëm: princi më urdhëroi të pyes „ç'kemi?" dhe eja më thuaj ç'do të të thotë.

— Lajmëroje princin se të prerat e lindkës filluan, — i tha Maria Bogdanovna, duke i hedhur një vështrim kuptimplotë të dërguarit.

Tihoni u kthye të njoftonte princin.

— Mirë, — tha princi, duke mbyllur derën, dhe Tihoni s'dëgjoi më as zhurmën më të vogël në kabinet.

Pas një çikë Tihoni hyri sërish në studion, gjoja sikur desh të rregullonte llambadhet. Duke parë se princi qe shtrirë në kanape, Tihoni e vështroi, vështroi fytyrën e tij të tronditur, krusi kokën, iu afrua në heshtje dhe, si e puthi në sup, dolli, pa i rregulluar llambadhet e pa thënë përse kish hyrë.

Misteri më solemn në këtë botë vazhdonte të kryhej. Kaloi mbrëmja, erdhi nata. Dhe ajo ndjenjë pritjeje, ai mallëngjim i drithtëruar e plot dhëmshuri përpara këtij misteri të pakuptueshëm, sa vinte po shtohej, sa vinte po rritej. Asnjeri nuk flinte.

Ishte një nga ato netët e marsit kur dimri duket sikur s'do ta lëshojë fuqinë nga dora, papo bën kërdinë duke çfryrë si i xhindosur e duke hedhur borën me tufan.

Doktorit gjerman që duhej të vinte nga Moska dhe që pritej nga çasti në çast, i kishin dërguar kuaj këmbimi në rrugën kryesore, kurse në kthesën e rrugës së afërt i kishin dalë përpara disa burra kaluar të pajisur me fenera, me urdhër që të shoqëronin gjatë udhës që kishin shënuar rrotat e që gropat me ujë dhe llovkat e fshehura nën dëborë e bënin të rrezikshme.

Princeshëza Maria kish kohë që e kish lënë librin mënjanë; rrinte në heshtje, duke ia mbërthyer sytë e ndritshëm fytyrës së zhubravitur të dados, aq të njohur gjer në hollësirat më të vogla, me atë cullufe flokësh të bardhë që i dilte nga shamia e me atë palë të lëkurës së fishkur që i varej nën mjekër.

Taja Savishna, me çorapin në duar, tregonte me një zë të mbytur e të shtruar sa mezi ndihej, pa arritur as ajo vetë t'i dëgjonte e t'i kuptonte fjalët e saj, atë që e kish treguar më se ndo njëqind herë: se si e ndjera princeshë në Kishinjov kish lindur princeshëzën Maria pa mami, po vetëm me ndihmën e një fshatareje molldave.

— Zoti është i madh e zemërdhemshur, nuk duhen doktorët, jo, — thoshte.

Befas një erë e marrë u përplas në njerën nga dritaret, së cilës ia kishin hequr një palë xhame (me urdhër të princit, sapo vinin laureshat, në çdo dhomë ua hiqnin dritareve një palë xhame) çkeu mandallën, tundi e valaviti perdën e mëndafshtë dhe, duke futur brënda dëborën e ngrirë, e shojti llambadhën. Princesha Maria u rrëqeth; taja lëshoi çorapin, iu afrua dritares dhe, duke u zgjatur përpara, u përpoq të kapte kanatën e dritares që përplasej pas murit. Era e ftohtë ia tundte çipat e shamisë dhe cullufet e thinjura të flokëve.

— Princeshëzë, moj xhane, sekush po vjen nëpër ulicën e kopshtit! — tha, duke e mbajtur ka-

natën me dorë, pa e mbyllur. — Me fenera, do të jetë doktori...

— O Perëndi! Zoti qoftë i lavdëruar! — tha princeshëza Maria — Duhet t'i dal ta pres: ai s'di rusisht. —

Princeshëza Maria hodhi një shall krahëve dhe u dolli me vrap përpara tyre që po vinin. Kur po kalonte në paradhomën vështroi nga dritarja dhe pà se pranë hyrjes ish një karrocë e disa fenera. Dolli te shkallët. Mbi shtyllëzën e parmakut digjej e kullonte prej erës një sparmacetë. Kamerjer Filipi, me fytyrë të tmeruar e me një sparmacetë tjetër në dorë rrinte më këmbë pakëz më poshtë, mu në krye të shkallëve. Akoma më poshtë, në kthesën e shkallëve, dëgjoheshin çape që po vinin, sigurisht çapet e ndonjë njeriu që kish mbathur çizme shajaku. Dhe një zë, që princeshëzës Maria iu duk i njohur, diçka thoshte.

— Zoti qoftë i lavdëruar, — thoshte zëri. — Po babai?

— Ka rënë të flerë, — përgjigjej zëri i maxhordomit Demian, që kishte zbritur poshtë.

Pastaj zëri tha edhe diçka tjetër, diç u përgjegj edhe Demiani, dhe çapet me çizme shajaku u afruan më me të shpejtë gjatë kthesës së padukëshme të shkallëve.

„Është Andrea!" mendoi princeshëza Maria. „Jo, s'mund të jetë, kjo do të qe një mrekulli"; e po në atë çast tek mendonte kështu, në krye të shkallëve, pranë shërbëtorit që mbante sparmacetën, u duk fytyra dhe trupi i princ Andresë, me gëzof, me jakën gjithë dëborë. Po, ai qe; veç i zbetë e i ligur e me një shprehje tjetër në fytyrë, çuditërisht të ëmbël, po të shqetësuar. Ngjiti shkallët dhe përqafoi të motrën.

— Nuk e keni marrë letrën time? — pyeti, dhe, pa pritur përgjigjen, të cilën s'do ta merrte sepse princeshëza s'fliste dot, zbriti disa shkallë; pastaj, bashkë me kirurgun që kish hyrë pas tij (ishin takuar në etapën e fundit) me çape të shpejta zuri të ngjitte shkallët dhe sërish përqafoi të motrën.

— Çfarë fati! — tha. — Masha, e dashur! — dhe, si hoqi me të shpejtë gëzofin dhe çizmet, hyri në dhomën e princeshëzës.

## IX

Princesha vogëloshe po dergjej e shtrirë mbi jastëkë, me skufë të bardhë në kokë. Të prerat sikur e kishin lënë një çikë. Flokët e zes i binin kaçurrela faqeve të dërsira e ndër ethe; goja e vogël gjithë nur, gjak e kuqe, me buzën të hijeshuar me push, i rrinte hapur pakëz e nënëqeshte me gëzim. Princ Andrea hyri në dhomë dhe qëndroi përpara saj, te këmbët e kanapesë ku po dergjej e shoqja. Sytë e ndritshëm me një vështrim foshnjor të trembur e të shqetësuar u mbërthyen mbi 'të pa e ndryshuar shprehjen. „Unë ju dua të gjithëve, s'i kam bërë kurrë keq njeriu, pse të vuaj kështu? Më bëni dërman!", dukej sikur thoshte. Ajo e shihte të shoqin po nuk e kuptonte ç'ish kjo e ardhur e tij e papritur. Princ Andrea i erdhi rrotull për gjysmë kanapesë dhe e puthi të shoqen në ballë.

— Shpirtka ime, — tha, fjalë këto që s'ia kish thënë ndonjëherë. — Zoti është i madh e i mëshirshëm . . . —

Ajo e vështroi si me pyetje dhe sikur e qërtonte me atë vështrim foshnjor. „Unë nga ti prisja shpëtim, po edhe ti s'më bëre gjë, s'më dhe asnjë ndihmë!" thoshin sytë e saj. Nuk po çuditej si ndodhej ai këtu; nuk e kuptonte se qe kthyer. Ardhja e tij s'kish asnjë lidhje me hallin e saj dhe me lehtësimin e dhëmbjes së saj. E zunë përsëri të prerat dhe Maria Bogdanovna e këshilloi Andrenë të dilte.

Kirurgu hyri në dhomë. Princ Andrea dolli dhe, duke takuar princeshëzën Maria iu afrua përsëri. Zunë të kuvendonin duke pëshpëritur, po në çdo minutë e ndërprinin fjalën. Prisnin e mbanin vesh.

— *Allez mon ami,*[1]) — tha princeshëza Maria.

---

1) Shkoni, miku im.

Princ Andrea u drejtua nga dhoma e së shoqes dhe hyri e ndenji në një të ndarë pranë, duke pritur. Nga oda e princeshës dolli një grua me fytyrë të lebetitur dhe, kur e pa princ Andrenë, e humbi e s'dinte ç'të bënte. Ai zuri fytyrën me të dy duart dhe ndenji ashtu i ulur disa minuta. Që matanë derës vinin rënkime të dhimbëshme si prej kafshe të pafuqishme, dhe këto rënkime të këpusnin shpirtin. Princ Andrea u ngrit, iu afrue derës dhe donte të hapte. Po derën dikush e mbante.

— Nuk bën, nuk bën! — thoshte që matanë një zë i tmeruar.

Zuri të vej' e të vinte nëpër të ndarën ku ishte. Britmat pushuan, kaluan edhe disa sekonda. Befas një britmë e tmershme — nuk ish e saja kjo britmë: ajo s'mund të bërtiste kështu — sokëlliti në dhomën ngjitur. Princ Andrea u sul te dera; britma pushoi, u dëgjua të qarët e një foshnje.

„Ç'është ajo foshnjë që kanë shpënë aty?" — mendoi princ Andrea në sekondën e parë. „Një foshnje? Cilin?... Ç'kërkon ajo foshnje aty? Apo líndi foshnja?"

Atëherë, përnjëherësh, e kuptoi se ç'ish ata të qarë; lotët e mbytën dhe, duke u mbështetur me të dy krahët në pezulin e dritares, qau me dënesë si ndonjë çilimi. U hap dera. Mjeku, me mëngët e këmishës të përveshura, pa xhaketë, i zverdhur në fytyrë ndërsa nofulla i dridhej, dolli nga dhoma. Princ Andrea iu drejtua atij, po doktori e vështroi si i humbur dhe, pa thënë asnjë fjalë, i kaloi përpara. Dolli me vrap një grua dhe duke parë princ Andrenë, mbeti si e ngrirë te praku. Ai hyri në dhomën e së shoqes. Ajo dergjej e vdekur, me trupin të shtrirë ashtu siç e kish lënë pesë minuta më parë, dhe po ajo shprehje, megjithë zbetësinë e faqeve dhe sytë e ngrirë, ishte ndërur mbi atë fytyrëzë gjithë nur prej çupke me atë buzë të vockël të hijeshuar me push.

„Unë ju dua të gjithëve, s'i kam bërë kurrë keq njeriu, dhe ju ja ç'më bëtë!" thoshte fytyra e këndëshme dhe e mjerë e kësaj të vdekure.

Në këndin e dhomës diçka e vocër dhe e kuqe qante e këlthiste në duart e bardha të Maria Bogdanovnës që po dridhej.

Pas dy orësh princ Andrea hynte me çape të ngadalëshme në kabinetin e t'et. Plaku i kish marrë vesh të gjitha. Po rrinte më këmbë pranë derës dhe, sa e pa që u hap, pa thënë asnjë fjalë hodhi duart e tij të plakura, të rrëshkëta e të forta si darë, në qafën e të birit, u var pas tij e ia krisi të qarit me dënesë si ndonjë çilimi.

Pas tri ditësh u bë varrimi i princeshës vogëloshe. Për t'i dhënë lamtumirën e fundit princ Andrea hipi në shkallinat e katafalkut. Edhe aty në qivur ajo kish po atë shprehje, megjithëse sytë i kish të mbyllur. „Ah, ç'më bëtë kështu, mua së zezës?" dukej sikur thoshte, dhe princ Andrea ndjeu se diç po i këputej përbrënda në shpirt të tij, ndjeu se ish fajtor, se kish bërë një faj që as mund ta ndreqte, as mund ta harronte. Donte të qante e s'qante dot. Edhe plaku ngjiti shkallinat e katafalkut dhe puthi doçkën si dyllë që dergjej e qetë përmbi dorën tjetër; edhe atij iu bë sikur fytyrëza e saj i thosh: „Ah, ç'patët me mua të zezën që më bëtë në këtë ditë?" Dhe përpara kësaj pyetjeje të heshtur plaku ktheu kokën mënjanë, se nuk e shihte dot.

Pasë pesë ditësh të tjera u pagëzua princi i vogël Nikolla Andreiçi. Dadua mbante pelenën me mjekrën e saj, teksa prifti me një pendë pate lyente pëllëmbët e vocra të zhubravitura e të kuqe dhe tabanin e këmbëve të foshnjës.

Nuni, gjyshi, nga frika se mos i binte djali nga duart, e sillte rrotull kazanit duke u dredhur i tëri dhe ia lëshoi menjëherë nunës, princeshëzës Maria. Princ Andrea, duke u dredhur nga frika se mos e linin foshnjën të mbytej, ish ulur e rrinte në dhomën tjetër, duke pritur sa të mbaronte ceremonia. Kur taja plakë ia solli foshnjën, ai e vështroi i gëzuar dhe tundi kokën i kënaqur kur ajo i tha se copa e dyllit që e kishin hedhur në kazanin e pagëzimit, — në atë copë dylli i kishin vënë disa qime flokësh që ia kishin prerë foshnjës — nuk qe fundosur po kish qëndruar mbi ujë.

## X

Pjesëmarrja e Rostovit në duelin midis Dollohovit e Bezuhovit, kaloi pa u vënë re fare e nuk u bë fjalë për të, në saje të përpjekjeve të kontit plak; dhe Nikolla, në vend që të degradohej, siç pandehte, u emërua adjutant pranë gjeneralgovernatorit të Moskës. Për këtë shkak nuk mundi të shkonte në fshat me tërë familjen, po mbeti gjithë verës në Moskë në krye të detyrës së tij të re. Dollohovi po e merrte veten dhe Rostovi lidhi miqësi me 'të gjatë kësaj kohe. Dollohovi dergjej shtrirë në shtëpi të së ëmës që e donte me dhëmshuri e përgjëratë. Plaka Maria Ivanovna tregohej e dashur dhe me Rostovin që ishte shoku i Fedjas së saj dhe i fliste dëndur për të birin.

— Po, kont, ai është shumë, zemërbardhë, ai është ëngjëll nga shpirti, — i thoshte — kurse njerëzia janë të liq sot. Po të jesh i mirë s'të shohin dot, sot, të kanë halë në sy. Ja, thomëni, kont, a është e drejtë kjo, a sillet njeriu i ndershëm ashtu si u suall Bezuhovi? Dhe Fedia, si ëngjëll që është nga shpirti, e donte, pa edhe tani nuk thotë kurrë një fjalë të ligë për 'të. Ato çapkënllëqet në Peterburg, atë rrëngun që i lojtën komiserit, bashkë a nuk i bënë? Po Bezuhovi ama s'pësoi gjë, kurse Fedja im i pagoi shtrenjtë. Të gjitha mbi kurrizin e tij! Vërtet ia dhanë prapë gradën, po si do të mos ia jepnin me gjithë ato trimërira që bëri ai! Për trim e për patriot, i ka shokët të rrallë. Po ky duel tani ç'është? Kanë zemër, vallë, këta njerëz? Kanë nder? Duke e ditur që është djalë i vetëm, si e thërresin në duel dhe e qëllojnë pa pikë mëshire, pa iu dridhur dora fare!? Lavdi Zotit që vuri dorë mbi 'të e ma shpëtoi. Dhe përse pa? E kush është ai që s'ka sot ndonjë dashuriçkë? Kur qënkej kaq xheloz, pse nuk i foli që më parë, po e la ashtu pa i thënë gjysmë fjale një vit të tërë? E thirri në duel se pandehte që Fedja nuk do të dilte të matej me të, si borxhliu i tij që është. Jazëk! Jazëk! Si s'pati turp një çikë po bëri një poshtërsi të tillë! E di, kont i dashur, ju e keni kuptuar ç'zemër ka

Fedja im, prandaj edhe unë ju dua me gjithë zemër. Po të paktë janë ata që e dinë çfarë shpirti ka, të pakët janë: ai është ëngjëll i zbritur nga qielli!

Dollohovi vetë gjatë kohës së shërimit të tij i thoshte shpesh herë disa fjalë e i fliste në një mënyrë të atillë që s'mund ta prisje kurrë prej një tipi si ai.

— Më pandehin të lik, e di, — thoshte — po mua aq më bën. Përveç atyre që dua, s'pyes për njeri tjetër; po kur e dua një njeri jap edhe jetën për 'të; të tjerët do t'i shkelja të gjithë po m'u bënë ferrë. Unë kam nënën që e adhuroj, një nënë që s'e ka njeri, nja dy a tre shokë, dhe ty në numurin e tyre, dhe sa për të tjerët s'bëhem fort merak, i shoh vetëm nën prizmin e dëmit ose të dobisë që mund të kem prej tyre. Dhe, pothuajse të gjithë, janë të dëmshëm, sidomos gratë. Po, vëlla i dashur, — vazhdonte — kam takuar burra fisnikë, të lartë nga shpirti, njerëz me ndjenja; po grua për të qënë s'kam parë gjer më sot; shiten që të gjitha, duke nisur prej konteshave gjer te gjellëbërëset. Akoma s'e kam gjetur atë dlirësi qiellore, atë vetëmohim të lartë që kërkoj te femra. Sikur të gjeja një grua të tillë, edhe shpirtin do të jepja për 'të. Po sa për këto... — bëri një gjest përbuzës. — Dhe, besomë, në e çmoj akoma jetën, e çmoj vetëm se kam shpresë mos takoj ndonjë ditë një krijesë të atillë qiellore që të më përtërijë, të më pastrojë e të më ngrerë lart shpirtërisht. Po ti nuk mund ta kuptosh këtë.

— Jo, e kuptoj fare mirë, — përgjigjej Rostovi si i magjepsur nga shoku i tij i ri.

Në vjeshtë familja Rostov u kthye në Moskë. Në të hyrë të dimrit u kthye edhe Denisovi dhe qëndroi në shtëpi të tyre. Kjo periudhë e parë e dimrit të vitit 1806 që Nikolla e kaloi në Moskë, qe për atë e për tërë familjen një nga më të lumturat e më të gëzuarat. Nikolla sillte në shtëpinë e prindërve shumë të rinj. Vera ishte një zonjushe e bukur njëzetvjeçare; Sonja, — një vazhëzë gjashtëmbëdhjetëvjeçare me tërë magjinë e një luleje të

posaçelur; Natasha, — gjysmë zonjushe e gjysmë çupkë, herë të bënte të çkuleshe gazit me lojnat e saja, herë të magjepste fare me bukurinë e saj prej virgjëreshe.

Në atë kohë në shtëpinë e Rostovëve ishte krijuar një atmosferë e veçantë, atmosferë e mbushur plot me poezi e me ndjenja dashurie siç ndodh nganjëherë në një shtëpi ku ka vajza shumë të hijshme e të bukura. Secili nga të rinjtë që vinin aty, duke shikuar ato fytyra virgjërore, të reja, të ndijëshme që i buzëqeshnin diçkaje (sigurisht, lumtërisë së tyre) duke parë atë ecejakë plot gjallëri, duke dëgjuar ato cicërrime pa fund e krye, ato biseda çapraze, po gjithë afsh e gaz e shpresë, duke dëgjuar atë rrëmujë zërash e tingujsh herë të një kënge, herë të një muzike, — ndjente se i këndonte zemra dhe e zinte malli për dashuri e lumtëri, pikërisht ashtu siç ndjente edhe gjithë brezi i ri i familjes Rostov.

Midis të rinjve që futi Nikolla në shtëpi, një ndër të parët qe Dollohovi, që u pëlqeu të gjithëve të shtëpisë, përveç Natashës. Për Dollohovin Natasha mënt u zu me të vëllanë. Ngulte këmbë e thosh se ai qe njeri i lik, se në duelin me Bezuhovin ky i fundit kish të drejtë dhe tërë faji qe i Dollohovit, i cili ish mëndjemadh, kapadai dhe i mërzitshëm.

— S'kam ç'të kuptoj, s'ma mbush dot mendjen kurrsesi, — bërtiste me një kokëfortësi ngulmonjëse, — është i lik dhe pa ndjenja. Pse s'them për Denisovin? Është njeri qefli, është çfar të duash, po ka zemër në gjoks, është i dashur dhe s'mund të flas kurrë keq për 'të; pra, domethënë se e kuptoj. S'di si të të them... Dollohovi shikon interesin... i mat gjërat me kalem në dorë... ca të tillë unë s'i shoh dot... kurse Denisovi...

— Ç'Denisov, moj, tjetër është Denisovi, — ia kthente Nikolla, duke lënë të kuptohej se, në krahasim me Dollohovin, edhe Denisovi s'ishte gjë, — duhet të kuptosh çfarë shpirti të ka Dollohovi, duhet ta shohish me të ëmën! Ka një zemër ai!...

— Këtë unë s'e di, por me 'të unë e ndjej veten si më gjëmba. Dhe a e di ti se ka hedhur dashuri më Sonjën?

— Mos folë marrëzira...

— Unë e pres kokën, ja, të shikosh. —

Natashës i dolli fjala. Dollohovi, megjithëse nuk i pëlqenin gratë, filloi të vinte shpesh te Rostovët dhe që të gjithë e kishin kuptuar se ai vinte për Sonjën. Dhe Sonja, megjithëse nuk do të guxonte kurrë ta thosh, e dinte fort mirë edhe ajo, e bëhej flakë e kuqe sa herë që e shihte Dollohovin në sallon.

Dollohovi hante shpesh herë drekë te Rostovët, në çdo çfaqje që vinte ta shihte familja Rostov do të ishte edhe ai pa tjetër, ndiqte ballot *des adolescentes*[1]) te Jogeli, ku Rostovët shkonin gjithënjë. Tregonte një kujdes e një vëmëndje të veçantë për Sonjën dhe e vështronte me ca sy të atillë sa që jo vetëm ajo skuqej e tëra, po edhe konteshës plakë me Natashën u vinte turp kur i vinin re ato vështrime.

Dukej sheshit se ky njeri i fortë e i çuditshëm qe magjepsur prej asaj vajze zeshkane plot nur, që dashuronte një tjetër.

Rostovi kish vënë re se diç po ngjiste midis Dollohovit dhe Sonjës; po ai nuk ua vinte emrin e vërtetë këtyre marrëdhanieve të reja që kishin lindur midis tyre. „Këtu të gjitha kanë rënë në dashuri më ndonjë", thosh me vete duke sjellë ndër mënd Sonjën e Natashën. Po tani e ndjente veten si më gjyç me Sonjën e me Dollohovin dhe zuri të qëndronte në shtëpi rrallë e më rrallë.

Që prej vjeshtës së vitit 1806 zunë përsëri të flisnin që të gjithë për luftën me Napoleonin me një afsh edhe më të madh se vitin e shkuar. Jo vetëm që u bë rekrutimi i dhjetë klasave, po u thirrën nën armë edhe nëntë ushtarë të rezervës në çdo një mijë banorë. Në të gjitha kishat hidhnin anatemën kundër Bonapartit, dhe në Moskë s'flitej për gjë tjetër veçse për luftën që ish ndaj të plasur së-

1) E të rejave.

rish. Për familjen Rostov tërë interesimi ndaj këtyre përgatitjeve për luftë lidhej drejt me Nikollushkën e tyre, i cili s'pranonte me asnjë kusht të qëndronte në Moskë dhe priste vetëm sa t'i mbaronte leja Denisovit që të kthehej bashkë me 'të në regjiment, pas festave. Po megjithëse do të largohej për së shpejti, nuk pushonte së dëfryeri sa më shumë që të qe e mundur. Pjesën më të madhe të kohës e kalonte jashtë shtëpisë, nëpër pritje, dreka e darka e nëpër ballo.

## XI

Ditën e tretë të Kërshëndellave Nikolla hëngri drekë në shtëpi, gjë kjo që i ndodhte shumë rrallë këto kohët e fundit. Ishte një drekë solemne lamtumirëse, sepse ai me Denisovin do të niseshin në regjiment pas Ujit të Bekuar. Në këtë drekë ishin ftuar nja njëzet veta; midis tyre qenë edhe Dollohovi me Denisovin.

Magjija e dashurisë, ajo atmosferë e ngrohtë dhe e ndritur plot dehje dashurie që ish krijuar në shtëpinë e Rostovëve kish arritur kulmin në ato ditë feste. „Mos i lerë të të ikin çastet e lumtërisë, dashuroju dhe dashuro. Vetëm dashuria është në botë, gjithë të tjerat janë marrëzi, janë të kota. Dhe ne këtu vetëm me këtë merremi", thoshte kjo atmosferë.

Nikolla, si lodhi dy çifte kuajsh pa mundur të shkonte në të gjitha vëndet ku e kish për detyrë të shkonte e ku qe i ftuar, u kthye në shtëpi, si gjithmonë, pikërisht në çastin kur do të shtroheshin në tryezë. Me të hyrë brënda vuri re dhe ndjeu tërë elektrizimin e asaj atmosfere dashurie, po i ra në sy gjithashtu se disa nga të pranishmët sikur rrinin më gjëmba. Më të tronditur dukeshin Sonja, Dollohovi, kontesha plakë dhe Natasha. Nikolla e kuptoi se diç duhej të kish ndodhur aty më parë midis Sonjës dhe Dollohovit, dhe, me atë delikatesën e rrallë që kishte, dijti të sillej me të dy ashtu siç e donte puna, gjatë gjithë drekës. Atë mbrëm-

je të ditës së tretë të festave do të bëhej një nga ato ballot që jepte në ditë festash Jogeli, mjeshtri i ballos, për gjithë nxënësit dhe nxënëset e tij.

— Nikolenka, do të vish te Jogeli? Të lutem, eja, — i tha Natasha, — ai të ka ftuar me ftesë të posaçme; do të vijë edhe Vasil Dmitriçi (ky ishte Denisovi). —

— E ku nuk do të veja me urdhër të konteshëzës! — tha Denisovi që hiqej me të qeshur në shtëpinë Rostov si kavaljeri i Natashës — edhe *le pas de châle*[1]) do të isha gati ta kërceja për 'të.

— Po të më dalë koha! U kam dhënë fjalën Arharovëve, japin një mbrëmje, — tha Nikolla. — Po ti?... — pyeti duke iu drejtuar Dollohovit. Dhe, me t'i shpëtuar fjala nga goja, e kuptoi se s'duhej ta kishte bërë këtë pyetje.

— Po, mundet... — u përgjegj ftohtë Dollohovi si i zemëruar, duke i hedhur një sy Sonjës; pastaj vrënjti vetullat dhe ia nguli sytë sërish Nikollës me një vështrim të atillë siç e kish parë Pjerin në drekën e Klubit englez.

„Diç duhet të ketë në këtë mes", mendoi Nikolla dhe iu mbush mëndja se kish të drejtë kur pa Dollohovin që u ngrit e iku me të marrë fund dreka. Thirri Natashën dhe e pyeti: — Ç'ka ngjarë?

— Edhe unë po të kërkoja, — tha Natasha duke rendur. — A s'të kisha thënë unë? Po ti s'deshnje të besoje, — vazhdoi ajo me një ton triumfi, — kërkoi dorën e Sonjës. —

Megjithëse Nikolla s'ia kish vënë dhe aq veshin gjatë asaj kohe Sonjës, kur dëgjoi këto fjalë iu duk sikur diç iu këput brenda në zemër. Për një jetime pa prikë si Sonja ishte një fat i mirë, bile i shkëlqyer, të merrte një burrë si Dollohovin. Nikolla e dinte: nga pikëpamja e konteshës plakë dhe e shoqërisë së lartë nuk ish një dhëndër që mund t'i mbyllej dera. Pikërisht për këtë arsye Nikolla në fillim ndjeu një farë zemërimi kundër Sonjës. Po bëhej gati të thoshte: „Shum mirë, ahere; kup-

1) Vallen e shallit.

tohet vetvetiu se duhen harruar premtimet fëmino-re dhe të pranojë propozimin që i bëhet"; po s'mu-ndi t'i thosh dot këto fjalë...

— A e di? Ajo ia preu aty për aty, jo dhe jo! — tha Natasha. — I tha se dashuron një tjetër, — shtoi pas një hopi.

„Sonja ime s'mund të sillej ndryshe!" mendoi Nikolla.

— Sa do që iu lut mamaja, ajo s'deshi dhe s'deshi, dhe unë e di që nuk e kthen ajo kur thotë një gjë...

— Dhe mamaja iu lut! — shfryu Nikolla me një tonë qërtimi.

— Po, — tha Natasha. — Shiko, Nikolenka, mos u zemëro: unë e di që ti s'ke për ta marrë. Nuk e di pse, po jam e sigurt që ti nuk do të martohesh kurrë me 'të.

— Këtë ti nuk mund ta dish, — ia priti Nikolla, — po unë dua të flas vetë me 'të. Sa e mirë që është kjo Sonja, ëngjëll! — shtoi duke bërë buzën në gaz.

— Ëngjëlli vetë, t'i pish dollinë është! Ta dërgoj unë tani.

Dhe Natasha puthi të vllanë e iku me vrap.

Pas një minute hyri Sonja, e trembur, e hutuar, si ndonjë fajtore. Nikolla i dolli përpara dhe i puthi dorën. Ish e para herë qysh kur qe kthyer që po flisnin vetëm për vetëm dhe për dashurinë e tyre.

— Sofi, — tha Nikolla, me ndrojtje në krye, pastaj përherë e më me guxim, — si është e mundur që t'i bini me këmbë një fati të atillë? Jo vetëm nga sëra e nga pozita që i ka gjithë të mirat, po edhe si njeri është xhevair djalë, fisnik... është shoku im...—

Sonja ia preu fjalën:

— Nuk pranova, mbaroi ajo punë, — tha ajo me nxitim.

— Në s'pranuat për mua, kam frikë se tek unë...—

Sonja e ndërpreu përsëri dhe i hodhi një vështrim me lutje e me frikë.

— Nikolla, mos ma thoni këtë.

— Jo, duhet t'jua them. Mbase kjo është *suffisance*[1]) nga ana ime, por më mirë t'jua them. Në s'pranoni për mua, unë duhet t'ju them tërë të vërtetën. Ju dua sigurisht dhe besoj, më shumë se çdo njeri tjetër...

— Kjo më mjafton, — tha Sonja, duke u bërë flakë në fytyrë.

— Po unë kam dashuruar kushedi sa herë dhe prapë do të dashuroj, megjithëse për asnjë tjetër s'kam pasur atë ndjenjë miqësie, besimi dhe dashurie që ushqej për ju. Pastaj unë jam i ri. *Maman*[2]) është kundër martesës sonë. Me një fjalë, unë nuk premtoj asgjë. Dhe ju lutem të mendoni për propozimin e Dollohovit, — tha duke e shqiptuar me zor mbiemrin e shokut të tij.

— Mos ma thoni këtë. Unë s'kërkoj asgjë. Ju dua si vëlla dhe do t'ju dua gjithënjë, dhe as që më duhet gjë tjetër.

— Ju jeni ëngjëll, s'jam i denjë për ju, dhe kam frikë mos ju marr më qafë.

Dhe i mori dorën e ia puthi edhe një herë.

## XII

Te Jogeli jepeshin ballot më gazmore në Moskë. Këte e thoshin nënat duke parë vajzat e tyre të njoma që ushtroheshin në figurat e posamësuara; e thoshin edhe *les adolescentes e les adolescents*[3]) që vallzonin gjer sa këputeshin e binin nga lodhja; e thoshin zonjushet jo më aq të reja e të rinjtë që vinin në këto ballo sa për të mos prishur qejf po që pastaj dëfrenin e kënaqeshin sa nuk e shpresonin kurrë. Atij viti në këto ballo ishin rregulluar dy martesa. Dy princeshëzat Gorçakov, të dyja fort të hijëshme, ishin njohur me burrat e tyre të ardhmë e qenë martuar, kështu që nami i këtyre ballove ish rritur edhe më shumë. Këtu, në sallat ku bëhe-

1) Mëndjemadhësi.
2) Mamaja.
3) Të rejat e të rinjtë në moshën më të njomë.

shin ballot s'kish njeri që të loste rolin e të zotit apo të zonjës së shtëpisë: ishte vetëm Jogeli, një babaxhan i dashur e i mirë, që sillej e vërtitej i lehtë si pëndë e përkulej sipas gjithë rregullave të artit e që merrte biletat për mësimet nga gjithë të ftuarit e tij. Në këto ballo vinin ata që dëshironin të vallzonin e të dëfrenin siç u pëlqen vajzave trembëdhjetë-katërmbëdhjetë vjeçe që, për të parën herë, veshin fustan të gjatë. Që të gjitha, me ndonjë përjashtim të rrallë, ishin ose dukeshin të bukura, aq fort u qeshte buza e u vetëtinin sytë. Nganjëherë nxënëset më të mira losnin edhe *le pas des châle,*[1]) e midis këtyre më e mira ish Natasha, që çquhej për nurin e saj; po në këtë ballon e fundit kërceheshin vetëm skocezja, englezja dhe mazurka, që ish bërë e modës ato kohët e fundit, Jogeli kish mundur të siguronte një sallë në pallatin e Bezuhovit, dhe balloja kish qënë e mrekullishme, siç thoshin të gjithë. Binin në sy shumë vajza të hijshme dhe zonjushet Rostov qenë ndër më të bukurat. Që të dyja ishin shumë të lumtura, u qeshte fytyra, u qeshnin sytë. Asaj mbrëmje, Sonja, krenare nga propozimi i Dollohovit, nga mospranimi i saj dhe nga fjalët që i kish thënë Nikolla, që në shtëpi kish zënë të vërtitej si verrle, pa i lejuar kamarjeres t'i mbaronte së mpleksuri gërshetat, dhe tani vetëtinte e rrëzëllinte e tëra nga një gëzim i papërmbajtur.

Natasha, jo më pak krenare se Sonja nga që për të parën herë kish veshur fustan të gjatë e merrte pjesë në një ballo të vërtetë, ish edhe më e lumtur akoma. Që të dyja kishin fustan të bardhë musulli me kordele bojë trëndafili.

Natasha e ndjeu veten të dashuruar me të hyrë në sallë.

Nuk ish dashuruar me asnjë veçanërisht, po me të gjithë. Dashuronte atë që shihte, po në atë minutë që e shihte.

— Ah, sa bukur, sa bukur! — thoshte pa pushim duke rendur te Sonja.

1) Vallen e shallit.

Nikolla me Denisovin shëtisnin nëpër sallat duke vështruar ata që vallzonin me mirëdashjen e të rriturve ndaj më të vegjëlve.

— Sa e hijshme që është! Do bëhet një peri që të mos e ketë shoqen, — thoshte Denisovi.

— Kush?

— Konteshëza Natasha, — përgjigjej Denisovi.

— E sa bukur që kërcen, sa i ka hije! — thosh përsëri si heshtte një hop.

— Për kë flet kështu?

— Po për tët motër, — i briti i zemëruar Denisovi.

Rostovi buzëqeshi.

— *Mon cher comte, vous êtes l'un de mes meilleurs écoliers, il faut que vous dansiez*[1]), — tha Jogeli, një burrë i pakët nga trupi, duke iu afruar Nikollës. — *Voyez combien de jolies demoiselles*[2]).

Gjithë po këtë lutje i bëri edhe Denisovit, që ishte, edhe ai, një nga nxënësit e tij.

— *Non, mon cher, je ferai tapisserie*[3]) — u përgjegj Denisovi. — A s'ju vjen ndër mend se unë s'kam ditur të përfitoj nga mësimet tuaja?

— Jo, jo, ç'thoni ashtu?! — thirri Jogeli duke u nxituar ta siguronte se s'kish të drejtë. — Ju vetëm s'e patët mëndjen aty, po kishit aftësi, po, kishit aftësi.

Orkestra filloi t'i bjerë një mazurke. Nikolla s'mundi t'ia prishte Jogelit dhe vajti mori Sonjën. Denisovi ndenji pranë zonjave plaka e, duke u mbesntetur me një bryl mbi shpatën, duke rrahur ritmin me një këmbë, diçka u tregonte gjithë gaz e i bënte të qeshnin me gjithë zemër ndërsa vetë shikonte rininë që kërcente. Në krye të vallës, çifti i parë qe Jogeli me Natashën, që ishte mburrja e tij dhe nxënësja më e mirë. Duke lëvizur lehtë e lehtë ato këmbë të vogla shtrënguar në këpuckat e ballos, Jogeli fluturoi i pari nëpër sallë me Natashën, që ish disi e tutur po që e ndiqte kavaljerin

---

1) I dashur kont ju jeni një nga nxënësit e mi më të mirë, duhet të vallzoni.
2) Pa shikoni sa zonjusha të bukura.
3) Jo, i dashur unë kam ardhur sa të dukem.

me saktësi të madhe. Denisovi që s'ia hiqte sytë dhe rrihte ritmin me shpatë, me një pamje që tregonte qartë se ai vetë nuk vallzonte nga që s'ia kish ënda e jo se s'mundte. Në mes të një figure thirri pranë Rostovin që po i kalonte përpara.

— Nuk është pikërisht kështu, — i tha. — Pse, kështu është mazurka polake? Megjithatë kërcen për mrekulli. —

Duke e ditur se Denisovi edhe në Poloni kish fituar emër për mjeshtërinë e tij në këtë valle, Nikolla rendi te Natasha.

— Shko, merr Denisovin. Ke për të parë si e vallzon. Do të çuditesh sa bukur që e lot! — i tha.

Kur erdhi radha përsëri Natashës, ajo u çua e duke ecur me të shpejtë me ato këpuckat e saja të lidhura me shirita, kaloi gjithë ndrojtje, me vrap, sallën e u drejtua nga qoshja ku qe ulur Denisovi... E shihte se të gjithë po e vështronin e po prisnin. Nikolla po shihte se Denisovi dhe Natasha, duke buzëqeshur, po bisedonin e se Denisovi nuk pranonte, po bënte buzën më gaz, fort i kënaqur. Nuk iu durua dhe u vajti pranë menjëherë.

— Ju lutem, Vasil Dmitriç, — thoshte Natasha, — ejani, mos ma prishni.

— Jo, jo, lermëni mua, konteshëzë, — përgjigjej Denisovi.

— Hajde, Vasja, shko tani, — i tha Nikolla.

— Shiko si e lëmojnë maçin e tyre, Vasjan[1]), — qeshi Denisovi.

— Do të këndoj për qejfin tuaj tërë një mbrëmje, — i premtoi Natasha.

— Kjo është magjistare, më ka në dorë, më vërtit si të dojë! — psherëtiu Denisovi dhe zbërtheu e hoqi shpatën.

Dolli që prapa karrigeve, kapi fort nga dora damën e tij, ngriti kokën dhe zgjati këmbën duke pritur ritmin. Vetëm kur qe majë kalit apo kur loste mazurkën nuk të binte në sy shtati i shkurtër

---

1) Vasja, zvogëlim i Vasilit emrit të Denisovit është gjithashtu emri familjar i maceve. (Sh. p).

i Denisovit: ai dukej burrë kokoroç ashtu siç e ndjente veten se ishte. Duke pritur ritmin, vështroi me bisht të syrit, i qeshur e triumfonjës, damën e tij, papritur e papandehur përplasi këmbën dhe, si top llastiku, kërceu fiu nga dyshemeja e fluturoi gjatë xhiros, duke tërhequr damën pas. Fluturonte në heshtje, mbi një këmbë, gjer në mes të sallës; dukej sikur nuk i shihte karriget që ishin përpara tij dhe shkonte drejt tyre: po përnjëherësh, duke tringëllitur mamuzet e duke hapur këmbët, ndalej mbi thëmbrat qëndronte ashtu një sekondë, me një tringëllimë mamuzesh përpiqte këmbët në një pikë të vetme, vërtitej me të shpejtë rreth vetëvetës e, duke përplasur këmbën e mëngjër pas së djathtës fluturonte sërish rreth e rrotull sallës. Natasha ia rrëmbente me intuitë atë që kish ndër mënd të bënte, dhe pa e ditur as vetë se si, e ndiqte në çdo lëvizje, e lehtë pëndë në duart e tia. Ai e vërtiste, herë duke e mbajtur nga dora e djathtë, herë nga e majta herë, duke rënë më gjunjë, e rrotullonte rreth vehtes, e sërish brofte më këmbë e vërvitej përpara me një hov të atillë sikur kish ndër mënd të përshkonte me vrap, pa marrë frymë, gjithë sallat; po përnjëheresh pastaj ndalej dhe bënte disa figura të reja e të papritura. Kur, më në fund, si e vërtiti me shkathtësi damën mu përpara karrigës së saj, tringëlliti mamuzet, duke iu përkulur, Natasha, që e kish humbur fare, as iu përgjegj me përkuljen e zakonëshme. E mahnitur, po e shikonte duke çqyer sytë, me buzën në gaz, sikur nuk po e njihte.

— Ç'është kjo kështu?! — tha.

Megjithëse Jogeli nuk e pranonte se kjo ishte mazurka e vërtetë, që të gjithë qenë magjepsur nga arti i Denisovit; filluan kush e kush ta merrte më parë e të kërcente me 'të pa i lënë asnjë minutë kohë të çlodhej, dhe pleqtë zunë të flisnin për Poloninë duke kujtuar atë kohë të bukur që iku e vate. Denisovi, i skuqur i tëri nga mazurka e duke fshirë fytyrën me shami, u ul pranë Natashës dhe, sa kohë që zgjati balloja, nuk u nda më prej saj.

## XIII

Dollohovi nuk u duk nga Rostovët as të nesërmen as të pasnesërmen: Nikolla i shkoi në shtëpi po nuk e gjeti; ditën e tretë mori këtë pusulle nga dora e tij:

„Meqë s'kam ndër mënd të vij më nga ju për arësyet që ti i di, e meqë, po nisem për në regjiment, jap sonte për shokët e mi një darkë lamtumire. Eja në hotelin e Anglisë".

Në ora dhjetë, që nga teatri ku qe bashkë me të tijtë e me Denisovin, Rostovi vajti, ditën e caktuar në hotelin e Anglisë. E futën menjëherë në lokalin më të mirë të hotelit, që e kish zënë Dollohovi për atë natë. Ndonjë njëzet veta ishin mbledhur rreth një tryeze, ku qe ulur Dollohovi midis dy llambadheve të ndezura. Mbi tryezë kish plot monedha floriri e karte: letrat i bënte Dollohovi.

Nikolla s'e kish takuar që prej refuzimit të Sonjës dhe tani e ndjente veten si më gjëmba e s'dinte si të sillej me 'të.

Dollohovi i hodhi një vështrim të mprehtë e të ftohtë sa po kapërxeu prakun, sikur po e priste prej shumë kohe.

— Ka kohë që s'jemi parë, — tha — të falem nderit që erdhe. Ja sa të mbaroj këtë dorë; nga çasti në çast pres të vijë Iljushka me korin e tij.

— Të erdha në shtëpi, po s'të gjeta, — tha Rostovi duke u skuqur.

Dollohovi s'iu përgjegj.

— Po deshe të lozësh, zerë një letër, — i tha.

Rostovit iu kujtua në atë çast një bisedë që kish pasur një herë me Dollohovin. Vetëm trutharët mund të lozin duke u mbështetur veç në fatin i pat thënë ahere Dollohovi.

— Apo s'ta mban të lozësh me mua? — i tha tani Dollohovi sikur t'ia kish vjedhur mendimin Rostovit, dhe bëri buzën më gaz.

Nga kjo buzëqeshje Rostovi pati intuitën se Dollohovi ish në atë gjendje shpirtërore që kish qënë gjatë drekës në Klubin englez. Dukej që i ki-

shin hipur xhindet dhe kërkonte shkak e rast si ta shfrynte dufin me ndonjë veprim mizor, me ndonjë të pabërë siç e kish zakon ai.

Rostovi filloi ta ndjente veten ngushtë; vriste mëndjen mos gjente ndonjë shaka që t'u përshtatej fjalëve të Dollohovit. Po Dollohovi s'i la kohë: duke e vështruar drejt në dritën e syrit, ngadalë e duke i nënvizuar fjalët me një theks të rëndë në mënyrë që ta dëgjonin të gjithë, i tha:

— Të kujtohet? Kemi folur një herë për lojën... Është i marrë ai që do të lozë duke u mbështetur vetëm në fatin; duhet të lozësh duke qënë i sigurt për fitimin, dhe ja, — këtë dua të provoj.

„Të provosh fatin apo të jesh i sigurt për fitimin?" tha me vete Rostovi.

— Më mirë për ty që të mos lozësh, — shtoi Dollohovi dhe, si i përzjeu letrat mirë tha:

— Hajde, vini, zotërinj! —

Dollohovi bëri letrat dhe shtyu paratë në mes të tryezës. Rostovi i ndenji pranë dhe, në krye, nuk lojti. Dollohovi i hidhte herë pas here nga një vështrim.

— Pse nuk los? — e pyeti.

Dhe, për çudi, Nikolla ndjeu nevojën të merrte një kartë, t'i rëndonte me një shumë të vogël e të niste nga loja.

— S'kam para me vete, — tha.

— S'është nevoja, unë kam besim tek ti! —

Rostovi rëndoi me pesë rubla mbi një letër dhe humbi, vuri prapë dhe humbi sërish. Dollohovi ia fitoi Rostovit dhjetë herë me radhë.

— Zotërinj, — tha, si e mbajti dorën një copë herë, — ju lutem t'i vini paratë mbi kartat, se ndryshe mund të ngatërrohem në hesapet. —

Një nga lojtarët tha që shpresonte se mund të kishin besim në fjalën e tij.

— Sigurisht që ju besoj, po kam frikë mos ngatërrohem; ju lutem virini paratë mbi kartat, — ia ktheu Dollohovi. — Ti mos u bëj merak, pa e shohim pastaj hesapin bashkë, — shtoi duke iu drejtuar Rostovit.

Loja vazhdoi; kamerjeri u shtinte shampanjë parreshtur.

Rostovi humbiste gjithënjë me ato letra që zinte, dhe qysh tani kish hyrë tetëqind rubla borxh. I rëndoi vetëm një letre tetëqind rubla, po në atë çast, ndërsa po i shtinin shampanjë, ndërroi mendim, tërhoqi shumën e parë dhe vuri vetëm njëzet rubla si zakonisht.

— Rëndoji me tetëqind, — i tha Dollohovi, sidoqë bënte sikur nuk e shikonte, — mos i hiq, kështu do t'i nxjerrësh sa më parë ato që ke humbur. Me të tjerët humbas, kurse me ty fitoj. Mbase nga që ti ke frikë prej meje? — përsëriti.

Rostovi u bind, rëndoi me tetëqind rubla dhe lojti një shtatë kup me një qoshe të thyer, që e kish marrë që përdhé. Kjo nuk i dilte nga mendja për shumë kohë pastaj. Lojti shtatën kup, si shkroi aty me një shkumës me majë numrin tetëqind me shifra të rrumbullakta e të drejta, piu një gotë shampanjë që kish nisur të ngrohej, bëri buzën në gaz nga fjalët e Dollohovit, dhe me zemër të ndrydhur, duke pritur shtatë kup, zuri të vështronte duart e Dollohovit që mbanin tufën e kartave. Fitimi ose humbja e asaj shtate kup kish rëndësi të madhe për Rostovin. Të djelën e javës së shkuar, Ilia Andreiçi i kish dhënë të birit dy mijë rubla; konti, që nuk i pëlqente kurrë të zinte ngoje se ishin ngushtë nga paratë, i kish thënë se ato parà qenë të fundit gjer në maj e, për këtë arësye i lutej që ta mblidhte një çikë dorën këtij here. Nikolla i qe përgjegjur se kjo shumë i arrinte e i tepëronte dhe se jepte fjalën e nderit që nuk do të kërkonte parà të tjera gjer në Pranverë. Tani nga këto para mbeteshin një mijë e dyqind rubla. Kështuqë, po të humbte tani, nuk i shkonin vetëm një mijë e gjashtëqind rubla, po do të shtrëngohej të shkelte edhe fjalën e dhënë. Të gjitha këto vareshin tani nga ajo shtata kup. Me zemër të ndrydhur, po vështronte duart e Dollohovit dhe mendonte: „Hajde, pa ma jep shpejt atë kartë këtu, e të marr kapelën, të shkoj në shtëpi të ha darkë me Denisovin, Natashën e Sonjën e të mos ze më letra me dorë

kurrën e kurrës". Në atë çast jeta e familjes së tij, shakatë me Petjan, bisedimet me Sonjën, duetet me Natashën loja me t'anë e gjer te shtrati i tij i qetë në shtëpinë e rrugës Povarskaja i dilnin para syve aqë qartë, me një forcë e një magji të atillë sikur gjithë këto gjëra të kishin qënë një lumturi e kaluar prej shumë kohe që e kish humbur e që vetëm tani ia dinte vlerën. Nuk mund të pranonte që, nga një fat i verbër, duke rënë shtata kup nga e djathta në vend që të binte nga e majta, të merrej më qafë, të humbte përgjithmonë atë lumtëri që e kuptonte tani dhe e shihte me sy të tjerë, atë lumtëri që ndriçohej nga një dritë e re, e të kredhej në greminën e një mjerimi ende të paprovuar e të papërcaktuar. Kjo s'mund të bëhej; megjithatë ai priste me zemër të dredhur e ndiqte me sy çdo lëvizje të duarve të Dollohovit. Këto duar eshtër-mbëdha e si të kuqe, me qime që i dilnin nga mëngët e këmishës, i lëshuan letrat mbi tryezë dhe muarën gotën e llullën që po ia zgjatte dikush.

— Domethënë ti s'ke frikë të lozësh me mua? — përsëriti Dollohovi, dhe, sikur desh të tregonte ndonjë mesele për të qeshur, la kartat, u lëshua i tëri në shpinzën e karrigës e zuri të fliste me ngadale, me buzën në gaz:

— Po, zotërinj, më kanë thënë se në Moskë më paska dalë nami se qënkam hileqar, prandaj shikoni hapini sytë mirë me mua.

— Hajde, ndaji pra! — tha Rostovi.

— Oh, fjalët që hapen në Moskë! — ia bëri Dollohovi, buzagaz, dhe mori kartat në dorë.

— Aaah! — mënt thirri Rostovi, duke ngritur të dy duart në kokë. Shtata kup që i duhej kish dalë përsipër, ishte letra e parë e tufës. Kish humbur më tepër nga ç'mund të paguante.

— Veç mos e humb toruan, — i tha Dollohovi, duke e parë me bisht të syrit, dhe vazhdoi të ndante letrat.

## XIV

Një orë e gjysmë më vonë pjesa më e madhe e lojtarëve e quanin lojën e tyre si një gjë fare pa rëndësi, që nuk u bënte asnjë përshtypje. Tërë interesi i rrethit ish përqëndruar në lojën që bënte Rostovi. Në vend të njëmijë e gjashtëqind rublave, tani kish hyrë borxh përmbi dhjetë mijë; një kolonë e gjatë shifrash ish shënuar në hesap të tij e që, tani, i kish kapërxyer mbase të pesëmbëdhjetë mijët. Në të vërtetë shuma kish arritur tani më përmbi njëzet mijë, Dollohovi as mbante vesh e as tregonte më meselera; ndiqte me vëmendje të madhe çdo lëvizje të duarve të Rostovit dhe kohë më kohë i hidhte një sy të shpejtë listës së shifrave të borxhit. E kish vendosur ta vazhdonte lojën gjer sa të arrinte borxhi në dyzetetri mijë. E kish zgjedhur këtë shifër sepse „dyzetetre" ishte shuma e vjetëve të tij me vjetet e Sonjës. Rostovi, me kokën të mbështetur në duar, qëndronte ulur përpara tryezës tërë shifra, llangosur me verë, e plot me letra kumari. E mundonte një mbresë torturonjëse: ato duar si të kuqe,ështërmbëdha, me ato qime që i dilnin që poshtë mëngëve të këmishës, ato duar që ai i donte e i urrente, e kishin nën pushtetin e tyre. „Gjashtëqind rubla, aso, dy herë aqë, nëntë... as për t'i nxjerrë dot kurrë ato që kam humbur!... Ah, sa i lumtur do të isha në shtëpi... Fant maç... s'është e mundur!... E pse vallë bën kështu me mua?..." thosh me vete e bluante me mëndje Rostovi. Ndonjëherë i rëndonte ndonjë kartë me një shumë të madhe, po Dollohovi nuk pranonte ta ngrinte aq shumë dhe e caktonte vetë sa duhej të vinte. Nikolla i bindej, dhe herë i lutej Zotit siç i qe lutur në fushën e betejës në urën e Amstetenit; herë i dukej sikur ajo kartë që do t'i binte e para në dorë midis një togu letrash të përhapura, të hedhura nën tryezë, do ta shpëtonte; ose zinte e njehte sa shirita kish në xhaketën e tij e bëhej gati të rëndonte mbi një letër me po aqë pika, me aq parà sa ishte shuma që kish humbur; herë kthehej e vështronte lojtarët e tjerë sikur kërkonte

ndihmë prej tyre; herë ia qepte sytë fytyrës së ftohtë të Dollohovit duke u përpjekur t'i blente mëndjen.

„Ai e di fort mirë se ç'do të thotë për mua kjo humbje. A është e mundur që të dëshirojë të më fikë? Më ishte shok e mik. Unë e doja me gjithë zemër... Po as ai s'ka faj... e ç'të bëjë? Ja që i vete, ja që ka fat! Po se mos kam unë ndonjë faj", thosh me vete. S'kam bërë asgjë të keqe. A mos vrava njeri, a mos i rashë me qafë ndokujt? Ç'të ligë kam bërë? Asnjë. Po atëhere ç'është kjo e keqe që më ra mbi kokë? Dhe si e kur filloi kjo e keqe? Ja, gjer aty më parë iu afrova kësaj trueze me mëndje që të fitoja njëqind rubla, t'i blija mamasë për ditën e emrit atë kutizën e të kthehesha në shtëpi. Sa i lumtur që isha! Sa të lirë, sa të lehtë e sa të gëzuar që e ndjeja veten! Po atëhere nuk e kuptoja sa i lumtur që isha! Kur u bë vallë kjo përmbysje, dhe kur filloi kjo gjëndje e re, e tmeruar? Si erdhi ky ndryshim? Ç'e shkaktoi? Unë isha ulur si tani në këtë vënd, përpara kësaj tryeze, dhe, kështu, si tani, zgjidhja e shtyja kartat dhe shikoja ato duar të shkathta koskë-gjera. Kur ndodhi kjo, dhe çfarë ndodhi? Unë jam i shëndoshë, i fortë, jam gjithënjë ai që kam qënë dhe po rri ulur gjithmonë po në këtë vënd. Jo, jo, s'është e mundur! Të gjitha këto janë pesë me hiç. S'ka për të zgjatur shumë kjo ëndër e ligë!"

Qe skuqur e qe mbytur në djersë, megjithëse aty në sallë nuk ishte nxehtë. Të këpuste shpirtin kur e shihje në fytyrë, aq më shumë se mundohej të mos e bënte veten e të mos dukej se ç'vuante përbrënda.

Shuma arriti në shifrën fatale të dyzetetri mijëve. Rostovi kish zgjedhur një kartë që do t'i rëndonte me dyfishin e tri mijë rublave që sapo i kish lojtur, kur Dollohovi, si mblodhi letrat dhe i vuri mënjanë, mori shkumësin dhe zuri të mblidhte me të shpejtë, me atë shkrimin e tij të hollë e të saktë, kolonën e shifrave që përbënin shumën e humbjeve të Rostovit.

— Mjaft tani, është ora të hamë darkë! Ja dhe ciganët!

Dhe me të vërtetë disa silueta të zeza burrash e grash po hynin në sallë, duke ardhur nga të ftohtët, dhe diç thoshin me atë theksin e tyre prej ciganësh. Nikolla e kuptoi se kish marrë fund kjo punë; megjithatë foli e tha me një zë të ftohtë sikur aq i bënte:

— Si, nuk do të lozësh më? Unë kisha zënë një kartë që për kokën e kartës... — sikur interesohej vetëm për qejfin e lojës në vetvete, pa as që pyeste fare për humbjet që kish pasur.

„Obobo, s'ka shpëtim për mua, u fika fare", mendonte. „Tani plumbi në lule të ballit, vetëm kjo më mbetet tani" dhe po në këtë kohë thosh me të qeshur:

— Hajde, edhe një kartë.

— Mirë, — u përgjegj Dollohovi, që e kishte mbledhur shumën, — mirë! Verë njëzetenjë rubla, — tha, duke treguar shifrën 21 që tejkalonte shumën rrumbullake prej dyzetetri mijë dhe, si mori letrat, zuri të jepte kartat, Rostovi, që kishte shënuar 6000 në një kartë, e prishi atë shifër pa bërë zë dhe shkroi 21.

— Për mua njësoj është, — tha, — vetëm dua të di do të ma japësh kësaj radhe dhjetën apo jo.

Dollohovi rëndë-rëndë filloi të jepte kartat. Oh, sa i urrente Rostovi në këtë çast ato duar të kuqe, me gishtrinj të shkurtër, me ato qime që i dilnin që poshtë mëngëve të këmishës e që e kishin nën pushtetin e tyre... Dhjeta fitoi.

— Më detyrohi dyzetetri mijë rubla, kont, — i tha Dollohovi e, duke u shtryqur, u ngrit nga trueza. — U lodhëm së ndenjuri ulur kaq kohë.

— Po, dhe unë u lodha, — tha Rostovi.

— Kur mund të m'i jepni të hollat, kont? — e ndërpreu Dollohovi sikur desh t'i thoshte se shakaja e tij ishte pa vënd.

Nikolla u skuq u bë flakë dhe e hoqi Dollohovin mënjanë në dhomën tjetër.

— S't'i paguaj dot të gjitha mënjëherë. Do të pranosh një kambial, — i tha.

— Dëgjo, Rostov, — i tha Dollohovi më një buzëqeshje të çelur e duke e vështruar drejt në sy, —

ti e di proverbin: „Kush ka fat në dashuri, humbet në lojë". Jot kushërirë ka rënë në dashuri pas teje. Unë e di. —

— „Oh, sa keq qënka të jesh në dorën e këtij njeriu", mendoi Rostovi.

Rostovi e kuptonte se ç'grusht të rëndë do t'i jepte t'et dhe s'ëmës kur t'u rrëfente për paratë që kish humbur në kumar; e kuptonte ç'lumtëri e madhe do të ishte sikur të mund të çlirohej nga ky ankth dhe e ndjente se Dollohovi e dinte që mund ta shpëtonte nga ky turp e nga kjo dhëmbje, po tani për tani ia kish ënda të loste me 'të si macja me minë.

— Jot kushërirë... — desh të thosh Dollohovi, po Nikolla ja preu fjalën për gjysmë:

— Ime kushërirë s'hyn në këtë mes dhe s'është nevoja ta zesh ngoje! — briti i xhindosur.

— Atëherë kur mund të më paguani? — pyeti Dollohovi.

— Nesër, — u përgjegj Rostovi dhe dolli nga dhoma.

## XV

Të thoshte „nesër" me një ton të sigurt e një qëndrim dinjitoz nuk qe e vështirë; po të arrinte vetëm në shtëpi, të shihte të motrat, të vllanë, të ëmën, të jatin, të rrëfej e të kërkonte të hollat, për të cilat s'kish të drejtë pas fjalës së nderit që kishte dhënë, kjo qe e tmershme.

Në shtëpi s'kishin rënë akoma të flinin. Denisovi dhe zonjushet, si qenë kthyer nga teatri, kishin ngrënë darkë e pastaj ishin mbledhur pranë pjanos. Me të shkelur brënda në sallë, Nikolla e ndjeu veten të mbështjellë nga ajo atmosferë dashurie dhe poezie që zotëronte atij dimri në shtëpinë e tyre e që tani, pas propozimit të Dollohovit dhe ballos së Jogelit, dukej sikur ish dëndësuar edhe më shumë, si ajri para shtrëngatës, përmbi Sonjën dhe Natashën. Sonja me Natashën, me fustan të kaltërt që e kishin veshur për të shkuar në

teatër, të bukura e të vetëdijëshme për këtë bukuri, të qeshura, të lumtura, po rrinin pranë pjanos. Vera me Shinshinin po losnin shah në sallon. Kontesha plakë, duke pritur të birin e të shoqin, po loste letra me një plakëruqe, një aristokrate, që banonte tek ata. Denisovi, me sytë që i shkrepëtinin, me flokë të shpupurishur, ish ulur, duke mbajtur një këmbë prapa, në pjano, dhe, duke përkitur lehtë tastierën me gishtërinjtë e tij të shkurtër, po merrte akorde; duke perënduar sytë, me atë zërin e tij të ulët e pakëz të ngjirur po të saktë, këndonte disa vargje që i kish shkruar vetë, „Magjistarja", që desh t'u gjente muzikën.

*„O Magjistare, valle me ç'magji*
*Më shtyn të zgjoj-o telat e përgjumur?!*
*Më thuaj ç'zjarr më ndeze ti në gji?*
*Pse shpirti më këndon si zok i lumur?!"*

Këndonte me afsh e me zë të përmalluar dhe sytë e tij të zez e të shkëlqyer ia kish qepur Natashës, që dukej hem e lumtur hem e trembur.

— Sa bukur! Mrekulli! — thërriste Natasha. — Edhe një strofë tjetër, — thoshte, pa e vënë ré Nikollën.

„Këtu asgjë s'ka ndryshuar", mendoi Nikolla, duke i hedhur një sy sallonit, ku ndodheshin Vera dhe e ëma me zonjën plakë.

— Ah, ja dhe Nikolenka! —

Natasha iu afrua me vrap.

— Babai, këtu është? — pyeti Nikolla.

— Sa mirë që erdhe! — tha Natasha, pa iu përgjegjur. — Jemi shumë të gëzuar që të gjithë. Vasil Dmitriçi qëndroi për qejfin tim edhe një ditë, e di?

— Jo, babai s'ka ardhur akoma, — tha Sonja.

— Erdhe, o pëllumb, eja këtu, xhan! — tha zëri i konteshës nga salloni.

Nikolla iu afrue s'ëmës, i puthi dorën dhe, duke u ulur pa thënë asnjë fjalë në tryezën e saj, zuri t'i shikonte duart, që vendosnin kartat.

Nga salla dëgjoheshin vazhdimisht të qeshura dhe zëra gazmorë që i luteshin Natashës të këndonte.

— Hajde, hajde, s'ka fjalë tani, — bërtiste Denisovi — është radha juaj! Pa na e këndoni atë *barkarolën*, ju lutem shumë. —

Kontesha vështroi të birin që po rrinte gojëkyçur.

— Ç'ke? — e pyeti.

— Oh, asgjë, — iu përgjegj, sikur të qe mërzitur nga kjo pyetje, e përherëshme dhe e njëllojtë. — Babai, do të vijë shpejt vallë?

— Besoj se po.

„Këtu asgjë s'ka ndryshuar. Nuk dinë gjë! Ku të vete të futem?" mendoi Nikolla dhe shkoi sërish në sallë ku ishte pjanoja.

Sonja qe ulur në pjano dhe po ekzekutonte preludin e asaj barkarole, që Denisovit i pëlqente më shumë se çdo muzikë tjetër. Natasha po bëhej gati të këndonte. Denisovi e shikonte në ekstazë, i ngazëlluar.

Nikolla zuri të ecte poshtë e lartë nëpër sallë.

„E përse i thonë të këndojë? Sikur di të këndojë ajo! E ç'kuptojnë? Ç'kënaqësi mund të ketë në këtë mes?" thoshte me mëndje të tij Nikolla.

Sonja mori akordin e parë të preludit.

„O Zot, o Perëndi, mbarova me të tëra, u fika, humba gjithëçka, edhe nderin. S'më mbetet veçse plumbi në lule të ballit! Jo këngë po plumbi më duhet mua!" mendoi. „Të ikij? — Po ku? Njësoj është, le të këndojnë!"

Nikolla, gjith duke bërë xhiro nëpër sallë, vështronte vëngër e zymtë Denisovin me vajzat dhe u ruhej vështrimeve të tyre.

„Nikolenka, ç'keni?" pyeste syri i Sonjës i mbërthyer mbi 'të. Ajo e kish parë menjëherë se diç i kish ndodhur atij.

Nikolla ktheu kokën në anën tjetër. Edhe Natasha, e ndieshme siç ishte, e kish kuptuar aty për aty gjëndjen shpirtërore të të vëllait. I kish rënë sakaq në sy, po në atë çast e ndjente veten aq të gëzuar, ishte aq larg çdo dhëmbjeje, hidhërimi e an-

dralle, sa që (siç ngjet shpesh herë te të rinjtë) gënjente veten e saj me dashje. „Jo, unë jam aq e gëzuar sa që s'mund ta prish këtë gëzim duke marrë pjesë në dhëmbjen e tjetrit", mendonte, e pastaj thoshte me vete: „Jo sigurisht që gabohem ai është më qejf sikundër jam edhe unë".

— Hajde, Sonja, — tha, dhe shkoi nga mezi i sallës, ku i dukej së zëri do të kumbonte më mirë.

Kokën lart, krahët të lëshuara pas trupit siç bëjnë balerinat, Natasha, duke u drejtuar me një lëvizje energjike e duke ecur në majë të gishtërinjve, bëri disa hapa në mes të sallës dhe u ndal.

„Ja ç'jam e zonja të bëj!" dukej sikur thosh, duke iu përgjegjur vështrimit plot ngazëllim të Denisovit, që nuk ia hiqte sytë.

„E ç'e gëzon kaqë shumë? — mendoi Nikolla duke shikuar të motrën. — Si nuk mërzitet, vallë? Si s'i vjen turp?!"

Natasha ia mori këngës, fyti iu zgjerua, kraharori iu ngrit përpjetë, sytë i muarën një shprehje serioze. Ajo s'mendonte për asnjë, s'mendonte për asgjë në atë çast, dhe nga goja e saj e qeshur duallën tinguj, ata tinguj që mund t'i nxjerrë kushdo, me gjith ato pauza e intervale, që një mijë herë na lënë të ftohtë e indiferentë, po për të njëmijenjëtën herë na bëjnë të dridhemi e të qajmë.

Atij dimri, për të parën herë Natasha kish filluar të merrej seriozisht me kanto, sidomos për shkak të entusiazmit që tregonte Denisovi për 'të... Tani nuk këndonte më si fëmijë, dhe në të kënduarit e saj nuk ndihej më ai kujdes disi qesharak e foshnjor i mëparshëm; po akoma nuk këndonte mirë, sikundër thoshin tërë kompetentët që e dëgjonin. „Nuk është një zë i edukuar, po është shumë i bukur, duhet formuar", thoshin gjithë; po këto fjalë i thoshin zakonisht pas një copë here të mirë që kish heshtur ai zë. Në kohën që ky zë kumbonte megjithë frymëmarrjet e gabuara e ndonjë vështirësi në disa pasazhe, edhe ata që merrnin vesh s'thoshin asgjë, vetëm kënaqeshin e u prehej shpirti nga ai zë i paformuar e s'dëshironin gjë tjetër veç ta dëgjonin edhe një herë. Në zërin e saj ish një

freski e tillë virgjërore dhe e papjekur, një pavetëdijë e tillë e forcave të veta, një ëmbëlsi e pastër dhe e kulluar dhe akoma e pastërvitur në një harmoni kaq të plotë me të metat e artit të saj prej këngëtareje, sa që dukej sikur nuk do të mund të ndryshoje asgjë në këtë zë pa e prishur.

„Po kjo ç'është?" mendoi Nikolla, dhe me sy të hapur nga çudia dëgjonte zërin e së motrës. „Ç'ka kështu kjo, sot? Të kënduar që bën!", mendoi. Dhe, befas, duke harruar çdo gjë tjetër në botë, shpirti i tij u përqëndrua i tëri në atë zë magjik, priste me afsh notën vazhduese, frazën që pasonte, dhe çdo gjë në botë u nda në tri kohë: „*Oh, mio crudele afette*[1]) ... Një, dy, tri ... një, dy ... një ... *Oh, mio crudele* affetto ... një, dy, tri ... një. Eh, sa e zbrazët, sa e marrë është jeta jonë!" mendoi Nikolla. „Të gjitha këto, dhe fati i keq, dhe paratë, dhe Dollohovi, dhe zemërimi, dhe nderi, — të gjitha këto s'kanë asnjë kuptim ... Ja kush ka rëndësi ... Jepi, Natashë, jepi pëllumbeshë! Jepi, o shpirt! ... Qysh do ta marrë vallë këtë, „si"? E mori! M'i lumtë! Lavdi Zotit!" dhe ai vetë, pa e kuptuar se po këndonte, për ta forcuar atë „si", mori një tingull të dytë në tercën e notës së lartë. „O Zot! Sa bukur! Si munda ta marr kaq mirë, unë? Sa çudi!" mendoi.

Oh, si dridhej kjo tercë e si fërgëllonte e mallëngjehej shpirti i Rostovit thellë mu në thelb të tij! Në thelbin e tij më të kulluar e më fisnik! Dhe ky thelb i qëruar i shpirtit të tij ish i pavarur nga çdo gjë në botë dhe qëndronte më larg nga të gjitha. „E ç'rëndësi kanë këtu humbjet në kumar, dhe Dollohovët, dhe fjala e nderit! ... Gjepura janë që të gjitha! Mund të vrasësh, mund të vjedhësh dhe prapë të jesh i lumtur ...

## XVI

Prej shumë kohe Rostovi s'kish provuar një kënaqësi të tillë, si asaj dite, duke dëgjuar muzikën. Po kur Natasha mbaroi së kënduari barkarolën e

1) Oh, dashuria ime mizore.

saj, ai u kthye menjëherë në realitetin e gjërave. Pa thënë asnjë fjalë, dolli e zbriti në dhomën e vet. Pas pesëmbëdhjetë minutash konti plak, i kënaqur e i gëzuar, u kthye nga Klubi. Nikolla që kish ndjerë karrocën tek po vinte, i shkoi menjëherë.

— E, a dëfreve? — pyeti Ilia Andreiçi, duke e shikuar të birin me gaz e mburrje.

Nikolla desh t'i përgjigjej „si jo!", po nuk mundi: mezi mbante të qarët. Konti s'vuri re gjë, se po ndiste llullën.

„Kësaj s'i shpëtoj dot!" mendoi Nikolla për të parën e për të fundit herë. Dhe befas, me tonin më sërbes e më të çkujdesur që edhe atij vetë iu duk i ulët e neveritës, sikur t'i kërkonte karrocën për të dalë shetitje qytetit, i tha t'et:

— Baba, erdha për një çështje serioze, se mënt harrova. Kam nevojë për parà.

— E sheh? — tha i ati që ishte më qejf si kurrë ndonjëherë tjetër, — të thashë unë që nuk do të të sosnin. Ke nevojë për shumë?

— Shumë dhe çfarë shumë! — foli Nikolla duke u skuqur, me një buzëqeshje pa të keq prej leshkoje, që për shumë kohë pastaj nuk mundi t'ia falte vetes. — Kam humbur pak në kumar, domethënë shumë, tepër bile, dyzet e tri mijë rubla.

— Ç'farë? Me kë?... Tallesh! — briti konti, ndërsa qafa dhe zverku iu mbushën menjëherë me njolla të kuqe si prej dhamblIaje, siç ndodh te pleqtë.

— Kam dhënë fjalën t'i paguajë nesër, — tha Nikolla.

— O Zot!... — ja bëri konti plak, duke hapur krahët dhe u lëshua në kanape pa pikë fuqie.

— Ç'i bën? E kujt nuk i ka ndodhur një gjë e tillë! — tha i biri me guxim e pa të keq, ndërsa në shpirt të tij e quante veten të poshtër e faqezi dhe mendonte se për tërë jetën s'do të mund ta lante këtë krim. Do të desh t'i merrte duart të jatit e t'ia puthte, t'i binte më gjunjë e t'i lypte ndjesë; po në vënd që të bënte kështu, i thosh pa pikë turpi se një gjë e tillë mund t'i ndodhej kujtdo.

Kont Ilia Andreiçi uli sytë poshtë kur dëgjoi këto fjalë dhe tha me nxitim sikur diç po kërkonte:

— Po, po, do të jetë e vështirë, kam frikë se do të jetë e vështirë t'i gjejmë... E kujt nuk i ka ndodhur? Po, e kujt nuk i ka ndodhur!... —

Dhe konti vështroi në fytyrë të birin vjedhurazi e si me frikë dhe zuri të dilte nga dhoma. Nikolla ish përgatitur të ndeshte në kundërshtim, po një qëndrim të tillë nga ana e të jatit nuk e priste kurrën e kurrës.

— Babko! Ba... babko! — i thirri nga pas, duke qarë me dënesë, — më falni! — dhe duke i rrëmbyer t'et dorën, shtrëngoi buzët mbi 'të e ia plasi vajit.

Në kohën që at e bir bënin këtë bisedë, nënë e bijë kishin një bisedë tjetër jo më pak të rëndësishme. Natasha, shumë e tronditur, ish sulur te kontesha.

— Mama!... Mama!... Ai më tha...

— Çfarë të tha?

— Më tha se më dashuron. Mama! Mama! — bërtiste.

Kontesha nuk u besonte veshëve të saj. Denisovi i paskej kërkuar dorën. E kujt? Një çupëline, Natashës vocërrake, që gjer më dje loste me kuklla e që edhe sot akoma merrte mësime.

— Natasha, mjaft me këto marrëzira, — i foli, duke vajtur akoma me shpresë se mos bënte shaka.

— Posi, marrëzira! Unë ju them të vërtetën, nuk qesh, — ia ktheu e zemëruar Natasha. — Unë erdha t'ju pyes si të bëj, dhe ju më thoni se kjo është marrëzi...—

Kontesha ngriti supet.

— Në është e vërtetë që *monsieur*[1]) Denisovi të kërkoi dorën, thuaji që është budalla; ja kështu i thuaj!

— Jo, nuk është budalla, — ia ktheu Natasha, e fyer dhe e ngrysur.

1) Zotni.

— E po ç'do ahere? Ju sot paski rënë të gjitha në dashuri. Mirë, pra, në ke rënë në dashuri, merre! — qeshi hidhur kontesha. — Dhe Zoti të bekoftë!

— Jo, mama, s'kam rënë në dashuri, me sa më duket s'kam rënë në dashuri pas tij.

— Po mirë, kështu i thuaj, pra.

— Mama, po pse nxeheni? Mos u nxehni, shpirt, hajde, ç'faj kam unë e mjera?

— Jo, s'ke ndonjë faj, po si të bëjmë thua ti? Po deshe, shkoj unë e ia them. — foli kontesha me buzë në gaz.

— Jo, ia them vetë, veç mësomëni se si. Ju qeshni se e keni kollaj, — shtoi, duke parë se e ëma po qeshte. — Po sikur të ishit atje e ta shihnit kur ma tha! E di fort mirë që nuk desh të ma thosh, po se si i shpëtoi ashtu pa dashur.

— Sidoqoftë, ti duhet t'i thuash jo.

— Jo, jo. Sa keq më vjen për 'të! Sa i dashur që është!

— Ahere thuaji po. Tani u rrite, u bëre tamam për t'u martuar! — qesëndisi kontesha me zemërim.

— Jo, mama, më dhimbet sa s'e tregoj dot. S'di si t'ia them.

— Ti s'ke nevojë t'i thuash gjë, ia them unë, — shfryu kontesha, e indinjuar që dikush kish pasur guximin t'i drejtohej asaj çupëline si të ishte ndonjë e madhe.

— Jo, me asnjë mënyrë, unë vetë do t'ia them, dhe ju rrini e dëgjoni te dera. — E Natasha dolli me vrap nga salloni dhe hyri në sallën ku Denisovi po rrinte ulur gjith në atë karrige, përpara pjanos, me fytyrën në duar.

Brofi më këmbë kur dëgjoi çapet e saja të lehta.

— Natali, — tha, duke iu afruar me hapa të shpejta, — vendosni mbi fatin tim. Është në dorën tuaj.

— Vasil Dmitriç sa keq që më vjen për ju!... Sa i mirë që jeni, sa i dashur!... po kjo s'është e

mundur... jo... s'është e mundur... po, edhe kështu, unë ju betohem se do t'ju dua përgjithmonë...—

Denisovi u përkul mbi dorën e saj dhe Natasha dëgjoi ca tinguj të çuditshëm që i duallën nga gryka, ca tinguj që ajo nuk i kuptonte. Ajo e puthi në flokët e zes, kaçurrel e të shpupurishur. Në atë çast u dëgjua fëshfërima e shpejtuar e rrobes së konteshës. Ajo erdhi pranë tyre.

— Vasil Dmitriç ju falënderoj për nderin që na bëni, — tha me një zë të mallëngjyer e të tronditur, që Denisovit iu duk i rreptë, — po ime bijë është shumë e vogël, dhe unë besoja se ju, si shoku i tim biri, do të më drejtoheshit mua, në krye. Në atë çast puna nuk do të kish arritur gjer këtu.

— Konteshë, — filloi Denisovi me sytë përdhe e me një pamje prej fajtori; diç desh të thoshte, po e preu fjalën.

Natasha, tek e shihte ashtu aq të vrarë e të pikëlluar, s'duroi dot e ia dha të qarit me dënesë.

— Konteshë, jam fajtor kundrejt jush, — vazhdoi Denisovi me zë të prerë, — po dijeni se unë e adhuroj aq shumë bijën tuaj dhe tërë familjen tuaj, sa do të jepja dy herë jetën... — Vështroi konteshën dhe pà fytyrën e saj të rreptë. — Pra, lamtumirë, konteshë, — tha, i puthi dorën dhe, pa e shikuar Natashën, dolli me hapa të shpejta dhe energjike.

*

* *

Të nesërmen Rostovi e kaloi gjithë ditën me Denisovin, që nuk desh të rrinte në Moskë asnjë ditë më shumë. Gjithë shokët e tij moskovitë i shtruan Denisovit një darkë lamtumire në një lokal me ciganë dhe cigane dhe atij nuk i kujtohej më pas se si e kishin vënë në sajë dhe se si i kish bërë tri etapat e para.

Si iku Denisovi, Rostovi, duke pritur paratë që konti plak nuk mundi t'i mbledhë tok të gjitha

menjëherë, kaloi edhe dy javë në Moskë, pa dalë nga shtëpia, duke ndenjur më shumë në dhomat e vajzave.

Sonja ishte me 'të më e dashur, më e dhëmshur e më e ngjitur se më parë. Dukej sikur donte t'i rrëfente se humbja e tij në kumar ishte një aksion heroik e pikërisht për këtë ajo e dashuronte edhe më shumë akoma. Po Nikolla e quante veten të padenjë për atë vajzë, tani.

I mbushi albumet e vajzave me vargje e me nota muzike, dhe pa u përshëndetur me asnjë nga të njohurit e tij, si ia dërgoi më në fund të dyzetetri mijë rublat gjer më një dhe si mori një dorë nga Dollohovi, u nis në të dalë të nëntorit për në regjimentin e tij që, tani, ishte në Poloni.

# PJESA E DYTË

## I

Pas shpjegimit që pati me të shoqen, Pjeri iku në Peterburg. Në stacionin e postës së Torzhokut s'kish kuaj, ose kujdestari s'desh t'i jepte. Pjerit iu desh të priste. U shtri pa u xhveshur në një kanape lëkure përpara një tryeze të rrumbullaktë, mbështeti mbi këtë tryezë këmbët e tij rondokope me çizme të veshura përbrënda dhe u zhyt në mendimet e veta.

— Urdhëroni t'i sjellim këtu valixhet? Urdhëroni të rregullojmë shtratin, t'ju biem çaj? — e pyeste kamerjeri.

Pjeri nuk përgjigjej, se as shihte as dëgjonte gjë... Kish filluar të mendohej që në stacionet e mëparëshme dhe mendja i punonte si flakë gjith më një gjë, një gjë kaq e rëndësishme që s'e linte të vinte re ç'po ngjiste rrotull tij. Jo vetëm që s'pyeste se do arrinte në Peterburg më vonë apo më shpejt, se do të kish a s'do kish një vënd për t'u çlodhur në këtë stacion, po edhe aq i bënte në se do të qëndronte këtu disa orë apo tërë jetën, — aq rëndësi të madhe kishin për 'të ato mendime që e mundonin e që e kishin rrëmbyer të tërin.

Kujdestari i stacionit, e shoqja, kamerjeri, një shitëse qindizmash nga Torzhoku hynin në dhomë kush e kush t'i shërbente më parë. Pjeri, pa lëvizur nga vëndi, i vështronte përmes syzeve dhe s'e merrte dot vesh se ç'kërkonin prej tij e si mund të ishin aq të qetë këta njerëz pa u gjetur dot një zgjidhje problemeve që e cfilitnin atë. Dhe e mundonin gji-

thënjë e pa pushim po ato probleme ç'prej asaj dite kur, pas duelit, qe kthyer nga Sokolniki dhe kish kaluar natën e parë pa gjumë e në tortura.

Po tani, në vetminë e udhëtimit, këto mendime e kishin pushtuar krejt e s'e linin të qetë asnjë çast. S'i hiqeshin nga mëndja e vate, sado që mundohej t'i largonte; bënte ç'bënte, prapë do të kthehej po në ato probleme, të cilat as i zgjidhte dot, as i fshinte dot nga defteri. Ishte sikur në mëndjen e tij të qe ngrënë ajo vidha kryesore nga e cila varej tërë jeta e vet. Vidha nuk hynte më tutje, as nuk dilte jashtë, po vërtitej pa zënë gjëkundi gjith një vënd dhe ai as që mund ta ndalte së vërtituri.

Hyri kujdestari dhe, me shumë përulësi e nderime, zuri t'i lutej shkëlqesisë së tij të kish mirësinë të priste vetëm nja dy orë; pastaj, sido që të ngjiste, do t'i jepte shkëlqesisë së tij kuajt e postës. Sigurisht që kujdestari gënjente dhe donte vetëm t'i xhvatte udhëtarit sa më shumë të holla.

„Është një e keqe kjo apo një e mirë?" pyeste me vete të tij Pjeri. „Për mua është një e mirë, për një udhëtar tjetër është një e keqe, dhe për atë është një gjë e domosdoshme, sepse ndryshe s'ka të hajë: ky thotë se një oficer, të cilit s'i dha kuaj një herë, e paska rrahur. Dhe oficeri e ka rrahur se kish nevojë të udhëtonte sa më shpejt. Dhe unë shtiva kundër Dollohovit, se e quaja veten të fyer, dhe Luizit të XVI i prenë kokën se e quanin kriminel; po pas një viti i vranë për diçka të tillë pikërisht ata që e kishin dënuar atë me vdekje. Çfarë është e keqe? Çfarë është e mirë? Çfarë duhet dashur e çfarë duhet urrejtur? Me ç'qëllim të jetojmë? Ç'jam unë? Ç'është jeta? Ç'është vdekja? Cila është ajo forcë që qeveris gjithëshka?" pyeste veten.

S'kish përgjigje për asnjerën nga këto pyetje, përveç njërës që ishte ilogjike dhe nuk u përgjigjej aspak këtyre pyetjeve. Kjo përgjigje ishte: „Do të vdesësh dhe çdo gjë do të marrë fund. Do të vde-

sësh dhe do t'i marrësh vesh të gjitha ose do të pushosh së pyeturi. Po edhe „të vdisje" ishte një gjë e tmershme.

Shitësja e Torzhokut i ofronte me një zë të hollë mallin e saj, e sidomos një palë pantofle prej lëkure shevro. „Unë kam me qindra rubla që s'di ku t'i ve, kurse kjo me një gëzof të çkyer e të grisur qëndron aty më këmbë e më shikon me drojtje, „Mendonte Pjeri" „E ç'i duhen këto para? A mundet që këto para t'ia shtojnë qoftë edhe një qime lumtërinë e saj, qetësinë e shpirtit të saj? A ka gjë në botë që mund të na shpëtonte nga e keqja dhe nga vdekja? Nga vdekja që i jep fund çdo gjëje e që do të vijë sot ose nesër? Dhe, sado që të zgjatë kjo jetë, a nuk është vetëm një çast në krahasim me përjetësinë?" Dhe përsëri zinte e shtrëngonte vidhen që nuk kapej gjëkundi, po sillej e vërtitej gjithmonë njisoj e gjithë po në një vënd.

Shërbëtori i tij i solli një vëllim me faqe të prera gjer në gjysmët, një roman në formë letrash të *M-me Souza*[1]). Zuri të lexonte historinë e vuajtjeve dhe të luftës së virtytshme dhe fisnike të një farë *Amélie de Mansfeld*[2]) „E pse nuk iu dorëzua tundonjësit të saj", mendonte „derisa e dashuronte? Zoti s'mund të kish vënë në shpirtin e saj një dëshirë që të ish në kundërshtim me vullnetin e tij. Ime shoqe iu dorëzua dhe, mbase, kish të drejtë". „Asgjë s'dihet gjer më sot", thoshte përsëri Pjeri me vete. „asgjë s'është e sigurt. Dimë vetëm këte, që nuk dimë asgjë. Kjo është shkalla ma e lartë e urtësisë njerëzore".

Çdo gjë në veten e tij rrotull tij i dukej e turbull, pa kuptim dhe neveritëse. Po pikërisht në këtë neveri për çdo gjë që e rrethonte Pjeri gjente një farë kënaqësie të hidhur.

— Guxoj t'i lutem shkëlqesisë suaj të bëjë një çikë vënd për këtë zotërinë këtu, — tha kujdestari duke hyrë në dhomë, i pasuar nga një udhëtar tjetër, që shtrëngohej për mungesë të kuajve të priste aty ashtu si edhe Pjeri.

1) Zonjës Suza.
2) Ameli dë Manfeld.

Udhëtari ishte një plak i trashë, i shkurtër, ësh-tër-madh me një fytyrë verdhacuqe e të zhubravitur, me vetulla të thinjura që i vareshin mbi sytë tërë xhixha me një ngjyrë bojëhiri të shpërlarë.

Pjeri uli këmbët nga tryeza, u ngrit e ra në shtratin e përgatitur për 'të, duke vështruar kohë më kohë të porsa-ardhurin i cili, i ndihmuar nga shërbëtori, më një pamje të zymtë e të lodhur, pa e shikuar Pjerin, mezi po xhvishte qyrkun prej gëzofi. Si mbeti me një xhaketë të vjetër lëkure veshur me *nankin*, dhe me çizme të gjata shajaku që i mbulonin këmbët koskë e lëkurë, udhëtari u ul në kanape, mbështeti në shpinzën kokën e tij të madhe, të gjerë në tëmblat, me flokë të prerë shkurt, dhe vështroi Bezuhovin. Shprehja e rreptë, e mënçur, e mprehtë dhe depërtonjëse e atij vështrimi e çuditi Pjerin, që ndjeu menjëherë dëshirën të shtronte fjalë e kuvënd me udhëtarin; po tek matej ta pyeste për udhën, udhëtari mbylli sytë dhe, si kryqëzoi duart e rreshkëta e të plakura, në njerën nga të cilat mbante në gisht një unazë të trashë gize me figurën e një koke të vdekur[1]) qëndroi pa lëvizur duke u prehur apo duke u menduar thellë dhe qetsisht siç iu duk Pjerit, „dhe shërbëtori i udhëtarit ishte një plakëruq i pakët, me fytyrë verdhacuqe gjithë zhubra, pa mustaqe e pa mjekër, e që dukej sheshit se nuk ishte rruar; sigurisht që ishte qose. Ky shërbëtor plak i lëvritshëm e i shkathtë hapi arkëzën, shtroi tryezën për çaj dhe solli një *samovar* që valonte. Kur u bënë gati të gjitha, udhëtari hapi sytë, vajti shpejt e shpejt në tryezë dhe, si shtiu një gotë çaj për vete, mbushi dhe një gotë për plakëruqin pa qime në faqe e ia vuri përpara. Pjeri filloi të ndjente një çqetsim e deri nevojën e domosdoshme që të shtronte fjalë e kuvënd me këtë udhëtar.

Shërbëtori lëshoi pas një çikë gotën e tij bosh e të përmbysur mbi pjatëzën[2]) me copën e sheqe-

---

1) Përfytyrim simbolik i kafkës së Adamit. (Sh. i p.)

2) Shënjë se nuk dëshironte më. Shumë Rusë e pinë çajin edhe sot e kësaj dite duke kafshuar sheqerin mënjanë, pa e hudhur në gotë. (Sh. i p.)

rit që kish mbetur, dhe e pyeti të zotin në kish nevojë për gjësend.

— Jo, s'dua gjë. Më jep librin, — iu përgjegj udhëtari.

Shërbëtori i zgjati një vëllim që Pjerit iu duk një libër lutjesh, dhe udhëtari u zhyt në lexim. Pjeri e vështronte. Befas udhëtari e lëshoi librin mënjanë, e mbylli, si vuri një shënjë në faqen ku kish mbetur dhe, duke pulitur sytë përsëri, mbështetur pas shpinzës së kanapesë mori prapë qëndrimin e mëparshëm. Pjeri e vështronte: befas, plaku hapi sytë dhe ia nguli drejt në fytyrë vështrimin e tij të mprehtë e të rreptë.

Pjeri e ndjeu veten ngusht: desh t'i shpëtonte atij vështrimi, po sytë xhixhëllonjës të plakut e tërhiqnin me një forcë të pamposhtur.

## II

— Në mos gabohem, kam nderin të flas me kont Bezuhovin, — tha udhëtari me zë të lartë e duke i çkoqitur mirë fjalët.

Pjeri, pa bërë zë, po e vështronte përmes syzavet bashkëfolësin e tij, me një vështrim pyetës.

— Kam dëgjuar për ju dhe për fatkeqsinë që ju ka gjetur, zoti im, — vazhdoi udhëtari. U duk sikur e nënvizoi fjalën fatkeqësi në një mënyrë që donte të thoshte: „po, ju mund ta quani si të doni, por ajo është një fatkeqësi; unë e di se ajo që ju ngjau në Moskë është një fatkeqësi". — Dhe më vjen shumë keq, zoti im. —

Pjeri u skuq, lëshoi me të shpejtë këmbët poshtë shtratit, u zgjat nga plaku dhe buzëqeshi me pahir e me drojtje.

— Nuk jua përmënda këto nga kureshta, zoti im, po nga arësye më të rëndësishme. —

Heshti, pa i a hequr sytë Pjerit, dhe bëri një çikë më tutje në kanape, duke e ftuar me këtë gjest Pjerin të ulej pranë tij. Pjerit s'ia kish ënda të bisedonte me këtë plak, po duke iu bindur pa dashur, u afrua dhe u ul pranë tij.

— Ju jeni fatkeq, zoti im, — vazhdoi ky i fundit. — Ju jeni i ri dhe unë jam plak. Do të desha t'ju ndihmoja me sa më është e mundur.

— Ah, po, — tha Pjeri duke buzëqeshur me pahir. — Ju a di shumë për nder... Që nga vini? —

Fytyra e udhëtarit ish e ngurtë, gati e ftohtë dhe e rreptë; megjithëkëtë fjalët dhe fizionomia e këtij njeriu kishin për Pjerin një fuqi tërheqëse të pamposhtur.

— Po në s'ju pëlqen të bisedoni me mua për çfarëdo arësye qoftë, — tha plaku, — mos u druani të ma thoni, zoti im. —

Dhe befas iu çel e iu ndriçua fytyra me një buzëqeshje të ëmbël e të dhëmbshur si prej àti.

— Jo, jo, ju lutem, përkundrazi, jam shumë i gëzuar që u njoha me ju, — u përgjegj Pjeri, dhe, duke shikuar edhe një herë duart e bashkëfolësit, e kqyri unazën më nga afër. Pà aty kokën e të vdekurit, shënjë e masonerisë.

— Më lejoni t'ju pyes. — i tha — jeni mason?

— Po, bëj pjesë në vllazërinë e frank-masonëve, — tha udhëtari, duke e shikuar në sy Pjerin, përherë e më thellë. — Në emër të tyre si edhe nga ana ime ju jap dorën si vëlla.

— Kam frikë, — tha Pjeri me buzë në gaz e duke u lëkundur midis besimit që i frymëzonte masoni dhe prirjes që kish për t'i quajtur gjepura ato që besonin ata — kam frikë se jemi shumë larg njeri-tjetrit, se botkuptimi im është aq i kundërt me atë tuajin, sa nuk do të mundim kurrë të kuptohemi e të merremi vesh.

— E di botkuptimin tuaj, — tha masoni, — dhe ky botkuptim për të cilin flisni e që ju duket fryti i punës suaj intelektuale, është botkuptimi i shumicës së njerëzve, është fryti uniform i krenarisë, i përtacisë e i padijes. Më falni, zoti im; po të mos ju njihja nuk do të shtroja bisedë me ju. Botkuptimi juaj është një gabim i hidhur.

— Po unë, nga ana ime, mund të mendoj fare mirë se jeni ju në gabim, — ia ktheu Pjeri me një buzëqeshje të ndrojtur.

— Unë nuk do të guxoj kurrë të them se e njoh të vërtetën, — tha masoni, duke e çuditur përherë e më shumë Pjerin me saktësinë dhe forcën e fjalëve të tia. — Fill i vetëm, njeriu nuk e arrin dot kurrë të vërtetën, gur, gur, bëhet kalaja; vetëm me pjesëmarrjen e të gjithëve, me mijëra breza, nga i pari ynë Adami e gjer në kohën tonë ngrihet ai tempull që duhet të jetë shtëpia e denjë e Të Madhit Zot, — tha masoni e mbylli sytë.

— Duhet t'ju them, se nuk besoj, nuk... besoj në Zotin, — foli Pjeri me keqardhje e me gjyç, duke ndjerë nevojën që të thosh tërë të vërtetën.

Masoni e vështroi me vëmëndje dhe qeshi pa zë siç do të qeshte një kamës i madh, që ka miliona, nga fjalët e një të vobekti i cili do t'i qahej se s'kish ku të gjente pesë rubla të shkreta që do ta bënin të lumtur.

— Po, ju nuk e njihni, zoti im, — tha masoni. — Ju s'mund ta njihni. Ju nuk e njihni e prandaj jeni fatkeq.

— Po, po, fatkeq jam, — pohoi Pjeri, — po ç'mund të bëj?

— Ju nuk e njihni, zoti im, dhe prandaj jeni shumë fatkeq. Ju nuk e njihni, po Ai është këtu. Ai është në mua, Ai është në fjalët e mia, është në ty e gjer në fjalët sakrilegje që sapo nxore nga goja, — tha masoni me një zë të rreptë që i dridhej.

Heshti dhe psherëtiu, duke dashur siç dukej ta shtronte gjakun.

— Sikur Ai të mos ishte, — tha më zë të ulët, — ne nuk do të flisnim për Të, zoti im. Për çfarë, për Kë folëm? Kë mohove ti? — tha befas me një autoritet e rreptësi entusiaste në zërin e tij. — Kush e çpiku nëqoftëse nuk është? Pse lindi në mëndjen tënde pandehma se na ekzistoka një qënie e tillë e pakuptueshme. Përse ti dhe gjithë njerëzit keni marrë me mënd ekzistencën e një qënieje të tillë të papërfytyrueshme, të një qënieje të plotfuqishme, të përjetëshme e të pakufishme në të gjitha cilësitë e saja?...

E preu fjalën dhe heshti një copë herë të mirë. Pjeri as mundte as donte ta prishte këtë heshtje.

— Zoti ekziston, po është shumë e vështirë që ta kuptosh, — zuri prapë të fliste masoni; tani nuk shikonte Pjerin në fytyrë, po vështronte drejt përpara tij, duke shfletuar fletët e librit me duart e plakura, që i dridheshin e që s'i rrinin rehat nga tronditja e brëndëshme që ndjente. — Sikur Ai, për të cilin flasim, të ish njeri dhe ti të dyshoje për ekzistencën e tij, unë do të ta sillja këtë njeri, do ta merrja për dore e do të ta tregoja. Po si do të mundja unë mortar i mjerë, t'i tregoj tërë gjithpushtetin, tërë amëshimin, tërë hirin e Tij atij që është i verbër, apo atij që mbyll sytë të mos E shohë, të mos E kuptojë e të mos shohë e të mos kuptojë sa i ulët, sa i ndyrë e sa i gabuar është vetë? — Pushoi një hop. — Kush je ti? Çfarë je ti? Kujton se je i urtë se munde të nxjerrësh nga goja ato fjalë sakrilegje, — tha me një buzëqeshje të hidhur e përçmonjëse, — po je më budalla e më lolo nga një çilimi që, duke lojtur me pjesët e një sahati të fabrikuar me mjeshtëri, do të guxonte të thosh se nuk beson në sahatçinë që e ka bërë, mbasi nuk e kupton përse është bërë ky sahat. Është vështirë ta njohësh... Shekuj me rradhë, nga i pari ynë Adami e gjer në ditët tona, ne përpiqemi ta fitojmë këtë njohje dhe jemi larg, larg nga qëllimi ynë sa qielli me dhenë; po në paaftësinë tonë për ta kuptuar ne shohim vetëm dobësinë tonë dhe madhështinë e Tij.

Pjeri, duke e shikuar masonin në fytyrë, me zemër të ndrydhur e me sy të shkëlqyer, e dëgjonte pa ia prerë fjalën, dhe nuk e pyeste, po besonte me gjithë shpirt në ato që i thosh ky njeri i huaj. A mos i mbushej mëndja nga arësyetimet e shëndosha të frank-masonit? Mos vallë e bënin për vete intonacionet e ngrohta të zërit të oratorit, që herë dridhej nga mallëngjimi e herë këputej fare si i mbytur nga lotët e brëndshëm, të zërit që e prekte mu në zemër, e rrëmbente dhe e nanuriste si të ish fëmijë? Mos e hipnotizonte ai vështrim ku vetëtinte flaka e një bindjeje të sinqertë? Mos e tronditnin kjo paqe e kulluar shpirtërore, kjo qartësi dhe vendosmëri prej apostulli, aq më fort se formonin

një kontrastë të përsosur me atoninë e vet morale dhe shkretëtirën e dëshpëruar të shpirtit të tij? Sido që të ishte, dëshironte me mish e me shpirt që të besonte, dhe besonte; zemra i freskohej nga një ndjenjë paqeje të lumtur, i dukej sikur çkrifërohej, sikur përtërihej, sikur kthehej sërish në jetë.

— Zotin nuk e njohim dot me mëndje, vetëm jeta na bën që ta kuptojmë, — tha masoni.

— Nuk kuptoj, — u përgjegj Pjeri, duke ndjerë i tmeruar se në shpirtin e tij po çonte krye sërish dyshimi. Kish frikë se mos vallë e bindnin dot arësyetimet e dobëta e të errëta të bashkëfolësit të vet. Trembej se vallë u besonte e mos e plakoste dyshimi. — Nuk kuptoj, — tha, — si bëhet që mëndja njerëzore të mos arrijë dot të njohë Zotin. —

Masoni iu përgjegj me buzëqeshjen e tij të ëmbël prej babai të dhembshur.

— Urtësia më e lartë dhe e vërteta është si ajo vesa qiellore, si një lëng i kulluar e i dlirë që duam ta marrim në veten tonë, — tha. — A mundem unë ta shtie këtë lëng të dlirë në një vazo të papastër dhe të gjykoj mbi dlirësinë e tij? Vetëm me pastrimin e brëndshëm të vetëvetes mund ta shpie në njëfarë dlirësie vesën qiellore që kam marrë në veten time.

— Po, po, kështu është, — pohoi me gëzim Pjeri.

— Urtësia më e lartë nuk mbështetet vetëm në arësyen, dhe as në shkencat profane si fizika, kimia, historia dhe degët e tjera të dijes njerëzore. Urtësia njerëzore është Një. Urtësia më e lartë ka vetëm një shkencë, — shkencën e Gjithshkasë, shkencën që shpjegon gjithë Krijimin dhe vendin që ze aty njeriu. Për t'i bërë vënd në veten tonë kësaj shkence është e domosdoshme të pastrojmë e të përtërijmë unin tonë të brëndshëm, dhe prandaj, para se të dimë, duhet të besojmë dhe të perfeksionohemi. Dhe për t'iu arritur këtyre qëllimeve është vënë në shpirtin tonë ajo dritë e Zotit që quhet ndërgjegje.

— Po, po, — tha Pjeri, i bindur plotësisht.

— Vështro me sytë e shpirtit unin tënd të brëndshëm dhe pyete veten në je i kënaqur nga vetëvetja. Ku ke arritur me ndihmën e arësyes njerëzore vetëm? Kush je ti? Jeni i ri, jeni i pasur, jeni i mënçur, i mësuar, zoti im. Me tërë këto të mira që ju janë dhënë, çfarë keni bërë? A jeni të kënaqur nga vetja e nga jeta juaj?

— Jo, jo, unë e urrej jetën time, — foli Pjeri duke shtrëmbëruar buzët, i neveritur.

— Në e urren, ndryshoje, pastroju, dhe sa më shumë që të pastrohesh përbrënda aq më fort ke për të njohur urtësinë. Hidhini një sy jetës suaj, zoti im. Si e keni kaluar? Me ahengje, duke u zdërhallur posht' e lart, i çthurur e moralprishur. Keni marrë gjithëshka nga shoqëria dhe s'i keni dhënë asgjë. Ju ra në pjesë gjithë ajo pasuri. Si e përdorët? Ç'keni bërë për të afërmin tuaj? A keni menduar për ata dhjetra mijë njerëz që janë bujk-robërit tuaj, a u keni ndihmuar fizikisht e moralisht? Jo. Keni shfrytëzuar punën e tyre për të bërë një jetë të çthurur. Ja se ç'keni bërë. A keni kërkuar ndonjë punë që të bëheshit të dobishëm për të afërmin tuaj? Jo, ju e keni shkuar jetën në limonti. Pastaj u martuat, zoti im, muart përsipër të drejtonit në jetë një grua të re, dhe çfarë bëtë? Ju nuk e ndihmuat, zoti im, që të gjente udhën e së vërtetës, po e hodhët në greminën e gënjeshtrës e të fatkeqësisë. Një njeri ju feu dhe ju e vratë, dhe thoni se nuk e njihni Zotin, e se e urreni jetën tuaj. S'ka asgjë për t'u çuditur në këtë mes, zoti im. —

Pas këtyre fjalëve masoni, si i lodhur nga biseda e gjatë, u mbështet përsëri në shpinzën e kanapesë dhe mbylli sytë. Pjeri vështronte atë fytyrën e tij të rreptë, të palëvizur, të plakur, gati prej meiti, dhe lëvizte buzët në heshtje. Do të deshte të thosh: „po, një jetë të fëlliqur në qejfe, të çthurur e në limontì", po s'guxonte të prishte heshtjen.

Masoni u koll me një zë të ngjirur e të plakur dhe thirri shërbëtorin.

— Ç'u bë për kuajt? — pyeti, pa e vështruar Pjerin.

— I suallën, — u përgjegj shërbëtori. — Nuk do të çlodheni pak?

— Jo, thuaju t'i mbrehin. —

— Si është e mundur të ikij e të më lerë vetëm, pa m'i thënë të gjitha e pa m'u zotuar se do të më ndihmojë?" mendonte Pjeri, duke u ngritur kokë-ulur, ndërsa i hidhte kohë më kohë një sy masonit, që kish filluar të bariste nëpër dhomë „Po, nuk e besoja, por kam bërë një jetë faqe të zezë, të ndyrë e të çthurur; vërtet, nuk e kam dashur, s'e kam pëlqyer kurrë një jetë të tillë", mendonte Pjeri, „po ky njeri e njeh të vërtetën e mund të ma mësojë edhe mua".

Pjeri dëshironte dhe po në një kohë s'kish guxim t'ia thosh këto masonit. Udhëtari, si rregulloi plaçkat me duart e plakura po të shkathta, po kopsiste qyrkun. Pastaj u kthye nga Bezuhovi dhe i tha me njerëzi, po me një ton të ftohtë:

— Më falni që ju pyes: ku keni për të vajtur tani, zoti im?

— Unë?... në Peterburg, — u përgjegj Pjeri me një zë të pavendosur fëmije. — Ju falënderoj. Jam plotësisht në një mëndje me ju. Po mos kujtoni se kam qënë aq i keq. Me gjithë shpirt dëshiroja të isha ai që doni ju të jem; po s'kam gjetur ndihmë e përkrahje në asnjeri... Le që vetë unë para se gjithash jam fajtor për çdo gjë. Ndihmomëni, mësomëni dhe, mbase, do të bëhëm... —

Pjeri nuk vazhdoi dot më tutje; mori frymë thellë me hundë dhe ktheu kryet mënjanë.

Masoni heshti një copë herë, i zhytyr, siç dukej, në mendime.

— Ndihma vjen vetëm nga Zoti, — tha, — po atë ndihmë të pakët që urdhëri ynë është në gjendje t'ju japë, do t'ju jepet, zoti im. Ju po shkoni në Peterburg; jepjani këtë kont Villarskit. — Nxori portofolin dhe në një copë letër të palosur më katërsh shkroi disa fjalë. — Më lejoni t'ju jap një këshillë. Me të arritur në kryeqytet kushtojani kohën e parë vetmisë, shqyrtimit të vetëvetes dhe hiqni dorë nga rruga e vjetër e jetës suaj. Dhe tani, ju

uroj udhë të mbarë, zoti im. — tha, duke vënë re se kish hyrë në dhomë shërbëtori i tij, — dalçi faqebardhë... —

Udhëtari ishte Osip Aleksejeviç Basdejevi, siç mundi ta marrë vesh Pjeri nga regjistri i kujdestarit të stacionit. Basdejevi qe një nga masonët dhe martinistët më me zë e më të njohur që në kohën e Novikovit[1]. Pas ikjes së tij, Pjeri pa i vajtur mëndja për gjumë e pa pyetur fare për kuajt, bariti nëpër dhomë një copë herë të mirë, duke shqyrtuar gjithë të kaluarën e tij të çthurur e duke përfytyruar, me entusiazmin e njeriut të përtërirë, një të ardhme të lumur, të pastër e të qeruar, që i dukej aq e lehtë për t'u arritur. Pandehte se kish bërë një jetë të prishur nga që kish harruar rastësisht bukurinë e virtytit. Tani nuk i mbetej në shpirt as gjurma më e vogël e dyshimeve të mëparëshme. Besonte me bindje në mundësinë e vëllazërimit të njerëzve, të bashkuar në qëllimin që t'i japin dorën njeri tjetrit në rrugën e virtytit; dhe pikërisht kështu e përfytyronte ai masonerinë.

## III

Me të arritur në Peterburg, Pjeri shkoi drejt e në shtëpi dhe askush nuk e mori vesh kthimin e tij. Nuk shkonte asgjëkundi, dhe tërë ditën e ditës e kalonte duke lexuar *Shembullimin e Krishtit* të Thoma Da Kempisit, libër që as vetë nuk e dinte se nga kush i kish ardhur. Duke lexuar këtë libër, Pjeri kuptonte vazhdimisht vetëm një gjë kuptonte ëndjen, që s'e kish ndjerë gjer ahere, që të besonte se kish mundësi t'ia arrinte përsosurisë, dashurisë vëllazërore dhe aktive midis njerëzve, siç i kish thënë Osip Aleksejeviçi. Si kaloi një javë, konti i ri polak Villarski, që Pjeri e njihte pak se e kish takuar në shoqërinë e lartë të Peterburgut, hyri një

---

1) Nikolla Ivanoviç Novikovi (1744—1818); Shkrimtar pjellor, editor i shumë revistave, qe, në gjysmën e dytë të shekullit XVIII, një nga propagandistët më të zjarrtë në Rusi të frank-masonerisë doktrina mistike dhe morale e së cilës ish në kundërshtim ahere me ateizmin e filozofëve. — (Sh. i p.)

mbrëmje në dhomën e tij, rëndë-rëndë e madhështor, ashtu si kish hyrë dëshmitari i Dollohovit, dhe, si mbylli derën e u sigurua se veç Pjerit s'kish njeri tjetër në dhomë, i foli:

— Erdha këtu tek ju, kont, me një mision e me një propozim, — i tha, pa u ulur. — Një njeri, që ka një pozitë shumë të lartë në tarikatin tonë, kërkoi që të pranoheni në urdhërin para afatit dhe m'u drejtua mua që të bëhem garant për ju. Unë e quaj si një detyrë të shënjtë zbatimin e vullnetit të këtij njeriu. A dëshironi ju të hyni me garancinë time në vëllazërinë e frank-masonëve? —

Toni i ftohtë dhe i rreptë i këtij njeriu, që Pjeri e kishte parë gati gjithmonë nëpër ballot me një buzëqeshje të njerëzishme që ia ndriçonte fytyrën dhe në shoqëri më zonjat më të çquara e më të hijëshme, e çuditi Pjerin.

— Po, dëshiroj, — tha.

Villarski përkuli kokën.

— Edhe një pyetje, Kont, së cilës ju lutem t'i përgjigjeni me tërë sinqeritetin, jo si mason i ardhmë, po si njeri i ndershëm e fisnik *(galant homme)*: a i keni mohuar bindjet e një kohe? A besoni më Zotin? —

Pjeri u mendua.

— Po... po, besoj më Zotin, — u përgjegj.

— Atëhere... — filloi Villarski, po Pjeri ia preu fjalën.

— Po, besoj më Zotin, — përsëriti.

— Atëherë mund të shkojmë, — tha Villarski. — Urdhëroni: karroca ime na pret poshtë. —

Gjatë gjithë rrugës Villarski s'hapi gojë. Në pyetjet e Pjerit se ç'duhej të bënte e si të përgjigjej, Villarski tha vetëm se do ta pyesnin të tjerë vëllezër, me të denjë nga ai, e se Pjeri s'kish më nevojë për gjë tjetër veçse të thosh të vërtetën.

Si kapërxyen portën e jashtme të një shtëpie të madhe ku ishte selia e lozhës dhe ngjitën ca shkallë të errëta, hynë në një paradhomë të ndriçuar, ku, pa ndihmën e ndonjë shërbëtori, hoqën qyrket. Nga paradhoma kaluan në një dhomë tjetër. Te praku u duk një burrë veshur me një palë

petka të çuditëshme. Villarski iu afrua, i tha më zë të ulët disa fjalë frëngjisht, pastaj shkoi te një dollap, ku Pjeri vuri re kostume që s'i kish parë kurrë. Villarski nxori një shami nga dollapi, iu afrua Pjerit dhe ia vuri mbi sytë, ia lidhi prapa nyje duke ia shtrënguar flokët në nyjen aq sa i dhëmbën. Pastaj e puthi dhe, si e mori për dore, diku e shpuri. Pjerit i dhimbnin flokët që ia kish shtrënguar nyja, rrudhte ballin nga dhëmbja dhe buzëqeshte si i turpëruar. Me atë trup të bëjshëm shumë, me krahët të varur, me një fizionomi të rrudhur e buzëqeshur, po bënte përpara me hapa të ndrojtura e të pasigurta prapa Villarskit.

Si e udhëhoqi nja dhjetë hapa, Villarski u ndal.

— Çfarëdo që t'ju ngjasë, — i tha, — duhet t'i përballoni të gjitha me kurajë, në e keni vendosur që të hyni pa tjetër në vëllazërinë tonë. (Pjeri u përgjegj duke bërë po me kokë). Kur të dëgjoni trokitje në derë, do të hiqni shaminë nga sytë, — shtoi Villarski; — tregojuni burrë! Dalçi faqebardhë! — Dhe, si i shtrëngoi dorën, dolli.

Si mbeti vetëm, Pjeri vazhdoi të buzëqeshte gjithë zemër si më parë. Mblodhi supet nja dy herë, ngriti dorën gjer te shamia sikur donte ta hiqte, dhe përsëri e uli. Ato pesë minuta që i kaloi me sytë lidhur, iu dukën një orë. Duart po i mpiheshin, po i priteshin këmbët; i dukej sikur qe lodhur. Provonte ndjenjat me komplekse e më të ndryshme. Kish frikë për atë që mund t'i ndodhte po trembej akoma më shumë se mos e çfaqte atë frikë me ndonjë farë mënyre. Ia kish ënda të dinte se ç'do t'i ndodhte e ç'do t'i tregonin; po mbi të gjitha ish i kënaqur që kish ardhur çasti kur do të hynte më në fund në atë rrugën e përtëritjes dhe të jetës aktive e të virtytshme, që e ëndëronte ç'prej ditës që ish takuar me Osip Aleksejeviçin.

Trokitje të forta u dëgjuan te dera. Pjeri hoqi shaminë dhe vështroi rreth e rrotull. Në dhomë ishte fare t'errët; vetëm në një pikë ndrinte një kandil brenda diçkaje të bardhë. Pjeri u afrua dhe pa se kandili ish vënë mbi një tryezë të zezë pranë një libri të hapur. Libri ishte Ungjilli; ajo diçka e

bardhë ku ndrinte kandili ishte një kokë të vdekuri me zgavrat e me dhëmbët. Si lexoi fjalët e para të Ungjillit: „Në krye ishte Fjala dhe Fjala ishte Zoti", Pjeri i erdhi rrotull tryezës dhe pà një arkë të madhe, të hapur dhe plot me diçka. Ishte një qivur me kocka njerëzish. Pjeri nuk u çudit aspak nga ato që po shihte. Koka e të vdekurit, qivuri, Ungjilli: i dukej sikur të gjitha këto i kish pritur, madje priste akoma më shumë. Duke rrahur të ngjallte në shpirtin e tij një ndjenjë mallëngjimi po vështronte rrotull. „Zoti, vdekja, dashuria, vëllazëria njerëzore", thosh me vete, duke i shoqëruar këto fjalë me përfytyrime të turbullta, po gazmore. U hap dera dhe dikush hyri.

Në atë dritë verdhaluqe e të dobët në të cilën Pjeri kish filluar të mësohej, u duk një burrë mesatar nga shtati. Sigurisht nga që kish kaluar nga drita në t'errët, ky njeri u ndal: pastaj u afrua me hapa të ndrojtura të tryeza dhe vuri mbi 'të duart e tij të vogla, me dorashka lëkure.

Ky burrë me shtat mesatar kish një përparëse të bardhë lëkure që i mbulonte kraharorin dhe një pjesë të këmbëve. Rrotull qafës kish një farë gjerdani, nga ku dilte një qafore e lartë dhe e bardhë që ia shtrëngonte si në kornizë fytyrën e tij të gjatë, të ndriçuar nga poshtë.

— Me ç'qëllim keni ardhur këtu? — pyeti ai që kish hyrë, kur Pjeri u kthye ndaj tij me një zhurmë të lehtë. — Me ç'qëllim ju, që nuk besoni në Dritën e vërtetë e që nuk e shihni këtë Dritë, me ç'qëllim keni ardhur këtu? Ç'kërkoni nga ne? Urtësinë? Virtytin? Dijen? —

Në çastin që ish hapur dera e tek hynte i panjohuri, Pjerit i qe çpifur përbrënda një ndjenjë frike dhe adhurimi si ajo ndjenja që i çpifej në vogëli gjatë rrëfimit: e kish ndjerë vetën ballë për ballë me një njeri që qe fare i huaj për 'të në jetën e përditëshme, po shumë i afërt nga ideja e vëllazërimit njerëzor. Pjeri, i tronditur aq shumë sa mënt iu zu fryma, bëri disa hapa drejt rektorit (kështu quhej në masoneri vëllaj që përgatiste *atë që kërkonte* për të hyrë në urdhërin). Duke iu afruar,

e pà se rektori ish një person që ai e njihte. Smoljaninovi, dhe i erdhi rëndë e iu duk si fyerje të mendonte se ai që kish hyrë qe një i njohuri i tij: i porsaardhuri duhej të qe vetëm një vëlla e një mësonjës i virtytshëm. Një copë herë të mirë Pjeri s'qe në gjëndje të thosh asnjë fjalë, kështuqë rektorit iu desh ta përsëriste pyetjen.

— Po, unë... unë... dëshiroj një përtëritje, — belbëzoi më në fund.

— Bukur, — tha Smoljaninovi, dhe menjëherë vazhdoi: — A keni një ide për mjetet me të cilat urdhëri ynë i shënjtë do t'ju ndihmojë që t'ia arrini qëllimit?... — pyeti rektori me një ton të qetë e me nxitim.

— Unë... shpresoj... në një udhëheqje... në një ndihmë... në një përtëritje, — tha Pjeri, me zë të dredhur e duke belbëzuar nga mallëngjimi e nga që s'ishte mësuar të fliste rusisht për gjëra abstrakte.

— Ç'mendime keni ju për frank — masonerinë?

— Unë mendoj se frank — masoneria është *la fraternité*[1]) dhe barasia e njerëzve, me qëllime të virtytshme, — u përgjegj Pjeri; dhe tek fliste i vinte turp për kontrastin midis fjalëve të tia dhe solemnitetit të çastit. — Unë mendoj...

— Bukur, — tha rektori me nxitim, i kënaqur, si duket, plotësisht nga ajo përgjigje. — A keni kërkuar ju mjetin për t'ia arritur qëllimit me anën e fesë?

— Jo, mua më dukej e padrejtë dhe nuk e ushtroja, — tha Pjeri me një zë aq të dobët sa që rektori nuk e dëgjoi dhe e pyeti se ç'kishte thënë. — Unë isha ateist, — u përgjegj Pjeri.

— Ju kërkoni të vërtetën që t'u shtroheni në jetë ligjeve të saja; për pasojë, ju kërkoni dijen dhe virtytin, apo jo? — pyeti rektori si heshti një hop.

— Po, po, — pohoi Pjeri.

Rektori u koll, kryqëzoi në krahror duart me dorashka dhe filloi të fliste:

---

1) Vëllezëri.

— Tani duhet t'ju tregoj qëllimin kryesor të urdhërit tonë, — tha, — dhe në qoftë se ky qëllim përputhet me tuajin do të hyni me dobi në vëllazërinë tonë. Qëllimi kryesor dhe baza e parë e urdhërit tonë, mbi të cilën është themeluar e që asnjë forcë njerëzore s'mund ta shembë, është të ruajmë dhe t'u lemë trashëgim brezave që vinë një farë misteri me shumë rëndësi... një mister që ka arritur gjer tek ne qysh nga kohët më të vjetra, madje që nga njeriu i parë, një mister nga i cili varet, mbase, fati i njerëzimit. Po ky mister është i një natyre të tillë që askush nuk mund ta njohë e të përfitojë prej tij në se nuk është i përgatitur nga një pastrim i gjatë e i kujdesshëm i vetvetes; kështuqë jo të gjithë mund të kenë shpresë se do ta zbulojnë për së shpejti. Prandaj ne kemi një qëllim të dytë që është të përgatisim ithtarët tanë të qërojnë zemrën e tyre, të pastrojnë e të ndriçojnë mëndjen e tyre me ato mjete që na ka zbuluar tradita e njerëzve që kanë punuar për të gjetur këtë mister, dhe kështu të bëhën të zotë për ta kuptuar. Duke pastruar e duke i qëruar ithtarët tanë, ne përpiqemi, së treti, të ndreqim tërë njerëzimin, duke i treguar në ithtarët tanë një shëmbëll përdëllimi e virtyti, e me këtë orvatemi me të gjitha fuqitë tona të lëftojmë të keqen që sundon në botë. Mendojuni për këto që ju thashë, dhe unë do të kthehem tek ju, — tha, dhe dolli nga dhoma.

— Të lëftojmë të keqen që sundon në botë... — përsëriti Pjeri, dhe përfytyroi veprimtarinë e tij të ardhëshme në këtë fushë. Merrte me mënd njerëz siç ishte ai vetë dy javë më parë dhe u drejtonte me mëndje një fjalim shum edukativ, plot me sentenca të larta. Përfytyronte njerëz të çthurur e fatzes, të cilëve ua shkulte viktimat nga thonjtë. Nga të tre qëllimet që kish përmendur rektori, ky i fundit, shpërblimi i njerëzimit i kish gjetur veçanërisht zemrën Pjerit. Ky farë misteri me shumë rëndësi që kish zënë ngoje rektori megjithëse ia ndiste kureshtën, nuk i dukej kryesor; dhe qëllimi i dytë, — pastrimi dhe ndreqja e vetëvetes, — nuk i bënte dhe aq përshtypje, sepse ai në këtë çast e ndjente

veten me kënaqësi si të qëruar plotësisht nga veset e një kohe dhe të gatshëm për të bërë vetëm të mira.

Pas gjysmë ore rektori u kthye për t'i njoftuar neofitit këto shtatë virtyte që u përgjigjen shtatë shkallareve të tempullit të Sollomonit, me të cilat duhej ta edukonte veten çdo mason. Këto virtyte ishin: 1) *thjeshtësia*, ruajtja e sekretit të urdhërit, 2) *bindja* ndaj autoriteteve të epërme të urdhërit, 3) *pastërtia e zakoneve*, 4) *njerëzidashja*, 5) *trimëria*, 6) *bujaria*, 7) *dashuria për vdekjen*.

— Për t'iu përmbajtur pikës së shtatë, të mendoni shpesh për vdekjen kështuqë të mos ju duket më si një armike e tmershme, po si një mike... që e shliron nga mjerimet e kësaj jete shpirtin e rënduar nga mundimet e virtytëshme, për ta futur në selinë e ndritëshme të shpërblimit e të prehjes.

„Po, kështu duhet të jetë", mendonte Pjeri, kur, pas këtyre fjalëve, rektori iku përsëri duke e lënë vetëm me mendimet e tia. „Kështu duhet të jetë; po unë jam akoma aq i dobët sa e dua jetën të cilën tani sapo fillova ta kuptoj dalngadalë. Po pesë virtytet e tjera që i kujtonte duke i nëmëruar në gishtrinjtë, Pjeri i ndjente në shpirt që të gjitha: *trimërinë, bujarinë, pastërtinë e zakoneve, njerëzidashjen* dhe veçanërisht *bindjen*, të cilën bile nuk e përfytyronte si një virtyt, por si një lumtëri. (Për 'të ishte një gëzim i madh të mund të çlirohej nga vetqeverimi dhe t'ia shtronte vullnetin e vet atij dhe atyre që njihnin të vërtetën e padyshimtë). Virtytin e shtatë Pjeri e kish harruar dhe s'e kujtonte dot e vate.

Herën e tretë rektori u kthye më shpejt dhe e pyeti në ish i bindur në besimin e tij dhe i vendosur që t'i shtrohej çdo gjëje që do t'i kërkonin.

— Jam i vendosur për çdo gjë, — tha Pjeri.

— Duhet t'ju njoftoj akoma, — vazhdoi rektori, — se urdhëri ynë e përhap doktrinën e tij jo vetëm me fjalë, po edhe me mjete të tjera që ndihmojnë mbase më shumë se sqarimet verbale në një neofit të vërtetë të urtësisë e të virtytit. Ky tempull, me

dekorin e tij, që shikoni, duhet t'i ketë folur që më parë zemrës suaj, në është e sinqertë, dhe t'i ketë bërë përshtypje më fort se fjalët; do të shihni, mbase, edhe më tutje, një metodë të tillë sqarimi. Urdhëri ynë bën siç bënin shoqëritë e lashta që e çfaqnin doktrinën e tyre me anën e hieroglifeve. Hieroglifi, — shtoi rektori, — është simboli i çfardo gjëje që nuk u shtrohet shqisave, që ka në vetvete cilësi analoge me ato të objektit që përfaqëson.

Pjeri e dinte fare mirë se ç'ishte hieroglifi, po nuk guxonte të fliste. Dëgjonte në heshtje rektorin, duke ndjerë nga gjithë këto gjëra se tani do të fillonin provat.

— Në jeni i vendosur, duhet të vazhdoj më tutje, — tha rektori duke iu afruar Pjerit. — Ju lutem të më dorëzoni, si shenjë bujarie, gjithë sendet e çmuara që keni me vete.

— Po unë s'kam asgjë me vete, — tha Pjeri, duke pandyer se i kërkonin të dorëzonte gjithë ç'kish në zotërim.

Ç'i 'ju ndodhet me vete: sahatin, të hollat, unazat... —

Pjeri nxori me të shpejtë kuletën, sahatin, dhe u mundua një copë herë të hiqte nga gishti i unazës, që e kish shumë të trashë, rrethin e martesës. Ky e hoqi më në fund, masoni i tha:

— Si shenjë bindjeje, ju lutem të xhvisheni. —

Pjeri hoqi frakun, jelekun dhe çizmen e majtë, sipas urdhërit të rektorit. Masoni i hapi këmishën në anën e majtë të kraharorit dhe u përkul e i përveshi pantallonën në këmbën e majtë gjer mbi gju. Pjeri, me nxitim, desh të hiqte edhe çizmen e djathtë e të përvishte pantallonën që ta shpëtonte mësonjësin e tij nga ky mundim, po masoni i tha se nuk ishte nevoja dhe i dha një pantofle, për këmbën e majtë. Me një buzëqeshje foshnjore turpi, dyshimi dhe qesëndie për vetëveten që i dukej pa dashur në fytyrë, Pjeri qëndronte shtruar, me krahët të lëshuar pezull e me këmbët të çakaritura, përpara vëllait rektor, duke pritur urdhëra të reja.

— Dhe më në fund, si shenjë të zemrës së kulluar, ju lutem të më kallzoni pasionin tuaj kryesor, — i tha masoni.

— Pasionin tim kryesor! Unë kisha shumë pasione, — u përgjegj Pjeri.

— Atë pasion që ju ka shtrënguar më shumë të lëkundeshit në rrugën e virtytit. — i tha masoni.

Pjeri zu të mendohej. „Vera, Grykësia? Limontia? Përtesa? Tërbimi? Inati? Gratë?" Numëronte veset e tia, duke i peshuar me mëndje, paditur se kë të quante më të rëndë.

— Gratë, — tha Pjeri me një zë të dobët si një frymë, që mezi ndihej.

Masoni nuk lëvizi nga vëndi dhe për një kohë të gjatë pas kësaj përgjigjeje nuk foli. Më në fund iu afrua Pjerit, mori shaminë që ishte mbi tryezë dhe ia lidhi sytë përsëri.

— Për të fundit herë po ju them: drejtojeni tërë vëmëndjen në veten tuaj, lidhni me zinxhirë ndjenjat dhe kërkojeni lumtërinë e plotë shpirtërore jo në pasionet, po në zemrën tuaj. Burimi i lumtërisë së plotë nuk është jashtë, po brenda jush . . . —

Pjeri e ndjente qysh tani përbrënda atë burim gjallëronjës lumtërie qiellore, që po ia mbushte shpirtin me ngazëllim të mallëngjyer.

## IV

Pas një çikë dikush erdhi te Pjeri aty në tempullthin e errët; kësaj radhe nuk qe rektori, por dorëzënësi Villarski, që Pjeri e njohu nga zëri. Në pyetjet e reja që i bëri garanti për vendosmërinë e qëllimeve të tia, Pjeri u përgjegj: „Po, po, i pranoj të gjitha", e me një buzëqeshje fëminore që ia ndriçonte fytyrën, me gjoksin tërë dhjamë të hapur, me hapa të pasigurta e të ndrojtura, një këmbë mbathur, tjetrën zbathur, bëri përpara drejt shpatës që Villarski ia drejtonte majën kundër gjoksit lakuriq. Nga kjo dhomë e hoqi nëpër një koridor, pastaj nëpër të tjerë, herë duke bërë për-

para, herë duke u kthyer prapa; më në fund e shpuri në dyert e lozhës. Villarski u kollit, iu përgjigjën me disa trokitje — trokitjet masonike — prej çekani; dhe dera u hap përpara tyre. Një zë i trashë basi (Pjeri i kish sytë gjithënjë të lidhur) e pyeti kush ishte, ku dhe kur kishte lindur, e kështu me radhë. Pastaj sërish, gjithënjë me sytë lidhur, e shpunë në një vënd të panjohur, dhe duke ecur i folën me alegori për vështirësitë e udhës së tij, për miqësinë e shënjtë, për Arqitektin e përjetshëm të gjithësisë, për trimërinë me të cilën duhej t'u bënte ballë lodhjeve e rreziqeve. Gjatë kësaj udhe Pjeri vuri ré se herë e thërrisnin *ai që kërkon*, herë *ai që vuan*, herë *ai që lyp* dhe çdo herë qëllonin ndryshe me shpata e me çekanë. Tek e shpinin drejt një farë sendi, vuri re si një farë turbullimi e pështjellimi në ata që e udhëhiqnin. Dëgjoi njerëzit që e rrethonin që haheshin midis tyre duke pëshpëritur, dhe një syresh ngulte këmbë që ta bënin të kalonte mbi një farë qilimi. Pastaj dikush e zuri nga dora e djathtë e ia mbështeti mbi diçka; në të majtën i vunë një kompas duke e lutur që ta mbështeste në anën e majtë të kraharorit dhe e urdhëruan të bënte, duke përsëritur fjalët që ia lexonte një tjetër, betimin e besnikërisë ndaj ligjeve të urdhërit.

Pastaj shuan qirinjtë, ndezën alkool, sikundër e njohu Pjeri nga era, dhe i thanë se pas një çikë do të shihte Dritën e vogël. Ia hoqën shaminë, dhe Pjeri, si në ëndër, pà në dritën e dobët të alkoolit që po digjej disa njerëz, me përparse lëkure të bardhë si ajo e rektorit, të cilët, më këmbë, përpara tij, mbanin në dorë shpata me majën të drejtuar kundër gjoksit të tij. Midis tyre ishte një burrë me këmishë të bardhë të përgjakur. Kur i pà, Pjeri bëri përpara me gjoksin lakuriq kundër shpatave që ta çponin. Po shpatat u tërhoqën, dhe mënjëherë pas kësaj ia lidhën sytë përsëri.

— Tani ti pe Dritën e vogël, — i tha një zë.

Pastaj i ndezën prapë qirinjtë; i thanë se tani do të shihte Dritën e madhe, dhe sërish ia hoqën

shaminë e befas më se dhjetë zëra shqiptuan gjithë së bashku: *sic transit gloria mundi*[1]).

Dalngadalë Pjeri filloi të vinte në vete dhe zuri të vërente dhomën ku ishte dhe njerëzit që ndodheshin aty. Rreth një tryeze të gjatë mbuluar me një stofë të zezë qenë ulur dymbëdhjetë veta, veshur të gjithë njësoj, si ata të mëparshmit. Pjeri njihte disa prej tyre se i kish takuar në shoqërinë e lartë të Peterburgut. Në vëndin e kryetarit ish ulur një djalosh që Pjeri nuk e njihte, me një kryq në kraharor të një forme të veçantë. Me të djathtë të atij qe ulur abati italjan, të cilin Pjeri e kish njohur aty e dy vjet më parë në mbrëmjen e Ana Pavllovnës. Njohu edhe një funksionar me shumë rëndësi, dhe një sviceran që kishte qënë për një farë kohe pedagog në shtëpinë e Kuraginëve. Që të gjithë në një heshtje fetare po dëgjonin fjalët e kryetarit që mbante në njërën dorë një çekan. Në mur flakërrinte një yll; në njërën anë të tryezës ishte një qilim i vogël me figura të ndryshme simbolike, në anën tjetër ngrihej një farë altari me një Ungjill e me një kokë të vdekuri. Rreth e rrotull ishin vënë shtatë kandilerë të mëdhenj, mu si kandilerë kishe. Dy vëllezër masonë e shpunë Pjerin te altari, ia rregulluan këmbët në kënd të drejtë dhe i urdhëruan të shtrihej përdhe duke i thënë se po binte përmbys në dyert e tempullit.

— T'i jepet më parë mistria, — murmuriti një nga të pranishmët.

— Jo, është e tepërt, — u përgjegj një tjetër.

Pjeri, pa bërë atë që i thanë, vështronte rreth e rrotull me sy të hutuar miopi dhe befas e humbi atë siguri që kish e zuri të dyshonte. „Ku jam kështu? Ç'po bëj? Mos vallë tallen me mua? A nuk do të më vijë turp një ditë kur t'i sjellë ndër mënd këto gjëra?

Po këto dyshime zgjatën vetëm një çast. Pjeri vështroi fytyrat serioze të njerëzve që e rrethonin, i erdhën ndër mënd gjithë provat që i kish kaluar

1) Kështu kalon lavdia e botës.

dhe e kuptoi se s'mund të ndalej tani në mes të rrugës. U tmerua për dyshimet e tia dhe, duke rahur të ringjallte përbrenda atë mallëngjimin e mëparshëm, ra përmbys në dyert e tempullit. Dhe me të vërtetë e ndjeu veten të zotëruar nga një mallëngjim akoma më i madh.

Qëndroi një hop ashtu përmbys pastaj i dhanë urdhër të ngrihej; i vunë një përparëse të bardhë prej lëkure si ato që kishin të tjerët; i dorëzuan një mistri dhe tri palë doreza; dhe atëherë mjeshtri i madh i mbajti një fjalim. I tha se duhej të përpiqej të mos e përlyente me asnjë mënyrë bardhësinë e asaj përparseje, simbol vendosmërie dhe pastërtie; e duke i shpjeguar simbolin e mistrisë, i tha se me 'të ai duhej të pastronte zemrën nga veset dhe të ndreqte e të limoste me dhëmshuri zemrën e të afërmit... Pastaj, për palën e parë të dorezave për burra i tha se nuk mund t'ia tregonin kuptimin, por ai duhej t'i ruante; për palën e dytë të dorezave për burra, se duhej t'i vinte në mbledhjet, e më në fund për të tretën, për gra, i tha: „I dashur vëlla, edhe këto doreza janë për ju. Jepjani asaj gruaje që do ta nderoni më shumë nga të gjitha. Me këtë dhuratë ju do t'i tregoni pastërtinë e zemrës suaj asaj që do të zgjidhni si shoqe të denjë në urdhërin e frank-masonëve"; dhe si heshti një copë herë, shtoi: „Po hap sytë mirë, i dashur vëlla, që këto dorashka të mos zbukurojnë duar të përlyera". Tek shqiptonte mjeshtri i madh këto fjalët e fundit, Pjerit iu duk sikur kryetari e kish humbur toruan. Kjo e bëri Pjerin ta humbte fare për vete, u skuq sa mënt i duallën lotë, ashtu siç bëjnë fëmijët, dhe zuri të shikonte rreth e rrotull plot çqetësim; plakosi për një çast një heshtje e rëndë.

Kjo heshtje u ndërpre nga një prej vëllezërve masonë, i cili e shpuri Pjerin te qilimi dhe filloi t'i lexonte në një fletore shpjegimet e gjithë figurave simbolike që ishin vizatuar në qilim: të diellit, hënës, çekanit, plumçit, mistrisë, gurit të paskalitur e kubik, shtyllës, tri dritareve, e kështu me radhë. Pastaj i caktuan vëndin e tij, i treguan shënjat e

lozhës, i thanë parullën dhe më në fund e lejuan të ulej. Mjeshtri i madh zuri të lexonte statutin. Statuti ishte mjaft i gjatë, dhe Pjeri, ca nga gëzimi, ca nga tronditja e nga turpi, nuk ish në gjendje të merte vesh ato që po lexonte mjeshtri i madh. Dëgjoi vetëm fjalët e fundit të statutit dhe këto iu ngulën në mendje.

„Në tempujt tanë ne s'njohim grada të tjera", — lexonte mjeshtri i madh, — „përveç atyre që ndodhen midis virtytit dhe vesit. Ruaju se mos bësh ndonjë dallim çfardo qoftë që mund të prishë barazinë. Fluturo në ndihmë të vëllajt, cilido qoftë ai, vëre në vijë të drejtë atë që e ka humbur rrugën, nga reje atë që bie dhe mos i mbaj mëri e mos ki urrejtje për asnjeri. Ji i dhemshur e i dashur. Nxit në të gjitha zemrat zjarrin e virtytit. Ndaje lumtërinë me të afërmin tënd dhe zilia mos e turbulloftë kurrë këtë gëzim të pastër. Falja armikut tënd dhe mos merr shpagim veçse duke bërë mirë. Duke e kryer kështu ligjin suprem, do të gjesh sërish gjurmat e madhështisë së lashtë që e ke humbur".

Me të mbaruar leximin, mjeshtri i madh u ngrit, e shtrëngoi në krahë dhe e puthi. Me sytë të fryrë nga lotë gëzimi, Pjeri vështronte rrotull, duke mos ditur si t'u përgjigjej urimeve e ç't'u thosh këtyre njerëzve që e rrethonin për ta bërë më të ngushtë miqësinë e tyre të vjetër. Ai nuk desh të pranonte se i kish miq e të njohur; në tërë këta njerëz ai shihte vetëm vëllezër dhe s'kish tjetër dëshirë veçse të bashkohej sa më parë me 'ta për të kryer veprën e tyre të madhe.

Mjeshtri i madh i ra një herë çekanit, që të gjithë u ulën në vëndet e tyne, dhe një nga vëllezërit lexoi një predikim mbi nevojën e përvujtësisë.

Mjeshtri i madh propozoi që të kryhej riti i fundit, dhe funksionari i lartë që mbante titullin e vjelësit të lëmoshave, filloi të vinte rreth e rrotull sivëllezërve të tij. Pjeri do të desh të shkruante në fletën e lëmoshave gjithë paratë që kish me vete,

po druhej se mos tregohej kështu tepër kryelartë, prandaj shkroi edhe ai po atë shumë që shkruanin të tjerët.

Mbledhja kish marrë fund. Kur u kthye më shtëpi, Pjerit iu duk sikur kish kthyer kushedi nga ç'udhëtim i largët, ku kish kaluar me dhjetra vjete e gjatë të cilit qe ndryshuar fare përbrënda e i kish harruar krejt zakonet dhe mënyrën e vjetër të jetesës.

## V

Të nesërmen e pranimit të tij në lozhë, Pjeri ndodhej më shtëpi e po lexonte një libër, duke përpjekur t'i hynte brenda kuptimit të katrorit, që paraqiste në njerin nga çipat Zotin, në tjetrin botën morale, në të tretin botën fizike dhe në të katërtin të dy botët së bashku. Kohë më kohë shkëputej nga libri dhe nga katrori, zhytej në ëndërime dhe hartonte me mëndje të tij një plan të ri jetese. Të djeshmen, në lozhë, dikush i kish thënë se lajmi i duelit të tij kish arritur gjer në veshin e perandorit dhe se do të bënte një punë me mënd sikur të largohej nga Peterburgu. Mendonte pra të nisej e të shkonte në pronat e tia që kish në jugë dhe aty të merrej me fshatarët e vet. Po nanuritej në këto ëndra të bukura të një jete të re, kur, pa pritur e pa kujtuar, pa princ Vasilin që po hynte në dhomë.

— Ore miku im, ç'bëre ashtu në Moskë? Ç'pate që u zure me Lolën, *mon cher?*[1]). E ke gabim, — tha princ Vasili. — Unë i di mirë të gjitha, dhe ja ku të siguroj se Elena është e pafajshme përpara teje, si Krishti përpara judejve.

Pjeri desh të përgjigjej, po princi nuk e la.

— E pse nuk m'u drejtove mua ti, mua drejt për drejt, si një miku? Unë i di të gjitha, i kuptoj të gjitha. Ti u solle ashtu si i ka hije një njeriu për të cilin nderi është shumë i shtrenjtë, mbase u

1) I dashuri im

rrëmbeve një çikë, po s'ka gjë, s'prish ndonjë punë kjo. Vetëm mos harro një gjë: mendo se në ç'pozitë na vure mua dhe atë përpara shoqërisë... bile dhe përpara Oborrit, — shtoi më zë të ulët. — Ajo jeton në Moskë, ti këtu. Shiko, i dashur, — i kapi dorën duke ia tërhequr poshtë — këtu është një keqkuptim; besoj se dhe ti vetë e ndjen këtë. I shkruajmë një letër tani, bashkë, dhe ajo ka për të ardhur menjëherë, që të gjitha sqarohen dhe merr fund puna. Se ndryshe do maiset çështja më keq dhe mund të ketë pasoja të këqia për ty, mik i dashur, ja ku po të them që më parë. —

Princ Vasili e vështroi Pjerin rëndë-rëndë e si më të madh.

— E di nga burime të sigurta se nëna perandoreshë interesohet shumë për këtë çështje. Ti e di se sa e përkrah Elenën ajo.

Më së një herë Pjeri ish matur të fliste; po, nga njera anë princ Vasili nuk e linte të hapte gojë, nga ana tjetër Pjeri druhej se mos fillonte të fliste me atë tonë të prerë mospranimi e kundërshtimi sikundër e pat vendosur që t'i përgjigjej të vjehrit. Përveç këtyre, fjalët e statutit masonik: „ji i dhemshur e i dashur", nuk i hiqeshin nga mëndja. Mvrente vetullat, skuqej, ngrihej më këmbë e ulej përsëri, dërsinte nga e keqja duke u munduar të merte guximin e të bënte gjënë më të vështirë në jetën e tij: t'ia prishte një njeriu, sy ndër sy 't'i thosh të kundërtën e asaj që priste. Ish mësuar aq shumë t'i bindej gjithmonë tonit plot autoritet, ndonëse në dukje si pa rëndësi, të princ Vasilit, sa që edhe tani e kish shumë të përpjetë t'i dilte kundër; mirëpo e ndjente se nga fjalët që do të thosh varej jeta e tij e ardhme: të kthehej prapë në rrugën e vjetër ku kish ecur gjer asaj dite, apo të merte atë rrugën e re që i tregonin masonët në një mënyrë aq tërheqëse e në të cilën besonte me gjithë mënd se do të gjente përtëritjen aq të dëshiruar.

— E, miku im, — tha me të qeshur princ Vasili, — folë, pra, ti vetëm më thuaj po, pa i shkruaj vetë unë, nga ana ime, dhe i biem e therim viçin më të majmë. —

Po pa e mbaruar mirë këtë shaka, Pjeri, me një shprehje zemrimi të tërbuar në fytyrë që të sillte ndër mënd të jatin, pa e vështruar në sy princ Vasilin, i tha më zë fare të ulët:

— Princ, unë nuk ju ftova të vinit këtu, shkoni, ju lutem shumë, shkoni që këtej! — Brofi më këmbë dhe i hapi derën. — Shkoni, pra, — përsëriti duke mos u besuar veshëve të tij, i kënaqur shumë nga ajo shprehje hutimi dhe frike që kishte marrë fytyra e princ Vasilit.

— Ç'ke? Mos je sëmurë?

— Shkoni ju them! — përsëriti Pjeri edhe një herë më zë të dredhur. Dhe princ Vasili u shtrëngua të ikte pa e marrë përgjigjen që priste.

Pas një jave, si u nda me miqtë e tij të rinj masonë dhe si u la një shumë të madhe si lëmoshë, u nis për të vajtur në çifligjet e tia. Si vëllezërit e tij të rinj i kishin dhënë letra për frankmasonët e Kievit e të Odesës dhe i qenë zotuar se do t'i shkruanin e do ta udhëhiqnin në veprimtarinë e tij të re.

## VI

Dueli midis Pjerit e Dollohovit nuk pati pasoja të këqia as për kundërshtarët e as për dëshmitarët e tyre, megjithë rreptësinë që tregonte perandori në atë kohë në lidhje me duelet. Po historia e këtij dueli që u vërtetua me ndarjen e Pjerit nga e shoqja, u përhap në shoqërinë e lartë. Pjeri, të cilit ia falnin të gjitha, e trajtonin me mirëdashje dhe i dilnin për krah kur nuk ish veçse një bir natyral, që e përkëdhelnin dhe e ngrinin në qiell kur u bë njeriu më i pasur i Rusisë, sa kohë qe beqar, — tani pas martesës, kur zonjushet për t'u martuar dhe nënat e tyre s'kishin më ç'të shpresonin prej tij, kish humbur shumë në opinionin e shoqërisë aristokratike, aq më fort se ai as dinte as kish dëshirë të fitonte simpatinë e njerëzisë. Tani, që të gjithë atij ia hidhnin fajin për sa kishin ngjarë; thoshin se ishte një zilar i krisur, se xhindosej më

keq nga i ati dhe, kur i hipte inati në kokët, s'dinte ç'bënte. Dhe kur u kthye Elena në Peterburg, si kishte ikur Pjeri, gjithë të njohurit e saj e pritën jo vetëm me përzemërsi, po edhe me nderime e dhemshuri për shkak të fatkeqësisë që i kish ngjarë. Kur binte fjala për të shoqin, Elena merrte një shprehje dinjitoze që kish mësuar t'ia jepte fytyrës me atë taktin e saj të natyrshëm, po që nuk e ndjente aspak në të vërtetë. Kjo shprehje sikur thoshte se e kish vendosur t'i duronte të gjitha pa nxjerrë asnjë ankim nga goja dhe se i shoqi qënkej kalvari i saj me të cilin e kish dënuar Perëndia. Princ Vasili e shprehte më hapur mendimin e tij. Mblidhte supet kur binte fjala për Pjerin dhe, duke vënë gishtin në kokë, thoshte:

*Un cerveau fêlé, je le disais toujours*[1]).

— E kisha thënë, unë, që më parë, — thoshte Ana Pavllovna duke folur për Pjerin. — Që ahere e kisha thënë, menjëherë e më parë nga të gjithë (ngulte këmbë për këtë, e mburrej që e kish thënë e para), se qe një djalosh i çmendur, i prishur nga idetë e çthurura të shekullit. E kisha thënë qysh atëhere që të gjithë ishin entusiastë për 'të, qysh atëhere kur sapo ish kthyer nga jashtë dhe na e hiqte veten sikur ish Marati dora vetë, ju kujtohet? një mbrëmje që ish tek unë. Dhe ja ku përfundoi. Unë që atëhere nuk e shihja me sy të mirë këtë martesë dhe i parashikova të gjitha ç'kishin për të ngjarë.

Ashtu si dhe më parë Ana Pavllovna, në ditët e lira jepte në shtëpi të saj mbrëmje siç vetëm ajo dinte t'i organizonte, mbrëmje ku mblidheshin, në radhë të parë, *la crème de la véritable bonne société, la fine fleur de l'essence intellectuelle de la société de Pétersbourg*[2]), siç thosh vetë Ana Pavllovna.

Përveç zgjedhjes së rafinuar të personave të grishur, mbrëmjet e Ana Pavllovnës çquheshin edhe sepse, çdo herë, e zonjë e shtëpisë u paraqiste të

---

1) Kokëkrisur ai, e kam thënë unë gjithënjë.

2) Ajka e vërtetë e shoqërisë së lartë, lulja e elitës intelektuale të shoqërisë peterburgeze.

ftuarve ndonjë fytyrë të re interesante që ua falte si një dhuratë; nga ana tjetër, në mbrëmjet e saja dukej, si asgjëkundi gjetiu, me përpikërinë më të madhe termometri politik që tregonte përshtypjet e shoqërisë peterburgeze legjitimiste të Oborrit.

Në fund të vitit 1806, kur diheshin gjithë hollësirat e hidhura të disfatës së ushtrisë prusiane në Jena e në Auershted dhe kapitullimit të pjesës më të madhe të fortesave prusiane, kur trupat tona kishin hyrë në Prusi dhe kish filluar lufta jonë e dytë kundër Napoleonit, Ana Pavllovna dha një mbrëmje në shtëpinë e saj. *La crème de la véritable bonne sociéte*[1] përbëhej nga shumë-e-bukura dhe e palumura Elenë, që e kish lënë i shoqi, nga Mortemari, nga shumë-i-këndëshmi princ Ipoliti që posa ish kthyer nga Vjena, nga dy diplomatë, nga tetua, nga një i ri që gëzonte në sallon titullin e thjeshtë *un homme de beaucoup de mérite*[2], nga një zonjushe nderi që sapo ishte ngritur në këtë gradë, që kish edhe t'ëmën, dhe nga disa persona të tjerë jo aq të çquar.

Personi që Ana Pavllovna ua paraqiste të ftuarve si një fytyre të re interesante qe Boris Drubeckoj, që sapo kish ardhur si korier nga ushtria prusiane dhe ishte adjutant i një personaliteti të lartë.

Asaj mbrëmje, termometri politik i tregonte shoqërisë këtë gradë: Sadoqë ta ndihmojnë nënë dorë Bonapartin sovranët dhe gjeneralët europjanë, sadoqë t'i përkulen për të më shkakëtuar *mua* dhe përgjithësisht *neve* këto pakënaqësira e hidhërime, opinioni ynë për Bonapartin nuk mund të ndryshojë. Ne nuk do të pushojmë së shprehuri mendimin tonë të hapët në lidhje me këtë, dhe mbretit të Prusisë e të tjerëve mund t'u themi vetëm kaq: aq më keq për ju, mirë t'ju bëhet! *T'u l'as voulu, George Dandin*[3] po, vetëm kështu mund t'u themi".

---

1) Ajka e vërtetë e shoqërisë së lartë.
2) Një njeri me shumë merita.
3) Vetë e deshe, Zhorzh Danden. (Personazh i një komedie të Molierit.)

Ja, këtë tregonte termometri politik në mbrëmjen e Ana Pavllovnës.

Kur hyri në sallon Borisi i cili do t'u paraqitej të ftuarve kishin ardhur pothuaj që të gjithë, dhe bisedimi, që drejtohej nga Ana Pavllovna, sillej rreth marrëdhënieve tona diplomatike me Austrinë dhe shpresave për të lidhur një aleancë me 'të.

Borisi, i veshur me një uniformë elegante adjutanti, i hijshëm e më burrë e më i pjekur nga pamja, i freskët e i ndezur në fytyrë, hyri lirisht e i çpenguar në sallon; sipas zakonit e shpunë të përshëndetej me teton e pastaj u bashkua me grupin kryesor.

Ana Pavllovna i dha t'ia puthte dorën e saj të tretur, e prezentoi me persona të ndryshme që ai s'i njihte dhe, ndërkaqë, ia cilësonte secilin duke i pëshpëritur:

— *Le prince Hyppolite Kouraguine, charmant jeune homme. M-r Kroug chargé d'affaires de Kopenhague, un esprit profond,* — dhe thjeshtë: — *M-r Shitofy, un homme de beaucoup de mérite*[1], — duke folur për personin që mbante këtë titull.

Borisi në atë periodë të karierës së tij, falë përçapjeve të Ana Mihaillovnës, falë gustove dhe cilësive të tia personale si edhe karakterit të tij të fshehtë e të mbyllur, kish mundur të arrinte një pozitë të mirë. Ishte adjutant i një personaliteti të lartë, kish pasur një mision mjaft të rëndësishëm në Prusi dhe që andej sapo qe kthyer si korier. E kish përvetësuar plotësisht atë disiplinë të pashkrojtur, që i kish gjetur zemrën në Olmyc, disiplinës sipas së cilës një copë toger mund të zinte një shkallë shumë më të lartë se një gjeneral, disiplinë sipas së cilës për t'u ngritur në karierë nuk duheshin as përpjekje, as lodhje e mundime, as trimëri, as durim e vendosmëri, po vetëm të ishte i rafinuar e të dije të silleshe me njerëzit që e kishin në dorë të të ngrinin lart, — dhe shpesh herë çuditej edhe vetë si shkonte përpara aq shpejt, e si të

1) Princ Ipolit Kuragini, djalosh i këndshëm. Zoti Krug, i ngarkuari me punë i Kopenhagës, shumë i thellë nga mendja. Zoti Shitof, njeri me shumë merita.

tjerët nuk e kuptonin dot një gjë kaq të thjeshtë. Falë këtij zbulimi, tërë mënyra e tij e jetesës, marrëdhëniet që kish me miqtë, shokët e të njohurit e një kohe, gjithë planet e tia për të ardhmen u ndryshuan menjëherë kryekëput. Nuk qe i pasur, po e përdorte edhe dhjeçin e fundit për t'u veshur më mirë nga të tjerët. Më mirë hiqte dorë nga shumë qejfe e dëfrime se sa ta bënte veten të hipte më ndonjë karrocë të keqe ose të dilte rrugëve të Peterburgut veshur me uniformë të vjetër. Përpiqej si e si të njihej e të lidhte miqësi vetëm me persona që kishin një pozitë më të lartë nga e tia se kështu do të kish fitim prej tyre. Donte Peterburgun dhe përbuzte Moskën. Kur kujtonte familjen Rostov dhe dashurinë e tij prej çilimiu për Natashën, s'i vinte mirë, dhe prej ditës që kish ikur në ushtri s'kishte shkelur më në shtëpi të tyre. I dukej sikur kish bërë një hap të madh përpara në karierën e tij tani që kish hyrë në sallonin e Ana Pavllovnës; e kish kuptuar menjëherë rolin që i ngarkohej dhe e kishte lënë Ana Pavllovnën ta shfrytëzonte sa më mirë kureshtën që mund të ngjallte ai te të ftuarit e saj. Vërente me kujdes çdo person, duke llogaritur fitimet që mund të kish dhe mundësitë për të lidhur marrëdhënie me secilin prej tyre. U ul në vëndin që i treguan pranë së bukurës Elenë dhe zuri të dëgjonte me vëmëndje ç'po bisedonin.

— *Vienne trouve les bases du traité proposé tellement hors d'datteinte, qu'on ne saurait y parvenir, même par une continuité de succès les plus brillants, et elle met en doute les moyens qui pourraient nous les procurer. C'est la phrase authentique ducabinet de Viènne*[1]) — thoshte *le chargé d'affaires* i Danimarkës.

— *C'est le doute qui est flatteur,* — tha *l'homme à l'esprit profond*[2]) me një buzëqeshje të hollë.

---

1) Bazat e traktatit të propozuar, Vjenës i duken aq larg çdo mundësie sa që nuk mund të arrihen qoftë edhe me një sërë suksesesh nga më të shkëlqyerat dhe dyshon për mjetet me anën e të cilave mund t'i sigurojmë. Kjo është fraza autentike e kabinetit të Vjenës, — thoshte i ngarkuari me punë i Danimarkës.

2) Dyshim i bukur ky, na bëhet zemra mal, — tha ai i thellë nga mëndja.

— *Il faut distinguer entre le cabinet de Vienne et l'empereur d'Austriche. L'empereur d'Austriche,* — tha Mortemari, — *l'empereur d'Austriche n'a jamais pu penser à une chose pareille, ce n'est que le cabinet qui le dit*[1]*)*.

— *Eh, mon cher vicomte,* — ndërhyri Ana Pavllovna. — *L'Urope* (kushedi përse e shqiptonte *l'Yropë* si të na qënkej një finesë e veçantë e gjuhës frënge që ajo mund t'ia lejonte vetes kur fliste me një francez). — *L'Urope ne sera jamais notre alliée sincère*[2]*)*.

Pastaj Ana Pavllovna e solli fjalën për kurajën dhe vendosmërinë e mbretit të Prusisë, që t'i hapte shteg Borisit të hynte në bisedim.

Borisi e dëgjonte me vëmëndje atë që fliste, duke pritur radhën, po ndërkaq kish gjetur kohë ta vështronte më së njëherë fqinjën e tij, Elenën e bukur, e cila, më së një herë, me buzë në gaz, kish ndeshur vështrimin e saj me vështrimin e adjutantit të ri e të hijshëm.

Duke folur për gjëndjen në Prusi, në një mënyrë fare të natyrëshme Ana Pavllovna iu lut Borisit t'u tregonte për udhëtimin e tij në Gllogau e t'u thosh se si e kish gjetur ushtrinë prusiane. Borisi, pa u nxituar, në një frëngjishte të pastër e të saktë, u tha një tok hollësira interesante për trupat e për Oborrin, duke u ruajtur me kujdes në tërë tregimin e tij të mos jepte asnjë gjykim nga mëndja e vet rreth atyre që thosh. Një copë herë të mirë Borisi tërhoqi vëmëndjen e të gjithëve dhe Ana Pavllovna e ndjeu se dhurata e re që u bënte po pritej me kënaqësi nga gjithë të ftuarit. Elena u interesua më shumë nga kushdo tjetër për ato që iu tha Borisi. E pyeti më se një herë për hollësira të ndryshme të udhëtimit të tij; dukej sikur e kishte shumë për zemër gjëndjen e ushtrisë prusiane, dhe sapo mbaroi Borisi, u kthye nga ai me atë buzëqeshjen e saj të zakonëshme:

---

1) Tjatër është kabineti i Vjenës dhe tjatër perandori i Austrisë. Perandori i Austrisë s'e ka menduar kurrë një gjë të tillë; këtë e thotë vetëm kabineti i Vjenës.

2) Eh, viskonti im i dashur, Europa s'ka për të qënë kurrë aleatja jonë e sinqertë.

— *Il faut absolument que vous veniez me voir*[1], — i tha me një ton sikur për disa arësye që ai s'mund t'i dinte, kjo ish një gjë që duhej të bëhej pa tjetër.

— *Mardi, entre huit et neuf heures. Vous me ferez grand plaisir*[2]. —

Borisi u zotua se do t'ia plotsonte dëshirën; desh të hapte bisedë me 'të, po e thirri Ana Pavllovna gjoja sikur e kërkonte tetua e saj.

— Ju e njihni të shoqin? — tha Ana Pavllovna duke pulitur sytë e duke treguar me pikëllim Elenën. — E bukur si yll, sa e mirë që është, po dhe sa e palumur! Mos ia zini ngoje të shoqin, mos i flisni për 'të, ju lutem, se i vjen shumë rëndë.

## VII

Kur Borisi me Ana Pavllovnën u kthyen sërish në grupin më të madh të të ftuarve, e kish marrë fjalën princ Ipoliti.

Duke zgjatur trupin përpara në kolltukun ku po rrinte, kish thirrur: „*Le roi de Prusse!*"[3] dhe pastaj ia kish shkrepur gazit. Të gjithë qenë kthyer nga ai.

— *Le roi de Prusse?* — pyeti Ipoliti, qeshi sërish, dhe prapë, rëndë-rëndë e serioz, u ndër i tëri në kolltuk. Ana Pavllovna priti një hop, po pastaj, si e pa që Ipoliti, me sa dukej, s'kish ndër mëndë të nxirte as edhe një fjalë më shumë nga goja zu të tregonte se Bonaparti i mallkuar kish marrë në Potsdam shpatën e Frederikut të Madh.

— *Ç'est l'épée de Frédéric le Grand que je...*[4] — zuri të thoshte, po Ipoliti e ndërpreu me fjalët:

— *Le roi de Prusse...* — dhe sërish, sapo që të gjithë kthyen fytyrën nga ai, kërkoi ndjesë dhe heshti.

---

1) Duhet të vini tek unë me doemos.
2) Të martën, prej orës tetë gjer në orën nëntë. Do të më gëzoni shumë.
3) Mbreti i Prusisë.
4) Është shpata e Frederikut të Madh që unë...

Ana Pavllovna mvrejti vetullat. Mortemari, shok i Ipolitit, i tha si me rrëmbim:

— *Voyons, a qui en avez-vous aves votre roi de Prusse?*[1]) —

Ipoliti qeshi përsëri, po si i turpëruar.

— *Non, ce n'est rien, je voulais dire seulement...* (ai donte të përsëriste një shaka që e kish dëgjuar në Vjenë e qysh prej fillimit të mbrëmjes po priste me padurim rastin e volitshëm që ta thoshte). *Je voulais dire seulement que nous avons tort de faire la guerre pour le roi de Prusse*[2]).

Borisi bëri lehtë buzën në gaz, duke pritur të shihte si do të merrej kjo shaka nga të pranishmët, kështuqë buzëqeshja e tij të dukej ose qesëndi ose aprovim, si ta donte puna. Që të gjithë qeshën.

— *Il est très mauvais, votre jeu de mots, très spirituel, mais injuste,* — tha Ana Pavllovna duke iu kanosur princ Ipolitit me një gisht të tharë e të fishkur. — *Nous ne faisons pas la guerre pour le roi de Prusse, mais pour les bons principes. Ah, le méchant, ce prince Hippollute!*[3]).

Biseda zgjati tërë mbrëmjen plot gjallëri duke u vërtitur sidomos rreth ngjarjeve të reja politike; aty nga fundi i mbrëmjes u ndez edhe më shumë kur filluan të bisedonin për shpërblimet që kish dhënë perandori.

— N. N. mori vjet një kuti duhani me portret, — thoshte *l'homme à l'esprit profond*[4]), — e përse pra S. S. të mos mund të marrë po atë shpërblim?

— *Je voues demande pardon, une tabatière avec le portrait de l'empereur est une récompense, mais une distinciton;* — thoshte diplomati — *un cadeau plutôt*[5]).

1) Po flisni, pra, ç'doni të thoni me këtë „mbreti i Prusisë":

2) Jo, asgjë, desha të them vetëm . . . Desha të them vetëm se nuk bëmë mirë që luftojmë për mbretin e Prusisë (domethënë për mustaqet e Çelos).

3) S'është hiç e mirë kjo lodër fjalësh që na thatë, shumë e mprehtë, por e padrejtë. Ne nuk lëftojmë për mbretin e Prusisë po për parimet e mira, për parimet e shëndosha. Ah, sa i keq ky princ Ipoliti.

4) Ai i thelli nga mëndja.

5) Më falni. Kutia e duhanit me portretin e perandorit është një shpërblim, po jo një shenjë nderimi; më mirë të themi është një dhuratë.

— *Il y eut plutot des antécédents, je vous citerai Schwarzenberg*[1]).

— *C'est impossible.*[2]) ia priti një tjetër.

— Vemë bast. *Le grand cordon, c'est'différent...*[3]).

Kur u ngritën që të gjithë të shkonin, Elena, që kish folur shumë pak tërë atë mbrëmje, iu kthye sërish Borisit duke ia përsëritur lutjen — urdhër, me një zë përkëdhelës plot kuptim, të dukej të martën në shtëpi të saj.

— Është e domosdoshme, — tha me buzë në gaz duke i hedhur një sy Ana Pavllovnës; dhe Ana Pavllovna, me atë buzëqeshjen e ëmbël e të pikëlluar me të cilën i shoqëronte fjalët kur fliste për mbrojtësen e saj të lartë, i dha plotësisht të drejtë dhe e përkrahu dëshirën e Elenës.

Duke dëgjuar Borisin tek fliste atë mbrëmje për ushtrinë prusiane, Elena dukej sikur kish gjetur befas arësye të ngutëshme të takohej me 'të me doemos. Dhe dukej sikur i premtonte se kur të vinte tek ajo të martën, do ta sqaronte për këmbënguljen e saj.

Po kur vajti të martën në sallonin madhështor të Elenës, Borisi nuk mori ndonjë spjegim të qartë se përse u dashkej bërë me doemos kjo vizitë. Kish plot të ftuar të tjerë; kontesha pak foli me 'të dhe vetëm në çastin kur ai do të largohej, tek po i puthte dorën, ajo i tha papandehur — dhe për çudi buzëqeshja qe çdukur papritur nga fytyra e saj — me një zë të ulët sikur pëshpëriste:

— *Venez demain diner... le soir. Il faut que vous veniez... Venez*[4]).

Sa kohë ndenji në Peterburg, Borisi u bë si i shtëpisë te kontesha Bezuhova.

1) Kemi edhe shëmbëlla. Mjaft t'ju përmend Shvarcenbergun.
2) E pamundur.
3) Kordoni i madh, po ndryshon puna.
4) Ejani nesër për darkë... në mbrëmje. Duhet të vini... Ejani.

## VIII

Lufta qe ndezur sërisht dhe po u afrohej kufive të Rusisë. Ngado ngriheshin mallkime kundër armikut të njerëzimit, Bonapartit; fshatrave mblidheshin milicë e rekruta dhe nga zona e luftës vinin lajme kontradiktore, të rreme si gjithmonë, ndaj edhe interpretoheshin e komentoheshin në një mijë mënyra.

Jeta e princit plak Bollkonski, e princ Andresë dhe e princeshës Maria kish ndryshuar shumë nga viti 1805.

Më 1806 princi plak qe caktuar nga perandori kryekomandant i një nga të tetë korpeve të milicisë që do të rekrutohej atij viti në tërë Rusinë. Me gjithë pleqërinë — kish rënë shumë sidomos gjatë periodës që e pandehte të vdekur të birin — princit i qe dukur se s'kish të drejtë të mos i përgjigjej kësaj thirrjeje që i bënte vetë perandori, dhe ky aktiviteti i ri e kish gjallëruar dhe përtëritur. Ishte vazhdimisht në xhiro nëpër tri krahinat që i qenë ngarkuar; qe i kujdesëshëm gjer në pedanteri në kryerjen e detyrës, i rreptë gjer në mizori me vartësit e vet dhe merrej personalisht edhe me hollësirat më të vogla të kësaj pune. Princesha Maria s'merrte më mësime më matematikë prej tij, dhe hynte në kabinetin e t'et, kur ky ndodhej në shtëpi, vetëm në mëngjez, bashkë me mëndeshën dhe me princin e vogël Nikolla, siç e quante i gjyshi. Princ i vogël Nikolla në ata muajt e parë të jetës së tij jetonte me mëndeshën dhe me tajën Savishna në apartamentin e së ndjerës princeshë, dhe princeshëza Maria e kalonte pjesën më të madhe të ditës në dhomën e foshnjës, duke u kujdesur për 'të si të ishte e ëma. Edhe zonjushja Buriena, të paktën në dukje, e donte djalin me shpirt, dhe princeshëza Maria, duke u sakrifikuar shpesh herë, ia bënte qefin e ia linte *ëngjëllushin* e vogël (siç e quante të nipin) ta përkëdhelte e të lozte me 'të.

Pranë altarit të kishës së Lisia-Gorit kishin ngritur një muranë mbi varrin e princeshës vogëloshe dhe aty kishin vendosur një monument mermeri, sjellë nga Italia: ishte një ëngjëll që hapte krahët,

gati për t'u ngjitur në qiell. Engjëlli e kish buzën e sipërme një çikë të shkurtër e pak si të çuar përpjetë, thua se qeshte, dhe një ditë princ Andrea me princeshëzën Maria, duke dalë nga pomendorja, iu hapën njeri tjetrit se, për çudi, fytyra e atij ëngjëlli iu kujtonte fytyrën e së ndjerës. Që të dy këtë përshtypje kishin pasur. Po, ajo që ish edhe më e çuditëshme, (dhe këtë princ Andrea nuk ia tha së motrës) në shprehjen që skulptori i kish dhënë rastësisht fytyrës së ëngjëllit ai lexonte po ato fjalë qërtimi të ëmbël që kish lexuar ahere në fytyrën e së shoqes së vdekur: „Ah, ç'më bëtë kështu mua së zezës!"...

Pas ca kohe si qe kthyer i biri, princi plak i bëri përsipër një pjesë të pasurisë së tij dhe i dha Boguçarovon, një çiflig të madh nja dyzet vjersta larg Lisia-Gorit. Ca nga shkaku i kujtimeve të dhimbëshme lidhur me Lisia-Gorin, ca nga që s'ish në gjëndje ta duronte kurdoherë karakterin e egër të t'et, po edhe nga që kish nevojë për vetmi, princ Andrea kish përfituar nga Boguçarovoja, kish bërë aty një shtëpi dhe aty e kalonte pjesën më të madhe të kohës.

Pas betejës së Austerlicit princ Andrea e kish vendosur në mënyrë të prerë që të mos shërbente kurr më në ushtrinë aktive; dhe kur kish filluar lufta sërish e ishin thirrur të gjithë nën armë, ai, për të shpëtuar nga shërbimi aktiv, kish pranuar një detyrë nën komandën e të jatit për mbledhjen e milicëve. Princi plak dhe i biri i kishin çkëmbyer rolet pas fushatës së vitit 1805. Plaku, i nxitur e i përtëritur nga aktiviteti i tij, i shihte punët me syze të trëndafilta dhe shpresonte se do të dilnin faqebardhë me fushatën e re; princ Andrea, përkundrazi, duke mos marrë pjesë në luftë dhe i pikëlluar për këtë thellë në shpirt të tij, kish humbur çdo shpresë.

Më 26 shkurt 1807 princi plak u nis për një xhiro inspektimi dhe princ Andrea, pothuaj si gjithmonë kur mungonte i ati, qëndroi në Lisia-Gori. Nikolla i vogël ish sëmurë që prej katër ditësh. Ka-

rrocjerët që kishin shpënë princin plak, u kthyen nga qyteti duke i sjellë shkresa e letra të ndryshme princ Andresë.

Kamerjeri me letrat në dorë, si nuk e gjeti në kabinetin e tij, kaloi në apartamentin e princeshëzës Maria; po princ Andrea s'ishte as aty. Dikush i tha kamerjerit se ndodhej në dhomën e djalit.

— Me lejë, Shkëlqesi, ka ardhur Petrusha aty me ca letra në dorë, — tha një nga shërbëtoret që zëvëndësonin tajën, duke iu drejtuar princ Andresë, i cili, ulur në një fron të vogël fëmijësh, me duart që i dridheshin e me vetullat ngritur, po shtinte një nga një pikat e një bari në një gotëzë mbushur përgjysmë me ujë.

— Ç'është? — pyeti i mërzitur dhe se si i lojti keq dora e i ranë shumë pika të tepërta në gotë. E ktheu gotën dhe e derdhi në dysheme; pastaj kërkoi ujë tjatër dhe shërbëtorja ia solli menjëherë.

Në dhomë kish një shtrat të vogël fëmije, dy sëndyqe, dy kolltuqe, një tryezë, një komodinë dhe ai froni për fëmijë ku ish ulur e rrinte princ Andrea. Dritaret ishin zënë me perde. Vetëm një qiri ish ndezur në tryezë prapa një volumi muzike me kapakë që të mos binte drita në shtratin e vogëloshit.

— Miku im, — i tha të vëllait, duke u kthyer nga ai, princeshëza Maria që rrinte mbanë shtratit të fëmijës, — më mirë të presim... më vonë...

— Ah, të lutem shumë, mos folë marrëzira, ti më këtë mëndje ke shkuar gjithmonë dhe ja ku ke arritur, — tha Princ Andrea me një pëshpëritje të zemëruar, dhe dukej sheshit se donte ta fyente të motrën.

— Miku im, me të vërtet, më mirë të mos e zgjojmë, e ka zënë gjumi, — tha princeshëza duke iu lutur.

Princ Andrea u ngrit dhe në majë të gishtrinjve, me gotën në dorë, iu afrua shtratit të fëmijës.

— Të mos e zgjojmë, thua? — pyeti i pavendosur.

— Si të duash, me të vërtet... unë them që... po bëj si të të duket më mirë, — tha princeshëza Maria, e turbulluar dhe e tronditur që e kish fituar davanë fjala e saj.

Dhe i tregoi shërbëtoren që po e thërriste me të pëshpëritur.

Ishte nata e dytë që po e kalonin pa mbyllur sy, duke ruajtur djalin që digjej nga ethet. Gjithë ato orë e ditë, duke mos u fjetur mëndja në mjekun e tyre të shtëpisë e ndërsa po prisnin një tjetër që kishin dërguar ta merrnin në qytet, provonin herë një bar, herë një tjetër. Të lodhur e të këputur nga pagjumësia, të tronditur e me nerva të cingridhura, e derdhnin dhe e shfrenin dhëmbjen më shoqi-shoqin, grindeshin e ziheshin në mes të tyre duke ia hedhur fajin njeri-tjetrit.

— Petrusha me disa shkresa nga ana e babajt, — pëshpëriste shërbëtorja.

Princ Andrea dolli.

— Në djall të venë shkresat! — tha dhe, si dëgjoi urdhërat me gojë që i dërgonte i ati, mori plikot dhe një letër të t'et që ia dha kamerjeri e u kthye në dhomën e fëmijës.

— E? — pyeti.

— Hiç njësoj, prit, pash Zotin, prit! Karl Ivaniçi thotë gjithënjë që gjumi është bari më i mirë, — murmuriti duke psherëtitur princeshëza Maria.

Princ Andrea iu afrua djalit dhe e pa me dorë. Digjej.

— Lena rehat, aman, ti me gjithë Karl Ivaniçin tënd! — shfryu; mori gotëzën me pikat e barit që i pat shtënë duke i numruar një nga një dhe iu afrua shtratit përsëri.

— Mos, Andre, nuk bën! — tha princeshëza.

Po ai iu ngërdhesh njëherë me zemërim e jo pa dhëmbje dhe me gotëzën në dorë u përkul mbi të birin.

— Leri fjalët, kështu dua, — tha. — Hajde, të lutem, jepja.

Princeshëza Maria shtrëngoi supet, po, pa ia bërë fjalën dy, mori me të urtë gotëzën dhe, si thirri tajën, zuri t'i jepte barin. Foshnja zuri të kël-

thiste; mënd i zihej fryma. Princi mvrejti vetullat, zuri kokën me të dy duart, dolli nga dhoma dhe vajti u ul në një kanape në dhomën ngjitur.

Letrat i kish akoma në dorë. I hapi pa e pasur mëndjen aty dhe zuri të lexonte. Princi plak, me atë shkrimin e tij të madh, të trashë e të gjatë, mbi një letër të kaltër, duke përdorur aty-këtu shenja shkurtimi, shkruante:

— Sapo mora me postë një lajm shumë të gëzuar në mos qoftë gënjeshtër. Duket se Benigseni e paska thyer plotësisht Bonapartin në Ejlau. Në Peterburg s'mbahen dot nga gëzimi dhe lista e shpërblimeve që iu dërguan ushtrisë s'ka të sosur. Sidoqë Benigseni është gjerman, i shtrëngoj dorën e i pi dollinë. S'e marr dot vesh ç'bën ai komandanti i Korçevos, një farë Handrikovi: gjer tani s'duken të vinë as përforcime, as veshmbathje. Nisu menjëherë me vrap dhe thuaji se i fluturoi koka nga supet në qoftë se brënda javës nuk do të jenë të gjitha këtu. Për betejën e Prejsish-Ejlaut mora një letër tjatër nga Petjenka, ai ka marrë pjesë vetë aty — të gjitha janë të vërteta. Kur s'bëhen ferrë nëpër këmbë ca që s'u takon të përzihen në këto punë, edhe një gjerman mund t'i japë dru e ta thyejë Bonapartin. Thonë se po ikën i shpartalluar. Nisu pra menjëherë dhe me vrap në Korçevo dhe zbato urdhërin!"

Princ Andrea psherëtiu dhe hapi letrën e dytë. Ishte nga Bilibini, e shkruar me nji shkrim të vogël e të imtë në dy fletë plot e përplot. E palosi pa e lexuar dhe lexoi sërish letrën e të jatit që mbaronte me këto fjalë „Nisu menjëherë dhe me vrap në Korçevo dhe zbato urrëdhërin!"

„Jo, ju kërkoj ndjesë përulësisht, po pa u përmirësuar fëmija nuk nisem" tha me vete dhe, duke u qasur te dera, hodhi një sy në dhomë.

Princeshëza Maria ish akoma më këmbë pranë shtratit të vogël dhe po përkundte ngadalë vogëlushin.

„Po ç'dreq tjatër më shkruante që s'më pëlqeu?" pyeti vetë-me-vete princ Andrea duke rrahur të kujtonte tërë letrën e të jatit. Po, Tanët kanë korrur

një fitore mbi Bonapartin pikërisht tani kur unë s'jam në ushtri. Po, po, fati gjithënjë tallet me mua... Po copë se s'u bëkaj..." dhe filloi të lexonte letrën frëngjisht të Bilibinit. Lexonte pa i kuptuar gjysmat e atyre që lexonte, lexonte vetëm që ta hiqte mëndjen për një minutë nga gjërat për të cilat mendonte prej aq kohe, nga gjërat që e brenin dhe e hanin për brënda e që s'e linin asnjë çast të qetë.

## IX

Bilibini ndodhej tani si këshilltar diplomatik në kuartierin e përgjithshëm të ushtrisë e megjithse shkruante frëngjisht me shakara e mënyra të thëni franceze, i përshkruante të gjitha fushatat e luftës me atë guximin dhe kurajën e patrembur ruse dhe vetëm ruse, duke i gjykuar dhe vënë në lojë kompatriotët e tij dhe vetëveten. Bilibini shkruante se ajo nevoja e fshehtësisë që duhej të mbante si diplomat që ishte e torturonte keq e se ish i lumtur që kish në princ Andrenë një njeri të sigurt me të cilin mund të shfrynte tërë dufin e të derdhte tërë vrerin që i qe mbledhur tek shihte me sy ato gjëra që ngjisnin në ushtri. Ish një letër mjaft e vjetër, që përpara betejës së Prejsish-Eljaut.

*1) „Depuis nos grands succès d'Austerlitz vous savez, mon cher prince,* — shkruante Bilibini, —

---

1) „Qysh prej sukseseve tona të mëdha të Austerlicit, ju e dini princi im i dashur, se s'jam larguar më nga kuartieri i përgjithshëm. Me të vërtet më hyri në qejf lufta dhe ky është një fat i madh për mua. Ato që kam parë me sy unë këta tre muaj janë të pabesueshme.

„Po filloj *ab ovo*, (duke e nisur që nga zeza, që nga origjina, nga a-ja. *Armiku i njerëzimit*, siç e dini, po u bie prusianëve. Prusianët janë aleatë tanë besnikë që nuk na kanë gënjyer veçse tri herë në tre vjet. Ne bëhemi me 'ta. Mirëpo ja që armiku i njerëzimit s'ua ve veshin hiç fjalimeve tona të bukura, dhe me atë mënyrën e tij të panjerëzishme e të egër hidhet mbi prusianët, pa u lënë kohë të mbarojnë paradën e filluar, sa çel e mbyll sytë i bën për ujë të ftohtë dhe vetë shtrohet në pallatin e Potsdamit.

„Dëshiroj nga thelbi i zemrës — i shkruan mbreti i Prusisë Bonapartit — që M. J. të gjejë në pallatin tim një pritje e një trajtim ashtu siç ia k'ënda, ndaj nxitova të merrja gjithë masat që më lejonin rrethanat. Dhëntë Zoti t'ia kem qëlluar? Gjeneralët prusianë u mburren francezëve me mirësjelljen e tyre dhe ulin menjëherë armët pa ua bërë fjalën dy.

*que je ne quitte plus les quartiers généraux. Décidément j'ai pris le goût de la guerre, et bien m'en e pris. Ce que j'ai vu ces trois mois, est incroyable.*

*„Je commence ab ovo. L'ennemi du genre humain, comme vous savez, s'attaque aux Prussiens. Les Prussiens sont nos fidèles alliés, qui ne nous ont trompés que trois fois depuis trois ans. Nous prenons fait et cause pour eux. Mais il se trouve que l'ennemi du genre humain ne fait nulle attention à nos beaux discours, et avec sa manière impolie et sauvage se jette sur les Prussiens sans leur donner le temps de finir la parade commencée, en deux tours de main les rosse à plate couture et va s'installer ua palais de Potsdam.*

*„J'ai le plus vif désir, écrit le Roi de Prusse à Bonaparte, que V. M. soit accueillie et traitée dans mon palais d'une manière qui lui soit agréable et c'est avec empressement, que j'ai pris à cette effet toutes les mesures que les circonstances me permettaient. Puisses envers les Français et mettent bas les armes aux premiéres sé-je avoir réussi! Les géneraux Prusiens se piquent de politessommations.*

*„Le chef de la garnison de Glogau avec dix mille hommes demande au Roi de Prusse, ce qu'il doit faire s'il est sommé de se rendre... Tout cela est positif.*

*„Bref, espérant en imposer seulement par notre attitude militaire, il se trouve que nous voilà en guerre pour tout de bon, et ce qui est plus, en guerre sur nos frontières* a v e c e t p o u r l e R o i d e P r u s s e. *Tout est ua grand complet, il ne nous manque qu'une petite chose, c'est le général en chef. Comme il s'est trouvé que les succés d'Auster-*

---

„Komandanti i garnizonit të Glagaut me dhjetë mijë veta e pyet Mbretin e Prusisë ç'duhet të bëjë po t'i thonë që të dorëzohet... S'ke ç'thua: të gjitha këto janë pozitive.

„Shkurt, duke shpresuar se do të imponoheshim vetëm me qëndrimin tonë luftarak, ja ku hymë në luftë me gjithë mend dhe, ç'është më keq, në luftë në kufitë tona, *me mbretin dhe për mbretin e Prusisë* (domethanë për mustaqet e Çelos — sh. i përk.) Të gjitha i kemi me të tepër, vetëm një gjë e vogël na mungon: kryegjenerali. Me që na doli se sukseset e Austerlicit mund të qenë më vendimtare sikur kryegjenerali të paskej qenë më pak i ri, tani po kalojnë në rivistë tetëdhjetëvjeçarët dhe midis Prozorofskit e Kamenskit zgjedhin këtë të fundit. Gjenerali na vjen me *kibitka* (karro e ulët e mbuluar) alla Suvorov dhe e presim me brohoritje gëzimi e triumfi.

*litz auraient pu être plus décisifs si le général en chef eut été moins jeune, on fait la revue des octogéneaires et entre Prosérofsky et Kamensky on donne la préférence au dernier. Le genéral nous arrive en kibik à la manière Souvoroff, et est accueilli avec des acclamations de joie et de triomphe.*

*„Le 4 arrive le premier courrier de Pétersbourg. On apporte les malles dans le cabinet du maréchal, qui aime à faire tout par lui — même. On m'appelle pour aider à faire le triage des lettres et prendre celles qui nous sont destinées. Le maréchal nous regarde faire et attend les paquets qui lui sont adressés. Nous cherchons — il n'y en a point. Le maréchal devient impateint, se ment lui — même à la besogne et rouve les lettres de l'empereur pour le comte T. pour le prince V. et autres. Alors le voila qui se met dans une de ses colères bleues. Il jette feu et flamme contre tout le monde, s'empare des letres, les décachéte et lit celles de* l'Emmpereur adresssées à d'autres. Ah, Ja se si sillen me mua! S'paskan besim tek unë! Ah, Paska urdhër të më ruajnë e të më kenë nën vërejtje! Kështu qënka, hë? Shumë mirë; jashtë që të gjithë! *Et il écrit la fameux ordre du jour au général Bennigsèn:*

„Jam i plagosur, s'qëndroj dot mbi kalë dhe, si rrjedhim as mund të komandoj ushtrinë. Ju e keni shpënë korp-armatën tuaj të shpartalluar në Pultusk; aty është në një fushë të xhveshur qe e ha plumbi nga të katër anët dhe s'ka as dru as tagji; pra i duhet gjetur një zgjidhje kësaj pune, dhe sikundër ju vetë e kishit njoftuar kont Bukshevdenin, duhet menduar për t'u tërhequr drejt kufirit tonë, dhe kjo do vënë në zbatim që sot".

„Pas gjithë marshimeve të mia, — *écrit-il à l'impereur*[1]), — jam vrarë keq nga shala e kalit,

---

Më 4 vjen nga Peterburgu posta e parë, i çojnë baullet në kabinetin e mareshallit, të cilit i pëlqen t'i bëjë vetë të gjitha. Më thërresin të ndihmoj për të zgjedhur letrat e për të marrë ato që na përkasin. Mareshalli rri e vështron e po pret plikot që i drejtohen. Kërkojmë, — nuk ka. Mareshalli humbet durimin, ze të kërkojë vetë dhe gjen letrat e Perandorit për kontin T. për princin V. e të tjerë. Papo i hipin xhindët. S'është në vete, shfryn si i tërbuar kundër të gjithëve, rrëmben letrat, i hap dhe lexon ato që perandori ua dërgon të tjerëve. Dhe i shkruan urdhërin e famshëm gjeneral Benigsenit[1])

1) I shkruan perandorit.

dhe kjo, bashkë me plagët e tjera që kam marrë, s'më lejon kurrsesi të hipij në kalë e as të komandoj një ushtri kaq të madhe; prandaj ia lashë komandën gjeneralit më të vjetër pas meje, kont Bekshevdenit duke i dërguar gjithë oficerët e shërbimit dhe çdo gjë që ka lidhje me 'të, duke e këshilluar, në rast se do t'i mungonte buka, të tërhiqet në thellësi të Prusisë, në drejtim të kufive tona; me të vërtetë s'na ka mbetur bukë veçse për një ditë, e në disa regjimente s'ka mbetur fare, siç kanë njoftuar komandantët e divizionit Osterman e Sedmorjecki; dhe fshatarëve u është mbaruar. Unë vetë, gjer sa të shërohem, do të qëndroj në spitalin e Ostrolenkos. Kam nderin t'i dërgoj bashkëngjitur Madhërisë Suaj një raport dhe ta paralajmëroj shumë përulërisht që në rast se ushtria qëndron edhe pesëmbëdhjetë ditë akoma në fushimin e tanishëm, në pranverë nuk do të ketë as edhe një ushtar të vetëm të aftë.

„Madhërija Juaj le t'i lejojë një plaku të tërhiqet në fshat, një plaku që qysh tani ka mbetur i xhveshur nga çdo lavdi sepse nuk mundi të kryente rolin e madh e të lavdishëm për të cilin qe zgjedhur. Do të pres këtu në spital lejën auguste të Madhërisë Suaj, që të mos loz në ushtri rolin e një *kopisti* në vend të rolit të *komandantit*. Më sa do të prishte punë largimi i një të verbëri nga ushtria, aq prish punë edhe largimi im: as do të bjerë fare në sy. Njerëz si unë, në Rusi ka me mijra".

*2) „Le maréchal se fâche contre L'Empereur et nous punit tous; n'est, ce pas que c'est logique!*

*„Voila le premier acte. Aux suivants l'intérês et le ridicule montent comme de raison. Après le départ du maréchal il se trouve que nous sommes en vue de l'ennemi, et qu' il faut livrer bataille. Boukshevden est général en chef par droit d'ancienneté, mais le général Bennigsen n'est pas de cet avis; d'autant plus qu'il est lui, avec son corps, en vue de l'ennemi, et qu'il veut profiter de l'occasion d'une*

2) „Mareshalli zemërohet me perandorin dhe na ndëshkon të gjithëve është fare logjike!

*bataille „aus eigener Hand" comme disent les Allemands. Il la donne; C'est la bataille de Poultousk qui est censée être une grande victoire, mais qui á mon avis ne l'est pas du tout. Nous autres, pékins, avons, comme vous savez, une très vilaine habitude de décider du gain ou de la perte d'une bataille. Celui qui s'est retiré aprés la bataille, l'a perdu, voilà ce que nous disons, et à ce titre nous avons perdu la bataille de Poultousk. Bref, nous nous retions après la bataille, mais nous envoyons un courrier à Pètersbourg, qui porte les nouvelles d'une victoire, et le général ne cède pas le commandement en chef à Boukshevden, espérant recevoir de Pétersbourg en reconnaissance de sa victoire le titre de général en chef. Pendant cet interrègne, nous commençons un plan de monoeuvres excessivement intéresant et original. Notre but ne consiste pas, comme il devrait l'être, à éviter ou á attaquer l'ennemi, mais uniquement à éviter le géneral Boukshevden, qui par droit d'ancienneté serait notre chef. Nous poursuivons ce but avec tant d'énergie, que même en passant une rivière qui n'est pas guéable, nous brûlons les ponts pour nous séparer de notre ennemi, qui pour le moment, n'est pas Bonaparte, mais Boukshevden. Le général Boukshevden a manqué d'être attaqué et pris par des forces ennemies supérieures à cause d'une de nos belles manoeuvres qui nous sauvait de luit. Boukshevden nous poursuit — nous filons. A peine passe-t-il de notre côté de la rivière, que nous repasons de l'autre. A la fin notre ennemi Boukshevden nous attrappe et s'attaque à nous. Les deux généraux se fêchent. Il y a même une provocation en duel de la part de Boukshevden et une attaque d'épilepsie de la part de Bennigsén. Mais au moment critique le courrier, qui porte la nouvelle de notre victoire de Poultousk, nous apporte de Pétersbourg notre nomination de général en chef, et le premier ennemi Boukshevden est enfoncé: nous pouvons penser au second, à Bonaparte. Mais ne voilàt-il pas qu'à ce moment se lève devant nous un troisième ennemi, c'est l'armeé orthodoxe qui demande à grands cris du pain, de la viande, des souchary, du foin,*

*— que sais-je! Les magasins sont vides, les chemins impraticables. L'armée orthodoxe se met à la maraude, et d'une manière dont la dernière campagne ne peut vous donner la moindre idée. La moitié des régiments forment des troupes libres, qui parcourent la contrée en mettant tout á feu et à sang. Les habitants sont ruines de fond en comble, les hôpitaux regorgent de malades, et la disette est partout. Deux fois le quartier général a été attaqué par des troupes de maraudeurs et le général en chef a été obligé lui-même de demander un bataillon pour les chasser. Dans une de ces attaques on m'a emporté ma malle vide et ma robe de chambre. L'Empereur veut doner le droit à tous les chefs de divisions de fusiller les maraudeurs, mais je crains fort que cela n'oblige une moitié de l'armée de fusiller l'autre".*

Princ Andrea në fillim lexonte vetëm me sy, po pastaj, pa dashur, ajo që po lexonte (megjithse e dinte se gjer ku mund t'i besohej Bilibinit) zuri ta tërhiqte përherë e më shumë. Kur arriti gjer këtu, e mblodhi shuk letrën në dorë dhe e flaku poshtë. Nuk e zemëronte përmbajtja e letrës, po i vinte plasja që ajo jeta e atjeshme, aq larg prej tij, të mund ta trosikur akoma aq shumë. Mbylli sytë, fërkoi ballin me dorë sikur donte ta hiqte

---

„Ky është akti i parë i komedisë. Në të tjerët shtohet, siç është e udhës, interesi dhe ana qesharake. Me të ikur mareshalli shohim se armikun e kemi mu përpara syve e se duhet filluar beteja. Bukshevdeni është kryekomandant nga e drejta e vjetërsisë, po gjeneral Benigseni s'është i atij mendimi, aq më shumë se ai, me korpin e tij, ndodhet aq pranë armikut sa e sheh me sy dhe dëshiron të përfitojë nga rasti për të filluar betejën, „aus eigener Hand" siç thonë gjermanët. Dhe fillon. Është beteja e Pultuskut që quhet si një fitore e madhe, po që mua s'më duket aspak e tillë. Ne civilët kemi, siç e dini fort mirë, një zakon shumë të keq për të caktuar kush e fitoi dhe kush e humbi betejën. Ai që u tërhoq pas betejës, ai e ka humbur, ja kështu themi ne, dhe në bazë të këtij arësyetimit, ne e humbëm betejën e Pultskut. Me një fjalë ne tërhiqemi pas betejës, po dërgojmë një korier në Peterburg të shpjerë lajmin e një fitoreje dhe gjenerali nuk ia lë kryekomandën Bukshevdenit me shpresë se do të marrë nga Peterburgu si shenjë mirënjohjeje për fitoren e tij titullin e kryekomandantit. Gjatë interesant e origjinal. Qëllimi ynë nuk është sikundër duhej të qe, të sulmojmë armikun, ose t'i shtëmëngemi atij; jo, qëllimi ynë është vetëm e vetëm si t'i shtëmëngemi gjeneral Bukshevdenit, i cili, nga e drejta e vjetërsisë do të qe shefi ynë. Po me aq energji e ndjekin këtë qëllim sa, edhe kur hedhim një lumë që s'ka va, i djegim urat si e si të ndahemi nga armiku ynë që, tani për tani nuk është Bonaparti, po Bukshevdeni. Gjeneral Bukshevdeni mënt u sulmua e mënt u zu rob nga forca armike më të madhe
këtij ndërsundimi ia fillojmë një plani manovrash jashtëzakonisht

mëndjen nga ato që kish lexuar dhe mbajti vesh të dëgjonte ç'po bëhej në dhomën ngjitur. Befas iu bë sikur i zuri veshi një zë çuditshëm aty matanë derës. I hyri data; pat frikë se mos i kish ngjarë gjë djalit në kohën kur ai po lexonte. Iu afrua derës në maje të gishtrinjve dhe e hapi.

Në çastin kur po hynte, pà se taja, me fytyrë të prishur e të trembur, diç po i fshihte, e se princeshëza Maria nuk ishte më pranë shtratit të vogël.

— Miku im, — ndjeu t'i pëshpërisnin që prapa; dhe kjo pëshpëritje iu duk si kuje.

Siç ndodh shpesh herë pas një pagjumësie dhe tronditjeje të gjatë, i hipi një frikë e madhe, një frikë e çmëndur; i shkoi mëndja se mos kish vdekur fëmija. Gjithë sa i shihte syri e i dëgjonte veshi i dukej se e vulosnin këtë dyshim të llahtarshëm.

„Kaq e pat kjo punë", mendoi, dhe i ranë djersë të ftohta. Iu afrua me mëndje të humbur shtratit të vogël, i bindur se do ta gjente bosh, e se taja do ta kish hequr fëmijën e vdekur. Hapi perdet dhe një copë herë sytë e tij të tmeruar, duke kqyrur poshtë e lart, s'mundën ta shihnin. Më në fund e pà; djali, i ndezur në fytyrë, me gjymtyrët të lëshuara, dergjej tërthorë shtratit të

---

për shkak të një prej atyre manevrave tona të bukura që na shpëtonte prej tij. Bukshevdeni na ndjek — ne ikim me vrap. Me t'u hedhur ai më këtë anë lumit, fap ne kapërxejmë e hidhemi matanë. Më në fund armiku ynë Bukshevden na arrin dhe zihet me ne. Te dy gjeneralët nxehen e zemërohen. Bile arrin puna sa Bukshevdeni ta thërrasë në duel dhe Benigseni të pësojë një krizë epilepsie. Po në çastin kritik korieri që çoi lajmin e fitores sonë të Pultuskut, na sjell nga Peterburgu emërimin tonë si kryegjeneral dhe armiku ynö i parë Bukshevdeni asgjësohet: tani mund të mendojmë për të dytin për Bonapartin. Po pa pritur e pakujtuar ngrihet e del përpara nesh një armik i tretë, ushtria ortodokse që ngre zërin e kërkon duke bërtitur me të madhe bukë, mish, galeta, bar, — e ku di unë! Depot janë bosh, rrugët të prishura e të pakalueshme. Ushtria ortodokse jepet pas vjedhjeve e grabitjeve, po në një stil të atillë sa që fushata e fundit s'mund t'ju japë as idenë më të vogël. Gjysma e regjimenteve formojnë trupa të lira bashibozuke, që bredhin poshtë e lartë nëpër krahinë dhe djegin e vrasin e bëjnë kërdinë. Banorët u shkatërruan me gjithësej, spitalet janë dinga me të sëmurë dhe zija e bukës ka plakosur kudo. Kuartieri i përgjithshëm është sulmuar dy herë nga hordhi bashibozukësh dhe vetë kryekomandanti ka qënë i shtrënguar të kërkojë një batalion që të mund t'i dëbonte. Në një nga këto sulme me rrëmbyen baulën bosh dhe rroben e natës. Perandori kërkon t'u japë gjithë komandantëve të divizioneve të drejtën për t'i vënë në plumb plaçkitësit po kam frikë se një masë e tillë do të detyrojë gjysmën e ushtrisë të pushkatojë gjysmën tjetër."

vogël, me kokën poshtë jastëkut, lëvizte buzët — dukej se thithte në gjumë, dhe merrte frymë rregullisht.

Princ Andrea, që e kujtonte të vdekur, mënt fluturoi nga gëzimi kur e pà ashtu. U përkul dhe, ashtu si e kish mësuar e motra, i mbështeti lehtë buzët në faqe të shihte a kish ethe. Ballin e kish të dërsirë; zgjati dorën t'i shihte kokën; edhe flokët i kish të lagur aq shumë kish dërsirë djali. Jo vetëm që s'kish vdekur, po tani dukej sheshit se kriza kish kaluar dhe fëmija kish kthyer për mbarë. Princ Andresë i vinte ta rrëmbente, ta shtrëngonte, ta shtrydhte në kraharor këtë krijesë të vogël të pafuqishme; po s'guxonte. Rrinte ashtu i përkulur mbi djalin, duke i parë kokën, doçkat, këmbkat që i ravijëzoheshin nën mbulesën. Një fëshfërritje u dëgjua pranë tij dhe një hije kaloi pranë perdeve të shtratit. Nuk u kthye ta shihte; me sytë mbërthyer në fytyrën e fëmijës, dëgjonte frymëmarrjen e tij të rregullt. Hija e errët që i kish ardhur pranë që princeshëza Maria, e cila, me hapa të heshtura, ish afruar te shtrati, kish ngritur perden dhe e kish lëshuar të binte prapa saj. Princ Andrea, pa u kthyer, e njohu kush qe dhe i zgjati dorën. Ajo ia shtrëngoi.

— Ka dërsirë, — tha princ Andrea.

— Këtë erdha të të thosha. —

Djali lëvizi pakëz në gjumë, bëri buzën më gaz dhe fërkoi ballin pas jastëkut.

Princ Andrea vështroi të motrën. Sytë e ndritur të princeshëzës Maria në hijen e thellë të perdes shkëlqenin më shumë se kurrë, mbytur nga lotët e lumtërisë. Princeshëza Maria u zgjat nga i vëllai dhe e puthi, dhe, pa dashur, se si e lojti një çikë perden nga vëndi. I bënë shenjë njeri tjetrit të heshtnin nga frika se mos zgjonin vogëloshin; qëndruan ashtu një copëherë në hijen e thellë të perdes, sikur nuk donin të shkëputeshin nga ajo qoshe e vetmuar ku formonin që të tre një botë më vete,

si të ndarë nga gjithë universi. Princ Andrea, duke shpupurishur flokët pas musolinës së perdes, u largua i pari nga shtrati.

— Po, asgjë tjetër s'më mbetet tani veç këtij, — tha duke psherëtitur.

## X

Pas pakë kohe si u pranua në vëllazërinë e masonëve Pjeri, i pajisur prej tyre me udhëzime të shkruara për detyrat që i binin në çifligjet e tia, u nis për në provincën e Kievit, ku kishte pjesën më të madhe të fshatarëve të tij.

Me të arritur në Kiev, thirri në zyrën e tij kryesore administratorët dhe u parashtroi gjithë qëllimet e dëshirat e tia. U shpjegoi se menjëherë do të merreshin masa për çlirimin e plotë të fshatarëve nga bujk-robëria; qysh prej atij çasti fshatarët nuk duhej të ngarkoheshin rëndë me punë; gratë me fëmijë të gjirit të mos i çonin për punë nd'arë; fshatarët duheshin ndihmuar, ndëshkimet duhet të ishin vetëm me gojë e jo trupore dhe në çdo çiflig të ngriheshin spitale, azile dhe shkolla. Disa administratorë (midis tyre kish ekonomë gjysmë-analfabetë) po e dëgjonin të tmerur duke pandehur nga këto fjalë që iu thosh se konti i ri nuk do të qe i kënaqur nga administrimi i tyre, nga ryshfetet që kishin marrë e nga dallaveret që kishin bërë; ca të tjerëve, pas frikës së parë, u dukeshin për të qeshur belbëzimi i Pjerit dhe ato fjalët e reja që thosh ai, fjalë që s'i kishin dëgjuar kurrë; të tjerë ndjenin vetëm kënaqësi tek e dëgjonin zotërinë si fliste; të tjerë akoma, ata më të zgjuarit, në numurin e të cilëve ishte edhe krye-administratori, kuptuan nga ky fjalim se në ç'mënyrë duhej të silleshin me zotërinë për t'iu arritur qëllimeve të tyre.

Krye-administratori u tregua sikur i pëlqenin shumë këto mendime të Pjerit, po vuri në dukje se, përveç këtyre reformave, duheshin vënë më parë një çikë në rregull punët, se kishin marrë fare të tatëpjetën.

Megjithëse tani Pjeri gëzonte pasurinë shumë të madhe të kont Bezuhovit — pesë qind mijë rubla të ardhura në vit, thoshin — e ndjente veten shumë pak të pasur se sa në kohën kur i ati i kish caktuar dhjetë mijë rubla pension. Shpenzimet e tia, në vija të trasha, ishin këto: Në Këshillin e tutelës paguante nja tetëdhjetë mijë rubla, për gjithë pronat e tia; nja tridhjetë mijë rubla i prishte për vilën pranë Moskës, për shtëpinë e Moskës dhe për të mbajtur princeshat; nja pesëmbëdhjetë mijë i duheshin për pensionet, dhe aq të tjera për institucionet mirëbërëse; konteshës i shkonin njëqindepesëdhjetë mijë rubla. Afro shtatëdhjetë mijë rubla paguheshin për kamatën e borxheve. Një kishë që kish filluar ta ndërtonte pat kushtuar ato dy vjet nja dhjetë mijë rubla; kusuri — nja njëqind mijë rubla — as Pjeri vetë nuk e dinte si shkonte dhe pothuaj çdo vit qe i shtrënguar të hynte në borxhe. Përveç kësaj çdo vit krye-administratori i shkruante herë për disa zjarre që kishin rënë, herë se gjoja të korrat s'kishin qënë të mbara herë se ndihej nevoja për meremetime apo për të ngritur ndërtesa e punishte, kështuqë detyra e parë që iu paraqit Pjerit ishte pikërisht ajo për të cilën kish më pak aftësi: detyra që t'i vinte punët në rregull.

Pjeri punonte çdo ditë me krye-administratorin e tij; po e ndjente se përpjekjet e tia s'po i çonin aspak punët përpara. E ndjente se përpjekjet e tia shkonin bosh, s'kishin të bënin fare me rregullimin e punëve, nuk lidheshin në mes të tyre, pra, nuk i vinin në lëvizje. Nga njëra anë krye-administratori ia paraqiste gjëndjen në dritën më të keqe, duke i provuar se ish e domosdoshme të paguheshin borxhet e të ndërmerreshin punime të reja me forcat e fshatarëve bujkrobër; dhe Pjeri këtë s'mund ta pranonte; nga ana tjetër Pjeri kërkonte që të fillonin nga vepra e çlirimit, dhe kësaj administratori i përgjigjej duke provuar se ish e domosdoshme të paguheshin më parë shumat që i detyroheshin Këshillit të tutelës, kështuqë s'ish e mundur të fillonin menjëherë.

Administratori nuk thosh se reforma qe krejt e pamundur; për t'ia arritur këtij qëllimi, ai propozonte të shiteshin pyjet e Kostromës, tokat e Vollgës së poshtme dhe të çifligut të Krimesë. Po sipas fjalëve të administratorit këto veprime lidheshin me kaq shumë ngatëresa, jo lutje, jo leje, jo hipoteka etj. etj., sa që Pjeri s'ia gjente dot fillin e punës, e humbte fare, dhe mjaftohej me këto fjalë: „Po, po, bëni ashtu siç thoni".

Pjeri nuk e kish atë frymën praktike që do t'i jepte mundësinë t'i përvishej punës drejtpërdrejt dhe prandaj as që i pëlqente kjo punë dhe vetëm sa shtirej në sy t'administratorit sikur përpiqej megjithë mënd për drejtimin e këtyre çështjeve. Nga ana e tij, administratori orvatej t'i jepte të kuptonte konti se ai i quante këto veprime shumë të dobishme për zotërinë dhe të dëmëshme për veten e tij.

Në atë qytet të madh Pjeri gjeti të njohur; gjithë ata, me të cilët nuk njihej akoma, u nxituan të lidhnin marrëdhanie dhe e pritën me krahë hapur zotërinë e madh që posa kish ardhur, çifligarin më me rëndësi të provincës. Tundimet në lidhje me dobësinë kryesore të Pjerit, (atë dobësi që ua pat treguar vëllezërve masonë gjatë ceremonisë së pranimit në lozhë) qenë kaq të forta, sa që Pjeri s'mundi t'u bënte dot ballë. Dhe përsëri, ditët, javët muajt e jetës së Pjerit i rrëmbeu vala e qejfeve dhe e dëfrimeve, midis drekash e darkash, ballosh e suaresh, që ashtu si në Petërburg, nuk i linin asnjë çast të lirë të mendohej e t'i vinte gishtin kokës. Në vënd të asaj jete të re që ëndëronte Pjeri, po bënte tani gjithë atë jetën e parë, po në një ambient tjetër.

E shihte se nga të tri detyrat e frank-masonërisë ai nuk po e kryente atë që thotë se çdo mason duhet të jetë një shëmbëll i jetës morale; e shihte se nga të shtatë virtytet, dy i mungonin fare: pastërtia e zakoneve dhe dashuria për vdekjen. Ngushëllohej duke menduar se, si shpërblim për këto mungesa, kryente një mision tjetër, ndihmonte në

ndreqjen e njerëzimit dhe kish virtyte të tjera: dashurinë për të afërmin e sidomos ish i dhëmshur, bujar e i sjellë.

Në pranverë të vitit 1807 Pjeri vendosi të kthehej në Petërburg. Kish ndër mënd të vizitonte, gjatë rrugës së kthimit, tërë pronat e tia dhe të shihte me sytë e tij se ç'ishte bërë nga ato që kish urdhëruar të bëheshin dhe në ç'gjëndje ndodhej tani ky popull që i qe besuar nga Zoti e që ai donte ta bënte të lumtur.

Administratori, të cilët tërë këto qëllime dhe reforma të kontit të ri i dukeshin marrëzira, të dëmëshme jo vetëm për kontin po edhe për atë vetë e për fshatarët, kishte bërë prapseprapë, disa koncesione. Gjithë duke vazhduar t'ia paraqiste çlirimin e bujk-robërve si të pamundur, kish dhënë urdhër që në çdo çiflig të ngriheshin ndërtesa të mëdha për shkollat, spitalet dhe azilet para se të arrinte zotëria; tani përgatiti kudo pritje jo me pohë e bujë që, siç e dinte, nuk do t'i pëlqenin Pjerit, po pritje të tilla që të kishin njëkohësisht karakterin e një ceremonie fetare e të një manifestimi mirënjohjeje, me ikonat e me „bukë e kripë" e që, me sa i thosh mëndja atij duke e njohur mirë natyrën e të zot, do t'i bënin një përshtypje shumë të mirë Pjerit e do ta preknin mu në zemër, duke e gënjyer e duke ia fshehur të vërtetën e hidhur.

Pranvera e jugut, udhëtimi i qetë e i shpejtë në një karrocë vjeneze dhe vetmia e rrugës e kishin bërë më qejf Pjerin. Çifligjet ku s'kish vajtur akoma, qenë njëri më piktoresk se tjetri, banorët dukeshin në gjendje të mirë dhe tregoheshin shumë mirënjohës për të mirat që u qenë bërë. Kudo e prisnin me dashuri të madhe, dhe Pjeri, sidoqë hutohej e i vinte turp nga një pritje kaq e përzemërt, e ndjente veten shumë të lumtur. Në një vënd fshatarët i kishin dalë me „bukë e kripë" e me ikonën e Shën Pjetrit e të Shën Pavlit dhe i kishin kërkuar lejën — për nder të ditës së shënjtorëve Pjetër dhe Pavl dhe si shenjë dashurie dhe mirënjohjeje për të mirat që kishin pasur — të ngrinin në kishë me shpenzimet e tyre një kapelë të re. Në një vend

tjetër, gratë me fëmijët e gjirit në krahë e kishin pritur duke iu falur nderit që i kish çliruar nga punët e rënda. Në një çiflig më tutje e kish pritur prifti me kryq në dorë, i rrethuar nga fëmijët, të cilëve, falë kontit, u mësonte shkrim, këndim dhe fé. Në tërë çifligjet Pjeri pà me sytë e tij ndërtesat prej guri të ndërtuara ose në ndërtim e sipër, sipas një plani të vetëm, për spitalet, shkollat dhe azilet që do të hapeshin për së shpejti. Kudo pa raportet e administratorëve në lidhje me angaritë që i detyroheshin bujk-robërit zotërisë, angarì që ishin pakësuar në krahasim me të kaluarën, dhe dëgjoi fjalime të frymëzuara nga një mirënjohje e thellë nga ana e delegacioneve të fshatarëve, veshur me kaftanë mavi.

Po Pjeri nuk e dinte se fshati ku i kishin dalë me „bukë e me kripë" e ku po ngrihej një kapelë për nder të shënjtorëve Pjetër e Pavl, ish një fshat tregëtarësh, ku ditën e Shën Pjetrit bëhej një panair, se kapela kish filluar të ndërtohej prej shumë kohe me shpenzimet e fshatarëve të pasur, të vetë atyre që i kishin dalë përpara, e se nëntë të dhjetat e fshatarëve të këtij fshati dergjeshin në mjerimin më të zi. Pjeri nuk e dinte se, që kur, me urdhër të tij, gratë me fëmijë të gjirit nuk i dërgonin më për punë nd'arë, këto gra të gjora i kishin vënë në një punë akoma më të rëndë në shtëpi brënda. Nuk e dinte se prifti që kish dalë e e kish pritur me kryq në dorë, u merrte shpirtin fshatarëve me të dhjetat e që nxënësit që i rrinin rrotull i qenë besuar me lot në sy, e, që t'i nxirnin nga ajo skllavëri, prindërit e mjerë detyroheshin t'i paguanin priftit kushedi sa parà. Nuk e dinte se ndërtesat prej guri, ngritur sipas një plani standard, qenë ndërtuar nga vetë fshatarët, të cilëve ua kishin shtuar punën, duke ua pakësuar vetëm në kartë, sa për të gënjyer zotërinë. Nuk e dinte se atje ku administratori i kish treguar në defter se haraçet, sipas dëshirës së tij, ishin pakësuar në një të tretën, angaritë që i detyroheshin padronit qenë shtuar për gjysmë. Prandaj Pjeri ish i kënaqur sa më s'bëhej nga udhëtimi i tij prej njerit çiflig në tjetrin; e

kish rrëmbyer përsëri ai entusiazmi filantropik me të cilin qe nisur nga Petërburgu dhe i shkruante letra plot besim vëllait të tij mësonjës, siç e quante mjeshtrin e madh të urdhërit.

„Sa e lehtë është, sa pak përpjekje duhen për të bërë gjithë këto të mira" thosh Pjeri me vete „po sa pak mendojmë ne për këto gjera"!

Ish i lumtur për mirënjohjen që i tregonin, po, duke pranuar, i vinte turp. Kjo mirënjohje i kujtonte se sa të mira më shumë mund të kish bërë për këta njerëz të thjeshtë e zemërbardhë.

Krye-administratori, një njeri xhahil po dinak, e kuptonte për mrekulli të zotin, që ish i mënçur po xhanan, dhe e vërtiste çysh ia desh qejfi: duke parë se ç'përshtypje i bënë Pjerit ato pritje që i kish kurdisur vetë, ia tha copë, duke ia provuar katërçipërisht, se çlirimi i bujk-robërve qe i pamundur, bile dhe i kotë, sepse, edhe pa këtë, ata ishin fare të lumtur.

Pjeri, me vete të tij, i jepte të drejtë, duke pranuar se ish e vështirë të përfytyrojë njerëz me të lumtur e se vetëm një Zot e dinte ç'i priste në regjimin e lirisë; po, ndonëse pa zemër, prapë ngulte këmbë për atë që i dukej e drejtë të bëhej. Administratori u zotua se do të vinte të gjitha forcat e tia për të kryer vullnetin e kontit, duke e kuptuar fort mirë se ky nuk do të ish kurrë në gjëndje të kontrollonte a i kish përdorur të gjitha mjetet për shitjen e pyjeve e të tokave, për shlyerjen e tyre nga Këshilli i tutelës; bile kish shumë të ngjarë që të mos pyeste kurrë e që të mos i binte kurrë në vesh se ndërtesat e ngritura rrinin bosh e se fshatarët vazhdonin të jepnin si punë e si parà gjithë sa jepnin edhe në tokat e çifligarëve të tjerë, domethanë gjithë sa mund të jepnin.

## XI

Duke u kthyer shumë i gëzuar e i kënaqur nga udhëtimi i tij në Rusinë Jugore, Pjeri plotësoi edhe një dëshirë të vjetër që kish: të kalonte nga miku

i vet Bollkonski, me të cilin kish dy vjet që s'ish takuar.

Boguçarovoja ndodhej në një rrafshinë të sheshtë jo fort të bukur, gjithë ara e pyje bredhash e mështeknash, pjesërisht të prera e pjesërisht jo. Shtëpia e zotërisë ngrihej në fund të fshatit, — vendosur në vijë të drejtë në të dy anët e rrugës kryesore, — matanë një pellgu të hapur aty më parë, plot me ujë, me brigjet që akoma s'kishin zënë bar, në mes të një korije ku sundonin aty-këtu disa pishë të mëdha. Kjo shtëpi përbëhej nga lëmi me anekset e tia, nga shtallat, nga një barakë banje, nga një pavijon e nga një godinë e madhe prej guri me qemerin e hyrjes në formë gjysmë rrethi akoma të pambaruar.

Shtëpinë e rrethonte një kopsht i ri i lulëzuar. Lesat, grilat e dyert ishin të reja e të shëndosha; nën një strehë ishin dy pompa zjarrfikëse dhe një vozë e lyer me bojë të gjelbër; rrugët ishin të drejta, urat të shëndosha e me parmakë anëve. Të gjitha kishin vulën e rregullit e të mirëmbajtjes.

Shërbëtorët që takoi Pjeri udhës, kur i pyeti se ku ndodhej shtëpia e princit, iu përgjegjën duke i treguar një pavijon të vogël të ri, mu buzë pellgut. Kamerjeri plak i princ Andresë, Antoni, e ndihmoi Pjerin të zbriste nga karroca, i tha se princi ishte në shtëpi dhe e futi në një paradhomë të vogël e të pastër.

Pjeri mbeti i çuditur nga thjeshtësia e kësaj banese të vogël, sado që e pastër, duke e krahasuar me konditat e shkëlqyera dhe me salltanetet në mes të të cilave e kish parë herën e fundit mikun e tij në Petërburg. Hyri me të shpejtë në një sallon të vogël që binte erë rrëshirë e që s'qe lyer akoma, dhe deshi të kalonte tutje, po Antoni rendi e dolli përpara tij, duke ecur në majë të gishtërinjve dhe trokiti te dera.

— E, ç'është? — pyeti një zë i prerë, i ashpër dhe i ftohtë.

— Një vizitë, — u përgjegj Antoni.

— I thuaj të ketë mirësinë të presë, — dhe u dëgjua zhurma e një karrigeje të lojtur nga vendi.

Pjeri u afrua me hapa të shpejta te dera dhe u ndesh ballë për ballë me princ Andrenë që, i vrënjtur e i plakur, po i dilte përpara. Pjeri e shtrëngoi në krahë dhe, duke ngritur syzet, e puthi në faqet dhe e vështroi nga afër.

— Pa shiko! Nuk të prisja. Sa më gëzove! — thosh princ Andrea.

Pjeri s'thosh asnjë fjalë: e vështronte i çuditur, pa ia hequr sytë. Habitej nga ndryshimi që kish bërë princ Andrea. Fjalët i kish të ëmbla e të dashura, një nënqeshje endej në buzët e në fytyrën e tij, po vështrimi, të cilit, megjithë dëshirën e tij të dukëshme princ Andrea nuk i jepte dot një dritë të qeshur e gazmore, ishte i shuar, pa jetë. Pjeri nuk çuditej se miku i tij qe ligur e qe zverdhur, se kish marrë një pamje më burrërore: po ai vështrim dhe ajo rrudhë në ballë, që tregonin përqëndrimin e vazhdueshëm mbi një mendim të vetëm, e mahnitnin dhe sikur e largonin prej Andresë, sa që iu desh shumë kohë gjer sa të mësohej e të mos i bënin më përshtypje.

Siç ndodh gjithmonë në një takim pas një ndarje të gjatë, një copë herë të mirë biseda s'po merrte dot rrugë: pyesnin njeri jatrin e përgjigjeshin me dy fjalë për gjëra që edhe ata vetë e dinin se duhej të filsnin gjerë e gjatë. Më në fund biseda zuri dalngadalë të përqëndrohej mbi ato që u thanë më parë me fjalë të prera e të çkëputura: mbi jetën që kishin kaluar, mbi planet për të ardhmen, mbi udhëtimin e Pjerit, mbi punët e tia, mbi luftën, e kështu me radhë. Ai përqëndrim e ajo lodhje morale që kish vënë re Pjeri në vështrimin e princ Andresë tani shprehej edhe më me forcë në buzëqeshjen me të cilën ai po e dëgjonte, sidomos kur Pjeri, i rrëmbyer nga gëzimi e nga entusiazmi, po fliste për të shkuarën apo për të ardhmen. Dukej sikur princ Andrea donte me gjithë shpirt po nuk mundte të merrte pjesë në ato që thosh miku i tij. Pjeri po fillonte ta ndjente se nuk ish me vënd të fliste për hove entusiaste, për ëndra e për shpresa lumturie e mirëbërje përpara syve të princ Andresë. I vinte turp të shprehte gjithë idetë e tia të reja prej ma-

soni, ide që ishin përtëritur e kishin hapur krahët në shpirtin e tij sidomos pas udhëtimit të fundit që kish bërë. Mundohej ta përmbante veten, druhej mos tregohej shumë foshnjë, e po në këtë kohë, i ndizej përbrënda dëshira që t'i provonte sa më parë mikut të tij se ai kish ndryshuar fare, se ish bërë një Pjer tjerë nga ai që princ Andrea kish njohur në Petërburg.

— Nuk jua tregoj dot se si kam jetuar gjatë kësaj kohe. Çuditëm edhe unë me veten time, më duket sikur s'jam më ai që kam qenë.

— Po, vërtet, shumë, shumë kemi ndryshuar që të dy prej ahere, — tha princ Andrea.

— Po ju? — pyeti Pjeri, — ç'plane keni për të ardhmen?

— Plane? — përsëriti me qesëndi princ Andrea. — Plane, unë? — Përsëriti sikur çuditej nga kuptimi i kësaj fjale. — Po ja, siç e shikon, po ndërtoj një shtëpi, dua që vitin e ardhshëm të jem vendosur këtu me gjithësej...

Pjeri, me sytë mbërthyer mbi 'të, vëzhgonte në heshtje fytyrën e plakur të princ Andresë.

— Jo, unë e kam fjalën... — tha Pjeri; po princ Andrea e ndërpreu:

— Po ç'të flasim për mua... tregomë më mirë për udhëtimin tënd, më folë për të gjitha ç'ke bërë në çifligjet e tua.

Pjeri filloi të tregonte ç'kish bërë në çifligjet e tia duke u përpjekur ta fshihte sa të qe e mundur pjesëmarjen e tij në përmirsimet që kishte sjellë. Princ Andrea më se një herë i sugjeroi atë që ma-tej të thosh sikur gjithë ato që kish bërë Pjeri të qënkëshin një histori e ditur qëkuri; dhe e dëgjonte jo vetëm pa pikë interesi, po gati gati sikur i vinte turp për ato që thoshte Pjeri.

Pjeri zu ta ndjente veten si më gjëmba në prani të mikut të tij; dhe heshti.

— Siç e sheh, mik i dashur, — tha princ Andrea që, dukej sheshit, i vinte rëndë e gjyç edhe atij përpara mysafirit — jam këtu si në fushim, kam ardhur vetëm sa të hedh një sy. Që sot do të kthehem te ime motër. Do të të njoh me njerëzit e mi. Po ti

më duket se njihesh me ta, — tha, sigurisht që ta mbante pranë vizitonjësin, me të cilin e ndjente tani se s'kish asgjë të përbashkët. — Do të nisemi pas dreke. Dhe tani a dëshiron të vizitosh çifligun tim?

Duallën dhe shëtitën gjer në orën e drekës, duke biseduar për lajmet e fundit politike dhe për shokët e miqtë e tyre të përbashkët si njerëz që s'para u hahej muhabeti me njerijatrin. Princ Andrea fliste me një farë gjallërie e me një farë interesi vetëm për çifligun e ri që e kish organizuar vetë për shtëpinë në ndërtim e sipër; po edhe ahere, mu në mes të bisedimit, mbi një skelë ku kishin hipur, tek i përshkruante Pjeri shtëpinë e tij të ardhme, befas e këputi fjalën:

— Le që, kot po të lodh me këto fjalë, këtu s'ka asgjë interesante, shkojmë të hamë bukë dhe nisemi.

Në tryezë, tek po hanin, ra fjala për martesën e Pjerit.

— Mbeta mjaft i habitur kur e dëgjova, — tha princ Andrea.

Pjeri u skuq sikundër skuqej gjithmonë kur flitej për martesën e tij, dhe tha me nxitim:

— Do t'jua tregoj një ditë se si u bë kjo punë. Po duhet të dini se tani u përprish një herë e përgjithmonë.

— Përgjithmonë? — tha princ Andrea. — S'ka asgjë përgjithmonë.

— Po a e dini se ç'fund pati tërë kjo mesele? Keni dëgjuar për duelin?

— E di, t'u desh edhe kjo!

— Falënderoj Zotin gjithënjë që nuk e vrava atë njeri, — tha Pjeri.

— E pse, pra? — ia ktheu princ Andrea. — Përkundrazi, të vraç një qen të tërbuar është puna më e mirë që mund të bësh.

— Jo, të vraç një njeri është një gjë e keqe, e padrejtë.

— E pse na qënka e padrejtë, — ia priti princ Andrea. — Nuk i takon njeriut të gjykojë ç'është e drejtë ose e padrejtë. Njerëzit janë gabuar gjithënjë

e gjithënjë do të gabohen, dhe në asgjë tjetër më shumë se sa në të gjykuarit ç'është e drejtë e ç'është e padrejtë.

— E padrejtë është ajo që i bën keq të afërmit, — tha Pjeri, duke ndjerë me kënaqësi se, për të parën herë që kur kish ardhur aty, princ Andrea po interesohej me gjithë mënd, po fillonte të fliste dhe dëshironte të shprehte të gjitha ato që e kishin katandisur në atë gjëndje.

— E ku e di ti se ç'gjë është e keqe për tjetrin? — pyeti.

— Po ne e dimë se ç'gjë është e keqe për ne, — u përgjegj Pjeri.

— Po, atë ne e dimë; po atë të keqe që e di të tillë për vete unë nuk mund t'ia bëj një njeriu tjetër, — tha princ Andrea, duke u ndezur përherë e më shumë e duke dëshiruar, me sa dukej, t'i tregonte Pjerit pikëpamjet e tia. Fliste frëngjisht. — *Je ne connais, dans la vie, que deux maux bien réels: c'est le ramords et la maladie. Il n'est de bien que l'absence de ces maux*[1]). Të rrosh për vete, duke iu shpëtuar vetëm këtyre dy të këqiave: ja, kjo është gjithë urtësia ime e tanishme.

— Po dashuria për të afërmin dhe vetë-mohimi? — zuri të thoshte Pjeri. — Jo, s'mund të jem në një mëndje me ju! Të rrosh në mënyrë që të mos i bësh të keqe tjetrit si e si që mos të të vrasë ndërgjegjeja, të mjaftohesh me kaq, — është shumë pak. Kështu jetoja unë, jetoja për vete, dhe më vate kot përjeta. Dhe vetëm tani që po jetoj, ose të paktën përpiqem — Pjeri e ndreqi fjalën nga modestia — të jetoj për të tjerët, vetëm tani e kuptoj tërë lumtërinë e jetës. Jo, nuk jam në një mëndje me ju, po as ju nuk mendoni kështu siç thoni.

Princ Andrea e vështronte Pjerin pa folur dhe buzëqeshte me ironi.

— Shiko, ti do të takohesh me time motër, princeshën Maria. Ju do të jeni që të dy në një mëndje,

1) Nuk di në jetë veçse dy të këqia të vërteta: të brerët e ndërgjegjës dhe sëmundjen. S'ka tjetër lumtëri përveç se mungesës së këtyre të këqiave.

— tha. — Mbase ti ke të drejtë për veten tënde, — vazhdoi si heshti një hop: — po secili rron sipas mënyrës së vet: ti jetove për vete dhe thua se kështu gati të vate kot jeta, dhe e njohe lumtërinë vetëm kur fillove të jetosh për të tjerët. Mirëpo unë kam provuar të kundërtën. Unë jetova për lavdinë. (Dhe ç'është lavdia fundi-fundit? Gjith po ajo dashuri për të afërmin, dëshira që të bësh diçka për 'të, dëshira për t'u lavdëruar prej tjetrit). Kështu, unë jetova për të tjerët, dhe jeta më vate jo *pothuaj* kot; po fare kot. Po që kur po jetoj vetëm për vete, jam më i qetë.

— Po si është e mundur të rrosh vetëm për vete? — pyeti Pjeri duke u ndezur. — Po yt bir, po jot motër, po yt atë?

— Po dhe këta janë *unë*, jo *të tjerë* — tha princ Andrea, — kurse të tjerët, i afërmi; *le prochain*[1]) sikundër thoni ju ti me princeshën Maria, janë burimi kryesor i gabimit dhe i së keqes *le prochain*, janë ata, fshatarët e tu të Kievit, të cilëve ti kërkon t'u bësh mirë. —

Dhe princ Andrea e vështroi Pjerin me ironi e me keqardhje. Ish e qartë se kërkonte që ta nxehte.

— Doni të talli, — tha Pjeri duke u ndezur përherë e më shumë. — Ç'gabim e ç'të keqe mund të ketë se unë dëshiroja, (nuk ia kam arritur qëllimit veçse në një pjesë fare të vogël dhe jo si duhet) dëshiroja të bëja të mira dhe diç kam bërë në të vërtetë? Ç'të keqe mund të ketë se turma të mjerësh, fshatarët tanë, njerëz si edhe ne, që rriten e vdesin pa tjetër njohje të Zotit dhe të së vërtetës përveç një riti fetar e një lutjeje pa kuptim, do të kenë besimin ngushëllonjës në një jetë të ardhme, do të shpresojnë për një shpërblim sipas atyre që kanë bërë, për një lehtësim të mundimeve të tyre? Ç'e keqe ose ç'gabim do të bëhet sikur këtyre njerëzve, që vdesin tani nga sëmundjet pa një ndihmë, t'u ndihmoj materialisht, t'u jap mjek e spital, si edhe azil pleqve? Dhe a nuk do të jetë një e mirë e dukshme dhe e padyshimtë sikur fshatarit dhe

1) I afërmi

gruas me barrë që tani s'prehen dot as ditë as natë, t'u siguroj një çikë pushim e çlodhje dhe një mirëqënie sado të vogël materiale?... — thosh Pjeri me rrëmbim e duke belbëzuar. — Dhe unë këtë kam bërë megjithse keq, megjithse pak, po diç kam bërë për këtë qëllim, dhe ju, jo vetëm që nuk ma ktheni dot mëndjen nga besimi se ajo që kam bërë është një e mirë, po as më bindni dot të besoj se edhe ju vetë nuk keni po këtë mendim. Po ajo që ka rëndësi më shumë, — vazhdonte Pjeri, — është se unë e di, dhe e di me siguri se kënaqësia që ndjejmë kur e bëjmë këtë të mirë është e vetmja lumtëri e sigurtë në jetë.

— Po, në qoftë se shtrohet kështu pyetja, është tjatër gjë, — tha princ Andrea. — Unë po ndërtoj një shtëpi, po bëj një kopsht, kurse ti bën spitale. Si njera si tjetra mund të na kënaqin. Po se ç'është e drejtë, ç'është e mirë lerja ta gjykojë atij që i di të gjitha dhe jo neve. Haj, pra, ke qejf të bisedojmë, — shtoi, — shumë mirë, bisedojmë pra. —

U ngritën nga tryeza dhe vajtën e u ulën në shkallaren e kreut të shkallëve që ishin në vend të ballkonit.

— Haj, pra, të bisedojmë, — përsëriti princ Andrea — Ti thua: shkollat, — vazhdoi duke nëmëruar në gishtat, — arësimi e kështu me radhë, domethënë ti kërkon ta nxjerrësh — dhe tregoi një fshatar që po hiqte shapkën tek po kalonte përpara tyre, — nga gjëndja e tij shtazore dhe t'i japësh nevoja morale; kurse mua më duket se e vetmja lumtëri e mundëshme është lumtëria shtazore, dhe ti kërkon t'ia heqësh atë lumtëri. Unë e kam zili dhe ti kërkon ta bësh si mua, po pa i dhënë mjetet e mia. Ti thua edhe një gjë tjetër: t'ia lehtësojmë punën. Po, pas mëndjes sime, puna trupore është një nevojë për 'të, një kusht i jetesës së tij, pikërisht ashtu siç është për mua e për ty puna mendore. Ti nuk mund të mos mendosh. Unë bie në shtrat në ora tre të natës, më vinë mendime të ndryshme, s'më zë gjumi, kthehem e vërtitem sa më një krah në tjetrin e s'mbyll dot sy gjer në mëngjes sepse mendohem e nuk mund të mos mendohem,

sikundër ai nuk mund të mos lërojë, të mos kositë; ndryshe, do të shkojë më ndonjë tavernë ose do të bjerë sëmurë. Ashtu sikundër unë nuk do ta duroja dot atë punën e tij trupore tmerësisht të rëndë, do të vdisja në krye të një jave, kështu edhe ai nuk do ta duronte dot limontinë time trupore, do të vinte shumë dhjamë e do të binte të vdiste. E treta, ti thua... çfarë dreqin the pastaj, se s'më kujtohet? — princ Andrea përkuli gishtin e tretë. — Ah po, spitalet, barnat. I bie dambllaja, është duke vdekur, ti i merr gjak e shëron. Do të rrojë edhe nja dhjetë vjetë i sakatosur dhe do të jetë barrë për të gjithë. Për 'të do ishte më e thjeshtë e më lehtë të vdiste. Lindin sa të duash, më shumë nga ç'duhet bile. Të të vinte keq se humbe një punonjës, siç e kundroj unë, hajde-dé; po ti kërkon ta shërosh për dashurinë që ke për të, për dashurinë ndaj të afërmit. Po ai s'të ka nevojë për një dashuri të tillë. E pastaj, përse mendon se barnat mund të shërojnë njeri? Për ta vdekur, po, mund ta vdesin! — tha duke vrënjtur vetullat me inat e duke kthyer kokën mënjanë.

Princ Andrea i shprehte mendimet e tija me shumë qartësi e saktësi: dukej se ish menduar rreth këtyre gjërave më së një herë dhe fliste me gjithë qejf e me nxitim, si një njeri që ka ndenjur shumë kohë pa folur e ka mjaft gjëra për të thënë. Vështrimi i tij merrte jetë sa më shumë që gjykimet e tija ishin fare pa shpresë.

— Kjo është hata e zezë, hata e zezë! — tha Pjeri. — Vetëm nuk e kuptoj dot se si mund të jetojë njeriu me të tilla mendime. Kam pasur edhe unë çaste të tilla; kështu më ndodhi aty ca kohë më parë, në Moskë dhe udhës; po ahere unë lëshohem gjer në atë pikë sa nuk jetoj më, asgjë s'më hyn në sy, më neveriten të gjitha... më vjen të pështirë nga vetë vetja. Ahere as ha, as lahem... po ju?...

— E pse të mos lahesh?... kjo s'është punë e pastër, — tha princ Andrea. — Përkundrazi, duhet të përpiqemi ta bëjmë të këndëshme, sa të jetë e mundur, jetën tonë. Unë jetoj, dhe për këtë s'kam

ndonjë faj; pra, duhet ta vazhdojmë jetën gjer në vdekje, pa i rënë më qafë njeriu, e të jetojmë sa të jetë e mundur më mirë.

— Po ç'ju shtyn që të jetoni me të tilla mendime? Të rish kështu duar kryq, pa lëvizur, pa u marrë me ndonjë gjë...

— Jeta, edhe kështu, nuk na le të qetë. Unë do të kënaqesha sikur të mundja të mos bëja asgjë; po ja, nga njëra anë, aristokracia e vëndit më nderoi e më zgjodhi në krye të saj: unë e di se ç'hoqa gjërsa u çlirova nga ajo detyrë. Mezi i binda ata zotërinj se nuk isha unë njeriu që u duhej, sepse nuk e kisha atë dozë banaliteti prej babaxhani që s'i rrihet në vend po kërkon të merret me ndonjë punë, dozë kjo që është e domosdoshme për një detyrë të atillë. Pastaj ja edhe kjo shtëpi që m'u desh të ndërtoja për të pasur një qoshe timen një qoshe ku të mund të jetoj i qetë. Ja tani dhe milicia popullore.

— Po pse nuk shërbeni në ushtri?

— Pas Austerlicit? — ia ktheu me hidhërim princ Andrea — Jo, ju falem nderit shumë, i kam dhënë vetëvetes fjalën e nderit se nuk do të shërbej në ushtrinë ruse të vijës së parë. Dhe s'kam për të shërbyer; edhe sikur Bonaparti të kish ngritur kampin këtu, pranë Smolenskut, dhe të kërcënonte Lisia Gorin; dhe ahere unë nuk do të hyja në ushtrinë ruse. E pra, që të kisha fjalën, — vazhdoi Andrea duke u qetësuar, — tani rekrutohen milicët, im atë është kryegjenerali i rrethit të tretë, dhe i vetmi mjet për mua që të çlirohem nga shërbimi është që të jem nën urdhërat e tia.

— Domethënë atëherë shërbeni?

— Po, shërbej,

Heshti një hop.

— E po përse shërbeni?

— Ja përse. Im atë është një nga njerëzit më të shquar të shekullit të tij. Po u plak, dhe, jo se është i keq, po nxehet shpejt dhe është tepër i rrëmbyer. Është i tmershëm me atë zakonin e tij për despotizmë absolute, e sidomos tani me autoritetin e pakufizuar që u ka dhënë perandori krye-

gjeneralëve të milicisë. Sikur aty dy javë më parë të kisha arritur nja dy orë më vonë në Juhnovo, ai do ta kish varur një protokolist, — tha princ Andrea duke bërë buzën më gaz. — Prandaj shërbej, sepse asnjë tjetër, përveç meje, nuk mund të influencojë mbi tim atë, kurse unë, herë këtu herë atje, e shpëtoj nga ndonjë veprim, për të cilin do ta brente ndërgjegja më vonë.

— E po atëherë e shikoni, pra?

— Po, veç *ce n'est pas comme vous l'entendez*[1], — vazhdoi princ Andrea. — Unë s'kam dashur dhe as dua t'i bëj mirë atij maskarajt protokolist që u kish përlarë nuk di çfarë çizmesh rekrutave; përkundrazi do të më bëhej qejfi ta shihja varur, po më vjen keq për tim atë, domethënë përsëri për vete. —

Princ Andrea po ndizej përherë e më shumë. Sytë i shkëlqenin si prej ethesh, tek përpiqej t'i provonte Pjerit që në veprimet e tia nuk qe shtyrë kurrë nga dëshira për t'i bërë mirë të afërmit.

— Ja, pra, ti kërkon të çlirosh fshatarët, — vazhdoi. — Kjo është një gjë shumë e mirë; po jo për ty (besoj se ti s'ke shtruar njeri në dajak dhe as ke syrgjynosur ndonjë në Siberi) e aq më pak për fshatarët. Edhe në i rrahin, në i shtrojnë në dru, në i syrgjynosin në Siberi besoj se kjo nuk është më keq për 'ta. Në Siberi ata do të bëjnë po atë jetë shtazore, shënjat e plagëve do të çduken në trupin e tyre dhe ata do të jenë të lumtur si edhe më parë. Po kjo është e nevojshme për ata njerëz që bien moralisht, që fillon t'i brejë ndërgjegjja, që pendohen, po e mbysin pendimin dhe bëhen bisha se kanë mundësinë të dënojnë e të ndëshkojnë me të drejtë e pa të drejtë. Ja se për cilët më vjen keq, vetëm për këta do ta dëshiroja çlirimin e fshatarëve. Ti mbase s'ke parë: po unë kam parë se si njerëz të mirë, të rritur e të edukuar me traditat e pushtetit të pakufishëm, me kalimin e vjeteve, bëhen përherë e më zemërakë, më të egër,

---

1) Jo ashtu siç e kuptoni ju.

të këqij e mizorë, egërsira me gjithë mënd, dhe e shohin, e dinë edhe vetë, po nuk e përmbajnë dot veten dhe janë gjithmonë të mjerë e fatzes.

Princ Andrea i thosh këto gjëra me një zjarr të atillë sa që Pjeri, pa dashur, pati intuitën se këto mendime i vinin nga i ati.

Dhe nuk iu përgjegj asgjë.

— Kështu, pra, ja për ke më vjen keq: për dinjitetin njerëzor, për qetësinë dhe pastërtinë e ndërgjegjes dhe jo për korrizet dhe kokët e tyre që, sado t'u biesh me kamzhik, sado t'i rruash me brisk do të mbeten gjithënjë po ato kurrize e po ato kokë.

— Jo, jo, një mijë herë jo, kurrë nuk do të jem në një mëndje me ju, — ia priti Pjeri.

## XII

Në mbrëmje princ Andrea me Pjerin hipën në karrocë dhe u nisën për në Lisia Gori. Princ Andrea, duke ia ngulur sytë Pjerit, ndërpriste kohë më kohë heshtjen me fjalë që tregonin se ishte më qejf e me orë të mira.

Duke i treguar arat me gisht, i fliste për punimet bujqësore dhe përmirësimet që kish bërë.

Pjeri dëgjonte i ngrysur e zymtë, përgjigjej me fjalë të prera dhe dukej i zhytur në mendimet e veta.

Mendonte se princ Andrea ishte fatzi, se e kish gabim, se nuk e dinte ç'ish drita e vërtetë e se ai, Pjeri, duhet ta ndihmonte, ta ndriçonte e ta ngrinte. Po kur mendonte çfarë t'i thosh e si t'ia thosh, e parëndjente se princ Andrea me një fjalë të vetme, vetëm me një argument, do t'ia rrëzonte tërë doktrinën e tij dhe kish frikë t'ia niste, druhej mos ia vinin në shoshë besimin e tij të shtrënjtë e të shënjtë.

— Jo, përse mendoni, — filloi befas Pjeri, duke ulur kokën si ai demi që gatitet të godasë, — përse ju mendoni kështu? Nuk duhet të mendoni kështu.

— Për çfarë? — pyeti princ Andrea i çuditur.

— Për jetën për misionin e njeriut. Këto që thoni ju s'kanë asnjë kuptim. Edhe unë si ju mendoja, dhe a e dini se kush më shpëtoi? Masoneria. Jo, mos qeshni, masoneria nuk është një sekt fetar, as ritual, siç besoja edhe unë, po është shprehja më e mirë, është shprehja e vetme e anëve më të mira të përjetëshme të njerëzimit.

Dhe filloi t'i shpjegonte princ Andresë masonerinë ashtu siç e kuptonte ai. Thoshte se masoneria ishte doktrina e kristianizmit e çliruar nga pengesat e shtetit e të fesë, një doktrinë barazie, vëllazërimi dhe dashurie.

— Vetëm vëllazëria jonë e shënjtë ka një kuptim të vërtetë në jetë; gjithë të tjerat janë vetëm ëndra, — thoshte Pjeri. — Kuptoni, miku im, pra, se me përjashtim të këtij bashkimi, çdo gjë është gënjeshtër dhe padrejtësi, dhe unë jam në një mëndje me ju se për një njeri të mençur e zëmërmirë s'mbetet asgjë tjetër, sikundër bëni dhe ju, veçse të mbarojë së jetuari jetën e tij duke u përpjekur vetëm të mos u bjerë me qafë të tjerëve. Por, përvetësoni bindjet tona themelore, hyni në vëllazërinë tonë, kini besim tek ne, lereni veten t'ju udhëheqin dhe do ta ndjeni veten menjëherë, siç e ndjeva edhe unë, një pjesë të atij zinxhiri të madh e të padukshëm, fillimi i të cilit fshihet në qiejt.

Princ Andrea po e dëgjonte fjalën e Pjerit në heshtje, me sytë të ngulur diku përpara. Disa herë që s'dëgjoi mirë nga zhurma e rrotave iu lut Pjerit t'i përsëriste ato fjalë që s'ia kish kapur veshi. Nga drita e jashtëzakonëshme që i vetëtinte në sy dhe nga heshtja e tij, Pjeri e shikonte se fjalët që thosh nuk ishin të kota, se princ Andrea do ta dëgjonte gjer në fund pa e ndërprerë e se nuk do të tallej me fjalët e tia.

Arritën në një lumë që kish ardhur shumë, me ujrat buzë më buzë, e duhej ta hidhnin me trap. Ndërsa shërbëtorët përgatisnin karrocën dhe kuajt, ata hipën mbi trap. Princ Andrea, duke u mbështetur në parmakët, vështronte pa bërë zë sipërfaqen e ujit që shkëlqente nën rrezet e pjerrta të diellit që po perëndonte.

— E, ç'mendoni? — pyeti Pjeri. — Ç'thoni ju? Përse heshtni?

— Ç'mendoj? Unë po të mbaj vesh. Të gjitha këto janë të drejta, — tha princ Andrea. — Po ti thua: hyrë në vëllazërinë tonë, dhe ne do të të tregojmë qëllimin e jetës dhe misionin e njeriut si edhe ligjet që qeverisin gjithësinë. Po ne, njerëzit e vdekshim, çfarë jemi? Përse ju i ditki të gjitha? Pse unë vetë nuk i shoh ato që shihni ju? Ju shihni mbi dhé mbretërinë e së mirës e të së vërtetës, kurse unë nuk e shoh.

Pjeri e ndërpreu.

— A besoni në jetën e ardhme? — e pyeti.

— Në jetën e ardhme? — përsëriti princ Andrea, po Pjeri s'i la kohë të përgjigjej dhe e mori këtë përsëritje si një mohim, aq më shumë s'ia dinte bindjet e vjetra ateiste princ Andresë.

— Ju thoni se nuk mundeni ta shihni mbretërinë e së mirës e të së vërtetës mbi dhé. As unë nuk e shihja, dhe nuk është e mundur ta shohish në qoftë se jetën tonë e shikojmë si fundin e çdo gjëje. Mbi dhé, pikërisht mbi këte dhé, — Pjeri tregoi arat, — nuk ka të vërtetë, gjithëçka është gënjeshtër dhe ligësi; po në botë, në tërë botën ekziston mbretëria e së vërtetës, dhe ne tani jemi bij të tokës, po në përjetësi jemi bij të krejt rruzullimit. A mos nuk e ndjej unë në shpirtin tim se bëj pjesë në këtë gjithësi të pakufishme, të harmonishme? A mos nuk e ndjej unë se në këtë numur të panjehur, në këtë mori të pakufishme qëniesh ku çfaqet Hyjnia, — fuqia supreme, në daçi, — unë formoj një hallkë, një shkallare nga qëniet e ulta tek të lartat? Në se unë e shoh, e shoh me qartësi këtë shkallë që shpie nga bota vegjetale tek njeriu, e përse të pandeh se kjo shkallë ndërpritet me mua e nuk shkon gjithmonë më tutje e më tutje? Unë e ndjej se jo vetëm që s'mund të çdukem, sikundër asgjë nuk çduket në botë, po që do të jem gjithmonë e që gjithmonë kam qënë. E ndjej se jashtë meje dhe përmbi mua jetojnë shpirtat e se në këtë botë ekziston e vërteta.

— Po, kjo është doktrina e Herderit, — tha princ Andrea, — po kjo nuk ma mbush mëndjen, more shpirt; jeta dhe vdekja, — ja kush mund të na e mbushë mëndjen. Ta mbush mëndjen fakti që ti shikon një krijesë të dashur, që ishte lidhur me ty, ndaj së cilës ti ishe fajtor e veje me shpresë se do të mund ta ndreqje fajin një ditë (zëri iu drodh dhe ktheu kokën nga ana tjetër), dhe befas kjo krijesë vuan, mundohet e përpëlitet e pushon së qëni... Përse? Nuk është e mundur që të mos ketë një përgjigje për këtë! Dhe unë besoj se ka.... Ja, kjo të mbush mëndjen, kjo ma ka mbushur mëndjen...

— Po, pra, po, — tha Pjeri, — edhe unë këtë them!

— Jo. Unë them vetëm se nuk janë arësyetimet argumentat, që na bindin për domosdonë e një jete të ardhme, po është kjo: ti ecën në jetë krah për krah me një krijesë njerëzore, dhe befas kjo krijesë çduket *diku në hiç* dhe ti vetë qëndron përpara kësaj humnere dhe hedh atje tej një vështrim... Ashtu kam vështruar unë...

— E pra, ahere ju e dini se ka një *diku* e se ekziston një *dikush:* Diku është jeta e ardhme. Dhe ai *dikush* është Zoti.

Princ Andrea nuk u përgjegj. Karroca me kuajt ishin hedhur matanë qëkuri dhe ishin mbrehur, dielli kish perënduar për gjysmë bryma e mbrëmjes qëndiste me yje llovkat me ujë pranë bregut, dhe Pjeri me Andrenë, për çudi të shërbëtorëve, karrocjerëve dhe lundërtarëve që rrinin e vështronin gojë hapur, qëndronin akoma më këmbë mbi trap e po bisedonin.

— Në qoftëse Zoti ekziston dhe ekziston një jetë e ardhme, ahere ekziston dhe e vërteta, ekziston dhe virtyti; dhe lumtëria më e madhe e njeriut është që të përpiqet t'i arrijë këto të dyja. Duhet të jetojmë, të duam, të besojmë, — thosh Pjeri, — se nuk po jetojmë vetëm sot mbi këtë copë tokë, po kemi jetuar e do të jetojmë përgjithmonë atje, në Gjithësinë. — Dhe tregoi qiellin.

Princ Andrea qëndronte më këmbë, duke u mbështetur në parmakët e trapit, dhe duke dëgjuar Pjerin, pa i ulur sytë, vështronte pasqyrimin e kuq të diellit mbi sipërfaqen e ujrave të fryra që po merrnin ngjyrën mavì, Pjeri pushoi. Ishte një heshtje shumë e thellë. Trapi kish kohë që kish çikur bregun dhe vetëm valët e rrymës më një zhurmë të lehtë përplaseshin pas fundit të lundrës. E princ Andresë i dukej sikur ajo llapashitje ishte oshëtima e fjalëve të Pjerit: „është e vërtetë, beso!"

Princ Andrea lëshoi një psherëtimë dhe hodhi vështrimin e tij të ndritur, të ëmbël e foshnjor në fytyrën e skuqur e të mallëngjyer të Pjerit, po gjithënjë të ndrojtur përpara epërsisë të mikut të tij.

— Po, makar të ish vërtet kështu! — tha. — Po le të hipim në karrocë, — shtoi dhe, duke dalë nga trapi, vështroi qiellin që i tregonte Pjeri, e për të parën herë pas Austerlicit e pà atë qiell të lartë të përjetshëm që kishte parë tek dergjej në fushën e betejës. Dhe një ndjenjë që kish rënë në gjumë prej kohe, ç'kish më të mirë e më të pastër, u zgjua përnjëherësh dhe ia mbushi shpirtin e përtëritur me freski e me gaz. Kjo ndjenjë u çduk shpejtë e shpejtë dhe princ Andrea u kthye sërish në kushtet e zakonëshme të jetesës së tij; po tani e dinte se kjo ndjenjë, që ai s'kish ditur ta zhvillonte më tej, jetonte në shpirtin e tij. Takimi me Pjerin qe për princ Andrenë agimi i një jete të brëndëshme krejtësisht të re, megjithëse jeta e jashtme vazhdonte të rridhte njësoj si më parë.

## XIII

Po ngrysej kur princ Andrea me Pjerin arritën te hyrja kryesore e shtëpisë së Lisia Gorit. Tek po soseshin, princ Andrea, me buzën në gaz, i tërhoqi vëmëndjen Pjerit të shihte rrëmujën që bëhej pranë shkallëve të shërbimit. Një plakëruqe e kërrusur, me një trastë në kurriz, dhe një burrë i shkurtër, veshur në të zi e me flokë të gjatë, me të parë karrocën, krisën e ikën drejt dyerve të mëdha. Dy

gra u sulën pas tyre, dhe që të katër, duke u kthyer të shihnin karrocën me fytyrë të tmeruar, muarën vrapin përpjetë shkallëve të shërbimit.

— Janë robt e Zotit, shtegtarët e Mashës, — tha Andrea: — Pandehën se ishte karoca e tim eti. Kjo është e vetmja gjë ku ajo s'i bindet: ai kërkon të mos i qasë në shtëpi këta shtegtarë, kurse Masha i merr brënda.

— Po ç'janë këta rob të Zotit? — pyeti Pjeri.

Princ Andrea nuk arriti t'i përgjigjej. Shërbëtorët po u dilnin përpara që t'i prisnin dhe ai i pyeti për të marrë vesh ku qe i ati dhe a do të vinte për së shpejti.

Princi plak ishte akoma në qytet, dhe pritej të vinte nga çasti në çast.

Princ Andrea e shpuri Pjerin në apartamentin e tij, që e priste gjithmonë i rregulluar për bukuri në shtëpinë e t'et, dhe kaloi në dhomën e fëmijës.

— Shkojmë te ime motër, — tha pastaj, duke u kthyer te Pjeri. — Akoma s'jamë parë me 'të, ajo fshihet tani dhe rri me robt e saj të Zotit. Mirë t'i bëhet, është një mësim që e meriton t'i jepet; do të mbetet me turp, dhe ti ke për të parë robt e Zotit. *C'est curieux, ma parole*[1]).

— *Qu'est — ce que c'est que*[2]) këta rob të Zotit? — pyeti Pjeri sërish.

— Tani do t'i shohish.

Princeshëza Maria me të vërtet u hutua e mbeti me turp tek i pa që po hynin, dhe fytyra iu mbush me njolla të kuqe. Në dhomën e saj të rehatshme, me qirinjtë të ndezur para ikonave, në kanape, prapa samovarit ish ulur një djalosh hundëgjatë e flokëgjatë, me rasë murgu.

Në një kolltuk pranë kanapesë ish ulur një plakëruqe me një shprehje të ëmbël fëminore.

---

1) Është një gjë interesante për fjalë të nderit.
2) E çfarë janë . . .

*André, pourquoi ne pas m'avoir prévenue?*[1]) — tha princeshëza, me një qërtim të ndrojtur duke dalë përpara shtegtarëve të saj si ajo kllocka përpara zogjve.

— *Charmée de vous voir. Je suis très contente de vous voir*[2]). — i tha Pjerit, ndërsa ky po i puthte dorën. E kish njohur që të vogël, dhe tani, miqësia e tij me Andrenë, fatkeqësia që i kish ngjarë për shkak të Elenës dhe sidomos fytyra e tij e mirë, e çiltër dhe e thjeshtë ia bënin Marisë edhe më të dashur akoma. E vështronte me sytë e saj të bukur që shkëlqenin e dukej sikur i thosh: „Unë kam shumë dhemshuri për ju, po aman, ju lutem, mos u tallni me *robt e mi të Perëndisë*". Si këmbyen ato fjalë përshëndetjeje, u ulën.

— Ah, edhe Ivanushka kështu qënka, — tha princ Andrea, duke treguar me një buzëqeshje shtegtarin e ri.

— *André!* — iu lut princeshëza Maria.

— *Il faut que vous sachiez que c'est une femme*[3]), — i tha Andrea Pjerit.

— *André! au mon de Dieu*[4]), — u lut përsëri princeshëza Maria.

Dukej që toni përqeshës i princ Andresë ndaj shtegtarëve dhe ndërhyrja e kotë e princeshës Maria ishin gjëra të zakonshme, që përsëriteshin vazhdimisht midis tyre.

*Mais, ma bonne amie,* — tha princ Andrea, — *vous devriez au contraire m'être reconnaissante de ce que j'explique à Pierre votre intimité avec ce jeune homme*[5]).

— *Vraiment?*[6]) — tha Pjeri, duke vërejtur përmes syzeve me kureshtë e me seriozitet (dhe për këtë princesha Maria i qe veçanërisht mirënjohëse) fytyrën e Ivanushkës, i cili duke e kuptuar që po flisnin për 'të, po i vështronte të gjithë me sy dinakë.

---

1) Andre, pse nuk më lajmërove?
2) Gëzohem shumë që ju shoh. Gëzohem shumë.
3) Duhet të dini që është grua.
4) Andre, pash Zotin!
5) Po, moj e uruar, ju përkundrazi duhet të ma dini për nder që po ja shpjegoj Pjerit si është puna që keni kaq afërsi me këtë djalosh.
6) Vërtet?

Princeshëza Maria bëhej merak fare më këtë për robt e saj të Perëndisë. Ata as që donin t'ia dinin fare. Plakëruqja, që i mbante sytë poshtë, po kohë më kohë i vështronte vëngër të porsa-ardhurit, vuri gotën përmbys mbi pjatëzën, lëshoi aty pranë pjatëzës një copë sheqeri të kafshuar, dhe ndenji urtë e pa lëvizur në kolltuk, duke pritur mos e gostiste njeri prapë me çaj. Ivanushka, duke rufitur me gllënjka çajin që e kish shtënë në pjatëzë, vështronte tinës dy të rinjtë, me sy dinakë prej gruaje.

— Ku ke qënë, në Kiev? — e pyeti plakën princ Andrea.

— Atje kam qënë, o atë, — u përgjegj plaka llafazane. — Tamam për Kërshëndella pata fatin të kungohem pranë relikeve të shenjta. Dhe tani vij nga Koljazina, o atë; atje u bë një mrekulli e madhe...

— Paske dhe Ivanushkën pas, hë?

— Jo, o atë, s'ishim bashkë, — tha Ivanushka, — duke u munduar të fliste me zë të trashë. — Me Pellagejushkën unë u takova në Juhnovo.

Pellagejushka e ndërpreu shoqen e saj; dukej që s'i rrihej pa treguar atë që kish parë.

— Në Koljazin, o atë, u bë një mrekulli e madhe.

— Relike të reja, mbase? — pyeti princ Andrea.

— Mjaft, Andre, — i foli princesha Maria. — Mos trego asgjë, Pellagejushkë.

— Jo... pse më thua kështu, nënë, pse të mos tregoj? Unë i dua të mirën. Është zemërdhëmshur; e mëson Zoti, më ka dhënë dhjetë rubla, mirëbërësi, e s'mund t'ia harroj. Siç isha aty në Kiev, Kirjusha, loloja, — njeriu i Perëndisë me gjithë mënd, që rri zbathur dimër-verë — më thotë: „Pse nuk shkon atje ku duhet të shkosh? Shko në Koljazin, atje ka dalë një ikonë që bën çudira. Është çfaqur Zonja Shën Mëri".

Me të dëgjuar këto fjalë, u them lamtumirë shënjtorëve dhe nisem për udhë.

Heshtnin që të gjithë. Vetëm shtegtarja fliste shtruar e më ngé duke marrë frymë thellë.

— Sosem në vënd, o atë, njerëzia më thonë: „një thagmë e madhe nga faqja e Zonjës Shën Mëri kullon pikë-pikë miroja".

— Mirë, mirë. Pastaj na e trego, — ndërhyri duke u skuqur princesha Maria.

— Më lejoni t'i bëj një pyetje, — tha Pjeri. — Ti a e pe me sytë e tu?

— Si jo, o atë, si nuk e pashë? Unë vetë pata fatin ta shihja. I vetëtin fytyra si nga një dritë qiellore dhe nga faqja pikë-pikë miroja i pikon gjithënjë, i pikon gjithënjë...

— Po ky është mashtrim, — thirri pa të keq Pjeri, që po dëgjonte me vëmëndje.

— Oh, atë, ç'thua kështu! — u tmerua Pellagejushka, duke u kthyer nga princesha Maria sikur i kërkonte ndihmë.

— Ky është mashtrim që i bëhet popullit, — përsëriti Pjeri.

— O Zoti Jesu Krisht! — tha shtegtarja, duke bërë kryq. — Mos folë kështu, o atë! Ja, kështu edhe një gjeneral, nuk besoi dhe tha: „ky është mashtrim, ndonjë marifet i murgjve"; po me të thënë këto fjalë u verbua nga të dy sytë. Dhe në ëndërr iu çfaq Zonja e virgjër Shën Mëri e Peçerskut e i tha: „Ki besim tek unë, unë do të shëroj". Dhe ai filloi të lutej: „Shpjermëni tek Ajo, shpjermëni atje!" Unë s'di të gënjej, të them të vërtetën e kulluar, e kam parë me këta sy. E shpunë drejt e përpara korës së saj; u afrua, ra përmbys e tha: „Shëromë. Unë do të të jap", tha „ç'më ka dhënë cari me shpirtmadhësinë e tij". E pashë me sytë e mi, o atë; një yll, fap! vate e u ngjit në korët. Dhe atij i erdhën sytë. Mos folë ashtu se bën mëkatë, i vjen rëndë Perëndisë. Zoti do të të dënojë, — tha duke iu kthyer Pjerit me një tonë prej gjykatësi.

— Po ylli si vajti e u ngjit drejt e në korët? — pyeti Pjeri.

— E bënë gjeneral edhe Nënën e Zotit, — vërejti princ Andrea me buzë në gaz.

Pellagejushka u bë dyllë e verdhë përnjëherësh dhe përpoqi duart njerën pas tjetrës.

— Atë, o ati im, ç'është ky mëkat që po bën? ti je dhe me djalë! — filloi, ndërsa fytyra, nga dyllë e verdhë që ish, iu bë flakë e kuqe. — Atë, Zoti ta faltë këtë fjalë që the, — dhe bëri një kryq. — Ti, fale, o Zot! Moj, nënko, ç'është kështu? Ç'janë këto... — tha duke iu kthyer princeshës Maria. U ngrit dhe gati duke qarë u mat të merrte trastën. Dukej që i vinte edhe frikë edhe turp, që kish pranuar lëmoshë në një shtëpi ku mund të fliteshin gjëra të tilla, po njëkohësisht i vinte edhe keq që tani i takonte të hiqte dorë nga kjo lëmoshë.

— E ç'kuptoni që u bini më qafë, ç'kënaqësi ndjeni? Mjaft tani! — tha princesha Maria. — Pse erdhët këtu tek unë?...

— Jo, e kisha me shaka, Pellagejushka, — tha Pjeri. — *Princesse, ma parole, je n'ai pas voulu l'offenser*[1]), fola ashtu kot, jo me ndonjë qëllim të keq. Mos ma vini re, bëra shaka, — thoshte me buzë në gaz e me ndrojtje, duke dashur ta shlyente fajin. — E as ai s'ka ndonjë faj — dhe tregonte princ Andrenë, — e tha kështu, sa për të qeshur...

Pellagejushka qëndroi si më dysh, duke mos ditur si të bënte; po fytyra e Pjerit shprehte një pendim aq të sinqertë dhe princ Andrea vështronte aq ëmbël dhe me ndrojtje herë atë herë Pjerin, sa që ajo dalngadalë u qetësua.

## XIV

Shtegtarja po qetësohej, filloi prapë nga fjalët e saja dhe zuri e foli gjerë e gjatë për atë Amfillohun, i cili bënte një jetë aq të shenjtë sa që duart i mbanin erë kem; u tregoi se ca murgjër që njihte, në shtegtimin e saj të fundit në Kiev, i kishin dhënë çelsat e katakombeve, e se ajo, si mori me vete bukë të thatë, kish kaluar dy ditë aty në katakombet, me lipsanat e shënjtorëve. — Falem përpara njërit, qëndroj në adhurim, pastaj i afrohem një tjetri. Më merr gjumi, afrohem përsëri të puth një

---

1) Princeshë, për fjalë të nderit, s'kam dashur ta fyej.

konizmë: pa ishte, moj nënko, një heshtje e tillë, ishte një lumtëri e tillë, që as më bëhej të dilja në dritën e Zotit.

Pjeri po dëgjonte me vëmëndje e seriozitet, Princ Andrea dolli nga dhoma. Dhe pas atij, duke i lënë robt e saj të Zotit të mbaronin së piri çajin, princesha Maria e shpuri Pjerin në sallon.

— Jeni shumë zemërmirë, — i tha.

— Ah, vërtet, nuk desha ta fyeja. I kuptoj shumë mirë dhe i çmoj pa masë këto ndjenja!

Princesha Maria e vështroi në heshtje dhe buzëqeshi me ëmbëlsi.

— Ju njoh prej shumë kohe dhe ju dua si një vëlla, — i tha. — Andrea si ju duket? — e pyeti me të shpejtë pa i lënë kohë të thosh diçka si përgjigje për fjalët e saj të dashura. — Më ka futur në merak. Këtë dimër është më mirë nga shëndeti, po pranverën e shkuar iu hap plaga dhe doktori tha se duhet të dalë jashtë të kurohet. Edhe shpirtërisht vuan, dhe ja kam shumë frikën. Nuk është si ne gratë që e nxjerrim jashtë dhëmbjen, e shfryjmë dufin me lotë e me fjalë. Andrea e mban brengën të mbyllur përbrënda. Sot është i qeshur e më qejf, nga që keni ardhur ju, sigurisht; po rrallë qëllon që të jetë kështu. Sikur t'ia mbushnit dot mëndjen të dilte jashtë shtetit! Ka nevojë për aktivitet, s'është mësuar ai me të ndenjur, me këtë jetë monotone, të qetë; ai lëngon kështu. Të tjerëve nuk u bie në sy kjo e vërtetë, po unë e shoh.

Aty nga ora dhjetë shërbëtorët duallën te shkallët se dëgjuan tringëllimën e zileve të karocës të princit plak. Duallën te shkallët edhe princ Andrea me Pjerin.

— Kush është? — pyeti princi plak tek po zbriste nga karroca, duke parë Pjerin.

— Ah! Gëzohem shumë! Puthmë! — tha, sapo mori vesh kush qe ky djalosh i panjohur.

Princi plak qe me orë të mira dhe u tregua shumë i dashur me Pjerin.

Para se të hanin darkë, princ Andrea, duke u kthyer në kabinetin e t'et, e gjeti tek po bënte një bisedim të nxehtë me Pjerin. Pjeri thosh se do të

vinte një kohë kur s'do të kish më luftra. Princi plak, duke qeshur me 'të, po pa u zemëruar, ishte i mendimit të kundërt.

— Po t'ua heqësh gjakun nga rrëmbat njerëzve dhe t'u vesh ujë në vënd të tij, ahere po, s'ka për të pasur më luftra. Ëndëra grash, — tha po megjithë këtë, i rrahu supin me dashuri dhe iu afrua tryezës pranë së cilës Andrea, që siç dukej nuk dëshironte të merrte pjesë në bisedim, po shfletonte disa shkresa që kish sjellë i ati nga qyteti. Plaku iu qas dhe filloi t'i fliste rreth punëve që kishin.

— Mareshali i aristokracisë, kont Rostovi, s'ka dhënë as gjysmën e njerëzve. Erdhi në qytet dhe desh të më ftonte për drekë, po unë i tregova vëndin, me gjithë drekën e tij... Po, pa shiko këtë shkresë.

— E, i dashur! — i tha princ Nikolla Andreiçi të birit, duke i rrahur Pjerit supin me dorë, — xhevahir djalë është ky shoku yt, më hyri në zemër! Më kënaqi. Ka njerëz që thonë fjalë shumë të urta, fjalë me mënd, po nuk ta k'ënda t'i dëgjosh; kurse çaprashit mbarë e prapë dhe arrin të më entusiazmojë mua plakun... Shkoni, shkoni, — tha, — mbase vij edhe unë ta hamë darkën bashkë, dhe bisedojmë përsëri. Shiko tregoju i dashur me atë budallaqen time, princeshën Maria, — i thirri Pjerit që po dilte.

Vetëm tani që ish në Lisia Gori e kuptonte Pjeri tërë forcën dhe bukurinë e miqësisë së tij me princ Andrenë. Kjo bukuri shprehej jo aq në marrëdhëniet e tia me shokun e vet se sa në marrëdhëniet që kish me gjithë njerëzit e shtëpisë. Pjeri e ndjente veten përnjëherësh sikur ish mik shumë i vjetër me princin plak aq të rreptë dhe me princeshën Maria, të ëmbël, të ndrojtur e të përvujtur, sidoqë as ish njohur mirë me ta. Që të gjithë e donin me gjith zemër. Princesha Maria, e kënaqur nga sjellja e tij aq e mirë dhe e dashur me robt e saj të Zotit, e vështronte me ëmbëlsi me sytë e saj që vetëtinin; vogëlushi, që s'kish mbushur as vitin, princ Nikolla, siç e quante i gjyshi, i qeshte Pjerit

dhe i hidhej në krahë. Mihail Ivanoviçi dhe zonjusha Buriena e shikonin me buzëqeshje tërë gaz, gaz kur bisedonte me princin plak.

Princi plak erdhi e u shtrua në sofër me 'ta. Sigurisht, donte t'i bënte qejfin Pjerit. Ato dy ditë që qëndroi Pjeri në Lisia Gori, plaku iu suall shumë mirë e u tregua shumë i dashur me 'të dhe e ftoi të vinte sërish me aq këmbëngulje sa dukej sikur e urdhëronte.

Kur familja u mblodh pas ikjes së tij, filluan të flisnin për 'të, siç ndodh gjithmonë kur sapo kemi përcjellë ndonjë mik të ri; dhe, gjë me të vërtetë e rrallë, që të gjithë thanë veç fjalë të mira për 'të.

## XV

Kur u kthye nga leja, Rostovi, për të parën herë e ndjeu dhe e kuptoi se sa fort ish lidhur me Denisovin dhe me tërë regjimentin.

Kur arriti në regjiment u mallëngjye aq shumë sa qe mallëngjyer edhe kur iu pat afruar shtëpisë së tij në rrugën Povarskaja. Kur pa usarin e parë të regjimentit të tij me xhaketën të çkopsitur, kur njohu kuqalashin Demjentiev dhe i zunë sytë një tufë kuaj të kuq lidhur në hunj, kur Llavrushka i thirri me gëzim të zot: „Erdhi konti!" dhe Denisovi flokë-shpupurishur, që po flinte në shtrat, dolli me vrap nga baraka dhe e pushtoi në krahë, ndërsa oficerët iu mblodhën rreth e rreth, — Rostovi e ndjeu veten të mallëngjyer ashtu siç e kish ndjerë kur e pushtonin dhe e puthnin e ëma, i ati e të motrat, dhe lotët e gëzimit që i qenë mbledhur lëmsh në grykë, nuk e lanë të fliste. Edhe regjimenti ishte një shtëpi, dhe një shtëpi po aq e dhëmshur, e dashur dhe e shtrënjtë sa edhe shtëpia e babait.

Si iu paraqit komandantit të regjimentit dhe u caktua në skuadronin që kish qënë, si bëri dezhurnin dhe u kujdes për tagjinë e kuajve, si u muar me të gjitha nevojat e vogla të repartit dhe pyeti e

u interesua për çdo gjë që kish të bënte me regjimentin, si e ndjeu veten nën disiplinë dhe të mbyllur në një kornizë të ngushtë e të pandryshueshme, provoi po atë ndjenjë qetësie dhe sigurimi, po atë përshtypje çkujdesjeje e ngrohtësie, përshtypjen se ndodhej më shtëpi, në vëndin e vet, ashtu siç e kish provuar në familjen e tij. Këtu s'ishte më ajo jeta mondane që na rrëmben në dredhën e saj e na vërtit pa ditur e pa pasur ku të kapemi; këtu s'ka më Sonja, me të cilën s'dimë si të shpjegohemi, këtu s'jemi në hall se si ta përdorim kohën; s'ka më aso ditësh të gjata njëzetekatër orësh ku s'di ç'të bësh e ku të veç më parë; s'është më tërë ajo turmë njerëzish, prej të cilëve asnjë s'na është i afërt po edhe asnjë s'na është fare i huaj. Mbaruan ato punë të hollash jo fort të qarta me të jatin; fluturoi e iku kujtimi i hidhur i asaj humbjeje të tmershme në kumar me Dollohovin. Këtu në regjiment çdo gjë është e thjeshtë dhe e qartë. Bota ndahet në dy pjesë të pabarbarta; njera — regjimenti ynë i Pavllogradit, dhe tjetra — gjithë ç'mbetet. Dhe me „gjithë ç'mbetet" s'kemi të bëjmë fare. Në regjiment çdo gjë ish e ditur dhe e njohur: kush qe toger e kush kapiten, kush qe i mirë e kush qe i keq, e sidomos kush qe shok për të qënë. Pijeshitësi shet me kredi; rroga meret çdo katër muaj; s'kish asgjë për të vrarë mëndjen a për të zgjedhur. Mjaft që të mos bëjë ndonjë gjë që shihej me sy të keq në regjimentin e Pavllogradit; po të ngarkoheshe me ndonjë mision duhej ta kryeje sipas udhëzimeve të qarta e të sakta që merrje — dhe puna shkonte për bukuri.

Duke marrë përsëri këto shprehi të rregullta të jetës ushtarake, Rostovi ndjeu atë gëzimin dhe qetësinë që ndjen një njeri i lodhur kur më në fund bie të flerë. Gjatë gjithë fushatës kjo jetë iu duk edhe më e këndëshme sepse, që kur humbi në kumar — faj ky që, megjithë ngushëllimet e prindëve, nuk ja falte vetes — e kish vendosur të shërbente jo si më parë, po në mënyrë shëmbëllore, kështuqë ta shlyente fajin që kish bërë; i kish vënë vetes si qëllim të bëhej një oficer model, shok në

tërë kuptimin e fjalës, shkurt, një njeri i përsosur; gjë që i dukej shumë e vështirë në jetën mondane, po mjaft e lehtë tani në regjiment.

E kish vendosur gjithashtu ta lante brënda pesë vjetëve borxhin që u kish marrë prindërve për të paguar të hollat e humbura në kumar. Në vënd të dhjetë mijë rublave që merrte në vit do të mbante për vete vetëm dy mijë, kurse të tjerat do t'ja çonte shtëpisë për të shlyer kështu dalngadalë shumën që kishte lënë në bixhoz.

Pas shumë tërheqjesh, mësymjesh e betejash në Pultusk dhe në Prejsish-Eljau, ushtria jonë po përqëndrohej rreth Bartenshtejnit. Prisnin të vinte perandori dhe të fillonte një fushatë e re.

Regjimenti i Pavllogradit ishte me atë pjesë të ushtrisë që kish lëftuar qysh më 1805. Me qënë se u kthye në Rusi për të plotësuar efektivet e veta, nuk mundi të merrte pjesë në betejat e para. Nuk u ndodh as në Poltusk as në Prejsish-Eljau; po në pjesën e dytë të fushatës u bashkua me ushtrinë aktive duke formuar një njisi të repartit Pllatov, që vepronte pavarësisht nga masa e ushtrisë.

Oficerë dhe ushtarë të regjimentit të Pavllogradit patën shumë herë përleshje të vogla me armikun, zunë robër, bile një herë arritën të shtinin në dorë ekuipazhet e mareshallit Udino. Në prill regjimenti i Pavllogradit qëndroi në fushim për disa javë pranë një fshati gjerman fare të prishur e të shkretuar, palëvizur nga ky vend.

Bënte ftohtë, megjithëse ishte koha e vërshimit të ujrave; toka qe baltë e gjallë, akulli i lumenjve po çkrihej, rrugët qenë bërë të pakalueshme; ditë me radhë nuk ishin dhënë as ushqime, as tagji. Meqënëse transporti i nozullimeve qe bërë i pamundur, ushtarët u përhapën nëpër fshatrat e braktisur e të shkretë për të kërkuar patate; po fare pak gjenin edhe nga këto.

Të gjitha ishin ngrënë e ishin mbaruar, dhe tërë banorët kishin ikur; ata që kishin mbetur qenë më keq se lypësat; s'kishin asgjë që të mund t'ua merrje, sa edhe ushtarët më të pamëshirëshëm

shpesh herë, në vend që t'u merrnin, u jepnin banorëve thërrimet e fundit të ushqimeve që u kishin mbetur.

Në ndeshjet që pat bërë regjimenti i Pavllogradit s'kish pasur veçse dy të plagosur; po për shkak të urisë e të sëmundjeve kish humbur pothuaj gjysmën e njerëzve. Ishin që të gjithë kaq të sigurtë se në spitalet s'i priste veçse vdekja, sa që ushtarët e sëmur nga ethet apo që ishin enjtur për mungesë të ushqimit nuk donin të shtroheshin në spital po u bënin balië me shpirt në dhëmbë lodhjeve të shërbimit ushtarak, duke qëndruar me pahir në vijën e parë. Në të hyrë të pranverës ushtarët zunë të gjenin arave një barishte që i ngjiste shpargules e që ata, kushedi përse, e quanin *rrënja e ëmbël e Mashës,* e u përhapën fushave e livadheve duke kërkuar këtë *rrënjë të ëmbël të Mashës* (që ishte shumë e hidhur), që e nxirrnin nga toka me majën e shpatave dhe e hanin, megjithëse kish dalë urdhër të mos e vinin në gojë atë barishte të dëmëshme. Gjatë pranverës një sëmundje e re u përhap ndër ushtarët u enjteshin krahët, këmbët dhe fytyra. Mjekët thanë se kjo sëmundje vinte nga përdorimi i asaj rrënje. Po, edhe pse qe e ndaluar, usarët e Pavllogradit të skuadronit të Denisovit ushqeheshin sidomos me këtë rrënjë se kish dy javë që ndaheshin me këtë galetat e fundit, racioni s'ish as dyqind gram për njeri dhe patatet e karvanit të fundit qenë të ngrira e kishin lëshuar ckallonj.

Edhe kuajt kishin dy javë që po mbanin frymën me kashtën që e hiqnin nga çatitë e shtëpive; qenë bërë kockë e lëkurë dhe kishin akoma qimen e dimrit që u qe bërë drizë.

Megjithë tërë këto mjerime ushtarët dhe oficerët jetonin pikërisht njësoj si kurdoherë; edhe tani, ndonëse me fytyra të verdha e të enjtura e me uniforma të reckosura, usarët radhiteshin për apelin, pastroheshin, kashaisnin kuajt, fshinin e llustronin takëmet, hiqnin kashtën e çative që ta kishin në vend të tagjisë për kuajt, dhe shkonin të hanin rreth kazanëve, nga të cilët ktheheshin të urët, duke u tallur me ushqimin e keq e me urinë

e tyre. Pikërisht njësoj si kurdoherë, në kohën që u mbetej e lirë nga shërbimi, ndisnin zjarre të mëdhenj dhe rrinin e thekeshin lakuriq sa dërsinin, pinin duhan, piqnin patatet gjysmë të mbira, gjysmë të kalbura, bënin qyfyre, kallzonin e dëgjonin meselera nga luftat e Potjomkinit e të Suvorovit ose rrëfenin përrallat e Aljosha dinakut e të Mikollkas shërbëtorit të priftit[1]).

Oficerët, si zakonisht, jetonin vet' i dytë a vet' i tretë në shtëpitë pa çati e gjysmë të rrënuara. Të vjetrit, domethënë oficerët eprorë, përpiqeshin të siguronin kashtë dhe patate, përgjithësisht, mjetet e nevojshme për të ushqyer ushtarët; më të rinjtë e kalonin kohën si gjithmonë, kush duke lojtur me letra (se parà kishin boll, ndonëse ushqimet mungonin); kush me lodra pa të holla si *svojka* ose *gorodki*[2]). Se si shkonin operacionet ushtarake nuk flisnin dhe aq, pjesërisht sepse askush nuk dinte gjë me siguri, dhe pjesërisht sepse e ndjenin si nëpër mjegull se lufta nuk u shkonte mbarë.

Rostovi rrinte në një shtëpi me Denisovin, si edhe më parë, dhe lidhja e tyre miqësore, tani pas lejës, ishte bërë akoma më e ngushtë. Denisovi s'i zinte ngojë kurrë njerëzit e shtëpisë të Rostovit, po nga dashuria e madhe që i tregonte komandanti, Rostovi e ndjente se dashuria e pafat e usarit të vjetër për Natashën kishte një farë pjese në forcimin e miqësisë së tyre. Dukej sheshit që Denisovi e ruante Rostovin dhe përpiqej si e si të mos e ngarkonte me misione të rrezikëshme dhe pas çdo ndeshjeje s'mbahej dot nga gëzimi tek e shihte shëndoshë e mirë. Në njërën nga ekspeditat e tia Rostovi gjeti në një fshat të braktisur e të shkretuar, ku kishte vajtur për të kërkuar ushqime, një polonez plak dhe të bijën, me një fëmijë të gjirit. Qenë të urët e të reckosur; më këmbë nuk shkonin dot, po edhe mjete s'kishin për të ikur. Rostovi i mori në strehimin e tij dhe i mbajti për disa javë gjersa

---

1) Përralla popullore (Sh. i Përk.)

2) Loja e parë: në kunj të futur në tokë rrahim të fusim duke i hedhur që nga larg unaza hekuri. E dyta: lojë me shkopinj. (Sh. i P.)

plaku e mori vetën. Një nga shokët, duke folur për gra, zuri të qeshte me Rostovin duke thënë se ishte me i zgjuar nga gjithë të tjerët e se nuk do të bënte ndonjë mëkatë sikur t'i njihte edhe shokët me atë polaken bukuroshe që kish shpëtuar. Rostovi u fye nga kjo shaka, mori zjarr dhe iu përvesh oficerit me fjalë aq të rënda sa Denisovi mezi mundi të ndalonte një duel. Si dolli oficeri, Denisovi, që nuk e dinte as vetë natyrën e marrëdhënieve të Nikollës me polaken, zuri ta qërtonte për gjaknxehtësinë dhe rrëmbimin e tij.

— S'e mbaj dot veten... — ia ktheu Rostovi. — Ajo është për mua si një motër... s'ta tregoj dot se sa më ka fyer me ato fjalë... sepse... sepse... është puna se... —

Denisovi i rrahu supin me dorë dhe zuri të bariste me nxitim nëpër dhomë, pa e vështruar, siç e kish zakon të bënte kur qe i mallëngjyer.

— Të çuditshëm jeni ju Rostovët, — tha, dhe Rostovi vuri re se Denisovi i kish sytë mbushur me lotë.

## XVI

Në prill trupat muarën zemër e u gjallëruan nga ardhja e perandorit. Rostovi nuk pati fatin të merrte pjesë në rivistën që bëri sovrani në Bartenshtejn: regjimenti i Pavllogradit ndodhej në avanpostet, shumë më tutje nga Bartenshtejni.

Ishin në fushim. Denisovi me Rostovin banonin në një farë guve që ua kishin hapur ushtarët, mbuluar me degë e me plisa me bar dhe rregulluar në këtë mënyrë sipas zakonit të atëhershëm: hapej një hendek i gjerë një metër e gjysmë, i thellë dy metra dhe i gjatë tri e gjysmë. Në njerën nga anët bëheshin shkallare, dhe kjo qe hyrja; hendeku ishte dhoma, dhe këtu, për ata më të privilegjuarit, siç ishte komandanti i skuadronit, në anën tjetër përkundrejt shkallëve, disa dërrasa mbështetur mbi shkopinj sajonin një farë tryese. Në të dy krahët

gjatë hendekut, toka ishte rëmuar ndonjë metër dhe kjo formonte të dy shtretrit dhe kanapetë. Çatia ish bërë në mënyrë të atillë që mu në mes të dhomës të mund të qëndroje më këmbë e të shtretrit aty pranë tryezës të mund të rrinte ulur. Në strehimin e Denisovit që rronte si pashà se ushtarët e skuadronit e donin shumë, në pjesën e përparëshme të çatisë kish edhe një dërrasë, dhe në këtë dërrasë ishte vënë një xham i thyer, ngjitur me kolës. Kur bënte shumë ftohtë, aty te shkallët (në paradhomën, siç e quante Denisovi atë pjesë të strehimit), ushtarët sillnin një copë teneqeje konkave ca prush nxjerrë nga zjarret e tyre, dhe oda bëhej valë sa që oficerët, disa prej të cilëve do të ishin gjithmonë te Denisovi e te Rostovi, nxirrnin xhaketën e rrinin në këmishët.

Në prill, Rostovi ishte me shërbim. Aty nga ora tetë e mëngjezit siç u kthye pas një nate pa gjumë, urdhëroi t'i sillnin prush, ndërroi rrobat që i kish qull nga shiu, u fal, piu çajin, u ngroh, rregulloi plaçkat në qoshen e tij e në tryezë, e me fytyrën që i përvëlonte se ia kish rrahur era, vetëm në këmishët, u shtri më kurriz duke lidhur duart prapa zverkut. Mendonte i kënaqur se pas disa ditësh do të gradohej për zbulimin e fundit që kish bërë dhe po priste Denisovin që kushedi ku kishte shkuar. Rostovi kishte qejf të bisedonte me 'të. Matanë strehimit buçiti zëri kumbonjës i Denisovit, që, siç dukej, i kishin hipur xhindet. Rostovi iu afrua xhamit të shikonte kujt i bërtiste ashtu dhe pà marshallin e kazermimit, Topçejenkon.

— Të dhashë urdhër të prerë, të mos u lejoje të hanë nga ajo rrënjë e Mashës, — çirrej Denisovi. — E pashë vetë me sytë e mi Llazarçukun që po sillte nga fusha.

— Unë u thashë, shkëlqesi, sakën se hani nga ajo rrënjë, po nuk më dëgjojnë, — përgjigjej marshalli.

Rostovi u shtri përsëri në shtrat dhe mendoi me një farë kënaqësie: „Le të çirret e le të ngjirret, të dërsijë edhe ai, unë e kreva punën time dhe tani çlodhem — bukuri!" Aty jashtë strehimit dëgjohej,

përveç marshallit, edhe zëri i Llavrushkës, ordinancës së shkathët e dinak të Denisovit. Llavrushka diç tregonte për ca qerre, për galeta e për qé, që kishte parë tek po shkonte për të kërkuar ushqime.

Matanë strehimit gjëmoi përsëri zëri i lartë i Denisovit që po largohej, dhe u dëgjuan qartë fjalët: — Shaloni! Toga e dytë! —

„Ku duan të venë?" mendoi Rostovi.

Pas nja pesë minutash Denisovi hyri në strehim, hipi mbi shtrat me çizmet gjithë baltë, thithi tërë inat çibukun dy-tri herë, i hodhi në erë gjithë plaçkat e tia, ngjeshi *nagajkën*[1]) dhe shpatën dhe zuri të dilte. Rostovit, që e pyeti ku po shkonte, iu përgjegj me inat nëpër dhëmbë se kishte punë.

— Më ndejftë Zoti dhe perandori i madh! — tha duke dalë, dhe Rostovi dëgjoi matanë strehimit trokëllimën e disa kuajve që llokoçisnin nëpër baltë. Rostovi as që u bë merak të merrte vesh se ku po shkonte Denisovi. Si u ngroh mirë e mirë aty në qoshen e tij, e zuri gjumi, dhe vetëm aty ndaj mbrëma dolli nga strehimi. Denisovi akoma s'ish kthyer. Qielli ish kthjelluar; pranë barakës më të afërme dy oficerë dhe një junker losnin *svajka* dhe duke qeshur ngulnin repa në truallin e butë e të çkrifët[2]). Rostovi u bashkua me 'ta. Aty nga mezi i lojës oficerët çquan ca qerre që po afroheshin dhe pas tyre vinin nja pesëmbëdhjetë usarë hipur mbi gërdallat e tyre. Qerret, të shoqëruara nga usarët, u afruan pranë hunjve, dhe një turmë usarësh i rrethoi.

— Ja, pra, dhe Denisovi bëhej pikë e vrer, — tha Rostovi, — ja, pra, se ku erdhën edhe ushqimet.

— Po, vërtet! — thanë oficerët. — Sa do të gëzohen ushtarët!

Një çikë më prapa nga usarët vinte kaluar Denisovi bashkë me dy oficerë të këmbësorisë me të cilët po bisedonte. Rostovi i dolli përpara.

— Ja ku ju paralajmëroj, kapiten, — thoshte njëri nga oficerët, një burrë thatim, i shkurtër dhe, me sa dukej, i egërsuar.

---

1) Një farë kamzhiku i shkurtër.
2) Gjatë lojës ngulin në truallin e çkrifët repa, të cilat ai që humb duhet t'i nxjerrë e t'ia japë atij që fiton. (Sh. i P.)

— Ju thashë që nuk i lëshoj, — u përgjegj Denisovi.

— Do të përgjigjeni për këte, kapiten; ky është rebelim, si ua grabitki karvanet reparteve të tjera, vëllezërve tuaj?! Tanët kanë dy ditë pa ngrënë!

— Kurse të mitë kanë dy javë pa ngrënë, — ia priti Denisovi.

— Kjo është grabitje, kjo është kusarì dhe keni për t'u përgjegjur, zot i mirë! — përsëriti duke ngritur zërin oficeri i këmbësorisë.

— Po përse më mërzisni me kot? Hë? — briti Denisovi duke u nxehur përnjëherësh. — Unë do të përgjigjem, jo ju!... Pa mbyllni gojën e mos më merrni mëntë! Dhe hë, o burra, marsh! — u shfryu të dy oficerëve.

— Mirë! — bërtiti oficeri i pakët, pa u trembur e pa u larguar. — Ju po bëni kusari dhe unë ju...

— Një djall të veç, para marsh, me vrap, sa je akoma gjallë! — Dhe Denisovi ktheu kalin drejt oficerit.

— Mirë, mirë, — ia priti ky me një ton kërcënonjës, dhe një të kthyer i bëri kalit e u largua trokthi, duke këcyer mbi shalë.

— Qen majë gardhit, qen i gjallë majë gardhit, — i thirri nga pas Denisovi (kjo ishte përqeshja më e madhe që mund t'i bënte usari këmbësorit hipur në kalë), dhe, duke iu afruar Rostovit, ia krisi gazit.

— Ia mora këmbësorisë, ia mora me forcë një karvan! — tha. — E çfarë! S'mund t'i lija ushtarët të ngordhnin urie!

Qerret, që u erdhën usarëve, ishin caktuar për një regjiment këmbësorie, po si e mori vesh nga Llavrushka se ky karvan s'kish ndonjë togë përcjellëse, Denisovi me usarët e tij e kish rrëmbyer me forcë. Ushtarëve iu ndanë galeta sa të ngopeshin e iu dhanë edhe skuadroneve të tjera.

Të nesërmen, komandanti i regjimentit e thirri Denisovin e i tha, duke zënë sytë me gishtrinjtë e hapur: — Ngjau ç'ngjau unë do bëj sikur as pashë gjë, as di gjë dhe nuk do t'i jap udhë punës; po ju këshilloj të shkoni në shtab, dhe aty, në drejtorinë

e nozullimeve, ta rregulloni punën, e po të jetë e mundur, firmosni që kini marrë një farë sasie ushqimesh; përndryshe kërkesa mbetet e regjistruar për llogari të një regjimenti këmbësorie, do të ngjasë skandal e mund të mbarojë keq.

Si dolli nga komandanti i regjimentit, Denisovi shkoi drejt në shtab me dëshirën e sinqertë që të bënte siç e këshilluan. U kthye në strehim në mbrëmje në një gjëndje, në të cilën Rostovi s'e kish parë kurrë ndonjëherë. S'fliste dot: i zihej fjala në grykët, mënt mbytej. Kur e pyeste Rostovi ç'kish, ai llomotiste me zë të dobët e të ngjirur sharje dhe kërcënime të mbytura...

I tmeruar nga kjo gjëndje e Denisovit, Rostovi i tha të xhvishej, të pinte ujë, dhe dërgoi e thirri mjekun.

— Të më hedhin në gjyq mua për plaçkitje, oh! më jep edhe pak ujë, le të më procedojnë, aq më bën, po gjithmonë kam për t'ua thyer hundët atyre të poshtërve, e do t'ia them edhe perandorit. Më jepni akull, — tha prapë.

Mjeku i regjimentit që arriti ndërkaq e pà të udhës t'i merrte gjak. Si i hoqën nga krahu leshtor një pjatë të thellë plot me gjak të zi, Denisovi mundi më në fund të tregonte ç'i kish ngjarë.

— Vete atje, — kallzoi Denisovi, — „Ku është komandanti juaj?" Ma tregojnë. Më pyesin a mund të pres. „Jam me shërbim, kam ardhur me kalë, kam bërë tridhjetë versta, s'kam kohë të pres, thuajini menjëherë." Bukur. Del vetë kryekusari te dera: edhe ai kërkon të më mësojë: „Kjo quhet grabitje!" „Grabitje" i përgjigjem, „nuk bën ai që merr ushqime për të mbajtur gjallë ushtarët e tij të uritur, po ai që i merr për t'ia hedhur xhepit!" „Kini mirësinë të heshtni". „Mirë". „Firmosni" thotë, „te komiseri, dhe çështja do të ndjekë rrugën hierarqike". Vete ne komiseri. Hyj; dhe kë shoh në tryezë? Jo, s'e merr dot me mënd!... Kush është ai që na bën të ngordhim urie? — briti Denisovi, duke i rënë tryezës me grusht — me atë dorë që i kishin marrë gjak — me aq forcë sa tryeza mënt ra, dhe gotat këcyen përpjetë. — Teljanini! „Ti më

qënke, mor rrezil, që na ngordhe urie?!" Një grusht të mirë turinjve, e dy, e tre... „Ej, ti... ç'bën more?", popo jepi e jepi e kalba fare, e bëra për ujë të ftohtë... E nxora dufin, u kënaqa, pa copë le të bëhet, — briti Denisovi, duke kërcëllitur me gëzim e me tërbim dhëmbët që i zbardhnin nën mustaqet e zeza. — Do ta kisha ngordhur fare qënin, po të mos ma kishin hequr nga duart. —

— Po pse bërtet, qetësoju, — i thosh Rostovi: — jo, përsëri po të rrjedh gjak. Prit të të lidh një fashë të re.

Ia ndruan fashën dhe e shtrinë në shtrat. Të nesërmen u zgjua i qeshur e i qetë.

Po më drekë adjutanti i regjimentit, me një fytyrë serioze dhe të pikëlluar erdhi në barakën e Denisovit e të Rostovit dhe me hidhërim të madh i tregoi një shkresë zyrtare të komandantit të regjimentit drejtuar major Denisovit ku i bëheshin pyetje mbi ngjarjet e së djeshmes. Adjutanti i njoftoi se çështja s'kish si të mos merrte një rrugë të keqe, se ish ngritur një gjyq ushtarak e se, duke marrë parasysh rreptësinë e atëhershme për grabitjet dhe shkeljen e disiplinës nga ana e trupave, në rastin më të mirë çështja mund të mbyllej me degradimin.

Ja se si e paraqisnin çështjen oficerët e fyer: si e kish përvetësuar karvanin, major Denisovi, pa asnjë shkak, qe paraqitur i dehur në zyrën e komandantit të nozullimeve, e kish quajtur kusar, i që kërcnuar ta rrihte dhe, kur e kishin nxjerrë jashtë, kish hyrë me vrap në sekretarí e kish rrahur dy nëpunës, sa njërit prej këtyre i kish lojtur edhe krahun.

Në pyetjet e reja që i bëri Rostovi, Denisovi pranoi duke qeshur se, me sa i kujtohej, atje qe vërtet edhe një surrat tjetër; po, fundi i fundit, atij aq i bënte, të gjitha këto ishin pesë me hiç, as që donte t'ia dinte fare nga gjyqi dhe në qoftë se ndonjë maskara guxonte ta prekte, do t'i jepte një mësim të mirë që të mos e harronte gjersa të vdiste.

Denisovi fliste për këtë çështje sikur s'e kish për pesë; po Rostovi, që e njihte mirë, ai kuptonte

shpirtin, e shihte që thellë në zemër (ndonëse e fshihte nga të tjerët) ai ia kish frikën gjyqit dhe qe në merak se mos e pësonte.

Çdo ditë vinin fletë-anketa e fletë-thirrje nga gjyqi dhe më një të majit Denisovi mori urdhër t'i dorëzonte komandën e skuadronit oficerit më të vjetër pas tij e të paraqitej në shtabin e divizionit për të dhënë shpjegime rreth dhunës që kish kryer në selinë e komisionit të nozullimeve. Në vigjiljen e kësaj dite Pllatovi po bënte një zbulim me dy regjimente kozakësh e dy skuadrone usarësh. Si gjithmonë Denisovi shkonte kaluar në vijën e parë, duke u mburrur me trimërinë e tij. Një plumb i pushkatarëve frëngj e mori në tulin e kofshës. Të ish puna si gjithënjë, Denisovi nuk do të ish larguar mbase nga regjimenti për një plagë aq të lehtë, po tani duke përfituar nga rasti nuk desh të paraqitej në divizion dhe u shtrua në spital.

## XVII

Në qershor u bë beteja e Fridllandit, ku usarët e Pavllogradit nuk muarën pjesë dhe menjëherë pas kësaj u bë një armëpushim. Rostovi përfitoi nga ky rast për të kërkuar lejë të vinte të shihte Denisovin, mungesën e të cilit e ndjente shumë. Që kur qe shtruar në spital s'kish marrë asnjë lajm nga miku i tij i plagosur dhe ish në merak të madh se si do të qe me shëndet e si i kish vajtur fill atij hallit të tij.

Spitali ndodhej në një fshat të vogël prusian, të plaçkitur dy herë nga ushtarët rusë e francezë. Pikërisht se qe verë dhe natyra rreth e rrotull shkëlqente si nuse e stolisur, ky fshat, me çatitë e prishura, me gjerdhet e rrëzuara e me rrugët e qelbura, me ata banorë si skelete veshur copë e trokë dhe me ushtarët e sakatosur e të dehur që mezi hiqnin këmbët, paraqiste një tablo të zymtë e të pikëlluar sa më s'bëhej.

Spitali ish vendosur në një shtëpi prej guri, me grilat e me xhamet pjesërisht të thyera në mes

të një oborri, ku dukeshin mbeturinat e një pahie të shkatërruar. Disa ushtarë të lidhur me fasha, të zbetë e të enjtur vej' e vinin ose çlodheshin në diell.

Me të kapërxyer prakun Rostovit iu zu fryma nga një erë kalbësire dhe infermerie. Te shkallët takoi një mjek ushtarak rus, me puro në gojë, të pasuar nga një infermier rus.

— S'mund të bëhem katër, — i thoshte mjeku këtij të fundit, — eja ndaj mbrëma te Makar Aleksejeviçi, atje do të jem.

Infermieri seç e pyeti edhe për diçka tjetër.

— Eh! Bëj si të duash! A nuk është njësoj? — Në këtë çast doktorit i vanë sytë te Rostovi që po ngjitte shkallët. — Ju ç'doni këtu, zotëri? — e pyeti doktori. — Përse keni ardhur? Ndonjë plumb s'ju ka marrë, dhe kërkoni të merrni tifon? Këtu, miku im, është shtëpi e të gërbulurve.

— Pse? — pyeti Rostovi.

— Për shkak të tifos, miku im. Kushdo që hyn këtu ka mbaruar, është i vajtur. Vetëm ne të dy, unë dhe Makejevi — dhe tregoi infermierin — kemi shpëtuar gjer tani. Pesë nga shokët tanë mjekë vdiqën. Posa hyn në shërbim ndonjë i ri, pa e mbushur javën e merr pasaportën, — tha doktori me një kënaqësi të dukëshme. Kanë thirrur mjekë prusianë, po aleatëve tanë s'ua ka dhe aqë qejfi.

Rostovi i shpjegoi se dëshironte të shihte majorin e usarëve, Denisovin, që ishte shtruar aty.

— Nuk e di, nuk e njoh, i dashur. Mendoni një herë po punoj filli vetëm në tri spitale, kam në krahë më se katër qind të sëmurë! Gjene mirë që këto zonjat prusiane zemërdhëmshura e mirëbëre na dërgojnë ndonjë kile kafe për muaj dhe bandazhe; ndryshe kishim mbaruar me gjithësej. — Zuri të qeshte. — Katër qind — or mik; dhe dita-ditës më dërgojnë të tjerë. Janë nja katër qind, eh? — pyeti duke iu kthyer infermierit.

Ky i fundit kishte pamjen e një njeriu të këputur fare nga lodhja; dukej që po priste i mërzitur që doktori llafazan t'i linte fjalët e të shkonte sa më parë ku kish për të shkuar.

— Major Denisovi — përsëriti Rostovi — që u plagos pranë Molitenit.

Më duket se ka vdekur. Hë, Makejev? — pyeti doktori si pa gjë të keqe.

Po infermieri nuk i vërtetoi këto fjalë.

— Një burrë i gjatë, si nja kaq, kuqalash? — pyeti doktori.

Rostovi ia përshkroi fytyrën dhe trupin e Denisovit.

— Ish një i tillë, ish, — tha doktori me një farë gëzimi; po më duket se ka vdekur, i shkreti; sido që të jetë, do të pyes, kam lista: ti i ke Makejev?

— Listat janë te Makar Aleksejeviçi, — u përgjegj infermieri. — Po urdhëroni me mua në sallën e oficerëve dhe atje e shihni me sytë tuaj, — shtoi, duke iu kthyer Rostovit.

— Eh, më mirë të mos shkoni, i dashur, — ndërhyri doktori — se s'ma do zemra t'ju ngjasë ndonjë e keqe. Kini mëndjen mos mbeti këtu!

Po Rostovi e përshëndeti dhe iu lut infermierit ta shoqëronte.

— Të mos ma hidhni mua fajin pastaj — i thirri doktori që poshtë shkallëve.

Rostovi me infermierin hynë në një koridor. Era e spitalit ish aq e fortë në këtë koridor të errët sa Rostovi zuri hundët dhe qëndroi të merrte veten para se të shkonte më tutje. Më të djathtë u hap një derë; nga ajo derë nxori fytyrën, duke u mbajtur në paterica, një burrë i ligur e i zbetë këmbë-zbathur, vetëm në këmishë e në të mbathura. Ky burrë, duke u mbështetur në parvazin e derës, vështroi me sy të ndriçim e plot zilí ata të dy që po kalonin. Duke hedhur një sy përtej kësaj dere, Rostovi pa ushtarë të gjymtuar e të plagosur që dergjeshin në dysheme, shtrirë mbi kashtë ku kishin shtruar vetëm kapotat.

— A mund të hyj t'i shoh? — pyeti Rostovi.

— Ç'të shihni? — ia priti infermieri.

Po pikërisht sepse infermieri, siç dukej qartë, nuk dëshironte ta linte, Rostovi hyri në sallën e madhe të ushtarëve. Era e rëndë që i pat zënë frymën qysh në koridor, aty brënda ish edhe më e

fortë akoma. Po aty sikur ndryshonte pakëz; ishte më e athët, më e hidhët, dhe dukej se prej aty pikërisht përhapej në gjithë spitalin.

Në një sallë të gjatë, të ndriçuar mirë nga dielli që rrihte dritaret e mëdha të sëmurët e të plagosurit dergjeshin në dy rreshta, me kokën nga muri duke lënë një rrugë të lirë në mes. Me të shumët dergjeshin pa ndjenja në kllapi dhe nuk i vunë re ata të dy që po hynin. Ata që ishin në vete lëvizën pakëz ose ngritën fytyrat e tretura e të verdha, e që të gjithë vështruan Rostovin pa ia hequr sytë, gjith me të njëjtin vështrim, që shprehte njëkohësisht shpresën e një ndihme, një qërtim të heshtur dhe zilí për ata që ishin të shëndoshë. Rostovi bëri përpara gjer aty nga mezi i sallës, hodhi një sy përmes dyerve të hapura në sallat fqinjë ku vuri re gjithë të njëjtën pamje. U ndal dhe vështroi rrotull në heshtje. Nuk e priste të të shihte një skenë të tillë. Mu përpara tij dergjej, gati tërthorë, duke zënë rrugën, në dyshemenë e xheveshur, një i sëmurë, një kozak, me sa dukej, se flokët i kish të qethur anëve në formë patkoi, duke lënë baluke në ballë. Ky kozak kish rënë më kurriz, me krahët e më këmbët, si prej divi, të hapura; fytyrën e kish të kuqe flakë; sytë; të cilëve u dukej vetëm të bardhët, u kishte vajtur bebëza prapa, fshehur nën kapakët; damarët në këmbët e zbathura e në krahët, që skuqnin akoma, ishin të ndërur si korda. Përpiqte kokën pas dyshemesë dhe diç thoshte me zë të ngjirur; pastaj zuri të përsëriste gjithmonë po atë fjalë, mbyturazi, Rostovi mbajti vesh dhe mundi ta kuptonte ç'po thoshte. Kozaku rënkonte: „Ujë-ujë!". Rostovi vështroi rreth e rrotull duke kërkuar ndonjë njeri që ta ngrinte e ta vinte në vënd të sëmurin e t'i sjellte ujë.

— Kush kujdeset këtu për të sëmurët? — pyeti infermierin.

Në atë çast nga dhoma pranë dolli një ushtar i salmerisë që shërbente në spital dhe, me hap ushtarak erdh e qëndroi, i ngrirë në „gatitu" përpara Rostovit.

— I uroj shëndet Fisnikërisë Suaj të Lartë! — briti ushtari, duke hapur sytë sa mundte mu përpara hundës së Rostovit, të cilin e kish marrë, siç dukej për ndonjë nga shefat e spitalit.

— Vëre, pra, në vënd dhe jepi ujë, — i tha Rostovi duke i treguar me gisht kozakun.

— Si urdhëroni, Fisnikëria Juaj e Lartë, — tha me kënaqësi ushtari duke çqyer sytë edhe më tepër, me një kujdes e zell më të madh, e duke ngrirë në vënd akoma më shumë, pa bërë asnjë lëvizje.

„Kot që të harxhosh frymën këtu, s'bëhet gjë", mendoi Rostovi, duke ulur sytë, dhe po matej të dilte; po nga ana e djathtë ndjeu një vështrim të mbërthyer mbi 'të dhe u kthye ta shikonte. Pothuaj mu në qoshe, një ushtar plak po rrinte shesh në kapotët: kish një fytyrë të rreptë, të ligur, të verdhë, kockë e lëkurë dhe mjekrën të bardhë të parruar; dhe po e vështronte me ngulm me një vështrim kuptim-plotë. Ushtari që rrinte pranë tij nga e djathta diç i pëshpëriste duke i treguar oficerin.

Rostovi e kuptoi se plaku kish ndër mënd diç t'i kërkonte. Iu afrua disa hapa dhe pa se plaku kish mbetur me një këmbë: tjetrën e kish të prerë përmbi gju. Fqinji i plakut nga e majta dergjej pa lëvizur me kokën të rrëzuar prapa sikur e kish të shkëputur nga trupi; ish një ushtar i ri, dyllë i verdhë në fytyrën e tij të shtypur, mbushur akoma plot prenkëza, e që i kish humbur bebja e syrit. Rostovi e vështroi dhe iu ngjeth mishtë.

— Po ky duket si... — i tha infermierit.

— Njëzet herë u kemi thënë, Fisnikëria Juaj, — foli ushtari plak ndërsa i dridhej nofulla e poshtme. — Ka dhënë shpirt që në mëngjez. Po edhe ne s'jemi qena, njerëz jemi...

— Do dërgoj sakaq, do ta heqin menjëherë, që tani, — tha me nxitim infermieri. — Urdhëroni, Fisnikëria Juaj!

— Shkojmë, shkojmë, — tha me të shpejtë Rostovi; dhe, kokëulur, me trupin të mbledhur sikur kish të ftohtë, duke u përpjekur të kalonte pa u vënë re në mes të zjarrit të kryqëzuar të atyre syve të mbërthyer mbi të, plot qërtim e zili dolli nga salla.

## XVIII

Si kaluan nëpër një koridor, infermieri e shpuri në sallën e oficerëve, që përbëhej prej tri të ndarash, me dyer krejt të hapura. Në këto të ndara ishin vënë shtretër dhe oficerët e plagosur ose të sëmurë rrinin shtrirë ose ndenjur në shtrat. Një palë barisnin nëpër dhomat veshur me këmishën e spitalit... I pari, në të cilin ndeshi Rostovi me të hyrë aty, qe një burralec thatim e i ligur; me krah të prerë, me shapkën e këmishën e spitalit, me një llullë të thyer në gojë, që bënte xhiro nëpër dhomën e parë. Rostovit iu kujtua nëpër tym se ajo fytyrë nuk i qe e panjohur.

— Pa shiko si e solli Zoti të takohemi, — tha ai burrëth i rrëgjuar. — Tushini, Tushini, ju kujtohet që ju mora në Shëngraben? Ma prenë një copë krah, ja... — shtoi me buzë në gaz duke treguar mëngën bosh. — Ju kërkoni Vasil Dmitrieviç Denisovin? Është këtu me ne! — tha kur mori vesh se kush qe oficeri që kërkonte Rostovi. — Këtu, këtu, — dhe i hoqi udhën për në dhomën tjetër, nga e cila dëgjoheshin të qeshura me zë të lartë.

„Si u rrihet këtu brenda, në këtë atmosferë! Le, po edhe qeshin! Si u qeshet, vallë?!" çuditej me vete Rostovi që e ndjente akoma atë erë kufome që i qe ngjitur në trup në sallën e ushtarëve, e që po shihte akoma, mbërthyer mbi 'të, ato vështrime plot qërtim e zili dhe fytyrën e ushtarit të ri që i qe fshehur bebëza e syrit e i dukej vetëm të bardhët e llahtarshëm.

Denisovi po flinte në shtrat, me kokën të mbuluar, me gjithë se kish vajtur dreka pothuaj.

— Ah, Rostovi? Mirseardhe, mirseardhe, thiri gjith me atë zë e me atë ton që thërriste edhe në regjiment, po Rostovi vuri re me pikëllim se prapa kësaj shkathtësie e gjallërie të zakonshme, në shprehjen e fytyrës, në theksin e në fjalët e Denisovit fshihej një farë ndjenje e re, një ndjenjë e keqe dhe e ulët.

Plaga e Denisovit, sado e lehtë, akoma nuk ishte mbyllur megjithëse kishin kaluar nja gjashtë javë

që kur qe plagosur. Edhe ai qe enjtur e qe zverdhur në fytyrë si gjithë të tjerët aty në spital. Po kjo nuk e habiste Rostovin; ai habitej se si Denisovi nuk po gëzohej që e shihte, po i buzëqeshte si me pahir. Denisovi nuk po e pyeste fare për regjimentin dhe as se si shkonin punët në përgjithësi. Edhe kur fliste vetë Rostovi për 'to, Denisovi dukej sikur nuk e kish mëndjen aty.

Rostovi vuri re gjithashtu se nuk i pëlqente t'ia zije ngoje regjimentin e, në përgjithësi, t'ia përmëndje atë jetë, jetën e lirë, jetën që bëhej jashtë mureve të spitalit. Dukej sikur rrihte ta harronte jetën e mëparëshme e sikur interesohej vetëm për zënkën që kish me ata të intendencës. Kur e pyeti Rostovi se si qëndronte ajo punë, Denisovi nxori menjëherë që poshtë jastëkut një fletë, që e kish marrë nga komisioni, dhe kopjen e përgjigjes së tij. U gjallërua e u ndez duke filluar ta lexonte e sidomos kur i rrëfente mikut të tij ato fraza ku i kish sulmuar paq armiqtë e vet. Shokët e tij të spitalit që në çastet e para, qenë mbledhur rreth e rrotull Rostovit, — një person që posa kish ardhur nga bota e njerëzve të lirë, — u shpërndanë dalngadalë sapo panë që Denisovi filloi të lexonte përgjigjen që kish bërë, dhe nga fytyrat e tyre Rostovi kuptoi se gjithë ata zotërinj e kishin dëgjuar kushedi sa herë atë histori, sa që s'e dëgjonin dot më. Vetëm ai që kish shtratin pranë Denisovit, një ulan i trashë e i plotë, qëndroi ulur shesh në shtrat, duke hequr llullën, i vrërët si reja me shi; dhe Tushini i pakët, me krahun të prerë, vazhdonte të mbante vesh duke tundur kokën, i pakënaqur. Aty nga mezi i leximit ulani e ndërpreu Denisovin.

— Pas mëndjes sime, tha, duke iu drejtuar Rostovit, më mira e të gjithave është t'i kërkojë falje perandorit. Tani, me sa flitet, do të jepen shpërblime të mëdha, dhe sigurisht do t'ia falin...

— Unë t'i kërkoj falje perandorit! — u hodh e tha Denisovi me një zë, të cilit kërkonte t'i jepte energjinë dhe forcën e mëparëshme, po që dridhej nga një zëmërim i pafuqishëm. — E pse? Po të isha ndonjë kusar, ahere po, do të kërkoja falje, po

mua më akuzojnë se po iu heq maskën kusarëve të vërtetë. Po le të më heqin në gjyq aq më bën, s'kam frikë nga njeri unë: i kam shërbyer me nder carit e atdheut, dhe s'kam vjedhur! Mua të më degradojnë!? Eh... Dëgjo, ja sa bukur ua kam thënë këtu, ja ç'u kam shkruar: „Po të kisha vjedhur qeverinë..."

— More për të shkruar është shkruar bukur, s'ka ç'të thotë asnjeri, — e mori fjalën Tushini. — Po nuk është këtu puna, Vasil Dmitriç, — edhe ai iu drejtua Rostovit; — duhet të përulet, të mos e mbajë kokën lart, ja kjo është; po Vasil Dmitriçi nuk do. Auditori jua shpjegoi që nuk e keni mirë punën.

— Copë të bëhet, — ia ktheu Denisovi.

— Auditori ju shkroi një lutje, — vazhdonte Tushini, — dhe është e domosdoshme ta firmosni dhe, ja, të dërgoni ku duhet me anën e këtij zotërie, që sigurisht, — dhe tregonte Rostovin, — do të ketë ndonjë mik në shtab. Rast më të mirë as që keni për të gjetur kurrë.

— Ju thashë një herë se unë nuk përulem, — e ndërpreu Denisovi, dhe vazhdoi leximin.

Rostovi s'kish guxim të ndërhynte, ta këshillonte e t'i mbushte mëndjen megjithë që e ndjente instinktivisht se rruga më e sigurtë ish ajo që i tregonte Tushini me oficerët e tjerë; dhe do të ishte i lumtur t'i ndihte e t'i bënte një të mirë mikut të vet, po e dinte që kur thosh Denisovi jo, s'kish burrë që t'ia kthente mëndjen, aq më shumë tani që ish i nxehur.

Kur mbaroi leximi i përgjigjes tërë vrer të Denisovit, lexim që zgjati më se një orë, Rostovi s'tha as gjysmë fjale; me shpirt të pikëlluar, e kaloi ditën me shokët e spitalit të Denisovit që i mblidheshin rrotull, duke u treguar ato që dinte e duke mbajtur vesh ç'i tregonin ata. Gjithë atë pasdreke Denisovi qëndroi gojëkyçur, i zymtë e i vrënjtur.

Në mbrëmje vonë Rostovi, duke u ngritur për të ikur, e pyeti në kish ndonjë fjalë e ndonjë porosi për t'i dhënë.

— Po, prit, — tha Denisovi, hodhi një sy nga oficerët dhe, si i nxori gjithë shkresat që poshtë jastëkut, u afrua në dritare ku kish një kallamar dhe u ul të shkruante.

— U pa puna që s'i bihet murit me kokë, — tha, duke u kthyer prej dritares e duke i zgjatur Rostovit një pliko të trashë. Ishte lutja që i drejtonte sovranit, lutja e shkruar prej auditorit, e në të cilën Denisovi, pa përmëndur fare fajet e drejtorisë së nozullimeve, kërkonte falje.

— Shpjere atje ku duhet, u pa puna që...

Dhe qeshi si me pahir, pa e mbaruar fjalën, me një buzëqeshje të hidhur.

## XIX

Si u kthye në regjiment dhe i tregoi komandantit se ku kish arritur puna e Denisovit, Rostovi shkoi në Tilsit me lutjen për perandorin.

Më 13 qershor të dy perandorët; francezë dhe rus, qenë takuar në këtë qytet të vogël. Boris Drubeckoi i kërkoi atij personalitetit të madh, të cilit i shërbente si adjutant që të vihej në numurin e personave që duhej të ndodheshin në Tilsit.

— *Je voudrais voir le grand homme*[1]), — tha, duke folur për Napoleonin që ai, si gjithë të tjerët, e quante gjer atëherë Buonapart.

— *Vous parlez de Buonaparte?*[2]) — pyeti gjenerali me buzë në gaz.

Borisi e vështroi si me të pyetur gjeneralin e tij dhe menjëherë e kuptoi se ky po e vinte në sprovë.

— *Mon prince, je parle de l'empereu Napoléon,*[3]) — u për gjegj. Gjenerali qeshi dhe i rrahu supin me dorë.

— Ke për t'u ngritur shumë lart, — i tha. Dhe e mori.

---

1) Do të desha të shihja atë njeri të madh.
2) Për Buonapartin e keni fjalën?
3) E kam fjalën për perandor Napoleonin, princi im.

Borisi qe, pra, një nga ata të pakët që u ndodhën në Niemen ditën e takimit të dy perandorëve: pà trapet stolisur me stema, pà Napoleonin që kaloi në bregun tjetër përpara Gardës perandorake, pà fytyrën e menduar të car Aleksandrit tek po rrinte në një hotel buzë Niemenit, në heshtje, duke pritur të vinte Napoleoni; pà se si dy perandorët hipën në barkat e se si Napoleoni, që kish ardhur i pari në trap, bëri përpara me çape të shpejta, dhe, duke takuar Aleksandrin, i zgjati dorën, i pà tek u çdukën që të dy në pavijon. Që kur kish hyrë në sferat e larta Borisi ish mësuar të vërente me vëmëndje çdo gjë që bëhej rrotull tij e të mbante shënime. Gjatë takimit të Tilsitit pyeti për emrat e atyre që kishin ardhur me Napoleonin, u informua për uniformat, që mbanin, dëgjoi me vëmëndje fjalët që u mbajtën nga personalitetet më me rëndësi. Në çastin kur perandorët hynë në pavijonin, vështroi sahatin; dhe nuk harroi të vështronte përsëri kur dolli Aleksandri. Takimi kish zgjatur një orë e pesëdhjetetre minuta: të gjitha këto Borisi i shkroi në defterin e shënimëve, bashkë me disa ngjarje të tjera që, sikundër e ndjente kishin një rëndësi historike. Me qënë se suita e perandorit ishte mjaft e pakët, Borisi si ambicios që qé, kish pse të mburrej që në atë numër të vogël të privilegjuarish bënte pjesë edhe ai; duke pasur fatin të ndodhej në Tilsit në takimin e dy perandorëve, Borisi e ndjeu se që prej atij çasti pozita e tij ishte forcuar shumë. Jo, vetëm që njihej po tërhiqte vëmëndjen e të gjithëve, po u mësohej syri me 'të. Dy herë me radhë u ngarkua me një mision pranë perandorit, kështu që ky i fundit e njihte tani personalisht; e jo vetëm që oborrtarët tani, pa përjashtim, nuk rrihnin t'i shtëmëngeshin si më parë, duke e quajtur si një fytyrë të re, por do të çuditeshin sikur të mos e kishin aty përpara syve.

Borisi banonte me një nga kolegët e tij, kontin polak Zhilinski. Zhilinski, që e kish marrë edukatën e tij në Paris, ish i pasur, i donte shumë francezët dhe pothuaj çdo ditë, gjatë atij qëndrimi të shkur-

tër në Tilsit, dikush nga oficerët frëngj të Gardës ose shtabit të përgjithshëm ishte për drekë ose për darkë te Zhilinski e te Borisi.

Mbrëmjen e 24 qershorit kont Zhilinski u shtroi një darkë të njohurve të tij francezë. Në këtë darkë, në të cilën i ftuari më i shquar ishte një adjutant i Napoleonit, merrnin pjesë disa oficerë të Gardës perandorake dhe një djalosh prej një familjeje të vjetër aristokrate franceze, pazh i Napoleonit. Po atë ditë Rostovi, duke përfituar nga errësira që të mos njihej, i veshur civil, arriti në Tilsit dhe vajti në apartamentin e Zhilinskit e të Borisit.

Për Rosotovin, si për gjithë trupat e linjës nga ku po vinte, nuk ish bërë akoma dhe s'kish për t'u bërë, në lidhje me Napoleonin e me francezët, armiq aty pak kohë më parë, dhe tani miq, ai ndryshim që ish bërë për kuartierin e përgjithshëm e për Borisin. Midis trupave të linjës, që të gjithë vazhdonin të kishin për Bonapartin e për francezët një ndjenjë të vjetër e të turbullt zemërimi, përbuzjeje dhe frike. Dhe gjer aty ca ditë më parë, Rostovi, duke biseduar me një oficer kozak të Pllatovit, kish qënë i mendimit që sikur Napoleoni të zihej rob, do të trajtohej jo si një perandor po si një kriminel. Dhe gjer aty ca ditë më parë, rrugës duke u ndeshur me një kolonel francez të plagosur, Rostovi, në fjalë e sipër, kish marrë zjarr e i kish thënë se asnjë paqe s'mund të bëhej midis një perandori legjitim dhe kriminelit Bonapart. Prandaj Rostovi mbeti gojë hapët kur pà në apartamentin e Borisit oficerë francezë e gjithë po ato uniforma që ai qe mësuar t'i çquante me një ndjenjë krejt të ndryshme nga vija e avanposteve. Me të parë një oficer francez që dolli te dera, ajo ndjenjë neverie që provonte gjithmonë tek shihte armikun e pushtoi përnjëherësh. Qëndroi te praku dhe pyeti, duke folur rusisht, a ishte Drubeckoi aty. Borisi, duke dëgjuar një zë të huaj në paradhomë, dolli ta takonte; dhe fytyra e tij në çastin e parë sapo njohu Rostovin la të dukej një farë pakënaqësie.

— Ah, qënke ti, gëzohem shumë, sa mirë që erdhe, — tha megjithë atë, me buzë në gaz e duke i dalë përpara. Po Rostovi e vuri re që sikur nuk i erdhi mirë në fillim.

— Më duket se po të bezdis, — i tha, — nuk do të kisha ardhur, po kam një punë, — shtoi me ton të ftohtë.

— Aspak. Vetëm u çudita se si ke mundur të largohesh nga regjimenti. *Dans un moment je suis à vous*[1] — tha, duke iu përgjegjur një zëri që po e thërriste.

— E shoh dhe unë që po të bezdis, — përsëriti Rostovi.

Ajo shprehje pakënaqësie që kish pasur në fillim qe çdukur tani nga fytyra e Borisit; sigurisht qe menduar dhe e kish vendosur se si duhej të sillej, sepse me një qetësi për t'u habitur e mori Rostovin për dore dhe e shpuri në dhomën pranë. Sytë e Borisit që e vështronin Rostovin me një siguri të qetë ngjanin si të veshur me diçka, me një farë velloje — me syzet mavi të mirësjelljes shoqërore kështu iu duk Rostovit.

— Të lutem, ç'janë ato fjalë, si mund të më bezdisësh ti? — tha Borisi.

Dhe e shpuri në dhomën ku ish gatitur darka; ua paraqiti të ftuarve duke thënë emrin e tij e duke u shpjeguar se nuk ishte civil, po oficer i usarëve, miku i tij i vjetër.

— Kont Zhilinski, *le comte N. N., le capitaine S. S.*[2] — tha, duke paraqitur me emër mysafirët e tij.

Rostovi, vetullvrënjtur, vështronte francezët, përshëndeste me pahir dhe heshtte.

Zhilinski dukej që nuk e priti me aq gëzim këtë fytyrë të re ruse në rrethin e tij e nuk i foli fare. Borisi bënte sikur nuk e shihte bezdinë që kishte shkaktuar prania e këtij të ftuari të ri dhe, gjithë me atë qetësi të këndëshme e me atë vello në sytë si në çastin kur kish pritur Rostovin, përpiqej

---

1) Ja erdha.
2) Konti N. N. kapiteni S. S.

t'i jepte gjallëri bisedimit. Një nga francezët, me atë mirësjelljen e zakonshme franceze, iu kthye Rostovit që rrinte i vrënjtur e gojëkyçur, dhe e pyeti mos kish ardhur në Tilsit për të parë perandorin, sikundër kish shumë të ngjarë.

— Jo, kam një punë, — ia preu shkurt Rostovi.

Rostovit i qe prishur gjaku se kish vënë re atë shprehje pakënaqësie në fytyrën e Borisit; dhe, siç i ndodh gjithmonë atij që s'është hiç më qejf, i dukej sikur që të gjithë e kishin halë në sy. E me të vërtetë po u bëhej barrë të gjithëve; vetëm ai s'merrte pjesë po qëndronte si i huaj në bisedimin e përgjithshëm që kish marrë hov përsëri. Po ky ç'kërkon këtu? — thoshin vështrimet me bisht të syrit që i hidhnin të ftuarit. Më në fund Rostovi u ngrit dhe iu afrua Borisit.

— Çfarëdo që të më thuash, — unë e shoh që po të bezdis, — i tha më zë të ulët, — hiqemi mënjanë të flasim për një çështje dhe pastaj shkoj e të le të qetë.

— Po jo, nuk më shqetëson aspak, — i tha Borisi. — Po, në je i lodhur, shkojmë në dhomën time dhe bjerë çlodhesh në shtrat.

— Nuk thua keq...

Të dy miqtë hynë në dhomëzën ku flinte Borisi. Rostovi, pa u ulur fare, me të hyrë, me zemërim e i ndezur sikur Borisi të kish pasur ndonjë faj kundrejt tij, filloi t'i tregonte çështjen e Denisovit, duke e pyetur a donte dhe a mundte t'i lypte faljen e Denisovit perandorit, me anën e gjeneralit të tij, me të cilin të dorëzonte edhe lutjen. Me të mbetur vetëm, Rostovi për të parën herë e pà se i vinte rëndë ta vështronte Borisin në sy. Ky, këmbë mbi këmbë, fërkonte me dorën e majtë gishtërinjtë e hollë të së djathtës, i mbante vesh dhe e dëgjonte siç dëgjon një gjeneral raportin e një vartësi, herë duke parë nga një anë, herë drejt në sy, gjithë po me atë vështrim të veshur e pa shprehje; dhe sa herë që e shikonte ashtu, Rostovi e ndjente veten si më gjëmba.

— Kam dëgjuar dhe të tjera historira si këtë dhe e di që në raste të tilla perandori është shumë

i rreptë. Mendoj se është më mirë të mos e shpiem çështjen gjer te Madhëria e Tij. Unë them se do të qe më mirë t'ja lypim këtë drejtpërdrejt komandantit të korparmatës... Po në përgjithësi unë besoj...

— Domethënë ti nuk do që të bësh asgjë; thuaje më mirë hapur, — gati sa s'i bërtiti Rostovi, pa e vështruar në sy.

Borisi buzhqeshi.

— Përkundrazi, do të bëj ç'të më mundet, vetëm mendoja se...

Na atë çast matanë derës u dëgjua zëri i Zhilinskit, që po e thërriste.

— Mirë, shko, shko, shko... — i tha Rostovi.

Nuk deshi të merrte pjesë në darkën. Si mbeti vetëm në dhomëzën, zuri të bariste posht' e lart një copë herë të gjatë ndërsa dëgjonte zërat e gëzuara dhe zhurmën e bisedimit frëngjisht që po bëhej në dhomën ngjitur.

## XX

Rostovi kish ardhur në Tilsit pikërisht ditën më pak të volitëshme për një përçapje në favor të Denisovit. Vetë nuk mund të shkonte te gjenerali i dezhurnit, sepse ish veshur me *frac*[1] dhe kish ardhur në Tilsit pa lejen e eprorëve; dhe Borisi, edhe sikur të donte, të nesërmen nuk mund të bënte asgjë. Atë ditë, 27 qershor, firmoseshin marrëveshjet e para të paqës. Të dy perandorët shkëmbyen dekoratat e tyre më të larta: Aleksandri mori kordonin e madh të Legjionit të Nderit dhe Napoleoni kryqin e Shën Andresë të klasit të parë; për atë ditë ish caktuar një gosti që një bataljon i Gardës perandorake franceze i shtronte një bataljoni të regjimentit Preobrazhenski. Në gosti do të ishin edhe të dy sovranët.

Rostovit i kishte ardhur shumë keq nga qëndrimi i Borisit dhe tani s'e shihte dot në sy dhe rrinte si më gjëmba kur e kish pranë. Kur Borisi hyri, pas darke, një çast në dhomëzë, Rostovi bëri sikur

---

1) Frak.

flinte dhe të nesërmen në mëngjes, shumë herët, duke dashur të mos takohej me 'të, dolli nga shtëpia. Veshur civil e me kapelë të rrumbullaktë, Nikolla brodhi nëpër qytet, duke vërejtur francezët dhe uniformat e tyre, duke shikuar rrugët dhe shtëpitë ku rrinin perandori rus dhe perandori francez. Në një shesh pà tryezat që ishin ngritur dhe përgatitjet për gostinë; rrugët ishin stolisur me flamurë rusë e francezë e me inicialet e mëdha „A" dhe „N". Edhe dritaret e shtëpive ishin zbukuruar me flamuret e me inicialet e lartpërmendura.

„Borisi nuk do që të më ndihmojë, dhe as unë nuk dua t'i drejtohem atij. Kjo ka marrë fund", mendonte Nikolla; „ka mbaruar gjithçka midis nesh; po unë nuk do të ikij që këtu pa bërë ç'të më mundet për Denisovin e, sidomos, pa ia dërguar lutjen perandorit. Perandorit?! ... Ai është këtu!" mendonte Rostovi, duke iu afruar sërish pa dashur shtëpisë që kish zënë perandor Aleksandri.

Pranë kësaj shtëpie po prisnin kuaj të shaluar e po mblidheshin oficerët e suitës: siç dukej, po përgatiteshin se do të dilte sovrani.

„Unë mund ta shoh në çdo çast", mendonte Nikolla. „Ah, të mund t'ia dorëzoja drejtëpërdrejtë lutjen e t'ia thosha të gjitha! Po mos më arrestojnë që jam veshur me frak? S'është e mundur! Ai do ta kuptonte se kush ka të drejtë. Ai i kupton të gjitha, i di të gjitha. Kush mund të jetë më i drejtë e më shpirtmadh se ai? Po edhe sikur të më arrestojnë për shkak që kam lënë repartin e ndodhem këtu, ç'e keqe do të bëhet fundi i fundit?" thosh me vete duke shikuar një oficer që po hynte në shtëpinë ku rrinte sovrani. „Ja ku hyri ai! Hiç, s'do menduar më shumë. Do të hyj e t'ia dorëzoj vetë lutjen: aq më keq për Drubeckoin që më detyroi ta bëj këtë". Dhe papandehur, me një vendosmëri që e çudiste dhe atë vetë, Rostovi, duke parë me dorë a e kish letrën në xhep, u drejtua nga shtëpia ku rrinte Aleksandri.

„Jo, tani s'e kam për të humbur më rastin, siç bëra pas Austerlicit", mendonte, duke pritur me çdo grimë të takonte sovranin, dhe sa herë që e sillte

ndër mënd këte, gjaku i vërshonte në zemër. „Do t'i bie ndër këmbë e do t'i lyp faljen. Ai do të më ngrejë, do të më mbajë vesh e, bile, do të më falënderojë", „Unë jam i lumtur kur mund të bëj mirë, po kur ndreq një padrejtësi është lumtëria ime më e madhe", mendonte Rostovi duke marrë me mënd fjalët që do t'i thoshte perandori. Dhe, përpara njerëzve që e shikonin me kureshtë, ngjiti shkallët e shtëpisë ku rrinte perandori.

Nga hyrja një palë shkallë të gjëra çonin drejt e në katin e sipërmë. Me të djathtë dukej një derë e hapur. Poshtë, nën shkallët, një derë tjetër çonte në katin e parë.

— Cilin kërkoni? — e pyeti dikush.

— Kam një lutje për t'ia dhënë Madhërisë së Tij, — u përgjegj Nikolla me zë të dredhur.

— Lutja duhet t'i paraqitet gjeneralit të dezhurnit, urdhëroni këtej, ju lutem. — Dikush i tregoi derën poshtë. — Po nuk pret.

Duke dëgjuar atë zë të ftohtë, Rostovi u tmerua për atë që kishte bërë; mendimi se mund të takonte më çdo minutë sovranin ishte aq tërheqës, po edhe aq i tmershëm, sa ishte gati t'ua mbathte këmbëve e të ikte me vrap; po oficeri i dhomës, duke i dalë përpara, i hapi derën që shpinte në dhomën e dezhurnit, dhe Rostovi hyri.

Një burrë me shtat mesatar po mjaft i trashë, nja tridhjetë vjeç me pantallona të bardha, me çizme kalorësi, e me një këmishë batisti që, siç dukej, sapo e kish vënë, qëndronte më këmbë aty në atë dhomë; një kamerjer, duke i ndenjur prapa, po i kopsiste një palë llastika të reja, shumë të bukura, qëndisur me mëndafsh, që kushedi sepse i ranë në sy Rostovit. Ky burrë po bisedonte me një njeri që ndodhej në një dhomë tjetër.

— *Bien faite et la beauté du diable*[1], — po thoshte, po duke parë Rostovin, e preu fjalën dhe ngrysi vetullat.

---

1) E derdhur nga trupi dhe e bukur si xhinde.

— Ç'dëshironi? Ndonjë lutje?...

— *Qu' est — ce que c'est?!*[1]) — pyeti dikush nga dhoma tjetër.

— *Encore un pétitionnaire*[2]), — u përgjegj ky i llastikave të reja.

— Ne emër të kujt vini? Kush jeni?

— Nga ana e major Denisovit, — u përgjegj Rostovi.

— Po ju kush jeni? Oficer?

— Jam toger, kont Rostovi.

— Ç'guxim! Jepeni lutjen në rrugën hierarqike. Po shkoni, shkoni... — dhe u kthye të vishte xhaketën e uniformës që po ia mbante kamerieri.

Rostovi dolli përsëri në koridorin e gjerë dhe vuri re se përpara shkallëve ishin mbledhur tani shumë oficerë e gjeneralë me uniformën e madhe; ai duhej t'u kalonte përpara.

Duke mallkuar guximin e krisur që kish pasur, me gjak të ngrirë kur mendonte se më çdo çast mund të ndeshte më sovranin, të bëhej me trup në sy të tij e ta arrestonin, duke e kuptuar plotësisht gjithë marrëzinë e aktit të tij dhe, pikë e vrer që kish rënë në një gabim të tillë, Rostovi kokëulur, përpiqej të kalonte pa u vënë re e të dilte nga shtëpia rrethuar nga turma e shkëlqyer e suitës, kur një zë i njohur e thirri me emër dhe e kapi një dorë.

— Ju, i dashur, ç'bëni këtu, veshur kështu me frak? — e pyeti një zë i trashë.

Ishte një gjeneral i kavalerisë, ish-komandanti i divizonit ku shërbente Rostovi, i cili gjatë kësaj fushate, kish ditur të fitonte mirëdashjen e veçantë të perandorit.

Rostovi, i tmeruar, filloi të justifikohej, po duke parë fytyrën e qeshur e të dashur të gjeneralit, u hoq pakëz mënjanë dhe më zë të tronditur ia shpjegoi tërë punën, duke iu lutur të ndërhynte për Denisovin, që gjenerali e njihte. Si e dëgjoi gjer në fund, gjenerali tundi kokën me hidhërim.

---

1) Ç'është?
2) Pranë një lufte.

— Më vjen keq, më vjen shumë keq për atë fatos; nëma lutjen.

Kur Rosotovi i dorëzoi lutjen e Denisovit, si ia tregoi më parë fill e për pè punën e tij, një zhurmë hapash të shpejta dhe mamuzesh u dëgjua nga shkallët; gjenerali u largua dhe bëri drejt shkallëve. Zotërinjtë e suitës po zbrisnin shkallët me vrap e po drejtoheshin te kuajt. Shqytari Ejne, po ai që kish qënë në Austerlic, afroi kalin e sovranit; e te shkallët u ndje një kërkëllimë e lehtë hapash që Rostovi e njohu menjëherë. Duke harruar rrezikun se mund të njihej, Rostovi u shty përpara drejt shkallëve me një grup banorësh kureshtarë, dhe përsëri, pas dy vjetësh, pa tiparet e adhuruara, atë fytyrë, atë vështrim, atë të ecur, atë kompleks madhështie dhe ëmbëlsie... Dhe ndjenja e entusiazmit dhe e dashurisë për sovranin iu ngjall përbrënda me atë forcën e dikurshme. Aleksandri, në uniformën e regjimentit Preobrazhenski, me çizme të gjatë e pantallona të bardha kamoshi, me një dekoratë që Rostovi nuk e njihte (ishte kordoni i madh i Legjionit të Nderit) zbriti shkallët, duke e mbajtur kapelën nën një krah e duke vënë një dorashkë. U ndal duke vështruar rrotull; vështrimi i tij dukej sikur vetëtinte e hidhte dritë rreth e përqark. I tha disa fjalë njerit prej gjeneralëve. E njohu edhe ish-komandantin e divizionit të Rostovit, i buzëqeshi dhe e thirri pranë.

Tërë suita u tërhoq, dhe Nikolla pa gjeneralin që foli një copë herë për diçka me perandorin.

Sovrani iu përgjegj me disa fjalë dhe bëri një hap për t'iu afruar kalit. Përsëri turma e suitës dhe turma e rrugës, në të cilën ish edhe Rostovi, iu qasën perandorit. Duke u ndalur pranë kalit e duke u kapur me një dorë pas kaptellit të shalës, perandori iu kthye gjeneralit të kavalerisë dhe tha më zë të lartë (dukej që ia kish ënda, ta dëgjonin që të gjithë):

— Nuk mundem, gjeneral, dhe nuk mundem sepse ligji është më i fortë se unë, — dhe vuri këmbën në yzengji.

Gjenerali përkuli kokën me nderim, perandori ia hipi kalit dhe e ngau trokthi rrugës. Rostovi, si i çmendur nga entusiazmi, e ndoqi duke rendur bashkë me turmën.

## XXI

Te sheshi drejt të cilit po shkonte kaluar sovrani, qëndronin, njeri kundrejt tjetrit, më të djathtë, një bataljon i regjimentit Preobrazhenski, me të majtë një bataljon i Gardës perandorake franceze me shapka pushatake.

Në kohën që sovrani po afrohej në njerën anë të bataljoneve që paraqisnin armët, një turmë tjetër kalorësish po arrinte me të katra në anën e kundërt; në krye të tyre Rostovi njohu Napoleonin. Nuk mund të ish tjetër njeri. E ngiste kalin me të katra; kish një kapelë të vogël dhe shiritin e Shën Andresë në sup; ishte me uniformë mavi të hapur mbi jelekun e bardhë, mbi një kalë të murmë prej race të pastër arabe, me një velënxë gushpëllumbi qëndisur me ar.

Duke iu afruar Aleksandrit, ngriti pakëz kapelën, dhe në këto lëvizje syri i Rostovit, sy i stërvitur prej kalorësi të sosur, nuk kish si të mos vinte re se Napoleoni nuk qe një kalorës i mirë dhe nuk qëndronte si duhej në shalë. Të dy bataljonet brohoritën: „Urra" dhe *„Vive l'Empereur"*[1]. Napoleoni i tha disa fjalë Aleksandrit. Që të dy perandorët zbritën dhe i shtrënguan dorën njeri tjetrit. Në fytyrën e Napoleonit endej një buzëqeshje e shtirur e pa lezet, Aleksandri po i fliste me një shprehje miqësore.

Rostovi, pa i hequr sytë, megjithë trokëllimën e kuajve të xhandarëve francezë që sprapsnin turmën, ndiqte çdo lëvizje të perandorit Aleksandër e të Bonapartit. Çuditej pa masë tek shikonte që Aleksandri sillej me Bonapartin si më shokun e tij,

---

1) Rrnoftë Perandori!

e që Bonaparti fliste me carin rus fare lirisht e çpenguar, sikur qenë të një sëre e të një shkalle; si miq të vjetër e të ngushtë.

Aleksandri dhe Napoleoni, me vargun e gjatë të suitës, iu afruan krahut të djathtë të batalјonit Preobrazhenski, duke ecur drejtë turmës që rrinte në atë vënd. Turma u ndodh papandehur kaq pranë perandorëve, sa Rostovi, drejt më këmbë në rreshtat e parë, u trëmb se mos e njihnin.

— *Sire, je vous demande la permission de donner la Légion d'honneur au plus brave de vous soldats*[1] — tha një zë i qartë e i prerë që e shqiptonte saktë çdo tingull.

Bonaparti, i pakët nga shtati, i tha këto fjalë, duke e shikuar Aleksandrin në sy, nga poshtë, Aleksandri dëgjonte me vëmëndje ato që po i thosh Napoleoni dhe, duke tundur kokën, buzëqeshi me ëmbëlsi.

— *A celui qui s'est le plus vaillamment conduit dans cette derniére guerre*[2] — shtoi Napoleoni duke e theksuar çdo rrokje me qetësi e një siguri që e mbushën me zemërim Nikollën, duke parë rreshtat e ushtarëve rusë, të ngrirë përpara atij, e që, gjithmonë në pozicionin e *për-nder-arm*, i ngulnin sytë pa lëvizur në fytyrën e perandorit të tyre.

*Votre Majesté me permettra-t-elle de demander l'avis du colonel?*[3] — tha Aleksandri dhe bëri disa hapa të nxituara, drejtë princ Kozllovskit, komandantit të batalјonit.

Ndërkaq Bonaparti filloi të hiqte dorashkën nga dora e vogël, dhe e bardhë, e me qënë se dorashka iu çuar, e hodhi tutje. Një adjutant që prapa tij u lëshua përpara me të shpejtë dhe e mori.

— Kujt t'ia japë? — pyeti perandori Aleksandri Kozllovskin me zë të ulët, rusisht.

— Kujt urdhëroni t'i jepet Madhëria Juaj?

---

1) Madhëri, ju kërkoj lejën të dekoroj me Urdhërin e Legjionit të Nderit më trimin e ushtarëve tuaj.

2) Atë që është treguar më burrë nga të gjitha në këtë luftën e fundit.

3) A do të më lejojë Madhëria Juaj të marr mendimin e kolonelit?

Cari u vrënjt, i pakënaqur dhe, si hodhi një vështrim prapa, tha:

— Megjithatë i duhet dhënë një përgjigje.

Kozllovski, duke e vendosur aty për aty, u kthye e vështroi rreshtat e ushtarëve dhe në këtë vështrim e përfshiu edhe Rostovin.

„Mos kushedi me zgjedh mua?" mendoi Rostovi.

— Llàzarev! — komandoi koloneli, duke rrudhur ballin, dhe ushtari i parë i rreshtit, Làzarevi bëri përpara me çkathtësi.

— Ku shkon? Qëndro aty! — i pëshpëritën disa zëra Llàzarevit, që nuk dinte ku të shkonte. U ndal, duke parë me bishtin e syrit, i tmeruar, kolonelin, dhe fytyra iu drodh, siç u dridhet ushtarëve që i thërresin jashtë rreshtit.

Napoleoni ktheu lehtë kryet dhe zgjati prapa dorën e tij të vogël e topolake sikur donte të merrte diçka. Njerëzit e suitës së tij, duke e marrë me mënd po në atë çast përse ishte fjala, lëvizën, përshpëritën midis tyre, duke kaluar diçka nëpër duar, dhe një pazh, po ai djalosh që kishte parë Rostovi mbrëmjen e shkuar në apartamentin e vogël të Borisit, u sul përpara, u përkul me nderim mbi dorën e zgjatur dhe, pa e bërë të priste as edhe një grimë, lëshoi kryqin me shirit të kuq. Napoleoni, pa e vështruar, shtërngoi dy gishtrinj dhe e mori dekoratën: pastaj iu afrua Llàzarevit, i cili me sy të çqyer, me ngulm, vazhdonte të vështrojë vetëm perandorin e tij, dhe iu kthye car Aleksandrit, duke treguar me këtë gjest se ç'ishte duke bërë, ai, Napoleoni, e bënte për aleatin e tij. Dora e vogël bardhoshe që mbante kryqin u zgjat gjer në një kopsë të ushtarit Llàzarev. Napoleoni dukej sikur e dinte se, që ky ushtar të qe i lumtur përgjithmonë, i shpërblyer e i shquar në tërë ushtarët e botës, mjaftonte që dora e atij, Napoleonit, të denjonte t'i çikte kraharorin. Napoleoni s'bëri tjetër veç e mbështeti kryqin në gjoksin e Llàzarevit, dhe, duke ulur dorën, u kthye nga Aleksandri, sikur e dinte që kryqi do të mbetej i ngjitur në gjoksin e Llàzarevit. Dhe me të vërtetë kryqi mbeti i ngjitur aty.

Duar të shpejta, të gatëshme për shërbim, ruse e franceze, aty për aty e mbajtën kryqin të mos binte nga gjoksi, e kapën pas uniformës. Llàzarevi i hodhi një sy të zymtë atij burri të shkurtër me duar bardhoshe, që diç i kish bërë, dhe duke vazhduar të qëndronte pa lëvizur në pozicion *për-nderarm*, zuri prapë të vështronte drejt në sy Aleksandrin, sikur e pyeste: a duhej të qëndronte akoma kështu, apo i jepnin urdhër tani të shkonte, apo, mbase, duhej të bënte ndonjë gjë tjetër? Po nuk mori asnjë urdhër; dhe për një copë herë të mirë ai qëndroi pa lëvizur ashtu në atë pozicion.

Sovranët u hipën kuajve dhe u larguan. Ushtarët e bataljonit Preobrazhenski, duke prishur radhët, u bashkuan me ushtarët e Gardës perandorake franceze dhe u ulën në tryezat e përgatitura për 'ta.

Llàzarevi ish ulur në vëndin e nderit; oficerët rusë e francezë e përqafonin, e përgëzonin e i shtrëngonin duart. Grumbuj oficerësh dhe turma nga populli afroheshin vetëm sa ta shihnin. Gjëmimi i zërave që flisnin frëngjisht e rusisht dhe zhurma e të qeshurave përhapeshin nëpër sheshin rreth e rrotull tryezave.

Dy oficerë me fytyra të skuqura, të qeshura e të gëzuara kaluan përpara Rostovit.

— Çfarë gostie, o vëlla, hë? Të gjitha në enë të argjënta, — tha njeri. — E pe Llàzarevin?

— E pashë.

— Flitet se nesër tanët do t'u shtrojnë atyre një gosti.

— Ç'fat që ka ky Llàzarevi! Njëmijedyqind franga pension jetik.

— Bobo, çfarë shapke, djema! — çuditej një ushtar i bataljonit Preobrazhenski, duke vënë shapkën e madhe gjithë push të një francezi.

— Sa mirë që i ri se! Mrekulli!

— E dëgjove parullën? — pyeste një oficer i Gardës një tjetër. — Pardje ishte *„Napoléon, France bravoure"*[1]*)*, dje: *„Alexandre, Rusie grandeur"*[2]*)* një

1) Napoleon, Francë, trimëri.
2) Aleksandër, Rusi, madhështi.

ditë e jep parullën perandori ynë, dhe ditën tjetër e jep Napoleoni. Nesër Madhëria e Tij do të dekorojë me kryqin e Shën Gjergjit ushtarin më trim të Gardës perandorake franceze. S'ka si bëhet ndryshe. Duhet të përgjigjet po n'at mënyrë.

Borisi me shokun e tij Zhilinskin kish ardhur të shihte edhe ai gostinë e ushtarëve të bataljonit Preobrazhenski. Duke u kthyer që andej pà Rostovin që po rrinte më këmbë në qoshen e një shtëpie.

— Rostov! Tungjatjeta; s'jemi parë bashkë, — i tha, dhe s'e përmbajti dot veten pa e pyetur ç'i kishte ndodhur: aq fort Rostovi qe prishur nga fytyra e qe bërë pikë e vrer.

— Asgjë, asgjë, — u përgjegj Rostovi.

— Do të vish tek unë?

— Po, do të vij.

Rostovi qëndroi një copë herë të mirë pranë qoshes, duke i vështruar nga larg ata që po festonin. Vriste mëndjen e s'i gjënte dot rrugë një problemi që e mundonte shumë. Në shpirtin e tij ngriheshin dyshime të tmershme. Tani i vinte ndër mënd Denisovi me atë shprehjen e tij të ndryshuar, me nënshtrimin e tij, dhe tërë spitali me ata krahë e me ato këmbë të prera, të cunguara, me tërë ato sëmundje, ndyrësira e gjymtime. Duke përfytyruar këto, kaq fort i vinte era spital dhe kufomë, sa që vështronte rreth e rrotull aty ku ndodhej për të parë se nga vinte kjo erë e keqe. Herë pas here i kujtohej ai Bonaparti mëndjemadh me atë dorë të vogël bardhoshe, që na ishte perandor e që perandor Aleksandri e donte tani dhe e nderonte. Po atëherë për ç'qëllim ishin vrarë gjithë ata njerëz, për ç'qëllim ato duar e ato këmbë të cunguara? Herë-herë i kujtohej Llàzarevi i dekoruar dhe Denisovi i ndëshkuar, të cilit s'ia muarën parasysh lutjen për falje. Dhe çuditej e tmerohej me vete të tij se si ish e mundur të bluante në mëndje të tilla mendime.

Era e gjellëve të gostisë dhe uria e suallën në vete nga mendimet e hidhura ku qe kredhur: duhej të hante diçka para se të nisej. U drejtua të vinte në një bujtinë që kishte parë në mëngjez. Aty gjeti

aq shumë njerëz e oficerë, që kishin ardhur të veshur civila si ai, sa mezi i erdhi radhë që t'i shërbenin. Dy oficerë të divizionit të tij u bashkuan me 'të. Natyrisht zunë të flisnin për paqen. Oficerët, shokë të Rostovit, si pjesa më e madhe e ushtrisë, ishin të pakënaqur për paqen e bërë pas Fridllandit. Thoshin se, sikur të kishin shtrënguar dhëmbët edhe pak, Napoleoni ish i humbur, se trupat e tia s'kishin më as galeta, as municione. Nikolla po hante në heshtje, po më shumë pinte. Piu plot dy shishe me verë. Përbrënda po e brente po e mundonte ai problemi i rëndë, të cilit s'i kish dhënë dot udhë. Kish frikë se mos lëshohej në krahët e helmatisur të këtyre mendimeve, dhe bënte çmos, pa ia arritur dot, që të çlirohej prej tyre. Befas, duke dëgjuar njerin nga oficerët që po thoshte se nuk i shihte dot me sy francezët, Rostovi filloi të bërtiste si i xhindosur, sa që shokët e tij u çuditën pa masë.

— E si mund të gjykoni ju se ç'do të qe më mirë?! — briti duke u bërë flakë në fytyrë nga gjaku që i kish këcyer në kokë. — Si mund të gjykoni punët e sovranit, ku e gjetëm ne atë të drejtë që të arësyetojmë? Ne nuk mundim t'i kuptojmë as qëllimet, as punët e perandorit!

— Po unë s'thashë asnjë fjalë për perandorin, — u justifikua oficeri, i cili nuk e shpjegonte dot ndryshe përse u nxeh aq shumë Rostovi veç duke menduar se qe i dehur.

Po Rostovi, pa ia vënë veshin fare atij justifikimi, vazhdonte me zjarr:

— Ne nuk jemi diplomatë, po ushtarë, dhe asgjë tjetër; muart vesh? Na japin urdhër të vdesim, dhe duhet të vdesim; e domosdoshme. Se ndryshe, po filluam ne të gjykojmë e të gjykojmë. Në i pëlqen Madhërisë së Tij ta njohë Bonapartin si perandor dhe të lidhë aleancë me 'të, do të thotë se kjo është e domosdoshme. Se ndryshe, po filluam ne të gjykojmë e të arësyetojmë për çdo gjë, s'ka për të mbetur më asgjë e shënjtë. Ahere ne do të themi që as Zoti nuk ekziston, as gjë nuk ekziston, — sokëlliti duke i rënë tryezës me grusht fare pa shkak e

pa kuptim si pas opinionit të bashkëfolësve të tij, po shumë logjikisht sipas rrymës së mendimeve të veta. — Ne duhet të kryejmë detyrën tonë, ta vërtitim mirë shpatën, të mos e kursejmë veten e të hidhemi në zjarr, pa menduar fare, vetëm kaq; — e mbylli fjalën ai.

— Dhe të pimë, — tha njeri nga oficerët për ta marrë me të mirë, se s'ia kish ënda të zihej.

— Po, dhe të pimë, — pranoi Nikolla. — Hej, ti! Edhe një shishe tjetër! — bërtiti.

# PJESA E TRETË

## I

Më 1808 perandor Aleksandri shkoi në Erfurt të takohej përsëri me perandor Napoleonin dhe në shoqërinë e lartë të Petërburgut flitej shumë për madhështinë e këtij takimi solemn.

Më 1809 miqësia e të dy sundonjësve të botës, siç quheshin Napoleoni me Aleksandrin, arriti gjer në atë pikë sa, kur atë vit Napoleoni i shpalli luftë Austrisë, një korp-armatë ruse kapërxeu kufirin për t'i vajtur në ndihmë armikut të një kohe, Bonapartit, kundër aleatit të vjetër, perandorit austriak, — gjër në atë pikë sa që në sferat e larta flitej për mundësinë e martesës së Napoleonit me një nga motrat e Aleksandrit. Po n'atë kohë, përveç rrethanave të politikës së jashtme, vëmëndjen e shoqërisë ruse e tërhiqnin me një forcë të veçantë reformat e brendëshme që ishin duke u kryer në të gjithë sektorët e administratës së shtetit.

Ndërkaq jeta, jeta e vërtetë e njerëzve, jeta e përditëshme me kujdeset e saja kryesore lidhur me shëndetin, me sëmundjen, me punën, me çlodhjen, me dëfrimin e me interesmet e tjera për lëvizjen mendore, shkencën, poezinë, muzikën, dashurinë, miqësinë, urrejtjen, pasionin; rridhte si gjithmonë pamvarësisht nga miqësia dhe armiqësia politike me Napoleon Bonapartin dhe pamvarësisht nga gjithë reformat e tjera të mundëshme.

Princ Andrea jetoi dy vjet rrjesht në fshat.

Gjithë reformat që kish nisur Pjeri në pronat e tija, pa përfunduar, as edhe një, sepse kalonte

pareshtur nga njera te tjetra, Andrea ia arriu t'i bënte, pa i thënë e pa iu mburrur njeriu e pa u munduar aq shumë.

Ai e kish të zhvilluar gjer në shkallën më të lartë atë qëndrueshmëri e zotësi praktike që i mungonte Pjerit e që, pa mundim e pa rropëtisje nga ana e tij, i jepte hov inisiativës së tjerëve dhe puna shkonte përpara për bukuri.

Një nga çifligjet e tija me treqind bujk-robër u regjistrua si një pronë bujqish të lirë (ky qe një nga shembujt e parë në Rusi); në pronat e tjera angaria u zëvendësua me një taksë në natyrë me afate të caktuara. Me shpenzimet e princ Andresë, në Boguçarovo erdhi një mami; dhe një prift, kundrejt një rroge, u mësonte këndim e shkrim bijve të fshatarëve e të shërbëtorëve.

Gjysmën e kohës princ Andrea e kalonte në Lisia Gori me të jatin e me djalin e vogël që ish akoma nën kujdesin e tajave, gjysmën tjetër në oshënarinë e Boguçarovos, siç e quante i ati këtë fshat. Megjithë moskokëçarjen që kish treguar në bisedim me Pjerin ndaj gjithë ngjarjeve në botë, ai i studjonte me vëmëndje, merrte shumë libra, dhe vinte re me çudi, kur o atij o të jatit, i vinin njerëz të informuar mirë, nga Petërburgu, nga zemra e vetë e jetës, se në lidhje me njohjen e gjithë atyre që ngjisnin në politikën e jashtme e të brëndëshme, këta njerëz ishin shumë e shumë më prapa prej tij, që s'dilte kurrë nga fshati, i kredhur në vetminë më të plotë.

Përveç punës që bënte për administrimin e tokave të tija dhe librave shumë të ndryshme që lexonte, princ Andrea merrej në atë kohë edhe me një analizë kritike të fushatave tona të fundit fatkeqe si edhe me redaktimin e një projekt-reforme të rregulloreve tona ushtarake.

Në pranverë të vitit 1809, princ Andrea shkoi në çifligun e Riazanit, pronë e të birit, si tutor i tij që qé.

I ngrohur nga dielli pranveror, shtrihej në karrocà dhe po vështronte barin e njomë, fletët e para të balosheve dhe të parat shtëllungëza të reve

të bardha të pranverës, që vozitnin nëpër kaltërsinë e qartë të qiellit. S'mendonte për asgjë, po hidhte vështrimin sa andej këtej, i gëzuar e i çkujdesur.

Kaluan mbi trap mbi të cilin, një vit më parë, kishte biseduar me Pjerin. Kaluan nëpër një fshat gjithë baltë, nëpër lëmënj, nëpër ara me grurë të mbjellë në vjeshtë, muarën një tatëpjetë ku kish mbetur ende pak dëbora pranë urës, pastaj iu ngjitën një të përpjete argjilore, shkuan nëpër stërnishta e shkurre që gjelbëronin aty-këtu, dhe hynë në një pyll baloshesh, që shtrihej në të dy anët e rrugës. Aty në pyll bënte nxehtë pothuaj. Nuk ndihej asnjë frymë ere. Baloshet plot me fletë gjelbëroshe gjithë push, nuk lëviznin fare; dhe nën gjethet e rëna të vjeshtës, mbinte bari i ri, lëshonte ckallonjtë e parë jeshil e çelnin lule ngjyrë lilaje. Të përhapura aty-këtu nëpër pyllin me baloshe, bredhat e rinj, me blerimin e tyre të përherëshëm e të ashpër, të sillnin ndër mënd dimrin e mërzitshëm. Kuajt turfulluan duke hyrë në pyll dhe zunë të dërsinin më shumë.

Kamerjeri Pjotr diç i tha karrocjerit; karrocjeri i dha të drejtë; po duket se Pjotri nuk u kënaq vetëm me këtë përgjigje, ndaj u kthye e i tha të zot:

— Sa erë e mirë, shkëlqesi, të kënaqet shpirti, — dhe buzëqeshi me shumë njerëzi.

— Si the?

— Sa erë e mirë, them, shkëlqesi, s'ngopesh me këtë erë.

„Ç'thotë ky?" mendoi princ Andrea. „Po, flet sigurisht për pranverën", tha me vete duke vështruar rrotull „Ja, gjelbëron nga të katër anët... Kaq shpejt! Me baloshe, me vishnje, me vidha. Veç lisi s'po duket. Po, ja dhe lisi".

Buzë rrugës ngrihej një lis. Sigurisht nja dhjetë herë më i motshëm se baloshet që kish rreth e përqark, ishte nja dhjetë herë më i trashë e nja dy herë më i lartë nga secila prej tyre. Ishte një lis i madh shumë, trungun e të cilit nuk arrinin ta pushtonin dot me krahë dy burra, me degët të thyera prej kohe e me lëvozhgën të plasaritur e gjithë shënja plagësh të vjetra. Me krahët e me gishtërinjtë e tij të stërmëdhenj, gjithë xhongla, të shtrëmbër

e të hapur pa simetri; ngrihej aty si ndonjë përbindësh plak, i vrënjtur, krenar e përbuzës midis baloshevе të qeshura. Vetëm ai, hijerëndë e vramuz, nuk i shtrohej magjisë pranverore, nuk donte të shihte as pranverë, as diell.

„Pranverë, dashuri, lumtëri!" dukej sikur thosh ai lis, „Si nuk u lodhët, si nuk u mërzitët më në fund nga ky mashtrim i përjetshëm, i zbrazët e i çmëndur?! Nuk e shihni se që të gjitha këto janë profka?! Avazi i Mukës kurdoherë, e njëjta gënjeshtër gjithmonë! S'ka as pranverë, as diell, as lumtëri. Ja, shikoni ata bredha të zez, gjithmonë vetëm, të vrarë e të nxirë, që s'u qesh kurrë nuri e s'ndrojnë kurrë fytyrë; shihmëni dhe mua, kam hapur gishtrinjtë e mij shtrëmbanikë, të thyer, të plasaritur e të rjepur, — kudo që të kenë mbirë, në kurriz apo në ije, s'ka rëndësi se ku, — dhe ja qëndroi këtu i ngrysur e i zymtë dhe nuk u besoj as shpresave as iluzioneve tuaja".

Princ Andrea u kthye shumë herë dhe e vështroi atë lis, ndërsa karroca kalonte nëpër pyll, sikur diç të priste prej tij. Nën hijen e tij kishte lule dhe bar, po ai, përbindëshi plak, ngrihej i errët e i mvrojtur, i huaj e i largët nga bota e qeshur që e rrethonte.

„Po, ka të drejtë, ka një mijë herë të drejtë ai lis", mendonte princ Andrea, „Të tjerët, të rinjtë, le t'i gënjejë mëndja, le t'i besojnë kësaj ëndëre, po ne e njohim jetën ia kemi pirë lëngun, — jeta jonë ka marrë fund". Një varg i tërë e i ri mendimesh të dëshpëruara, po dhe të ëmbëla në pikëllimin e tyre u ngrit në shpirtin e princ Andresë, ndërsa mendonte për atë lis. Gjatë këtij udhëtimi ai u duk sikur e mori në shqyrtim edhe një herë tërë jetën e tij dhe arriti gjithë në atë përfundim qetësonjës e të dëshpëruar në të cilin kish arritur edhe më parë: që ai nuk duhej të ndërmerrte asgjë e duhej ta mbronte jetën e tij pa i bërë keq njeriu, pa u bërë merak për gjë e pa e prishur gjakun, po edhe pa pasur dëshirë për gjë.

## II

Për çështje tutele mbi çifligun e Riazanit, si tutor i të birit që ishte, princ Andrea pat nevojë të takohej me mareshallin e aristokracisë së rrethit. Ky ishte kont Ilia Andrejeviç Rostovi, dhe princ Andrea u nis për udhë që të vinte tek ai aty nga mezi i majit.

Tani kishin filluar ditët e ngrohta të pranverës. Pylli qe veshur i tërë me gjethe, rruga ish gjithë pluhur dhe vapa kish shtrënguar aq shumë sa, duke kaluar pranë ujit, ta kishte ënda të xhvisheshe e të bëje një banjë.

Princ Andrea, i zymtë e i menduar, duke vrarë mëndjen se si dhe çfarë do t'i kërkonte mareshallit të aristokracisë, po arrinte nëpër një shteg të parkut në shtëpinë e Otradnojes të Rostovëve. Më të djathtë, prapa një tufe të dëndur drurësh, dëgjoi ca britma gazmore dhe pa një tok vajzash që kalonin me vrap përmes shtegut, përpara karrocës së tij. Në krye të të tjerave, një vajzë me flokë e me sy të zes, shumë e hollë, e hajthme, çuditërisht e hajthme, me një fustan të verdhë prej basme, me një shami të bardhë në kokë, lidhur nyje nën gushë, nga ku i dilnin cullufe flokësh të çpleksur, në vrap e sipër iu afrua karrocës më shumë nga të gjitha. Diç thosh duke bërtitur, po kur pa një të huaj aty në karrocë, uli sytë dhe fësht ia bëri e iku duke qeshur.

Befas, princ Andrea, pa e ditur as vetë përse, nuk e ndjeu veten mirë: diç i theri në zemër. Dita ish aq e bukur, dielli aq i shkëlqyer dhe çdo gjë rreth e rrotull ish aq e qeshur dhe e gëzuar; po për atë vajzë të hajthme, gjithë nur, jeta e tij nuk ekzistonte fare, ajo as që pyeste për 'të. Ajo e ndjente veten plotësisht të kënaqur dhe të lumtur me atë jetën e saj që ish e shkëputur nga ajo e tia, — një jetë pa kuptim, sigurisht, po e qeshur dhe plot gëzim. „Ç'e gëzon kaq shumë? Ku i rreh mëndja vallë? Sigurisht që nuk mendon për rregulloret ushtarake dhe as për riorganizimin e fshatarëve të Ria-

zanit. Po ku i rreh mëndja ahere? Pse është kaq e lumtur?", pyeste pa dashur dhe me kureshtë princ Andrea vetë me vete.

Kont Ilia Andreiçi më 1809 jetonte në Otradnoje gjithnjë ashtu si më parë, domethënë duke pritur e duke përcjellë gjithë aristokracinë e provincës, herë për gjah, herë në çfaqje, herë për dreka e darka, herë në koncerte. Si për çdo mysafir të ri, ai u gëzua shumë që i erdhi princ Andrea, e priti me krahë hapur dhe e mbajti gati me pahir ta shkonte natën në shtëpi të tij.

Gjatë gjithë asaj dite të mërzitëshme princ Andrea iu desh të bisedonte me të zotët e shtëpisë e me të ftuarit e tjerë më të zgjedhur që mbushnin shtëpinë e kontit plak, me qënë se po afrohej dita e emrit; po, kohë më kohë, duke i hedhur një sy Natashës që qeshte e dëfrente në mes të shoqeve e të shokëve të saj, pyeste vazhdimisht e thosh vetë me vete: „Ku i rreh mëndja, vallë? Pse është kaq e gëzuar?"

Në mbrëmje, kur mbeti vetëm në këtë ambient të ri, në një dhomë të panjohur, për një kohë të gjatë s'mbylli dot sy. Lexoi pak, pastaj e shoi llambadhen, dhe prapë e ndezi. Në dhomë, me kanatat e dritareve të mbyllura nga brënda, bënte nxehtë. Mallkonte me vete atë plak budalla — kështu e quante Rostovin — që e kish mbajtur me pahir duke e thënë se dokumentat e nevojshme s'kishin ardhur akoma nga qyteti; i vinte plasja edhe me veten e tij që kish pranuar e kish ndenjur.

Princ Andrea u ngrit dhe iu afrua dritares që ta hapte. Me të hapur kanatat, drita e hënës, sikur priste aty prej kohe, duke vigjëlluar pranë dritares, vërshoi brënda në dhomë. Princ Andrea hapi xhamet. Ish një natë e freskët, e qetë, plot dritë. Mu përpara tij sëritej një varg drurësh të qethur, të zes nga njëra anë, dhe nga ana tjetër të ndriçuar me një dritë të argjëntë. Nën drurët mugullonte një vegjetacion i harlisur, i dëndur, i lagur gjithë lëng, ku çquheshin aty këtu fletë dhe kërcyej ngjyrë argjëndi. Më tutje, matanë drurëve të zes, ishte një pullaz që shkëlqente nga vesa; më nga e djathta

ngrihej një pemë e madhe dumbushere, me trungun e me degët që i zbardhnin nga drita mbi këtë pemë vetëtinte hëna e plotë pothuaj, në një qiell pranvere, të kulluar, gati pa yje. Princ Andrea u mbështet në pezul të dritares dhe sytë i mbetën atje në atë qiell të bukur.

Dhoma e princit ishte në katin e dytë; edhe në dhomat e katit të sipërmë s'po flinin akoma; dëgjoheshin zëra femrash.

— Edhe një herëzë vetëm, — tha një zë nga lart, që princ Andrea e njohu menjëherë.

— Po kur do të biesh të flesh ti? — ia ktheu një zë tjetër.

— Jo, nuk fle, nuk mund të fle, s'më ze gjumi, ç'faj kam unë? Hajt, pra, edhe një herëzë vetëm...

Dy zëra të hollë femrash ia muarën një fraze muzikale që ishte fundi i ndonjë cope.

— Oh, sa bukur... Haj të flemë tani, mjaft me kaq.

— Ti fle, po mua s'më merr gjumi, — foli prapë zëri i parë, që ish afruar në dritare. Siç dukej, njëra nga vajzat po zgjatej jashtë dritares sepse dëgjohej një fëshfërimë fustani e deri frymëmarrja e saj. Hëna, drita e saj, hijet, — të gjitha ranë në heshtje të plotë e sikur ngrinë në vënd. Edhe princ Andrea kish frikë të lëvizte se mos binte në sy prania e tij e rastit.

— Sonja! Sonja! — tha sërish zëri i parë. — Moj po si të flihet? Çudi me ty! Po shiko, moj, ç'mrekulli! Ah, sa bukur! Po zgjoju moj, Sonja, moj, të thonë, — iu lut me një zë të ngashëryer sikur mënd qante. — S'kam parë natë më të bukur se sonte. S'kam parë kurrë natë të tillë.

Sonja diç murmëriti nëpër dhëmbë.

— Po pa shiko, moj, se ç'hënë!... A ka gjë më të bukur?! Eja këtu! Xhane, shpirte, eja këtu. Pa shih, një herë, moj, pa shih! E sheh? Si thua?... A nuk të vjen të mblidhesh galuc, t'i mbërthesh duart nën gjunjët, të shtrëngohesh fort, fort, sa më shumë që të mundesh, e të fluturosh tutje, lart në qiell... Ja, kështu...

— Mos, moj, se do biesh...

U dëgjua një farë lufte me duar dhe zëri i pakënaqur i Sonjës:

— Ora kaloi nga njëja.

— Ah, ti ma prishe tërë lezetin. Shko, shko!

Dhe përsëri çdo gjë ra në heshtje, po princ Andrea e dinte që ajo ish gjithmonë aty: dëgjonte nganjëherë një fëshfërrimë të lehtë, e nganjëherë psherëtima.

— Ah, o Zot, o Zot! Ç'është kjo kështu? — thirri ajo papritur e papandehur. — Pa të shkojmë të flemë, tani! — dhe mbylli dritaren me rrëmbim.

„As që pyet fare për mua e për jetën time!" mendonte princ Andrea, që kish pritur më kot — dhe me frikë në zemër — se mos vajza e zinte ngoje e fliste për 'të. „Prapë më dolli përpara kjo! Si për inat! Si me kast!" mendonte vetë me vete.

Befas i vërshoi në shpirt një vrundull mendimesh gazmore, i shpërthyen një mori shpresash djaloshare, aq në kundërshtim me tërë jetën e tij sa, duke mos ditur e duke mos mundur ta shpjegonte këtë gjëndje të tij të re shpirtërore, aty për aty ra në një gjumë të thellë.

## III

Të nesërmen, si i la shëndenë vetëm kontit, pa pritur që të dilnin zonjushet, princ Andrea hipi në karrocë që të kthehej në shtëpi.

Sapo kish hyrë qershori, kur princ Andrea, duke u kthyer në shtëpi, kaloi sërish nëpër atë pyllin e balosheve, ku ai lisi plak i shtrëmbër i kishte bërë një përshtypje aq të madhe sa nuk do ta harronte kurrë. Zilet tringëllinin në pyll akoma më shurdhër se një muaj e gjysmë më parë nga të gjitha anët syri të shihte hijeshi, gjelbërim të dëndur e pemë dumbushere; dhe bredhat e rinj, të përhapur nëpër pyll, nuk e prishnin bukurinë e së tërës e, duke u shkrirë në harmoninë e përgjithëshme, gjelbëronin me një ngjyrë të ëmbël me sythat e tyre të rinj gjithë push.

Tërë dita kish qënë e nxehtë, diku në një pikë të qiellit po gatitej shtërgata, po vetëm një re e vogël kish lëshuar disa pika shiu mbi pluhurin e rrugës e mbi gjethet e fryrë nga lëngu. Krahu i majtë i pyllit ishte i errët, në hije; i djathti i lagur, i shëndritshëm, vetëtinte në diell, duke u lëkundur lehtë-lehtë nga era. Gjithëshka lulëzonte rreth e përqark; bilbilat, herë aty afër, herë më lart, ia dridhnin këngës si të dehur nga gëzimi.

„Po, këtu, në këtë pyll, ish ai lisi me të cilin qemë në një mëndje", mendoi princ Andrea. „Po ku është?" pyeti vetë me vete duke vështruar nga krahu i majtë i rrugës. Siç po vështronte aty rrotull, vështrimi i tij i çuditur u ndal mbi një dru, të cilin nuk e njohu në fillim. Krejt i shpërfytyruar, lisi plak dukej si një piramidë gjelbërimi të harlisur, i dehur e i lumtur nën përkëdheljen e rrezeve të perëndimit. Gjymtyrat e shtrëmbëra, gjithë ato plagë, xhongla e plasaritje që kish në lëvozhgën e tij qenë çdukur si me magji; qe harruar mërzia dhe ai dëshpërim i zi prej plaku. Nga lëvozhga e tij e ashpër dhe shekullore kishin shpërthyer me vrull fletë të reja aq të fryra nga lëngu jetik, sa që çuditeshe se si kishin mundur të çelnin në atë trup të raskapitur prej plaku në mykët, prej patriarku „Po, po është pikërisht ai lis", mendoi princ Andrea, dhe përnjëherësh e pushtoi një ndjenjë pranverore e gëzimi e përtëritjeje. Gjith çastet më të rëndësishme, çastet më të bukura të jetës së tij i erdhën ndër mënd vetëtimthi. Austerlici me atë qiellin e tij të lartë, fytyra e vdekur e së shoqes që dukej sikur e qërtonte, Pjeri aty në lundër, vajza e mallëngjyer nga bukuria e natës, vetë ajo natë, dhe hëna, — të gjitha këto i erdhën vetëtimthi ndër mënd.

„Jo, jeta s'ka mbaruar në tridhjetenjë vjet", e vendosi befas princ Andrea, përfundimisht e në mënyrë të prerë „Nuk mjafton që ta di unë vetëm ç'ndjej përbrënda, po duhet ta dinë që të gjithë: edhe Pjeri, edhe ajo vajza që desh të fluturonte lart në qiell; duhet të më njohin të gjithë, që jeta ime të mos rrjedhë vetëm për mua, që ata të mos

jetojnë kaq të shkëputur nga jeta ime, që kjo të pasqyrohet tek të gjithë e që të gjithë ata të jetojnë bashkë me mua!"

Si u kthye nga udhëtimi i tij, princ Andrea e vendosi që në vjeshtë, të shkonte në Peterburg e bile të hynte aty edhe në shërbim. Me çdo çast një mijë arësye të shëndosha, një mijë argumente, njëri më logjik se tjetri, ia mbushin mëndjen se kish marrë një vendim të drejtë. Ai tani as nuk e kuptonte dot se si kish mundur të vinte në dyshim nevojën e domosdoshme për të marrë një pjesë aktive në jetë, pikërisht ashtu sikundër një muaj më parë nuk e kuptonte se si mund t'i shkonte ndër mënd të ikte nga fshati. I dukej e qartë tani se gjithë përvoja e pasur e tij do të shkonte humbur e s'do të kish asnjë kuptim në qoftë se nuk do ta zbatonte në praktikë e nuk do të merrte sërish një pjesë aktive në jetë. Bile as arrinte të kuptonte dot se si vallë më parë, duke u mbështetur në argumente kaq të varfër të arësyes, i dukej se do të poshtërohej sikur, pas mësimeve që i kish dhënë jeta, do të kish besuar sërish në mundësinë për të qënë i dobishëm, në mundësinë e lumtërisë e të dashurisë. Tani arësyeja i thosh krejt të kundërtën. Pas këtij udhëtimi princ Andrea filloi të mërzitej në fshat; punët me të cilat merrej aty më parë, tani i duallën nga zemra, dhe shpesh, kur ndodhej vetëm në dhomën e tij të studios, ngrihej i afrohej një pasqyre dhe shqyrtonte një copë herë të mirë fytyrën e vet. Pastaj kthehej e vërente portretin e së ndjerës Liza që me kaçurrelat, *à la grecque*[1]) po e vështronte me gëzim e dhëmshuri që nga korniza e praruar. Ajo nuk i thosh më të shoqit fjalët e tmershme të një kohe, po e vështronte me kureshtë me një vështrim të çelur e të pafajshëm. Dhe princ Andrea, me duart prapa shpinës, bariste një copë herë nëpër dhomë, herë vetullvrënjtur, herë buzagaz, duke bluar në kokë ato mendime të krisura, mendime furtunë, që s'thuhen dot me fjalë, të fshe-

1) Sipas mënyrës greke.

hta si një krim, mendime të lidhura me Pjerin me lavdinë, me vajzën e asaj nate, me dritare, me lisin me bukurinë femërore e me dashurinë: ato mendime që e kishin ndryshuar tërë jetën e tij. Dhe pikërisht në këto çaste, në qoftë se hynte dikush, ai tregohej jashtëzakonisht i mbyllur, i egër, i rreptë, i vrazhdë, logjik dhe fliste me një ton të prerë që s'pranonte kundërshtim. Në qoftë se e motra, Maria, për shëmbëll vinte e i thosh pa të keq:

— *Mon cher*[1]) sot nuk e nxjerrim dot në shëtitje Nikoliën, se bën shumë ftohtë.

— Po të bënte ngrohtë. — ia kthente ai me rrëmbim e me të ashpër — ai mund të dilte në këmishë, po meqë bën ftohtë, visheni me rroba të trasha që janë pikërisht për këtë punë. Ja se ç'duhet të mendoni kur bën ftohtë dhe jo ta lini fëmijën mbyllur brënda, ku ai ka nevojë për ajr.

Dukej sikur me këtë logjikë të tepëruar donte të merrte hak e të dënonte njeri për gjithë atë punë ilogjike dhe të fshehtë që kryhej përbrënda tij.

Në ato çaste, e motra, Maria, çuditej me vete të saj se sa ua thante shpirtin njerëzve puna intelektuale.

## IV

Princ Andrea shkoi në Peterburg në gusht të vjetit 1809. Speranski i ri ishte atëhere në kulmin e lavdisë së vet dhe po i kryente reformat e tija me një energji të posaçme. Po atë gusht, gjatë një shetitjeje, karroca e sovranit u përmbys, cari ndrydhi këmbën dhe qëndroi në Peterhof tri javë, duke pritur dita-ditës vizitë Speranskin dhe vetëm Speranskin. Në këtë kohë po përgatiteshin jo vetëm dy dekretet aq të përmëndur, që e shqetësuan aq shumë tërë shoqërinë mbi heqjen e titujve të oborrit dhe mbi provimet për të fituar gradat e asesorit të kolegjit e të këshilltarit privat, po përpunohej gjithashtu një kushtetutë e tërë që do ta ndryshonte

1) Miku im i dashur.

organizimin e drejtësisë, të administratës e të financave ruse, prej Këshillit të Shtetit e gjer poshtë në Këshillin komunal. Tani po realizoheshin e po konkretizoheshin ato dëshira e ato ëndra të paqarta për liberalizmë, me të cilat kish hipur në fron perandor Aleksandri e që ai përpiqej t'i vinte në jetë me ndihmën e bashkëpunëtorëve të tij: Çartorishskit, Novosilcevit, Koçubejit e Stroganovit, që, ai vetë, i quante me të qeshur: *comité du salut publique*[1]).

Tani gjithë këta burra ishin zëvëndësuar nga Speranski, për çështjet civile dhe nga Arakçejevi për çështjet ushtarake. Princ Andrea, me të arritur në Peterburg, si shambellan që ish, u paraqit në Oborr dhe në një audjencë. Sovrani, duke e takuar dy herë, nuk denjoi t'i thosh asnjë fjalë. Edhe më parë princ Andresë i qe dukur gjithënjë se perandori nuk e donte e se fytyra e tërë personi i tij nuk i pëlqenin sovranit. Ai vështrim i ftohtë që të largonte, me të cilin e kish vështruar perandori, ia mbushi mëndjen top se kish plotësisht të drejtë të mendonte ashtu. Oborrtarët ia shpjeguan këtë ftohtësi duke i thënë se sovranit i kish mbetur qejfi qe Bollkonski s'kish shërbyer më në ushtri prej vitit 1805 e këtej.

„Unë e di edhe vetë se simpatitë dhe antipatitë tona nuk varen nga vullneti ynë", mendonte princ Andrea, „ndaj as më shkon ndër mënd t'ia paraqis personalisht projektin tim për kodin e ri ushtarak sovranit; po vepra ka për ta çarë udhën e vetë".

Foli për projektin e tij me një feldmareshall plak, që ishte miku i të jatit. Feldmareshalli, si i caktoi një takim, e priti përzemërsisht dhe iu zotua se do të fliste me perandorin. Pas disa ditësh princ Andrenë e lajmëruan se duhej të paraqitej te ministri i luftës, kont Arakçejevi.

Më ora nëntë të mëngjezit, ditën e caktuar, princ Andrea u paraqit në paradhomën e kont Arakçejevit.

---

1) Komiteti i shpëtimit publik.

Princ Andrea nuk e njihte Arakçejevin dhe as që e kish parë ndonjëherë; po, nga sa kish dëgjuar për 'të, e dinte që s'ishte njeri për të qënë.

„Është ministër i luftës, njeri i besuar i Madhërisë së Tij perandorit, prandaj s'ka pse të bëhet njeri merak për cilësitë e tija personale; i kanë besuar shqyrtimin e projektit tim, pra është në dorë të tij që ta vlerësojë apo jo", mendonte princ Andrea duke pritur në paradhomën e kont Arakçejevit bashkë me shumë personalitete të tjerë të mëdhenj ose të vegjël.

Princ Andrea, gjatë shërbimit të tij, pothuaj gjithmonë si adjutant, kish parë shumë paradhoma personalitetesh me rëndësi dhe karakteristikat e ndryshme të këtyre paradhomave qenë shumë të qarta për 'të. Paradhoma e kont Arakçejevit kishte një fizionomi krejt të veçantë. Në fytyrën e personave jo aq të rëndësishëm që po prisnin radhën në paradhomën e kont Arakçejevit pikturohej një ndjenjë turpi dhe nënshtrimi; në tiparet e personaliteteve të shkallës më të lartë çfaqej ndjenja e atij që e ndjen veten mbi gjëmba; po kjo ndjenjë fshihej nën maskën e një qëndrimi të çkujdesur e të një farë ironie për veten e vet, për gjëndjen e për rrethanat në të cilat ndodheshin si edhe për personin tek i cili po prisnin të hynin. Një palë barisnin të menduar ec e jak, të tjerët pëshpërisnin duke qeshur, dhe princ Andrea dëgjonte *le sobriquet*[1]) „Silla Andreiç" dhe fjalët „ke për të ngrënë dru nga xhaxhai", rromuze për kont Arakçejevin. Një gjeneral (personalitet me shumë rëndësi), i fyer keq që i duhej të priste kaq kohë, ish ulur e po rrinte këmbë mbi këmbë, duke nënëqeshur me vete plot përbuzje.

Po me t'u hapur dera gjithë fytyrat shprehnin në çast një ndjenjë të vetme: frikën. Princ Andrea, për të dytën herë, iu lut adjutantit të shërbimit që ta fuste brënda: po ky i fundit i hodhi një sy plot ironi dhe iu përgjegj se do t'i vinte radha edhe atij. Pas disa vetave që hynë e dualën të shoqëruar nga

1) Emrin e ngjitur, ofiqin, Forca Andreiç.

adjutanti, nëpër atë derën e tmershme që çonte në kabinetin e ministrit u fut një oficer që e çuditi princ Andrenë me pamjen e tij të përulur e të trëmbur. Audienca zgjati shumë. Befas matanë derës u dëgjuan shfryrjet e një zëri, të egër, dhe oficeri, që ishte bërë dyllë e po i dridheshin buzët, dolli që andej dhe, duke vënë duart në kokë, kaloi nëpër paradhomë.

Pas tij adjutanti i shërbimit e shpuri princ Andrenë gjer te dera dhe i pëshpëriti: — Nga e djathta, dritares.

Princ Andrea hyri në një zyre të thjeshtë e pa zbukurime po shumë të pastër, dhe pa në një tryezë një burrë nja dyzet vjeç shtat-hedhur, kokën të gjatë, flokët prerë shkurt, fytyrën të vijosur nga rrudha të thella, me vetulla të vrënjtura, sytë ngjyrë gështënjë me të gjelbër si prej qelqi e pa jetë dhe hundën të varur, të zgjatur e të kuqe. Arakçejevi ktheu kokën nga ai, pa e vështruar.

— Çfarë kërkoni, ju? — e pyeti Arakçejevi.

— Unë... s'kërkoj asgjë shkëlqesi, — u përgjegj me ngadale princ Andrea.

Sytë e Arakçejevit u kthyen drejt tij.

— Urdhëroni uluni, — i tha. — Princ Bollkonski?

Unë s'kërkoj asgjë, po Madhëria e Tij denjoi t'i transmetojë shkëlqesisë suaj një relacion të paraqitur nga unë...

— Uluni, ju lutem; shikoni, i dashuri im, unë e lexova relacionin tuaj, — e ndërpreu Arakçejevi, duke i shqiptuar me përzemërsi vetëm fjalët e para, dhe vazhdoi pastaj përsëri pa e vështruar në fytyrë e duke marrë përherë e më shumë një ton qërtonjës e përbuzës. — Ju propozoni ligje të reja ushtarake? Ligje ka plot, po s'ka njeri që t'i zbatojë. Sot që të gjithë diktojnë ligje, se është më lehtë t'i shkruash se sa t'i vësh në zbatim.

— Unë erdha me vullnetin e Madhërisë së Tij perandorit, për të marrë njoftim nga shkëlqesia juaj se ç'rrugë mendoni t'i jepni relacionit të paraqitur, — ia ktheu me njerëzi princ Andrea.

— Mbi relacionin tuaj kam shënuar vendimin tim dhe ia kalova Komitetit. Unë *nuk* e aprovoj, — tha Arakçejevi duke e ngritur e duke marrë nga tryeza e shkrimit një letër. — Ja! — dhe ia zgjati letrën princ Andresë.

Mbi atë copë letër, qenë shkruar tërthorë, me laps, pa shkronja të mëdha, pa ortografi, pa shënja pikësimi, këto fjalë: „Hartuar pa baza të shëndosha, së është kopjuar pas kodit ushtarak francez dhe largohet pa qënë nevoja nga dispozitat ushtarake ekzistonjëse".

— Cilit komitet iu kalua relacioni? — pyeti princ Andrea.

— Komitetit të kodit ushtarak, dhe propozova që Fisnikëria juaj të bëheni anëtar i këtij komiteti. Po pa rrogë.

Princ Andrea buzëqeshi.

— As unë nuk e dua.

— Anëtar pa rrogë, — përsëriti Arakçejevi. — Kam nderin... Hej, thirri tjetri! Kush është akoma? — briti, duke e përshëndetur princ Andrenë.

## V

Duke pritur që të emërohej anëtar i komitetit, princ Andrea u takua me gjithë miqt e tij të vjetër e veçanërisht me ata që ishin të fuqishëm, kishin shumë në dorë e mund t'i vinin në ndihmë. Një kureshtë e papërmbajtur e që s'e linte të qetë, që i ngjiste asaj që pat ndjerë në vigjiljen e betejave, e tërhiqte tani drejt sferave të larta, ku po përgatitej e ardhmja e miliona njerëzve. E ndjente nga acarimi i pleqve, nga kureshta e personave të painformuar, nga rezervimi i atyre që ishin brënda këtyre punëve, nga interesimi dhe kujdesi i të gjithëve, nga numri i pafunt i komiteteve dhe komisioneve që po shtoheshin dita-ditës, se atij viti 1809, aty në Peterburg, po përgatitej, si të thuash, një betejë e madhe civile kryegjenerali i së cilës ishte një personalitet që ai nuk e njihte, një personalitet misterioz që i dukej gjenial: Speranski. Dhe vetë

vepra e reformës, që ai e njihte nëpër tym, si edhe Speranski, frymëzonjësi dhe mjeshtri kryesor i saj, filluan t'i ngjallin një interesim të zjarrtë, aq sa çështja e kodit ushtarak kaloi shumë shpejtë në radhë të dytë në ndërgjegjen e tij.

Princ Andrea ndodhej në një nga kushtet më të favorshme që ta prisnin sa më mirë në të gjitha grupet më të larta e më të ndryshme të shoqërisë së atëherëshme të Peterburgut. Partia e reformatorëve e priste me krahë hapur dhe rrihte ta bënte për vete, së parit sepse njihej si njeri shumë i mprehtë e i ditur, së dytit, sepse me aktin e çlirimit të fshatarëve të tij bujk-robër kish fituar famën e një liberali. Partia e pleqve të pakënaqur i drejtohej atij, si birit të princ Nikolla Bollkonskit, për të pasur simpatinë e tij duke i dënuar reformat. Gratë, *bota femërore*, e prisnin përzemërsisht, se ish i pasur, nga një derë e madhe, dhe sikush lakmonte t'i jepte çupën e ta bënte dhëndër se, përveç të mirave të tjera, ai qe bërë gati hero me atë kurorë drite të historisë romantike të gjoja vdekjes së tij dhe të fundit tragjik të së shoqes. Duhet thënë gjithashtu se opinioni i përgjithshëm i tërë atyre që e kishin njohur më parë ishte që ai paskej ndryshuar shumë, për më mirë, gjatë atyre pesë vjeteve, qënkej bërë më i dashur e më burrë; qe çdukur ai spitullim, ajo krenari dhe ironia e dikurshme dhe tani zotëronte atë qetësinë që fitohet me moshë. Filluan ta mbanin në gojë, të interesoheshin për 'të dhe që të gjithë dëshironin ta shihnin.

Të nesërmen, pas vizitës që i bëri kont Arakçejevit, princ Andrea shkoi në mbrëmje te kont Koçubei. I kallzoi kontit bisedimin që kish pasur me *Silla Andreiçin* (kështu e quante Arakçejevin edhe Koçubei e gjithë me atë ton ironie të papërcaktuar, me atë rromuz, që princ Andrea kish vënë re në paradhomën e ministrit të luftës.

— *Mon cher*[1]) edhe në këtë punë s'bëni dot pa Mihail Mihaillovicin. *C'est le grand faiseur*[2]). Do të flas me 'të. Më ka dhënë fjalën se do të vijë sonte...

1) Mik i dashur
2) Të gjitha ai i bën.

— Ç'ka të bëjë Speranski me kodet ushtarake? — pyeti princ Andrea.

Koçubeti tundi kokën duke qeshur sikur çuditej me naivitetin e Bollkonskit.

— Kemi folur për ju këto ditë, — vazhdoi Koçubei — për bujqit tuaj të çliruar...

— Ah, qënki ju, princ, që i keni çliruar fshatarët tuaj? — pyeti një plak i kohë së Katerinës, duke iu kthyer Bollkonskit me përbuzje.

— Një çiflig i vogël e pa rëndësi që nuk jepte asnjë fryt, — u përgjegj Bollkonski që të mos e zemëronte më kot plakun, duke u përpjekur që ta zbuste në sytë e tij aktin që kish kryer.

*Vous craignez d'être en retard*[1], — tha plaku duke vështruar Koçubein.

— Një gjë nuk e kuptoj dot unë, — vazhdoi plaku — kush do ta lërojë tokën, në qoftë se atyre u japim lirinë? Ligje mund të shkruajë kushdo, po puna është të dish të qeverisësh, të dish të drejtosh. Ja, dhe tani: dua t'ju pyes a s'më thoni, kont, kush do të jetë kryetari i administratës derisa që të gjithë duhet të japin provime?

— Ata që do të kalojnë në provime, mendoi, — u përgjegj Koçubei, duke hedhur këmbën mbi këmbë e duke vështruar rreth e përqark.

— Ja, për shëmbëll, kam unë në zyrat e mia Prianiçnikovin, një nëpunës i përsosur, as që bëhet më i mirë, po është gjashtëdhjetëvjeç; mos vallë duhet që edhe ky t'i shtrohet një provimi?...

— Po keq është vërtet, aq më shumë se edhe arësimi s'para është i përhapur, po... —

Kont Koçubei e preu fjalën në mez, u ngrit dhe, duke i futur krahun princ Andresë, i dolli përpara një personi që po hynte në atë çast. Ish një burrë i gjatë, tullac, qime-verdhë; nja dyzet vjeç; me një ballë të madh e të gjerë e një fytyrë si të zgjatur, të bardhë për çudi; kishte veshur një frak mavi, me kryqin e një dekorate në qafë dhe një pllakë me yll në anën e majtë të kraharorit. Ishte Speranski. Princ Andrea e njohu menjëherë dhe, ashtu siç ndodh

---

1) Keni frikë mos mbeteni prapa.

në çastet më me rëndësi të jetës, pati një rrënqethje në shpirt. As ai s'dinte të thosh nëse kjo rrënqethje tregonte nderim, zili apo kureshtë. Tërë personi i Speranskit kish diçka të veçantë që e bënte të binte në sy e të dallohej menjëherë nga gjithë të tjerët. Princ Andrea s'kish parë kurrë njeri, në shoqërinë ku jetonte, të kish një qetësi, një siguri e një besim të tillë në vetvete që çfaqej në çdo lëvizje të tij qoftë edhe të ngathët; s'kish parë njeri të kish një sy kaq të fortë e të vendosur e njëkohësisht kaq të ëmbël, — sytë e Speranskit ishin të kapsallitur e si të lagur; s'kish parë kurrë kaq vendosmëri në një buzëqeshje fare të thjeshtë; s'kish parë kurrë njeri të kish një zë kaq të hollë, të shtruar e të qetë; i bëri përshtypje sidomos bardhësia delikate e fytyrës dhe veçanërisht e duarve, pak si të gjera, po të gjallme shumë të buta dhe qumësht të bardha. Një bardhësi aq delikate të fytyrës princ Andrea e kish vënë re vetëm në ushtarët që kishin qëndruar shumë kohë në spital. I tillë ish Speranski, sekretar i shtetit, referent i perandorit dhe shoku i tij i udhëtimit në Erfurt, ku më se një herë qe takuar e kish folur me Napoleonin.

Speranski nuk i hidhte sytë nga një fytyrë në tjetrën, sikundër bën secili pa dashur kur hyn në një vënd ku janë mbledhur një numër i madh njerëzish; dhe as që nxitohej në të folur. Fliste shtruar e mengadalë i sigurt se të gjithë do të mbanin vesh, dhe vështronte vetëm atë me të cilin fliste.

Princ Andrea vëzhgonte me një vëmëndje të veçantë çdo lëvizje dhe dëgjonte me kujdes çdo fjalë që thosh Speranski. Siç ndodh gjithmonë, sidomos me ata njerëz që e gjykojnë rreptë tjetrin, princ Andrea, duke u takuar me një fytyrë të re e sidomos me një personalitet si Speranski që ia kish dëgjuar emrin aq shumë, priste gjithmonë të gjente në këtë njeri përsosurinë absolute të të gjitha virtyteve njerëzore.

Speranski i tha Koçubeit se i vinte keq që s'mundi të arrinte më parë, mbasi e kishin mbajtur në pallat. Nuk tha se e kish mbajtur perandori; edhe kjo dëshirë e tij për ta hequr veten modest nuk i shpë-

toi princ Andresë. Kur Koçubei i paraqiti Bollkonskin, Speranski, gjith me atë buzëqeshjen e parë, ktheu sytë me ngadalë nga princ Andrea dhe e vështroi një çast në heshtje.

— Gëzohem shumë që u njohëm; si të gjithë, edhe unë — tha — kam dëgjuar të flitet për ju.

Koçubei tha disa fjalë për pritjen që i kish bërë Bollkonskit Arakçejevi, Speranski u buzëqeshi më shumë.

— Drejtori i komisionit të kodeve ushtarake është një nga miqt' e mi më të mirë, zoti Magnicki, — tha, duke e theksuar çdo rrokje dhe çdo fjalë, — dhe po të dëshironi, mund t'ju ve në marrëdhënie me 'të. (Pushoi një hop). Shpresoj se do të gjeni tek ai simpati dhe dëshirën për të çuar gjer në fund çdo inisiativë të arësyeshme.

Rreth e përqark Speranskit u formua menjëherë një grup, dhe ai plaku, që kish folur për nëpunësin e tij Prianiçnikovin i bëri disa pyetje Speranskit.

Princ Andrea, pa hyrë në bisedim, vinte re të gjitha lëvizjet e Speranskit, të këtij njeriu që aty pakë kohë më parë ishte një seminarist i varfër, e që tani kish në duart e tija, në ato duar të bardha e të ngjallme, fatin e Rusisë. Princ Andrea çuditej me qetësinë e jashtëzakonshme dhe përbuzëse me të cilën Speranski i përgjigjej plakut. Dukej sikur ia drejtonte fjalën e tij të butë, të mëshirshme që lart nga kulmi qiellor. Kur plaku filloi t'i fliste me zë si shumë të lartë, Speranski bëri buzën më gaz dhe ia ktheu se ai nuk mund të gjykonte për dobinë ose dëmin që mund të kishin vendimet e Madhërisë së Tij.

Si foli një copë herë në grupin që ish formuar rreth tij Speranski u ngrit, dhe, duke iu qasur princ Andresë, e mori me vete në anën tjetër të sallonit. Ish e qartë se atij i dukej e nevojshme të interesohej për të.

— Nuk pata kohë të flisja me ju, princ, në mes të atij bisedimi të gjallë në të cilin u tërhoqa nga ai plak i nderuar, — i tha, duke i dhënë të kuptonte me një nënqeshje përbuzjeje të përmbajtur se, bashkë me princ Andrenë, e kuptonte kotësinë e atij

bisedimi me ata njerëz që s'kishin asnjë vlerë. Princ Andresë iu bë qejfi nga kjo mënyrë të sjelli. — Ju njoh prej kohe: në radhë të parë, për gjestin që keni bërë në favor të fshatarëve tuaj. Është shëmbulli ynë i parë dhe zemra na dëshiron të ketë një numur sa ma të madh që ta ndjekin këtë shembull: në radhë të dytë, se ju jeni një nga ata shambellanë që nuk e kanë ndjerë veten të fyer nga dekreti i ri për titujt e oborrit, dekret që është pritur aq keq e ka zgjuar aq komente e aq protesta pa vënd.

— Po, — tha princ Andrea, — im atë nuk donte që të përfitoja nga kjo e drejtë, kështuqë unë e fillova shërbimin tim nga gradat e ulta.

— Ati i juaj, një burrë i shekullit të kaluar, s'ka dyshim se qëndron përmbi bashkëkohësit tanë, të cilët e dënojnë kaq rreptë këtë masë; një masë shumë me vend, që s'bën tjetër veçse çduk një padrejtësi.

— Megjithatë unë mendoj se këto kritika nuk janë fare pa bazë. — tha princ Andrea, duke u përpjekur t'i bënte ballë ndikimit të Speranskit, që kish filluar tani më ta ndjente.

S'i vinte mirë që t'i jepte të drejtë në çdo gjë: ia kish ënda t'i shkonte kundër. Princ Andrea, që zakonisht e kish kollaj të folurit e s'i mbahej goja gjëkund, ndjente një farë vështirësie në të shprehur tani që po bisedonte me Speranskin. Siç dukej, ishte kredhur i tëri në vëzhgimin që i bënte personalitetit të këtij njeriu të shquar.

— E vetmja bazë që mund të kenë është, pa dyshim, vetëm sedra, — ia ktheu Speranski, urtë e shtruar.

— Jo vetëm sedra po edhe interesi i shtetit, — tha Bollkonski.

— Në ç'mënyrë e kuptoni?... — pyeti Speranski, duke ulur sytë me ngadalë.

— Unë jam admironjës i Monteskiejt, — tha princ Andrea. — Dhe ideja e tij që *le principe des monarchies est l'oonneur, me paraît incontestable.*

*Certains droits et privilèges de la noblesse me paraîssent être des moyens de soutenir ce sentiment*[1]). —

Buzëqeshja u çduk nga fytyra e bardhë e Speranskit dhe fizionomia e tij u bë më e këndëshme. Pa dyshim se ideja e princ Andresë i qe dukur e denjë për t'i kushtuar vëmëndje.

— *Si vous envisagez la question sous ce point de vue*[2]) — filloi duke folur frëngjisht me një vështirësi të dukëshme e duke i shqiptuar fjalët edhe më me ngadalë se në rusisht, po me një qetësi të përplotë.

Ai tha se nderi, *l'honneur*[3]) nuk mund të mbahej me anë privilegjesh, që nuk lenë të shkojnë mbarë punët e shtetit; se nderi *l'honneur* është o një koncept negativ që na ndalon të bëjmë vepra të papëlqyera, ose një farë burimi emulacioni që na shtyn të marrim pëlqim dhe shpërblime, që janë çfaqje e tij. Arësyetimet e tija ishin të sakta, të thjeshta e të qarta.

— Dhe institucioni më i mirë në këtë drejtim ish krijuar nga perandori i madh Napoleoni, *La Légion d'honneur*[4]) vetëm nuk prish punë po edhe i ndihmon shërbimit që i bën individi shtetit, dhe prapë nuk është privilegj kaste ose oborri.

— Nuk them jo, po nuk mund të mohohet që edhe privilegji i oborrit ia arrinte po këtij qëllimi, — vrejti princ Andrea: — çdo oborrtar e quan për detyrë ta mbajë me nder pozitën e tij.

— Po ja që ju nuk deshët të përfitonit prej këtij privilegji, princ, — tha Speranski duke treguar me një buzëqeshje se dëshironte t'i jepte fund me këtë fjalë të mirë një diskutimi të papëlqyer për bashkëfolësin e tij. — Në qoftëse do të më nderoni me ardhjen tuaj nga unë të mërkurën, — shtoi, — unë, si të kem folur me Magnickin, do t'ju

---

1) Që baza e monarkive është nderi, mua më duket e pamohueshme. Disa të drejta dhe privilegje të aristokrcisë më duket se janë mjete për të mbështetur këtë ndjenjë.
2) Nëse ju e shihni çështjen nga kjo pikëpamje.
3) Nderi.
4) Legjioni i nderit.

njoftoj për gjithëçka do t'ju interesojë, dhe për veç kësaj, do të kem kënaqësinë të bisedoj me ju gjërë e gjatë edhe për shumë gjëra të tjera.

U përkul duke mbyllur sytë, dhe *à la française*[1]), pa u përshëndetur, duke dashur të mos binte në sy, dolli nga salla.

## VI

Kohët e para të qëndrimit të tij në Peterburg princ Andrea vuri re se mijra kujdese të vogla të përditëshme e bënin që të linte në harresë tërësinë e ideve që kishte përpunuar në kokë gjatë jetës së tij vetmitare.

Çdo mbrëmje, kur kthehej në shtëpi, shënonte në defterin e vet ato katër pesë vizita të domosdoshme ose *rendez-vous*[2]) në orë të caktuara. Një pjesë të mirë të energjisë së tij e harxhonte për planifikimin e orëve të tija të lira dhe për rregullimin e jetesës në një mënyrë të atillë që të mund të arrinte kudo në kohën e duhur, pa munguar asgjëkundi. Nuk bënte asgjë, dhe as që mendonte — se s'kish as ngé të mendonte, — po vetëm fliste dhe përsëriste me së miri ato që kish menduar e kish thelluar kur ishte në fshat.

Nganjëherë vinte re, dhe kjo ia prishte gjakun, se si i qëllonte të përsëriste po asaj dite në shoqëri të ndryshme, të njëjtën ide; po ish kaq i zënë ditë të tëra me radhë sa s'kish kohë të kujtohej se s'po mendonte për asgjë.

Speranski i kish bërë një përshtypje të madhe princ Andresë, si në takimin e parë që kish pasur me 'të te Koçubei, ashtu edhe më pas, të mërkurën, në shtëpi të tij, ku, duke e pritur vetëm për vetëm, i kish folur përzemërsisht dhe gjerë e gjatë si një miku të afërt.

Aq i madh ish numuri i atyre që princ Andresë i dukeshin meskinë e pa pikë vlere, dhe aq e ma-

---

1) Pas mënyrës frënge.
2) Takime.

dhe ish dëshira e tij për të gjetur në një njeri tjetër idealin e gjallë të asaj përsosurie drejt së cilës synonte, sa që besoi shpejt e shpejt se kish gjetur te Speranski atë ideal të një njeriu plotësisht të arësyeshëm e të virtytshëm. Sikur Speranski të mos qe i një shoqërie të ndryshme nga ajo në të cilën bënte pjesë princ Andrea e sikur të kish po atë edukatë e po ato shprehi morale, Bollkonskit do t'i kishin rënë në sy aty për aty anët e tij të dobëta, njerëzore, jo heroike; po kjo prirje logjike, e çuditëshme për princ Andrenë, e inteligjencës, që ish e veçantë te Speranski, i frymëzonte respekt e i bënte një përshtypje të madhe, aq më shumë sepse nuk e kuptonte dot plotësisht. Përveç kësaj, Speranski, mbase nga që i çmonte aftësitë e princ Andresë, o nga që e shihte të nevojshme t'i fitonte zemrën e ta bënte për vete se mund t'i duhej nesër pasnesër, tregohej shumë i arësyeshëm, vinte në pah mënçurinë e tij të paanëshme e të ftohtë, dhe e lajkatonte me atë lajkatimin e hollë, të rafinuar, të përzjerë me krenari që le të kuptohet, pa e thënë, se bashkëfolësi ynë, bashkë me ne, është i vetmi njeri që ka sy të shikojë marrëzinë e *gjithë* të tjerëve dhe urtësinë e thellsinë e mendimeve tona.

Më se një herë, në atë bisedimin e tyre të gjatë të së mërkurës mbrëma, Speranski i tha: „Ne konsiderojmë dhe çmojmë gjithë çka ngrihet mbi nivelin e zakonshëm, që del jashtë rrethit të shprehive të vjetëruara e të rrënjosura..." ose me një buzëqeshje: „Po ne duam që edhe ujqit të ngopen, edhe dhëntë të jenë shëndoshë e mirë..." apo: „*Ata* nuk e kuptojnë dot këtë..." e gjithmonë me një shprehje që thoshte: „Ne: ju dhe unë; ne e kuptojmë se ç'janë *ata* dhe kush jemi *ne*".

Ky bisedim i parë i gjatë me Speranskin ia forcoi edhe më shumë princ Andresë përshtypjen që kish pasur qysh në krye. I dukej njeri i urtë e më mënd, mendimtar i rreptë, me një mënçuri ma të madhe që kish hipur në pushtet me anë të zotësisë, energjisë dhe vendosmërisë e që i përdorte gjithë aftësitë e tija vetëm për të mirën e Rusisë. Për princ Andrenë Speranski ishte pikërisht njeriu

që i shpjegonte me arësye gjithë fenomenet e jetës, quante me vlerë e me rëndësi vetëm atë që ish e arësyeshme, dhe ish në gjëndje t'i maste të gjitha gjërat me metrin e arësyes: ishte tamam njeriu siç dëshironte aq shumë të qe dhe vetë. Gjithëçka dukej aq e thjeshtë dhe e qartë në ato që thosh Speranski, sa që princ Andrea, pa dashur, i jepte të drejtë në çdo gjë. Dhe në kundërshtonte hahej në fjalë, e bënte këtë vetëm sepse deshte me kast të tregohej i pavarur e të mos ish plotësisht në një mëndje me këtë njeri. Kish të drejtë në çdo pikë e ish në rregull nga çdo pikëpamje, po vetëm një gjë e turbullonte princ Andrenë: vështrimi i ftohtë, kristalin i Speranskit, që nuk i lejonte bashkëfolësit t'i hynte në shpirt, dhe duart e tija të bardha, të buta, që princ Andrea i vështronte pa dashur, siç i vështrojmë zakonisht duart e njerëzve që kanë pushtetin. Ai vështrim kristalin e ato duar të buta sepse e egërsonin, ia cingridhnin nervat. Nuk i pëlqente as ajo përbuzja e madhe, e tepruar që tregonte Speranski për njerëzit, e as gjithë ajo mori provash që përmëndëte duke dashur të mbështeste opinionet e veta. Përdorte gjithë format e arësyetimit, përveç krahasimit dhe, siç i dukej princ Andresë, hidhej nga njëra formë te tjetra si shumë me guxim. Herë zbriste në terrenin e njeriut praktik dhe dënonte ëndëronjësit; herë përdorte ironinë e mprehtë dhe godiste me mijra thumba kundërshtarët e tij; herë-herë, nga logjika më e rreptë dhe më e ngushtë ngrihej në metafizikën më të lartë. Kjo formë e fundit e arësyetimit ishte arma e tij më e dashur. E hidhte çështjen në lartësitë metafizike, kalonte në përkufizimin e hapësirës, të kohës e të mendimit e duke nxjerrë së andejmi këtë ose atë përgënjeshtrim, zbriste sërish në terrenin e diskutimit.

Në përgjithësi, tipari kryesor i mënçurisë së Speranskit tipar që e çudiste princ Andrenë, ishte një besim i patundur, pa pikë dyshimi, në forcën dhe në saktësinë e mëndjes. Sigurisht që ai njeri s'i kish pasur kurrë ato dyshime që e mundonin zakonisht Bollkonskin; s'kish thënë kurrë me mëndje

të tij se nuk është mirë t'i shprehim gjithmonë ato që mendojmë; ish plotësisht i bindur për saktësinë e opinioneve dhe besimeve të veta dhe sigurisht që s'kish pasur kurrë as më të voglën lëkundje. Dhe pikërisht me këtë cilësi, më shumë se me çdo gjë tjetër, e magjepste dhe e bënte për vete princ Andrenë.

Në periudhën e parë të njohjes së tij me Speranskin princ Andrea ushqente për 'të një entusiazmë të flaktë, si atë që kish ushqyer një herë e një kohë për Bonapartin. Me qënë se Speranski ishte bir prifti — dhe për këtë shkak njerëzit e trashë kujtonin se mund ta përbuznin e i ngjitnin ofiqe — princ Andrea detyrohej të mos e çfaqte në sy të botës ndjenjën që i frymëzonte ai burrë shteti, po, në mënyrë të pavetëdijëshme, kjo ndjenjë bëhej përherë e më e fortë.

Gjatë bisedimit të tyre të parë vetëm për vetëm asaj të mërkure mbrëma në shtëpi të sekretarit të shtetit, me qënë se Bollkonski foli për komisionin legjislativ, Speranski i kallzoi me ironi se komisioni legjislativ na qënkej që prej njëqind e pesëdhjetë vjetësh, kushtonte miliona dhe s'kish bërë gjë prej gjëje, se Rozenkampfi s'merrej me gjë tjetër veçse ngjiste etiketa mbi gjithë artikujt e legjislacionit të krahasuar.

— Dhe ja, për punë boshe të tilla Shtetit i kanë shkuar miliona e miliona? — tha. — Ne duam t'i japim Senatit një pushtet të ri juridik, po s'kemi ligje! Siç e shihni, për disa njerëz si ju, princ, është mëkat të rrinë mënjanë sot e të mos shërbejnë.

Princ Andrea ia ktheu se që të mund të shërbesh është e domosdoshme një kulturë juridike që ai nuk e zotëronte.

— Po asnjeri nuk e zotëron; ahere, ç'duhet bërë? Është një *cirkulus viciosus*[1]), nga i cili mund të dalim vetëm duke e thyer.

Pas një jave princ Andrea ish anëtar i komisionit të ngarkuar me përpilimin e kodit ushtarak, dhe, gjë që nuk e priste, shef i një seksioni të ko-

1) Një rreth i mbyllur.

misionit legjislativ. Për hir të Speranskit, pranoi të përpilonte pjesën e parë të kodit civil, që do të hartohej, dhe me ndihmën e Kodeve të Napoleonit e të Justinianit punoi në kapitullin: *Të drejtat e njeriut.*

## VII

Dy vjet më parë, më 1808, si u kthye në Petërburg nga udhëtimi që kish bërë në çifligjet e tija, Pjeri ishte gjindur, pa dashur, në krye të masonerisë së Petërburgut. Organizonte lozha sofre dhe të përmortshme, rekrutonte anëtarë të rinj, përpiqej për bashkimin e lozhave të ndryshme dhe për pajisjen e tyre me statute autentike. Ngrinte me të hollat e tija tempuj të rinj dhe plotësonte, me sa i qe e mundur, shumën e të vjelave, për të cilat më të shumtët e sivëllezërve tregoheshin dorështrënguar e s'para çanin kokën. E mbante pothuaj krejtësisht me shpenzimet e veta shtëpinë e të varfërve që kishte hapur Urdhëri në Peterburg.

Ndërkaq jeta e tij rridhte, si edhe më parë, e çrregullt dhe e çthurur. I pëlqente të hante e të pinte mirë e, megjithë që e quante imorale dhe poshtëronjëse, s'rrinte dot pa marrë pjesë në ahengjet e beqarëve, në shoqërinë e të cilëve bënte pjesë edhe vetë.

Pas një viti, megjithëse i rrëmbyer nga dredha e dëfrimeve e nga rrëmuja e jetës së përditëshme, Pjeri e kuptoi më në fund se terreni i masonerisë mbi të cilin ndodhej po i shkiste nën këmbë, dhe sa më shumë që përpiqej të mbahej, aq më tepër merrte rrukullimën. Njëkohësisht e shihte se sa më shumë që fundosej e shembej ky terren aq më pak mund të shkëputej ai prej tij. Kur kish hyrë në masoneri, pati përshtypjen se po hidhte këmbën plot besim në sipërfaqen e dystë të nji moçali. Me të lëshuar këmbën, kish ndjerë se po fundoste. Po që të sigurohej plotësisht se toka mbi të cilën mbështetej ish e fortë, kish hedhur edhe këmbën tjetër

e qe fundosur më thellë. Kështu qe futur brënda dhe tani, dashur pa dashur, po llapashiste nëpër moçal, brënda në baltovinë gjer në gjunjët.

Josif Aleksejeviçi nuk ish në Peterburg. (Kohët e fundit ish larguar nga lozhat e kryeqytetit dhe jetonte gjithënjë në Moskë). Gjithë vëllezërit, anëtarë të lozhave, ishin njerëz që Pjeri i njihte në jetë; dhe e kish vështirë të shikonte në 'të vetëm vëllazër në urdhërin e frank-masonëve dhe jo princin B., jo Ivan Vasiljeviç D., që i njihte nëpër sallonet në pjesën më të madhe si njerëz të dobët e pa vlerë. Nën përparset dhe simbolet masonike, Pjeri i shihte të veshur me uniformat, gradat dhe dekoratat që kishin fituar në jetë. Shpesh, duke vjelur lëmoshat e duke numuruar njëzet-tridhjetë rubla të shënuara si të hyra dhe në pjesën më të madhe veresie, nga dhjetë anëtarë, gjysmët e të cilëve ishin jo më pak të pasur se ai, Pjerit i kujtohej betimi masonik sipas të cilit çdo vëlla zotohej të jepte gjithë ç'kish për të afërmin; dhe në shpirtin e tij lindin dyshime, që përpiqej t'i largonte.

Pjeri i ndante në katër grupe gjithë masonët që njihte. Në të parin vinte vëllezërit që nuk merrnin pjesë aktive as në punët e lozhave e as në punët njerëzore po merreshin kryekëput me misteret e Urdhërit, me problemet e emrit të trifishtë të Zotit ose me tri burimet e të gjitha gjërave: squfurin, engjërdhinë dhe kripën, ose me kuptimin e katrorit dhe të gjitha figurave të tempullit të Sollomonit. Pjeri e nderonte shumë këtë kategori vëllezërish, ku bënin pjesë ata më të vjetrit e, siç besonte ai, edhe Josif Aleksejeviçi vetë, po nuk u bëhej shok: ana mistike e masonerisë nuk e tërhiqte aspak.

Në grupin e dytë Pjeri fuste veten dhe masonët që i ngjanin atij: njerëz që kërkonin, që lëkundëshin, që ende s'e kishin gjetur rrugën e drejtë e të ndritur të masonerisë, po që shpresonin ta gjenin.

Në grupin e tretë hynin vëllezërit (dhe ishin shumica), që në masonerinë nuk shihnin gjë tjetër veçse format dhe ritet e jashtme, i jepnin rëndësi të madhe zbatimit të përpiktë të këtyre formave

të jashtme pa vrarë mëndjen për brendinë e për kuptimin e tyre. Të tillë ishin Villarski e deri mjeshtri i madh i lozhës kryesore.

Më në fund grupi i katërt përfshinte edhe ky një numër mjaft të madh masonësh që kishin hyrë në urdhërin sidomos kohët e fundit. Ishin njerëz, që, me sa kishte vënë re Pjeri, nuk besonin në asgjë, nuk dëshironin asgjë dhe kishin hyrë në urdhërin vetëm për të gjetur mënyrë si të lidheshin me masonët e rinj nga mosha, të pasur e të fuqishëm nga rrethi e nga fisnikëria e emrit, e që ishin të shumtë në lozhë.

Pjeri po fillonte ta ndjente veten të pakënaqur nga aktiviteti i tij. Frank-masoneria ose të paktën ajo që njihte ai në Peterburg, i dukej nga një herë e bazuar vetëm në format e jashtme. Pa vënë në dyshim vlerën e institucionit vetë, dyshonte se mos masoneria ruse kish marrë rrugë të shtrëmbër duke u larguar nga e vërteta. Për këtë arësye, aty nga fundi i vitit Pjeri bëri një udhëtim jashtë shtetit me qëllim që t'i kushtohej studimit të mistereve më të larta të Urdhërit.

Që në verë të vitit 1809 Pjeri u kthye në Peterburg. Masonët tanë kishin marrë vesh nga letërkëmbimi me masonët e huaj se Bezuhovi kish mundur të fitonte jashtë shtetit besimin e shumë personaliteteve të larta, kish njohur shumë të fshehta, ish ngritur në gradën më të lartë dhe sillte shumë projekte të dobishme për frank-masonerinë ruse. Gjithë masonët e Peterburgut vinin e shikonin dhe përpiqeshin ta bënin mik; që të gjithëve u dukej sikur ai diç fshihte e diç po përgatiste.

U caktua një mbledhje solemne e lozhës së gradës së dytë, ku Pjeri u zotua se do t'u njoftonte vëllezërve mesazhin me të cilin e kishin ngarkuar kryetarët më të lartë të Urdhërit. Në mbledhje nuk mungoi asnjeri. Pas ceremonive të zakonshme, Pjeri u ngrit dhe mbajti fjalimin e tij.

„Vëllazër të dashur!" filloi, duke u skuqur e duke belbëzuar, ndërsa mbante në dorë fjalimin e shkrojtur. — Nuk mjafton të plotësojmë misteret

tona në fshehtësinë e lozhës; duhet edhe të veprojmë... po, të veprojmë. Ne po flemë, kurse duhet të veprojmë.

Mori fletoren dhe filloi të lexonte.

„Që të përhapim të vërtetën e kulluar dhe të arrijmë triumfin e virtytit", lexonte „duhet t'i pastrojmë njerëzit nga paragjykimet, të vëmë rregulla që i përgjigjen frymës së kohës sonë, të marrim përsipër detyrën e edukimit të rinisë, të bashkohemi me lidhje të pazgjidhëshme me mëndjet më të ndritura, të jemi të guximshëm e njëkohësisht edhe të matur në luftën kundër bestytnisë, mosbesimit e marrëzisë, të formojmë më në fund, midis atyre që i kemi besnik, një falangë, gjithë anëtarët e së cilës të jenë të lidhur shok me shok nga qëllimi i përbashkët e të kenë pushtet e fuqi.

„Për t'ia arritur këtij qëllimi duhet të ngrehim lart virtytin mbi vesin, duhet të bëjmë që njeriu i ndershëm të fitojë qysh në këtë botë shpërblimin e përjetshëm për virtytet e tija. Po një numur i madh institucionesh politike të sotme bëhen pengesë për realizimin e këtyre pikësynimeve të mëdha. Atëherë, ç'duhet të bëjmë? Të ndihmojmë revolucionet, të përmbysim gjithçka, të përdorim forcën kundër forcës?... Jo, këtë s'duhet ta bëjmë kurrë. Duhet të qëndrojmë shumë larg prej kësaj. Çdo reformë me anë të dhunës është e dënueshme, sepse nuk e ndreq aspak të keqen, derisa njerëzit qëndrojnë ashtu siç janë, dhe sepse urtësia s'ka nevojë për dhunën.

„Tërë plani i urdhërit duhet të ketë për bazë qëllimin që të edukojë njerëz të fortë, të virtytshëm e të lidhur nga uniteti i bindjes, një bindje që synon të lëftojë kudo e me të gjitha forcat vesin dhe marrëzinë e të mbrojë talentin e virtytin: të nxjerrë nga errësira njerëzit e denjë, duke i bashkuar në vëllazërinë tonë. Vetëm atëhere urdhëri ynë do të ketë pushtetin dhe do të mundë, pa u ndjerë, t'ua lidhë duart shkaktarëve të çrregullimit e t'i drejtojë pa e kuptuar fare ata vetë. Me një fjalë, duhet të krijojmë një farë qeverie të përgjithëshme mbi qeveritë, rrezja e veprimit të së cilës të shtri-

het në mbarë botën, po pa penguar veprimtarinë e qeverive të tjera; këto të vazhdojnë punën e tyre dhe të jenë të lira të bëjnë gjithëçka që nuk pengon qëllimin e madh të urdhërit tonë, domethënë triumfin e virtytit mbi vesin. Ky qe edhe qëllimi i krishterimit: U mësonte njerëzve të ishin të urtë e të mirë dhe, për të mirën e tyre, të ndiqnin shembullin dhe mësimet e njerëzve më të mirë e më të urtë.

„Në atë kohë kur çdo gjë ishte zhytur në errësirë, mjaftonte sigurisht vetëm predikimi: freskia e së vërtetës i jepte një forcë të veçantë; po sot ne na duhen mjete shumë më të fuqishme: njeriu, që është tani nën sundimin e ndijave, duhet të gjejë në virtytin një tërheqje sensuale. Me qënë se pasionet nuk është e mundur t'i çrrënjosim, duhet që t'i drejtojmë drejt një qëllimi fisnik; prandaj secili duhet të mundë t'i kënaqë këto pasione brënda kufive të virtytit dhe urdhëri ynë duhet që t'ia krijojë këto mundësi.

„Sapo të kemi në çdo shtet një farë numuri njerëzish të denjë, secili prej tyre do të formojë dy të tjerë: që të gjithë do të bashkohen ngushtë midis tyre dhe atëherë gjithçka do të jetë e mundur për urdhërin tonë, që ka ditur t'i bëjë, fshehur, aq të mira njerëzimit".

Ky fjalim jo vetëm që bëri një përshtypje të thellë në lozhën, po shkaktoi edhe një farë tronditjeje. Shumica e vëllezërve që shikonte në këtë fjalim qëllimet e rrezikshme të iluminizmit, e priti me një ftohtësi që e çuditi Pjerin. Mjeshtri i madh u ngrit që ta hidhte poshtë. Pjeri filloi përherë e më me zjarr të shpjegonte idetë e veta. Prej shumë kohe s'ish parë mbledhje kaq e zjarrtë dhe e stuhishme. Mbledhja u nda më dysh: një palë e dënonin Pjerin, duke e akuzuar se përhapte idetë e iluminizmit; të tjerët e mbronin. Për të parën herë në jetë të tij Pjeri po e shihte në këtë mbledhje se s'gjen kurrë dy mëndje njësoj, kështuqë çdo e vërtetë, edhe ajo më e qarta, edhe ajo më e kulluara, kuptohej ndryshe nga njëri e ndryshe nga tjetri. Madje edhe ata masonë që, në dukje, ishin

me 'të, e kuptonin pas mënyrës së tyre, e shihnin me sytë e tyre, me disa kufizime e ndryshime të cilat Pjeri s'mund t'i pranonte se deshte para së gjithash t'i paraqiste idetë e tija pikërisht ashtu siç i kuptonte.

Në fund të seancës mjeshtri i madh i tërhoqi vërejtjen me ironi keqdashëse se qe rrëmbyer e qe ndezur jashtë masës, i shtyrë pa dyshim më fort nga pasioni i diskutimit se sa nga dashuria për virtytin. Pjeri nuk i dha ndonjë përgjegje, po vetëm e pyeti pa ia zgjatur nëse propozimi i tij do të pranohej. Si mori një përgjigje mohonjëse, pa pritur formalitetet e zakonshme, Pjeri dolli nga lozha dhe u kthye më shtëpi.

## VIII

Pjeri ra përsëri në atë brengë e pikëllim të zymtë që i trëmbej aq shumë. Tri ditë më radhë, pas fjalimit që kish mbajtur në lozhë, qëndroi i mbyllur në shtëpi, shtrirë në kanape, pa pritur asnjë vizitë e pa shkuar gjëkundi.

Ato ditë mori një letër nga e shoqja që i lutej për një takim, i shkruante sa pikëllim e sa mall ndjente për të dhe sa shumë dëshironte t'ia falte atij tërë jetën e saj.

Në fund të letrës i shkruante se pas disa ditësh do të kthehej nga jashtë në Peterburg.

Pas kësaj letre i erdhi një vëlla mason, një nga ata që Pjeri nuk e çmonte dhe aq; ky, duke e hedhur fjalën në marrëdhëniet bashkëshortore të Pjerit, i dha të kuptonte, nën formën e një këshille vëllazërore, se rreptësia që tregonte ndaj të shoqes ish e padrejtë dhe se Pjeri shkelte një nga rregullat e para të masonerisë duke mos e falur një grua të penduar.

Po në këtë kohë, e vjehra, e shoqja e princ Vasilit, dërgoi e thirri, duke iu lutur t'i bënte një vizitë, të paktën për disa minuta, që të flisnin për një gjë me rëndësi të madhe. Pjeri e shihte se paske-

shin kurdisur një komplot kundër tij, se deshnin ta bashkonin sërish me të shoqen, dhe kjo nuk ish një gjë e papëlqyer për 'të në gjendjen që ndodhej. Tani aq i bënte për të gjitha: i dukej se asgjë në jetë nuk kish ndonjë rëndësi të madhe e, në atë mërzi të brengosur që i kish hipur, e kish kollaj të hiqte dorë edhe nga liria edhe nga vendimi që kish marrë për ta dënuar të shoqen.

„Askush s'ka të drejtë, asnjeri s'ka faj, pra, as ajo nuk është fajtore", thosh me mëndje të tij.

E në s'pranoi menjëherë të bashkohej me Elenën, i vetmi shkak ishte se në atë gjëndje dëshpërimi që ndodhej s'kish fuqi të bënte asgjë. Sikur Elena t'i kish vajtur në shtëpi, ai nuk do ta përzinte. Tani ai kish të tjera mendime që i zjenin në kokë dhe aq i bënte nëse do të jetonte bashkë me të shoqen apo ndarë nga e shoqja.

Pa iu përgjegjur as së shoqes, as së vjehrës, Pjeri, papandehur, një mbrëmje, në një orë shumë të vonë të natës, u përgatit për udhëtim dhe u nis në Moskë të takohej me Josif Aleksejeviçin. Ja çfarë shkruante Pjeri në ditarin e tij.

„Moskë, 17 nëntor.

„Sapo u ktheva nga mirëbërësi dhe po shpejtoj të shkruaj gjithë ç'ndjeva gjatë kësaj vizite. Josif Aleksejeviçi jeton si njeri i varfër dhe ka tre vjet që po vuan nga një sëmundje e rëndë e fshikëzës së ujit. Po kurrë s'e ka dëgjuar njeri të bëjë *of* a të qahet. Nga mëngjezi gjer natën vonë, përveç orëve të ngrënies (dhe ushqehet me fare pak gjë) merret me studime. Më priti me dashuri dhe më uli në shtratin ku rrinte vetë; i bëra shënjën e kalorësve të Lindjes e të Jerusalemit, m'u përgjegj gjithë me atë shënjë dhe me një buzëqeshje të ëmbël më pyeti se ç'dinja e ç'kisha mësuar në lozhat prusiane e skoceze. Ia rrëfeva të gjitha me sa munda, i parashtrova idetë që kisha zhvilluar në lozhën tonë të Peterburgut dhe i thashë se nuk qenë pritur mirë e se për këtë shkak e kisha prishur me sivëllezërit.

Si heshti e u mendua një hop, Josif Aleksejeviçi më shpjegoi se si i shihte ai këto gjëra dhe m'u duk përnjëherësh sikur hodhi dritë mbi të kaluarën e mbi të ardhmen që hapet paskëtaj përpara meje. U çudita kur më pyeti a e mbaja mënd qëllimin e trifishtë të urdhërit, domethënë: 1) ruajtjen dhe njohjen e misterit, 2) pastrimin dhe përmirësimin e vetvetës që të mund të marrim pjesë në të, 3) përmirësimi i njerëzimit me anën e përpjekjeve për t'ia arritur këtij pastrimi. Kush nga këta të tre është qëllimi i parë e kryesor? Sigurisht, përmirësimi dhe pastrimi i vetës sonë. Vetëm drejt këtij qëllimi ne mund të synojmë gjithëmonë, pavarësisht nga gjithë rrethanat. Po njëkohësisht ky qëllim kërkon nga ana jonë përpjekje të mëdha; prandaj, të gënjyer nga krenaria, largohemi prej tij që t'i përvishemi njohjes së misterit, të cilit s'i hyjmë dot brënda se jemi të papastër, pra të padenjë, ose që të përmirësojmë njerëzimin kurse ne vetë jemi një shëmbëll poshtërsie e çoroditjeje. Iluminizmi i fryrë nga krearia, duke lakmuar të lozë një rol shoqëror, nuk është një doktrinë e mirë. Prandaj Josif Aleksejeviçi e dënoi fjalimin tim dhe tërë veprimtarinë time. Dhe unë i dhashë të drejtë me gjithë shpirt.

„Kur folëm pastaj për çështjet e mia familjare, ai më tha: „Detyra kryesore e një masoni të vërtetë, sikundër ju thashë, është që të përmirësojë veten e tij. Po shpesh herë na thonë mëndja se duke u qëndruar larg gjithë vështirësive të jetës sonë, kemi për t'ia arritur më shpejt këtij qëllimi. Përkundrazi, zoti im" më tha ai, „vetëm në mes të andrallave njerëzore do të mund t'ua arrijmë tre qëllimeve kryesore: 1) njohjes së vetës sonë, sepse njeriu mund ta njohë unin e tij vetëm përmes krahasimit, 2) përmirësimit, që arrihet vetëm me mundim e me përpjekje, 3) virtytit më të lartë: dashurisë për vdekjen. Vetëm valët e jetës, të papriturat dhe peripetitë e saja mund të na tregojnë kotësinë e jetës vetë dhe të na e shtojnë dashurinë instinktive për vdekjen ose për të rilindur në një jetë të re". Këto fjalë marrin një rëndësi edhe më të madhe kur mendoj se Josif Aleksejeviçi, megjithëse vuan aq shumë fi-

zikisht, s'qahet kurrë për barrën e jetës, dhe e do vdekjen, për të cilën ende nuk është përgatitur sa duhet, megjithë tërë pastërtinë dhe fisnikërinë e jetës së tij të brëndëshme.

„Pastaj mirëbërësi më shpjegoi kuptimin e thellë të katrorit të madh të krijimit të botës dhe më tregoi se shifrat tre dhe shtatë janë baza e gjithëçkaje. Më këshilloi të mos i pres marrëdhaniet me vëllezërit e Peterburgut dhe, duke kryer në lozhë vetëm funksione të dorës së dytë, të bëj çmos për t'i larguar vëllezërit nga rreziku i krenarisë e për t'i futur në rrugën e drejtë të njohjes e të përmirësimit të vetëvetes. Përveç kësaj, mua veçanërisht, më këshilloi sidomos të jem vigjilent, të hap sytë e ta ruaj mirë vetëveten, dhe për këtë punë më dha një fletore, pikërisht këtë ku po shkruaj e do të shkruaj që sot e tutje gjithë veprimet e mia."

Peterburg, 23 nëntor.

„U pajtova me time shoqe dhe rrojmë bashkë. Erdhi ime vjehrë me fytyrën të mbytur në lotë dhe më tha se Elena ishte këtu e më lutej ta dëgjoja, se ish e pafajshme, se ish shumë e pikëlluar që e kisha lënë, e shumë gjëra të tjera. Unë e dija që po ta lejoja të vinte të piqej me mua, kish marrë fund puna, s'do të kisha më fuqi t'i kundërshtoja për asgjë. Ndaj s'dija si të bëja e si të sillesha. Ta kisha këtu mirëbërësin do të mund të merrja një mëndja prej tij. U mbylla në odë, lexova edhe një herë letrat e Josif Aleksejeviçit, solla ndër mënd bisedimet e mia me 'të dhe nga të gjitha këto nxorra si përfundim se nuk duhej të bëja veshin e shurdhër ndaj një personi që më lutej, t'ia shtrija dorën me zemër të hapur kujtdo që do të kish nevojë e aq më shumë asaj me të cilën isha lidhur me kurorë. U dashkej pra që të mbaja kryqin tim. Po në qoftë se pajtohem me 'të për dashuri të virtytit, të paktën bashkimi im me 'të le të ketë vetëm një qëllim shpirtëror. Kështu e vendosa dhe kështu i shkrova Josif Aleksejeviçit. I thashë sime shoqeje se i lutesha

të harronte gjithë ç'kishin ngjarë, i lutesha të më falte për çdo faj që mund t'i kisha bërë e se unë s'kisha përse ta falja derisa s'më kish bërë asnjë faj. Qe një gëzim për mua që i fola kështu. Më mirë të mos e marrë vesh kurrë sa rëndë më vinte të piqesha me 'të. Jam vendosur në katin e sipërmë të pallatit tonë dhe e ndjej veten të lumtur e të përtëritur.

## IX

Si gjithëmonë, edhe atëhere shoqëria e lartë, që mblidhej qoftë në Oborrin qoftë në ballot e mëdha, ndahej në disa rrethe, dhe çdo rreth kishte fizionominë e tij më vete. Më i madhi midis tyre ishte rrethi francez, ai i aleancës me Napoleonin që kryesohej nga kont Rumjancovi e nga *Caulaincourt*[1]. Elena zuri këtu një nga vëndet më të çquara, sapo u vendos në Peterburg bashkë me të shoqin. Në sallonin e saj vinin rregullisht zotërinjtë e ambasadës frënge dhe një numër i madh njerëzish të shquar për mënçurinë dhe mirësjelljen e tyre, që i përkisnin gjithë po asaj tendence.

Elena qe ndodhur në Erfurt gjatë takimit të famshëm të perandorëve; aty kish pasur suksese të shkëlqyera e kish hyrë në marrëdhënie me gjithë njerëzit me të dëgjuar të Europës napoleoniane. Vetë Napoleoni, të cilit i ra në sy në teatër, kish thënë për 'të: *„C'est un superbe animal"*[2] Pjeri nuk çuditej që e mbanin të gjithë në gojë si grua të bukur dhe sqimatare, sepse, me kalimin e kohës, ajo ishte zbukuruar shumë e më shumë. Po veç një gjë e linte gojë hapur; si ish e mundur që ato dy vjetet e fundit e shoqja kish fituar emrin *„d'une femme charmante, aussi spirituelle, que belle"*[3]. I famëshmi *prince de Ligne*[4] i shkruante letra prej tetë faqesh. Bilibini i ruante fjalët e tij më të mprehta dhe sha-

---

1) Kolenkuri.
2) Është një kafshë madhështore.
3) E një gruaje të hijëshme, sa e mënçur aq edhe e bukur.
4) Princ dë Linjë.

katë më të qëlluara që t'i thosh për herë të parë në prani të konteshës Bezuhova. Të pranoheshe në sallonin e konteshës ish si të kishe fituar një diplomë zgjuarësie; të rinjtë lexonin libra para se të shkonin në një pritje në shtëpi të Elenës, që të kishin një temë rreth së cilës të bisedonin në sallonin e saj, dhe sekretarët e ambasadës e gjer ambasadorët i besonin e i tregonin të fshehta diplomatike; më një fjalë ishte edhe ajo një fuqi me vete. Pjeri, që e dinte se ç'mëndjelehtë ish, rrinte nganjëherë i hutuar e si më gjëmba në ato dreka e në ato mbrëmje ku bisedohej për politikë, poezi e filozofi. Në këto mbrëmje ai e ndjente veten si një prestixhiator që trëmbet çdo herë se mos, nga çasti në çast, ia diktojnë e ia gjejnë marifetin. Po mbase nga që për të drejtuar një sallon të këtij lloji duhej pikërisht të ishe fyl nga koka, o nga që të mashtruarit vetë ndjenin një kënaqësi në atë mashtrim, truku nuk dilte kurrë në shesh dhe fama *d'une femme charmante et spirituelle,*[1]) që gëzonte Elena Vasiljevna Bezuhova ishte aq e sigurt dhe e patundur, sa që ajo mund të thosh marzitë dhe budallallëqet më të mëdha, e prapseprapë që të gjithë të dëgjonin gojëhapur çdo fjalë të saj e t'i vishnin një kuptim të thellë që asaj, Elenës, as i kish shkuar fare në mëndje.

Pjeri qe pikërisht burri që i duhej kësaj gruaje të shkëlqyer mondane, një burrë *grand seigneur*[2]), i hutuar, origjinal, që s'i rëndej njeriu, s'i bëhej ferrë askujt, nuk e prishte tonin e lartë të sallonit, mendje, për kontrastin që formonte me elegancën e me taktikën e së shoqes, i shërbente asaj si një sfond i favorshëm, duke e nxjerrë më mirë në dukje madhështinë e saj. Me qënë se ato dy vjetet e fundit Pjeri ish marrë me gjëra abstrakte e me interesa jo materiale, i zhytur në mendime të thella, e duke ndjerë një përbuzje të sinqertë për çdo gjë tjetër, kish mësuar, në shoqërinë që kish Elena rrotull saj e për të cilën ai nuk interesohej aspak, të merrte atë ton indiferent, të kujdesur e mirëda-

1) E një gruaje të hijëshme e të mënçur.
2) Zotni i madh.

shës ndaj të gjithëve, që nuk fitohet, artificialisht dhe që, pikërisht për këtë arësye frymëzon një respekt të pavullnetshëm. Hynte në sallonin e së shoqes si në një teatër, ku i njihte të gjithë, sillej mirë me të gjithë dhe qëndronte njësoj indiferent ndaj të gjithëve. Nganjëherë ndërhynte në ndonjë bisedim që e tërhiqte dhe atëherë, pa vënë re në se *les messieurs de l'ambasade*[1]) qenë aty apo jo, parashtronte, duke bëlbëzuar, pikëpamjet e tija që herëherë ishin krejt në kundërshtim me tonin e çastit. Po opinioni i përgjithshëm për këtë origjinal siç ishte burri *de la femme la plus distinguée de Pétersbourg*[2]) ish kaq i shëndoshë, se as topi nuk e tundte dhe askush nuk i merrte au *sérieneux*[3]) proçkat e tia.

Midis shumë të rinjve që s'linin ditë pa ardhur në sallonin e konteshës, Boris Grubeckoi, që kish ecur shumë përpara në karierën e tij, si u kthye Elena nga Erfurti qe bërë njeriu më i ngushtë i shtëpisë Bezuhov; Elena e quante *mon page*[4]) dhe e trajtonte si fëmijë. Buzëqeshja që i falte ishte krejtësisht njësoj si buzëqeshja që u falte të gjithëve; me gjithë këtë, Pjerit s'i vinte mirë nganjëherë kur e shihte atë buzëqeshje. Borisi tregonte për të një respekt të posaçëm plot dinjitet të pikëlluar. Edhe kjo nuk i pëlqente Pjerit dhe e shqetësonte. Kish vuajtur aq shumë tre vjet më parë nga fyerja që i kish bërë e shoqja, sa që tani merrte të gjitha masat për të mos i përsëritur më një fyerje e tillë, para së gjithash, duke mos pasur bashkim trupor me të shoqen, dhe, sëdytit, duke mos i lejuar vetes të dyshonte.

„Jo, tani që është bërë një *bas bleu*[5]); ka hequr dorë përsëritur më një fyerje e tillë, para së gjithash, duke mos qëlluar kurrë që një *bas bleu* të ketë një pasion të zemrës", mendonte duke përsëritur këtë vërtetim që kushedi nga e kish nxjerrë e që i jepte vlerën e një aksiome. Po, për çudi, pra-

---

1) Zotërinjtë e ambasadës.
2) I gruas më të shquar të Peterburgut.
3) Seriozisht.
4) Pazhi im.
5) Grua që e heq veten si të ditur.

nia e Borisit në sallonin e së shoqes (dhe ky ndodhej aty pothuaj gjithmonë), i shkaktonte Pjerit një efekt fizik: i paralizonte gjymtyrët, i asgjësonte vetëdijen dhe lirinë e lëvizjeve të tija.

„Ç'farë antipati e çuditëshme", mendonte Pjeri. „Kurse një herë e një kohë më pëlqente shumë ky djalë".

Në sytë e shoqërisë së lartë ai qe një zotni i madh, burri disi i verbër e qesharak i një gruaje me famë, një tip origjinal vërtet, po i mënçur, që s'bënte asgjë, po që as nuk i prishte punën njeriu, një djalosh simpatik e zemërbardhë; po gjatë tërë kësaj kohe në shpirtin e Pjerit kryhej një proces i ndërlikuar e i vështirë përtëritjeje të brëndëshme që i hapte shumë horizonte, i zbulonte shumë gjëra, i ngjallte shumë dyshime, po që i falte edhe shumë gëzime shpirtërore.

## X

Pjeri vazhdonte ditarin e tij dhe ja çfarë shkruante në këtë kohë:

„24 nëntor."

„U çova në orën tetë, lexova Shkrimin e Shënjtë, pastaj shkova në zyrë — pas këshillës së mirëbërësit, Pjeri kish marrë një detyrë në një nga komitetet —, u ktheva në drekë, hëngra vetëm (te kontesha kish shumë të ftuar që s'më pëlqenin), hëngra dhe piva me masë dhe, pas dreke, kopjova disa dokumenta për sivëllezërit. Në mbrëmje zbrita te kontesha dhe tregova një histori për të qeshur që i ka ngjarë B., dhe vetëm kur pashë se ia plasën të qeshurit që të gjithë kujtova se s'duhej ta kisha treguar.

„Bie të fle i lumtur e i qetë. O Zot i Madh, më ndihmo të ecij në gjurmat e Tua: 1) ta mposht zemërimin me anën e butësisë e të durimit!; 2) ta mposht flligshtinë me anën e përkormënisë e të kry-

pës; 3) të largohem nga kotësitë mondane, po jo të heq dorë a) nga punët e Shtetit; b) nga kujdeset e familjes; c) nga marrëdhaniet miqësore; d) nga punët ekonomike".

„27 nëntor."

„U çova vonë. Si u zgjova, ndenja shumë kohë, shtrirë në shtrat, i lëshuar në prehërin e përtacisë. O Zot! Më ndihmo e më jep forcë të ecij në gjurmat e Tua. Lexova Shkrimin e Shënjtë po pa u thelluar ashtu si duhet. Më erdhi sivëllai Urusovi dhe folëm për kotësitë e kësaj bote. Më foli për projektet e reja të perandorit. Fillova të kritikoja, po përnjëherësh m'u kujtuan rregullat dhe fjalët e mirëbërësit tonë: se masoni i vërtetë duhet të jetë njeri që punon me zell për shtetin, kur i kërkohet ndihma, dhe një soditës i qetë dhe pasiv kur nuk i kërkojnë kontributin e tij. Gjuha ime është armiku im. Më erdhën vizitë vëllezërit G. V. dhe O.; patëm një bisedim pregatitor për pranimin e një vëllai të ri. Ata më besuan funksionet e rektorit. Unë e ndjej veten të paaftë e të padenjë për këtë detyrë. Pastaj diskutuam për interpretimin që u duhet dhënë shtatë kolonave dhe shtatë shkallëve të tempullit, 7 shkencave, 7 virtyteve, 7 veseve, 7 dhuratave të Shpirtit të Shenjtë. Vëllai O. foli shumë bukur. Në mbrëmje u bë pranimi i një anëtari të ri. Lokali i ri i dha shumë dorë madhështisë së ceremonive. Anëtari i ri ishte Boris Drubeckoi. Unë e propozoja dhe isha rektori. Tërë kohën që ndjenja vetëm me 'të në sallën e errët, një ndjenjë e çuditëshme më trondiste. Sepse ndjej një urrejtje për 'të që kot po mundohem ta çduk. Do të dëshiroja me gjithë zemër ta shpëtoja dhe ta sillja në rrugën e drejtë. Megjithëkëtë mendimet e këqia nuk më hiqeshin. Thosha me veten time se duke hyrë në urdhërin tonë, ai kërkon vetëm e vetëm si t'iu afrohet disa personaliteteve të rëndësishme që bëjnë pjesë në lozhën tonë, e si të fitojë hirin e tyre. A s'më ka pyetur kushedi sa herë nëse N. e S. bënin pjesë

në lozhë, gjë që unë s'kisha të drejtë t'ia rrëfeja; përveç kësaj më duket se ai nuk mund të ketë respektin e duhur për urdhërin tonë të shënjtë; ai ka rënë në dashuri pas trupit të vet, vetëm për atë anë interesohet e s'ka si të dëshirojë përmirësimin e tij moral. Me gjithë këtë nuk kisha arësye të posa çme që të dyshoja për 'të; vetëm që e ndjeja se nuk ish i sinqertë, dhe sa kohë që qëndroi vetëm për vetëm me mua në tempullin e errët m'u duk sikur qeshte nën buzë me përçmim me fjalët e mia; më vinte t'ia çpoja megjithë mënd kraharorin lakuriq me majën e shpatës që ia kishte mbështetur aty. Nuk munda të isha elokuent, po edhe dyshimet e mia nuk më dukeshin aq të shëndosha sa të mund t'ua thosha vëllezërve dhe mjeshtrit të madh. O Arkitekt i madh i gjithësisë ndihmomë të gjej rrugën e së vërtetës që do të më çojë jashtë labirintit të gënjeshtrës".

Pas këtyre në ditar ishin lënë tri faqe të bardha dhe pastaj vazhdonte si më poshtë:

„Pata një bisedim të gjatë dhe instruktiv vetëm për vetëm me vëllanë V., i cili më këshilloi të rri pranë vëllait A. Më tregoi shumë gjëra të fshehta, megjithëse unë jam i padenjë për 'to. Adonai është emri i atij që ka krijuar botën. Eloim është emri i atij që qeveris gjithëçka. Emri i tretë që nuk mund të përmëndet do të thotë Gjithëçka. Bisedat me vëllanë V. më forcojnë, më bëjnë me të vendosur në rrugën e virtytit. Kur është ai çduket çdo dyshim. Tani e kam të qartë ndryshimin midis shkencave të mjera njerëzore dhe doktrinës sonë të shënjtë, që përfshin gjithëçka. Shkencat njerëzore e ndajnë çdo gjë në kushedi sa pjesë me qëllim që ta kuptojnë, e shkatërrojnë çdo gjë, me qëllim që ta analizojnë. Përkundrazi, në doktrinën e urdhërit tonë çdo gjë është Një e pandarë, çdo gjë kuptohet në kompleksitetin e vet, në jetën e vet. Triniteti, tre elementet e gjërave janë squfuri, engjërdhia dhe kripa. Squfuri ka cilësitë e vajit e të zjarrit; kur bashkohet me kripën nxit në këtë të fundit, nga zjarri që përmban, dëshirën, me anën e së cilës tërheq ëngjërdhinë, e kap, e mban dhe prodhon bash-

kë me 'të trupa të ndryshmë. Engjërdhia është esenca spirituale në gjëndje të lëngëshme e flurore. — Krishti, Shpirti i Shënjtë, Ai".

„3 dhjetor".

„U zgjova vonë, lexova Shkrimin e Shënjtë, po s'ndjeva asgjë. Dolla pastaj nga dhoma dhe zura të sillem posht' e lart nëpër sallon. Doja të thellohesha në mendime, po pa dashur më shkoi mëndja në një ngjarje këtu e katër vjet më parë. Zoti Dollohov, duke u takuar me mua në Moskë, pas duelit tonë, më tha se shpresonte që gëzoja një qetësi të plotë megjithëse nuk e kisha gruan. Unë ahere nuk iu përgjigja. Tani më erdhën ndër mënd gjithë hollësirat e këtij takimi dhe iu vërsula me mëndje time me fjalët më të ashpra e më të këqia e s'i lashë gjë pa thënë. Erdha në vete dhe i largova këto mendime vetëm kur e pashë se isha bërë tym e flakë nga inati; po prapë pendimi im nuk qe i plotë. Pas një çikë erdhi Boris Drubeckoi dhe zuri të më tregonte anekdota të ndryshme; vizita e tij s'më pëlqeu që në çastin e parë dhe i thashë ca fjalë të këqia që s'ishin për të thënë. Ai ma ktheu aty për aty. Unë u nxeva dhe nuk vura re ç'i thashë. Ai nuk m'u përgjegj kësaj here unë e mblodha veten më në fund, po vetëm kur qe tepër vonë. O Zot, unë nuk di fare të sillem me këtë djalë, dhe tërë fajin e ka sedra ime. Unë e quaj vetën time shumë më të lartë në krahasim me 'të, mirëpo, kështu sillem, bie shumë poshtë; në të vërtetë, ndërsa ai tregohet zemërgjërë ndaj proçkave të mia, unë ndjej për 'të vetëm përbuzje. O Zot, hapmi sytë që të mund të shoh në prani të tij sa i ulët jam e të di të sillem si të jetë më mirë për atë e për mua. Pas dreke rashë e fjeta dhe, në çastin kur po më zinte gjumi, dëgjova fare çquar një zë që më thosh në veshin e mëngjër: „Erdhi dita jote".

„Pashë ëndër sikur po ecja në t'errët dhe befas më rrethuan shumë qenër, po unë shkoja përpara pa frikë; befas një qen i vogël m'i nguli dhë-

mbët në pulpën e majtë. Si e pashë që s'po më lëshonte, zura ta mbys me duart e mia. Po pa u çliruar mirë nga ky, m'u hodh një tjetër edhe më i madh e zuri të më kafshonte. Një ta kapur me duar dhe e ngre përpjetë, e sa më lart e ngre, aq më i madh e më i rëndë bëhet. Befas ia mbërrin vëllai A., më merr për krahu dhe më shpie drejt një ndërtese, ku nuk mund të hyje veçse duke kaluar nëpër një dërrasë të ngushtë. Mirëpo me të vënë këmben mbi këtë dërrasë, ajo u përkul e ra, dhe unë zura të kacavarrem lart në një gardh, ku mezi më arrinin duart. Me mundim të madh munda ta ngre trupin në mënyrë që këmbët më vareshin nga njëra anë dhe koka nga ana tjetër. Vështrova rreth e rrotull dhe pashë se vëlla A. qëndronte më këmbë mbi gardh dhe më tregonte udhën e një parku dhe, në këtë park, një ndërtesë të bukur e të madhe. U zgjova. O Zot, Arkitekt i Madh i natyrës! Ndihmomë të shpëtoj, të çlirohem nga qentë, domethënë nga pasionet e mia, e sidomos nga pasioni i fundit që përmbledh në vetvete fuqinë e gjithë pasioneve të tjera; ndihmomë të hyj në atë tempull të virtytit që m'u çfaq në ëndër aq i madhërishëm".

„7 dhjetor".

„Pashë ëndër sikur Josif Aleksejeviçi qe në shtëpi time dhe mua më qe bërë zemra mal e nuk dija si ta nderoja më mirë. Megjithë këtë po bëja muhabet pareshtur me njerëz të tjerë; besaf më ra ndër mënd se kjo s'kish si t'i pëlqente atij dhe desha t'i afrohem e ta shtrëngoj në krahë. Po me t'iu afruar, pashë se fytyra i qe shpërfytyruar, i qe bërë e re dhe e freskët si fytyra e ndonjë djali dhe më tha disa fjalë për doktrinën e urdhërit, po kaq me zë të ulët sa nuk i mora dot vesh. Pastaj duallëm që të gjithë nga e ndara dhe ngjau një gjë e çuditëshme, e pakuptueshme. Ishim ulur ose qemë shtrirë në dysheme. Ai diç po më thoshte. Unë desha t'i tregoja ndjenjat e mia dhe, pa iu vënë veshin fjalëve që thosh, përfytyroja gjëndjen e

botës sime të brëndëshme të ndriçuar nga hiri hyjnor. Filluan të më rridhnin lotë nga sytë dhe ma donte zemra që ai të më shihte kështu. Po ai më vështroi i pakënaqur dhe brofi në këmbë duke e prerë fjalën në mes. Unë u tremba dhe e pyeta në se e kish fjalën për mua me ato që tha. Po ai s'm'u përgjegj, veç më vështroi me ëmbëlsi dhe menjëherë u ndodhëm në dhomën time, ku ishte një shtrat me dy vënde. Ai u shtri buzë krevatit, dhe unë, si i djegur nga dëshira që t'i tregoja dashurinë time, u shtriva pranë tij. E m'u duk sikur më tha: „Pa më thoni të vërtetën, cili është pasioni juaj më i madh? A e dini tani? Po, besoj se tani duhet ta dini". I tronditur nga kjo pyetje, iu përgjegja se ishte përtacia. Ai tundi kokën sikur nuk më zinte besë. Unë u trondita edhe më shumë e humba fare dhe i thashë se, megjithë që jetoja me time shoqe si pas këshillës që më pat dhënë, nuk jetoja me 'të si burri i saj. Ma ktheu se me asnjë mënyrë nuk duhej t'ia mohoja sime shoqe përkëdheljet e mia dhe më dha të kuptoja se këtë e kisha për detyrë. Iu përgjegja se më vinte turp, dhe papritur e pandehur u çdukën që të gjitha. U zgjova, dhe përnjëherësh më erdhën ndër mënd këto fjalë nga Shkrimtari i Shënjtë: *Jeta është dritë për njerinë, dhe drita shkëlqen në errësirë dhe errësira nuk mund ta pushtojë.* Josif Aleksejeviçi që bërë si djalë nga fytyra, që i vetëtinte si dritë. Asaj dite mora një letër nga mirëbërsi, ku më shkruante për detyrat bashkëshortore".

„9 dhjetor".

„Pashë një ëndër nga e cila u zgjova i tronditur dhe zemra më lëftonte me të madhe. Sikur isha në Moskë, në shtëpinë time, në sallën e madhe me kanape; që nga salloni dolli Josif Aleksejeviçi. Unë e kuptova menjëherë se në personin e tij ish kryer një proces përtëritjeje dhe i dolla përpara; i putha fytyrën, duart, dhe ai më tha:: „A e vure re se jam ndryshuar krejt nga fytyra?" E vërejta me kujdes

gjith duke e shtrënguar më krahët e mi dhe pashë se fytyra e tij qe e re si e një djali, po në kokë s'kish leshra fare dhe tiparet qenë krejt ndryshe nga ç'i kish pasur. Dhe sikur i thashë: „unë do t'ju kisha njohur edhe sikur t'ju kisha takuar rastësisht" e ndërkaq me vete time mendoja: „A i thashë të vërtetën? Apo mos e gënjeva?" Dhe befas e pashë aty përpara meje të shtrirë si kufomë. Pastaj dalngadalë sikur e mori veten, u ngrit dhe hymë bashkë në dhomën e madhe të studios. Mbante në duar një libër të madh prej fletësh papirusi dhe unë sikur i thashë: „Unë e kam shkruar". Dhe ai më përgjigjej duke tundur kokën. E hapa librin: në çdo faqe kish vizatime të bukura shumë. E dija që këto vizatime tregonin aventurat e dashurisë të shpirtit më të dashurin e vet. Në njerin nga këto vizatime sikur pashë një virgjereshë me një veshje të hollë e të tejdukëshme dhe me trup të ndritshëm që po fluturonte nëpër re. Dhe sikur e dija që kjo virgjereshë ishte një simbol i Këngës së Këngëve. E ndjeja se s'bëja mirë që i shikoja këto vizatime, po nuk i hiqja dot sytë që andej, s'e kisha veten në dorë. O Zot, ndihmomë! O Perëndi! Në qoftë se kjo braktisje nga ana Jote është vepra Jote, u bëftë vullneti Yt; po nëse jam unë vetë shkaku i saj, mësomë ç'duhet të bëj. Do ta pësoj nga çoroditja ime, në qoftë se do të më braktisësh fare".

## XI

Konditat financjare të Rostovëve nuk ishin përmirësuar asfare gjatë atyre dy vjetëve që i kaluan në fshat.

Megjithë që Nikolla Rostovi, duke e mbajtur fjalën si burrat, bënte një jetë pa bujë e nga më të thjeshtat dhe vazhdonte të shërbente në një regjiment të largët me shpenzime fare të pakta. Rostovët s'bënë dot ndonjë ndryshim për më mirë nga ana ekonomike. Jeta ishte e tillë në Otradnoje dhe Mitjenka, sidomos, i drejtonte punët në një të tillë mënyrë që borxhet po shtoheshin vit për vit. I vetmi

shpëtim për kontin ishte që të hynte në punë shtetërore dhe prandaj shkoi në Peterburg; shkoi për të gjetur ndonjë punë dhe njëkohësisht për t'i zbavitur edhe një herë të bijat.

Pas ca kohe si kishin ardhur në Peterburg, Bergu kërkoi Verën për nuse dhe prindërit e pranuan kërkesën e tij.

Megjithëse në Moskë Rostovët bënin pjesë në aristokracinë e lartë, ndonëse pa e ditur dhe pa u bërë merak se ç'shoqërie i përkishin pikërisht, në Peterburg, shtëpia e tyre vizitohej nga gjithë farë njerëzish që nuk mund t'i fusje në një kategori shoqërore të përcaktuar mirë. Në Peterburg Rostovët ishin provincialë, aq sa druanin t'u shkonin në shtëpi e s'bënin kabull të binin aq poshtë edhe vetë ata persona që Rostovët në Moskë i prisnin në tryezën e tyre pa i pyetur se në ç'grup shoqëror bënin pjesë.

Po edhe në Peterburg dera e Rostovëve ishte gjithmonë e hapur dhe prisnin e përcillnin njerëz nga më të ndryshmët: fqinjë të tyre në Otradnoje, pronarë tokash pleq dhe jo të pasur bashkë me bijat e tyre, një zonjushe nderi, Peronskajan Pjer Bezuhovin dhe birin e drejtorit të postës të qarkut të tyre, që shërbente në Peterburg. Midis burrave, ata që u bënë brënda një kohe të shkurtër familjarë të shtëpisë së tyre në Peterburg qenë Borisi, Pjeri që konti plak e kish takuar mb'udhë dhe e kish marrë me vete në shtëpi, dhe Bergu, që kalonte ditë të tëra te Rostovët dhe kish dalldisur pas konteshës Vera siç mund të dalldisë një djalë i ri pas një vajze që kërkon ta marrë për grua.

Bergu nuk ua tregonte më këtë të gjithëve dorën e tij të djathtë të plagosur në betejën e Austerlicit dhe mbante me të majtën shpatën, që nuk i duhej fare. Ua tregonte të gjithë këtë ngjarje me kaqë ngulm e me kaqë seriozitet, sa që të gjithë e kishin besuar si të vërtetë dhe e kishin çmuar si akt heroik; Bergu kishte marrë dy shpërblime për trimërinë që pat treguar në Austerlic.

Edhe në luftën e Finlandës Bergu kish dalë faqebardhë. Edhe aty pati rast të çquhej e të mbu-

lohej me lavdi. Kish marrë ceflën e një granate prej së cilës kish mbetur i vrarë një adjutant pranë kryegjeneralit, dhe ia shpuri komandantit të tij. Tamam ashtu siç patë bërë pas Austerlicit, filloi përsëri t'ua tregonte që të gjithëve këtë ngjarje dhe kaq me ngulm e kaq me hollësira sa që të gjithë e kishin besuar dhe kësaj here si të vërtetë, dhe Bergu mori edhe dy shpërblime të tjera për luftën e Finlandës. Më 1809 ishte kapiten i Gardës, i dekoruar, dhe kish në Peterburg një post shumë të mirë.

Megjithëse disa skeptikë bënin buzën në gaz me mosbesim kur u përmëndin meritat e Bergut, nuk mund të mohohej se Bergu ishte një oficer i zellshëm, i kujdesshëm, trim, që eprorët e kishin marrë shumë me sy të mirë, dhe një djalosh për t'u lavduar, me një të ardhme të shkëlqyer e medje me një pozitë mjaft të shëndoshë në shoqërinë e zgjedhur.

Katër vjet më parë, duke u takuar në platenë e një teatri moskovit me një shok gjerman, Bergu i pat treguar Vera Rostovën e i pat thënë gjermanisht: *Das soll mein Weib werden*[1]). dhe që ahere e pat vendosur ta merrte grua. Tani, në Peterburg, si e peshoi mirë e bukur gjëndjen e Rostovëve dhe gjendjen e tij e pa se kish ardhur koha dhe e kërkoi për nuse.

Kjo kërkesë e Bergut në fillim nuk u prit me aq entusiazmë. Bile, në krye, u çuditën se ku e gjeti këtë guxim biri i një fisniku të humbur e të panjohur nga Livonia që të kërkonte dorën e një konteshe Rostova; po tipari kryesor i karakterit të Bergut ishte një egoizmë aq naive e pa të keq, sa që Rostovët, pa dashur, arriten ta shikonin punën me sytë e Bergut e të mendonin se ai kish të drejtë deri sa i qe mbushur mëndja top se ish një dhëndër i mirë dhe bile shumë i mirë. Pastaj dhëndri sigurisht qe e dinte gjëndjen e vajtuar të pasurisë së tyre; po m'e madhja ish se Vera qe njëzetekatër vjeçe, merrte pjesë në të gjitha mbrëmjet e në të gjitha

1) Kjo ka për të qënë gruaja ime.

ballot e, megjithëse shumë e bukur dhe shumë serioze, s'kish trokitur njeri në derë gjer asaj dite që të kërkonte dorën e saj. Kështuqë Rostovët dhanë pëlqimin e tyre dhe e mbaruan punën.

— Shikoni, — i thosh Bergu shokut të tij, që e quante mik vetëm sepse e dinte që gjithë njerëzia kanë miq, ndaj i duhej edhe këtij që të kish. — Shikoni, u mundova mirë e i peshova të gjitha dhe kurrë nuk do të martohesha sikur kjo martesë të mos më leverdiste nga çdo pikpamje. Tani im atë dhe im 'më e kanë të siguruar jetën, u kam marrë me qira atë tokën në krahinën e Baltikut, dhe unë mund të rroj në Peterburg me rrogën time, dhe me pasurinë e saj. Mund të rroj fare mirë me atë rregull që kam unë në jetë. Unë nuk martohem për parà, një veprim i tillë nuk do të më dukej aspak fisnik; po është e udhës që edhe gruaja të sjellë pjesën e saj, sikundër edhe burri. Unë kam rrogën, ajo ka të njohurit e saj dhe miq të shëndoshë si edhe një pasuri të vogël. Në këto kohëra kësaj diçka i thonë, apo jo? Po për mua rëndësi më të madhe ka një që është një vajzë shumë e bukur shumë e ndershme dhe që më dashuron... —

Dhe në këto fjalë Bergu bëri buzën në gaz duke u skuqur.

— Po edhe unë e dashuroj se është serioze, e mënçur dhe e mirë. Ja, e motra, për shembull është fare ndryshe nga ajo, megjithë që një nënë e një baba i ka bërë. Ka një karakter që nuk honepset dhe s'e ka zgjuarësinë e kësaj, ku di unë se si është... Nuk më pëlqen hiç... Kurse e fejuara ime... ja, ju do të vini nga ne... — vazhdonte Bergu dhe desh të thoshte „për darkën", po e ndërroi e tha: „për të pirë çaj" dhe, me një të përpjekur të shpejtë të gjuhës lëshoi nga goja një rreth të vogël tym duhani, që ishte simboli i përsosur i ëndrave të tija për të ardhmen e lumtur.

Pas asaj çudie të papëlqyer që pat ngjallur te prindërit propozimi i Bergut në fillim, hareja dhe gëzimi i zakonshëm në raste të tilla u duk edhe në familjen e Rostovëve; po ky gëzim nuk ish i sinqertë, ishte vetëm nga jashtë. Në ndjenjat e pri-

ndërve ndaj kësaj martese mund të vije re një farë turbullimi e turpi, sikur i vriste ndërgjegjia tani që e kishin dashur aq pak atë bijëzë të tyre dhe ishin nxitur ta nxirrnin sa më parë nga shtëpia. Konti plak dukej më i vrarë nga të gjithë. As ai nuk do të dinte të thosh se cili qe shkaku që e ndjente veten aq të vrarë; po ishte në merak për gjëndjen e pasurisë së tij. Konti nuk dinte fare se ku ndodhej me të ardhurat që kish e me borxhet e tija dhe as që kishte fare ide se ç'mund t'i jepte si prikë Verës. Kur lindën vajzat, secilës prej tyre i qe caktuar një çiflig me treqind bujk-robër; po një nga këto çifligje ishte shitur dhe tjetri ishte rënduar aq shumë me hipoteka e me të prapambetura sa që duhej të shitej edhe ky, ndaj s'kish se si të jepej si prikë. Po edhe nga të hollat ishin shumë ngushtë.

Bergu ish i fejuar prej më se një muaj, për një javë do të bëhej dasma dhe konti ende nuk e kish zgjidhur nga ana e tij çështjen e prikës dhe as kish folur fare me konteshën për këtë punë. Herë thosh t'i caktonte Verës si pjesë të saj çifligun e Riazanit, herë donte të shiste një pyll, herë të merrte të holla hua duke firmuar një kambial. Disa ditë para martesës, Bergu hyri një mëngjez herët në dhomën e punës të kontit dhe me shumë nderim, me një buzëqeshje të ëmbël e të njerëzishme, iu lut vjehrit të tij të ardhmë t'i thosh se cila do të ish prika e konteshëzës Vera. Konti e humbi kaq shumë kur dëgjoi këtë pyetje, që e parandjente qyshkur se do t'i bëhej një ditë, sa që, pa u menduar fare, iu përgjegj me ç'i erdhi ndër mënd në atë çast.

— Gëzohem që ti mendon për këtë; shumë mirë bën, po, shumë mirë; do të mbetesh i kënaqur, mos ki keq...

Dhe duke i rrahur supin me dorë, u ngrit që ta mbyllte me kaqë bisedën. Po Bergu, me atë buzëqeshjen e tij të ëmbël e të dashur siç e lypte sjellja e mirë, i shpjegoi se po të mos e dinte me saktësi e me siguri ç'prikë do të kishte Vera dhe të mos merrte si paradhënie të paktën një pjesë, do ta ndjente veten të detyruar të tërhiqte fjalën e dhënë.

— Sepse, gjykojeni dhe vetë, kont, në qoftë se tani do t'i lejoja vetes të martohem pa pasur mjete me të vërtet të sigurta për të mbajtur gruan, nuk do të veproja ndershmërisht, do të ish e ulët nga ana e ime...

Fundi i fjalës ishte që konti, duke dashur të tregohej bujar e t'ia mbyllte gojën, i tha se do t'i jepte si prikë Verës një kambial për tetëdhjetë mijë rubla. Bergu buzëqeshi me ëmbëlsi, e puthi në sup dhe ia ktheu se ish shumë mirënjohës, po s'kish se si të rregullonte jetën e tij të re pa marrë tridhjetë mijë rubla në dorë.

— Të paktën njëzet mijë, kont... — shtoi; dhe atëherë kambiali le të jetë vetëm për gjashtëdhjetë mijë.

— Po, po, mirë, — tha konti me të shpejtë, — po më fal, miku im, unë do të jap të njëzet mijë rublat dhe përveç këtyre do të jap një kambial për tetëdhjetë mijë. Kështu pra, puthmë.

## XII

Natasha kish mbushur të gjashtëmbëdhjetat dhe ishte viti 1809, viti qe, duke i numuruar në gishtërinjtë e saj, ia pat caktuar si afat Borisit ditën kur ishin puthur aty e katër vjet më parë. Qe prej asaj dite nuk e kish parë më asnjë herë. Me Sonjën e me t'ëmën kur u takonte të flisnin për Borisin, e thosh plot gojën si një gjë të vendosur se gjithë ato që kishin bërë një herë e një kohë qenë çilimillëqe të shkuara e të harruara. Po thellë në zemër të saj e mundonte gjithmonë pyetja nëse fjala që i kish dhënë Borisit ishte një premtim serioz apo vetëm një shaka e aq.

Që kur ish nisur nga Moska për në ushtri në vitin 1805, Borisi nuk i kish parë më Rostovët. Kish qënë disa herë në Moskë, kish kaluar pranë Otradnojes po nuk qe kthyer asnjëherë.

Nganjëherë Natashës i shkonte mëndja se ai vallë kishte dëshirë ta shihte dhe këto dyshime të saja vërtetoheshin nga ai ton i pikëlluar me të cilin flisnin për 'të prindërit e saj.

— Tani ka ardhur një devër që i harrojnë shpejt miqtë e vjetër, — thosh kontesha, kur ia përmëndte njeri Borisin.

Edhe Ana Mihaillovna, që këto kohët e fundit rrallë dukej nga Rostovët, mbahej një çikë si më të madh dhe, sa herë që binte fjala, fliste me mburrje e me entusiazmë për meritat e të birit dhe për karierën e shkëlqyer që i hapej përpara. Kur Rostovët erdhën e u vendosën në Peterburg, Borisi u bëri një vizitë.

Shkoi aty mjaft i emocionuar. Kujtimi i Natashës ishte kujtim më poetik i jetës së tij. E megjithkëtë shkonte te Rostovët me vendim të prerë që t'u jepte të kuptonin hapët, si asaj ashtu edhe njerëzve të tjerë të shtëpisë, që miqësia fëminore midis atij e Natashës nuk formonte kurrsesi ndonjë detyrim as për atë vetë, as për vajzën.

Ai gëzonte një pozitë të shkëlqyer në shoqërinë e lartë, falë intimitetit që kish me konteshën Bezuhova, një pozitë të shkëlqyer në ushtri, falë përkrahjes të një personaliteti me rëndësi të cilit i kish fituar plotësisht besimin, dhe që tani, pa u matur me hijen e mëngjezit, mund të ushqente shpresën të martohej me një nga trashëgimtaret më të pasura të kryeqytetit.

Kur hyri Borisi në sallonin e Rostovëve, Natasha ishte në dhomën e saj. Sapo mori vesh që kish ardhur Borisi u lëshua me vrap e hyri me nxitim në sallon, me faqe të skuqura dhe me fytyrën që i ndrinte e vetëtinte nga një buzëqeshje më se ledhatonjëse.

Borisi mbante mënd atë Natashën me fustan të shkurtër me sytë e zes që i vetëtinin nën kaçurrelat, me atë të qeshur fëminor e të papërmbajtur që tundte gjithë shtëpinë, — me një fjalë Borisi mbante mënd atë Natashën e këtu e katër vjeteve më parë, dhe prandaj, kur pa që hyri në sallon një Natashë krejt tjetër, disi e humbi dhe fytyra i mori një shprehje çudie si ndonjë që mbetet gojëhapur përpara ndonjë vegimi të mrekullueshëm. Kjo shprehje e gëzoi pa masë Natashën.

— E, a e njeh mikeshën tënde të vogël — çapkëne? — e pyeti kontesha.

Borisi puthi dorën e Natashës dhe tha se çuditej me ndryshimin e saj.

— Sa e bukur që jeni bërë!

„E si jo!" përgjigjeshin sytë e qeshur të asaj.

— Po babai, a është plakur? — pyeti dhe u ul e ndenji. Pa marrë pjesë në bisedimin midis Borisit dhe konteshës, vëzhgonte e kqyrte në heshtje, e gjer në hollësirat më të vogla, të fejuarin e saj të vogëlisë. Ai e ndjente mbi vete peshën e atij vështrimi të ngulur e të dashur dhe herë-herë i hidhte nga një sy vetëtimthi.

Uniforma, mamuzet, kravata e Borisit, forma që u kish dhënë flokëve, të gjitha ishin si pas modës së fundit e *comme il faut*[1]). Këtë Natasha e vuri re menjëherë. Borisi rrinte ulur pak si më krah në kolltukun pranë konteshës dhe po rregullonte me dorën e djathtë dorashkën e tij shumë të pastër që i rrinte për bukuri në dorën e majtë; po fliste, me buzët të palosura e të shtrënguara në një mënyrë krejt të veçantë e të rafinuar, për dëfrimet e shoqërisë së lartë të Peterbugut dhe kujtonte me një ironi të ëmbël kohën e vjetër e të bukur që shkoi e vate të jetës së tij në Moskë si edhe miqtë e shokët moskovitë. Jo pa qëllim, dhe Natasha e ndjeu menjëherë, ai zuri ngoje, duke përmëndur disa emra të aristokracisë së lartë, ballon e ambasadorit ku kishte qënë, dhe ftesat që kish marrë nga N. N. e nga S. S.

Natasha vazhdonte gjithmonë të rrinte në heshtje, duke e vështruar me bisht të syrit. Ky vështrim e shqetësonte dhe e turbullonte Borisin përherë e më shumë. Përherë e më shpesh ai kthehej nga ajo dhe e priste fjalën për gjysmë. Ndenji ulur jo më shumë se dhjetë minuta, pastaj u ngrit, duke përshëndetur. Po ata sy kureshtarë, gjysmë provokonjës, gjysmë tallës qenë mbërthyer mbi 'të dhe ndiqnin çdo lëvizje të tij.

---

1) Ashtu siç duhet.

Pas kësaj vizite, Borisi e pa se Natasha ishte për 'të po aq tërheqëse sa edhe aty e katër vjetë më parë, po e vendosi që ta mbante veten e të mos jepej pas kësaj simpatie, sepse një martesë me 'të — një vajzë pothuaj pa prikë — do ta merrte më qafë, do t'i prishte karierën, dhe të përtërinte marrëdhëniet e vjetra pa pasur si qëllim martesën, do të ishte poshtërsi. Me vete të tij Borisi e vendosi t'u largohej takimeve me Natashën, po, megjithë këte vendim, u kthye te Rostovët pas disa ditësh; pastaj zuri të shkonte shpesh e më shpesh dhe kalonte aty ditë të tëra. I dukej sikur ish nevoja për një shpjegim midis atij dhe Natashës; i dukej thënë se të gjitha gjërat që kishin pasur një herë e një kohë duheshin harruar, se, sido që të venin punët... ajo nuk mund të bëhej gruaja e tij, se ai Borisi, s'kish asnjë pasuri e se nuk do t'ia jepnin kurrë për grua. Mirë po s'i bëhej kurrë për voli t'ia thosh dhe i vinte shumë rëndë e s'dinte si ta niste këtë fjalë. Dhe sa më shumë që shkonte koha aq më fort mpleksej e koklavitej edhe kjo çështje. Natasha nga ana e saj, siç e vinin re e ëma dhe Sonja, dukej sikur kish rënë prapë në dashuri me Borisin. I këndonte këngët që i pëlqenin më shumë, i tregonte albumin e saj dhe e shtrëngonte të shkruante aty diçka, nuk e linte ta hidhte fjalën për të kaluarat, duke i dhënë të kuptonte se e tanishmja ishte më e bukur; dhe çdo ditë ai ikte si në një mjegull, pa e thënë dot atë që kish ndër mënd të thoshte, pa e ditur as vetë se ç'do të bënte, përse kishte ardhur dhe ku do të përfundonte kjo punë, Borisi i kishte prerë vizitat te Elena, merrte çdo ditë pusullë qërtimi prej saj, e megjithë këtë i kalonte ditët në shtëpinë e Rostovëve.

## XIII

Kontesha plakë, në këmishën e natës dhe me skufë në kokë, pa kaçurrelat e vëna, me një cullufe të mjerë flokësh që i dilte nën skufën e bardhë të natës, ish duke bërë faljen e mbrëmjes; gjithë du-

ke rënkuar e duke u kollur lutej e falej duke rënë më gjunjë e duke u përkulur gjer përdhe, kur krisi dera, dhe Natasha, në këmishët edhe ajo, me letra në flokët për të formuar kaçurrelat këmbë-zbathur në pantofle, u vërsul brënda në dhomë. Kontesha ktheu kokën dhe vrënjti vetullat. Ishte duke mbaruar lutjen e fundit. „Mos vallë ky shtrat do të jetë qivuri im?" Frymëzimi fetar që e kish rrëmbyer fluturoi menjëherë dhe e braktisi. Natasha, e skuqur, plot gjallëri, duke parë të jëmën që po falej, u ndal në vënd në vrap e sipër, u mblodh gërmuq dhe pa dashur nxori majën e gjuhës jashtë dhe e kafshoi, sikur i kanosej vetes së saj për guximin që kishte marrë. Duke vënë re se e ëma vazhdonte të falej u sul në majë të gishtërinjve gjer te shtrati, hoqi pantoflet nga këmbët dhe këceu mbi atë shtrat që kontesha në lutjen që bëri kish frikë se mos shndërrohej në qivur për të. Ishte një shtrat i lartë me péndë, me pesë jastëkë vënë njeri mbi tjetrin që vinin duke u zvogluar nga poshtë lart. Natasha këceu mbi 'të, u fundos në dyshekun me pëndë, zuri vënd anës dhe zuri të lëviste nën kuvertën që të rregullohej sa më mirë, ngrinte gjunjët drejt mjekrës, lëvrinte këmbët dhe qeshte me zë të mbytur që mezi dëgjohej, herë duke mbuluar kokën, herë duke hedhur sytë nga e ëma. Kontesha mbaroi së faluri dhe iu afrua shtratit me fytyrë të rreptë; po duke parë se Natasha e kish mbuluar kokën me kuvertë, bëri buzën më gaz me ëmbëlsi e dhëmshuri siç e kish zakon.

— Hajde, hajde, — tha.

— Mama, mund të flasim një çikë, po? — pyeti Natasha. — Dal të të puth në gushë; një herë vetëm, jo më. — I hodhi duart në qafë dhe e puthi në gushë, nën mjekër. Ajo sillej si çamaroke me t'ëmën, po prapë lëvizjet e saja ishin të zhdërvjellta e delikate dhe, duke e pushtuar në krahë, e kish mëndjen gjithënjë që me përkëdheljet e saja të mos i shkaktonte ndonjë dhëmbje në trup e të mos e bezdiste.

— E ç'do më thuash sot? — e pyeti e ëma, kur u rregullua mbi jastëkët dhe si priti që Natasha,

e cila u vërvit nja dy herë, të zinte vënd pranë saj, nën të njejtën kuvertë, e të nxirte jashtë krahët duke marrë një shprehje serioze.

Këto vizita të Natashës natën, që zgjatnin gjer sa kthehej konti nga klubi, ishin një nga kënaqësitë më të mëdha si për nënën ashtu edhe për të bijën.

— Folë, ç'do të më thuash sot? — e pyeti prapë e ëma. — Po shiko, duhet të të them se...

Natasha i zuri gojën me dorë.

— Për Borisin... e di, — tha rëndë-rëndë, — edhe unë për këtë erdha. Mos më thoni asgjë. I di të gjitha... Apo, flisni, flisni, më mirë! — ia hoqi dorën nga goja, — Thomëni, mama, a nuk është simpatik?

— Natasha, ti je gjashtëmbëdhjetë vjeç tani, në moshën tënde unë isha martuar. Ti thua që Borisi është simpatik. Shumë simpatik është dhe unë e dua si djalin tim; po ti si e ke punën?... Ç'mendon? Ti ia ke marrë mëntë fare, e shoh unë... —

Duke thënë kështu, kontesha vështroi të bijën. Natasha dergjej e shtrirë, duke vështruar drejt përpara, me sytë të palëvizur e të ngulur në një sfinks prej bakëmi të gdhendur në qoshet e shtratit, kështuqë kontesha e shikonte vetëm në profil fytyrën e së bijës. Kjo fytyrë e çuditi më atë shprehje të veçantë serioziteti e përqëndrimi që kishte marrë.

Natasha po dëgjonte, e menduar.

— E pastaj, ç'dolli nga kjo? — tha.

— Ti ia ke marrë mëndtë fare, po ku do të përfundojë kjo punë? Ç'qëllime ke? Ti e di fort mirë që s'mund ta marrësh burrë.

— E pse? — tha Natasha, gjithënjë pa ndryshuar qëndrim.

— Se është shumë i ri për ty, se është i varfër, se e ke kushëri... dhe, më në fund, se edhe ti vetë nuk e dashuron.

— Ku e dini ju?

— E di unë. Dhe s'bën kështu, çupa ime.

— Po sikur ta dua.

— Natasha, mos folë marrëzira tani, nuk ka lezet, unë ta kam seriozisht...

Natasha nuk e la të mbaronte, mori dorën e konteshës, e puthi nga kurrizi, pastaj nga pëllamba, pastaj e ktheu dhe filloi ta puthte në falangën e parë të një gishti, pastaj midis një gishti e tjetrit dhe prapë sërish në një falangë, duke pëshpëritur: — Janar, shkurt, mars, prill, maj ... — Flisni, mama, pse heshtni? Flisni, — tha duke i kthyer sytë nga e ëma që po e sodiste me një vështrim të ëmbël dhe dukej sikur i kish harruar të gjitha fjalët që kish ndër mënd të thosh.

— S'bën kështu, shpirtja ime. Kushedi ç'mund të thonë bota, nuk e kuptojnë dot të gjithë se ju jeni vetëm shokë që në vegjëli, kushedi me ç'sy e shohin; një miqësi kaq e ngushtë me Borisin mund të të prishë punë e t'i largojë të rinjtë e tjerë që hyjnë e dalin në shtëpi tonë; pastaj përse ta bësh të vuajë kot se koti? Mbase ka gjetur dhe ai ndonjë vënd të mirë që i përshtatet, ndonjë vajzë të pasur, dhe ti e merr më qafë, ia bën mëndjen fugë.

— Mëndjen fugë? — përsëriti Natasha.

— Ja, dëgjo një gjë që e kam hequr vetë. Kisha *un cousin* ...[1]).

— E di, Kirill Matveiçin, po ai është plak, jo?

— Po s'ka qënë gjithënjë plak. Tani dëgjo Natasha, unë do të flas me Borisin. Do t'i them të mos vijë kaq shpesh ... Do t'i them që nuk bën të vijë ...

— E pse nuk bën, kur i pëlqen të vijë?

— Se e di që jeni futur në një rrugë pa krye.

— Që ku e dini ju? Jo, mama, mos i thoni gjë. E për ç'të keqe, një herë? — tha Natasha me tonin e një njeriu që kërkojnë t'i rrëmbejnë një gjë të vetën, — Mirë, s'martohem me 'të, po për të ardhur le të vijë, derisa edhe atij i pëlqen edhe mua më bëhet qejfi. Natasha, me buzë në gaz, vështroi të jëmën. — Nuk martohem për të martuar, po vetëm *kështu*, — foli e tha.

— Ç'domethënë kjo *kështu*, moj bijë?

1) Një kushëri.

— Ja, *kështu.* — S'martohem për të martuar, dhe aq më bën, po vetëm... *kështu.*

— Kështu, kështu, — përsëriti kontesha e, duke u tundur e tëra, ia dha të qeshurit papritur e pakujtuar, një të qeshuri me gjithë zemër prej plake zemërbardhë.

— Mjaft qeshët, dé, mjaft, — thirri Natasha, — mjaft, se do rrëzoni krevatin. — Njësoj jemi ne të dyja: edhe ju ia kërcisni të qeshurit më keq se unë... Po dale... prisni... — dhe ia kapi të dy duart konteshës, mbështeti buzët në njerën dhe puthi një falangë të gishtit të vogël — „qërshor" — e vazhdoi të puthte duke thënë: „korrik", „gusht" në dorën tjetër. — Mama, a thua është çmendur vërtet pas meje? Si ju duket? A marroseshin kështu pas jush? Dhe është shumë simpatik, shumë, shumë, simpatik! Po prapë s'është pikërisht ashtu siç e dua unë; është i hollë dhe e ka trupin të ngushtë si ai këllëfi i drunjtë i sahatit të murit... Nuk e kuptoni, moj?... Është i ngushtë, e dini, bojëhiri, i çelët...

— Ç'janë këto që na thua, moj?! — i foli kontesha.

Natasha vazhdonte.

— Vërtet nuk e kuptoni? Nikolenka do ta kish kuptuar... Bezuhovi, ky është mavi e thellë me një çikë të kuqe dhe është katran...

— Edhe me atë sikur e ke një çikë — e thumboi kontesha duke qeshur.

— Jo, ai është mason, e kam marrë vesh. Po është shpirt njeriu, mavi-e-thellë me një çikë të kuq... Si t'jua shpjegoi...

— Konteshëzë, — u dëgjua zëri i kontit matanë derës. — Nuk fle? — Natasha këceu poshtë shtratit, mori fluturimthi pantoflet dhe iku me vrap në dhomën e saj.

Një copë herë ndenji ashtu pa rënë në shtrat të flinte. Mendonte vazhdimisht se asnjeri nuk i kuptonte dot ato që asaj i dukeshin fare të qarta, s'ia kuptonin dot shpirtin.

„Sonja" mendoi, duke vështruar Sonjën që po flinte e mbledhur lëmsh si mackë, me atë gershe-

tin e saj të madh supeve. „Bah, e ç'mund të kuptojë kjo? Është çupë e mbarë kjo, s'di nga ato. Ka rënë në dashuri pas Nikolenkës, dhe as që pyet për gjë tjetër. Bëj hesap që as mamaja nuk arrin ta kuptojë. Është një çudi për t'u çuditur se sa e zgjuar që jam... dhe sa e dashur që është kjo Natasha", vazhdonte duke folur për vete në veten e tretë dhe duke e marrë me mënd sikur këto fjalë i thosh për të një burrë shumë i mençur; më i mençuri dhe më i miri i burrave. „Të gjitha të mirat i ka", vazhdonte ai burrë, „është e zgjuar, e dashur, shumë, shumë e dashur, e këndëshme, e hijëshme, pastaj e bukur e bukur si perri, e shkathët, e gjallë, di të bëjë not, ia hipën kalit për bukuri apo për atë zë që ka! Mund të them plot gojën se ka një zë të mrekullueshëm!"

Ia mori një *arie* nga ato që pëlqente më shumë nga një opera e Kerubinit, u hodh mbi shtrat, zuri të qeshte tek mendonte e gëzuar se pas disa çastesh do ta zinte gjumi dhe i thirri Dunjashës të shuante qirinë; dhe pa dalë mirë Dunjasha nga dhoma, Natasha kish kaluar në botën edhe më të lumtur të ëndrrave, ku çdo gjë ishte e lehtë dhe e bukur si në realitet, po ishte edhe më e mirë, sepse kish ndryshe nga ç'është në realitet.

Të nesërmen kontesha thirri Borisin dhe foli me 'të, dhe që prej asaj dite ai nuk shkeli më në shtëpinë e Rostovëve.

## XIV

Më 31 dhjetor, në vigjiljen e vitit të ri 1810, kishte *réveillon*[1]) dhe jepej një ballo e madhe te një personalitet i lartë i kohës së Katerinës. Në këtë ballo do të ishin të pranishëm trupi diplomatik dhe perandori.

Në rrugën e Englezëve gjatë bregut të Nevës pallati madhështor i këtij aristokrati të madh shkëlqente e vetëtinte nga dritëra të panumurta. Për-

---

1) Darkë

para shkallëve të hyrjes që ishin ndriçuar me salltanet të madh, qe shtruar një qilim i kuq; matanë e mëkëtëanë ishin rrjeshtuar xhandarë nën syrin e vetë shefit të policisë e të dhjetra oficerëve. Një palë karroca shkonin, të tjera karroca vinin pa pushim, me lakenj në uniformë të kuqe e me lakenj me kapela stolisur me pendë. Nga karrocat zbrisnin njerëz të veshur me uniformë, me gjoksin të mbushur me dekorata e me shirita; zonjat veshur në mëndafsh e me hermelín, lëshonin këmbën me kujdes e me naze në këmbëzat e karrocës të ulura me zhurmë dhe ngjitnin në heshtje e me nxitim shkallët e hyrjes.

Pothuajse sa herë që afrohej ndonjë karrocë e re, në turmët ndihej një pëshpëritje dhe ngriheshin kapelat.

— Madhëria e Tij... Jo, ministri... princi... ambasadori... nuk i shikon pendët?... — dëgjohej dikush që fliste në mes të asaj turme.

Një nga sehirxhinjtë, veshur më mirë nga të tjerët, i njihte të gjithë me sa dukej, dhe i tregonte me emër zotërinjtë më aristokratë të asaj kohe. Më se një e treta e të ftuarve kishin ardhur që tani në këtë ballo, kurse te Rostovët, që ishin të ftuar e do të vinin edhe ata, ende vazhdonin përgatitjet e nxitura të veshjes e të tualetit.

Në familjen Rostov ish biseduar shumë rreth kësaj balloje dhe përgatitjet kishin filluar prej shumë kohe; kishin pasur frikë se vallë u dërgonin ftesë, se vallë do të arrinin të kishin rrobet gati me kohë e se mos u dilte ndonjë pengesë a prapësi në ditët e fundit.

Maria Ignatievna Peronskaja, mike dhe farefis me konteshën, një grua thatime e verdhacuqe, zonjushe nderi në oborrin e vjetër, kish dhënë fjalën se do t'i shoqëronte Rostovët që ishin provincialë aty dhe do t'i paraqiste në shoqërinë e lartë peterburgeze. Rostovët do të venin ta merrnin në orën dhjetë në Kopshtin e Tavridit[1]); ora ishte që tani dhjetë pa pesë dhe vajzat ende nuk ishin veshur.

---

1) Rezidenca e Nënës Perandoreshë.

Për herë të parë në jetë të saj Natasha do të shkonte në një ballo të madhe. Asaj dite ish ngritur në orën tetë të mëngjesit dhe tërë ditën e ditës e kish kaluar si ndër ethe, duke u marrë me punë, pa pushuar asnjë çast. Të gjitha fuqitë e saja, që në orët e para të mëngjezit, synonin vetëm drejt këtij qëllimi; e ëma, ajo dhe Sonja të visheshin sa të qe e mundur më mirë. Sonja me konteshën kishin besim të plotë te ajo. Kontesha do të vishte një fustan kadifeje kërmëz që shndriste dhe e ndërronte ngjyrën në mavi; të dy vajzat, një fustan të bardhë velloje përmbi petka trëndafili mëndafshi, me burbuqe trëndafilli në korsazh. Flokët do t'i krehnin *a la grecque*[1]).

Puna më e madhe ishte bërë: këmbët, krahët, qafa, veshët kishin larë, parfumuar e pudrosur me kujdesin më të madh tamam ashtu siç e do puna kur njeriu do të shkojë në një ballo; ishin mbathur çorapet prej mëndafshi të tejdukshëm dhe këpuckat prej atllasi të bardhë stolisur me kordele; flokët i kishin mbaruar së ujdisuri. Tani Sonja po mbaronte s'u veshuri, gjithashtu edhe kontesha; Natasha veç që po binte copë për të gjithë, kish mbetur prapa. Ende po rrinte përpara pasqyrës me një peshqir hedhur supeve të hajthme. Sonja, e veshur tani, qëndronte më këmbë në mes të dhomës dhe po rregullonte fjongon e fundit që kërciste nën gjilpërën me të cilën mundohej ta kapte.

— Jo ashtu, jo ashtu, Sonja — tha Natasha, duke kthyer kokën e duke shpënë duart në flokët, se kamerjerja që po ia mbante nuk arriti t'ia lëshonte.

— Ashtu s'të ka hije ajo fjongo, eja këtu.

Sonja iu afrua dhe u ul gërmuq. Natasha ia vuri ndryshe fjongon.

— Me leje, zonjushe, kështu unë s'kam se si të të rregulloj, — i tha kamerjerja, që po mbante flokët e Natashës.

— O Zot! Dale, prit një çikë! Ja, kështu, Sonja.

— Kur do të bëhi gati dé, doni dhe shumë? — pyeti zëri i konteshës. — Ora po vete dhjetë.

---

1) Pas mënyrës greke.

— Ja, ja, mbaruan. Ju a jeni gati, mama?

— Ja, sa të ve edhe kapelën.

— Mos e vini pa mua, — briti Natasha, — ju nuk dini si duhet rregulluar!

— Po ora vajti dhjetë!

E kishin vendosur të ishin në ballo në orën dhjetë e gjysmë; po Natasha ende nuk qe veshur, pa duhej të shkonin edhe në Kopshtin e Tavridit.

Si mbaroi me flokët, Natasha, veshur me një këmishë të s'ëmës përmbi një fustë të shkurtër që linte të dukeshin këpucët nazike të ballos, u sul te Sonja, e vërejti me sy kritik, e pastaj rendi me vrap tek e ëma. I mori kokën, ia ktheu pakëz mënjanë, i vuri kapelën, ia puthi fluturimthi flokët e argjëntë e u lëshua përsëri te shërbëtoret që po i thyenin fundin e fustanit.

Tani i erdhi radha për kritikë fustanit të Natashës që ishte tepër i gjatë; dy kamerjere po i thyhenin fundin, duke e këputur me të shpejtë perin me dhëmbë. E treta, duke i mbajtur gjilpërat me kokë midis buzëve e midis dhëmbëve, sulej herë te kontesha, herë te Sonja; kamerjerja e katërt mbante në dorën e zgjatur lart tërë fustanin e tejpashëm prej velloje.

— Mavrusha, një çikë më shpejt, moj pëllumbeshë!

— A s'më jepni një çikë gishtëzën, aty zonjushe.

— E kur do të mbaroni, më në fund? — pyeti konti që jashtë derës. — Ja dhe parfumet për ju. Peronskaja po na pret, kushedi ç'thotë.

— Gati, zonjushe, — thoshte kamerjerja duke ngritur me dy gishtrinj fustanin prej velloje me fundin të thyer sa duhej; e duke i fryrë diçkaje e duke e tundur, dukej sikur donte të tregonte me këtë se sa i pastër ish ai petk, e sa i lehtë, e sa transparent!

Natasha filloi ta vishte.

— Ja, ja, mos hyni, baba, — i briti, që poshtë vellos së rrobes që po i mbulonte tërë fytyrën, të jatit që po hapte derën.

Sonja e shtyu derën. Pas një minute e lanë kontin të hynte. Kishte veshur një konstum blu, me çorape mëndafshi e këpucë llustrina në këmbë, i lyer, i parfumuar e i pudrosur.

— Oh, baba! Sa i bukur je bërë! Si pëllumbi! — u çudit Natasha që, më këmbë në mes të dhomës, po rregullonte palat e rrobes.

— Me leje, zonjushe, me leje, — thoshte kamerjera që, duke ndenjur më gjunjë, po i rregullonte fustanin, po i jepte dorën e fundit, dhe me majën e gjuhës lëvizte gjilpërat me kokë nga njëri çip i gojës te tjetri.

— Bëj si të duash! — thirri Sonja me tonin e një njeriu që po e humb durimin, — bëj si të duash, po është akoma i gjatë! — duke vështruar fustanin e Natashës.

Natasha u largua një çikë që të shihej më mirë në pasqyrë. Fustani ish i gjatë.

— Për emrin e Zotit, zonjushe, nuk është hiç i gjatë, — tha Mavrusha që po zvarrisej mbi dysheme pas zonjusheve.

— Po mirë, dhe në është i gjatë e thyejmë një çikë, brënda një minute rregullohet, — tha Dunjasha e vendosur, duke hequr një gjilpërë nga shamia që kish në qafë, dhe iu përvesh punës, ulur në dysheme.

Në këto e sipër hyri kontesha, me çape të ngadalëshme, me drojtje, me fustanin e saj prej kadifeje e me kapelë në kokë.

— Oh! Oh! Sa e bukur! — thirri konti. — Më e bukura nga të gjitha këtu! . . .

Deshi ta përqafonte, po kontesha, duke u skuqur, u hoq mënjanë që të mos i zhubrosej fustani.

— Mama, kapela do vënë cazë mënjanë, — tha Natasha — Dale t'jua ujdis prapë, — dhe u lëshua përpara; kamerjeret që po qepnin buzën e thyer të fustanit s'e ndoqën dot me kohë, kështuqë u çuar një copëzë e rrobes prej velloje.

— O Zot, o Zot! Ç'u bë kështu? Për emrin e Zotit, unë s'kam faj . . .

— S'është gjë, jo, e ndreq unë sakaq e të mos duket fare, — thoshte Dunjasha.

— O bukuroshe e nënës, mbretëreshëza ime! — tha që nga praku taja që po hynte. — Apo Sonjushka! O bukuroshet e nënës! ...

Më ora dhjetë e një çerek, më në fund, hipën në karrocë dhe u nisën. Po duhej të kalonin më parë nga Kopshti i Tavridit.

Peronskaja ishte gati. Megjithë pleqërinë dhe shëmtimin e saj edhe ajo s'kish lënë gjë pa bërë që të stolisej, pikërisht ashtu siç bënë në shtëpinë e Rostovëve, po veç jo me aq nxitim (se për 'të ish një gjë e zakonshme); trupi i plakur e i shëmtuar ish larë, ish lyer me erëra, ish pudrosur po me aq zell e kujdes dhe bile, pikërisht si në shtëpinë e Rostovëve, kamerjerja plakë kish mbetur gojëhapur kur e kish parë të veshur aq bukur të zonjën tek hynte në sallon me një fustan të verdhë stolisur me shifrën e perandoreshës. Peronskaja i lëvdoi rrobet e Rostovëve. Edhe Rostovët i lëvduan shijen e hollë dhe veshjen e saj, dhe me shumë kujdes e vëmëndje, që të mos u prisheshin flokët e të mos u zhubroseshin rrobet, plot në orën njëmbëdhjetë hipën në karrocë dhe u nisën.

## XV

Që në mëngjez të kësaj dite Natasha s'kish pasur asnjë çast të lirë, kështuqë s'kish mundur të mendonte asnjëherë e të përfytyronte se ç'po e priste.

Në ajrin e lagësht e të ftohtë të natës, n'atë vënd të ngushtë e në errësirën gati të plotë të karrocës që hidhej e lëkundej, për të parën herë ajo e përfytyroi me ngjyra të gjalla ç'po e priste atje në ballo, në sallat e ndriçuara, — muzikën, lulet, vallet, perandorin, gjithë rininë e shkëlqyer të Peterburgut. Ajo që e priste ishte kaq madhështore, kaq e mrekullueshme, sa nuk i shkonte kurrë ndër mënd e as që mund ta besonte — aq fort pak pajtohej me përshtypjen e të ftohtit, të ngushticës e të errësirës në karrocë. E kuptoi vetëm kur, duke shkelur mbi qilimin e kuq të hyrjes, hyri në hajat,

hoqi peliçen dhe ngjiti, pranë Sonjës, përpara së jëmës, në mes të luleve, shkallët e ndriçuara, sikur të qe ditë. Vetëm ahere i erdhi ndër mënd se si duhej të sillej në ballo, e u përpoq të merrte atë qëndrim madhështor që duhej të kish në ballo një vajzë, si pas mëndjes së saj. Po, për fatin e saj të mirë, ndjeu se sytë po i visheshin, asgjë nuk shihte çquar, të gjitha i dukeshin turbull, pulsi i rrihte njëqind në minutët, zemra i lëftonte sikur do t'i çante kraharorin. Kështuqë s'mundi ta merrte atë qëndrim, i cili do ta bënte qesharake; ecte shumë e tronditur dhe e mallëngjyer, sa mënt i binte të fikët, po me të gjitha forcat e saja ajo mundohej ta mbante veten e ta fshihte turbullimin që kish. Dhe ky ishte pikërisht qëndrimi që i shkonte më mirë e i kish hije. Para dhe prapa tyre, gjith duke biseduar me zë të ulët dhe veshur, si ato, me rrobat e ballos, ngjiteshin të ftuarit. Pasqyrat e sallonit pasqyronin zonjat me rrobe të bardha, trëndafili, të kaltra, me brilante e me margaritarë në qafë e në krahët e zbuluar.

Natasha vështronte në pasqyrat, e në ato figura të pasqyruara nuk ish e zonja të dallonte veten nga të tjerat. Gjithëçka përzihej në një varg të shkëlqyer. Kur hyri në sallën e parë, zhurma monotone e zërave, e hapave, e përshëndetjeve ia mori mëndjen dhe e shastisi; drita dhe shkëlqimi rreth e rrotull e verbuan fare.

Zoti dhe zonja e shtëpisë që, qysh prej gjysmë ore po qëndronin më këmbë pranë derës së hyrjes dhe u përsërisnin gjithë atyre që hynin po ato fjalë: *„charmé de vous voir"*[1], i pritën gjithë në këtë mënyrë edhe Rostovët me Peronskajan.

Dy vajza me rrobe të bardha, me dy trëndafilë të njëllojshëm në flokët e zes, bënë gjithashtu një reverencë, po zonja i nguli sytë pa dashur, për një kohë më të gjatë mbi Natashën e hollë e të hajthme. E vështroi dhe vetëm asaj i buzëqeshi në një mënyrë të veçantë, ndryshe nga buzëqeshja e zakonshme që u drejtonte të tjerëve si zonjë e shtë-

1) Mirse na erdhët.

pisë që ishte. Tek e vështronte ashtu, zonjës së shtëpisë iu kujtua mbase ajo kohë e artë që s'kthehej më e çupërisë dhe e ballos së saj të parë. Edhe zoti i shtëpisë e ndoqi me sy Natashën dhe pyeti kontin cila qe e bija.

— *Charmante*[1] — tha, duke puthur majat e gishtrinjve.

Në sallon të ftuarit u mblodhën të gjithë pranë derës së hyrjes, duke pritur perandorin. Kontesha zuri vënd në rreshtat e para të kësaj turme. Natasha ndjente dhe dëgjonte se disa veta, duke pyetur kush qe, flisnin për 'të e po e vështronin. E kuptoi se u pat pëlqyer gjithë atyre që e kishin vënë re, dhe kjo e kënaqi dhe e qetësoi një çikë.

„Ka dhe njerëz si ne, ka edhe më poshtë nga ne", mendoi.

Peronskaja i tregonte me emër konteshës personalitetet më të çquar që merrnin pjesë në ballo.

— Ja ambasadori i Hollandës, e shihni, ai zotnia i thinjur, — thoshte, duke treguar një plakëruq me flokë shumë të dredhur e të argjëntë, rrethuar nga një grup zotërinjsh që i bënte të qeshnin me ato që po u kallzonte.

— Dhe ja mbretëresha e Peterburgut, kontesha Bezuhova, — tha, duke treguar Elenën, që po hynte.

— Sa e bukur që është! As Maria Antonovna[2] s'ia kalon dot kësaj; shikoni si i vinë rrotull e si i vardisen të rinj e pleq. Është perri dhe e zgjuar shumë... Thonë se princi... është çmendur pas saj... Po atyre të dyjave atje, sidoqë të shëmtuara, u vardisen akoma më shumë.

Dhe u tregoi një zonjë me një vajzë mjaft të shëmtuar, të bijën, që po kalonin në sallë.

— Është vajzë për të martuar, milionere, — tha Peronskaja. — Dhe ja kandidatët.

— Ky është vëllaj i Bezuhovës, Anatol Kuragini, — tha, duke treguar një djalosh të pashim me uniformën e kalorësit të Gardës, që kaloi pranë tyre, duke vështruar, me kokën lart, përmbi zonjat, ku-

1) Perri!
2) Maria Antonovna Narishkina, — e dashura e perandor Aleksandrit. (Sh. i Përk).

shedi se ku. — Sa i bukur! Hë? Flitet se duan ta martojnë me atë milioneren. Edhe kushëriu juaj, Drubeckoi, edhe ai i vjen rrotull shumë; është hapur fjala se ajo paska miliona. Po, po, ky është ambasadori francez dora vetë, — iu përgjegj konteshës, e cila, duke i treguar Kolenkurin, e pyeste kush qe ai. — Shikojeni, se car duket! Sidoqoftë, janë të dashur këta francezët, shumë të dashur. Në shoqëri s'ka më të dashur se ata! Ja edhe ajo! Besa po, s'e ka shoqen Maria Antonovna jonë, më e bukura nga të gjitha është! Dhe shikoni sa thjeshtë është veshur! E mrekullueshme! Dhe ai i trashi atje, me syze, është një farmason universal, — tha Peronskaja duke treguar Bezuhovin. — Merreni me mënd si duket pranë së shoqes: arì mali!

Pjeri po bënte përpara duke u lëkundur me trupin e tij të trashë e të rëndë, duke çarë një shteg midis turmës dhe përshëndeste me kokë më të djathtë e më të mëngjër, i çkujdesur e pa të keq, tamam sikur shkonte në mes të turmës në pazar. Po çante përpara dhe dukej se po kërkonte njeri. Natasha e vështronte plot gëzim fytyrën e njohur të Pjerit, të atij „ariu" siç e kish quajtur Peronskaja. E dinte se Pjeri ata po kërkonte nëpër turmën, e sidomos atë. Pjeri i kish dhënë fjalën se do të vinte në ballo e do t'i gjente kavaljerë.

Po, pa arritur gjer tek ata, Bezuhovi u ndal pranë një djaloshi të zeshkët shumë të pashim, mesatar nga shtati, me uniformë të bardhë, që rrinte më këmbë afër një dritareje e po bisedonte me një burrë të gjatë, me kraharorin të stolisur me kryqe dhe shirita. Natasha e njohu menjëherë djaloshin me uniformë të bardhë e me shtat mesatar: ishte Bollkonski, që iu duk shumë i përtëritur, më i qeshur e më i bukur.

— Ja edhe një i njohur tjetër, Bollkonski, e shihni, mama? — tha Natasha, duke treguar prìnc Andrenë. *Ju kujtohet?* Ndenji një natë tek ne, në Otradnoje,

— Ah, e njihni? — pyeti Peronskaja. — Nuk e honeps, dot atë njeri, *à il fait à présent la pluie et le beua temps*[1]). Dhe kryelartësia e tij s'ka kufi. I ngjan t'et. Është lidhur me Speranskin. Zoti e di se ç'projekte po përpilojnë bashkë. Shikojeni si sillet me zonjat! Ajo po fliste me 'të, dhe ai u kthye nga ana tjetër, — tha duke e treguar. — Të sillet me mua ashtu, pa e sheh si ia punoj!

## XVI

Befas u bë një lëvizje, turma pëshpëriti, bëri përpara, pastaj u hoq mënjanë, dhe perandori, në notat e orkestrës që po fillonte të binte, hyri midis dy rreshta njerëzish që hapnin udhën. Pas tij vinin zoti dhe zonja e shtëpisë. Sovrani shkonte përpara duke përshëndetur më të djathtë e më të majtë dhe dukej sikur nxitohej të shpëtonte sa më parë nga këto rregulla të pritjes. Orkestra ia mori një poloneze që ish shumë e përhapur ahere, për shkak të fjalëve me të cilat e shoqëronin:

*„Aleksandër, Elisavetë,*
*Ju na magjepsni...”*

Perandori kaloi në sallon, turma valaviti e u ngjesh te dyert; disa persona, me fytyra të ndryshuara ashtu siç e donte rasti, hynë dhe duallën me nxitim të madh. Turma u praps përsëri nga dyert e sallonit dhe në njerën nga këto dyer u duk perandori që po bisedonte me zonjën e shtëpisë. Një djalë i ri, i prishur nga fytyra, u lëshua drejt zonjave duke iu lutur që të bënin mënjanë. Disa nga këto zonja, tiparet e të cilave shprehnin një harresë të plotë të të gjitha rregullave të sjelljes së mirë, po shtyheshin për të zënë vënd përpara, pa u bërë merak se po u shkalafiteshin rrobet. Kavaljerët filluan t'u afrohen damave të formonin çiftet për „polonezen”.

---

1) Ai i ka në dorë të gjitha tani.

Të gjithë u hapën më në fund, dhe sovrani, me buzë në gaz e pa e mbajtur ritmin, duke hequr për dore zonjën e shtëpisë, hyri nga një derë e sallonit. Pas sovranit vinin i zoti i shtëpisë me M. A. Narishkinën, pastaj ambasadorët, ministrat, disa gjeneralë, që Peronskaja i numuronte me emër pa u lodhur. Më se gjysma e damave i kishin kavaljerët e tyre, dhe po drejtoheshin ose gatiteshin të merrnin pjesë në vallen.

Natasha e ndjente se ajo po mbetej me t'ëmën e me Sonjën në numurin e vogël të zonjave që u takonte të bënin sehir se si do të vallzonin të tjerët, gjersa nuk i kish ftuar njeri për të këcyer „polonezen". Qëndronte drejt më këmbë me ata krahë të hollë të lëshuar gjatë trupit, dhe gjoksi i saj, që sapo ish formuar, ngrihej e ulej rregullisht; duke mbajtur frymën, me sytë shkrepëtimtarë e të tmeruar, po vështronte përpara me një shprehje në fytyrë që e tregonte të gatëshme për gëzimin më të madh e për brengën më të thellë. Nuk i hynin në sy as perandori as gjithë ato fytyra të çquara që u tregonte Peronskaja; vetëm një bluante në kokë: „A është e mundur të mos më afrohet njeri, a thua nuk do të jem unë midis çifteve të para? Si është e mundur të mos më venë re këta zotërinj që tani duket nuk më shohin, pa, edhe në më vështrojnë, duken sikur thonë: „Ah, s'është ajo që desha, kot që ta shikoj!" „Jo, jo, s'është e mundur!" mendonte. „Ata duhet ta dinë se sa dëshirë kam të vallzoj, sa bukur vallzoj e se sa do të kënaqen po të vallzojnë me mua".

Notat e „polonezes" që po zgjatte mjaft, po fillonin tani të binin me dhëmbje, si një kujtim i pikëlluar, në veshët e Natashës. I vinte për të qarë. Peronskaja qe larguar. Konti ish në anën tjetër të sallës; kontesha, Sonja dhe ajo qëndronin, vetëm, si në një pyll të madh, në mes të asaj turme të huajsh, pa pyetur fare njeri për 'to. Princ Andrea kaloi me një zonjë përpara tyre; po, siç dukej, nuk i njohu. Bukuroshi Anatol, buzagaz, diç i thosh një dame që shoqëronte dhe e vështroi Natashën ashtu siç vështrojmë një faqe muri. Borisi shkoi dy herë përpara

tyre dhe, si herën e parë ashtu edhe herën e dytë ktheu kokën nga ana tjetër. U afruan Bergu me të shoqen, që s'po vallzonin.

Ky takim familjar aty në ballo, sikur të mos kish vënde të tjera ku të bisedonin me njerëzit e shtëpisë, iu duk poshtëronjës Natashës. As e dëgjonte, as e shihte Verën që po i fliste për fustanin e vet të gjelbër.

Më në fund perandori u ndal pranë damës së tij të fundit (kish këcyer me tri dama) dhe muzika pushoi. Një adjutant, mjaft i shqetësuar, u lëshua drejt Rostovëve duke iu lutur të tërhiqeshin një çikë më tutje, megjithëse ishin fare pranë murit. Që lart nga galeria orkestra ia mori një valceri me ritëm të ëmbël që të magjepste. Perandori hodhi sytë e qeshur rrotull sallës. Kaloi një minutë, — askush s'po fillonte akoma. Adjutanti-drejtues iu afrua konteshës Bezuhova dhe e kërkoi. Buzëqeshur, ajo ngriti dorën dhe e vuri në supin e tij, pa e vështruar. Adjutanti drejtues, mjeshtër në artin e vet, i sigurtë, pa u shpejtuar dhe sipas ritmit, duke e kapur fort për mezi damën e tij, u lëshua me 'të, në krye duke rrëshqitur gjatë buzës së një rrethi; në një qoshe të sallës kapi dorën e majtë të damës, e rrotulloi një herë dhe në tingujt e muzikës që po bëheshin përherë e më të shpejtë, u dëgjua vetëm tringëllima ritmike e mamuzeve në këmbët e shpejta e të shkathta të adjutantit; dhe në çdo tri të rrahura, në çdo të vërtitur, fustani i kadifenjtë i damës së tij dukej sikur merrte flakë duke u fryrë. Natasha i vështronte dhe ishte gati të qante që nuk i takoi asaj të vallzonte këtë xhiro të parë të valcerit.

Princ Andrea, me uniformën e tij të bardhë prej koloneli të kavalerisë, me çorape mëndafshi e këpucë gjysma, i qeshur e plot gjallëri, po qëndronte në rreshtat, e para, jo larg nga Rostovët. Baroni Firgof po i fliste për seancën e parë të Këshillit të Shtetit, që ish caktuar për të nesërmen. Princ Andrea, si njeriu i afërt i Speranskit dhe si pjesëmarrës në punimet e komisionit legjislativ, mund t'i jepte lajme të sigurta rreth seancës së nesërme, në lidhje

me të cilën thuheshin shumë fjalë. Po princi s'e kish mëndjen aty dhe as dëgjonte fare ç'po i thosh Firgofi; ai po vështronte herë sovranin, herë kavaljerët që po përgatiteshin të losnin e prapë po nguronin të hynin në valle.

Princ Andrea po vërente ata kavaljerë që druheshin përpara sovranit dhe damat që po prisnin me zemër në dorë të vinin t'i merrnin.

Iu afrua Pjeri dhe e rroku për dore.

— Ju që këceni gjithënjë, shkoni merrni një vajzë që e kam si në patronazh, vajzën e Rostovëve, atë të voglën, — i tha.

— Ku? — pyeti Bollkonski. — Më falni, — tha duke iu kthyer baronit, — këtë bisedim do ta mbarojmë në një vënd tjetër, se balloja është për të këcyer. — Dhe bëri përpara në drejtimin që i tregonte Pjeri. Fytyra e dëshpëruar dhe e trëmbur e Natashës i ra menjëherë në sy princ Andresë. E njohu sakaq. E mori me mënd se ç'ndjente ajo në shpirt, e kuptoi se kjo ishte balloja e parë për 'të, iu kujtuan fjalët e saj atë natë në dritare, dhe me një shprehje gazmore në fytyrë iu afrua konteshës Rostova.

— Më lejoni që t'ju njoh me time bijë, — i tha kontesha duke u skuqur.

— Ne njihemi prej kohe, mbase konteshëza më sjell ndër mënd, — u përgjegj princ Andrea me një përulje të njerëzishme plot nderim, që hidhte poshtë gjithë sa kish thënë Peronskaja për sjelljen e tij, duke iu afruar Natashës e duke shtirë krahun për t'ia hedhur pas belit para se t'i thosh me gojë se a dëshironte të këcente me 'të. E ftoi për të vallzuar atë valcer. Ajo shprehje e tutur e fytyrës së Natashës, gati për dëshprimin më të thellë si edhe për entusiazmin më të zjarrtë, u ndriçua befas nga një buzëqeshje e lumtur, mirënjohëse, fëminore.

„Kam qëkur që po të pres" dukej sikur thosh ajo vajzë e trëmbur e njëkohësisht e lumtur me atë buzëqeshje që vetëtinte, ndonëse prapa kësaj buzëqeshjeje dridheshin lotët, dhe i hodhi dorën në sup princ Andresë. Ata qenë çifti i dytë që hynte në valle. Princ Andrea ishte një nga vallzonjësit më

të mirë të kohës së tij. Edhe Natasha vallzonte për mrekulli. Këmbët e saj të vogla në këpucët e ballos prej atllasi bënin punën e tyre, ashtu vetvetiu, të shpejta e të lehta, dhe fytyra i rrëzëllinte nga entusiazmi i lumtërisë. Qafa dhe krahët e saj të zbuluar qenë të thatë e të dobët. Në krahasim me supet e Elenës, supet e saja ishin të hajthme, gjoksi i paformuar dhe krahët të hollë; po trupi i Elenës dukej si i përlyer nga ato mijra vështrime që ishin ngulur mbi 'të kushedi sa herë, kurse Natasha dukej si çupë e vogël që i kish zbuluar për të parën herë qafën dhe krahët e s'do të dinte ku të futej nga turpi sikur të mos ia kishin mbushur mëndjen se kështu e donte puna e se kjo ish e domosdoshme.

Princ Andresë i pëlqente vallzimi dhe, duke dashur të shpëtonte sa më parë nga bisedimet politike e intelektuale që i bënin të gjithë, duke dashur gjithashtu që të çdukte shqetësimin e shkaktuar nga prania e sovranit, vendosi të këcente. Kish zgjedhur Natashën për ti bërë qejfin Pjerit po edhe sepse, midis femrave të hijëshme që ishin aty, ajo i ra në sy e para; po me të shtrënguar atë bel të hollë e të zhdërvjellët, me ta ndjerë që po lëvizte aq pranë tij, me ta parë tek i buzëqeshte aq afër, aroma e hireve të saja i ra në kokët dhe e dehu; e ndjeu veten të ringjallur e të përtërirë kur, si e përcolli damën në vënd, qëndroi e po shikonte vallzonjësit e tjerë.

## XVII

Pas princ Andresë, Natashës iu afrua Borisi dhe e ftoi të losnin një valle; pastaj i vajti ai adjutanti vallzonjës, që e kish hapur ballon në krye, e, më vonë, me radhë, të rinj të tjerë, dhe Natasha, duke ia lënë Sonjës kavaljerët e tepërt, e lumtur, e skuqur në fytyrë, nuk pushoi së vallzuari gjer sa u mbyll ballua. Ajo s'vuri re asgjë, nuk pa asgjë nga ato që tërhiqnin vëmëndjen e të gjithëve në ato ballo. Jo vetëm nuk vuri re se si sovrani po bisedonte për një kohë të gjatë me ambasadorin francez;

se si po fliste me një mirëdashje të veçantë me një farë dame; se si aksh princ e aksh tjetër po bënin ose po thoshin këtë ose atë gjë; se si Elena kish pasur një sukses të madh dhe ish nderuar nga kujdesi dhe vëmëndja e veçantë e aksh personaliteti; po ajo nuk e pa as vetë perandorin, dhe e kuptoi se qe larguar nga salla vetëm sepse, më të ikur ai, balloja erdh e u ndez e mori më shumë gjallëri. Princ Andrea këceu me Natashën edhe një nga *cotilions*[1]) e gëzueshëm para se të shtroheshin në sofër. I përmendi takimin e tyre të parë në shtegun e Otradnojes, ia kujtoi se si nuk e merrte gjumi asaj nate me hënë e i tha se si ai, pa dashur, ia kish dëgjuar të gjitha fjalët që kish thënë. Kur dëgjoi kështu, Natasha u skuq dhe u përpoq të çfajsohej sikur në atë ndjenjë që pat shprehur e që princ Andrea e kish dëgjuar pa dashur, të kish diçka të turpshme, diçka për t'u qërtuar.

Princ Andrea, si gjithë njerëzit e rritur në shoqërinë e lartë, dëshironte të gjente në rrethet aristokratike njerëz që të mos kishin vulën e zakonshme të jetës së salloneve. Dhe pikërisht e tillë ish Natasha me habitjet e saja, me gëzimin e saj, me ndrojtjen e saj e gjer te gabimet e saja në frëngjisht. Ai sillej me 'të e i fliste me një ëmbëlsi të veçantë e plot kujdes. Duke biseduar për gjërat më të thjeshta e më të parëndësishme, ulur pranë njeri tjetrit, princ Andrea s'i gëzohej dot shkëlqimit gazmor të syve dhe të buzëqeshjes së Natashës, që i përgjigjeshin jo fjalëve që thoshin, po lumtërisë të shpirtit të saj. Kur Natashën vinin e kërkonin për të lozur e që, me një buzëqeshje, ngrihej e kërcente në sallë, princ Andrea admironte sidomos hirin e saj të ndrojtur. Mu në mes të një *cotillon*[2]), Natasha, si mbaroi një figurë, po kthehej duke gulçuar nga lodhja në vëndin e saj.

Pa u sosur mirë në vënd, erdhi e kërkoi një kavaljer tjetër.

---

1) *Kotijon*, — është një lloj danci me figura që shoqërohet edhe me loja. Këtu është në numurin shumës: Kotijonet.

2) Kotijoni.

Ish e lodhur, mezi merrte frymë e, me sa dukej, mendoi një herë t'ia prishte e të mos loste, po aty për aty ndërroi mëndje hodhi dorën me gëzim në supin e kavaljerit të saj dhe i buzëqeshi princ Andresë.

„Ma kish ënda të çlodhesha e të qëndroja me ju, jam e lodhur, po ju shihni se si vinë e më kërkojnë, dhe unë gëzohem për këtë, e ndjej veten të lumtur, i dua që të gjithë, dhe ne të dy e kuptojmë fare mirë njeri jatrin", thosh ajo buzëqeshje, si edhe shumë gjëra të tjera. Si e mbaroi atë xhiro, Natasha kaloi nëpër sallë duke kërkuar dy dama për figurat.

„Në qoftë se ajo herën e parë do t'i afrohet së kusherirës e pastaj ndonjë dame tjetër, do të bëhet gruaja ime", tha me vete papritur e papandehur princ Andrea, duke e ndjekur me sy. Ajo iu afrua herën e parë së kusherirës.

„Se ç'marrëzira na kalojnë nganjëherë në mendje", mendoi princ Andrea; „po, sigurisht, kjo vajzë kaq e hijshme, kaq e këndëshme, kjo vajzë kaq e dashur që i ka të rralla shoqet, ka për t'u martuar brënda muajit, po vazhdoi kështu nëpër ballo", mendonte, ndërsa Natasha, duke rregulluar trëndafilin e korsazhit, erdhi e u ul pranë tij.

Kur mori fund *kotijoni* konti plak, veshur me frak mavi të errët erdhi pranë vallzuesve. E ftoi princ Andrenë që t'i vinte në shtëpi dhe e pyeti të bijën a dëfreu dhe a ishte e kënaqur. Natasha nuk u përgjegj, po bëri buzën në gaz sikur donte të thosh me një farë qërtimi: „Edhe pyet?"

— E kënaqur si kurrë ndonjë herë tjetër! — tha më në fund dhe princ Andrea vuri re se krahët e saj të hajthëm u çuan me të shpejtë për të pushtuar të jatin, po menjëherë u ulën. Natasha ish e lumtur si s'pat qënë kurrë në jetë të saj. Kish arritur në atë pikën më të lartë të lumtërisë, në të cilën njeriu bëhet ëngjëll nga mirësia e zemrës e nga dlirësia e shpirtit dhe nuk beson në mundësinë e së ligës, të fatkeqësisë e të dhëmbjes.

Në këtë ballo Pjeri, për herë të parë, e ndjeu veten të fyer nga roli që lozte e shoqja në sferat e larta të shoqërisë. I zymtë e i hutuar, me një rrudhë të thellë në ballë, po qëndronte më këmbë pranë një dritare, duke vështruar përmes syzeve të tija, pa parë njeri.

Natasha duke u drejtuar për në tryezë, i kaloi përpara.

Fytyra e vrënjtur dhe e pikëlluar e Pjerit e habiti. U ndal përpara tij dhe desh ta ngushëllonte, ta gëzonte, t'i derdhte në zemër tepricën e lumtërisë së saj.

— Sa bukur, kont, sa kënaqësi! — tha, — apo jo, kont?

Pjeri, i hutuar, buzëqeshi, sigurisht pa e kuptuar fare se ç'po i thosh ajo.

— Po, unë jam shumë i kënaqur, — tha.

„E si mund të jetë i pakënaqur njeriu në një gëzim të tillë?" mendonte Natasha. „Sidomos një njeri aq i mirë si ky Bezuhovi". Për Natashën të gjithë ata që ndodheshin në këtë ballo ishin pa përjashtim njësoj të mirë, të dashur, të ëmbël, të përsosur, që të gjithë e donin tjetrin si veten e tyre: askujt s'mund t'i shkonte ndër mënd ta fyente tjetrin e prandaj që të gjithë duhej të qenë të lumtur.

## XVIII

Të nesërmen princ Andresë iu kujtua balloja e së djeshmes. Çë tjatër?... Hë, po, Rostova e vogël... Shumë e këndëshme, besa. E freskët, vajzë që s'e ka shoqen në Peterburg. Ja, vetëm kaq mendoi për ballon e djeshme, dhe, si piu çajin, iu përvesh punës.

Po, qoftë nga lodhja ose nga pagjumësia, nuk i epej hiç për punë asaj dite, as mëndja i punonte as duart i bënin, asgjë nuk i hynte në sy dhe u gëzua kur erdhën e lajmëruan se dikush kish ardhur.

Ishte Bicki, i cili qe anëtar i shumë komisioneve dhe frekuentonte gjithë salonet dhe klubet e

Peterburgut; admironjës i flaktë i ideve të reja e i Speranskit dhe përhapës i palodhur i lajmeve në Peterburg, ai qe një nga ata që ndjekin modën edhe në opinionet e tyre, si në veshjen e tyre, e që pikërisht për këtë arësye dukej sikur janë partizanët më të zjarrtë të ideve të reja. Si i mbytur në punë e në telashe, hoqi shpejt kapelën dhe hyri si veriu në dhomën e punës të princ Andresë e menjëherë filloi të fliste. Sapo i kish mësuar hollësirat e seancës të atij mëngjezi të Këshillit të Shtetit, hapur nga sovrani vetë, dhe po ia thosh me entusiazmë e me afsh. Fjalimi i perandorit kish qënë i jashtëzakonshëm, një fjalim nga ata që mund të mbahen vetëm nga një monark kushtetonjës. — Perandori tha hapët se Këshilli i Shtetit dhe Senati janë rende shtetërore; tha se qeveria duhet të mbështetet në *parime të shëndosha* dhe jo në arbitraritetin. Tha se financat duhet të riorganizohen dhe bilançet të jenë publike, — tregonte Bicki, duke i theksuar disa fjalë e duke çqyer sytë në mënyrë kuptimplote.

— Po, kjo e sotmja është një ngjarje që shënon një epokë të re, epokën më të madhe në historinë tonë, — e mbylli fjalën ai.

Princ Andrea po e dëgjonte këtë relacion të hapjes së Këshillit të Shtetit që ai e kish pritur me aq padurim e i kish dhënë aq rëndësi të madhe, dhe çuditej vetë me vete që kjo ngjarje tanimë e linte fare të ftohtë e i dukej si pa rëndësi. Po dëgjonte me një ironi të qetë përshkrimin entuziast të Bickit. Një mendim shumë i thjeshtë i kaloi në mëndje: „Ç'më duhet mua dhe Bickit, ç'na duhet neve se ç'i pëlqeu të thosh perandorit në mbledhjen e Këshillit të Shtetit? Se mos më bën kjo më të lumtur apo më të mirë?"

Dhe ky mendim i thjeshtë ia nxori përnjëherësh nga zemra princ Andresë reformat e kryera, për të cilat ai interesohej aq shumë gjer në atë çast. Po atë ditë ai do të shkonte për drekë te Speranski, *„en petit comité*[1]), siç i kish thënë, duke e ftuar, i zoti i shtëpisë. Këtë drekë, në rrethin e njerëzve të

1) Në një rreth të vogël.

shtëpisë e të miqve më të ngushtë të një njeriu që ai e admironte aq shumë, princ Andrea e priste me gëzim të madh, aq më fort se ai nuk e kish parë Speranskin në jetën e tij private; po ja që tani nuk ndjente asnjë dëshirë për të vajtur.

Megjithë këtë, në orën e caktuar, princ Andrea hyri në shtëpinë e vogël të Speranskit, pranë Kopshtit të Tavridit. Në sallën e bukës me parket, të asaj shtëpie të vogël që çquhej për pastërtinë e saj të veçantë (të sillte ndër mënd pastërtinë e një manastiri), princ Andrea, që kish ardhur një çikë me vonesë, aty në orën pesë gjeti të mbledhur atë *petit comité*[1]) të miqve të ngushtë të Speranskit. Gra nuk kishte, përveç bijëzës së Speranskit (me një fytyrë të gjatë që i përngjante fytyrës së t'et) dhe guvernantes së saj. Të ftuarit qenë Zhervej, Magnicki dhe Stolipini. Sapo shkeli në paradhomën princ Andrea dëgjoi shumë zëra dhe një të qeshur të çelur, kumbonjëse, një të qeshur të gjallë që i përngjante të qeshurit të një aktori në skenë. Dikush, me një zë që dukej si ai i Speranskit, mënt mbytej nga të qeshurit: „ha... ha... ha...". Princ Andrea s'e kish dëgjuar të qeshte ndonjëherë Speranskin, dhe këta të qeshur me zë të fortë e të hollë të këtij burri shteti i bëri një përshtypje shumë të keqe.

Princ Andrea hyri në sallën e bukës. Të pranishmët kishin zënë në vënd midis dy dritaresh përpara tryezës ku ishin shtruar mezet. Speranski ishte më këmbë pranë tryezës; ish i qeshur në fytyrë veshur me atë kostumin bojëhiri stolisur me një dekoratë dhe, sigurisht, me po atë jelek e kravatë të bardhë që kishte pasur në mbledhjen e famëshme të Këshillit të Shtetit. Të ftuarit e kishin vënë në mes. Magnicki, duke iu drejtuar të zotit të shtëpisë, Mihaill Mihailloviçit, po tregonte një anekdotë; Speranski mbante vesh, duke qeshur që më parë se të dëgjonte fjalët e Magnickit. Tek po hynte Andrea, fjalët e Magnickit u mbytën sërish nga të qeshurat. Stolipini qeshte me një zë të fortë basi, duke përty-

---

1) Rrethin e vogël.

pur një kafshitë bukë me djathë; Zhervej qeshte me një vërshëllimë të lehtë kurse të qeshurit e Speranskit ishte i hollë e i çelur.

Speranski, gjithë duke qeshur, i zgjati princ Andresë dorën e tij të butë e të bardhë.

— Gëzohem shumë, princ, mirsenaerdhët, — tha. — Një minutë... — vazhdoi duke iu kthyer Magnickit, i cili e ndërpreu tregimin. — Sot e kemi bërë me fjalë: jemi mbledhur këtu që të dëfrejmë, ndaj do t'i lëmë mënjanë punët e Shtetit. — U kthye përsëri nga Magnicki dhe zuri prapë të qeshte.

Princ Andrea dëgjonte ata të qeshur dhe e vështronte Speranskin që qeshte me çudinë dhe hidhërimin e një deluzioni. I dukej sikur ky njeri nuk qe Speranski, po një person tjetër. Gjithë ato tipare që në personin e në fizionominë e këtij burri shteti i qenë dukur misterioze dhe tërheqëse tani iu zvërdhitën përnjëherësh.

Në tryezë bisedimi nuk u ndërpre për asnjë çast: anekdotat për të qeshur ndiqnin njera tjetrën. Pa e mbaruar mirë Magnicki tregimin e tij, u hodh dikush tjetër e tha se do t'u rrëfente diçka edhe më të këndëshme. Pjesa më e madhe e qyfyreve që tregonin silleshin e vërtiteshin rreth administratës dhe vinin në lojë personelin administrativ. Dukej sikur, për këta zotërinj që ishin mbledhur aty, ata qyqarë që përbënin personelin administrativ ishin aq skrunde e aq trungje, aq budallenj me brirë, sa që s'mund veçse të qeshje me 'ta, në më të mirin e rasteve. Speranski u kallzoi se në seancën e atij mëngjezi të Këshillit të Shtetit, një anëtar i Këshillit, i shurdhër, derdimeni, nga të dy veshët, kur i kërkonin mendimin e tij, përgjigjej se ishte i po atij mendimi. Zhervej u rrëfeu një mesele të tërë të një inspektimi, ku gjithë personat që merrnin pjesë ishin njëri më karafil se tjetri. Stolipini ndërhyri, duke belbëzuar, dhe filloi me zjarr të fliste për shpërdorim dhe budallallëket me brirë të regjimit të mëparshëm dhe bisedimi qe në rrezik të merte një karakter serioz. Po Magnicki e vuri në

lojë tonin e zjarrtë të Stolipinit, Zhervej gjeti rastin të thosh një shaka të bukur dhe bisedimi nisi prapë folë e qesh.

Ish e qartë se Speranskit i pëlqente, pas punëve të Shtetit, të çlodhej e të zbavitej në një rreth miqsh e se gjithë të ftuarit e tij, duke e kuptuar këtë dëshirë, përpiqeshin ta zbavitnin e të ishin të qeshur edhe ata vetë. Prapseprapë kjo atmosferë e qeshur e ky gaz i dukej i rëndë e i zymtë princ Andresë. Zëri i hollë i Speranskit i bënte një përshtypje të keqe e këto të qeshura pa pushim ia vrisnin veshin me atë timbrin e tyre fals. Princ Andresë nuk i qeshej dhe druhej mos dukej i mërzitshëm në atë shoqëri. Po askujt nuk i binte në sy gjëndja e tij shpirtërore që ishte krejt në kundërshtim me gjëndjen shpirtërore të të tjerëve. Që të gjithë dukeshin shumë në qejf.

Deshi shumë herë të merrte pjesë në bisedim, po çdo herë ato që thosh hidheshin jashtë muhabetit, si ajo tapa jashtë ujit dhe nuk arrinte dot të bënte shaka e të qeshte bashkë me 'ta.

Ato që thoshin këta zotërinj nuk kishin asgjë të keqe apo të shëmtuar; ata bënin shakara të holla e të mprehta, të cilat mund të ishin shumë interesante dhe për të qeshur, po diçka, pikërisht ajo që përbën kripën e shakasë, mungonte kryekëput.

Pas buke vazhëza e Speranskit dhe guvernanteja e saj u ngritën. Speranski i bëri një dhele së bijës me dorën e tij të bardhë dhe e puthi. Princ Andresë iu duk se edhe ky gjest ishte artificial e pa lezet.

Burrat, duke ndjekur modën angleze, qëndruan në tryezë të pinin verë Portoje. Në mes të një bisedimi të filluar rreth luftës së Napoleonit në Spanjë, të cilën ata e aprovonin që të gjithë, princ Andrea i lejoi vetes të çfaqte një mendim krejt të kundërt. Speranski bëri buzën më gaz dhe duke dashur, siç dukej, t'i jepte bisedimit një rrugë tjetër, u tregoi një anekdotë që s'kish asnjë farë lidhje sa do të largët me bisedën e filluar. Që të gjithë heshtën për një çast.

Si ndenjën edhe ca në tryezë, Speranski i vuri tapën shishes së verës duke thënë: „Sot vera e mirë është shumë e rrallë, s'gjëndet kollaj", dhe ia dha një shërbëtori. Pastaj u ngrit. Që të gjithë u ngritën e, duke folur vazhdimisht me zë të lartë, kaluan në sallon. Një kamerjer erdhi e i dorëzoi Speranskit dy zarfe që i kish sjellë një korier. Ai i mori dhe shkoi në dhomën e tij të punës. Me të dalë ai, u shua menjëherë ajo atmosferë gazi e shakaje dhe të ftuarit filluan të bisedonin me zë të ulët me një ton të shtruar e të qetë.

— Hajde tani, të fillojmë nga deklamimi! — thirri Speranski, duke dalë nga studioja e tij. — Ka një talent të mrekullueshëm — tha për Magnickin, duke iu drejtuar princ Andresë.

Magnicki mori menjëherë pozën e duhur dhe filloi të deklamonte vargje humoristike frëngjisht që i kish bërë vetë, për disa persona të njohur të Peterburgut; dhe u ndërpre shpesh herë nga brohoritjet e nga duartrokitjet. Kur mbaroi recitimi i këtyre vargjeve, princ Andrea iu afrua Speranskit t'i linte shëndenë.

— Ku po shkoni kaq shpejt? — e pyeti Speranski.

— Kam dhënë fjalën të ndodhem në një mbrëmje... —

Nuk thanë asnjë fjalë më shumë: Princ Andrea po vështronte nga afër ata sy si kristal e të papërshkueshëm dhe i dukej qesharake tani që kish mundur të priste diçka nga Speranski, nga gjithë veprimtaria e tij e lidhur me këtë njeri. Tani çuditej me vete të tij se si kish mundur ta quante të rëndësishëm punën që bënte ky njeri. Ai gaz i studjuar e i zymtë i buçiste akoma në veshët, edhe për shumë kohë si u largua nga ajo sallë.

Si u kthye në shtëpi, zuri të sillte ndër mënd jetën e tij të Peterburgut gjatë atyre katër muajve, sikure të ishte një gjë e re. Kaloi nëpër mend përçapjet e tija, përpjekjet që kish bërë, tërë historinë e projektit të tij të kodit ushtarak të pranuar për shqyrtim, po që rrihnin si e si ta linin në heshtje vetëm e vetëm sepse një punim tjetër, shumë i

dobët e i çalë, i qe paraqitur qysh më parë perandorit. Iu kujtuan mbledhjet e komitetit ku ishte anëtar edhe Bergu, ku me kujdesin më të madh i shtëmëngeshin thelbit të çështjes, po diskutonin gjërë e gjatë e pa u lodhur për anët formale e të parëndësishme. Iu kujtua puna e tij si legjislator, kujdesi me të cilin kish përkthyer rusisht artikujt e kodit romak e të kodit francez; dhe i erdhi turp nga vetëvetja. Pastaj e pà veten në Boguçarovo, solli ndër mënd punët me të cilat merrej në fshat, udhëtimin e tij në Riazan, iu kujtuan fshatarët; iu kujtua *starosta*[1]) Droni, dhe duke ua zbatuar atyre të drejtat e njeriut, që ai i kish ndarë në paragrafe, u çudit se si kish mundur të merrej për aq kohë me një punë aq të kotë.

## XIX

Të nesërmen princ Andrea shkoi për vizitë në disa shtëpi ku s'kishte vajtur akoma, sidomos te Rostovët, me të cilët ish takuar përsëri në ballon e fundit. Si të njohur që ishin, ja donte puna të vente, po nga ana tjetër dëshironte me gjithë zemër të shkonte në atë shtëpi që të takohej me atë vashëzën aq të këndëshme e aq të dashur, e cila i kish lënë një përshtypje të paharruar.

Natasha ish e para nga njerëzit e shtëpisë që dolli dhe e priti. Me rroben e saj mavi që mbante brënda nëpër shtëpi atij iu duk edhe më e bukur akoma se me tualetën e ballos.

Ajo dhe tërë familja e pritën si një mik të vjetër, me një thjeshtësi të përzemërt. Gjithë familja që princ Andrea e kish gjykuar rreptë më përpara, iu duk tani e përbërë nga njerëz të thjeshtë, zemërbardhë, të pajisur me cilësitë më të mira. Përzemërsia e ngrohtë dhe mikpritëse e kontit plak, në kontrast aq të theksuar me tonin ceremonial të Peterburgut, qe e tillë që princ Andrea nuk mundi të kundërshtonte kur ai e ftoi të rrinte për drekë.

1) Kryeplaku.

„Po, janë njerëz të mirë e të dashur", mendonte Bollkonski, „që, sigurisht nuk e kuptojnë aspak se çfarë thesari i paçmuar është Natasha e tyre; janë njerëz zemërbardhë që formojnë sfondin më të mirë për figurën e shkëlqyer të kësaj vajze të rrallë, kaq poetike e plot gjallëri!"

Princ Andrea ndjente se te Natasha vlonte një botë e veçantë, krejt e huaj për 'të, plot gëzime që i qenë të panjohura, ajo botë e çuditëshme që i kishte bërë aq përshtypje të madhe qysh në shtegun e Otradnojes dhe te dritarja asaj nate me hënë. Tani kjo botë e mrekullueshme nuk qe më e huaj për 'të; tani që kish mundur të depërtonte aty, ndjente një kënaqësi të re.

Pas dreke Natasha, duke ia dëgjuar lutjen princ Andresë, u ul në pjano dhe filloi të këndonte. Princ Andrea rrinte pranë një dritarje, duke biseduar me zonjat, e po e dëgjonte. Në mes të një fraze ai e preu fjalën, se ndjeu papritur e papandehur se po i mblidheshin lëmsh në grykë lotët. U çudit me vete të tij se kujtonte që kurr më në jetë s'do të qe i zoti të derdhte lotë. Vështroi Natashën që po këndonte, duke ndjerë një mallëngjim të panjohur, një lumtëri të përzjerë me pikëllim. S'kish asnjë arësye që të qante, e, megjithë këtë, mezi i mbante lotët. Përse vallë? Për dashurinë e vjetër të një kohe? Për princeshën e vogël? Për ëndrat e vdekura?... Për shpresat e së ardhmes?... Po edhe jo. Kish dëshirë të qante nga një zbulim i befasishëm që i çfaqej ndërgjegjes së tij: kontradikta e tmershme midis asaj që e ndjente pafundërisht të madhe e të papërcaktuar në qënien e tij dhe individit të ngushtë e trupor siç ishte vetë — e siç ishte edhe ajo — kjo kontradiktë e tmershme i dolli përpara syve të shpirtit. Kjo kontradiktë ia mbushte shpirtin me brengë e me gëzim, ndërsa Natasha këndonte.

Kur mbaroi së kënduari, Natasha iu afrua dhe e pyeti a i pëlqente zëri i saj. Po si ia bëri këtë pyetje, e kuptoi menjëherë se nuk duhej t'ja kish bërë, e humbi toruan dhe mbeti e turpëruar e si në faj.

Ai e vështroi me buzë në gaz dhe tha se kënga e saj i pëlqente ashtu siç i pëlqente çdo gjë që bënte ajo.

Princ Andrea u kthye në shtëpi natën vonë. Ra në shtrat si pas zakonit, po shpejt e pà se s'mund të flinte. Herë, duke ndezur qirinë, çohej e rrinte shesh në shtrat, herë ngrihej fare dhe pastaj binte përsëri, pa e mallkuar këtë pagjumësi dhe pa e ndjerë peshën e saj, — aq e fortë ishte ndjenja e freskisë dhe e gëzimit që kish në shpirt. I dukej sikur kish dalë nga një burg në dritën e diellit e në ajrin e pastër që e thithte me tërë mushkëritë. As që i shkonte ndër mënd se mos qe dashuruar pas Rostovës, nuk mendonte për Natashën; po ajo i rrinte vetiu përpara syve dhe, si pasojë, gjithë jeta e tij i çfaqej në një dritë të re. „Përse mundohem e po vritem, përse rropatem në këtë ambient të ngushtë e të mbyllur, kur jeta, me tërë gëzimet e saja është e hapur përpara meje?" thosh me vete. E për të parën herë pas një periudhe të gjatë kohe filloi të bënte plane lumtërie për të ardhmen. Vendosi vetë me vete se duhej të përpiqej për edukimin e të birit, t'i gjente një edukator të mirë dhe t'ia besonte atij; pastaj të jepte dorëheqjen e të shkonte jashtë shtetit, në Angli, në Svicër e në Itali. „Duhet të përfitoj nga liria ime, sa kohë që ndjej në veten time kaq forcë e kaq rini. Pjeri kish të drejtë kur thosh se për të qënë i lumtur duhet të besosh në mundësinë e lumtërisë, dhe unë tani besoj. Lerë të vdekurit të merren me të vdekurit; sa je i gjallë, duhet të jetosh e të gëzosh".

## XX

Një mëngjez kolonel Adolf Bergu, që Pjeri e njihte siç i njihte të gjithë në Moskë e në Peterburg veshur me një uniformë të pastër e fringo të re, me flokët të lyera në tëmblat e të krehura përpara siç i mbante perandor Aleksandri, hyri në dhomën e kont Bezuhovit.

— Tani sapo dolla nga zonja konteshë, bashkëshortja juaj, dhe jam shumë i pikëlluar se lutja ime, fatkeqësisht, nuk u pranua; kam shpresë se ju, kont, do të mund ta pranoni lutjen time, — tha me buzë në gaz.

— Ç'dëshironi, kolonel? Urdhëroni flisni, jam në urdhërin tuaj.

— Tani, kont, unë u rregullova plotësisht në apartamentin tim të ri, — tha Bergu, duke e ditur, siç dukej, se një lajm i tillë do të pritej me kënaqësinë më të madhe, — e prandaj dëshiroja të jepja, kështu një mbrëmje të vogël për të njohurit e mi e të sime shoqe. (Këtu buzëqeshi me një ëmbëlsi akoma më të madhe). Desha t'ju lutesha ju dhe zonjës konteshë të më nderonit me ardhjen tuaj tek ne për të pirë një gotë çaj dhe për darkë.

Vetëm kontesha Elena Vasiljevna, që e quante të padenjë për vete të saj të ulej gjer në shoqërinë e këtyre Bergëve të papërfillur, mund të kishte paturpësinë të mos e pranonte një ftesë të tillë; Bergu e shpjegoi aq mirë e qartë përse dëshironte të mblidhte në shtëpi një shoqëri të pakët po të zgjedhur, përse do t'i bëhej zemra mal sikur t'i plotësohej kjo dëshirë, përse i vinte keq gjithënjë për paratë që humbte në lojë ose i bënte rrush e kumbulla pa punë, po që kur i prishte për një qëllim të këtillë as i dhimbeshin fare, sa që Pjeri s'mundte t'i thosh jo, dhe e pranoi ftesën.

— Vetëm jo vonë, kont, më lejoni t'ju lutem, ashtu nga ora tetë pa dhjetë, ju lutem shumë të më falni që marr guximin t'jua them. Do bëjmë një lojë gjithë bashkë, do të jetë dhe gjenerali im. Është shumë i mirë me mua. Do të hamë darkë, kont. Kështu, pra, ju falemnderit shumë. —

Në kundërshtim me zakonin e tij që arrinte gjithënjë vonë, Pjeri qe te Bergu jo në orën tetë pa dhjetë, po qe në orën tetë pa një çerek.

Bergët i kishin mbaruar gjithë përgatitjet dhe tani ishin gati të prisnin me gjithë nderimet e duhura mysafirët e ftuar.

Ishin ulur burrë e grua në sallonin e ri, të pastër e plot dritë, stolisur me buste të vegjël, me

tablo e me mobilje që sapo i kishin blerë. Bergu, veshur me një uniformë të re, i kopsitur, rrinte ulur pranë së shoqes e po i shpjegonte se tërë puna ishte të bënin miq e të njiheshin me njerëz më të lartë se vetë nga shkalla shoqërore, sepse vetëm ahere e vlente barra qiranë të kishe miq e të njohur.

— Diç mund të mësosh prej tyre, diç mund të fitosh. Njerëz të tillë te japin dorë, të bëhen krah. Ja, për shëmbëll, shiko një herë karierën time që prej gradave të para. (Bergu nuk e maste kurrë karierën e tij me vjetet, po me gradat). Shokët e mi akoma nuk janë gjë, kurse unë jam komandant regjimenti dhe kam fatin e lumtur të jem burri juaj. — U ngrit e i puthi dorën, po, duke iu afruar, palosi një çip të qilimit që nuk qe shtruar mirë. — Po si i fitova unë të gjitha këto? I fitova se dita të bëj miq të zgjedhur. Natyrisht që nuk mjafton vetëm kjo, duhet të jesh edhe i përpikët e i virtytshëm, kjo s'do mënt.

Bergu buzëqeshi, i ndërgjegjshëm për epërsinë e tij ndaj një gruaje të dobët, dhe heshti duke menduar se zonja e tij e këndëshme sado e mënçur, ishte edhe kjo një grua e dobët si gjithë gratë, që s'mund ta kuptonte kurrsesi ç'do të thotë të jesh burrë, e *in Mann zu sein*[1]. Edhe Vera buzëqeshi po në këtë çast, e ndërgjegjëshme për epërsinë e saj ndaj një burri të virtytshëm e të mirë. Po që, prapseprapë sipas mendimit të Verës gabohej në kuptimin e jetës, sikundër gabohen gjithë burrat, Bergu, duke marrë si shëmbëll të shoqen, i quante të gjitha gratë të dobëta e mëndjelehta. Vera, që njihte vetëm të shoqin, i përgjithësonte vërejtjet që bkish për burrin e saj dhe mendonte se gjithë burrat kujtonin se vetëm ata ishin të arësyeshëm, po në të vërtetë ata s'kuptonin asgjë duke qënë krenarë dhe egoistë.

Bergu u ngrit dhe, duke e përqafuar me kujdes të shoqen se mos i prishte jakën prej dantelle që e kish blerë shtrenjtë, e puthi në buzë.

---

1) Të jesh burrë.

— Veç të mos bëjmë shpejt fëmijë, — tha nga një shoqërim të pavetëdijshëm idesh.

— Po, — u përgjigj Vera, — as unë nuk dua. Njeriu duhet të jetojë për shoqërinë.

— Princesha Jusupova, — tha Bergu duke treguar me një buzëqeshje të lumtur e të ëmbël jakën prej dantelle, — mbante pikërisht një të tillë.

Në këtë çast i lajmëruan se kish ardhur Bezuhovi. Burrë e grua çkëmbyen një buzëqeshje të kënaqur, secili duke ia veshur vetes së vet nderin e kësaj vizite.

„Ja ç'do të thotë të dish të bësh miq", mendoi Bergu, „ja ç'do të thotë të dish të sillesh!"

— Vetëm, të lutem shumë, mos ma pri fjalën kur jam duke folur me të ftuarit, — i tha Vera — se e di vetë unë çfarë duhet t'i them njërit e çfarë duhet t'i them tjetrit.

— Jo gjithënjë, — ia ktheu Bergu me buzë në gaz. — Burrave u pëlqen një bisedim prej burrash.

Pjerin e pritën në atë sallon krejt të ri, ku s'ish e mundur të uleshe pa prishur simetrinë e rreptë që zotëronte aty; ishte fare e natyrëshme pra, që Bergu të propozonte bujarisht për ta prishur simetrinë e një kolltuku ose të një kanapeje për një mysafir kaq të shtrenjtë; mirëpo as ai nuk dinte ç'kolltuk pikërisht apo ç'kanape të lëvizte nga vëndi, kështu që ai ia la këtë barrë mysafirit ta zgjidhte si t'i pëlqente. Pjeri e prishi simetrinë vetë duke afruar një karrige që të ulej, dhe menjëherë Bergu me Verën nisën nga ceremonia e pritjes duke ndërprerë njeri jatrin për t'i bërë muhabet mikut të shtrenjtë.

Vera, që e kish vendosur me mëndje të saj se me Pjerin duhej të fliste për ambasadën frënge, ia filloi menjëherë kësaj teme. Po Bergu, që e kish parë të udhës të hapte një bisedë burrash, ia preu me sopatë fjalën së shoqes dhe ngriti çështjen e luftës me Austrinë. Si parashtroi disa ide të përgjithëshme, u hodh, sigurisht pa dashur as vetë, në konsiderata personale rreth propozimit që i kishin bërë për të marrë pjesë në këtë fushatë e rreth arësyeve që e kishin shtyrë të mos pranonte. Me-

gjithëse bisedimi qe disi i çthurur dhe Vera mallkonte me vete këtë ndërhyrje të elementit mashkullor, çifti i ri, burrë e grua, ndjenin me kënaqësi se, sidoqë vetëm me një të ftuar, *mbrëmja* e tyre kish nisur mjaft mirë dhe i përngjante, mu si dy pika uji, çdo tjetër *mbrëmjeje,* me bisedimet, me çajin e me qirinjtë e ndezur.

Pas një çikë erdhi Borisi, shok i vjetër i Bergut. Në sjelljet e tija me çiftin e ri ndihej një farë epërsie, e hiqte veten sikur i kish marrë nën mbrojtjen e tij. Pas Borisit erdhi një zonjë bashkë me një kolonel, pastaj gjenerali e, më vonë Rostovët; e qysh prej atij çasti *mbrëmja* e tyre qe krejtësisht dhe në mënyrë të padyshimtë si gjithë *mbrëmjet* e tjera. Bergu dhe Vera s'e mbanin dot gëzimin e u qeshte fytyra nga kënaqësia kur shihnin këtë lëvizje në sallon, kur dëgjonin cicërrin e çthurur të muhabetit, fëshfërrimën e rrobeve e të përkuljeve. Gjithëçka ishte si kudo në të tilla raste, sidomos gjenerali u përngjante gjithë gjeneralëve të tjerë; lëvdonte apartamentin, i rrihte Bergut supin miqësisht e me një familjaritet atëror jepte urdhëra se si duhej përgatitur tryeza për *bostonin.* Gjenerali zuri vënd pranë kont Ilia Andrejeviçit, duke e konsideruar si mysafirin më të shquar pas atij. Pleqtë me pleqtë, të rinjtë me të rinjtë, zonja e shtëpisë në tryezën e çajit, ku kishte ëmbëlsira në një pjatë t'ergjëntë, pikërisht të atilla si ato që kishin parë në mbrëmjen e Paninëve, — të gjithë e gjithëçka qenë pikërisht e krejtësisht ashtu si në gjithë mbrëmjet e si në çdo shtëpi që jepeshin mbrëmje.

## XXI

Pjeri, si mysafir i shquar e me rëndësi, iu desh të zinte vënd në tryezën e *bostonit* me Ilia Andrejeviçin, gjeneralin dhe kolonelin. Siç ishte ulur përkundrejt Natashës vuri re me çudi se ajo paskej ndryshuar shumë që prej asaj natës së ballos. Rrinte e heshtur e pa bërë zë dhe jo vetëm nuk ishte e bukur ashtu siç qe në ballo, po do të dukej e

shëmtuar bile, sikur të mos kish atë pamje aq të përulur e të hutuar sikur të qënkej zvjerdhur nga të gjitha.

„Ç'të ketë, vallë?" mendoi Pjeri duke i hedhur një sy të shpejtë. Natasha qe ulur pranë Verës në tryezën e çajit e i përgjigjej me pahir e pa e vështruar Borisin, që i kish ndenjur pranë. Pjeri që kishte lojtur të gjitha letrat të një ngjyre dhe kish mbledhur, për kënaqësinë e madhe të shokut të tij, pesë duar, duke ndjerë një pëshpëritje përshëndetjesh dhe zhurmën e këmbëve të disa personave që po hynin në sallë, ndërsa po mblidhte letrat, e vështroi përsëri.

„Ç' t'i ketë ngjarë, vallë?" tha me vete, përherë e me i çuditur.

Princ Andrea, i dashur e i sjellë, po qëndronte përpara Natashës e diç po i thoshte. Ajo ngrinte sytë e shihte, flakë e kuqe në fytyrë, e duke marrë frymë me zor nga mallëngjimi. Në sytë e saj vetëtinte tani ajo drita e gjallë e një zjarri të brëndshëm që nuk e kishte aty më parë. Qe shpërfytyruar e tëra: tani dukej si ahere në ballo.

Princ Andrea erdhi të takohej me Pjerin dhe ky vuri re se edhe fytyra e mikut të tij kishte marrë një shprehje tjetër, një çehre tjetër, dukej sikur qe përtëritur, sikur që bërë më i ri.

Gjatë lojës Pjeri ndërroi vënd shumë herë me radhë, herë duke i kthyer shpinën Natashës, herë duke i ndenjur përkundrejt, dhe gjatë gjashtë rubers nuk reshti së vëzhguari edhe *Rostovën* e vogël edhe mikun e tij.

„Diçka me rëndësi duhet të ketë ndodhur midis tyre" mendonte e një ndjenjë gëzimi përzjerë me hidhërim e turbulloi gjer në atë pikë, sa e harroi fare lojën e tij.

Pas gjashtë rubers gjenerali u ngrit, duke thënë se kështu ish e pamundur të lohej dhe Pjeri mbeti i lirë. Në njerën anë Natasha po bisedonte me Sonjën e me Borisin; Vera diç i thosh princ Andresë duke qeshur lehtë nën buzë. Pjeri iu afrua mikut të tij dhe, si pyeti mos kishin ndonjë të fshehtë, u ul aty pranë.

Vera, si e pa që princ Andrea ia kish vënë synë Natashës, iu duk e udhës që, në një mbrëmje, në një mbrëmje të vërtetë siç dëshironte ajo që të qe, të hapte bisedë me të, të fliste për ndjenja e për dashuri duke i ardhur çështjes rrotull e rrotull; ndaj, duke kapur rastin e volitshëm në çastin kur princ Andrea ishte vetëm, ia nisi muhabetit me 'të rreth ndjenjave në përgjithësi dhe rreth së motrës në veçanti. Kundrejt një të ftuari kaq të mënçur siç ishte princ Andrea për 'të, ajo e gjykonte të domosdoshme të vinte në veprim e të derdhte tërë artin e saj diplomatik.

Kur u afrua Pjeri vuri re se Vera ishte rrëmbyer e tëra nga entusiazmi i fjalëve që thosh e se qe shumë e kënaqur nga vetëvetja, kurse princ Andrea (dhe kjo shumë rrallë e qëllonte) e kish humbur pusullën e s'dinte nga t'ia mbante.

— Si thoni? — e pyeste Vera me një nënqeshje të hollë në buzë.

— Ju jeni shumë i mprehtë, princ, dhe e kuptoni menjëherë karakterin e njerëzve. Si thoni për Natalinë: a mund të jetë e qëndrueshme në dashurinë e saj, a mund të dashurojë, si disa gra të tjera, (Vera e kish fjalën për veten e saj) vetëm një herë dhe t'i qëndrojë besnike për jetë një burri? Besoj se kjo është dashuria e vërtetë. Si thoni princ?

— Unë nuk e njoh mirë motrën tuaj, e njoh fare pak, — i përgjigjej princ Andrea me një buzëqeshje ironike, nën të cilën donte të fshihte turbullimin e tij, — e nuk jam në gjëndje t'i përgjigjem një pyetje kaq të hollë e kaq delikate; mund të them vetëm se kam vënë re që një grua sa më pak e pëlqejnë aq më shumë besnike është, — shtoi, duke shikuar Pjerin që po u afrohej në atë çast.

— Po, kjo është e vërtetë, princ: në kohën tonë, — vazhdoi Vera (duke folur për kohën e saj siç u pëlqen në përgjithësi të flasin njerëzve me një horizont të ngushtë që pandehin se kanë gjetur dhe vlerësuar drejt karakteristikat e epokës së tyre dhe janë të bindur se natyra njerëzore ndryshon si pas kohëve), — në kohën tonë një vajzë gëzon

kaq shumë liri sa që *le plaisir d'être courtisée* shpesh herë ja mbyt ndjenjën e vërtetë. *Et Nathalie, il faut l'avouer, y est très sensible*[1].

Kur dëgjoi që e zuri ngoje përsëri Natashën, princ Andrea vrënjti vetullat, i mërzitur e i shqetësuar; desh të ngrihej, po Vera vazhdoi me një buzëqeshje edhe më të hollë akoma.

Besoj se asnjë vajzë s'ka qenë *courtisée*[2] si ajo, — thoshte Vera; — po asnjë burrë gjer në këto kohët e fundit nuk i ka pëlqyer seriozisht. Ja, ju e dini, kont, — vazhdoi, duke iu drejtuar Pjerit, — as edhe i dashuri ynë *cousin*[3] Borisi, që, *entre nous*[4], kishte hyrë shumë thellë *dans le pays du Tendre*...[5].

Princ Andrea, i ngrysur e i heshtur, s'pipëtinte fare.

— Ju jeni miku i Borisit, apo jo? — e pyeti Vera.

— Po, e njoh...

— Sigurisht që do t'ju ketë folur për dashurinë e tij të vogëlisë me Natashën?

— Ah, paska pasur një dashuri vogëlie? — u hodh e pyeti Andrea, dhe përnjëheresh u bë flakë në fytyrë.

— Po. *Vous savez, entre cousin et cousine, cette intimité mène quelquefois à l'amour; cousinage est un dangereux voisinage, n'es-ce pas?*[6].

— Oh, pa, dyshim, — tha princ Andrea dhe befas, duke u shtirur si më qejf, filloi të bënte shaka me Pjerin duke i thënë të kish mëndjen e të ruhej nga të kushëririrat pesëdhjetëvjeçare të Moskës se, kushedi, mos binte brënda.

Gjithë duke bërë shaka në këtë mënyrë, u ngrit, mori Pjerin për krahu dhe e hoqi mënjanë.

---

1) Dëshira që t'i vardisen të tjerët, ti vinë rrotull. Dhe, ç'është e drejta, Natasha e ka shumë qejf që t'i vardisen.

2) Besoj se asnjë vajze s'i janë vardisur si asaj.

3) Kushëri.

4) Këtu ta themi, këtu ta lemë.

5) Në vëndin e Dhëmshurisë, domethënë në rrugën e zemrës.

6) Ju e dini ,intimiteti që kanë kushëriri me kushërirën e çon nganjiherë në dashuri; kjo lidhje gjaku krijon një afërim të rrezikshëm, apo jo?

— Ç'është? — e pyeti Pjeri, që habitej pa masë nga tronditja e mikut të tij e që kishte vënë re vështrimin që i hodhi Natashës princ Andrea duke u ngritur.

— Kam nevojë, kam nevojë që të flas me ty, — tha princ Andrea. — Ti i di dorashkat tona për gra... (e kish fjalën për ato dorashka masonike që i jepeshin masonit që sapo hynte në urdhërin që t'i kish për gruan e zemrës së tij.) Unë... Po më mirë e lëmë të flasin më vonë...

E ndërsa sytë i shkrepëtinin me një shkëlqim të çuditshëm, tepër i shqetësuar e me lëvizje nervoze, iu afrua Natashës e i ndenji pranë. Pjeri e pa se diç po e pyeste dhe ajo i përgjigjej duke u skuqur.

Po në këtë çast Bergu iu afrua Pjerit dhe iu lut me ngulm që të merrte pjesë në një diskutim midis gjeneralit e kolonelit për çështjet e Spanjës.

Bergu ishte i kënaqur e i lumtur. Një buzëqeshje hareje ia ndriçonte vazhdimisht fytyrën. Mbrëmja kish pasur sukses dhe ishte krejtësisht njësoj si gjithë mbrëmjet e tjera që kish parë ai vetë. Që të gjitha ishin siç e donte puna: edhe bisedat delikate të zonjave, edhe kartat, edhe gjenerali që ngrinte zërin në tryezën e lojës, edhe *samovari*, edhe ëmbëlsirat për çajin; vetëm një gjë mungonte akoma, një gjë që e kish parë kurdoherë në mbrëmjet e tjera që kërkonte t'i merrte si shëmbull: mungonte një bisedë e gjallë, e ndezur e me zhurmë midis burrave dhe një diskutim rreth ndonjë teme të rëndësishme e intelektuale. Gjenerali sapo e kish filluar këtë bisedë dhe Bergu ia mbushi mëndjen Pjerit që të merrte pjesë.

## XXII

Të nesërmen princ Andrea që ishte ftuar nga kont Ilia Andrejeviçi, shkoi për drekë te Rostovët dhe e kaloi aty gjithë ditën.

Qe të gjithë të shtëpisë e ndjenin për kë kish ardhur, dhe ai, pa e fshehur, kërkoi gjatë tërë ditës

si e si të rrinte me Natashën. E Natasha, e lumtur dhe e trëmbur një kohësisht, dhe tërë familja ndjenin atë frikë e atë ankth që na kap kur jemi përpara një ngjarjeje me rëndësi që do të kryhet për së shpejti. Kur ai qe duke folur me të bijën, kontesha e vështronte me sy të brengosur e seriozisht të rreptë, dhe kur princ Andrea i drejtohej asaj, ajo e shihte si me drojtje dhe thosh ndonjë fjalë sa për të mos mbetur gojëkyçur. Sonja s'guxonte të largohej nga Natasha, po kish frikë mos i bezdiste kur mbetej vetëm me 'ta. Natasha zverdhej nga frika se mos i thosh gjë kur mbeteshin të dy vetëm për disa çaste. Po ajo ndrojtje e princ Andresë e çudiste pa masë. Ajo e ndjente se ai diç deshte t'i thoshte, po s'kish guxim e s'ia thosh dot.

Kur, aty nga mbrëmja, princ Andrea u ngrit e iku, kontesha iu afrua Natashës dhe e pyeti me gjysmë zëri:

— E?

— Pash Zotin, mama mos më pyesni gjë tani. Nuk e shpreh dot me fjalë, këto gjëra nuk thuhen, — iu përgjegj Natasha.

Po megjithë këtë, asaj mbrëmje Natasha, herë e mallëngjyer, herë e trembur, ndenji një copë herë të mirë në shtratin e s'ëmës. Herë i tregonte se si e kish lëvduar ai, herë se si i kish thënë se do të bënte një udhëtim jashtë shtetit, herë se si e kish pyetur se ku do ta kalonin verën apo se si kishin folur për Borisin.

— Po një gjë të tillë, një gjë të tillë... nuk e kam ndjerë kurrë! — thoshte. — Vetëm se kam frikë kur është ai, kam gjithënjë frikë kur jam me 'të; ç'do të thotë kjo? Mos do të thotë që është dashuria e vërtetë? Si thoni? Mama, po fleni?

— Jo, shpirtja ime; edhe unë kam frikë, — përgjigjej e ëma. — Shko.

— Njësoj është, mua s'më ze gjumi tani. Ç'është ata të fjetur! Mamkë, mamkë, një gjë të tillë unë nuk e kam provuar kurrë, — thosh me çudi e me frikë përpara kësaj ndjenje që ndjente në shpirtin e saj. — A na shkonte kurrë mëndja neve...

Iu duk se kish rënë në dashuri pas princ Andresë që në çastin kur e pa për të parën herë në Otradnoje. Kështu pra, burri që ajo e kish zgjedhur që në atë çast, burri që i kish hyrë në zemër (ajo ish plotësisht e bindur për këtë) ja ku i dolli përsëri përpara rrugës së saj e dukej se edhe ai ushqente gjithë po ato ndjenja për 'të! Ky fat i lumtur, i çuditshëm, i papritur, e tmeronte.

„Dhe u desh të vijë në Peterburg tani, pikërisht tani që jemi edhe ne këtu. E u desh që të takoheshin në atë ballo. Kjo ish e paracaktuar, ish e shkruar nga Zoti. Duket sheshit shkruar nga Zoti e që s'kish si të mos ngjiste kështu. Që ahere, sapo e pashë, ndjeva diçka në zemër që s'e kisha ndjerë kurrë".

— Tjetër, ç'të tha? Ç'vargje janë këto? — Lexoji... — thoshte e ëma, e menduar, duke e pyetur për vargjet që princ Andrea i kishte shkruar Natashës në album.

— Mama, nuk është turp që të marr një të ve?

— Pusho, Natasha. Mos hyrë në mëkatë! *Les mariages se font dans les cieux*[1]).

— Mamkë, shpirtkë, sa shumë ju dua, sa e lumtur që jam! — thirri Natasha duke derdhur lotë lumtërie dhe mallëngjimi e duke e pushtuar t'ëmën në krahët e saj.

Po në atë çast princ Andrea ndodhej te Pjeri dhe po i tregonte dashurinë e tij për Natashën, duke i thënë se e kish vendosur që ta kërkonte për grua.

Asaj dite në shtëpinë e konteshës Elena Vasiljevna kish mbledhje: qenë ambasadori francez, princi, që, qysh prej disa kohe, e frekuentonte vazhdimisht shtëpinë e konteshës; shumë zonja të shkëlqyera e shumë zotërinj. Pjeri kish zbritur poshtë, kish ardhur rrotull nëpër sallonet dhe i kish çuditur të ftuarit me atë pamjen e tij të hutuar, të përzieshme e të kredhur në mendime.

Pjeri, që nga nata e ballos, ndjente përbrënda se po i afrohej një nga ato krizat e tija të hipokondrisë e me një përpjekje të dëshpruar mundo-

---

1) Martesat janë të shkruara nga Zoti.

hej ta lëftonte e ta mposhtte. Pikërisht në atë kohë kur i kishin rënë në sy vizitat e pareshtura të princit te kontesha, Pjeri je emëruar papritur e papandehur shambellan, e që prej atij çasti kish filluar të ndjente një si shtypje dhe turp e i vinte rëndë kur ndodhej në mes të shumë njerëzve: e përherë e më shpesh i vinin ndër mënd idetë e zymta të dikurshme për kotësinë e të gjitha gjërave njerëzore. Po në këtë kohë, ndjenja që kish vënë re midis Natashës, vajzës që kish marrë nën mbrojtje, dhe princ Andresë, e bënte edhe më të zymtë e më të vrënjtur e ia shtonte mendimet e hidhura kur përqaste gjendjen shpirtërore të mikut të tij me gjëndjen e vajtueshme të vet. Përpiqej gjithashtu si e si t'i largonte mendimet për të shoqen, për Natashën e për princ Andrenë. Përsëri çdo gjë i dukej e kotë dhe meskine në krahasim me përjetësinë, përsëri thosh me vete: „E ç'më duhet?" e ditë e net me radhë kredhej i tëri në punë e merrej me çështjet masonike, duke shpresuar se kështu do të mund ta largonte shpirtin e keq.

Aty nga mezi i natës dolli nga sallonet e konteshës dhe u mbyll në apartamentin e tij në katin e sipërmë, në një dhomë të ulët, të nxirë nga tymi i duhanit dhe, veshur me një rrobe dhome të vjetër, u ul në tryezë të kopjonte aktet atentike të lozhave skoceze, kur krisi dera dhe hyri dikush. Ishte princ Andrea.

— Ah, qenki ju, — tha Pjeri me një pamje të shastisur e të pakënaqur. — Unë, ja, po punoj, — tha duke treguar fletoren me atë fytyrën e njerëzve fatzes që kërkojnë në punën harrimin e fatkeqësive të tyre dhe një farë balsami për plagët që kanë.

Pa e vënë re pikëllimin e mikut të tij, princ Andrea me fytyrë të çelur që i vetëtinte nga gëzimi e nga entusiazmi, i buzëqeshi me egoizmin e çdo njeriu të lumtur.

— Po, o vëllaçko, unë jam, — i tha me ton gazmor, — desha të ta thosha që dje, po s'ta thashë dot, ndaj kam ardhur tani. S'kam provuar kurrë ndonjëherë në jetë time një gjë të tillë. Kam rënë në dashuri, miku im.

Befas Pjeri psherëtiu thellë dhe u lëshua me trupin e tij të rëndë mbi kanape pranë princ Andresë.

— Pas Natasha Rostovës, hë? — tha.

— Po, po, e pas kujt tjetër përveç asaj? Kurrë nuk do ta kisha besuar, po kjo ndjenjë është më e fortë nga unë. Unë e di sa kam vuajtur dje, e megjithë këtë kjo vuajtje më është më e shtrenjtë se çdo gjë tjetër në botë, kurrë nuk do të hiqja dorë prej saj. Më parë unë nuk jetoja. Vetëm tani po jetoj, po nuk mund të rroj dot pa 'të. Po ajo a mund të më dashurojë vallë?... Unë jam i madh, jam plak për 'të... Folë, pse s'flet?

— Unë? Unë? Çfarë po ju thosha unë? — tha befas Pjeri, duke u çuar nga vëndi dhe zuri të bënte xhiro nëpër dhomë. — Unë thosha gjithënjë me mëndjen time... Kjo vajzë është një thesar i paçmuar, është një engjëll... I ka shoqet të rralla... Miku im i dashur, ju lutem shumë, mos u mendoni hiç, mos e zgjatni hiç, po martojuni, martojuni, martojuni një sahat e më parë... Dhe ja ku ju them unë, do të jeni njeriu më i lumtur i kësaj bote.

— Po ajo?!

— Ajo ju dashuron.

— Mos fol marrëzira... — tha princ Andrea me buzë në gaz, duke e vështruar Pjerin drejt në sy.

— Ju dashuron, di unë se ç'them, — filloi të bërtiste Pjeri i zemëruar.

— Atëhere, dëgjo këtu, — tha princ Andrea dhe e ndali Pjerin duke e zënë për krahu. — A e di si jam unë tani? Kam nevojë t'ia hap zemrën dikujt, t'ia them që të gjitha, se ndryshe do të pëlcas.

— Flisni pra, atë dua edhe unë, do t'ju dëgjoj me gjithë zemër, — ia priti Pjeri; dhe me të vërtetë shprehja e fytyrës i qe ndryshuar, rrudha e thellë në ballë i qe çdukur dhe po i dëgjonte gjithë gaz fjalët e princ Andresë. Ky dukej sikur qe një tjetër njeri dhe me të vërtetë s'ishte më ai që kish qënë, po një njeri i rilindur, i përtëritur. Ku qenë tani mërzia e tij, dëshpërimi, përbuzja për jetën, indiferenca e ftohtë për çdo gjë? Pjeri qe i vetmi njeri të cilit mund t'i hapej e t'i çfaqte edhe mendimet më

të fshehta, po këtij ia derdhi krejt zemrën, pa u përmbajtur fare. Herë bënte plane shumë të guximshme e shumë të lehta për një të ardhme të gjatë; thoshte se s'mund të sakrifikonte lumtërinë e tij për një tekë të të jatit; thoshte se sikur ky të mos ia epte pëlqimin, do të bënte edhe pa të! Herë çuditej edhe vetë me këtë ndjenjë që e kish zotëruar, një ndjenjë e fuqishme dhe misterioze që nuk varej aspak nga vullneti i tij.

— Të më thosh njeri se do të vinte një ditë kur do të mund të dashuroja kështu, nuk do ta kisha besuar kurrë, — thoshte. — Kjo është një ndjenjë krejt e ndryshme nga të gjitha ato që kam provuar në të kaluarën. Tërë bota është ndarë për mua në dy pjesë: një pjesë është ajo, dhe aty është mbledhur gjithë lumtëria, aty janë gjithë shpresat, aty është drita; pjesa tjetër, ku s'është ajo, ka vetëm dëshprim dhe errësirë...

— Dëshprim dhe errësirë, — përsëriti Pjeri — unë e kuptoj, vërtet ashtu është.

— Unë s'mund të mos e dua dritën, dhe për këtë s'kam ndonjë faj. Dhe jam shumë, shumë i lumtur. Më kupton? E di që ti gëzohesh për mua.

— Po, po, — pohoi Pjeri, duke e vështruar mikun e tij me dhëmshuri e me pikëllim. Sa më i ndritur që i dukej fati i princ Andresë, aq më i errët, aq më i zymtë i çfaqej fati i tij.

## XXIII

Princ Andrea nuk mund të martohej pa marrë pëlqimin e të jatit, ndaj u nis për udhë që të nesërmen.

Princi plak e priti këtë lajm me gjakftohtësi në dukje, po në të vërtetë nuk i erdhi hiç mirë, dhe u zemërua, po u përpoq të mos e çfaqte. Si ish e mundur që i biri të desh të ndryshonte jetën, të fuste një element të ri, tani kur të jatit po i trokiste sahati dymbëdhjetë?! Këtë nuk e kuptonte dot „Pse s'më lënë t'i ngrys edhe këto ditë që më mbetën ashtu siç më pëlqen, e pastaj le të bëjnë si

të duan, s'u thotë gjë njeri", hahej e grindej me vete plaku. Po me të birin përdori atë diplomacinë e rasteve të rëndësishme. Me një ton të qetë e të shtruar e analizoi punën fill e për pe.

Para së gjithash kjo nuk ish ndonjë martesë e shkëlqyer as nga rrethi i miqësisë, as nga pasuria, as nga dera e nga soji. E dyta, princ Andrea nuk ishte edhe aq i ri tani dhe as nga shëndeti s'qe aq mirë, (plaku ngulte këmbë sidomos në këtë pikë) kurse ajo ishte shumë e vogël. E treta, kishin djalin, dhe i vinte keq t'ia linte në duar një çupëline. — Më në fund, — tha plaku, duke vështruar me ironi të birin, — të lutem, shtyje këtë punë për një vit. Shko bëj një udhëtim jashtë shtetit, kuroju, kërko, siç dëshiron, një edukator gjerman për princ Nikollën e vogël, dhe pastaj, në qoftë se dashuria, pasioni, këmbëngulja, quaje si të duash, do të jetë aq e madhe sa ç'është edhe sot, atëhere martoju. Dhe kjo është fjala ime e fundit, kupton, e fundit... — e mbylli me një ton që tregonte se këtë vendim që kish marrë nuk e tundte as topi e s'mund ta ndryshonte as një qime sikur kijameti të bëhej.

Princ Andrea e shihte qartë: plaku shpresonte se ndjenja e tij ose ajo e së vluarës së ardhshme nuk do t'i bënte dot ballë provës së një viti, ose brënda kësaj kohe mund të binte të vdiste si plak që ishte; vendosi t'ia plotësonte vullnetin e t'et: ta kërkonte për grua dhe dasmën ta bënte pas një viti.

Tri javë pas vizitës së tij të fundit te Rostovët, princ Andrea kthehej përsëri në Peterburg.

Të nesërmen, pas rrëfimit që i kish bërë s'ëmës, Natasha e priti gjithë ditën Bollkonskin, po ky s'u duk. Ditën tjetër, gjithashtu. As ditën e tretë nuk erdhi. S'po vinte as Pjeri dhe Natasha, duke mos ditur se princ Andrea ish nisur tek i ati, s'e kuptonte dot se si ish kjo punë kështu:

Kështu kaluan plot tri javë. Natasha s'donte të dilte fare nga shtëpia; e vrarë dhe pikë e vrer në zemër, endej si hije nga një dhomë në tjetrën; në mbrëmje, fshehurazi nga të gjithë, qante dhe nuk

shkonte tek e ëma. Skuqej e merrte inat në çdo çast. I dukej sikur që të gjithë e dinin deluzionin e saj e qeshnin ose u vinte keq për 'të. Dhe sedra e plagosur ia shtonte ca më shumë dëshpërimin e dhëmbjen e zemrës.

Një herë hyri në apartamentin e konteshës; diç donte t'i thoshte, po befas u shkri në vaj. Qante me lot si një fëmijë e dënuar që nuk di të ketë bërë ndonjë faj e që nuk e kupton përse e kanë denuar.

E ëma u mundua ta qetësonte e ta ngushëllonte me fjalë të mira. Në fillim Natasha e dëgjoi në heshtje, po pastaj, befas, e ndërpreu:

— Mjaft, mama, unë e kam hequr nga mëndja, dhe nuk dua ta kujtoj më! S'do të thotë gjë: më parë vinte, tani s'vjen, s'vjen...

Zëri iu drodh, mënt ia dha të qarit, po prapë e mbajti veten dhe vazhdoi me gjakftohtësi:

— Unë s'dua të martohem. Dhe kam frikë nga ai; tani jam fare, fare e qetë...

Të nesërmen Natasha veshi një fustan të vjetër, që dallohej nga fustanët e tjerë se, sa herë që e vishte mëngjezave, e ndjente veten shend e verë dhe që në mëngjez filloi të bënte atë jetën e parë, nga e cila qe shkëputur pas ballos. Si piu çajin, shkoi në sallonin e madh, që i pëlqente veçanërisht për akustikën e madhe që kish dhe aty filloi të studjonte solfezhin. Si mbaroi ushtrimin e parë, vajti e qëndroi në mes të sallonit dhe përsëriti një frazë muzikale që i pëlqente më shumë nga të tjerat. Mbante vesh se i kënaqej shpirti duke dëgjuar magjinë e zërit të saj (sikur të ish për 'të diçka e re) që përhapej e jehonte duke mbushur gjithë sallonin e zbrazët, e pastaj shuhej me ngadalë, dhe përnjëheresh e ndjeu veten gjithë gaz e zemra i këndonte: „E përse të bëhem kaq merak, a nuk jam fare mirë edhe kështu?" tha me vete, dhe zu të ecte para e prapa nëpër sallon jo me hapa të thjeshta e të zakonëshme mbi parketin kumbonjës po duke u mbështetur në krye mbi thembrën e pastaj mbi majën (kish këpucët e reja që i pëlqenin më shumë); pastaj, gjith gëzim, si ahere kur dëgjonte kumbi-

min e zërit të saj, tani mbante vesh e dëgjonte trokitjen ritmike të thembrës e kërkëllimën e majës. Duke kaluar përpara pasqyrës, hodhi sytë e u pa. „Ja, unë jam atje?" dukej sikur thosh me mburrje shprehja e fytyrës së saj, ndërsa po shihej. „Jam fare mirë. S'kam nevojë për njeri".

Desh të hynte një shërbëtor që të rregullonte diçka aty në sallon, po ajo nuk e la, ia mbylli derën dhe vazhdoi të vinte rrotull së ndarës, ashtu nga thembra në majët. Këtij mëngjezi ajo po kthehej prapë në zakonet e para, duke rënë prapë në dashuri me vetëvetën. „Sa e këndëshme kjo Natasha! Të magjeps, të magjeps!" thoshte përsëri duke folur për veten e saj, sikur këto fjalë t'i thosh një person i tretë, një burrë. „Tërheqëse, ka zë të bukur, është e re, s'i bëhet ferrë njeriu, vetëm lereni rehat, mos i bini më qafë". Po megjithëse e kishin lënë rahat e s'i binte njeri më qafë, ajo e ndjente, e shihte se s'mund të ish e qetë.

Në paradhomë u hap dera e hyrjes dhe dikush pyeti: „Në shtëpi janë?" dhe u dëgjuan këmbë. Natasha u vështrua në pasqyrë po sytë nuk i panë gjë. Mbante vesh të dëgjonte zhurmat që vinin nga paradhoma. Kur mundi ta shihte veten, pa se ishte krejt e zbetë në fytyrë, ish *ai*. Për këtë ish e sigurt, fare e sigurt, sidoqë s'e kish dëgjuar mirë zërin e tij përmes dyerve të mbyllura.

Natasha, e zbetë dhe e trembur, rendi në sallonin e vogël.

— Mama, ka ardhë Bollkonski! — tha, — Mama, kjo është e tmershme, kjo s'durohet... Unë s'dua të vuaj përsëri! Si të bëj?...

Kontesha s'pati kohë t'i përgjigjej se princ Andrea hyri në sallon me një fytyrë të shqetësuar e serioze. Me të parë Natashën u çel përnjëheresh e i shkëlqyen sytë. I puthi dorën konteshës, pastaj Natashës dhe u ul pranë kanapesë.

— Prej shumë kohe s'kemi pasur kënaqësinë... — filloi kontesha, po princ Andrea s'e la të mbaronte, duke iu përgjegjur pyetjes së saj e, me sa dukej, duke dashur të thosh sa më parë ato që kish për të thënë.

— S'kam ardhur nga ju gjithë këtë kohë, se kisha shkuar tek im atë: më duhej me doemos të flisja me 'të për një gjë më shumë rëndësi. Mbrëmë natën jam kthyer, — tha, duke i hedhur një sy Natashës. — Kam nevojë të flas me ju, konteshë, — shtoi si heshti një çast.

Kontesha psherëtiu së thelli dhe uli sytë.

— Urdhëroni e flisni, — tha.

Natasha e dinte që duhej të dilte, po nuk i bënin këmbët: diç e shtrëngonte në grykë, dhe, me sy të çqyer, ngulmonjës, pa përfillur as rregullat më të thjeshta të sjelljes së mirë, po vështronte princ Andrenë.

„Që tani? Në këtë çast!... Jo, nuk është e mundur..." mendonte.

Ai e vështroi përsëri dhe ky vështrim e bindi se nuk gënjehej. Po, që në atë çast, menjëherë, do të vendosej fati i saj.

— Shko, Natasha, pa të thërres unë, — i tha kontesha me zë të ulët.

Natasha vështroi princ Andrenë dhe të ëmën me sy të tmeruar, me sy që luteshin, dhe dolli.

— Kam ardhur t'ju kërkoj dorën e bijës suaj, konteshë, tha princ Andrea. Fytyra e konteshës u bë flakë e kuqe, po ajo nuk u përgjegj menjëherë.

— Kërkesa juaj... — filloi qetësisht e me ngadalë. Ai heshtte duke e vështruar drejt në sy. — Kërkesa juaj... (e humbi) na nderon dhe... unë e pranoj kërkesën tuaj me gëzim. Edhe im shoq... kam shpresë... po puna varet nga ajo vetë...

— Do të flas me 'të si të kem marrë pëlqimin tuaj... Ju, ma jepni pëlqimin? — pyeti princ Andrea.

— Po, — u përgjegj kontesha, duke i zgjatur dorën. Pastaj, me një ndjenjë largimi e dhëmshurie njëheresh, i mbështeti buzët në ballë, ndërsa ai përkulej t'i puthte dorën. Kish dëshirë ta donte si djalë, po e ndjente se ai qe për 'të si një i huaj, dhe kjo e trembte. — Jam e sigurt se im shoq do të pranojë, — tha, — po ati juaj...

— Im atë, të cilit ia thashë të gjitha, vuri si konditë të patundur që martesa të mos bëhet para një viti. Dhe pikërisht për këtë desha t'ju njoftoja, — tha princ Andrea.

— Vërtet Natasha është e vogël akoma, po një kohë kaq e gjatë...

— S'ish e mundur të bëhej ndryshe, — tha me një psherëtimë princ Andrea.

— Po jua dërgoj, — tha kontesha, dhe dolli nga salloni.

— O Perëndi e Madhe, ki mëshirë për ne, — thosh me vete duke kërkuar të bijën.

Sonja i tha se Natasha qe në dhomën e saj. Natasha qe ulur në shtrat; e zbetë, me sy të tharë, po shikonte korat e, duke bërë kryq me të shpejtë, diç murmuriste nëpër dhëmbë. Kur pa të ëmën, këceu poshtë dhe iu derdh përpara.

— Ç'është, mama?... Ç'është?

— Shko, shko tek ai. Të kërkon për nuse, — tha kontesha me një ton që iu duk i ftohtë Natashës. — Shko... hiq, — tha e brengosur e si me qërtim, ndërsa e bija po ikte me vrap, dhe psherëtiu thellë nga zemra.

Natasha nuk diti se si hyri në sallon. Tek do të kapërcente prakun, e pa dhe mbeti. „A është e mundur që ky i huaj të jetë bërë tani *gjithëçka* për mua?" pyeti veten, e menjëherë u përgjegj: „Po gjithëçka: ai vetëm më është tani më i dashuri në botë nga të gjithë". Princ Andrea i dolli përpara, me sytë ulur përdhé.

— Ju kam dashuruar që atë minutë kur ju pashë. A mund të shpresoj?

Ai ngriti sytë dhe e vështroi, dhe serioziteti i asaj fytyre plot afsh e pasion e çuditi. Fytyra e Natashës dukej sikur thoshte: „E përse më pyet? Pse të dyshosh për një gjë që s'ka si të mos e dish me siguri të plotë? Përse të flasish kur fjalët nuk mund të shprehin kurrë atë që ndjen?"

Ajo bëri disa çape dhe u ndal pranë tij. Princ Andrea i mori dorën e ia puthi.

— Ju më dashuroni?

— Po, po, — tha Natasha si me pahir, psherëtiu më fort një herë, edhe një herë tjetër, duke marrë frymë përherë e më shpejt dhe ia krisi të qarit me ngashërim.

— Përse qani? Ç'keni?

— Ah, sa e lumtur që jam, — iu përgjegj; qeshi përmes lotëve, u zgjat drejt tij, ngurroi një çast si në dy mëndje, dhe i dha një të puthur.

Princ Andrea i mbante duart e saja në të tijat, e vështronte në sy, po thellë në zemrën e tij nuk e gjente më atë dashuri që kish pasur më parë për 'të. Befas kishte ndryshuar diçka në shpirtin e tij: qe çdukur magjia misterioze dhe poetike e dëshirës, po i vinte keq për këtë dobësi prej gruaje e prej çupëline, ndjente një farë frikë përpara këtij kushtimi të plotë e këtij besimi pa rezerva që çfaqte ajo ndaj tij, ndjente përgjegjësinë e rëndë e njëkohësisht ngazëllonjëse të detyrës që e lidhte përjetë me 'të. Ndjenja e tanishme, megjithëse jo aq poetike, jo aq e ndritëshme sa e para, ishte më serioze dhe më e fortë.

— *Maman*[1]) ju tha që nuk mund të bëhet para një viti? — e pyeti princ Andrea, duke e vështruar gjithënjë drejt në sy.

„A jam vërtetë unë ajo fëmijë, ajo çupkë siç thoshin të gjithë për mua", mendonte Natasha, „dhe a është e mundur që tani, qysh prej këtij çasti, të jem *gruaja*, shoqja e këtij burri të huaj, kaq të dashur, kaq të mençur, që e nderon dhe e çmon aq shumë edhe im atë vetë? A është e mundur që kjo të jetë e vërtetë? Dhe a është e vërtetë se tani e tutje nuk mund më ta marr jetën me të qeshur, se tani jam e madhe dhe duhet të përgjigjem për çdo gjë që bëj e për çdo fjalë që them? Po ç'më pyeti vallë?"

— Jo, — u përgjegj; po nuk e kish kuptuar mirë çfarë e kish pyetur.

— Më falni, — tha princ Andrea, — po ju jeni shumë e re, jeni akoma e vogël, kurse unë kam mjaft eksperiencë nga jeta. Kam frikë për ju. Ju ende nuk e njihni veten.

---

1) Mamaja.

Natasha dëgjonte me një vëmëndje të thellë, duke u përpjekur të kapte kuptimin e këtyre fjalëve, po nuk u hynte dot brënda.

— Sado i rëndë që të jetë për mua ky vit që ma shtyn për më tutje lumtërinë, — vazhdonte princ Andrea, — brenda kësaj kohe ju do t'i kuptoni më mirë ndjenjat tuaja. Unë ju lutem që të më bëni të lumtur pas një viti; po ju jeni e lirë; fejesa jonë do të mbetet e fshehtë, dhe nëqoftëse qëllon që t'ju mbushet mëndja se nuk më dashuroni, apo në rast se do të doni një tjetër ... — tha duke buzëqeshur me pahir.

— Përse i thoni këto fjalë? — e ndërpreu Natasha. — Ju e dini se nga dita që erdhët për të parën herë në Otradnoje unë ju dashurova, — shtoi e bindur plotësisht se po thosh të vërtetën.

— Brënda një viti do ta njihni më mirë veten...

— Një vit të tërë! — tha papandehur Natasha, se vetëm tani e kuptoi që martesa shtyhej për një vit. — Po pse, vallë, për një vit? Pse plot një vit?...—

Princ Andrea zuri t'i shpjegonte arësyet e kësaj shtyrjeje. Po Natasha s'e kish mëndjen aty e s'po e dëgjonte fare.

— Dhe s'ka si bëhet ndryshe? — pyeti.

Princ Andrea nuk iu përgjegj, po fytyra e tij shprehu pamundësinë për ta ndryshuar këtë vendim të prerë.

— Sa keq! Kjo është për të vënë duart në kokë! E tmershme! — E tmershme! — thirri befas Natasha, dhe ia krisi të qarit sërish me ngashërim. — Unë do të pëlcas, po të pres një vit: është e pamundur, është vdekje! — Ngriti sytë e vështroi dhe pa në fytyrën e tij një shprehje mëshire dhe ngurrimi.

— Jo, jo, do të bëjë të pamundurën, do t'i duroj të gjitha, — tha, duke gëlltitur lotët. — Jam shumë e lumtur!

Babai dhe nëna hynë në sallon e u dhanë të fejuarve bekimin e tyre.

Që prej asaj dite princ Andrea filloi të hynte e të dilte në shtëpinë e Rostovëve si dhëndër i tyre.

## XXIV

Fejesën nuk e hapën, ndaj nuk bënë as gostinë e rastit, me qënë se princ Andrea nguli këmbë që të mbahej e fshehtë. Duke qënë ai shkaku i shtyrjes së martesës, donte që të binin mbi 'të edhe gjithë pasojat e kësaj shtyrje, sado të vështira a të hidhura që të ishin. Thoshte se ai e quante veten të lidhur për gjithënjë me fjalën që kish dhënë, kurse Natasha nuk qe aspak e detyruar të qëndronte në fjalë dhe ish krejtësisht e lirë të bënte si t'i pëlqente. Në qoftë se pas gjashtë muaj do ta shihte se nuk e dashuronte, kish të drejtë ta tërhiqte fjalën e dhënë. Kuptohet vetvetiu se as Natasha e as prindërit e saj nuk deshnin të dëgjonin të flitej për një gjë të tillë; po princ Andrea qëndronte i patundur në ato që thosh. Shkonte ditë për ditë te Rostovët po nuk sillej me Natashën si një i fejuar: i fliste me *ju* dhe i puthte vetëm dorën. Midis atij dhe Natashës, pas ditës së fejesës, qenë krijuar marrëdhënie fare të ndryshme nga ato të parat, marrëdhanie të thjeshta e miqësore. Dukej sikur më parë nuk qenë njohur. Që të dyve u pëlqente të sillnin ndër mënd se si e kundronin njeri jatrin kur ende s'kishin asgjë midis tyre; tani që të dy e ndjenin veten fare ndryshe: të thjeshtë e të sinqertë e jo të ndrydhur e të shtrirë si më parë. Në krye, gjithë njerëzit e shtëpisë e ndjenin veten si më gjëmba përpara princ Andresë; ai u dukej si një njeri që kish ardhur nga një botë e huaj për 'ta dhe Natasha mezi i familjarizoi njerëzit e saj me princ Andrenë; bënte ç'mos që t'ua mushte mëndjen të gjithëve që të mos druheshin aspak prej tij; u thoshte me mburrje se ai, sidoqë dukej shumë krenar e ndryshe nga të tjerët, në të vërtetë ishte njeri shumë i thjeshtë, njësoj si të gjithë: hijen e kish të rëndë, po qe zemër flori e ajo qe mësuar me të siç do të mësoheshin edhe ata vetë e do t'i jepnin të drejtë. Dhe vërtet pas disa ditësh tërë familja u mësua me 'të dhe, pa pasur më ndrojtje prej tij, filluan të silleshin e të jetonin çpenguar e çkujdesur ashtu si dhe më parë. Princ

Andrea filloi t'u bëhej përherë e më i afërt, si njeri i shtëpisë. Ai dinte të fliste me kontin për administrimin e tokave, për rrobe e stoli me konteshën e me Natashën. Për albume, qëndizma e punë në gjergjef me Sonjën. Nganjëherë Rostovët, duke biseduar midis tyre dhe faqeza e tij, çuditeshin se si kishin ndodhur gjithë këto dhe flisnin për shënjat paralajmëronjëse që kishin pasur: ardhja e princ Andresë në Otradnoje, udhëtimi i tyre në Peterburg, ngjashmëria midis Natashës e princ Andresë që taja e kish vënë re sapo e kish parë këtë të fundit, dhe zënka me fjalë më 1805 midis Andresë dhe Nikollës si edhe shumë shënja e rrethana të tjera që u kishin bërë përshtypje gjithë njerëzve të shtëpisë.

Në shtëpi mbretëronte ajo mërzi poetike e ajo heshtje e zakonshme që i rrethon gjithmonë të fejuarit. Shpesh herë, duke ndenjur bashkë në një dhomë, që të gjithë heshtnin. Nganjëherë ngriheshin e dilnin një nga një, po të fejuarit që mbeteshin vetëm vazhdonin të heshtnin. Shumë rrallë flisnin për jetën e tyre të ardhëshme. Princ Andrea druhej të fliste për këtë pikë dhe mundohej ta largonte fjalën. Edhe Natasha, që ia kuptonte princ Andresë gjëndjen shpirtërore, ndjente edhe ajo një farë druajtje ndaj jetës së ardhëshme. Një herë e pyeti për të birin. Princ Andrea u skuq (tani skuqej shpesh herë dhe kjo i pëlqente shumë Natashës) dhe tha se i biri nuk do të rrinte me 'ta.

— E pse? — pyeti Natasha, e çuditur.

— S'mund ta ndaj nga i gjyshi, pastaj...

— Sa shumë që do ta desha! — tha Natasha, duke ia kuptuar menjëherë mendimin; — po e di, ju doni që të mos kenë ç'të thonë bota për ne të dy.

Konti plak i afrohej nganjëherë princ Andresë, e puthte, i kërkonte ndonjë këshillë për edukimin e Petjas apo për karierën ushtarake të Nikollës. Kontesha plakë e shikonte dhe psherëtinte. Sonja kish frikë gjithmonë se mos i bezdiste dhe përpiqej të gjente ndonjë shkak që t'i linte vetëm, kurse në të vërtetë ata nuk kishin nevojë për një gjë të tillë. Kur fliste princ Andrea (dinte të tregonte shumë bukur), Natasha e dëgjonte me mburrje; kur

fliste ajo vetë, e shihte me tmer e me gëzim se ai e vërente me vëmëndje, sikur e studjonte. Dhe pyeste veten me frikë: „Ç'kërkon ai tek unë? Diç dëshiron të zbulojë ai me atë vështrim. Po sikur syri i tij të mos e gjejë atë që kërkon tek unë?" Kur e kur e rrëmbente ai gëzim i çmëndur i mëparshëm dhe atëherë i pëlqente shumë të qeshte vetë e të shihte si qeshte princ Andrea. Ai qeshte rrallë, por kur qeshte, qeshte me gjithë shpirt, qeshte me lotë, dhe gjithmonë pas këtyre të qeshurave, ajo e ndjente veten më pranë zemrës së tij. Do të kish qënë plotësisht e lumtur sikur të mos e tmerronte mendimi i ndarjes së afërme që u rrinte si shpatë mbi krye e që edhe princ Andresë ia ngrinte gjakun kur e kujtonte, sa bëhej dyllë në fytyrë.

Në vigjiljen e nisjes së tij nga Peterburgu, princ Andrea solli me vete Pjerin, i cili që nga dita e ballos s'kish qënë te Rostovët. Pjeri dukej i hutuar e i vrarë. Zuri të bisedonte me konteshën. Natasha u ul me Sonjën në tryezën e shahut, duke ftuar pranë princ Andrenë.

— Ju e njihni Bezuhovin prej shumë kohe, apo jo? — pyeti ky i fundit. — Dhe e doni shumë.

— Po, është shumë i dashur, shumë i mirë, po edhe qesharak një çikë.

Dhe Natasha, siç bënte gjithmonë kur fliste për Pjerin, zuri të rrëfente gjithfarë anekdotash për hutimin e tij, anekdota që, më të shumtat, ishin të trilluara.

— A e dini, unë ia besova atij të fshehtën tonë — tha princ Andrea. — E njoh që në vogëli. Është ëngjëll nga shpirti. Ju lutem, Natali, — tha befas me seriozitet, — unë po nisem, Zoti e di se ç'mund të ngjasë. Ju, më kohë, mund të mos më dash... Mirë pra, e di, nuk duhet të flas për këtë. Po sido që të ngjanë kur unë të mos ndodhem këtu...

— E çfarë mund të ngjasë?...

— Çfarëdo fatkeqësi që mund të ngjasë, — vazhdoi princ Andrea, — ju lutem, zonjusha Sofi, sidoqë t'ju qëllojë, drejtojuni vetëm atij për këshi-

llë e për ndihmë. Mund të jetë njeriu më i hutuar e më qesharak në botë, po është ëngjëll nga shpirti, ka një zemër të florinjtë.

As i ati, as e ëma, as Sonja, as vetë princ Andrea s'kishin mundur ta parashihnin dhëmbjen që do t'i shkaktëtonte Natashës ndarja e përkohëshme nga i fejuari. E skuqur dhe e tronditur, me sytë të tharë, vej' e vinte asaj dite nëpër shtëpi duke u marrë me gjërat më të parëndësishme sikur as i shkonte nëpër mënd se ç'dhëmbje e thellë po e priste. Nuk qau as kur ai, duke i thënë lamtumirë, i puthi dorën për herën e fundit.

— Mos ikni! — i tha vetëm, po me një zë të atillë sa që princ Andrea mendoi njëherë të mos nisej me gjithë mënd. Dhe për shumë kohë nuk e harroi tingullin e atij zëri. E as që qau kur ai u nis: po ditë të tëra më radhë, pa derdhur asnjë lot, mbeti mbyllur në dhomën e saj. Asgjë s'i tërhiqte vëmëndjen, asgjë s'i hynte në sy, rrinte e vrarë dhe si e huaj dhe thoshte vetëm herë pas here:

— Ah, pse iku! —

Po dy javë pas ikjes së princ Andresë, në një mënyrë fare të papritur për gjithë ata që e rrethonin, u shkund nga ajo plogështi e shpirtit dhe e trupit dhe erdhi e u bë ajo që kish qënë, veçse me një tjetër fizionomi morale, ashtu si fëmijët që ngrihen nga shtrati pas një sëmundjeje të gjatë me një fytyrë krejt të ndryshuar.

## XXV

Princ Nikolla Andrejeviç Bollkonski atë vitin e fundit, pas ikjes së të birit, ra shumë nga shëndeti dhe sa vinte po bëhej më i egër e më grindavec. Tani nxehej e merrte zjarr për asgjë, xhindosej fare pa arësye dhe e nxirte inatin vetëm duke i rënë princeshës Maria më qafë. Dukej sikur kërkonte me kujdesin më të madh gjithë pikat më të ndieshme të shpirtit të së bijes që ta torturonte sa më keq e më shumë. Princeshëza Maria kishte dy pasione e, për pasojë, dy gëzime: të nipin, Nikollushkën

dhe fenë. Këtu përqëndroheshin gjithmonë sulmet, thumbat dhe talljet e të jatit. Sidoqë të fillonte, ai e shpinte fjalën rreth besimeve të kota të çupave plaka ose rreth përkëdheljeve të shumta që i prishin e i marrin më qafë fëmijët. „Ti kërkon ta bësh (Nikolenkën) çupë plakë si veten tënde; po kështu ke për ta marrë më qafë: princ Andrea ka nevojë për djalë, jo për çupë plakë", thoshte. Ose i drejtohej zonjushes Buriena dhe e pyeste faqeza princeshëzës Maria se ç'mendonte për priftërinjtë tanë e për ikonat tona dhe pastaj zinte e tallej...

E fyente gjithënjë princeshëzën Maria atje ku i dhimbte më shumë; po kjo ia falte me gjithë zemër. A mund të qe i padrejtë ai më 'të, a mund të qe fajtor kundrejt saj ai baba, i cili e donte me gjithë shpirt — ajo e dinte fort mirë këtë — sidoqë i sillej ashtu? Pastaj, e ç'është drejtësia? Princeshëza Maria nuk e shkonte kurrë ndër mënd këtë fjalë krenare: „drejtësi". Gjithë ligjet e ndërlikuara të njerëzimit përmblidheshin për atë në një ligj të vetëm, të thjeshtë e të qartë: në ligjin e dashurisë e të vetëmohimit që na ka mësuar. Ai që vojti për dashurinë ndaj njerëzimit, ndërsa Ai vetë ishte Perëndi. Ç'i duhej asaj drejtësia apo padrejtësia e njerëzve të tjerë. Misioni i saj ishte të vuante dhe të donte njerëzimin, dhe ajo këtë bënte.

Në dimër princ Andrea erdhi në Lisia Gori: ishte më qejf, i gëzuar, i ëmbël e i dashur sikundër princeshëza Maria nuk e kish parë prej shumë kohe. Ajo e mori me mënd se diç duhej t'i kish ngjarë po i vëllaj nuk i foli gjë për dashurinë e tij. Para se të ikte, pati një bisedim të gjatë vetëm për vetëm me të jatin dhe princeshëza Maria vuri re se para nisjes at e bir ishin të pakënaqur nga njeri — jatri.

Si iku princ Andrea, princeshëza Maria i shkroi nga Lisia Gori një letër shoqes së saj në Peterburg, Juli Karaginës, të cilën ëndëronte, siç ëndërojnë gjithë vajzat, ta bënte nusen e të vëllajt e që atëhere ishte në zi se i kish vdekur një i vëllaj, vrarë në Turqi:

„Fati ynë qenka plot brenga e hidhërime, moj e dashura dhe e ëmbla shoqja ime Juli.

„Humbja juaj është aq e madhe, është aq e tmershme sa që s'mund ta shpjegoj ndryshe veçse si një hir të veçantë nga Zoti, i cili — duke ju dashur — kërkon t'ju vërë në provë ju dhe nënën tuaj shumë të mirë. Ah, mikja ime, feja, dhe vetëm feja, mundet, nuk them të na ngushëllojë, po të na çlirojë nga thonjtë e dëshpërimit; vetëm feja mund të na shpjegojë atë që njeriu s'mund ta kuptojë pa ndihmën e saj për ç'qëllim, përse krijesat më të mira, fisnike, që dinë ta gjejnë lumtërinë në jetë e nuk i bëjnë keq askujt, po krejt përkundrazi janë të nevojshme për lumtërinë e të tjerëve, i merr Zoti në gjirin e tij, dhe le të jetojnë ca të tjera, të këqia, të kota, të dëmëshme ose që janë barrë për vete të tyre e për të tjerë. Vdekja e parë që më panë sytë e që nuk do ta harrojë kurrë, — vdekja e kunatës sime të dashur — më la pikërisht një përshtypje të tillë. Pikërisht ashtu sikundër ju pyesni fatin pse të vdiste vëllai juaj aq i mirë, ashtu pyesja edhe unë pse të vdiste Liza ëngjëllore, e cila jo vetëm s'i kish bërë keq njeriu në botë, po edhe s'kish pasur kurrë në zemër përveç se ndjenja e mendime të mira e fisnike. Dhe ja, mikja ime, që atëhere kanë shkuar pesë vjet dhe unë, me mëndjen time të pakët, po nis të kuptoj qartë pse duhej të vdiste, e në ç'mënyrë kjo vdekje ishte vetëm shprehja e mirëdashjes së pakufishme të Krijonjësit gjithë veprat e të cilit, ndonëse më të shumtat nuk kuptohen nga ne, janë vetëm çfaqja e dashurisë së Tij të pakufishme, për krijimin e Vet. Mbase, sikundër më shkon mëndja shpesh herë, ajo ishte aq e pafajshme, aq ëngjëll sa nuk do të kish forcën e duhur të kryente gjithë detyrat e një nëne. Ajo ish e përsosur si grua e re, po mbase nuk do të ish dot e tillë edhe si nënë. E tani jo vetëm që ka lënë tek ne, e sidomos tek princ Andrea, dhëmbjen më të thellë e kujtimin më të pastër, po dhe atje, sigurisht, do të ketë zënë një vënd që unë nuk guxoj ta shpresoj për vete. Nga ana tjetër, kjo vdekje e parakohëshme dhe e tmershme, me gjithë hi-

dherimin e madh që na ka shkaktuar, ka pasur një ndikim shumë mirëbërës mbi tim vëlla e mbi mua. Atëherë, në çastin e humbjes së saj, as që mund të më vinin në kokë këto mendime; atëhere do t'i kisha zbuar, e llahtarisur; po tani çdo gjë është e qartë dhe s'mbetet as pikë dyshimi. Jua shkruaj të gjitha këto, mikja ime, vetëm që t'ju mbush mëndjen për atë të vërtetë të Ungjillit, që është bërë për mua rregulla e jetës: asnjë qime nuk bie nga koka e njeriut pa vullnetin e Zotit. Dhe vullneti i Tij drejtohet vetëm nga një dashuri e pakufishme për ne, e prandaj sidoqë të bëhet e çfarëdo që të ngjasë, çdo gjë bëhet për të mirën tonë.

„Ju më pyesni në se do ta kalojmë dimrin në Moskë. Megjithë që ma kënda shumë të piqem me ju, nuk e besoj dhe as që e dëshiroj. Do të çuditi kur të dëgjoni se shkaku i kësaj është Bonaparti. Dhe ja sepse: im atë po bie nga shëndeti dita-ditës; nuk duron dot t'i venë kundër dhe merr zjarr menjëherë. Ia ka cingridhur nervat sidomos politika. Im atë nuk mund ta durojë idenë që Bonaparti të sillet me gjithë sovranët e Europës e veçanërisht me tonin, nipin e Katerinës së Madhe, sikur të qe i barabartë me 'ta! Sikundër e dini, unë as që përzihem fare në punët e politikës, po nga fjalët e tim eti dhe nga bisedimet e tija me Mihail Ivanoviçin kam marrë vesh ç'bëhet në botë e sidomos nderimet e mëdha që i bëjnë Bonapartit. Siç duket Lisia Gori është i vetmi vënd në botë ku nuk e njohin as për njeri të madh e as për perandor të francezëve. Im atë gati sa nuk çmëndet nga inati. Dhe pikërisht për këto ide të tija politike nuk i pëlqen që të vimë në Moskë: e parashikon se ka për të gjetur belanë me atë zakonin e tij për ta thënë hapur mendimin e vet pa u bërë merak nga njeri. Tërë sa ka fituar shëndeti i tij nga kurat që bën do të shkonin humbur menjëherë pas diskutimeve rreth Bonapartit, diskutime këto, që s'ke si u shtëmëngësh. Sido qoftë rreth kësaj çështjeje do të merret një vendim për së shpejti.

„Jeta jonë familjare është ajo që kish qënë me të vetmin përjashtim që aty më parë kishim këtu

edhe tim vëlla Andrenë. Sikundër ju kam shkrojtur, Andrea ka ndryshuar shumë kohët e fundit. Pas mënxyrës që e gjeti, vetëm tani, në vitin e fundit, mezi e mori veten moralisht; tani është prapë ashtu siç ka qenë në vogëli: i mirë, i ëmbël, i dashur, me atë zemër të artë që s'e ka njeri tjetër. E ka kup-tuar, besoj se jeta e tij s'ka marrë fund. Po, ndër-sa moralisht është përtëritur i tëri, fizikisht është dobësuar shumë. Është hequr e është tretur. Jam në merak për 'të, po lavdi Zotit që iu mbush mëndja të dalë jashtë Shtetit sipas porosisë që i kanë bërë mjekët qëkuri. Shpresoj se me këtë udhëtim ka për ta marrë veten mirë. Ju më shkruani se në Peter-burg flasin për 'të si për një nga të rinjtë më ak-tivë, më me kulturë e më të mençur. Të më falni për këtë krenari prej motre, po unë s'kam dyshuar kurrë për një gjë të tillë. Nuk numrohen dot tërë ato të mira që u ka bërë këtu të gjithëve, duke filluar nga fshatarët e tij e gjer te fisnikët. Prandaj aty në Peterburg, ai ka marrë lëvdatat që i takoj-në. Çuditem se sa shpejt që përhapen fjalët nga Pe-terburgu në Moskë e sidomos ca fjalë që s'mund të jenë veçse të trilluara, si ato që më shkruanit. Si është e mundur që im vëlla të martohej me Rostovën e vogël! Nuk besoj që Andrea të martohet më, e aq më pak me atë vajzë. Dhe ja përse: e para, e di që, edhe pse rrallë e ze ngoje të ndjerën të shoqe, pikëllimi i kësaj humbjeje është rrënjosur aq thellë në zemrën e tij sa që nuk është e mu-ndur që ta zëvëndësojë një ditë me një grua tje-tër e t'i japë një njerkë ëngjëllushit tonë të vockël; e dyta, sepse, me sa di unë, ajo vajzë nuk është nga ato gra që mund t'i pëlqejnë princ Andresë. Nuk besoj, pra, që princ Andrea ta ketë zgjedhur për grua, dhe po e them hapur, nuk e dëshiroj një gjë të tillë.

„Po si shumë e zgjata, më duket, jam duke mbaruar fletën e dytë. Lamtumirë, mikja ime e shtrënjtë: Zoti ju pastë nën mbrojtjen e tij të shënj-të e të fuqishme. Mikja ime e dashur, zonjusha Bu-riena, ju puth:

Maria".

# XXVI

Aty nga mezi i verës princeshëza Maria mori nga Svicra një letër, që ajo nuk e priste, prej princ Andresë, ku i vëllaj i shkruante për një lajm që e çuditi pa masë. Ai i shkruante për fejesën e tij me Natashën. Kjo letër përshkohej nga dashuria e madhe e nga entusiazmi për të fejuarën e nga një miqësi e ëmbël e plot besim për të motrën. I shkruante se s'kish dashuruar kurrë si tani e se vetëm tani e kish kuptuar dhe e kish njohur jetën; i lypte ndjesë që s'ia kish thënë qysh në Lisia Gori këtë vendim që kish marrë, megjithse kishte folur me t'anë. Nuk i kish thënë gjë, se e dinte që ajo do t'i lutej t'et të jepte pëlqimin, dhe, pa ia arritur dot qëllimit, do ta zemëronte e do ta bënte që t'i shfrynte rëndë kot së koti. „Pa le që, ato ditë kur isha aty", i shkruante, „ende nuk e kisha vendosur në mënyrë të prerë si tani. Atëhere babai vuri si konditë një afat prej një viti, dhe ja, kaluan *gjashtë* muaj, gjysma e kohës së caktuar, dhe unë jam më i vendosur se kurrë në vendimin tim. Sikur mjekët të mos më mbanin këtu në ujërat termale, do të isha në Rusi tani, po duhet ta shtyj edhe për tre muaj akoma kthimin tim. Ti më njeh dhe i di cilat janë marrëdhëniet e mia me babanë. S'kam përse ta pyes, jam e do të jem gjithmonë i pavarur, po gjysma e lumtërisë do të më prishej sikur të veproja në kundërshtim me vullnetin e tij, ta zemëroja tani kur, mbase, nuk i mbeten dhe shumë ditë për të jetuar midis nesh. Po i shkruaj një letër edhe atij gjith për këtë çështje, dhe të lutem ja ep kur të gjesh çastin e volitshëm e të përshtatshëm e pastaj me lajmëro se si duket puna dhe në ka ndonjë shpresë që të kandiset ta shkurtojë nja katër muaj afatin e caktuar për një vit".

Pas ngurrimesh të gjata, pas shumë dyshime e shumë lutje, Maria ia dha letrën t'et. Të nesërmen princi plak i tha qetë-qetë:

— Shkruaji tyt vëllaj që të presë gjer sa të vdes... S'ka për të zgjatur shumë kjo punë. Së shpejti do të shpëtojë prej meje... —

Princeshëza desh të kundërshtonte, po i ati nuk e lejoi dhe zuri ta ngrinte zërin përherë e më shumë.

— Martoju, martoju or trim... Krushq për kokën e krushqve! Rreth i mirë sa më s'ka... Njerëz të zgjuar hë? Të pasur, hë? Po, Nikollushka do të ketë një njerkë që s'e ka shoqen? Shkruaji të martohet që nesër, po deshi. Njerkë e Nikollushkës do të jetë ajo, po unë do të martohem me Burienën... Ha, ha, ha, që as ai të mos mbetet pa njerkë! Vetëm një gjë: këtu në shtëpi time s'ka vënd për gra të tjera; le të martohet po deshi, po të jetojë me vete... Mbase edhe ty të pëlqen të veç me 'të? — vazhdoi duke iu kthyer princeshëzës Maria, — shko, udhembarë të qoftë, udhembarë... udhembarë!...—

Dhe pas kësaj shfryrjeje, nuk u kthye më në këtë fjalë; po përbrënda zjente e s'pëlciste. Marazi që i shkaktonte dobësia e të birit ndihej thellë në të gjitha marrëdhëniet e tia me princeshëzën Maria. Tani thumbave e rromuzeve të para iu shtua edhe një tjetër: tallej se do t'i vardisej zonjushës Buriena që ta bënte Andrenë me njerkë.

— E pse të mos martohem me 'të? — i thoshte së bijës — Ka për të qenë një princeshë nga më të bukurat!

Dhe në kohën e fundit, e çuditur dhe duke mbetur keq, princeshëza Maria vuri re se i ati po fillonte me të vërtetë ta afëronte Burienën për herë e më shumë pas vetes. I shkroi princ Andresë se si e priti i ati letrën e tij; po i dha zemër duke e bërë të shpresonte se ajo do të mund t'ia mbushte mëndjen t'et e ta kandiste më në fund.

Nikollushka dhe edukimi i tij, Andrea dhe feja ishin ngushllimet dhe gëzimet e princeshës Maria: po meqenëse çdo krijesë njerëzore ka nevojë për shpresa e për aspirata krejt personale, princeshëza Maria ruante në thellësinë e shpirtit të saj një ëndër të fshehtë dhe një shpresë që ishin ngushëllimi kryesor i jetës së saj. Kjo ëndër ngushëllonjëse si balsam qetësonjës e kjo shpresë i vinin nga robt e Zotit, nga të pafajshmët e nga shtegtarët që e vizitonin fshehurazi nga princi. Sa më shumë që e vrente jetën dhe fitonte përvojë aq më fort çuditej

me verbimin e njerëzve që kërkojnë këtu mbi dhé ëndjet dhe lumtërinë, që rropaten, vuajnë, lëftojnë i bëjnë keq njeri jatrit që t'ia arrijnë asaj lumtërie të pamundur të rreme dhe kriminale. „Princ Andrea e donte të shoqen, ajo i vdiq; sikur nuk i mjaftonte kjo, kërkonte tani ta lidhte fatin me një grua tjetër. Babait nuk i pëlqen sepse dëshiron që i biri të lidhet me një derë më të shquar e më të pasur. E që të gjithë lëftojnë e vuajnë e cfilitin të tjerët dhe humbin shpirtin e tyre, shpirtin e tyre të pavdekshëm, të amëshuar, për t'ia arritur një lumtërie që nuk mban veçse një çast. Dhe këtë jo vetëm që e dimë fort mirë prej vetiu, po edhe Krishti, Bir i Perëndisë, zbriti në tokë që të na thosh se kjo jetë është jeta e një çasti, është një provë; megjith këtë ne kapemi pas asaj, të drithtëruar, dhe vemi me mëndje se do të gjejmë aty lumtërinë. Si është e mundur të mos e ketë kuptuar njeri këtë gjë?" thosh me vete princeshëza Maria. „Asnjeri, përveç atyre të përbuzurve shërbëtorë të Zotit, që, me trastat në krah, më vinë nga shkallët e pasme, nga frika se mos i sheh princi e jo se druhen mos hanë të shara prej tij a mos e pësojnë, po se nuk duan ta shtijen në mëkatë. Të lësh familjen, atdheun, të heqësh dorë nga të gjitha të mirat materiale të kësaj bote, të çkëputesh nga të gjithë e nga të gjitha e të shtegtosh nga një vënd në tjetrin veshur me zhele kërpi, me një emër tjetër, pa i bërë keq njeriu e duke u lutur për 'ta, duke u lutur si për ata që të shtypin ashtu edhe për ata që të mbrojnë: s'ka tjetër jetë, s'ka tjetër të vërtetë më të lartë se kjo!"

Midis këtyre shtegtarëve ishte një grua e pakët pesëdhjetëvjeçare, Fedosjushka, e urtë, e qetë, e vrarë lije, që kish më së tridhjetë vjet që po endej këmbëzbathur, e ngarkuar me pranga. Princeshëza Maria e donte shumë. Një herë, ndërsa në dhomën e errët, në dritën e një qiriri të ndezur përpara ikonave, Fedosjushka po i tregonte historinë e jetës së saj, princeshëzës Maria i kaloi befas në mëndje mendimi se vetëm Fedosjushka e kish gjetur udhën e vërtetë të jetës. Ky mendim iu ngul kaq fort në

mëndje sa vendosi të dilte edhe ajo shtegtare. Kur Fedosjushka shkoi të flinte, princeshëza Maria u mendua një copë herë të mirë dhe më në fund e vendosi që të bëhej shtegtare, megjithse nuk ishte punë e lehtë. Këtë mëndje ia rrëfeu vetëm rrëfyesit të saj, një murgu, at Akinfit dhe ky ia pëlqeu. Gjoja sikur donte t'u bënte një dhuratë shtegtarëve, princeshëza Maria gatiti gjithë ç'i duheshin si shtegtare: një këmishë, sandale, një kaftan e një shall të zi. Shpesh herë, iu afrua komosë ku i kish fshehur këto gjëra, princeshëza Maria ndalej me dy mëndje, duke pyetur veten mos kish ardhur çasti të vinte në veprim vendimin e saj.

Shpesh, duke dëgjuar kallzimet e shtegtarëve, rrëmbehej nga entusiazmi e ndizej në fjalët e tyre të thjeshta që ato i thoshin sikur i kishin mësuar përmëndsh, po që për atë kishin një kuptim të thellë; kështuqë me së njëherë qe gati t'i linte të gjitha e të ikte nga shtëpia. Me sytë e mëndjes ajo e shikonte veten bashkë me Fedosjushkën, veshur me zhele të trasha, duke ecur me shkop e me trastë nëpër rrugët gjithë pluhur, duke ndjekur shtegtimin e saj, pa urrejtje, pa dashuri tokësore, pa dëshira, nga një faltore në tjetrën, për të arritur më në fund atje ku s'ka as psherëtima, as hidhërime, atje ku mbretëron vetëm gëzimi dhe lumtëria e përjetëshme.

„Do të arrij në një vënd, do të falem e do të lutem; dhe, pa ndenjur aq sa të mësohem e të më pëlqejë aty, do të shkoj më tutje, më larg. E do të ecij gjersa të më bëjnë këmbët, gjersa të këputem e të bie përdhe; atëhere do të shtrihem e të vdes diku, e do të arrij më në fund në atë limanin e përjetshëm e të qetë ku s'ka as hidhërime, as psherëtima!... thosh me vete princeshëza Maria.

Po pastaj, kur shihte të jatin e sidomos Nikollën e vogël, e ndjente veten të dobët e fillonte të lëkundej, qante fshehurazi dhe e quante veten mëkatare që e donte të jatin e të nipin më shumë se Zotin.

# PJESA E KATËRT

## I

Bibla na mëson se lumtëria e njeriut të parë, pa rënë akoma në mëkatë, qëndronte pikërisht në mungesën e punës; domethënë ai qe i lumtur se rrinte pa punë, e kalonte kohën në limonti. Edhe pas rënies në mëkatë, njeriu e ruajti dëshirën për të ndënjur pa punë, po mallkimi hyjnor rëndon gjithmonë mbi 'të, jo vetëm sepse ai duhet të fitojë bukën me djersën e ballit, po edhe sepse, nga vetë cilësitë e tia morale, nuk e ndjen veten të qetë duke e shkuar kohën në limonti. Një zë i fshehtë na thotë se po bëjmë faj duke e lëshuar veten në prehërin e përtacisë. Sikur njeriu të mund të ndodhej në një gjëndje në të cilën, duke ndenjur pa punë, ta ndjente veten se ish i dobishëm e se po kryente detyrën e vet, do të gjente, në një rast të tillë, një nga kondit at e lumtërisë së parë. E një të tillë konditë limontie të detyruar e të paqërtueshme gëzon një klasë e tërë, — klasa ushtarake. Dhe pikërisht në këtë limonti të detyruar e të paqërtueshme qëndronte e do të qëndrojë tërheqja kryesore e shërbimit ushtarak.

Nikolla Rostovi shijonte plotësisht këtë lumtëri qysh prej vitit 1807, duke vazhduar të shërbente në regjimentin e Pavllovgradit, ku komandonte tani skuadronin që komandonte më parë Denisovi.

Rostovi qe bërë, siç i thonë fjalës, një djalosh kokoroç, disi i vrazhdë e i ashpër në të sjellë, që shokët e tij moskovitë do ta kishin quajtur pak si

*mauvais genre*[1]), po që e donin, e çmonin dhe e nderonin shokët, deprorët dhe eprorët e që ish i kënaqur nga jeta e tij. Në kohët e fundit, në vitin 1809, në letrat që merrte nga shtëpia, e ëma i qahej përherë e më shumë e i shkruante se gjëndja e tyre financiare po keqësohej dita-ditës e prandaj do të bënte mirë të kthehej në shtëpi që të gëzonte e të qetësonte prindërit pleq.

Duke lexuar këto letra Nikolla e ndjente me frikë se kërkonin ta hiqnin nga ky ambient, ku e kalonte aq mirë e aq në qetësi, larg andrallave dhe problemeve të koklavitura të jetës. E ndjente se, shpejt a vonë, do t'i duhej të hynte në dredhën e rrëmbyer, në lumin e turbull të jetës, të vinte rregull në punët e ngatërruara ekonomike të familjes së tij, të qëronte hesapet me administratorët, të hynte në diskutime, të hahej me njërin e me tjetrin, të hiqte edhe ai vallen e intrigave, të lidhte marrëdhanie mondane, t'i jepte udhë punës me Sonjën, e të çlirohej nga premtimet që i kish bërë. Të gjitha këto ishin tmerësisht të vështira e të koklavitura ndaj e kish gjetur më lehtë t'i përgjigjej s'ëmës me letra të ftohta klasike, që fillonin me „*Ma chère maman*" dhe mbaronin me *votre obéisant fils*"[2]), pa zënë ngoje fare se kur kish ndër mënd të kthehej. Në vitin 1810 mori një letër nga prindërit në të cilën e lajmëronin për fejesën e Natashës me Bollkonskin dhe i thoshin se dasma do të bëhej pas një viti, sepse princi plak nuk e jepte pëlqimin për më parë. Nikolla u hidhërua e u fye nga kjo letër. Piksëpari i vinte keq që do ikte nga shtëpia Natasha, që ai e donte më shumë nga gjithë njerëzit e tjerë të familjes: e dyta, duke i gjykuar punët si usar, i vinte plasja që s'u ndodh në shtëpi në këtë kohë që t'i jepte të kuptonte atij Bollkonskit se kjo lidhje miqësie me 'të nuk ish kushedi ndonjë nder aq i madh për 'ta, e se në e dashuronte Natashën, mund të bënte edhe pa pëlqimin e atij mëndjekrisurit, të jatit. Një çast mendoi

1) Që nuk u përmbahet rregullave dhe etiketave të shoqërisë së zgjedhur.
2) E dashura nënë . . . Biri juaj i bindur . . .

të merrte leje që të shihej një herë me Natashën përpara martesës; po ishte pikërisht periudha e manevrave, pastaj mendoi për Sonjën, për telashet e mëdha që e prisnin, dhe përsëri e shtyu për më tutje nisjen për në shtëpi. Po në pranverë të po atij viti mori një letër nga e ëma që ia kish shkruar pa dijen e kontit, dhe kjo letër ia mbushi mëndjen të nisej. Kontesha i shkruante se po të mos kthehej Nikolla e t'i merrte vetë në dorë punët, tërë prona e tyre do të vihej në ankand e do të mbeteshin keq e mos më keq sa të katandisnin të kërkonin lëmoshë. Konti ishte kaq i urtë e i butë, kish një besim kaq të madh te Mitjenka dhe ish aq i mirë e aq shumë s'donte t'i prishte qejfin njeriu, sa që të gjithë e gënjenin dhe punët shkonin rrokopujë e kishin marrë të tatëpjetën qëkuri. „Pash Perëndinë të lutem me lotë në sy, eja menjëherë në s'do që të na shikosh më ditë të zezë si mua ashtu edhe tërë familjen", i shkruante kontesha.

Kjo letër e tronditi dhe e shkundi Nikollën. Me atë ndjenjën e detyrës që kish, e kuptoi menjëherë se ç'duhej të bënte.

Tani nuk i mbetej gjë tjetër veçse të jepte dorëheqjen ose të paktën të kërkonte ta nxirnin në pritmëni. Pse duhej të nisej? As ai vetë s'e dinte mirë e nuk e kish shumë të qartë se ç'do të bënte atje; po, si fjeti ca pas dreke, dha urdhër t'i shalonin Marsin, një kalë çil, hamshor i zjarrtë që s'përmbahej fare dhe i cili kish kohë që s'kish dalë nga shtalla; kur u kthye mbi kalin e tij mbytur në shkumë; i tha Lavrushkës (ish ordinanca e Denisovit ish bërë tani ordinanca e Rostovit) si edhe shokëve që ishin mbledhur tek ai për të kaluar mbrëmjen, se do të kërkonte një leje për të vajtur në shtëpi. Sigurisht që i vinte shumë keq të nisej pa marrë vesh nga shtabi atë për të cilën interesohej aq shumë, domethënë a do ta gradonin kapiten, ose të paktën a do t'i jepej kryqi i Shën Anës për manevrat e fundit; i vinte si çudi të nisej e të shkonte pa ia shitur kont Gollushovskit të tre kuajt thinjaçë për të cilët ish marrë vesh me atë kont polak, e që mendonte t'ia jepte për dy mijë rubla! i dukej

si diçka e pamundur që të mos ndodhej në ballon që do të jepnin usarët për zonjën Pshazdecka për inat të ulanëve, të cilët jepnin një ballo për zonjën e tyre, Borzhozovska; e megjithë atë e dinte se i duhej të çkëputej nga kjo atmosferë e kthjelltë dhe e këndëshme për të vajtur atje ku gjithëçka ishte marrëzi dhe rrëmujë. Pas një jave mundi ta merrte lejën. Usarët, shokët e tij, jo vetëm të regjimentit po edhe të brigadës, i shtruan një drekë, që u kushtoi pesëmbëdhjetë rubla njeriu, — kishin dy orkestra dhe dy kore ushtarësh këngëtorë; — Rostovi lozi vallen trepak me major Basovin, oficerët, njëri më i dehur se tjetri, e puthën, e përqafuan, e ngritën lart në duar, e kolovitën dhe e lëshuan poshtë. Ushtarët e skuadronit të tretë e ngritën edhe një herë në duar dhe bërtitën urra. Pastaj e hipën në sajë dhe e shoqëruan gjer në stacionin e parë të postës.

Gjer në mes të udhës, prej Kremençugut në Kiev, ashtu siç ndodh gjithmonë, Rostovi jetonte akoma krejtësisht me skuadronin; po si e kaloi gjysmën e udhës, filloi t'i harronte të tre hamshorët thinjaçë, kapterin e tij të kazermimit, Dozhovejkon, e të pyeste veten i çqetësuar se ç'po e priste atje në Otradnoje. Sa më shumë që i afrohej Otradnojes, aq më tepër mendonte për shtëpinë e tij (sikur ndjenja morale t'i nënshtrohej po atij ligji që përcakton shpejtësinë e rënies së trupave); në stacionin e fundit para Otradnojes i dha tri rubla bakshish karrocjerit e, mu si fëmijë, duke marrë frymë me vështirsi nga nxitimi, i ngjiti shkallët me vrap.

Pas entusiazmit të takimit dhe asaj ndjenje të çuditshme pakënaqësie në krahasim me atë që priste, — siç i lashë ashtu i gjeta, janë po ato që ishin, e përse u nxitova kaq shumë! — Nikolla filloi të mësohej sërish me jetën e shtëpisë. Babai dhe nëna, në dukje, nuk kishin ndryshuar në asgjë, veçse ishin plakur një çikë. Gjë e re tek ata ishte një farë çqetësimi e nga një herë nuk merreshin vesh me njeri-tjetrin, ata që gjer aty më parë ishin kurdoherë në një mendje. Kjo ridhte sikundër Nikolla e

mori vesh shumë shpejtë, nga gjëndja e keqe financjare. Sonja kish shkelur në të njëzetat. Kish arritur kulmin e bukurisë së saj, e nuk premtonte asgjë më shumë, po edhe kaq mjaftonte plotësisht. Që kur se kish ardhur Nikolla, ajo mënt fluturonte nga gëzimi e nga dashuria, dhe besnikëria e patundur e kësaj vajze e bënte të lumtur e krenar. Petja me Natashën e çuditën më shumë nga të gjithë. Petja, djalosh katërmbëdhjetë-vjeçar, ishte bërë tani goxha burrë, i gjatë e i pashim, shpuzë i gjallë, i qeshur e i shkathët, dhe zëri kish filluar t'i ndryshohej. Me Natashën Nikolla u çudit dhe qeshi një copë herë pa ia hequr sytë.

— Moj po ti qënke ndryshue fare — i thoshte.

— Pse, jam shëmtuar a?

— Krejt përkundrazi, po dukesh e rëndë, e rëndë, si ndonjë zonjë e madhe... Princeshë! — i pëshpëriti në vesh.

— Po, po, po, — thoshte Natasha me gëzim.

Natasha i kallzoi historinë e dashurisë së saj me princ Andrenë, ardhjen e tij në Otradnoje, dhe i tregoi letrën e tij të fundit.

— Eh, je i kënaqur? Të pëlqen? — e pyeste Natasha. — Tani e kam mëndjen të fjetur dhe jam shumë e lumtur.

— Jam shumë i kënaqur — përgjigjej Nikolla. — Është një njeri i shquar. Ti e dashuron shumë, hë?

— Si të të them? — përgjigjej Natasha; — dikur kam dashuruar Borisin, profesorin tim, Denisovin, po kësaj radhe është fare ndryshe. Tani jam e qetë, e ndjej veten të fortë. E di që s'ka njeri më të mirë se ky, ndaj e ndjej veten të qetë, të lumtur. Një ndjenjë që ndryshon fare nga ato të parat...

Nikolla shprehu pakënaqësinë e tij që martesa ishte shtyrë për një vit, po Natashës nuk i erdhi hiç mirë dhe e mbrojti çështjen më këmbëngulje duke i treguar se s'mund të bëhej ndryshe, se nuk do të ishte mirë të hynte në familjen e të shoqit kundër vullnetit të të jatit, zaten edhe ajo vetë kështu kish dashur.

— Ti nuk kupton fare, hiç fare, — i tha, duke e mbyllur atë fjalë.

Nikolla e mbylli gojën e i dha të drejtë.

Shpesh herë habitej tek e shikonte. Nuk dukej aspak si një vajzë e dashuruar që është larg të fejuarit të saj. Ishte gjithënjë më qejf, me mëndje të fjetur, e qetë, e gëzuar dhe e qeshur, ashtu si kish qënë kurdoherë. Kjo e habiste shumë Nikollën dhe e shtynte ta shikonte si me mosbesim fejesën e së motrës me Bollkonskin. Nuk i besohej që fati i Natashës të qe vendosur një herë e përgjithmonë, aq më fort sepse nuk e shihte bashkë me princ Andrenë. Kish përshtypjen se diçka çalonte në këtë martesë të ardhme.

„Përse ta shtynin për një vit? Përse të mos e hapnin fejesën?" pyeste me mëndje të vet. Një ditë, tek ishte me t'ëmën, se si erdhi fjala e folën për Natashën; Nikolla vuri re me çudi po edhe me një farë kënaqësie se edhe e ema, pikërisht ashtu si ai vetë, thellë në shpirtin e saj, nuk i kish edhe aq besim kësaj martese.

„Ja: shkruan — thoshte, duke i treguar të birit një letër të princ Andresë, me atë ndjenjë të fshehtë keqdashëse që ka gjithmonë një nënë ndaj lumtërisë së ardhme bashkëshortore të së bijës, — shkruan se s'ka për të ardhur para dhjetorit. E ç'punë mund të ketë që s'ardhka dot? Sigurisht ndonjë sëmundje nuk e le të vijë. Është shumë i dobët nga shëndeti. Po mos i thuaj Natashës. Dhe mos i zerë besim gëzimit të sat motre. Bën sikur është e gëzuar, sikur ka mbetur ajo që ka qënë, po unë e di se ç'ndjen ajo sa herë që merrim letra prej tij. Tani ajo jeton kohën e fundit të çupërisë së saj. Po, fundja, kushedi? Mbase, me ndihmën e Zotit, çdo gjë do të vejë mbarë. Është njeri shumë i sjellë e shumë i mirë.

## II

Ditët e para aty në shtëpi Nikolla rrinte i menduar, madje i mërzitur e i zymtë. E shqetësonte shumë e ia prishte gjakun nevoja e domosdoshme

që të ndërhynte e t'u gjente fillin atyre çështjeve të koklavitura e të neveritëshme të administrimit të tokave, punë kjo për të cilën e kishte thirrur e ëma. Që ta hiqte qafet këtë barrë sa më shpejt, ditën e tretë, i vrënjtur e i ngrysur e pa i thënë njeriu se ku po shkonte, i vajti Mitjenkës në pavijonin e tij që t'i kërkonte *llogari për të gjitha*. Se ç'ishin këto *llogari për të gjitha* as Nikolla vetë nuk e dinte e as Mitjenka, që u tmerua nga kjo vizitë. Mitjenka s'dinte se ç'llogari të jepte prandej fjalët dhe shpjegimet e tija nuk zgjatën shumë. *Starosta*[1]) i zgjedhur dhe ai i komunës, që prisnin në paradhomën e pavijonit, dëgjuan, me frikë po edhe me kënaqësi, kontin e ri që i shfrynte, në krye me zë të ulët pastaj përherë e më me fort me një zë si gjëmim rrufeje, Mitjenkës së varfër, e shante dhe e fëlliqte fare me fjalë të ndyra e të tmershme, që binin si breshër mbi tokën e atij të ngrati.

— Hajdut! Bukëshkalë!... Të bëjë copë, të bëj, qën i pabesë... ke gjetur babanë ti... ke vjedhur me të dy duart... — e kështu me radhë.

Pastaj, po këta *starosta*, panë, gjithë me atë frikë e me atë kënaqësinë e parë, se si konti i ri, flakë në fytyrë dhe me sy të skuqur nga inati, po zvarriste jashtë Mitjenkën duke e mbajtur për jake; midis një fjale dhe tjetrës, gjente çastin e volitëshëm, e me shkathtësi të madhe i binte me këmbë e me gju në prapaniket, duke shfryrë: — Jashtë qën i pabesë, që të mos mbetet këtu as era jote e qelbur! —

Mitjenka u rrukullis tatëpjetë shkallëve si ndonjë lëmsh dhe krisi e iku në korie (kjo korie ish një vënd i njohur strehimi për fajtorët e Otradnojes. Vetë Mitjenka, kur kthehej i dehur nga qyteti, fshihej gjithënjë atje në mes të drurëve të dëndur, dhe shumë të tjerë, që u duhej të fshiheshin nga Mitjenka, gjenin shpëtim gjithë tek ajo korie).

E shoqja dhe nuset e Mitjenkës duallën të tmeruara te dera e dhomës së tyre, ku vlonte një samovar i pastër që shkëlqente si pasqyrë dhe ngrihej

---

1) Kryeplaku.

shtrati i lartë i administratorit, nën një kuvertë punuar me shtiza dhe të përbërë prej shumë copash të njëllojshme të vënë së bashku.

Konti i ri, duke gulçuar, pa ua hedhur sytë, kaloi përpara tyre me një çap të rëndë e të sigurtë dhe hyri në shtëpi të tij.

Si e mori vesh nga kamerjeret se ç'kishte ndodhur në konakun e administratorit, kontesha u qetësua nga një anë duke menduar se tani pasuria e saj ishte në duar të forta, po nga ana tjetër u bë merak për të birin se mos i qe prishur gjaku. Shumë herë me radhë iu afrua në majë të gishtrinjve derës së dhomës ku qe mbyllur i biri dhe mbajti vesh ndërsa ai hiqte llullën pareshtur, i cingridhur nga nervat.

Të nesërmen konti plak thirri të birin dhe i tha me një buzëqeshje të ndrojtur:

— Shiko, shpirti im, ti u nxeve pa të drejtë! Mitjenka m'i tha të gjitha.

„E dija unë" mendoi Nikolla, „se s'ia del dot kësaj valleje, s'u hyj dot brënda këtyre çështjeve, këtu është çdo gjë për së prapi...

— Ti u zemërove se nuk i kish regjistruar ato shtatë qind rublat. Po shiko, në librin e tij ishin hedhur në faqen tjetër, po ti nuk pe nga ajo anë.

— Baba, ai është një kusar i poshtër që s'e ka shokun, për këtë jam i sigurt. Dhe ajo që u bë, u bë tani e vate. Po në qoftë se ju nuk doni, këtej e tutje s'po i them as gjysmë fjale.

— Jo, shpirti im — edhe konti e kish humbur toruan: e ndjente se s'kish qënë i zoti të kujdesej siç duhej për pasurinë e së shoqes e se ish fajtor përpara të bijve, po s'dinte si t'ia gjente ilaçin kësaj pune — jo, të lutem të merresh ti tani me këto punë, se unë jam plak tani, unë...

— Jo, baba, të më falni në e tepërova dhe jua prisha qejfin; unë di më pak nga ju.

„Në djall të venë këta fshatarë, dhe paratë, dhe të hedhurat në faqen tjetër", grindej me vete Nikolla. „Nga këto punë s'marr vesh fare", tha me vete, e që prej atij çasti nuk u muar më me punë administrative. Vetëm një herë e thirri kontesha dhe

i tha se kish një kambjal të Ana Mihaillovnës për dy mijë rubla dhe e pyeti se ç'mendonte që të bënin me 'të.

— Ja, pra, — u përgjegj Nikolla. — Ju më thatë se kjo varet nga unë; unë nuk e dua Ana Mihaillovnën, as Borisin, po ishin miqtë tanë dhe janë të varfër. Dhe ja! — e grisi kambjalin dhe me këtë gjest e bëri konteshën plakë të derdhte lote gëzimi. Pas kësaj Rostovi i ri, pa ndërhyrë më në asnjë çështje ekonomike, u dha i tëri, me mish e me shpirt, pas gjahut me langonj, zbavitej ènde e re për 'të e që praktikohej në pronjat e kontit plak me të gjitha mjetet, pa kursyer asgjë.

## III

Po fillonin cinkat e para të vjeshtës, ngricat mëngjezore e thanin e bënin kockë dheun e njomur nga shirat vjeshtarake, e qysh tani të lashtat kishin mbirë të dëndura dhe dalloheshin nga ngjyra e blerët e shkëlqyer prej hamalleve të shkelura nga kafshët e me ngjyrë të errët si edhe prej stërnishtave të verdhëreme të grurit të pranverës përzjerë me fasha të kuqe të hikrrës. Kodrat e pyjet që edhe gjer aty nga fundi i gushtit, dukeshin si ishuj të gjelbër në mes të arave të zeza të lëruara dhe të hamalleve, tani ngjanin si ishuj të praruar, e me një ngjyrë të kuqe të gjallë në mes të të mjellave të vjeshtës, me një jeshil të çelur. Lepurave u kish rënë qimja për gjysmë, dhelpërushet fillonin të përhapeshin dhe këlyshët e ujqve ishin më të mëdhenj se qentë. Langonjtë e Rostovit, gjahtarit të ri po të flakë, nuk ishin dhe aq në gjëndje, ndaj u vendos në këshillin e përgjithshëm të gjahtarëve që t'i linin të pushonin tri ditë e të dilnin për gjah më 16 shtator duke filluar nga lisnaja, ku ndodhej një strofull i paprekur me këlyshë ujku.

Kështu qëndronin punët më 14 shtator.

Tërë atë ditë langonj e gjahtarë qëndruan më shtëpi; bënte një cingërrimë që të thante, po aty nga mbrëmja moti sikur u zbut dhe filloi të çkrinte.

Më 15 shtator, kur Rostovi i ri veshur me rroben e dhomës, vështroi nga xhamat e dritares, pá se koha ishte atë mëngjez aq e mirë sa më s'kish, tamam koha që duhet për gjahun: dukej sikur qielli po shkrihej e bëhej njësh me tokën. Erë s'kishte fare. E vetmja lëvizje në ajr, që mezi ta kapte syri, ishte rrëzimi i ngadalshëm i pluhnizave mikroskopike të avullit e të mjegullës. Në degët e xhveshura të kopshtit ishin varur bulëza uji transparente që pikonin mbi fletët e rrëzuara rishmë: Toka në kopsht nxinte, e njomur dhe e ndritur si farat e lulukuqes, dhe aty më tutje shkrihej e bëhej njësh me vellon e dëndur, të papërshkueshme e të lagësht të mjegullës. Nikolla dolli te shkallët e lagura e gjithë baltë të hyrjes: kundërmonte një erë drurësh të kalbur dhe një erë langonjsh. Langorja Millka me lara të zeza, me shpinë të gjërë e me sy të zes të mëdhenj e të këcyer, me të parë të zotin, u shtriq një herë, u tulat si ndonjë lepur, pastaj, papritur e papandehur këceu me hov dhe i lëpiu hundën e mustaqet. Një qen tjetër, një langua, duke e parë të zotin që nga një rruginë e hijeshuar me lule, u lëshua me hov, me shpinën hark, e me bishtin përpjetë zuri të fërkohej pas këmbëve të Nikollës.

„Ho... ho... hoj..." u dëgjua në atë çast ajo thirrja e paimitueshme e gjahtarëve që bashkon në vetvete basin më të thellë me tenorin më të lartë, e që prapa qoshes dolli kryegjahtari Danilla, një burrë me fytyrën gjithë rrudha, me flokë të thinjur qethur në formë potkoi, sipas zakonit ukrainas, me një kamzhik të gjatë e të përkulur në dorë e me atë shprehje pamvarësie dhe përçmimi për çdo gjë në botë, shprehje që vihet re vetëm te gjahtarët. Hoqi shapkën çerkeske përpara të zot dhe e vështroi me përbuzje. Po kjo përbuzje nuk ishte fyese për të zotin: Nikolla e dinte se ky Danilla, që i dukeshin miza të gjitha dhe e pandehte veten përmbi të tjerët, ishte megjithkëtë një njeri që jepte dhe jetën për 'të, ishte një nga gjahtarët e tij.

— Danilla! — tha me ndrojtje Nikolla, duke e ndjerë veten, në një mot të tillë kaq të përshtatshëm për gjahun, aty përpara langonjve dhe kryegjahtarit të tij, të rrëmbyer nga ajo ndjenjë e fortë e gjahtarit, në të cilën njeriu harron gjithë ç'ka pasur ndër mënd, si një dashnor i çmëndur përpara së dashurës së vet.

— Ç'urdhëroni zotria juaj? — pyeti një zë basi prej kryedhjaku, i ngjitur së ndërsyeri qentë; dhe dy sy të zez gjithë xhixha e vështruan si vëngër të zonë, i cili tha vetëm atë fjalë dhe heshti. „Ha, ha, s'duron dot a?" dukej sikur thoshin ata dy sy.

— Ditë e bukur, hë? Tamam për gjah, hë? Tamam për të bredhur kaluar! — tha Nikolla duke kruar Millkën prapa veshit.

Danilla picërroi sytë pa u përgjigjur.

— Dërgova Uvarkën që menatë të përgjonte, — u dëgjua sërish zëri bas si heshti një copë herë, — tha se *kaloi* në rezervën e Otradnojes; i dëgjoi tek ulërinin atje (*Kaloi* donte të thosh që një ujkonjë, për të cilën kishin dijeni që të dy, kish kaluar me gjithë këlyshët e saj në pyllin e Otradnojes që ndodhej nja dy versta larg nga shtëpia dhe qe një rezervë e vogël gjahu.)

— Ahere duhet të nisemi? — pyeti Nikolla, — Eja pra tek unë me Uvarkën.

— Si të urdhërojë zotria juaj.

— Dhe prit për t'u hedhur qenve të hanë.

— Si urdhëroni.

Pas pesë minutash Danilla dhe Uvarka ishin në studion e madhe të Nikollës. Megjithëse Danilla nuk ish i gjatë nga shtati, tek e shihje ashtu brënda në një dhomë, të bënte përshtypje dhe çuditeshe tamam ashtu siç do të çuditeshe po të shihje një kalë ose një ari në një kthinë, me këmbët në dysheme, në mes të mobiljeve dhe në kondicat e jetës së qytetëruar. Edhe vetë Danilla e ndjente këtë gjë dhe, si zakonisht, qëndronte më këmbë pranë derës, duke u përpjekur të fliste me zë të ulët dhe pa luajtur nga vëndi që të mos bënte ndonjë dëm aty në apartamentin e zotërinjve e duke rrahur që t'i

thosh të gjitha sa më shpejt për të dalë sërish jashtë në natyrën e hapur, në ajrin e lirë e nën qiell, nga studioja ku tavani i rëndonte mbi kokë e sikur i zinte frymën.

Si i bëri disa pyetje të ndryshme dhe u sigurua nga ana e Danillas se langonjtë ishin në gjëndje të mirë e në formë (edhe Danillas vetë nuk i pritej sa të niseshin), Nikolla dha urdhër të gatisnin kuajt. Po në kohën kur do të dilte Danilla, hyri me çape të shpejta Natasha, akoma e pakrehur, veshur, dosido me një fustan që mbante brënda në shtëpi, dhe me një shallë të madh të tajës. Pas Natashës hyri Petja me vrap.

— Do dalësh për gjah, — tha Natasha, — e dija unë! Sonja thosh se nuk do të dilje. Po unë isha e sigurt që ti do të dilje. Është e pamundur të rrish pa dalë për gjah në një kohë të tillë kaq të bukur!

— Po, po, — u përgjegj si me pahir Nikolla, i cili atë ditë duke dashur të nisej për gjah me gjithë mënd, nuk kish qejf të merrte me vete edhe Natashën me Petjan. — Po do të gjuajmë ujq: do të mërzitesh.

— Përkundrazi, do të kënaqem shumë, ti e di që ky gjah më pëlqen më shumë nga çdo tjetër, — u përgjegj Natasha, — A, i lik, i lik, nisesh për gjah, ke dhënë urdhër të shalojnë kuajt, dhe neve s'na thua fare.

— *Gjë s'e ndal, jo, hovin tonë*[1]) të nisemi! — thirri Petja.

— Po ti s'mund të vish: mamaja tha se s'mund të vish, — u përpoq të kundërshtonte Nikolla duke iu drejtuar Natashës.

— Jo, do të vi, do të vi me çdo kusht, — tha me vendosmëri Natasha. — Danilla, thuaju të na bëjnë gati kuajt dhe foli Mihailit të dalë me langonjtë e mi, — i dha urdhër gjahtarit.

Danillës i vinte shumë e përpjetë që qe i detyruar të qëndronte sado pak brënda në një dhomë; po të kishte të bënte për çfarëdo qoftë me një zonjushe, kjo besa, ishte kulmi, dhe nuk durohej me

1) Vargu i parë i kantatës për nder të princ Bagrationit.

asnjë mënyrë. Uli sytë dhe u nxitua të dilte, sikur fjalët që i tha Natasha s'kishin të bënin fare me 'të, duke pasur kujdes se mos çikej kushedi pa dashur pas zonjushes.

## IV

Konti plak, që kish pasur gjithmonë një ekuipazh shumë të madh për gjahun e që tani ia kish lënë drejtimin e kësaj pune të birit, asaj dite më 15 shtator ishte më qejf si kurrë ndonjëherë e po pregatitej të shkonte me 'të.

Pas një ore gjithë ata që do të shkonin për gjah ishin mbledhur përpara shkallëve. Nikolla, i rreptë e i rëndë në fytyrë sikur desh të tregonte me këtë se tani s'kish kohë të merrej me gjepura kaloi përpara Natashës dhe Petjas, që donin t'i rrëfenin diçka. Si i shqyrtoi e i pa të gjitha një nga një se mos mungonte gjësendi nisi përpara një tufë langonjsh me gjahtarë për zbulim, ia hipi kalit të tij kuqal të Donit, dhe duke iu vërshëllyer langonjve të tufës së tij, i ra përmes lëmit e dolli në arat që shpinin në rezervën e Otradnojes. Kalin e kontit plak, një kalë të vogël qimekuq prej race hungareze, me lelet e me bishtin laragan, që e quanin Viflianka, po e tërhiqte për freri një nga shtallierët e kontit; ky i fundit do të shkonte me kaloshin drejt e në vëndin që i qe caktuar.

Ishin pesëdhjetekatër zagarë që u qenë besuar gjashtë vetave, dhe pranë zagarëve të ndjekjes, përveç zotërinjve, ishin tetë gjahtarë prapa të cilëve rendnin dyzet langonj, kështuqë së bashku me tufat e langonjve të zotërinjve, u nisën për gjah afro njëqindetridhjetë langonj e njëzet gjahtarë kaluar.

Çdo qen e njihte të zonë dhe emrin e vet. Çdo gjahtar e dinte mjeshtrinë e tij, vëndin dhe detyrën e vet. Sapo kapërxyen vëndin e rrethuar me gardh, që të gjithë, pa zhurmë e pa fjalë, u përhapën me çap të matur e të qetë në rrugë e nëpër ara që shpinin në pyllin e Otradnojes.

Si në një qilim të butë, kuajt shkonin arave duke llokoçitur kur e kur me këmbë nëpër brrakat tek kapërxenin shtigjet. Qielli i mjegullt dukej sikur ulej poshtë përherë e më shumë e sikur bëhej njësh me tokën; tingujt e zhurmat shuheshin menjëherë në ajrin e qetë e të vakët. Kohë më kohë dëgjohej herë vërshëllimi i një gjahtari, herë të turfulluarit e një kali, herë krisma e një kamxhiku ose të kuisurit e një qeni që s'kish marrë krahun e tij.

Kur u larguan ndonjë verste, përballë ekuipazhit të gjahut të Rostovëve, duke dalë nga mjegulla, u dukën pesë burra kaluar me qentë e gjahut pas. Në krye të të gjithëve vinte kaluar një plak i hijshëm ende i shëndoshë, me mustaqe të mëdha e të bardha.

— Tungjatjeta xhaxha, — i tha Nikolla, kur plaku iu afrua.

— E qartë, para marsh! ... sikur e dija — tha xhaxhai (ishte një farefis i largët dhe një pronar jo i pasur tokash ngjitur me ato të Rostovëve), — e dija se s'ish e mundur, të rrije sot pa dalë për gjah me këtë kohë, dhe bëre mirë që dolle. — E qartë, para marsh! — Kjo e fundit ishte shprehja që xhaxhai e kish në majë të gjuhës. — Hyrë me njëherë në pyll se Girçiku im më lajmëroi që fllaginët me gjahtarët e me langonjtë e tyre kanë zënë vënd në Korniki; ata e — qartë, para marsh! — të lanë pa gjë, dëgjomë mua, t'i rrëmbyen ujqërit e vegjël po nuk u nxitove.

— Atje po shkoj. — Po ahere, a nuk i bashkojmë tufat? — pyeti Nikolla, — i bashkojmë hë? ...

Qentë u bashkuan në një zogori dhe xhaxhai me Nikollën shkonin kaluar krah për krah. Natasha, e mbështjellë e tëra me shalle, midis të cilëve dukej fytyra e saj e gjallë me sytë e shkëlqyer, e ngau kalin më revan që t'i afrohej, e shoqëruar nga Petja, që nuk i ndahej as edhe për një çast e nga gjahtari Mihaill, të cilin, si shtallier, ia kishin vënë pranë të kujdesej për 'të. Petja sepse qeshte dhe tundte e ndukte frerët e kalit të vet. Natasha që-

ndronte e shkathët dhe e lehtë si zog mbi kalin e saj qimezi, Arabçikun, e me një dorë të sigurt e përmbajti pa asnjë mundim.

Xhaxhai e pà Petjan dhe Natashën me një sy qërtimi. Nuk i pëlqente aspak të merrej me shaka një punë e rëndësishme dhe aq serioze siç është gjahu.

— Tungjatjeta, xhaxha, kemi dalë edhe ne për gjah, — briti Petja.

— Sa për tungjatjetën, tungjatjeta, po shikoni mos shtypni qentë, — i tha rreptë xhaxhai.

— Nikolenka, çfarë qen i mrekullishëm ky Trunilla! Më njohu, — tha Natasha duke folur për languan e saj të zgjedhur.

„E par' e punës Trunilla nuk është një qen i zakonshëm, po është langua", mendoi Nikolla dhe vështroi rreptë të motrën duke rrahur t'i jepte të kuptonte se sa larg qëndronin nga njeri tjetri në këtë çast. Natasha e kuptoi se ç'donte t'i thoshte.

— Xhaxha, nuk pengojmë njeri ne, mos kini keq, — i tha. — Do të zemë vendin tonë dhe nuk lëvizim që andej.

— Dhe do të bëni shumë mirë, konteshëzë, — iu përgjegj xhaxhai. — Po vetëm të kini mëndjen mos bini nga kali, — shtoi: — se ndryshe — e qartë, para marsh! — s'keni ku kapeni fare.

Pylli, i rrethuar nga arat, i rezevës së Otradnojes dukej aty nja dyqind metra më tutje dhe gjahtarët po i afroheshin. Rostovi si e vendosi përfundimisht me xhaxhanë se ku do t'i lëshonin qentë, dhe si i caktoi Natashës vëndin ku duhej të rrinte e ku s'kish mundësi të kalonte asndonjë egërsirë, hyri në rezervën që lart nga përroi.

— Dëgjo, nipçe, je në gjurmat e një ujku të madh, — i tha xhaxhai, — shiko hap sytë e mos e lerë të të ikë.

— Si të qëllojë, — u përgjegj Rostovi. — Karaj, psst, psst! — thirri qenin e tij, i nxitur nga fjalët e xhaxhait. Karaji ishte një qen i moçëm e i shëmtuar, me gjoks të gjërë, po i njohur nga të gjithë se ish i zoti të matej një për një me ujkun më të madh. Që të gjithë zunë vëndet e tyre.

Konti plak, që e dinte pasionin e flaktë të të birit për gjahun, ish kujdesur të mos vonohej; kështuqë gjahtarët akoma s'kishin arritur në vendet e tyre, kur Ilia Andreiçi, i qeshur, me fytyrë të skuqur e me faqe të dredhura, ia behu me të katra në kaloshinin që e tërhiqnin ca kuaj të zes, përmes arave të gjelbëruara, mu në vëndin që i kishin çaktuar. Si rregulloi qyrkun dhe vuri rrypin e fyshekëve, ia hipi kalit Vifllianka, një kafshe të shtruar, të ushqyer mirë, që i ndrinte qimja. Kuajt me kaloshinin i kthyen. Kont Ilia Andreiçi, i cili, megjithëse nuk ish një gjahtar i zjarrtë, i dinte shumë mirë rregullat e gjahut, dolli buzë kories ku ishte vëndi i tij, mori frerët në dorë, u rregullua mirë mbi shalën e kalit dhe, duke e ndjerë veten gati, vështroi rreth e rrotull me buzë në gaz.

Kishte shok aty pranë kamerjerin e tij, Semjon Çekmarin, një kalorës plak që kish filluar të rëndohej me kalimin e vjetëve, Çekmari mbante për rrypi tre qenë të shëndoshë po disi të majmur si i zoti dhe si kali. Dy langonj, të vjetër e të zgjuar, u strukën aty, të lëshuar. Ndo njëqind hapa më tutje, buzë pyllit, qëndronte një shtallier tjetër i kontit, Mitka, kalorës i prapë dhe gjahtar i zjarrtë. Konti sipas një tradite të vjetër, përpara se të fillonte gjahu, piu në një kupë të vogël argjëndi disa gllënjka raki me erëra, prej gjahtarësh, pastaj hëngri një çikë bukë duke e përcjellë me një gjysmë shishe vere bordoje, që ish vera e tij e preferuar.

Ilia Andreiçi qe pak i skuqur nga vera dhe nga vrapimi që kish bërë me karrocë; sytë, pakëz të veshur, i shkëlqenin më shumë se zakonisht dhe, i mbështjellë me qyrk, ulur majë kalit, dukej si ndonjë fëmijë që e kanë nxjerrë shëtitje.

Thatim nga fytyra, me faqe të varura, Çekmari, si u rregullua ashtu siç duhej, vështronte kohë më kohë të zotin me të cilin kish jetuar tridhjetë vjet në afëri të madhe, dhe, duke e parë më qejf, priste tani të hapnin ndonjë bisedë të këndëshme. Edhe një njeri tjetër kaluar u avit me kujdes (dukej që e kishin porositur se si të bënte) gjatë buzës së pyllit dhe u ndal prapa kontit. Ishte një plak me mje-

kër të thinjur, me një mallotë gruaje e me një shapkë të lartë si kamillaf. Ishte gaztori që e quanin Nastasia Ivanovna.

— E Nastasia Ivanovna, — i tha me zë të ulët konti, duke i shkelur synë, — bëj sikur ta trembësh egërsirën, pa e shikon ti pastaj nga Danilla se ç'të punon.

— Edhe vetë me mustaqe jam, — u përgjegj Nastasia Ivanovna.

— Shshshët! — ia bëri konti dhe u kthye nga Semjoni.

— Mos e pe Natalia Iliniçnën? — e pyeti. — Ku është?

— Zuri vënd me Pjotr Iliçin buzë kories së Jarovit, — u përgjegj Semjoni me buzë në gaz. — Çudi e madhe! Megjithëse grua, është dhënë kaq shumë pas gjahut, sa ua kalon edhe burrave!

— Apo s'qëndron majë kalit si amazonë! Hë, Semjon? — tha konti; — më mirë se një burrë, hë?

— Oh, oh, oh, ajo është një çudi! Ajo qëndron si zog majë kalit! Sa e guximshme! Sa e shkathët!

— Po Nikolla, ku është? Apo mos ka zënë çukën e Liadovit? — pyeti konti përherë me zë të ulët, duke pëshpëritur.

— Si urdhëroni. Di ai se ku të qëndrojë. Apo s'është kalorës i zoti! I ka të rrallë shokët! Unë me Danillan nganjëherë mbetemi gojëhapur, — tha Semjoni, që dinte si t'ia bënte qejfin të zot.

— E nget bukur kalin, hë? Apo të qëndruar që bën majë kalit, hë?

— Të luan mëndja e kokës! Ta pikturosh në një tablo! Aty ca ditë më parë, në koriet e Zavarzinos, kur çuan një dhelpër, e ngau kalin me të katra. Ç'të shihje, o i uruar! Një mrekulli e vërtetë: kali bën mijra rubla, po kalorësi s'ka të çmuar. S'i gjëndet shoku atij, jo!

— S'i gjëndet shoku... — përsëriti konti, dhe dukej sikur i vinte keq që Semjoni e mbaroi aq shpejt fjalën. — S'i gjëndet shoku, — tha duke ngritur kindat e qyrkut që të nxirte nga xhepi kutinë e burrnotit.

— Aty ca ditë më parë, tek po dilte nga mesha, veshur me uniformën e madhe, Mihaill Sidoriçi... — Semjoni e preu fjalën, duke dëgjuar të lehurat, që kumbonin qartë në ajrin e qetë, të jo më shumë se dy-tre qenve që shkërbenin ulurimën e ujkut. Zgjati kokën e mbajti vesh dhe, pa folur, i bëri me shënjë të zot që të heshtte. — Kanë rënë në gjurmat e ujqërve të vegjël... — murmuriti, — i kanë çuar drejt mbi Ljadovin.

Konti, me atë buzëqeshjen e mëparëshme që i kish ngritë në fytyrë, vështronte përpara tij tutje, gjatë një rrahu të ngushtë midis rrypash pylli dhe, pa hequr burrnot, po e mbante në dorë kutinë. Menjëherë pas të lehurave të qenve, u dëgjua zëri i bririt — një zë i thellë e i trashë — që i binte Danilla, për të lajmëruar se ndodheshin afër ujkut; gjithë lukunia u bashkua me tre qentë e parë dhe tani dëgjoheshin zagarët që lehnin me tërbim, pa reshtur fare, me atë zërin e veçantë, atë ulurimë të zgjatur që është shënja e sigurt se kanë rënë më ujkun. Gjahtarët nuk bërtisnin më dhe as fshikullonin kamzhikët për të çuar egërsirën, por ndërsenin qentë, dhe, mbi gjithë zërat, zotëronte ai i Danillës, herë i ulët e i trashë, herë i hollë e shumë i mprehtë. Zëri i Danillës dukej sikur mbushte gjithë pyllin gjer në buzët e tia, pastaj kaptonte tutje e përhapej larg nëpër arat.

Si mbajtën vesh në heshtje për disa sekonda, konti dhe shtallieri i tij u bindën se qentë ishin ndarë në dy zogori; njera, më e madhja, që lehte më me tërbim, zuri të largohej; tjetra po rendte gjatë pyllit përpara kontit, dhe pikërisht me këtë lukuni dëgjoheshin britmat e të ndërsyerit të Danillës. Këto dy llava, që po ndiqnin bishën, shkriheshin në njëra tjetrën, përzjeheshin, po që të dyja po largoheshin.

Semjoni psherëtiu dhe u kërrus për të zgjidhur një lak ku ishte kapur e ngatërruar një qen i ri; edhe konti psherëtiu dhe, si e pà që énde kish në dorë kutinë e burrnotit, e hapi dhe mori me gishta një fije tabako. — Kthehu prapa! — i briti Semjoni

një qeni që po dilte te buza e pyllit. Konti u drodh dhe i ra kutia nga dora. Nastasia Ivanovna zbriti dhe e mori. Konti me Semjonin po e vështronin.

Befas, siç ndodh shpesh herë, zhurma e lukunisë që ndiqte bishën u afrua përnjëheresh, sikur ja, mun aty përpara tyre, të qenë zagarët duke lehur e të buçisnin britmat e Danillës.

Konti hodhi sytë rrotull dhe pà më të djathtë Mitkën që po e vështronte me sy të zgurdulluar, dhe, duke ngritur shapkën e tij të madhe i tregonte një pikë përpara tij, në anën tjetër.

— Ruaju! — klithi Mitka me një zë sikur prej kohe ajo fjalë, që mezi e mbante, donte t'i shpërthente nga gryka, dhe e ngau kalin me të katra, duke i lënë të lirë qentë, në drejtim të kontit.

Konti me Semjonin i shtynë kuajt jashtë kories dhe më të mëngjër të tyre panë ujkun që, duke u tundur lehtë, me këcime të vogla, po afrohej, më nga e majta, pikërisht te ajo buzë pylli ku ndodheshin ata. Qentë, të egërsuar, u çanë së lehuri e; duke u çkëputur nga rrypat, iu derdhën ujkut mu nën këmbët e kuajve.

Ujku e ndali një çast vrapin; me një lëvizje të ngathët, sikur e kish qafën të mpirë, ktheu kokën me ballin e gjërë nga qëntë, dhe, gjithënjë duke u tundur lehtë, bëri një këcim, edhe një tjetër, pastaj tundi bishtin e u shduk në buzë të pyllit. Po atë çast nga buza përkundrejt, me një ulurimë si ndonjë kuje e vajtim, të ndezur e të egërsuar, duallën me hov, një qen, një i dytë, një i tretë dhe tërë lukunia u vërvit nëpër arë, gjithë në ato gjurmë ku kish kaluar ujku me tërsëllim. Prapa zagarëve kaçubat e dendura të lajthishtes u hapën dhe u duk kali i kuq i Danillës, që i ndrinte e i nxinte qimja nga djersa. Mbi shpinën e gjatë të kalit, mbledhur si një lëmsh dhe i zgjatur përpara, qëndronte Danilla, pa shapkë, dhe flokët e thinjur e të shpupurisur i kishin rënë mbi fytyrën flakë të kuqe e të mbytur në djersë.

— Uljuljulju, uljulju...! — bërtiste. Kur pà kontin, sytë i shkrepëtinë. — Dreq... — gërthiti me kërcënim duke ngritur kamzhikun drejt kontit. —

E lanë... ujkun!... Gjahtarë! — dhe sikur s'desh ta nderonte me asnjë fjalë më shumë kontin e shkretë që e kish humbur fare dhe kish mbetur i tmeruar, me tërë tërbimin që i zjente kundër të zot fshikulloi vithet gropë e të mbytura në djersë të doriut të tij dhe u lëshua me të katra pas qenve. Konti, si i dënuar, qëndronte i ngrirë, duke vështruar rrotull e duke u rrekur me një buzëqeshje ta bënte Semjonin t'i vinte keq për 'të, për gjëndjen në të cilën ndodhej. Po Semjoni s'qe më aty: duke u vërvitur rrotull kaçubeve, që nga një shesh pa drurë, po rendte pas ujkut. Edhe langonjtë i qenë lëshuar bishës nga e djathta e nga e majta duke u përpjekur t'i prisnin udhën. Po ujku u fut në mes të shkurreve dhe s'e ndali dot njeri.

## V

Ndërkaq Nikolla Rostovi po qëndronte në vëndin e tij duke pritur ujkun. Nga të afruarit ose të larguarit e gjahut, të lehjeve të njohura për 'të të zagarëve, nga afrimi, largimi dhe forca e zërave të gjahtarëve, ai merrte me mënd se çfarë po ndodhte në pyll. E dinte që në pyll kish ujq të vjetër e të rinj: e dinte që qentë ishin ndarë në dy tufë, që diku më një farë pike e kishin çuar egërsirën e po e ndiqnin e se duhej të kishte ngjarë diçka e papëlqyer. Më çdo sekondë po e priste ujkun nga ana e tij. Merrte me mënd një mijë gjëra, se si e qysh e nga ç'anë do t'i dilte ujku e se në ç'mënyrë do të gjuante ai vetë. Herë mbushej plot me shpresë, herë pikëllohej. Kushedi sa herë iu lut Zotit që ujku të dilte nga ana e tij; lutej e falej me atë ndjenjë të zjarrtë e të ndërgjegjëshme me të cilën njerëzit luten e falen në çastet e një emocioni të madh, pasojë e një shkaku fare pa rëndësi. „Çfarë të kushton", i thosh Zotit, „që ta bësh këtë për mua! E di që Ti je i madh e që është mëkatë të Të lutem për një gjë të tillë; po, aman o Perëndi, bëj që një ujk i madh të dalë nga kaçubat mun këtu përpara meje dhe Karaji, mu përpara syve të „xhaxhai" që ja, po

vështron që andej, ta mbërthejë me dhëmbë në grykë e ta mbysë". Mijra herë në atë gjysmë ore, Rostovi përshkoi me një vështrim ngulmonjës, të mprehtë e të shqetësuar, buzën e pyjeve, me dy lisa të rrallë përmbi një tufë plepash, dhe përruan me buzën të gërryer nga ujët, dhe shapkën e madhe të xhaxhait që dilte paksa që prapa një shkurre nga e djathta.

„Jo, s'kam për ta pasur këtë gëzim, „mendonte Rostovi, „dhe sa gjë e lehtë që do të ishte! S'kam për ta pasur këtë fat, jo! Gjithënjë ters më vete mua, edhe në lojë, edhe në luftë." „Kujtimi i Austerlicit edhe ai i Dollohovit duke ardhur njeri pas tjetrit, qartë po shpejt e shpejt, vetëtitën në imagjinatën e tij. „Vetëm një herë në jetën time të kap një ujk të madh, një ujk të rritur, dhe nuk do të doja gjë tjetër!" mendonte, duke mbajtur vesh e duke i bërë sytë katër: herë vështronte më të majtë, pastaj përsëri më të djathtë dhe përgjonte me tërë forcën e shpirtit duke u vënë veshin edhe nuancave më të holla të zhurmave të ndjekjes së bishës.

Rostovi hodhi sytë përsëri nga e djathta dhe pà se në arën e shkretë diçka po rendte me vrap përballë tij. „Jo jo, s'është e mundur!" mendoi, duke psherëtitur thellë nga zëmra, siç psherëtin një njeri kur sheh se po i përmbushet një dëshirë e ëndruar prej aq kohe. Ëndra e tij më e zjarrtë po bëhej e vërtetë, dhe në një mënyrë kaq të thjeshtë, pa zhurmë e pa bujë, pa salltanet e pa shënja paralajmëronjëse të veçanta! Nikolla nuk u besonte syve të tij dhe kjo pasiguri zgjati më së një sekondë. Ujku rendte përpara dhe mori hov e hodhi rëndë e me vështirsi një hendek që ishte në udhën e tij. Ishte një bishë e moçme, me shpinë të murme e me barkun të rjepur e të kuqërremë. Rendte pa u nxituar, e bindur me sa dukej se askush s'po e shihte. Rostovi, duke mbajtur frymën pezull, vështroj qentë, Rinin e tulatur o më këmbë, pa e parë ujkun e pa ndjerë asgjë. Karaji i moçëm, me kokën të kthyer mënjanë ckërmiste

dhëmbët e verdhë e i bënte të kërcisnin mbi kofshët e pasme, duke rrahur me tërbim të kafshonte një plesht.

— U-lju-lju-lju — ia bëri Rostovi me të pëshpëritur, duke rrumbullosur buzët. Qentë duke tundur rrethin e hekurt në qafë, brofën menjëherë duke ngritur veshët si gjëmba. Karaji pushoi së kafshuari kofshën, ngriti veshët e lëvizi lehtë bishtin nga i cili varej qimja tufë-tufë.

„T'i lëshoj mbi ujkun apo jo?" thosh me vete Nikolla, ndërsa ujku po i vinte përkundrejt, duke u çkëputur nga pylli. Befas tërë shprehja e ujkut ndryshoi: u rrëqeth duke parë sytë e një njeriu, që me sa dukej nuk i kish ndeshur ndonjë herë gjer asaj dite, të mbërthyer mbi 'të, dhe, duke kthyer lehtë kokën nga gjahtari, u ndal. „Prapa apo përpara? Eh! Njësoj është, përpara! U pa puna që..." u duk sikur tha ujku vetëmevete dhe u lëshua vrik përpara pa vështruar më rreth e rrotull, me një vrap të lehtë, me hap të gjatë, të lirë po të vendosur.

U-lju-lju... — briti Nikolla me një zë që nuk njihej se ish i tij, dhe kali i vet, vetëvetiu, u lëshua si rrufé tatëpjetë, duke i kaptuar hendeqet e gropat si e si të t'i priste rrugën ujkut: ca më shpejt akoma, duke ia shkuar kalit, u vërsulën qentë. Nikolla s'i dëgjonte më britmat e veta, nuk e vinte re se po vraponte me të katra, nuk i shihte as qentë, as vendin ku po vraponte në pikë të vrapit: shihte vetëm ujkun, i cili, duke e shpejtuar rendjen, ikte me ling pa ndryshuar drejtim gjatë përroit. Langorja me lara të zeza, Millka, me shpinën e gjërë, iu afrua e para më shumë nga gjithë të tjerët e sa vinte po i avitej sa më pranë egërsirës. Më pranë, më pranë... ja, po e arrinte; po sapo e pa një herë ujku vëngër e me bisht të syrit, Millka, në vënd që t'u jepte këmbëve edhe me shumë siç bënte gjithënjë, befas, duke ngritur bishtin, nguli këmbët përpara dhe u ndal.

— U-lju-lju-lju! — bërtiste Nikolla.

Kuqua Ljubim këceu që prapa Millkës, iu hodh ujkut me vrull dhe ia mbërtheu dhëmbët në kof-

shën e prapsme, po, në çast, i trëmbur këceu mënjanë. Ujku u struk, ckërmiti dhëmbët, u ngrit sërish dhe rendi përpara i ndjekur nga pas nga gjithë qentë që i rrinin nja gjysmë metre larg, pa guxuar ta kapnin.

„Do të na iki nga dora! Jo, nuk është e mundur!" hante veten me dhëmbë Nikolla, duke bërtitur gjithmonë me zë të ngjirur.

— Karaj! U-lju-lju! ... — bërtiste duke kërkuar me sy qenin e moçëm, shpresën e tij të vetme. Karaji, duke mbledhur gjithë forcat e tija, duke u zgjatur sa mundte, ia kish mbërthyer sytë ujkut e po vraponte rëndë, i çkëputur nga egërsira, që t'ja priste rrugën tërthorë. Po nga shpejtësia e vrapit të ujkut dhe ngadalësia e vrapit të qenit dukej që llogaria që bënte Karaji ish e gabuar. Nikolla qysh tani shikonte, jo shumë larg përpara tij, atë pyll ku ujku, po të arrinte dot, e kish fare lehtë të shpëtonte duke hyrë thellë nëpër kaçubat e dendura... Përkundrejt duallën disa qenër dhe një gjahtar që po vinte me të katra, gati ballë për ballë. Ish akoma edhe një shpresë. Një langua i një tufe të huaj, që Nikolla nuk e njihte, i ri e i gjatë, me qimen të errët e të kuqërreme iu vërvit me tërsëllim ujkut në kurris dhe gati e hodhi më këmbë përpjetë. Ujku, me të shpejtë, në mënyrë të papritur, gati të pamundur, u ngrit, iu sul langoit me qime të errët e të kuqërreme, kërcëlliti dhëmbët, dhe langoi i gjakosur, me një plagë në brinjë, duke nxjerrë një kuisje të thekëshme, u tulat fare e vari kokën përdhé.

— Karajushka! — Aman, babushi im! ... — mënt qante Nikolla.

Qeni i moçëm me ato qime që i vareshin tufatufa në këmbët, duke përfituar nga kjo që ndodhi me ujkun, i preu rrugën bishës dhe tani ishte pesë çape afër saj. Sikur ta kish ndjerë rrezikun, ujku vështroi vëngër Karajin duke fshehur akoma më shumë bishtin ndër shalë, dhe e shpejtoi vrapin. Po atëherë, — Nikolla pà vetëm se Karajit diçka po i ndodhte, — qëni u gjend në çast përsipër ujkut dhe së bashku u rrukullisën në një hendek që ish përpara tyre.

Çasti kur Nikolla pà aty në hendek qentë që po haheshin me ujkun, të mbërthyer paq në një lëmsh të ngatërruar ku dukej qimja e murme e ujkut, njëra nga këmbët e tij të prapsme, e shtrirë, dhe koka e tij e tmeruar e gulçonjëse me veshët si të ngjitur pas kresë, (Karaji e kish kafshuar në grykët), ky çast, kur Nikolla pa këto gjëra, qe çasti më i lumtur i jetës së tij. Po bëhej gati të zbriste nga kali e ti binte ujkut, kur, përnjëherësh, papritur e pakujtuar, nga ai lëmsh i pështjelluar langonjsh dolli koka e bishës, pastaj këmbët e para u mbështetën buzë hendekut. Ujku kërcëlliti dhëmbët (Karaji nuk e mbante më për gryke), i dha vetes e këceu mbi këmbët e prapsme duke dalë jashtë hendekut; dhe shtrëngoi bishtin në shalë e krisi e iku duke u çkëputur sërish nga qëntë. Karaji, me qimen të ngritur drizë sigurisht i dërmuar ose i plagosur mezi u tërhoq zvarrë-zvarrë jashtë hendekut.

— O Zot, o Zot! Ç'është kjo e keqe? Ç'kam bërë që më dënove kaq rëndë?... — briti Nikolla, pikë e vrer.

Një gjahtar nga ata të xhaxhait që po vraponte me të katra që nga një anë tjetër, ia preu rrugën ujkut dhe qentë e tij e ndalën përsëri. Dhe sërish u rrethua. Nikolla, shtallieri i tij, xhaxhai dhe gjahtari i këtij të fundit po vërtiteshin rrotull bishës, ndërsenin qentë, bërtisnin mateshin çdo çast të zbrisnin kur e shihnin që ujku po strukej, dhe menjëherë shkonin përpara kur ujku i flakte nga kurrizi qentë dhe çante drejt një rrahu plot drurë të rrëzuar, ku mund edhe të shpëtonte.

Që nga fillimi i ndjekjes së bishës, Danilla, me të dëgjuar britmat e gjahtarëve, çau me të katra e dolli buzë pyllit. E kish parë Karajin kur e kapi ujkun duke e mbërthyer në grykët dhe e kish ndalur kalin, duke menduar se kish marrë fund kjo punë. Po kur pa se gjahtarët nuk po zbrisnin nga kuajt, kur pa ujkun që qe çliruar nga qentë e po merrte vrapin, ngau dorinë e tij jo drejt ujkut, po në vijë të drejtë fill e te rrahu plot drurë të rrëzuar, me qëllim që t'i priste rrugën bishës, ashtu

sikundër kish bërë edhe Karaji aty më parë. Me këtë mënyrë ai arriti pranë ujkut në çastin kur qentë e xhaxahit po e ndalnin për herën e dytë.

Danilla vraponte me të katra pa bërtitur, duke shtrënguar thikën në të majtën, dhe me kamxhikun e tij të gjatë fshikullonte brinjët e doriut si me ndonjë shkop.

Nikolla as pa, as dëgjoi gjësendi gjersa nuk i turfulloi mun fare pranë doriu që mezi merrte frymë; ahere ndjeu një trup që hidhej poshtë dhe vuri re se Danilla kish rënë mu në mes të qenve, përmbi ujkun, duke u rrekur ta kapte nga veshët.

Tani ish e qartë si për qentë, si për gjahtarët ashtu edhe për ujkun se kjo punë kish marrë fund. Bisha, e trëmbur, me veshët të ngjitur pas kresë, rrihte të ngrihej, po qentë e kishin mbërthyer paq nga të gjitha anët. Danilla u ngrit për gjysmë, hodhi një çap si i dehur, dhe u lëshua i tëri, me gjithë peshën e trupit, mbi ujkun, duke e përfshirë nga veshët. Nikolla deshi ta qëllonte bishën, po Danilla i pëshpëriti: — Mos, se do ta zemë të gjallë — e, duke ndërruar pozicionin, i vuri këmbën bishës në fyt. Në gojën e hapur të egërsirës vunë tërthorë një shkop të trashë, e lidhën me një rryp sikur do t'i vinin frerin, i lidhën këmbët mirë e mirë dhe Danilla e ktheu disa herë mbarë e prapë, sa më një krah në tjetrin.

Të raskapitur po të lumtur, me fytyra të lodhura po të qeshura, e hodhën atë goxha ujk të gjallë mbi një kalë që këcente përpjetë e turfullonte, dhe, të pasuar nga qentë që i lehnin me tërbim, e shpunë në atë vënd ku duhej të mblidheshin të gjithë. Kush kaluar e kush më këmbë afroheshin për të shikuar ujkun që varte kokën me ballë të gjerë, me shkopin tërthorë në gojë, dhëmbë-dhëmbë nga të kafshuarat, e që me ata sy të mëdhenj ashtu si qelq po vështronte tërë atë zogori langonjsh e tërë atë turmë njerëzish që e rrethonin. Kur e çikte njeri me dorë, duke u dredhur me këmbët e lidhura, u hidhte të gjithëve një vështrim të egër e njëkohësisht të thjeshtë. Edhe kont Ilia Andreiçi iu afrua e desh ta prekte me dorë.

— O, sa i madh qënka, — tha, — Ujk i moçëm ky, hë? — pyeti Danillën që i rrinte pranë.

— Ujk i moçëm shkëlqesi, — iu përgjegj Danilla, duke hequr shpejt e shpejt shapkën.

Kontit iu kujtua që e kish lënë bishën të ikte, iu kujtuan fjalët me të cilat i qe çkrehur Danilla.

— Ama, ti, miku im, merr flakë menjëherë, — i tha.

Danilla nuk iu përgjegj po vetëm buzëqeshi me drojtje, si me pahir, buzëqeshi si fëmijë me ëmbëlsi dhe mirëdashje.

## VI

Konti plak hipi në kaloshinë për t'u kthyer në shtëpi; Natasha me Petjan premtuan se do të ktheheshin menjëherë. Gjahu vazhdoi më tutje, se ish akoma shpejt. Aty nga mezi i ditës i lëshuan langonjtë në një llëngë veshur me një korie të dëndur e të re. Nikolla, duke qëndruar më këmbë midis stërnishteve, i shihte gjithë gjahtarët e tij.

Përpara syve të Nikollës shtriheshin ara që gjelbëronin nga mbjelljet e vjeshtës, e atje qëndronte në pritë një nga gjahtarët e tij, fillikat në një hendek, prapa një kaçube lajthije që ngrihej lart. Me të lëshuar qentë, Nikolla dëgjoi të lehurat me hope të një langoi që ai e njihte, të Volltornit; langonj të tjerë u bashkuan me 'të dhe herë pushonin e s'ndiheshin, herë lehnin përsëri. Pas një minute kumboi në pyll zëri i një briri, që lajmëronte se kishin çuar një dhelpër dhe tërë llava e qenve, duke u mbledhur tok, u vërsul me tërsëllim tatëpjetë llëngës në drejtim të arave, përherë e më larg Nikollës.

Ai shihte gjahtarët me shapkë të kuqe që po vraponin buzë llëngës së veshur me korie, shihte edhe qentë, dhe më çdo çast priste se mos dilte dhelpra pikërisht nga ajo anë e arave të gjelbëruara.

Gjahtari që rrinte më këmbë në hendek lëvizi dhe lëshoi qentë, dhe Nikolla pa një dhelpër të kuqërreme, të çuditshme, me këmbë të shkurta që

rendte me të shpejtë në arat e gjelbëruara, duke fryrë bishtin turfanda. Qentë filluan ta ndiqnin. Ja, po i afroheshin; ja ku dhelpra filloi të rendte duke bërë rrathë midis tyre, zuri të fugonte në rrathë përherë e më të shpeshtë, duke vërtitur rrotull saj bishtin si fshesë; dhe ja, një langua i bardhë iu vërvit me hov përsipër dhe pas këtij, një i zi, pastaj u bë një rrëmujë e një pështjellim sa u ngatërrua gjithëçka; qentë zunë vënd rreth e rrotull në formë ylli; lëviznin nga pak duke treguar vithet. Dy gjahtarë i nganë kuajt me të katra në drejtim të qenve; njeri nga këta gjahtarë ish me shapkë të kuqe; tjetri, që Nikolla nuk e njihte, ish veshur me kaftan jeshil.

„Po, kjo ç'do me thënë?" mendoi Nikolla. „Nga na dolli ky gjahtar? i xhaxhait nuk është".

Gjahtarët e kapën dhelprën dhe qëndruan një copë herë pa e ngritur që ta hidhnin e ta lidhnin mbi ndonjë kalë, dhe as vetë nuk po u hipnin kuajve. Pranë tyre, lidhur për kapistre, rrinin kuajt e shaluar — dukej kaptelli i lartë i shalave, — dhe langonjtë qenë strukur. Gjahtarët jepnin e merrnin me duar e diç po bënin me dhelprën. Pastaj, pikërisht që andej kumboi një zë briri, shënja konvencionale e një zihje.

— Është një gjahtar i Illaginit që po zihet me Ivanin tonë — i tha shtallieri Nikollës.

Nikolla dërgoi shtallierin të thërriste Natashën dhe Petjan dhe u drejtua me çap drejt atij vëndi ku bashkonin qentë kryegjahtarët. Disa gjahtarë i nganë kuajt me të katra drejt vëndit të zënkës.

Nikolla zbriti nga kali dhe qëndroi pranë qenve bashkë me Natashën e Petjan që e kishin arritur; po priste të merrte vesh si qe puna. Nga buza e kories dolli gjahtari që ishte zihur, me dhelprën të lidhur në shalë të kalit, dhe iu drejtua të zot. Që së largu kish hequr shapkën dhe përpiqej të fliste me përulje e me nderim; po ish i zbetë, i qe zënë fryma dhe qe prishur në fytyrë nga zemërimi. Një sy e kish të vrarë e të buhavitur po, sigurisht, ai as që e dinte.

— Ç'ngjau atje te ju? — e pyeti Nikolla.

— Posi pra, ai dashka të gjuajë mu në mes të qenve tanë. Po kush e kapi se! E kapi tamam langorja ime, ajo me qime ngjyrë miu e kapi. Po ku merresh dot vesh me 'të! Hedh dorën e kërkon ta marrë dhelprën! Popo një të rrëmbyer ia bëra e ia futa turinjve me 'të. Ia lija dhelprën unë, apo qesh!? Ja se ku është aty në shalët... Në s'i ke mjaft ato që të dhashë, urdhëro!... — thoshte gjahtari duke treguar thikën e sigurisht duke përfytyruar se po fliste akoma me armikun e tij.

Nikolla, pa hyrë në bisedë me gjahtarin, iu lut së motrës dhe Petjas që ta prisnin, dhe u drejtua nga vëndi ku ishte mbledhja e gjahut e Illaginit.

Gjahtari që kish dalë fitonjës nga zënka hyri në mes të gjahtarëve të tjerë dhe aty, i rrethuar nga një turmë kureshtarësh që mbanin anën e tij, ua tregoi trimërinë që kish bërë fill e për pe.

Ja si kish ndodhur: Illagini, me të cilin Rostovët ishin në grindje dhe kishin dava, po gjuante në vëndet që, nga e drejta e zakonit, u përkisnin Rostovëve, dhe tani, si me kast, kish urdhëruar t'i afroheshin vëndit ku gjuanin Rostovët, dhe i kish lejuar një gjahtari të tij të lëshonte qentë në gjurmat e shtazëve që e kish çuar një llavë tjetër.

Nikolla s'e kish parë kurrë Illaginin, po, si kurdoherë, duke mos ditur rrugë të mesme në gjykimet dhe ndjenjat e tia, nga fjalët që i kishin rënë në vesh rreth padrejtësive e prapësive të këtij pronari e urrente me gjithë shpirt dhe e quante si armikun e tij më të madh. I tronditur e plot zemërim po e ngiste kalin tani me të katra për të vajtur tek ai, duke shtrënguar kamzhikun në grusht, gati të përleshej e të therej me 'të.

Me të kapërxyer një çukë të pyllit, pa një zotni të trashë me shapkë kastori që po i vinte përballë hipur mbi një kalë të bukur qimezi i shoqëruar nga dy shqytarë.

Në vënd të një armiku Nikolla gjeti tek Illagini një zotni të nderuar, të sjellë e të dashur, që dëshëronte në një mënyrë të posaçme të njihej me kontin e ri. Duke iu afruar Rostovit, Illagini ngriti shapkën

prej kastori dhe tha se i vinte shumë keq për sa kishte ngjarë; tha se do të jepte urdhër ta dënonin gjahtarin që i kish lejuar vetes të ndiqte një shtazë që e kishin çuar zagarët e të tjerëve; iu lut kontit të njihej me 'të dhe e ftoi të gjuante në rezervën e tij të gjahut.

Natasha, e trëmbur se mos i vëllai bënte ndonjë të pabërë, po e ndiqte prapa me zemër të ngrirë. Duke parë se armiqtë po përshëndeteshin miqësisht, iu çkri gjaku dhe u vajti pranë. Illagini e ngriti edhe më shumë akoma shapkën e tij prej kastori përpara Natashës dhe me një buzëqeshje të këndëshme tha se konteshëza ishte vetë Diana si nga pasioni për gjahun ashtu edhe nga bukuria e saj e rrallë për të cilën kish dëgjuar të flitej aq shumë.

Illagini, për ta zbutur disi fajin e gjahtarit të tij, iu lut me këmbëngulje Rostovit që të kalonte në rezervën e tij të gjahut aty ndonjë verste më tutje, ku sipas fjalëve të tia, gëlonin lepurat. Nikolla pranoi dhe grupi i gjahtarëve, duke u shtuar edhe një herë aq, shkoi më tutje.

Për të arritur në rezervën e Illaginit duhej të kaloje arave. Gjahtarët u rrjeshtuan. Zotërinjtë shkonin kaluar gjithë bashkë. Xhaxhai, Rostovi, Illagini vështronin me bishtin e syrit qentë e botës, duke u ruajtur mos i kuptonte njeri, dhe kërkonin me shqetësim në mes të atyre langonjve rivalët që mund të haheshin me ata të tyret. Rostovi u çudit sidomos nga bukuria e një langore prej race të kulluar në tufën e qenve të Illaginit, një langore e vogël, e zhdërvjellët, po me muskujt çeliku, me një turi të hollë e të mprehtë, me sy të zes, të këcyer e me lara të kuqe. Kish dëgjuar për langonjtë e Illaginit që ishin të gjallë e të zjarrtë dhe pikërisht në atë langore të bukur ai shihte shemrën e Millkës së tij.

Mu në mes të një bisedimi serioz rreth të korrave të atij viti bisedim që e kish filluar Illagini, Nikolla i tregoi me gisht atë langoren me lara të kuqe.

— E bukur ajo langorja juaj! — i tha me një ton sikur nuk i jepte rëndësi. — A është e çkathët?

— Ajo? po, e mirë është, gjuan mirë, — tha me një zë indiferent Illagini, i cili për Erzan e tij aty një vit më parë i kish dhënë një fqinji tri familje bujkrobësh që t'ia merrte. — Domethënë, në tokat tuaja, kont, të korrat s'kanë qënë dhe aq të mira? — vazhdoi. Dhe duke e parë të udhës se konti i ri duhej paguar po me atë monedhë, Illagini vrejti qentë e Rostovit dhe zgjodhi Millkën, që e çuditi me shpinën e gjerë që kishte.

— Është e bukur ajo langorja juaj me lara të zeza. Duhet të jetë e mirë! — tha.

— Po, s'është e keqe, rend shumë, — u përgjegj Nikolla. „Do Zoti e na del ndonjë lepur këtej arave dhe ahere ke për të parë se çfarë langorjeje është ajo!" tha me vete, e, duke iu drejtuar një shtallieri, i tha se do t'i jepte një rubël atij midis tyre që do të mund të çonte ndonjë lepur të strukur aty rrotull.

— Nuk mund ta kuptoj — vazhdonte Illagini, — përse gjahtarët të jenë kaqë xhelozë për egërsirat që çojnë e për qentë e tyre. Ja, t'ju flas për vete, kont. Ma ka ënda, shikoni, të bëj një shëtitje kaluar; ja ndesh njeriu më ndonjë shoqëri të tillë... a ka gjë më të mirë? (këtu hoqi përsëri shapkën prej kastori duke u përkulur përpara Natashës); po që të ze të numuroj lëkurët për të parë se sa egërsira janë zënë... jo, besa, kjo s'më intereson aspak!

— Ashtu është!

— Sikundër as më vjen pikë keq se e kapi gjahun langoi i botës dhe jo imi; unë dua vetëm të kënaqem duke parë gjahun, apo jo, kont? Se unë jam i mendimit që...

— *Atu,* — kumboi në këto e sipër britma e zgjatur e njërit nga gjahtarët që ishin ndalur. Qëndronte me këmbë mbi një bregore hamalle, me kamzhikun lart dhe përsëriti edhe një herë duke e zgjatur; — *A-tuuu!* — (Kjo britmë dhe kamzhiku i ngritur lart donin të thoshin se ai shikonte përpara tij një lepur të fshehur).

— Do të ketë çuar ndonjë lepur, siç duket, — tha qetë-qetë Illagini. — E ndjekim, kont? Si thoni?

— Po, duhet ndjekur... por si, së bashku? — u përgjegj Nikolla duke vështruar vëngër, me bisht të syrit Erzan dhe Rugain, kuqon e xhaxhait, të të dy qentë rivalë, me të cilët ende s'kish pasur rastin t'i maste të tijtë. „Po sikur t'ia kalojnë Millkës sime, ku do të futem unë!" zjente përbrënda, ndërsa po i afrohej lepurit së bashku me xhaxhanë e me Illaginin.

— Është i madh? — pyeti Illagini duke iu afruar gjahtarit që e kish çuar, dhe jo pa një farë tronditjeje u kthye e thirri me një vërshëllim Erzan e tij. — Po ju, Mihall Nikanoriç? — pyeti xhaxhanë.

Xhaxhai po ngiste kalin fytyrë-ngrysur.

— Përse të përzjehem unë, qentë tuaj — e qartë, para marsh! — janë paguar secili me nga një fshat, kushtojnë mijra rubla. Le të maten tuajt, unë rri e bëj sehir!

— Rugaj! — Na, na! — bërtiti. — Rugajushka! — shtoi, duke treguar me këtë emër zvogëlonjës e përkëdhelës dhëmbshurinë dhe shpresën e madhe që varte në këtë langua, në kuqon e tij. Natasha e shihte dhe e ndjente mallëngjimin e fshehur të këtyre dy pleqve e të të vëllait dhe zuri t'i hynte edhe asaj kjo xanxë.

Gjahtari aty mbi bregore rrinte me këmbë me kamxhikun të ngritur lart dhe zotërinjtë po i afroheshin duke i ngarë kuajt me çap; qentë, të përhapur gjer në vijën e horizontit ishin larguar mjaft nga lepuri; dhe gjahtarët qenë përhapur e ishin larguar shumë. Qen, kuaj e njerëz po afroheshin me ngadalë e me kujdes.

— Nga ç'anë e ka kthyer kokën? — pyeti Nikolla, duke iu afruar nja njëqind hapa gjahtarit që kish diktuar lepurin.

Po pa arritur ky që t'i përgjigjej, lepuri, duke ndjerë qysh tani n'ajr ngricën që do të bënte të nesërmen në mëngjes, s'mundi të durojë më e këceu tutje. Një llavë zagarësh të lidhur dy nga dy u lëshuan tatëpjetë duke uluritur pas lepurit; nga të gjitha anët langonjtë, që nuk ishin lidhur, u vërvitën drejt gjahtarëve e drejt lepurit. Gjithë këta gjahtarë që po lëviznin e po afroheshin me ngadalë,

— një palë duke thirrur: na, na! e duke i çorientuar qentë, kurse një palë tjetër duke thirruar: a — *tuuu*, e duke i drejtuar qentë, — u vërsulën tatëpjetë arave. I qeti Illagin, Nikolla, Natasha dhe Xhaxhai po rendnin pa ditur as ata vetë si e ku, shihnin vetëm langonjtë dhe lepurin me frikë vetëm se mos u humbnin nga sytë, qoftë edhe për një çast, e u mbetej pa parë, sadopak, peripetia e gjahut. Lepuri që kishin çuar ish një lepur i madh, i moçëm e i shkathët. Si këceu një herë, nuk mori sakaq vrapin, po ngriti veshët të dëgjonte britmat dhe zhurmën e këmbëve që po i buçisnin rrotull papandehur, nga të gjitha anët. Hofi nja dhjetë herë po jo aq shpejt, qentë gjithmonë po i afroheshin; më në fund, si e zgjodhi drejtimin e si e kuptoi mirë rrezikun, uli veshët e mori vrapin. Qe fshehur më parë midis stërnishteve, po përpara kishte arat posa të gjelbëruara, ku toka ish e butë. Të dy zagarët e gjahtarit që e kish çuar, më afër nga të tjerët, qenë të parët që e vunë re dhe e ndoqën; po ende nuk i qenë afruar shumë, kur që para tyre u lëshua si rrufé langorja me lara të kuqe e Illaginit, Erza, iu afrua aq sa ndonjë metro mund që e ndante, mori një hov me një shpejtësi të tmershme duke pasur si pikësynim bishtin e lepurit, e, duke kujtuar se e kapi, rrukullis për tokë. Lepuri kërrusi kurrizin dhe e shpejtoi vrapin. Prapa Erzas u duk Millka, langoria me shpinë të gjerë, me lara të zeza dhe filloi me të shpejtë t'i afrohej lepurit përherë e me shumë, përherë e më pranë.

— Millkëzë! Nënockë! — u dëgjua britma triumfonjëse e Nikollës. Dukej sikur nga çasti në çast Millka do t'i hidhej lepurit e do ta përfshinte; po ajo e arriti dhe e kaloi. Lepuri fësht! Këceu mënjanë. Sërish e bukura Erza e ndoqi nga afër dhe u zgjat pikërisht mbi bishtin e lepurit, sikur po merrte masën se mos gabohej prapë, për ta mbërthyer me dhëmbë në kofshën e prapsme.

— Erzinkë! Motërzë! — u lut me zë të drithtur Illagini.

Erza nuk e dëgjoi atë lutje. Pikërisht, në çastin kur të gjithë kujtonin se do të kapte lepurin, ajo

u kthye e bëri mënjanë në kufirin midis arave të mbjella dhe hamalleve. Përsëri Erza dhe Millka si një çift i mirë, njëra pranë tjetrës, zunë ta ndiqnin; aty në kufirin midis arave të mbjella dhe sternishteve lepuri e kish më kollaj të rendte, dhe qentë nuk i afroheshin dot më aq shpejt.

— Rugaj! Rugajushkë! — E qartë, para marsh! — briti në atë çast një zë i tretë, dhe Rugaji, kuqua, langoi gungaç i xhaxhait, duke u zgjatur e duke kërrusur kurrizin, i arriti të dy langoret e para, i kaloi dhe duke tendosur në mënyrë të tmershme të gjitha forcat e tia, e shpejtoi vrapin, arriti gati mbi lepurin, e shtyu nga buza e rrugës në arën e mbjellë, e shpejtoi edhe një herë më me tërbim vrapin e tij në tokën gjithë baltë ku fundoste gjer në gjunjë, dhe pa vetëm se si po rrukullisej bashkë me lepurin, i fëlliqur i tëri me baltë. Qentë u vendosën në formë ylli dhe i rrethuan. Pas një minute, që të gjithë, kaluar, ishin rreth e rrotull qenve e po shtrëngoheshin njeri pas tjetrit. Vetëm xhaxhai zbriti, i kënaqur sa më s'bëhej, mori lepurin dhe i preu njerën nga këmbët e prapsme. Duke e shkundur që t'i rridhte gjaku, xhaxhaj po vështronte rrotull me shqetësim, zgurdullonte sytë, s'dinte si t'i mbante këmbët dhe duart dhe fliste pa ditur me kë fliste e çfarë thoshte. — E qartë, para marsh! ... ja këtij i thonë langua... ja, ua lagu të gjithëve, i la në bisht edhe ata që kushtojnë mijra rubla — e qartë, para marsh!, — thoshte duke gulçuar dhe vështronte rrotull me tërbim, sikur i çkrehej njeriu, sikur e nëmte, sikur që të gjithë qenë armiqtë e tij, sikur e kishin fyer rëndë dhe vetëm tani, më në fund, po ua merrte hakën. — Ja, na, për ata që bëjnë me mijra rubla, — e qartë, para marsh!...

— Na, Rugaj, merre këmbën! — thoshte duke i hedhur këmbën e prerë të lepurit, të ndyrë me baltë; — e ke hak, — e qartë, para marsh!

— Ish raskapitur fare, tri herë e ndoqi vetëm dhe e arriti, — thosh Nikolla, edhe ai pa ia vënë veshin njeriu dhe pa vënë re në e dëgjonin apo jo?

— Sa para bën, e kapi tërthorë, pa ndryshe as që e arrinte — thoshte një nga gjahtarët e Illaginit.

— Ama ashtu a? Si i shpëtoi asaj, edhe një qen i sokakut mund ta kapte, s'duhej ndonjë trimëri! — thosh po në atë kohë Illagini, i skuqur në fytyrë e që mezi merrte frymë ca nga vrapimi, ca nga emocioni. Njëkohësisht Natasha, pa marrë frymë, bërtiste si e çmëndur nga gëzimi e nga entusiazmi, me ca britma kaq të forta e të mprehta sa të shurdhonte veshët. Me ato britma ashtu ajo çfaqte atë që gjahtarët e tjerë e shprehnin duke folur të gjithë përnjëherësh. Dhe ai zë aq i çuditshëm e aq i egër që ajo nxirrte nga gryka do t'i kishte çuditur të gjithë e do ta kish bërë atë vetë të skuqej e të turpërohej sikur të ishte në një tjetër moment.

Xhaxhai e lidhi lepurin vetë me duart e tia, dhe me një gjest të shkathët e të zhdërvjellët e hodhi mbi kalë, sikur me atë gjest desh t'i qërtonte që të gjithë, dhe, me një fytyrë të atillë sikur s'bënte kabull të fliste me njeri, ia hipi doriut e u largua. Që të gjithë të tjerët, të zymtë e të vrerosur, u ndanë në heshtje dhe u desh mjaft kohë që ta merrnin veten e të fshiheshin nën maskën e indiferencës. Kohë më kohë vështronin një copë herë kuqon Rugaj i cili, me shpinën gjithë gunga, zhyer me baltë, duke tringëllitur kollanin me zilka, me pamjen e qetë të triumfonjësit, po ecte prapa këmbeve të kalit të xhaxhait.

„Ja kështu s'dukem kushedi se çë, jam si gjithë qentë e tjerë, kur nuk është fjala për të gjuar. Po kur gjuaj, asnjë s'ma kalon dot, i le të gjithë në bisht! — kështu i dukej Nikollës sikur thosh ai qen me qëndrimin e tij.

Kur pas një copë here, xhaxhai iu afrua Nikollës dhe i foli Nikollës iu bë qejfi shumë dhe e quajti për nder të madh që xhaxhai, pas asaj që kish ndodhur, bënte prapë kabull të fliste me 'të.

## VII

Kur aty ndaj mbrëma Illagini u nda nga Nikolla, ky u gjend aq larg shtëpisë sa që e pranoi ftesën e xhaxhait për vete e për gjahtarët që ta kalo-

nin natën tek ai, në fshatin e tij të vogël Mihaillovka.

— Bile sikur të vinit që të gjithë tek unë, — e qartë, para marsh! — do të ish ca më mirë akoma. Pa shihni, koha është me lagështi, — thoshte, — ju mund të çlodheshit mirë e bukur dhe konteshëzën e çojmë në shtëpi me karrocë.

Ftesa u pranua: dërguan një gjahtar në Otradnoje të merrte karrocën: Nikolla, Natasha dhe Petja shkuan te xhaxhai.

Pesë shërbëtore, burra dhe djem, u sulën te shkallët kryesore duke i dalë përpara të zot. Me dhjetra gra, të reja e çupulina u dhanë te shkallët e shërbimit, që të shihnin gjahtarët që po afroheshin. Prania e Natashës, prania e një femre, e një zonjusheje, kaluar, ua ndezi kureshtën shërbëtorëve gjer në atë pikë sa shumë prej tyre, pa u drejtuar fare prej saj, i afroheshin, e vështronin në sy, dhe mu përpara saj thoshin përshtypjet që u bënte, sikur ajo të ishte një fenomen, një çudi që e kishin sjellë për ta bërë sehir njerëzia dhe jo një krijesë njerëzore që mund të dëgjonte e të kuptonte të gjitha ato që thuheshin për 'të.

— Arinka, pa shiko moj, është ulur si mbi vozë! Dhe fustani i varet e i valon në erë!... Na, ja ku e ka dhe bririn!...

— Uuu, Perëndi e madhe, ka edhe thikë!...

— Kjo qënka Tartare e vërtetë!

— Si qëndron dot majë kalit, moj e zezë? Si nuk re të bëheshe copë e kothere? — thosh ajo më guximtaria, duke iu kthyer drejt për drejt Natashës.

Xhaxhai i zbriti kalit pranë hyrjes së shtëpisë së tij prej druri, rrethuar me një kopsht, dhe, si u hodhi një sy shërbëtorëve të tij, — thirri me forcë që gjithë sa s'kishin ndonjë punë aty të iknin menjëherë dhe bënin çmos për të pritur si duhej mysafirët dhe gjahtarët.

Që të gjithë krisën e ikën, Xhaxhai i ndihmoi Natashës të zbriste nga kali dhe, duke e mbajtur për dore, i hoqi udhën nëpër shkallët e pasigurta prej druri të hyrjes. Shtëpia me faqet e mureve prej dërrasash të palyera me gëlqere, nuk shkëlqente aq

fort nga pastërtia; pa dyshim që banorët e atyshëm nuk e çanin kokën aq fort që të çduknin çdo njollë; po prapë nuk mund të thoshe se nuk kujdeseshin aspak, aty kish, sidoqoftë, një farë rregulli e mirëmbajtjeje. Në hajat vinte një erë mollësh të freskëta dhe në faqet e mureve ishin varur lëkurë dhelpre e ujku.

Përmes hajatit xhaxhai i futi të ftuarit në një sallë të vogël me një tryezë që mund të zgjatej e me karrige bakëmi, pastaj në një sallon me një tryezë të rrumbullaktë prej dru mështekne e me një kanape, e pastaj në një studio me një kanape të grisur, një qilim të vjetër shumë si zhele e me portretet e Suvorovit, të babait e të nënës së të zot të shtëpisë dhe të vetë padronit në uniformë ushtarake. Në studio kundermonte një erë e fortë duhani përzjerë me erën e qenve. Xhaxhai iu lut myqafirëve të uleshin e të rrinin si në shtëpi të tyre; dhe dolli. Rugaji, me kurrizin akoma tërë baltë, hyri në studio dhe u shtri mbi kanape duke u pastruar me gjuhë e me dhëmbë. Nga kjo studio një derë hapej në një koridor, ku dukej një paravent me kurtina të çjerra e të grisura. Që matanë paravenit vinin pëshpëritje zërash e të qeshura grash. Natasha, Nikolla dhe Petja hoqën kapotën dhe u ulën në kanape. Petja mbështeti kokën në njerin krah të kanapesë dhe menjëherë ra në gjumë; Natasha me Nikollën rrinin ulur pa thënë asnjë fjalë. Ftyrën e kishin zjarr të nxehtë dhe ishin shumë të uritur e të gëzuar. Shikuan njeri jatrin (pas gjahut, brënda në dhomë, Nikollës i dukej e kotë të tregonte epërsinë e tij prej burri përpara së motres), Natasha i shkeli synë, dhe ia krisën gazit që të dy me një të qeshur të papërmbajtur që u dilte nga zemra.

Pas një çikë xhaxhai u kthye veshur me një kazakine, pantollona mavi dhe çizme të shkurtra, dhe Natasha ndjeu se kjo veshje, që aty në Otradnoje ia kish parë me çudi e si me qesëndi xhaxhait në trup, ishte një kostum i vërtetë, as më i keq e as më qesharak se redingota dhe fraku. Edhe xhaxhai ish i gëzuar e më qejf; dhe jo vetëm që nuk u fye nga të qeshurit e Nikollës e të Natashës (as ndër mënd

nuk i shkonte se mund të qeshnin me 'të e me jetën që bënte), po edhe ai vetë qeshi me gjithë zemër pa ndonjë shkak, vetëm se i këndonte shpirti përbrënda.

— Pa shiko një herë këtë konteshëzë të re, — e qartë, para marsh! — gjer më sot s'ja kam parë shoqen gjëkundi, — tha, duke i dhënë Nikollës një llullë me pip të gjatë e duke marrë për vete një tjetër të shkurtër e të cunguar, me një gjest të zakonshëm midis tre gishtrinjve. — Një ditë të tërë majë kalit, tamam si burrë, dhe as që do t'ia dij fare.

Pa mbaruar mirë fjalën xhaxhai, dera u hap nga një kamerjere këmbëzbathur, siç kuptohej nga zhurma e çapeve, dhe përnjëheresh u dha të praku e hyri brënda, me një tabaka të madhe në duar, një grua e trashë, e bukur, faqekuqe e plot shëndet, nja dyzet vjeçe, me dy rrathë gushë, me buzë të fryra e të kuqe. E dashur dhe e përzemërt, me sy të qeshur e të ngrohtë e si ndonjë zonjë e madhe në çdo lëvizje të saj, vështroi të ftuarit, e më një buzëqeshje të ëmbël u përkul plot nderim. Megjithëse mjaft e trashë, aq sa shtrëngohej të nxirte jashtë kraharorin dhe barkun e ta mbante kokën përpjetë, një çikë si të anuar prapa, kjo grua (ekonomja e xhaxhait), kishte një çap të lehtë shumë, për çudi të lehtë. Iu afrua tryezës, lëshoi tabakanë dhe, shpejt e shpejt e plot shkathtësi, me duart e saja të bardha e topolake, hoqi e vendosi mbi tryezë shishet, antipastat dhe pemët e ëmbëlsirat e ndryshme. Si mbaroi këtë punë, u tërhoq e u ndal te praku i derës, gjith me buzë në gaz: „Ja kush jam unë! A e kuptoni tani xhaxhanë?" kështu i dukej Nikollës sikur i thoshte ai qëndrimi i saj. Si të mos e kuptonte: Jo vetëm Nikolla po edhe Natasha e kuptonte xhaxhanë tani, si edhe domethënien e vetullave të vrënjtura e të buzëqeshjes së lumtur e të kënaqur që kish ai sapo shihte që hynte Anisja Fjodorovna. Në tabakanë kishte: raki prej njëqind barërash, liqere, kërpudha, biskota prej gruri halëzi të gatuara me ajkë qumështi, hoje me mjaltë, qull pre mjalti, mollë, arra, lajthi të freskëta, lajthi të pjekura e të ndërtuara me mjaltë. Pastaj Anisja so-

lli gjithëfarë likosh e reçele me mjaltë e me sheqer, proshut, dhe një zogë të pjekur që sapo e kish nxjerrë nga furra.

Ishin që të gjitha gjëra të shtëpisë, gjera të mbledhura, të zgjedhura e të përgatitura nga duart e Anisja Fjodorovnës. Të gjitha këto kishin aromën, erën dhe shijen e Anisja Fjodorovnës. Të gjitha flisnin për freskinë e shëndetëshme, për pastërtinë, për bardhësinë e për buzëqeshjen e këndëshme e të përzemërt të Anisjas.

— Merrni, hani, zonjusha konteshëzë, — përsëriti, duke i zgjatur Natashës herë këte, herë atë.

Natasha hante nga të gjitha e i dukej sikur s'kish parë e s'kish ngrënë kurrë në as ndonjë vënd tjetër biskota të tilla kaq të mira, reçele si këto me një aromë që të kënaqte, lajthi me mjaltë që ishin të mrekullueshme dhe zogjë të pjekur kaq të shijëshme sa këtë. Anisja Fjodorovna dolli.

Rostovi me xhaxhanë, duke e vaditur darkën me një liqer qërshish, po bisedonin për gjahun e asaj dite e për gjahun e ardhmë, për Rugajin e për langonjtë e Illaginit. Natasha, me trupin fidan të drejtë në kanape, po i dëgjonte dhe sytë i vetëtinin e i lëshonin shkëndia. Disa herë me radhë u mundua të zgjonte Petjan që të hante edhe ai gjësendi, po Petja belbëzonte disa fjalë pa kuptim e pa lidhje nëpër gjumë dhe nuk zgjohej me asnjë mënyrë. Natasha e ndjente veten kaq të gëzuar, i pëlqente aq shumë në këtë ambient të ri për 'të, sa vetëm një frikë kish: se mos vinte shumë shpejt karroca që do ta merrte. Pas një heshtjeje të shkurtër që u bë rastësisht, siç qëllon pothuajse gjithmonë kur një njeri pret në shtëpi miq që vinë aty për të parën herë, xhaxhai tha, sikur u përgjigjej mendimeve të fshehta të mysafirëve.

— Ja kështu po e ngrys jetën... Nesër-pasnesër vdes — e qartë para marsh! — dhe s'mbetet gjë prej gjëje. Po për ç'arësye të mëkatojë njeriu?

Duke folur kështu i ra një hije e bukur në fytyrë dhe sytë i vetëtinin nga një dritë e brëndëshme. Duke mbajtur vesh, Rostovit i erdhën ndër mënd pa dashur gjithë sa kish dëgjuar nga i ati

e nga fqinjtë për xhaxhanë. Në tërë atë krahinë ai ishte njeriu më origjinal, po njeriu më i kulluar, më fisnik e më bujar që mund të bëhej në llojin e tij. E thërrisnin si arbitër, në çështjet familjare, e caktonin si zbatonjës të testamenteve, i besonin të fshehtat dhe sekretet më të mëdha, e zgjedhnin gjykatës si edhe në detyra të tjera të këtij lloji; po ai refuzonte me këmbëngulje çdo detyrë publike, e kalonte vjeshtën dhe pranverën arave mbi kalin e tij qimekuq, dimrit mbyllej në shtëpi, dhe gjatë verës çlodhej në kopshtin e tij plot me pemë e me kaçuba.

— Pse nuk pranoni të hyni më ndonjë detyrë, xhaxha?

— Kam hyrë edhe në detyrë, po pastaj hoqa dorë. S'jam i prerë për aso punësh, e qartë, para marsh? Nuk di ta vërtis aspak. Ju të tjerët, po, ju mund të hyni në shërbim, po unë nuk e bëj dot, s'e kam atë mprehtësinë e duhur. Sa për gjahun, po, aty më ke me gjithësej, e qartë, para marsh! Po hapeni, pra, derën, — briti. — Pse e keni mbyllur?

Dera në fund të koridorit (që xhaxhai i thosh „kolidor") shpinte në konakun e gjahtarëve: kështu quhej dhoma për gjahtarët.

Dy këmbë të zbathura u ndjenë mbi dysheme dhe një dorë e padukëshme hapi derën e konakut. Nga koridori u dëgjuan ahere, fare shkoqur tingujt e një *balalajke*[1]) që i binte sigurisht ndonjë mjeshtër i saj i vërtetë. Qysh më parë Natasha mbante vesh që t'i kapte ata tinguj dhe tani dolli në koridor që t'i dëgjonte më mirë.

— I bie Mitka, karrocjeri im... I kam blerë një *balalajka* të mirë, më pëlqen ta dëgjoj kur i bie, — tha xhaxhai.

Në shtëpi të xhaxhait ishte bërë zakon që kur kthehej ai nga gjahu, në konakun e gjahtarëve Mitka t'i binte *balalajkës*. Xhaxhait i kish ënda ta dëgjonte atë muzikë.

---

1) Një farë kitare me tre tela.

— Sa mirë që i bie, me të vërtet shumë mirë, — tha Nikolla sikur fliste për ndonjë gjë pa rëndësi, se i vinte turp që të tregonte sa përshtypje të madhe i bënte e sa kënaqësi ndjente.

— Si shumë mirë? — ia priti Natasha sikur desh ta qërtonte për tonin e ftohtë, pa entusiazmë, me të cilin i kish thënë vëllai ato fjalë. — Kësaj nuk i thonë shumë mirë, po i thonë mrekulli e vërtetë, ai i bie si ndonjë magjistar që të magjeps. —

Ashtu si këpurdhat, mjalti dhe liqeret e xhaxhait që i dukeshin si më të mirat në botë, ashtu edhe kjo këngë i dukej në atë çast si kulmi i artit të muzikës.

— Aman, bjerni edhe ca, ju lutem, — tha Natasha te dera, sapo pushoi *balalajka*. Mitka vuri veglën në akord dhe sërish me mjeshtëri të madhe ia mori „Zonjës" me fjoritura e variacione. Xhaxhai rrinte e dëgjonte, me kokën varur mënjanë, me një buzëqeshje të ëmbël e të lehtë. Motivi i „Zonjës" u përsërit nja njëqind herë. *Balalajku* u akordua më se një herë e sërish po ato nota ritingëlluan dhe dëgjonjësit nuk lodheshin së dëgjuari po kishin vetëm dëshirë ta dëgjonin përsëri e përsëri këtë këngë pa u mërzitur kurrë. Anisja Fjodorovna hyri dhe u mbështet me tërë trupin e saj të trashë në parvazin e derës.

— Ju pëlqen të dëgjoni? — i tha Natashës me një buzëqeshje që i përngjante për çudi buzëqeshjes së xhaxhait. — E qan me lotë.

— Ja, këtu në këtë pjesë nuk bën pikërisht atë që duhet të bëjë, — tha befas xhaxhai me një gjest energjik. — Këtu duhen derdhur notat si breshër, duhet një trill, — e qartë, para marsh! — duhet një trill . . .

— Mos dini edhe ju vetë? — pyeti Natasha.

Xhaxhai bëri buzën më gaz pa u përgjigjur.

— Pa shiko një çikë, Anisjuçka, a janë në rregull telat e kitarës? Ka kohë që s'e kam zënë me dorë, — e qartë, para marsh! — e kam harruar fare. —

Anisja Fjodorovna shkoi me gjithë qejf, me atë çapin e saj të lehtë të kryente urdhërin e të zot e u kthye me kitarën.

Xhaxhai, pa vështruar njeri, i fryu pluhurit, i ra arkës së kitarës me noçkat e gishtrinjve tërë kockë, e akordoi dhe ndenji mirë e u rregullua në kolltuk. Me një gjest pak si teatral, duke larguar brylin e majtë nga trupi e rroku kitarën nga kreji dhe, duke i shkelur synë Anisja Fjodorovnës, nuk filloi t'i binte „Zonjës", po mori një akord kumbonjës e të kulluar dhe, me një ritëm të ngadalshëm, me një ekzekutim të qetë po të saktë ia mori këngës së njohur nga të gjithë „Në rrugën e shtruar".

Menjëherë motivi i këngës kumboi si një jehonë në shpirtin e Natashës e të Nikollës gjithë po me atë gëzim të ëmbël e të qetë që i këndonte në shpirt Anisja Fjodorovnës. Kjo e fundit u skuq e tëra, fshehu fytyrën në shami dhe dolli nga dhoma duke qeshur. Xhaxhai, me saktësi, në një ton të kulluar, të fortë dhe energjik, vazhdoi të ekzekutonte romancën, duke ngulur një vështrim të frymëzuar pikërisht në atë vënd ku qe Anisja Fjodorovna para se të dilte. Fytyra i qeshte e i vetëtinte nën mustaqet e bardha, i qeshte sidomos kur romanca shpërthente më tutje më me hov, ritmi bëhej më i shpejtë e më i gjallë, sa dukej sikur do të këputej në mes.

— Na magjepse, xhaxha, na magjepse, na prishe nga mëntë; akoma, akoma! — zuri të thërriste Natasha, me të pushuar ai; një të këcyer bëri nga vëndi ku qe, iu hodh në qafë xhaxhait dhe e puthi. — Nikolenka, Nikolenka! — thoshte duke u kthyer të vështronte të vëllanë, sikur desh ta pyeste: ç'është kjo mrekulli kështu?

Edhe Nikollës i pëlqente shumë mënyra se si i binte xhaxhai. Xhaxhai ia mori edhe një herë këngës me kitarë. Fytyra e qeshur dhe e çelur e Anisja Fjodorovnës u duk sërish te dera, dhe prapa saj u zgjatën edhe fytyra të tjera... „Që prapa burimit të ngrirë, thërret: o vajzë, më prit!" i binte

xhaxhai: ekzekutoi sërish një variacion prej mjeshtri, këputi një akord dhe shënoi ritmin duke lëvizur supet.

— Jepi, i dashur xhako, jepi, — rënkoi Natasha me një zë që lutej sikur nga kjo varej jeta e saj.

Xhaxhai u ngrit, dhe sikur në personin e tij të ishin dy veta, njëri nga të dy qeshte rëndë-rëndë me çmënduritë e tjetrit, i cili ia filloi valles me një solo të thjeshtë e të përsosur.

— Hajde, mbesëzë! — i briti, duke ftuar Natashën me një gjest të dorës me të cilën kish këputur në mes akordin.

Natasha hoqi shallin që kish në trup, hodhi disa hapa të shpejta për t'i dalë përpara xhaxhait dhe, me duart në ije, bëri një lëvizje me supet e mbeti në vënd si statujë.

Ku, si dhe kur e kish thithur, nga ajri rus ku jetonte, atë frymë, kjo konteshëzë e rritur nga një emigrante franceze? Ku i kish marrë ato mënyra, ku i kish mësuar ato lakime të trupit që *le pas de châle*[1]) duhej t'ia kish çdukur prej kohe? Për çudi ajo pati ato mënyra, atë qëndrim, ato lëvizje të paimitueshme, të marra që me qumështin e nënës, krejtësisht e thellësisht ruse, që xhaxhai priste prej saj. Ajo kishte shpirtin rus, gjaku i kulluar rus vlonte në rrëmbat e saja. Sapo mori pozën e duhur duke buzëqeshur me një pamje krenare dhe dinake, Nikolla dhe gjithë të pranishmët, që gjer atëhere rrinin si më gjëmba nga frika se mos ajo bënte ndonjë gaf, u siguruan tani e s'i gëzoheshin dot duke e parë.

Ajo bënte pikërisht atë që duhej, dhe e bënte me një përsosuri të atillë, me një saktësi kaq të përkryer, sa Anisja Fjodorovna, që menjëherë i zgjati shaminë e domosdoshme për vallen, gjithë duke qeshur, derdhi një lot tek shikonte këtë konteshëzë të hajthme e të hijëshme, aq ndryshe prej saj nga shumë pikëpamje, lindur e rritur në mes të të mirave, në mëndafsh e në kadife, që dinte të

1) Hapi i shallit, figurë dansi.

kuptonte e të hynte në shpirtin e Anisjas, në shpirtin e të jatit, të së emtës e të së jëmës së Anisjas, në shpirtin e çdo rusi.

— Më të lumtë, konteshëzë, — e qartë, para marsh! — tha xhaxhai duke qeshur plot hare kur mbaroi vallen. — Më të lumtë, moj mbesëzë! Tani s'të mbetet tjetër veçse të zgjedhësh edhe një burrë të mirë siç je vetë — e qartë, para marsh!

— E ka zgjedhur, — tha duke buzëqeshur Nikolla.

— Ja! — thirri i çuditur xhaxhai, dhe pyeti me sy Natashën, e cila, me një buzëqeshje gjithë gaz, i bëri po me kokë.

— Dhe çfarë burri! — u mburr ajo.

Po, me t'i thanë këto fjalë, një valë tjetër, një valë e re mendimesh e ndjenjash u çua në shpirtin e saj: „Ç'ish ajo buzëqeshje e Nikollës kur tha: „e ka zgjedhur?" Ish i kënaqur apo nuk ish i kënaqur? Duket sikur mendon se Bollkonski im nuk do ta kish gjetur me vënd, nuk do ta kish kuptuar këtë gëzimin tonë të tanishëm. Jo, ai do të kish kuptuar gjithëçka. Ku është tani?" tha me vete Natasha, dhe një hije e vrënjtur i ra në fytyrë. Po kjo zgjati vetëm një sekondë. „Ç'mendoj edhe unë!" qërtoi vetën e saj dhe, buzagaz, u ul përsëri pranë xhaxhait, duke iu lutur t'i binte edhe ndonjë kënge tjetër.

Xhaxhai i ra akoma edhe një kënge e një valceri; pastaj, si heshti një hop, u koll pak për të kruar zërin dhe ia mori këngës së tij të preferuar të gjahut:

*Kur dëbora ndajnat' herë*
*Flokë-flokë zu të bjerë...*

Xhaxhai këndonte siç këndon populli, me bindjen naive se në një këngë vetëm fjalët kanë rëndësi e se melodia është vetëm sa për të mbajtur ritmin. Prandaj kënga e tij që i rridhte nga zemra e i dilte vetvetiu si kënga e një zogu, kish një bukuri të madhe një bukuri të rrallë. Natasha mbeti si e magjepsur nga kjo këngë. Me mëndje të saj e

vendosi që këtej e tutje do ta linte mënjanë harpën e do t'i binte vetëm kitarës. E mori pak në duar kitarën e xhaxhait dhe provoi disa akorde për të shoqëruar këngën.

Aty nga ora dhjetë erdhën, për Natashën me Petjan, një karrocë, një kaloshinë dhe tre burra kaluar kishin dalë t'i kërkonin. Konti me konteshën nuk e dinin se ku qenë dhe ishin shumë të shqetsuar.

Petjan e muarën në dorë dhe e lëshuan në karrocë si ndonjë trup pa ndjenja; Natasha me Nikollën hipën në kaloshinë. Xhaxhai e mbështolli Natashën mir' e bukur me kuverta dhe i uroi udhën e mbarë me një dhëmshuri të veçantë, me një dhëmshuri që s'e kish pasur gjer atëhere. I përcolli me këmbë gjer te ura ku duhej hedhur lumi në va, dhe u dha urdhër gjahtarëve t'i bënin dritë karrocës duke shkuar përpara me fenera në dorë.

— Lamtumirë, mbesëza ime e dashur, — thirri në t'errët zëri i tij, jo ai zëri që kish njohur Natasha më parë, po ai që kish kënduar: *„Kur dëbora ndajnat' herë, — flokë-flokë zu të bjerë..."*.

Në fshatin nga kaluan dukeshin drita të kuqe; vinte një erë tymi që ta gëzonte zemrën.

— Sa mirë ky xhaxhai! — psherëtiu Natasha, kur duallën në rrugën kryesore.

— Po, vërtet, — tha Nikolla. — S'ke të ftohtë?

— Jo, jam fare mirë, fare mirë. Oh, sa mirë që e ndjej veten! — u përgjegj Natasha, gati e çuditur.

Një copë herë të gjatë nuk folën. Nata ish e errët dhe e lagësht. Kuajt nuk i shihje dot; dëgjohej vetëm llapashitja e këmbëve të tyre në baltën e padukëshme.

Ç'po ndodhte vallë në atë shpirt fëminor aq të ndieshëm që thithte me aq etje e i përvetësonte përshtypjet më të ndryshme të jetës? Sidoqoftë, ajo e ndjente veten shumë të lumtur. Kur po i afroheshin shtëpisë, ia mori papritur e pakujtuar motivit të këngës: *„kur dëbora ndajnat' herë..."*, motivit që ish munduar ta kujtonte pikë për pikë tërë rrugës e që më fund po e kapte tani.

— E kape më në fund! — i tha Nikolla.

— Ç'mendoje në këtë çast, Nikolenka? — pyeti Natasha.

Kjo ish një pyetje që e kishin në maje të gjuhës e u pëlqente t'ia bënin njeri tjetrit.

— Unë? — tha Nikolla, duke u përpjekur ta kujtonte; — ja, shiko, në fillim mendoja se Rugaji, ai qeni kuqo, i ngjet xhaxhait, e sikur Rugaji të qe njeri dhe xhaxhai qen, ai do ta kish xhaxhanë gjithmonë pranë tij në mos për të gjuar, të pakën se u puqen karakteret. Çudi sa i afruar që është ai xhaxhai, sa njeri i dashur! Apo jo? Po ti, pa më thuaj, çfarë mendoje?

— Unë? Prit, prit. Hë, po, mendoja në fillim që, ja, ne po shkojmë me karrocë dhe na thotë mëndja se po shkojmë në shtëpi, po Zoti e di se ku po vemi në këtë errësirë dhe befas do të arrijmë dhe do të shohim se nuk jemi në Otradnoje, po në mbretërinë e përrallave, në një vënd të magjepsur. Pastaj mendoja... Jo, asgjë tjetër.

— E di, e di, do të kesh menduar për atë — i tha Nikolla me buzë në gaz, sikundër e mori me mënd Natasha nga tingulli gazmor i zërit.

— Jo, — u përgjegj Natasha, megjithse me të vërtetë ajo kish menduar edhe për princ Andrenë, duke vrarë mëndjen të dinte se a do t'i kish pëlqyer atij xhaxhai. — Ah, po, edhe diçka tjetër, ja se ç'po thosha me vete tërë rrugës: Sa e hijëshme që duket ajo Anisja, sa e hijëshme... — tha Natasha dhe Nikolla dëgjoi të qeshurën e saj kumbonjëse, e qeshur e një njeriu të lumtur që qesh pa shkak, vetëm se i këndon zemra. — Po, a e di, — tha befas, — unë e ndjej se kurrë më nuk do të jem kaq e lumtur, e lumtur dhe e qetë si tani...

— Mos folë marrëzira, tani, — e qërtoi Nikolla dhe me vete të tij thoshte: „Sa e mirë është kjo Natasha. As kam, as do të kem kurrë një shok të zemrës si këtë. Ç'i duhet të martohet? Kështu, do të bënim gjithmonë shëtitje të tilla me karrocë!..." „Sa i mirë që është ky Nikolla!" mendonte edhe Natasha.

— O! Paska akoma dritë në sallon, — tha, duke treguar dritaret e shtëpisë që shkëlqenin me një dritë të ëmbël në errësirën e lagësht e të thellë të natës.

## VIII

Kont Ilia Andreiçi kish dhënë dorëheqjen si mareshall i aristokracisë, se kjo detyrë ish një barrë e rëndë për 'të. Megjithkëtë gjëndja e tij financiare nuk po rregullohej. Shpesh herë Natashës dhe Nikollës u binin në sy bisedimet e shqetësuara e të fshehta dhe u zinte veshi së bëhej fjalë për të shitur pallatin që kishin në Moskë si edhe vilën që kishin jashtë Moskës. Duke mos qënë më mareshall i aristokracisë, konti s'kish më nevojë të priste e të përcillte aq shumë njerëz dhe jeta në Otradnoje mori një ritëm më të qetë se në vjetët e mëparshme; po tërë ajo shtëpi e madhe me gjithë konakët rreth e rrotull ishin prapseprapë plot me njerëz gjithmonë, dhe në tryezë shtroheshin për të ngrënë kurdoherë më se njëzet veta. Ishin që të gjithë miq që qenë mësuar të jetonin në këtë shtëpi, gati si pjesëtarë të familjes, ose si njerëz që dukej sikur ish e domosdoshme që të jetonin në shtëpi të kontit. Këta qenë Dimleri, mjeshtri i muzikës, me të shoqen; Fogeli, mjeshtri i ballos, me gjithë familjen e tij; zonjushja plakë Bjellova dhe shumë të tjerë akoma: edukatorët e Petjas, një ish guvernante e zonjusheve; po kish edhe njerëz të tjerë që nuk ishin aspak të domosdoshëm aty e as të nevojshëm, po që arritën e u mësuan të hanin e të pinin në shtëpi të kontit e s'bënin dot ndryshe. Tani s'kish aq shumë të hyra e të dala si më parë, po prapë po ajo jetë bëhej, se si konti ashtu edhe kontesha nuk mund të jetonin ndryshe. Qe po ia ekuipazh i gjahut ku bënte pjesë tani edhe Nikolla, dhe qenë gjithmonë pesëdhjetë kuaj në shtallë e pesëmbdhjetë karrocjerë; bëheshin po ato dhurata të pasura e të kushtueshme ditën e emrit; jepeshin dreka e darka madhështore ditët e festave, ku ftohej tërë aristo-

kacia e rrethit; lohej gjithmonë *whist e boshton* dhe gjatë këtyre lojave konti duke i hapur letrat si erashe sa ia shihnin që të gjithë, do të linte gjithënjë me qindra rubla që i fitonin lojtarët e tjerë, fqinjët e tij të Otradnojes të cilët lojën që bënin aty me kontin e quanin si një nga të ardhurat e tyre më të mira e më të sigurta.

Konti mezi lëvizte në mes të vështirësive të tia financjare, si i vërbëri në një rjetë të madhe, duke u përpjekur të mos besonte se e kish punën pisk ndërsa në të vërtetë, në çdo hap që bënte, ngatërrohej e mpleksej edhe më keq. Nuk e ndjente veten të zotin as për të çarë rjetën që po e mbështillte nga të gjitha anët e as për të marrë masat e duhura si e si që të dilte prej saj. Kontesha e ndjente me zemrën e vet prej nëne se fëmijët e saj po varfëroheshin, po rrenoheshin, se konti s'kish asnjë faj, se ai nuk mund të ishte nga ç'qe, se dhe ai vetë vuante (ndonëse nuk e bënte veten) sepse e dinte që po shkonte drejt shkatërrimit me vetë e me fëmijë. Ajo përpiqej si e si t'i gjente një shërbim kësaj së keqeje. Po, si grua që ishte, ajo pandehte se vetëm një ilaç mund ta shëronte këtë plagë: ta martonte Nikollën me ndonjë vajzë, ndonjë trashëgimtare të pasur. E ndjente se kjo ishte shpresa e vetme dhe e fundit e se, sikur Nikolla të mos donte ta merrte nusen që i kish zgjedhur ajo, kish marrë fund puna e tyre, s'kishin për të ngritur kokë kurrë. Kjo nuse ishte Juli Karagina, bijë prindërish të ndershëm e shumë të mirë, që Rostovët e njihnin që kur ish fëmijë e që tani ishte bërë shumë, shumë e pasur, pas vdekjes së vëllait të saj të fundit.

Kontesha i shkroi drejt për drejt zonjës Karagina në Moskë duke i kërkuar të bijën nuse për Nikollën, dhe mori një përgjegje të favorshme. Karagina përgjigjej se ajo nga ana e saj pranonte me gjithë zemër, po që gjithëçka varej nga dëshira e vajzës dhe e ftonte Nikollën t'u bënte një vizitë në Moskë.

Më se një herë, me lotë në sy, kontesha ia përsëriti Nikollës se tani, kur që të dy vajzat e kishin gjetur fatin e tyre si jo më mirë, e vetmja

dëshirë e saj ishte që ta shihte të martuar. Nuk dëshironte gjë tjetër veçse t'i arrinte asaj dite sa më parë e pastaj mund të vdiste e qetë dhe e kënaqur nga jeta. Pastaj i thoshte se ia kish vënë synë një vajze të sosur nga çdo anë, dhe mundohej të merrte vesh ç'mëndje kish ai e çmendonte për martesën.

Në bisedime të tjera ajo lëvdonte Julinë dhe e shtynte Nikollën të shkonte në Moskë gjatë festave, që të dëfrente. Nikolla e merrte me mënd se ku e kish hallin e ëma dhe në bisedën e fundit që pati me 'të rreth kësaj çështjeje e bëri të jemën që t'i hapej fare. Ajo i tregoi se e vetmja shpresë që kish mbetur për të rregulluar gjëndjen e tyre financjare aq të keqe ishte që ai të martohej me Juli Kaformer.

— Po sikur unë të dashuroja një vajzë pa prikë, a do të ngulnit këmbë ju, *maman*[1]), që unë të sakrifikoja dashurinë time dhe nderin për parà? — e pyeti Nikolla, duke dashur vetëm të tregonte sa fisnik ishte nga shpirti e pa e kuptuar se me atë pyetje po i fuste thikën në zemër së jëmës.

— Jo, nuk më kuptove, — i tha e ëma, duke mos ditur si të çfaqsohej. — Nuk më kuptove, Nikolenka. Unë dëshiroj lumtërinë tënde, — shtoi, dhe e ndjeu se po thosh një gënjeshtër, se po ngatërrohej keq e më keq në vetë fjalët e saja si në një rjetë. Dhe zuri të qante.

— Nënockë, mos qani, po thomëni vetëm se kështu dëshironi; ju e dini që unë do të jepja tërë jetën time, do të jepja gjithëçka mjaft që ju të jeni e qetë, — tha Nikolla. — Unë do të sakrifikoj gjithëçka për ju, edhe dashurinë time.

Po kontesha nuk donte ta shtronte kështu çështjen: ajo nuk donte një sakrificë nga i biri; përkundrazi, do të deshte të sakrifikohej ajo për 'të.

— Jo, ti s'më kuptove, po më mirë le ta lemë këtë fjalë, — tha duke fshirë lotët.

„Po, ndofta, unë dashuroj një vajzë të varfër", thosh me vete Nikolla, „Pra, m'u dashka të sakrifi-

1) Nënë.

koj ndjenjën time dhe nderin tim për të holla. Çuditem se si mundi të më thotë mamaja një gjë të tillë. E si? Se është e varfër Sonja, u dashka që të mos e dashuroj?" mendonte, „nuk mundkam t'i përgjigjem dashurisë së saj besnike dhe të pakufishme? Dhe sigurisht që më 'të do të isha më i lumtur se me një kukull e aq si Julia. Unë mund të sakrifikoj gjithënjë ndjenjën time për të mirën e prindërve të mi", thoshte me vete, „po nuk mund ta urdhroj zemrën time. Në e dashuroj Sonjën, dashuria ime për 'të është më e fortë dhe më e lartë se çdo gjë tjetër.

Nikolla nuk shkoi në Moskë, kontesha nuk e zuri më ngoje punën e martesës dhe, e pikëlluar e nganjëherë edhe me zemërim, shihte shënjat e një simpatie përherë e më të madhe midis të birit e Sonjës, që s'kishte fare prikë. Megjithëse e vriste ndërgjegjeja, s'e mbante dot veten pa çfryrë kundër saj e pa i rënë më qafë me çdo mënyrë; shpesh herë, pa asnjë arësye, e ndërpriste ose e ndalte, duke i folur me „ju" e duke e quajtur „e dashur". Ajo që e zemëronte më shumë konteshën zemër-mirë me Sonjën ishte se kjo mbesë e vogël dhe e varfër me sy të zes tregohej aq e butë, aq e ëmbël, aq e bindur dhe aq mirënjohëse ndaj mirëbërësve të saj dhe njëkohësisht aq besnike, aq e qëndrueshme, aq e kulluar dhe vetmohonjëse në dashurinë e saj për Nikollën sa s'kishte ç't'i thoshte e ç't'i qërtoje.

Nikolla po e kalonte në gjirin e prindërve periudhën e fundit të lejës. Nga princ Andrea kishin marrë një letër tjetër — të katërtën — që e kish dërguar nga Roma, në të cilën shkruante se do të qe nisur për në Rusi prej shumë ditë më parë, sikur papritur e pakujtuar, në atë klimë të ngrohtë, të mos i qe hapur plaga sërish, dhe kjo e detyronte ta shtynte nisjen gjer nga fillimi i vitit të ri. Natasha ishte gjithmonë njësoj e dashuruar pas të fejuarit të saj, ish e qetë në zemër dhe merrte pjesë në të gjitha gëzimet e jetës; po aty nga fundi i muajit të katërt të ndarjes filloi të kishte edhe çaste mërzie të rëndë, së cilës s'i bënte dot ballë.

I vinte keq për veten e saj, për të ritë e saj; i vinte keq ta humbiste kështu kot, për asgjë, për asnjeri, tërë këtë kohë që i vidhej dashurisë, tërë këtë kohë gjatë së cilës ajo me tërë zjarrin e rinisë do të dashuronte e do ta dashuronin.

## IX

Erdhën Kërshëndellet, e përveç meshës solemne, përveç urimeve plot salltanet e plot mërzi të fqinjëve e të shërbëtorëve, përveç rrobeve të reja që kishin veshur që të gjithë asgjë nuk i dallonte këto ditë feste, këto ditë të kremte nga ditët e zakonshme. Megjithatë këta të ftohtë prej njëzet gradësh nën zero, pa erë, këto ditë të kthjellta me diell, këto nete të bukura plot yje të nxisnin që ta festoje me një farë mënyre këtë kohë të vitit.

Ditën e tretë të Kërshëndellave, pas dreke, gjithë njerëzit e shtëpisë kishin shkuar nëpër dhomat e tyre. Ishte ora më e mërzitshme e ditës. Nikolla, i cili në mëngjez kish dalë kaluar për vizitë te fqinjët, kish rënë e po flinte në sallon me kanape. Konti plak po çlodhej në kabinetin e tij të punës. Sonja ish ulur në sallon në tryezën e rrumbullaktë e po vizatonte një qëndizmë. Kontesha po shtinte fall me letra. Gaztori Nastasia Ivanovna ish ulur, e po rrinte i vrerosur pranë dritares bashkë me dy plaka. Natasha hyri në sallon, iu afrua Sonjës, vështroi një herë se ç'po bënte, pastaj i vajti s'ëmës dhe qëndroi më këmbë si statujë pa thënë asnjë fjalë.

— Ç'ke që po vërtitesh rrotull si ndonjë shpirt i munduar? — e pyeti kontesha. — Thuamë ç'kërkon?

— *Atë* kërkoj... E dua, tani, në këtë çast, kam nevojë për *'të,* — tha Natasha, dhe sytë i shkrepëtinin, po fytyra nuk i qeshte:

Nëna ngriti kokën dhe e vështroi drejt në sy.

— Mos më shikoni, mama, mos më shikoni, se ia krisa të qarit.

— Ulu këtu, rri një çikë me mua, — i tha kontesha.

— Mama, unë kam nevojë *për 'të. S'bëj dot pa 'të.* Përse të tretem e të shkrihem kështu, mama?...

Zëri iu këput, sytë iu mbushen me lotë dhe ajo, që t'i fshihte, ktheu kokën me të shpejtë dhe dolli nga salloni. Hyri në sallën me kanape u ndal një çast, u mendua dhe u nis nga dhomat e shërbëtorëve. Aty një kamerjere plakë po grindej me një vajzë që kish ardhur me vrap nga oborri dhe mezi merrte frymë nga të ftohtit.

— Mjaft lojte de, mjaft, — e qërtonte plaka. — Çdo gjë e ka me sërë, me kohë e me masë.

— Lëre moj Kondratievna, lëre, — ndërhyri Natasha. — Shko, Mavrusha, shko.

Dhe, si e la të lirë Mavrushën, Natasha kapërxeu sallën dhe shkoi në paradhomë. Aty një shërbëtor plak e dy të rinj po loznin me letra. Me të parë që hyri zonjushja, e ndërprenë lojën dhe u çuan më këmbë.

„Po këta përse mund t'i përdor? mendoi Natasha.

— Shiko, Nikita, shko, të lutem... — „Ku ta dërgoj këtë? „— Po, shko e më sill, të lutem, një këndez; dhe ti, Misha, më sill ca tërshërë.

— Urdhëroni t'ju sjell ca tërshërë? — pyeti Misha gjithë gaz, i gatshëm për të shërbyer me gjithë zemër.

— Shko, shko, shpejt, — i tha më plaku.

— Dhe ti Fjodor më sill ca shkumës.

Duke kaluar përpara bufesë, dha urdhër të përgatisnin *samovarin* megjithëqë nuk ish aspak ora e çajit.

Shërbyesi i bufesë, Foka, ishte njeriu më i vrazhdë në tërë shtëpinë. Natashës i pëlqente të provonte pushtetin e vet mbi 'të. Ai nuk e besoi dhe e pyeti a e kish me të vërtetë apo donte të tallej.

— Aman, edhe kjo zonjushja! — tha Foka duke vështruar Natashën e duke u hequr si i zemëruar.

Asnjë tjetër nga njerëzit e shtëpisë nuk jepte kaq porosi e nuk i shtinte shërbëtorët aq tepër në punë sa Natasha. Po të shihte ajo shërbyes me sy,

s'rrinte dot pa e dërguar gjëkundi me ndonjë punë a fare pa punë. Dukej sikur bënte prova që të shihte pale a do të mërzitej ndonjë prej saj e a do të çfrynte njeri; po asnjë urdhër nuk kryhej me aq dëshirë sa urdhërat e saj. „Çfarë të bëj ndonjë gjë? Ku të shkoj vallë?" mendonte Natasha, duke kaluar me ngadalë nëpër koridor.

— Nastasia Ivanovna, ç'fëmijë do të bëj unë? — pyeti gaztorin, që po vinte përkundrejt saj, veshur me një manto gruaje.

— Pleshta, cinxra, bulkra, — ia ktheu gaztori.

— O Zot, o Zot, gjithënjë po ato gjëra! Ah, ku të vete të futem? Me se të merrem? — e me të shpejtë, duke përpjekur këmbët, ngjiti shkallët që shpinin te Fogeli, i cili banonte bashkë me të shoqen në katin e sipërmë.

Në Sallonin e vogël të Fogelit, dy guvernante ishin ulur përpara një tryeze, ku kishte pjata plot me rrush të thatë me arra e me bajame. Gurvernantet bisedonin se ku ishte më e shtrënjtë jeta, në Moskë apo në Odesë. Natasha ndenji buzë një karrigeje, dëgjoi bisedimin e tyre me një fytyrë të menduar e të mërzitur, dhe u ngrit.

— Ishulli i Madagaskarit, — tha, — Ma-da-gas-karit, — përsëriti, duke theksuar çdo rrokje, pastaj, pa iu përgjegjur zonjës Schoss që po e pyeste në çfarë kish thënë, dolli nga dhoma.

Edhe Petja, i vëllai, ndodhej aty në katin e sipërmë: bashkë me edukatorin e vet po merrej me përgatitjen e një fishekzari që kish ndër mend ta hidhte natën.

— Petja! Petja! — i thirri, — shpjermë poshtë.

Petja u sul me vrap dhe i paraqiti shpinën. Ajo i këceu në kurriz, i hodhi duart në qafë që të mbahej, dhe Petja mori vrapin duke u lëkundur e duke hofur përpjetë.

— Mjaft, mjaft me kaqë... Ishulli i Madagaskarit, — përsëriti dhe, një të rrëshqitur bëri nga kurrizi i Petjas e zbriti shkallët me këmbë.

Si i erdhi rrotull mbretërisë së saj, si provoi pushtetin e vet dhe iu mbush mëndja se që të gjithë i qenë të bindur, e megjithkëtë prapseprapë po mër-

zitej. Natasha hyri në sallë, mori kitarën, u ul në një kënd të errët midis murit dhe një dollapi të vogël, dhe filloi të prekte telat në baso duke i rënë një pjese që i kujtohej, të një opere që e kish dëgjuar në Peterburg me princ Andrenë. Për një dëgjonjës të huaj ato nota që nxirte ajo nga kitara nuk kishin asnjë kuptim; po në fantazinë e saj, përtej atyre tingujve ngriheshin plot kujtime varg e varg. Ish ulur në këndin prapa dollapit, me sytë të mbërthyer mbi një fashë drite që binte nga e çara e derës së bufesë, dhe po dëgjonte tingujt e kitarës, e kredhur në kujtime. Notonte si në një rrymë të vrullshme kujtimesh.

Duke vajtur në bufe Sonja kaloi nëpër sallë me një gotë uji në dorë. Natasha e vështroi, vështroi të çarën në derën e bufesë dhe iu duk sikur i kujtohej se nga dera e bufesë, nëpër të çarën, binte drita, e se Sonja kish kaluar me një gotë ujë në dorë. „Po, më kujtohet se kjo ka ngjarë edhe një herë pikë për pikë kështu si sot", mendonte Natasha.

— Sonja, ç'është kjo, e gjen dot? — briti Natasha, duke prekur me gishtrinj telin më të trashë.

— A, këtu qënke ti?! — thirri Sonja duke u hedhur përpjetë, pastaj u afrua dhe mbajti vesh të dëgjonte. — Nuk e di *stuhia?* — pyeti me drojtje, duke pasur frikë se mos gabonte.

„Ja, pikërisht kështu, po në këtë mënyrë, u drodh e këceu përpjetë, pikërisht kështu u afrua dhe buzëqeshi me drojtje, ahere, kur ngjau kjo për të parën herë" mendoi Natasha „dhe pikërisht në këtë mënyrë... unë mendova se diç i mungon kësaj vajze."

— Jo, ky është kori i *Ujëmbartësit*, e dëgjon? — dhe Natasha mbaroi së kënduari motivin e operas që të mund ta kuptonte Sonja — Ku do të shkoje? — e pyeti.

— Të ndërroj ujët e gotës. Dhe një çikë kam, dhe e mbaroj së vizatuari qëndizmën:

— Ti gjithënjë merresh me ndonjë punë, kurse unë s'di me se të merrem, — tha Natasha. — Po Nikolla ku është?

— Po fle, më duket.

— Sonja, shko e zgjo, — i tha Natasha. — Thuaji që e dua të këndojmë.

Ndënji edhe ca ashtu ulur, vrau mëndjen të kuptonte ç'ish kjo e përsëritur pikë për pikë e po asaj skene që qe zhvilluar dikur një herë, dhe pa e zgjidhur dot këtë mister po edhe pa u hidhëruar aspak, u hodh sërish me fantazinë e saj në atë kohë kur ishte bashkë me 'të, dhe princ Andrea e vështroi me ashk, i dehur nga dashuria.

„Ah dhëntë Zoti të arrijë sa më shpejt! Kam frikë, kam shumë frikë mos na ngjasë ndonjë e keqe! Dhe mua po më shkon të ritë kot, po plakem! S'kam për të qënë më kështu siç jam. Po, kushedi, mbase ai vjen që sot, që tani, në çast.... Mbase ka ardhur tani e po më pret aty në sallon... Mbase ka ardhur që dje dhe mua më ka dalë nga mëndja." U ngrit, la kitarën dhe hyri në sallon.

Gjithë njerëzit e shtëpisë, edukatorët, guvernantet dhe të ftuarit ishin ulur rreth tryezës së çajit. Kamerjerët qëndronin më këmbë rrotull tryezës, po princ Andrea nuk qe dhe ishte gjithë pa ajo jetë e përditëshme.

— A, ja ku erdhi, — tha Ilia Andreiçi kur pa që hyri Natasha — Hajde, hajde ulu këtu pranë meje. — Po Natasha qëndroi pranë s'ëmës, duke hedhur sytë rrotull sikur kërkonte gjësendi.

— Mama! — iu lut me zë të përvajshëm. — Ma sillni këtu, tani, ma jepni *atë* sa më parë, që tani, në çast, — dhe sërish mezi i mbajti lotët.

U ul në tryezë dhe dëgjoi bisedimet e të mëdhejve si edhe të Nikollës, i cili kish ardhur, edhe ai, në tryezë: „O Zot, o Zot, gjithënjë po këto fytyra, po këto biseda babai njësoj e mban gotën dhe i fryn çajit gjith po njësoj!" mendonte Natasha, duke ndjerë e tmeruar se po i merrte për zët gjithë njerëzit e shtëpisë sepse ishin gjithmonë po ata.

Pas çajit, Nikolla, Sonja dhe Natasha u hoqën mënjanë në sallonin me kanape, në këndin e tyre të preferuar, ku ia shtronin muhabetit më intim; duke ia hapur zemrën njeri tjetrit.

X

Të qëllon ndonjëherë, — i tha Natasha të vëllait, kur u ulën në sallonin me kanape, — të qëllon ndonjëherë të mendosh se s'ke ç'të presësh më nga jeta, që gjithë të mirat e saja i ke shijuar me kohë, çdo gjë të bukur, çdo gëzim e ke provuar qysh më parë e që s'mbetet asgjë më për të qenë? Dhe a nuk ke ndjerë ahere jo mërzitje pikërisht, po një farë pikëllimi?

— Posi jo! — u përgjegj ai. — Nganjëherë, pikërisht ahere kur që të gjithë janë të gëzuar, çdo gjë ecën në rregull si jo më mirë, më hipën një mërzi, s'më hyn asgjë në sy, më zverëtiten të gjitha aq sa mendoj se s'na mbetet tjetër veçse të biem e të vdesim. Një herë në regjiment, s'kisha vajtur në shëtitje me të tjerë, me gjithëse atje binte dhe muzika, isha kaq i mërzitur, kaq i mërzitur...

— Ah, e di, e di, e kam pësuar vetë unë këtë — filloi prapë Natasha. — Isha ende e vogël kur më ka ngjarë kjo. Të kujtohet? Më ndëshkuan një herë për punën e ca kumbullave, tërë ju të tjerët vallzonit, kurse mua më kishin mbyllur në dhomën e studimit dhe aty rrija e qaja; kurrë nuk do ta harroj: isha pik' e vrer dhe më vinte keq, oh, sa keq më vinte për veten time dhe për të gjithë ju të tjerët, për të gjithë. Po më shumë më vinte keq se s'kisha bërë asnjë faj, kot po më ndëshkonin... Të kujtohet?

— Më kujtohet, — u përgjegj Nikolla. — Bile më kujtohet fare mirë që erdha edhe unë atje tek ti që të të ngushëlloja dhe që s'dija ç'të të thosha e si të sillesha... Më vinte turp... Dhe qëndronim që të dy atje si budallenjtë... Unë seç kisha një lodër, një si kukull, si karagjoz, dhe desha të ta falja. Të vjen ndër mënd?

— Po, ty, të vjen ndër mënd, — vazhdoi Natasha me një buzëqeshje ëndëronjëse, — se si një herë, një herë, kur ishim akoma fare të vegjël, na

thirri xhaxhai në kabinetin e punës, që kur qemë në shtëpinë e vjetër, dhe atje ishte t'errët; ne shkuam dhe, sapo hymë, pamë atje drejt më këmbë...

— Një arap, — tha Nikolla me një buzëqeshje plot gëzim; — si të mos e mbaj mënd? Edhe sot e kësaj dite nuk e di a qe vërtet arap, apo mos e kemi parë vetëm në ëndër, apo mos është ndonjë histori që na e kanë treguar të tjerët.

— Ish i murmë, të kujtohet, me dhëmbë të bardhë, rrinte drejt më këmbë e na i ngulte sytë...

— Ju kujtohet, Sonja? — pyeti Nikolla.

— Po, po, diçka më kujtohet edhe mua, — u përgjegj me drojtje Sonja.

— E kam pyetur babanë dhe mamanë për punën e këtij arapit, — tha Natasha. — Ata thonë se s'ka pasur kurrë ndonjë arap këtu tek ne. Megjithkëtë, ja ku të kujtohet ty!

— Si jo, sikur e kam përpara syve, ja shoh edhe dhëmbët.

— Çudi ama: duket sikur është ndonjë ëndër. Gjë e bukur, apo jo?

— Po a të kujtohet një ditë kur po rrukullisnim vezë në sallën e vallzimit dhe befas na duallën dy plaka dhe zunë të vërtiteshin si fugë mbi qilim. Kjo ka ngjarë vallë, apo jo? Të kujtohet sa bukur?

— Po. Po a të kujtohet kur shtiu me pushkë që nga ballkoni babai, veshur me një qyrk mavi?

Ata zgjidhnin, me buzë në gaz, me mallin e kujtimit, të atij kujtimi të ndritur dhe poetik të vogëlisë, ato përshtypje e vegime të së kaluarës së tyre më të largët ku ëndrrat përzjehen me realitetin, dhe qeshnin me ëmbëlsi duke e ndjerë veten të gëzuar.

Sonja, si kurdoherë, qëndronte larg prej tyre megjithëse këto kujtime qenë të përbashkëta.

Sonjës nuk i kujtoheshin mirë ato gjëra që përmëndnin ata; po edhe ato gjëra që i kujtonte më qartë nuk i zgjonin atë ndjenjë poetike që çonte peshë zemrat e dy të tjerëve. Vetëm se gëzohej edhe kjo nga gëzimi i tyre dhe përpiqej t'u vinte pas në fluturimin e tyre poetik.

Mori pjesë në bisedë vetëm kur suallën ndër mënd ditën e parë që kish ardhur ajo në shtëpi. Sonja u tregoi se ajo kishte frikë nga Nikolla, sepse ai kishte gajtane e shirita në bluzë dhe taja i kishte thënë se edhe atë do ta lidhnin me gajtane e shirita.

— Mua më kujtohet fare mirë: më kishin thënë se ti kishe lindur nën një lakër, — tha Natasha, — unë e kuptoja që s'ish e vërtetë, po më vinte liksht t'u thosha që s'e besoj, dhe s'dija si të bëja.

Gjatë këtyre bisedimeve, që nga dera në fund të sallës më kanape zgjati kokën një kamerjere.

— Zonjushe, kanë sjellë këndezin, — tha me zë të ulët.

— Nuk më duhet, Polja, thuaja ta çojnë ku e muarën. — u përgjegj Natasha.

Ndërsa po bisedonin, Dimleri hyri në sallën me kanape dhe iu afrua një harpe që ish aty në një kënd. I hoqi këllëfin dhe harpa lëshoi një tingull fals.

— Eduard Karliç pa merrni, ju lutem, *Nocturne* të *monsieur*[1] Fild, më pëlqen shumë, — tha zëri i konteshës plakë që nga salloni.

Dimleri mori një akord e, duke u kthyer nga Natasha, Nikolla e Sonja, tha: — O rini, sa e qetë që je!

— Po, merremi me filozofi, — tha Natasha duke u kthyer të shikonte për një çast, dhe vazhdoi bisedimin. Tani flisnin për ëndërat.

Dimleri filloi t'i binte harpës. Natasha, pa bërë zhurmë, në majë të gishtrinjve, iu afrua tryezës, mori qirinë e shpuri jashtë dhe u kthye e ndenji qetë-qetë në vëndin e saj. Në dhomë, e sidomos aty te kanapeja ku qenë ulur, ish errësirë, po që nga dritaret e gjëra binte në dyshime drita e argjëndë e hënës së plotë.

— A e dini çfarë mendoj? — tha Natasha me të pëshpëritur duke iu afruar Nikollës dhe Sonjës, ndërsa Dimleri, që e kish mbaruar pjesën e nisur e po mendohej a të merrte një tjetër, po prekte

1) Nokturnion (pjesë muzikore) e Zotit Fild.

lehtë telat e harpës. — Më dukej sikur, duke u thelluar kështu në kujtime, duke trazuar gjithënjë hirin e së kaluarës, njeriu arrin të kujtojë dhe gjëra që kanë ngjarë përpara se të vinte në botë...

— Kësaj i thonë metempsikozë, — tha Sonja, që kish qënë gjithmonë studioze dhe kish një kujtesë shumë të mirë. — Egjyptianët besonin se shpirtrat tona kanë jetuar në fillim në trupin e kafshëve, dhe prapë, pasi vdesim, kthehen e jetojnë në kafshët.

— Jo, unë s'besoj se kemi qënë më parë në trupin e kafshëve, — tha Natasha, gjith duke pëshpëritur, megjithëse muzika kishte pushuar, — po jam e sigurt që ne kemi qënë ëngjëj më ndonjë vënd, nuk di se ku, mbase edhe këtu në këtë botë; prandaj na kujtohen aq e aq gjëra...

— A mund të bashkohem me ju? — tha Dimleri që ishte afruar me ngadalë dhe u ul pranë tyre.

— Po të kemi qënë ëngjëj atëherë përse ramë më poshtë? — tha Nikolla, — Jo, jo, kjo s'është e mundur!

— E pse më poshtë? Kush të tha se jemi më poshtë?... Si mund ta di se çfarë kam qënë më parë, — ia ktheu Natasha me bindje. — Shpirti është i pavdekshëm... pra, nëqoftëse unë do të jetoj gjithmonë, do të thotë se kam jetuar edhe më parë, kam jetuar një përjetësi të tërë, kam jetuar në amëshim.

— Po, veçse ne e kemi vështirë ta përfytyrojmë këtë përjetësi, — tha Dimleri, që u qe afruar të rinjve me një buzëqeshje të ndrojtur dhe përçmonjëse, po tani fliste gjith me atë tonin e tyre të ulët, të shtruar e serioz.

— E pse na qënka e vështirë të përfytyrojmë përjetësinë? — tha Natasha. — Pas së sotmes vjen e nesërmja, e kështu me radhë gjithënjë. Kështu ka qenë edhe e djeshmja, edhe e pardjeshmja gjer në pafund...

— Natasha! Tani e ke radhën ti. Pa më këndo diçka, — tha zëri i konteshës. — Ç'më jeni mbledhur atje si komplotistë?

— Mama! Nuk më këndohet, — u përgjegj Natasha, po gjithë duke thënë kështu u ngrit menjëherë.

Asnjë prej tyre, as Dimleri që nuk ishte më i ri, s'do të kish dashur ta ndërpriste bisedimin e ta linte atë kënd të qetë të sallës me kanape, po Natasha qe ngritur, dhe Nikolla vajti e u ul në pjano. Si gjithmonë, si vajti mu në mes të sallës dhe zgjodhi vëndin më të përshtatshëm që të jehonte zëri, Natasha filloi të këndonte atë pjesë muzike që i pëlqente s'ëmës më shumë se çdo pjesë tjetër.

Kishte thënë se nuk i këndohej; po kish kohë që s'kish kënduar dhe për shumë kohë nuk këndoi më si atë mbrëmje. Kont Ilia Andreiçi, nga kabineti i punës ku po bisedonte me Mitjenkën, e dëgjonte atë këngë dhe, si ndonjë nxënës, që, ndërsa po mëson mësimin, s'i pritet që të dalë sa më parë të lozë, ashtu edhe ky i hante gjysmat e fjalëve, i mbahej goja tek i jepte urdhëra administratorit, dhe më në fund e preu fjalën në mes; edhe Mitjenka, duke mbajtur vesh edhe ai qëndronte më këmbë përpara kontit pa thënë asgjë e me buzë në gaz. Nikolla s'ia hiqte sytë së motrës dhe merrte frymë bashkë me 'të. Sonja rrinte e dëgjonte dhe thosh me mëndje të saj se ishin shumë larg njera prej tjetrës, ku Natasha e ku ajo! Ajo s'kish as një të njëqindën e hireve joshëse të së kushërirës. Kontesha plakë dëgjonte me një buzëqeshje të lumtur e njëkohësisht të pikëlluar, me sytë mbushur me lotë dhe kur e kur tundte kokën duke psherëtitur. I vinte ndër mënd të ritë e saj, mendonte gjithashtu edhe për të bijën dhe ajo martesa e afërme e Natashës me princ Andrenë sepse e trëmbte, i dukej sikur kish një mardhà brënda.

Dimleri, që ishte ulur pranë konteshës, kish mbyllur sytë e po dëgjonte.

— Vërtet, konteshë, — tha më në fund, — është një talent me famë europjane. S'i mbetet gjë më për të studjuar. Kaq zë i ngrohtë, kaq i butë, kaq i ëmbël, kaq i fortë!...

— Ah, sa kam frikë për 'të, sa kam frikë, — tha kontesha, pamenduar se kujt po i fliste. Intuita e

saj e mprehtë prej nëne i thosh se Natasha, aq fort e ndieshme, me një etje aq të madhe për të jetuar, nuk do të ishte e lumtur në jetë. Natasha s'kish mbaruar akoma së kënduari, kur në dhomë hyri me vrap katërmbëdhjetë-vjeçari entuziast Petja, duke lajmëruar se kishin ardhur rogeçët.

Natasha e ndërpreu këngën në mes.

— Budalla — i briti të vëllait, u sul në një karrige, u lëshua si e këputur dhe ia krisi të qarit me dënesa, që për një copë herë nuk mundi t'i përmbante. — Nuk është gjë, moj mamkë jo, me të vërtetë nuk kam asgjë; vetëm se më trembi Petja, — thoshte duke u rrekur të bënte buzën më gaz, po lotët i shkonin çurkë dhe dënesat i shtrëngonin e i ndrydhnin fytin.

Shërbëtorë të maskuar si arinj, si turq, si mejhanexhinj, si zonja të mëdha, të tmershëm e qesharakë, duke sjellë me vete të ftohtit dhe harenë, në fillim po shtrëngoheshin së bashku me ndrojtje në paradhomën; pastaj, duke u fshehur njeri prapa tjetrit, u shtynë në sallë dhe në krye me frikë, po pastaj përherë e më të çelur e më me gaz e në një mëndje me njeri tjetrin, ia filluan nga këngët, nga vallet e nga lodrat e Kërshëndellave. Kontesha, si i njohu njerëzit dhe qeshi me maskat e tyre, u tërhoq në sallon. Kont Ilia Andreiçi rrinte ulur aty në sallë, me fytyrën të ndriçuar nga një buzëqeshje gazmore dhe dukej sikur u thosh: „më ju lumtë!" rogeçëve që losnin. Të rinjtë qenë çdukur.

Pas gjysmë orë, në sallë, midis rogeçëve të tjerë, u duken rogeçë të rinj. Një zonjë plakë me fustan të fryrë bufkë — Nikolla; një turkë — Petja; një palaço — Dimleri. Natasha veshur si usar dhe Sonja si çerkës kishin nxirë me shtupë mustaqe dhe vetulla.

Si u çuditën e u mahnitën ata që nuk ishin veshur rogeçë e bënin sikur nuk i njohën dot, e i lëvduan e i ngritën në qiell, të rinjëve na iu mbush mëndja se kostumet që kishin zgjedhur ishin kaq të bukura sa që duhej me doemos t'ua tregonin edhe njerëzve të tjerë akoma.

Nikolla që ia kish shumë ënda t'i nxirte të gjithë shëtitje në sajën e tij në një rrugë madhështore, u hodh e tha që t'i shkonin xhaxhait si mysafirë, duke marrë pas edhe nja dhjetë shërbëtorë të veshur rogeçë.

— Jo, jo, ç'është ajo mëndje ashtu, nuk bën ta bezdisni atë plak të shkretë! — tha kontesha, — dhe as që ka vënd ku të vërtiti në shtëpi të tij. Në keni për të vajtur, shkoni te Meljukovët. Meljukova ishte një vejushë me vajza të mëdha e të vogla, që kishin, edhe ato, guvernante dhe edukatorë. Banonin nja katër *versta* larg nga Rostovët.

— Sa mirë që ju vajti në mëndje, *ma chère*[1]), — tha tërë qejf konti plak, që s'mbahej dot nga gëzimi. — Po vishem sakaq rogeç e po vij me ju. Di unë se si ta shkund Pashetan.

Po kontesha nuk e la të dilte: kish ca ditë që kontit i dhimbte një këmbë. U vendos që Ilia Andreiçi të mos shkonte, po që zonjushet mund të shkonin te Meljukova në rast se do t'i shoqëronte Luiza Ivanovna (zonja Schoss). Sonja, gjithmonë e ndrojtur dhe e frikëshme, filloi kësaj here t'i lutej Luiza Ivanovnës më shumë e më me ngulm nga gjithë të tjerët.

Kostumi i Sonjës ishte më i bukur nga të gjithë. Mustaqet dhe vetullat që i kish nxirë me shtupë i shkonin për mrekulli. Që të gjithë i thoshin se ish shumë e hijëshme dhe vetë ajo e ndjente veten plot gjallëri dhe energji, plot afsh të zjarrtë, si kurrë ndonjëherë tjetër. Një zë i brëndëshëm i thosh se fati i saj do të vendosej o atë ditë o kurrë, dhe në atë kostum prej burri dukej sikur nuk qe ajo, po një tjetër.

Luiza Ivanovna u kandis, dhe, gjysmë ore më pas, katër saja me zilka e me xhingra, duke kërkëlluar e vërshëllyer me rrëshqitëset mbi dëborën e ngrirë nga të ftohtë, iu afruan shkallëve kryesore.

Natasha e para dhe tonin e gëzimit për festën e Kërshëndellave dhe ky gëzim, duke kaluar nga njeri tek tjetri, erdhi e u shtua përherë e më shumë

1) E dashur.

dhe arriti kulmin kur duallën që të gjithë jashtë në ajrin e ftohtë dhe, folë e qesh, thirrë e sokëllit, hidhu e lot hyrja-byrja, zunë vënd më në fund e u rregulluan në sajat.

Dy saja ishin të shërbimit saja e tretë, e kontit plak, kish mu në mes një kalë të mirë nga Orllovi; e katërta ish e Nikollës dhe kish si kalë të mazit, një kalë të ulët, të zi me qimen të dëndur. Nikolla me kostumin e tij si zonjë plakë, mbi të cilin kish veshur kapotën prej usari shtrënguar me brez, qëndronte mu në mes të sajës së tij duke i mbajtur freret në njërën dorë.

Nata ish kaq e ndritur sa që në dritën e hënës ai shihte se si vetëtinin pafkat prej metali dhe sytë e kuajve që kthenin kokën me frikë për të shikuar udhëtarët që bënin zhurmë nën strehën e errët të hyrjes. Në sajën e Nikollës zunë vënd Natasha, Sonja, zonja Schoss dhe dy kamerjere; në ate të kontit plak u ulën Dimleri me të shoqen dhe Petja; në të tjerat, shërbëtorët e maskuar.

— Dil përpara, Zahar, — i thirri Nikolla karrocjerrit të t'et, që të kish rastin pastaj t'ia kalonte udhës.

Saja e kontit plak, ku qenë ulur Dimleri me rogeçët e tjerë, duke kërkëllitur mbi rrëshqitset sikur po ngecte në dëborë, e duke tringëllitur zilet, lëvizi e para e mori udhë.

Pas sajës së parë u nis Nikolla; prapa tij erdhën varg të tjerat gjithë zhurmë e kërkëllima. Në fillim e muarën trokthi nëpër rrugën e ngushtë. Ndërsa po kalonin gjatë kopshtit, hijet e drurëve të xhveshur shtriheshin shpesh përmes rrugës dhe zinin dritën e hënës; po me të kapërxyer gjerdhet, fusha me dëborë, e shkëlqyer si diamant me një feksim si në të kaltër, e heshtur dhe e ngrirë, e mbytur në dritën e hënës, u hap para syve të tyre nga të katër anët. Një herë, dy, një brazë bëri të tronditej e të hidhej përpjetë saja e parë; po kështu u tronditën e u hodhën përpjetë e dyta dhe e treta, dhe, duke prishur me guxim paqen e thellë të kësaj fushe të magjepsur, sajat u vunë varg njera pas tjetrës.

— Një gjurmë lepuri, ou sa gjurma! — kumboi në ajrin e ngrirë e të qetë zëri i Natashës.

— Sa bukur që ndrinë hëna, Nikolla! Sikur është ditë e jo natë! — tha zëri i Sonjës.

Nikolla u kthye nga Sonja dhe u përkul një çikë që ta vështronte në fytyrë më nga afër. Një fytyrë fare e re, e dashur, me vetulla e me mustaqe të nxira, në dritën e hënës, e afërt dhe njëkohësisht e largët, po e vështronte nga gëzofi prej kunadheje.

„Ku është Sonja e dikurshme?" pyeti vetëmevete Nikolla. E shikoi edhe më afër akoma dhe buzëqeshi.

— Ç'keni, Nikolla?

— Asgjë, — tha ai, dhe u kthye përsëri nga kuajt.

Si duallën në rrugën e madhe, në rrugën e rrahur, sheshuar nga rrëshqitëset dhe qëndisur nga gjurmat e potkonjve të kuajve që dukeshin në dritën e hënës, kuajt, pa i nxitur njeri, zunë të tendosnin freret dhe ta shpejtonin vrapin. Kali i së majtës, duke përkulur qafën si hark, i tërhiqte rrypat sa mundte. Kali i mezit, lëkundej duke lëvizur veshët sikur po pyeste: „T'ia fillojmë apo është akoma shpejt?". Përpara, çkëputur nga të tjera me një goxha largesë, me një tringëllimë të mbytur zilesh, ravijëzohej në dëborën e bardhë saja e zezë e Zaharit. Që nga kjo sajë vinin britmat nxitëse, të qeshurat dhe zërat e rogeçëve.

— O burra! O burra! — briti Nikolla, duke ndukur frerët nga një anë e duke ngritur krahun me kamzhik.

E mjaftonte të vije re erën që sa vinte shtohej e frynte me tërbim dhe kuajt që tendosnin gjithë trupin e zgjatnin qafën sa mundnin, për të kuptuar me çfarë shpejtësie po fluturonte saja. Nikolla vështroi prapa. Me britma e klithma, duke tundur kamzhikun që t'i ngisnin me të katra kuajt e mezit, sajat e tjera po vinin gjithë zhurmë e bujë varg njera pas tjetrës. Kali i mezit, me atë vrapin e rregullt e të palodhur, duke u lëkundur nën harkun

e tij, nuk jepte shenjë se do të ngadalësonte, po, përkundrazi, e kish syrin si e si ta shtonte shpejtësinë po ta lypte puna.

Nikolla e arriti sajën e parë. Zbritën nga një farë bregu dhe hynë në një rrugë mjaft të gjerë, që shkonte përmes një livadhi, gjatë një lumi.

„Për ku po shkojmë?" mendoi Nikolla. „Këtu duhet të jetë livadhi i Kosoit. Po jo, më duket, këtë vënd unë s'e kam parë ndonjëherë. Nuk është livadhi i Kosoit ky, dhe as bregu i Djomkinit, Zoti e di se ç'është! S'më ngjan të kem qënë këtu ndonjëherë. Duket sikur janë vënde përrallore, vënde të magjepsura. Po, o burra, përpara çfardo që të jetë!" Dhe, si u grahu një herë kuajve, filloi ta kalonte sajën e parë.

Zahari i mbajti kuajt dhe ktheu fytyrën që i qe mbuluar gjer në vetullat me një pluhnizë të bardhë ngrice.

Nikolla ua liroi frerët kuajve të vet; Zahari, me krahët e zgjatur përpara, përpoqi gjuhën për t'nxitur kuajt, dhe i lëshoi me të katra.

— Ki mëndjen, zotëri, — i thirri.

Sajat fluturonin edhe më shpejt akoma njera pranë tjetrës, këmbët e kuajve lëviznin me shpejtësi të madhe sikur ishin në garë. Nikolla filloi të dilte përpara përherë e më shumë. Zahari, pa e ndryshuar pozicionin e krahëve të zgjatur, ngriti dorën ku mbante frerët.

— S'ma shkon dot, zotëri, — i thirri Nikollës.

Nikolla i ngau kuajt me të katra dhe arriti t'ia kalonte Zaharit. Dëbora e imët dhe e thatë, duke u ngritur si pluhur që poshtë këmbëve të kuajve pudroste fytyrat e udhëtarëve; pranë tyre fshikullonin për herë e më shpesh kamzhikët e përzjeheshin e ngatërroheshin në nji valle të çmëndur këmbët dhe hijet e lëvizëshme të sajës që kishin kaluar. Kërkëllima e rrëshqitëseve mbi dëborë dhe britmat e mprehta të grave dëgjoheshin nga të gjitha anët.

Nikolla i ndali kuajt dhe vështroi përqark. Rreth e rrotull tij shtrihej gjithë po ajo fushë magjike, e mbytur në dritën e hënës, si e mbjellë me yje të shkëlqyer.

„Zahari më thërret të kthehem nga e majta; po pse nga e majta?" mendonte Nikolla. „A po shkojmë te Meljukovët? A këtu është çifliku i tyre? Zoti e di se ku po vemi, Zoti e merr vesh se ç'po bëhet këtu. Sidoqoftë është një aventurë kjo, sa e bukur aq edhe e çuditëshme." U kthye të vështronte prapa në sajë.

— Pa shih, është zbardhur i tëri, me mustaqe e me qepalla, — tha njëra nga ato krijesa të çuditëshme e të panjohura, po aq të këndëshme, me mustaqe e me vetulla të holla, që ishin ulur në saje.

„Kjo më duket se është Natasha", mendoi Nikolla, „dhe kjo është zonja Schoss, po mbase edhe jo! dhe këtë çerkes me mustaqe unë nuk e njoh, nuk e njoh, nuk e di kush është, po e dua me gjithë shpirt".

— S'keni të ftohtë ju? — pyeti.

Ato zunë të qeshnin pa u përgjigjur. Dimleri, që nga njëra prej sajeve që kishin mbetur prapa, diç po thosh duke bërtitur, sigurisht ndonjë gjë për të qeshur, po nuk merrej vesh se ç'po bërtiste.

— Po, po, — përgjigjeshin, duke qeshur, zërat.

Dhe ja, më në fund një farë pylli i magjepsur me hije të zeza që lëvizin e ndërrohen orë e çast me xixëllima diamantësh, me ca shkallë të mermerta që s'kanë të sosur e me pallate përrallore me pullaze të argjënta, dhe ulërimat e sokëllimat e mprehta të kushedi se ç'bishave të egra. „Po sikur ky të ishte me të vërtetë fshati Meljukovka, ahere do të qe një mrekulli edhe më e madhe që arritëm pikërisht këtu në Meljukovka, megjithëse Zoti e di nëpër ç'rrugë po bridhnim e nga ia mbanim", mendonte e çuditej me vete Nikolla.

Aty qe vërtet Meljukovka dhe te porta e shtëpisë së çifligares po rendnin me vrap vajza e shërbtorë me fytyra të gëzuara e me fenerë në duar.

— Kush janë këta që po na vinë? — pyeti dikush që nga krei i shkallëve.

— Janë rogeçët e kontit, e shoh nga kuajt, — u përgjegjën zëra të tjerë.

## XI

Pellageja Danillovna Meljukova, një grua e trashë, e plotë dhe energjike, me syze, me një mantel të gjerë, të çkopsitur, krahëve, ish ulur e po rrinte në sallon e rrethuar nga të bijat, që ajo përpiqej si e si t'i zbaviste. Këto zonjushe po shkrinin dyllë dhe po shikonin figurat që sajoheshin, kur u dëgjuan në paradhomën çapet dhe zërat e atyre që kishin ardhur.

Usarë, zonja fisnike, shtriga, palaço, arinj, duke u kollur, po shkundeshin e po fshinin në paradhomë fytyrat e tyre të zbardhura nga pluhuriza e dëborës, dhe pastaj hynë në sallë, ku zunë të ndiznin shpejt e shpejt edhe qirinj të tjerë. Palaçua-Dimler dhe zonj' e madhe-Nikollë çelën ballon. Të rrethuar nga fëmijët që po bërtisnin, rogeçët, duke mbuluar fytyrat e duke ndryshuar zërin, përkuleshin me nderim përpara zonjës së shtëpisë dhe zinin vënd e mblidheshin grumbull aty këtu nëpër sallë.

— Ah, s'është e mundur t'i njohësh! Natasha kjo?! Pa shiko se kujt i ngjet! Me të vërtet, se kë më kujton. Apo Eduard Karliçi, sa i bukur! Nuk e njoha fare! Apo të vallzuar që bën! O Perëndi e madhe, paskemi dhe një çerkes këtu! Sa i vajtka, vërtet, ky kostum Sonjës! Po ky këtu kush është?... Nikita, Vania, hiqni tryezat!... Sa mirë bëtë që erdhët! Na kënaqët!... Ne po rrinim këtu qetë-qetë, as na shkonte fare ndër mënd...

— Ha-ha-ha!... Usari! Usari! Duket si djalë, po këmbët!... Nuk e shoh dot... — dëgjoheshin zëra.

Natasha, më e dashura për zonjushet Meljukov, u çduk bashkë me 'to në dhomat e brëndëshme që nga kërkuan shtupë dhe rroba të ndryshme e kostume burrash që vajzat i merrnin nga një kamer-

jer duke zgjatur krahët lakuriq nga dera e çelur paksa. Pas dhjetë minutash të gjitha vajzat e shtëpisë Meljukov u bashkuan me rogeçët.

Pellageja Danillovna, si dha urdhër të hiqnin tryezat që të lironin sallonin për mysafirët e të përgatisnin darkën për zotërinjtë e për shërbëtorët, pa i hequr syzet, me një buzëqeshje të lehtë e të përmbajtur, vej e vinte në mes të rrogeçëve, duke i parë në fytyrë nga afër pa njohur asnjë prej tyre. Le Rostovët dhe Dimlerin që nuk i njihte se nuk i njihte, po nuk njihte dot as të bijat, dhe as rrobet e tyre, pizhama apo uniforma që kishin veshur.

— Po kjo kush është? — thoshte, duke iu drejtuar guvernantës së saj e duke kqyrur në fytyrë të bijën që ishte maskuar si tartar nga Kazani. — Me sa më duket do të jetë ndonjë nga Rostovët. Po ju, zoti usar, në ç'regjiment shërbeni? — e pyeste Natashën. — Jepi asaj turkës një pastë me fruta, i thosh kamerjerit që vinte rrotull me një tabaka plot me ëmbëlsira: — këtë nuk ua ndalon feja e tyre.

Nganjëherë, duke parë hapat e çuditëshme dhe qesharake të valltarëve, të cilët, meqë pandehnin se nuk i njihte dot njeri, s'kishin pikë turpi e s'donin t'ia dinin, Pellageja Danillovna fshihte fytyrën në shaminë e duarve dhe tërë trupi i saj i trashë dridhej nga një e qeshur me gjithë zemër prej plake, nga një e qeshur që ajo nuk e përmbante dot.

— Sashka ime! Shikoni Sashkën time! — thoshte.

Pas këcimeve dhe valleve ruse, Pellageja Danillovna i mblodhi gjithë shërbëtorët dhe zotërinjtë së bashku në një rreth të vetëm e të madh; suallën një unazë, spango, një rubël dhe filluan lojat e përbashkëta.

Pas një ore gjithë kostumet ishin bërë si lecka. Mustaqet e vetullat nxirë me shtupë kullonin në fytyrat e dërsira, të nxehura e të gëzuara. Pellageja Danillovna po fillonte tani t'i njihte rogeçët, çuditej me kostumet që i kishin rregulluar aq bukur e që

u shkonin aq shumë, sidomos zonjusheve, dhe i falënderonte që të gjithë që e kishin zbavitur aq tepër. Mysafirët u thirrën të hanin darkë në sallë dhe në sallon u vunë tryezat për shërbëtorët.

— S'ka, të shtiesh fall në odën e banjos është e tmershme me të vërtetë e tmershme — thoshte, ndërsa po hanin darkë, një zonjushe plakë, që banonte në shtëpinë e Meljukovëve.

— Po pse vallë? — pyeti vajza e madhe e zonjës së shtëpisë.

— Juve nuk do t'jua mbante të vinit, të merr frika atje.

— Unë do të vete, — tha Sonja.

— Pa na tregoni, çfarë i ngjau asaj zonjushe? — pyeti vajza e dytë e Meljukovës.

— Ja: një herë një zonjushe vendosi të vejë, — nisi të kallëzojë zonjushja plakë, — mori një këndez, lugë, pirunj, thikë për dy veta, gjithë ç'duhen dhe shkoi e u ul aty. Ndenji pak e priti; befas dëgjon se dikush po vjen... po afrohej një sajë me zilka e me xhingra; e ndjen se dikush po avitet. Dhe me të vërtetë dikush hyn në formë njeriu, në dukje si oficer; hyn brënda dhe rri pranë saj, përpara takëmit të shtruar për 'të.

— Ah! ah!... — filloi të çuditej Natasha, duke zgurdulluar sytë, e trembur.

— Po, për të folur, fliste?

— Po si jo, tamam si njeri, si një njeri i zakonshëm; pa zuri t'i mbushte mëndjen; ajo duhej ta mbante me fjalë gjer sa të këndonte këndezi; mirëpo filloi të kish frikë; në vënd që të fliste, mbuloi fytyrën me duar, e lebetitur. Ahere ai e mbërtheu... Për fat të mirë ia mbërritën shërbëtorët atëherë...

— Mjaft, de, mjaft, përse i trembni kot! — tha Pellageja Danillovna.

— Mama, po edhe ju vetë keni shtënë fall... — tha njera nga të bijat.

— Po në hambar, si shtihet fall në hambar? — pyeti Sonja.

— Ja, t'jua them unë, dhe që tani mund të shkoni, po deshët: vate atje dhe rri e përgjon. Po

të dëgjohen trokitje çekani, po të trokasin është shenjë e keqe; po të dëgjohet zhurmë gruri që derdhet, është shenjë e mirë, edhe kështu qëllon nganjëherë. . .

— Mama, pa na rrëfeni ç'ju ngjau në hambar? Pellageja Danillovna buzëqeshi.

— Oh kush e mban mënd tani, e kam harruar qëkuri. . . — tha. — Askush nga ju nuk do të shkojë?

— Do të shkoj unë; Pellageja Danillovna, po të më jepni lejen ju, unë po shkoj, — tha Sonja.

— Mirë, pra, shko, po s'pate frikë.

— Luiza Ivanovna, më lejoni? — pyeti Sonja.

Edhe kur losnin me unazë, me spango a me rubël, apo kur bisedonin si në atë çast, Nikolla nuk largohej nga Sonja dhe e vështronte me sy krejt të rinj. I dukej se vetëm asaj dite e kish njohur plotësisht, për të parën herë, dhe ishin pikërisht ato mustaqe të nxira me shtupë që e kishin ndihmuar ta njihte ashtu si duhej, — i ngjante atij. Sonja, asaj mbrëmje ish me të vërtetë e gëzuar, e bukur e plot gjallëri, ashtu si nuk e kish parë kurrë ndonjëherë Natasha.

„Shiko se çfarë vajze është! Paskam qënë i verbër unë gjer më sot!" mendonte Nikolla, duke parë sytë e saj xhixhillonjës dhe atë buzëqeshje të lumtur, plot entusiazmë, që i formonte poshtë mustaqeve, në faqe, gropkëza të këndëshme, të cilat ai s'ia kish vënë re kurrë gjer asaj dite.

— Unë s'kam frikë fare, — tha Sonja. — A të shkoj që tani? — dhe u ngrit.

I shpjeguan se ku qe hambari, i thanë se duhej të qëndronte më këmbë, në heshtje dhe të mbante vesh, dhe i suallën peliçen. Ajo e hodhi mbi kokë dhe vështroi Nikollën.

„Sa e këndëshme është kjo vajzë!" mendoi ai. „Ku kam qënë unë i marri, gjer më sot?!"

Sonja dolli në koridor për të vajtur në hambar. Edhe Nikolla dolli me të shpejtë te shkallët kryesore, duke thënë se kish vapë aty brënda; dhe me të vërtetë aty brënda në shtëpi mezi merrje frymë, se qenë mbledhur shumë njerëz.

Ashtu si edhe më parë, jashtë ishte gjithë poata të ftohtë të ngrirë, po ajo hënë, tani edhe më endritëshme akoma. Drita ish kaq e gjallë, dhe mbi dëborë ishte një xhixhëllim i tillë yjesh, sa nuk të merrte malli të vështroje qiellin, dhe yjet e vërtetë në qiell nuk dalloheshin. Qielli dukej i zi e i pikëlluar, kurse toka, përkundrazi, ishte në ngazëllim e në festë.

„Ç'kam pritur gjer më sot, unë i marri!" mendonte gjithmonë Nikolla dhe, si zbriti me vrap shkallët, ktheu qoshen e shtëpisë duke kaluar nëpër atë shteg që çonte në shkallët e brëndëshme të shërbimit. E dinte që Sonja andej do të kalonte. Mu në mes të udhës ngrihej një stivë drush mbuluar me dëborë; që nga ajo stivë binte një hije; përmes kësaj hije, pak si vëngër e duke u mpleksur me njera tjetrën, binin mbi dëborë hijet e blireve të moçëme të xhveshur. Shtegu arrinte gjer te hambari. Paretet prej druri të hambarit dhe çatia e mbuluar me dëborë shkëlqenin si të skalitur në një gur të çmuar në dritën e hënës. Një pemë në kopsht kërkëlliti dhe sërish gjithëçka u zhytë në heshtje. Dukej sikur nuk thithje ajër po sikur i mbushje mushkëritë me një forcë të freskët, të re dhe të përjetëshme, të dukej sikur thithje gëzimin e jetës vetë.

Te shkallët e shërbimit u dëgjuan hapa që po zbrisnin shkallaret një nga një, një hap kërkëlliti në shkallaren e fundit, ku kish rënë dëborë, dhe zëri i një kamerjere plakë tha:

— Drejt e drejt shtegut, zonjushe. Po nuk bën të shikosh prapa, se mos trembesh.

— S'kam frikë unë, — u përgjegj zëri i Sonjës dhe, gjatë shtegut, në drejtim të Nikollës, krisën e kërkëllitën mbi dëborë këpuckat e lehta që kish mbathur Sonja.

Sonja po ecte, e mbështjellë mirë me peliçe. Ishte vetëm disa hapa më tutje kur e pà; edhe ai qe ndryshe nga ç'e njihte ajo, dhe ndryshe nga ai Nikolla, prej të cilit gjithmonë kish pasur një farë frike. Ai qe veshur si grua, me flokët e shpupurishur e me një buzëqeshje të lumtur e të re për Sonjën. Dhe rendi drejt tij.

„Fare ndryshe duket dhe gjithmonë po ajo është", mendoi Nikolla, duke i vështruar fytyrën që i vetëtinte nga drita e hënës. Ai i futi duart nën peliçe që i mbulonte kryet, e pushtoi e shtrëngoi pas kraharorit dhe e puthi në buzë mbi të cilat ishin vizatuar mustaqet që binin erë shtupë të djegur. Edhe Sonja e puthi mu në mes të buzëve, e duke çliruar doçkat e saja e kapi në fytyrë nga faqet e nga tëmblat.

— Sonja!... — Nikolla!... — vetëm kaq thanë. Rendën gjer te hambari dhe u kthyen secili nëpër rrugën nga kish ardhur.

## XII

Kur që të gjithë u ngritën të iknin nga shtëpia e Pellageja Danillovnës, Natasha, që s'linte gjë pa vënë re, i ndau vëndet në mënyrë që Luiza Ivanovna dhe ajo hipën në një sajë me Dimlerin dhe Sonja hipi në një sajë tjetër me Nikollën e me kamerjeret.

Nikolla që nuk mendonte tani të kalonte të tjerët, i ngiste kuajt pa i nxituar po as ngadalë në rrugën për t'u kthyer në shtëpi dhe, duke e vështruar kur e kur Sonjën në atë dritë të çuditshme të hënës, kërkonte, në dritën që e rrëfente ndryshe çdo gjë, nën vetullat e nën mustaqet, Sonjën e tij, atë të parën e këtë të tanishmen, prej së cilës e kish vendosur të mos ndahej kurrë më. Ia qepte sytë dhe e vështronte drejt në fytyrë, dhe kur e njihte, — ish gjithënjë Sonja e parë, ndonëse dukej si tjetër — dhe kujtohej ç'kish ngjarë midis tyre, duke ndjerë atë kundërmim shtupe të djegur përzier me shijën e së puthurës, i mbushte mushkëritë plotë me ajrin e ngrirë që e thithte me lakmi; e duke parë tokën që ikte me vrik nën këmbët e kuajve dhe qiellin e shkëlqyer, e ndjente veten sërish në një botë të magjepsur, në botën e përrallave.

— Sonja, je mirë? — pyeste kur e kur.

— Po, — përgjegjej Sonja, — po ti?

Në mes të udhës Nikolla ia la frerët karrocjerit, u sul një çast në sajën e Natashës dhe hipi e qëndroi shtruar mbi këmbëzën e sajës.

— Natasha, — i tha me zë të ulët frëngjisht, — a e di? E vendosa në lidhje me Sonjën.

— Ia the? — pyeti Natasha, dhe fytyra i vetëtiu nga një gëzim i madh.

— Ah, sa e çuditëshme dukesh me këto mustaqe e me këto vetulla, Natasha. U kënaqe tani?

— Po, po, u kënaqa shumë! Më vinte inat me ty, kisha filluar të zemërohesha. Nuk ta thosha, po ti nuk silleshe mirë me 'të. Ajo është ëngjëll nga shpirti, Nikollë! Sa u kënaqa! Nganjëherë jam e ligë unë, po më vinte turp që unë, vetëm unë, të isha e lumtur dhe ajo të vuante, — vazhdonte Natasha. — Tani jam shumë e kënaqur, m'u gëzua shpirti; shko, sulu me vrap tek ajo.

— Jo, prit... Ah, sa qesharake dukesh! — tha Nikolla, duke vazhduar ta kqyrte e duke gjetur edhe tek e motra diçka të re, të jashtëzakonshme, diçka të ëmbël e magjike, që nuk ia kish vënë re më parë. — Natasha, është diçka magjike në këtë mes, hë?

— Po, po, — u përgjegj ajo, — dhe bëre shumë mirë.

„Po ta kisha parë me kohë me këtë syrin e sotmë", mendonte Nikolla, „do ta kisha pyetur qëkuri se ç'duhej të bëja, dhe do të bëja siç do të kish dashur ajo, dhe aq më mirë do të kish qënë për të gjithë".

— Domethënë ti je e kënaqur? Bëra mirë hë?

— O sa mirë që ke bërë! Aty ca ditë më parë bëra fjalë dhe me mamanë për këtë gjë. Mamaja thoshte se ajo s'të linte rehat, po të binte më qafë, gjoja po të kapte në rjetë. A janë fjalë për të thënë këto? Aq më erdhi keq sa mënt u zura dhe me mamanë. S'le njeri unë të flasë keq për 'të, nuk i lejoj njeriu as ta mendojë një gjë të tillë, se ajo është aq e mirë, aq e mirë, sa më s'bëhet.

— Domethënë, bëra mirë, hë? — pyeti Nikolla, duke vërejtur edhe një herë shprehjen e fytyrës të së motrës që të kuptonte në thosh të vërtetën; pas-

taj u hodh nga këmbëza e sajës në dëborë që kërciste nën çizmet dhe u sul në sajën e tij. Aty po rinte gjithnjë, i lumtur e buzëqeshur, çerkesi me mustaqe dhe po e vështronte me sy xhixhëllonjës që poshtë kapuçit prej gëzofi kunadheje, e ky çerkes ishte Sonja, dhe kjo Sonjë ishte pa pikë dyshimi gruaja e tij e ardhme, e lumtur e plot dashuri.

Si u kthyen në shtëpi e si i treguan konteshës se si e kishin kaluar kohën te Meljukovët, zonjushet shkuan në dhomën e tyre. Si u xhvishën, pa i larë mustaqet e nxira me shtupë, ndënjën një copë herë të mirë duke folur për lumtërinë e tyre. Bisedonin e thoshin se si do të jetonin kur të martoheshin, se si burrat e tyre do të ishin shokë e miq njeri me tjetrin e se sa të lumtura do të qenë. Mbi tryezën e Natashës ishin vënë pasqyrat, përgatitur nga Dunjasha që në mbrëmje.

— Po kur do t'ia arrijmë asaj dite?... Kam frikën se vallë do t'ia arrijmë kurrë... Shumë bukur do të qe, po më duket si e pamundur! — tha Natasha, duke u ngritur e duke iu afruar pasqyrave.

— Ulu e rri, Natasha; mbase, ti ke për ta parë, — i tha Sonja.

Natasha ndezi qirinjtë dhe u ul e ndenji.

— Shoh një njeri me mustaqe, — tha Natasha, që po shihte fytyrën e vet.

— Nuk bën të qeshni, zonjushe, — i hoqi vërejtjen Dunjasha.

Natasha, me ndihmën e Sonjës e të kamerjeres e vuri pasqyrën ashtu si duhej; fytyra i mori një shprehje të menduar, dhe heshti. Ndenji një copë herë, me sytë të mbërthyer në rrjeshtin e qirinjve, flakëzat e të cilëve largoheshin me radhë, të reflektuara në pasqyrat, dhe merrte me mënd (prej kallzimeve që kish dëgjuar) herë se do të shihte një qivur, herë se do të shihte *atë*, princ Andrenë, në atë katrorin e fundit, ku dritat ngatërroheshin e pështjelloheshin në një lëmsh të turbullt. Po megjithëse ishte gati ta merrte edhe njollën me të vogël për qivur a për fytyrë njeriu, nuk po shihte gjë prej gjëje. Filloi të rrihte me të shpejtë qepallat dhe u largua nga pasqyra.

— Pse të tjerët shohin dhe unë nuk shoh gjë? — tha. — Pa rri një herë ti moj Sonja sot, është dita jote: o sot o kurrë! Po këtë rradhë do të rrish e të shikosh për mua . . . Unë sepse kam shumë frikë sot.

Sonja u ul në pasqyrë, zuri vënd siç duhej dhe filloi të *shikonte.*

— Ja, Sonja Aleksandrovna do të shohë gjësendi me siguri, — tha me zë të ulët Dunjasha, — ju nuk shihni gjë, se ju gjithënjë qeshni.

Sonja i dëgjoi këto fjalë; i zuri veshi gjithashtu edhe përgjigjen e Natashës, sido që ajo foli me të pëshpëritur:

— Edhe unë jam e sigurt që ka për të parë diçka: edhe vjet pa ajo. —

Nja tri minuta heshtën që të tria. „Me siguri!" murmuriti Natasha, po nuk arriti të mbaronte: befas Sonja largoi pasqyrën që po e mbante, dhe zuri sytë me një dorë.

— Ah, Natasha! — bërtiti.

— Pe gjësendi, pe? Çfarë pe? — thirri Natasha duke mbajtur pasqyrën.

Sonja s'kish parë asgjë; ndjente vetëm se s'i mbante dot qepallat pa rahur e donte të ngrihej që t'i çlodheshin sytë, kur dëgjoi zërin e Natashës që thoshte „me siguri" . . . Ajo nuk donte kursesi ta gënjente as Dunjashën, as Natashën; ish lodhur duke qëndruar ashtu pa lëvizur. As ajo vetë s'e dinte se si e për ç'arësye e kish nxjerë atë britmë, kur kish zënë sytë me dorë.

— E pe? — pyeti Natasha, duke i marrë një dorë.

— Po. Prit . . . unë . . . e pashë, — tha padashur Sonja, duke mos ditur akoma se për kë thoshte Natasha: për Nikollën apo për Andrenë.

„Po pse të mos them që e pashë? Të tjerët shohin! E kush mund të më nxjerrë gënjeshtre e të provojë se e pashë ose nuk e pashë?" i shkrepi vetëtimthi në mëndje.

— Po, e pashë, — tha.

— Po si qe? Si qe? Më këmbë ishte, apo shtrirë?

— Jo, e pashë... Në fillim nuk shihja asgjë, kur befas e pashë shtrirë.

— Andrea shtrirë? Sëmurë? — pyeste Natasha me zë të tmeruar, duke ia mbërthyer sytë së kusherirës drejt në sy.

— Jo përkundrazi, përkundrazi, e kish fytyrën të qeshur e të gëzuar, dhe u kthye nga unë, — e ndërsa fliste i dukej edhe asaj sikur i kishte parë me të vërtetë ato që thoshte.

— Hë, e po pastaj, Sonja?...

— Pastaj m'u turbullua, nuk shihja qartë... Më dilte një njollë e kaltër, e kuqe...

— Sonja, kur do të kthehet vallë? Kur do ta shoh me sy? O Zot, sa frikë që kam për 'të e për vete!... Çdo gjë më tremb!... — rënkoi Natasha, dhe pa iu përgjigjur fjalëve ngushëllonjëse të Sonjës, ra në shtrat. Një copë herë të gjatë si u shua qiriri, ndjenji pa lëvizur në shtrat, me sy hapur duke vështruar dritën e ftohtë të hënës përmes xhameve mbuluar me ngricë.

## XIII

Pas kërshëndellave Nikolla i tha s'ëmës se dashuronte Sonjën dhe i rrëfeu se e kish vendosur të fejohej me të. Kontesha, së cilës i kish rënë era prej kohe për dashurinë që kishin Nikolla me Sonjën dhe që e priste këtë fjalë, ndenji e dëgjoi në heshtje, pastaj i tha se ai mund të martohej me kë të dëshironte, po që as ajo, as konti nuk do t'u jepnin uratën e nuk do ta bekonin atë martesë. Për herë të parë në jetën të vet Nikolla e ndjeu se e ëma ish e pakënaqur prej tij e që nuk do t'i bindej, megjithë dashurinë e madhe që ushqente për 'të. Me ftohtësi të madhe, pa e vështruar të birin, ajo dërgoi e thirri kontin; kur hyri ky i fundit, kontesha zuri t'i thoshte si qëndronte puna me fjalë të shkurta e të prera, faqe Nikollës, po nuk e mbajti dot veten: u zhgreh në vaj, iu mbushën sytë me lotë nga marazi, dhe dolli. Konti plak me një ton të pavendosur u mat t'i mbushte mëndjen Ni-

kollës dhe iu lut të hiqte dorë nga ky qëllim, Nikolla iu përgjegj se nuk mund ta shkelte fjalën e dhënë, dhe i ati, duke psherëtitur fort i turbulluar, pa e zgjatur më tutje, e këputi në mes fjalën e tij dhe shkoi te kontesha. Sa herë që nuk qe në një mëndje me të birin, konti e ndjente se ishte fajtor ndaj tij me qënë se kishte çkrirë pasurinë e përbashkët; nuk mund t'i zemërohej pra të birit se ai dashuronte një vajzë pa prikë, në vënd që të merrte trashëgimtaren e pasur që i kishin zgjedhur prindrit. Me këtë rast kontin plak e vriste edhe më shumë ndërgjegja se e shikonte edhe më qartë që po të mos i kish marrë më qafë fëmijët duke ua çkrirë pasurinë, s'kish ku të gjente për të birin grua më të mirë se Sonjën, e se për pasojë i vetmi fajtor ishte ai vetë me Mitjenkën e tij e me ato zakonet e tija të pandreqëshme.

Babai dhe nëna nuk folën më për këtë punë me djalin; po disa ditë më pas kontesha thirri Sonjën dhe me një egërsi mizore që as njera, as tjetra nuk e prisnin, e vuri përpara të mbesën duke i thënë se e kish gënjyer të birin e e quajti bukëshkalë e mosmirënjohëse. Sonja i dëgjonte këto fjalë si thika të konteshës, pa u përgjigjur fare, me sytë ulur poshtë dhe nuk kuptonte dot se ç'kërkonin prej saj. Ishte gati të sakrifikonte gjithëçka për mirëbërësit e vet. Ideja e sakrificës ishte ideja e saj më e dashur, po në këtë rast nuk arrinte të kuptonte kujt duhej t'i bëhej flí e çfarë duhej të bënte flí. Nuk mund të mos e donte konteshën dhe tërë familjen Rostov, po nuk mund të mos e donte gjithashtu edhe Nikollën, duke e ditur që lumturia e tij varej pikërisht nga kjo dashuri. Ndaj qëndronte gojëkyçur dhe e pikëlluar e s'përgjigjej as kështu as ashtu. Nikolla nuk mundi të duronte për shumë kohë një gjëndje të tillë, ndaj shkoi tek e ëma që të shpjegoheshin. Në bisedimin që patën Nikolla herë i lutej s'ëmës t'ja falte atij dhe Sonjës, e t'iu jepte pëlqimin për martesë, herë i kanosej se, po t'i binin më qafë Sonjës, ai do të martohej fshehurazi me 'të menjëherë.

Kontesha, me një ftohtësi që s'ish më gjë e re për Nikollën, iu përgjegj se ai qe në moshë, se edhe princ Andrea do të martohej pa pëlqimin e t'et, kështuqë edhe ai, Nikolla, mund t'i bëhej shok e të vepronte pas kokës së tij, po që ajo, e ëma, nuk do ta quante kurrë si bijën e saj atë „intrigante".

Kur dëgjoi fjalën „intrigante" Nikollës iu prish gjaku, ngriti zërin e u çkreh se ai nuk besonte që e ëma do ta kish shtrënguar të shiste ndjenjat e veta e se, po të ishte puna kështu, ai ja ku e thoshte për të fundit herë... Po nuk mundi ta nxirte nga goja atë fjalë vendimtare, atë fjalë që, duke parë shprehjen e fytyrës së tij, e ëma po e priste me tmer si një bombë që do të pëlciste, fjalë që, mbase do të kish mbetur përgjithmonë si një plagë e hapur, si një kujtim i hidhur, i pashlyer midis tyre. Ai nuk mundi të mbaronte, sepse Natasha me një fytyrë të zbetë e të vrarë, u vërsul në dhomë, duke hapur derën pranë së cilës po rrinte e mbante vesh.

— Nikolenka, mos folë marrëzira; pusho, pusho! Pusho, të thonë! ... — gati i bërtiste, për të mbytur zërin e tij.

— Mama, mamkë, nuk është puna se... shpirte, xhane, — i thosh s'ëmës që, duke e ndjerë se ish duke e prishur keq me të birin, po e shikonte Nikollën e tmeruar, dhe vetëm nga kokëfortësia e se qe në zjarr e sipër nuk donte e nuk mundte të bënte udhë.

— Nikolenka, ta shpjegoj unë pastaj, po dil; dhe ju, e dashur mama, dëgjoni këtu, moj shpirte, — i thosh s'ëmës.

Fjalët e saj qenë të palidhura, s'kishin asnjë kuptim, po ajo ia arriti qëllimit të saj me ato fjalë.

Kontesha ia krisi të qarit me ngashërim e me dënesa, fshehu fytyrën në gjirin e së bijës, dhe Nikolla u ngrit, zuri kokën me të dy duart dhe dolli nga dhoma.

Natasha bëri çmos që t'i pajtonte dhe i rregulloi punët gjer në atë pikë sa që Nikolla pati nga

e ëma premtimin se Sonjës nuk do t'i binte njeri më qafë, dhe ai nga ana e tij premtoi se nuk do të bënte asnjë përçapje fshehurazi nga prindrit.

I vendosur plotësisht që të jepte dorëheqjen me të rregulluar punën në regjiment, i vendosur që të kthehej e të martohej me Sonjën, Nikolla, i vrarë e i zymtë që ish ngrënë me prindrit, por me sa i dukej, i dashuruar çmëndurisht, në fillim të janarit u nis për në regjiment.

Si iku Nikolla, në shtëpinë e Rostovëve pllakosi mërzia e zymtë si kurrë ndonjëherë në të kaluarën. Kontesha u sëmuar nga brëngat e nga hidhërimi.

Sonja vuante që ish ndarë nga Nikolla dhe ca më shumë akoma nga qëndrimi armiqësor që kontesha nuk mund të mos mbante kundrejt saj. Konti ish më i vrerosur se kurrë për gjëndjen e tij të keqe financiare, që kërkonte të merreshin sa më parë masa energjike. Që të shiste pallatin në Moskë dhe vilën që kishin jashtë Moskës, duhej të ndodhej vetë atje. Po shëndeti i keq i konteshës e detyronte ta shtynte gjithënjë për më vonë nisjen e tij për në Moskë.

Natasha, që ata muajt e parë s'e kish ndjerë dhe aq mungesën e të fejuarit, tani dita-ditës po bëhej përherë e më nervoze e më e paduruar. E hante pareshtur mendimi që koha më e mirë e saj, ditët më të bukura që do t'ia kish kushtuar dashurisë, po i shkonin kështu kot së koti.

Më të shumtën e herës letrat e të fejuarit e pezmatonin e ia cingridhnin nervat. I vinte keq kur shihte se, ndërsa ajo jetonte vetëm me 'të e vetëm me mendimet e saja për 'të ai bënte një jetë të plotë, të pavarur prej saj, shëtiste e shikonte vënde të reja, njerëz të tjerë dhe merrej me ta, duke e lënë Natashën në harresë; dhe sa më shumë që letrat e princ Andresë ishin interesante, aq më fort i hapnin plagë në zemër. Letrat që i shkruante kjo atij jo vetëm që s'i jepnin asnjë ngushëllim, po i dukeshin si një barrë, si një detyrë e mërzitëshme dhe hipokrite. Ajo nuk dinte të shkruante; as e merrte dot me mënd se si mund të shprehte në një letër qoftë edhe një të mijtën e asaj që ish më-

suar të shprehte me zërin, me buzëqeshjen e me vështrimin. I shkruante letrat të thata e monotone, të cilave nuk u jepte asnjë rëndësi: kontesha i ndreqte gabimet e ortografisë në kopjen.

Kontesha vazhdonte gjithënjë të mos ish mirë me shëndet; po udhëtimi për në Moskë nuk mund të shtyhej për më tutje. Duhej bërë paja, duhej shitur shtëpia, pastaj edhe princ Andrea pritej të vinte më parë në Moskë, ku banonte atë dimër princ Nikolla Andrejeviçi; bile Natasha ish e bindur se ai do të kish arritur tanimë në Moskë.

Kontesha qëndroi në çiflik, kurse konti, duke marrë me vete Sonjën e Natashën, aty nga fundi i janarit u nis për në Moskë.

# PJESA E PESTË

## I

Pas fejesës së princ Andresë me Natashën, Pjeri, pa asnjë arësye të qartë, ndjeu befas se tani i qe e pamundur të vazhdonte atë jetë që kish bërë gjer asaj dite. Me gjithë bindjet e shëndosha në virtytin e në të vërtetën që i kish zbuluar mirëbërësi i tij, me gjithë gëzimet e thella që i kish falur në krye dëshira e flaktë për t'u përmirësuar shpirtërisht, lajmi i kësaj fejese e sidomos vdekja e Josif Aleksejeviçit, të cilën e mësoi po në atë kohë, e tronditi pa masë; jeta që bënte iu zverëtit dhe humbi çdo anë të këndëshme që kish pasur gjer më dje: tani ai shihte vetëm skeletin e saj: pallatin e tij, të shoqen, që shkëlqente gjithënjë si yll dhe gëzonte tani favoret e një personaliteti të madh, marrëdhëniet e tia me tërë shoqërinë e lartë të Peterburgut dhe detyrën e tij në oborrin mbretëror me formalitetet e saja të mërzitëshme. E ajo jetë që bënte gjer aty më parë iu duk përnjëherësh e ulët, e neveritëshme dhe e shëmtuar. E la ditarin që kish filluar të shkruante, hoqi dorë nga shoqëria e masonëve, zuri të shkonte përsëri në klub, nisi prapë të pinte shumë, u bë gjene shoq me beqarët, me një fjalë u çthur sërish kaq shumë, sa kontesha Elena Vasiljevna u detyrua ta qërtonte rëndë. Pjeri e ndeu se ajo kish të drejtë, dhe që të mos e kompromentonte të shoqen, shkoi në Moskë.

Kur u gjënd në pallatin e tij të madh në Moskë, me princeshat që ishin tretur e tharë si mumje, i rrethuar nga një rradhë e tërë shërbëtorësh; kur pà, duke kaluar me karrocë nëpër qytet, kishën e vogël të Virgjereshës së Iberisë me ata qirinj të

panumurt të ndezur përpara ikonave të praruara, sheshin e Kremlinit me dëborën të pashkelur, rrugën e Përroit Sivcov me karrocjerët e me kasollet e saja; kur u takua me pleqtë moskovitë që po e ngrysnin jetën e tyre të gjatë pa çarë kryet për gjë, siç i thonë fjalës, ku rafsha mos u vrafsha; kur pa zonjat e moçme të qytetit, kur shkoi në ballot e në Klubin englez të Moskës, — ai e ndjeu veten si në shtëpi: kish arritur më në fund në limanin e sigurt e të qetë. Moska ishte për 'të si ajo rrobja e vjetër e dhomës që na rri aq mirë pas trupit e me të cilën jemi mësuar aq shumë, sa s'ndahemi dot prej saj, megjithëse është disi e ndotur e mban erë.

Shoqëria moskovite, pa përjashtim, prej plakave gjer te fëmijët, u suall me Pjerin si me një mysafir të pritur prej shumë kohe, që ia kishin ruajtur vëndin me kujdes, pa ia zënë njeri. Për shoqërinë e lartë moskovite Pjeri ishte më i miri, më i këndëshmi më i zgjuari më i dashuri, njeriu më i qejfit e më bujar nga gjithë njerëzit origjinalë, tipi i përsosur i fisnikut rus të vjetër i hutuar e i përzëmërt. Kuleta e tij ish gjithënjë e zbrazët, se qe e hapur për të gjithë.

Çfaqje teatrale për të mbledhur ndihma tablo të këqia, statuja të shëmtuara, shoqata mirëbërëse, ciganë, shkolla, darka, ahengje, farmasonë, kisha, libra, — të gjitha i pranonte, s'ia prishte dot njeriu e s'thosh dot *jo* për asgjë, e sikur të mos kish dy-tre miq që i detyroheshin shuma të mëdha të hollash e që e kishin marrë nën kujdesin e tyre, ai do t'i kish dhuruar të gjitha pa mbajtur asgjë për vete. Në klub nuk shtrohej asnjë gosti, nuk jepej asnjë pritje pa qënë edhe Pjeri. Sapo vente e kumbisej në vëndin e tij në kanape, si kishte hedhur nja dy shishe *Margó*, menjëherë i mblidheshin rreth e rrotull dhe ia fillonin komentet, bisedat, shakatë. Po të nxehej muhabeti e të kthehej në shamatë, ai i pajtonte ata që haheshin me buzëqeshjen e tij të ëmbël e të përzemërt e me një shaka të bukur që godiste në shënjë. Drekat e lozhave masonike humbisnin çdo interes, bëheshin të mërzitëshme dhe të ftohta, kur mungonte ai.

Kur, pas një darke me beqarë, Pjetri, me një buzëqeshje të ëmbël e të ngrohtë duke ua bërë qejfin shokëve qejflinj që e lusnin, ngrihej që t'i shoqëronte në një shëtitje me sajë, të rinjtë thërrisnin *u r r a!* gjithë gaz e triumf. Në ballot, në qoftë se mungonte ndonjë kavaljer, ngrihej e kërcente ai vetë. Zonjat e reja dhe zonjushet e donin me gjithë zemër, sepse ai, pa iu vardisur asnjerës, ish i sjellë e i dashur njësoj me të gjitha, sidomos pasi të kish ngrënë darkë. *„Il est charmant, il n'a pas de sexe"*[1], thoshin duke folur për 'të.

Pjeri ish një nga ata shambellanët në lirim, sikundër kish me qindra, që po i kalonte ditët e perëndisë në prehje e në paqe në Moskë.

Sa do të qe tmeruar shtatë vjet më parë, kur sapo qe kthyer nga jashtë, sikur t'i kish thënë njeri se s'kish aspak nevojë të kërkonte e të vriste mëndjen për të gjetur rrugën e drejtë, se rruga e tij ishte caktuar e shënuar qëkuri e përgjithmonë, e se, sado që të mundohej e të rropatej, kot do t'i shkonin të gjitha: ai do të ishte njësoj si gjithë të rinjtë e tjerë të shkallës së tij! Pjeri s'do t'i kish besuar kurrë këto fjalë. A nuk kish dëshiruar ai me mish e me shpirt, herë të vendoste republikën në Rusi, herë të ishte ai vetë një Napoleon, herë të bëhej një filozof, dhe herë të tjera të qe një strateg që do të mundte Napoleonin? A nuk qe ai që besonte se ish e mundur dhe kish dëshiruar me ashk e me zjarr të përterinte njerëzimin e prishur e të përdhosur dhe ta ngrinte veten gjer në shkallën më të lartë të persosurisë? A nuk pat ngritur ai shkolla e spitale, dhe a nuk u kish dhënë lirinë bujkërobërve të tij?

Mirëpo, ku kish arritur, ku kish katandisur më në fund? Ja, tani na ishte burri i pasur i një gruaje të pabesë; një shambëllan në lirim, që i pëlqente të hante e të pinte mirë, e që, si çkopsitej e çlironte rrypin, ia kish ënda ta kritikonte një çikë qeverinë; një anëtar i Klubit englez moskovit dhe pjesëtar i shoqërisë së zgjedhur të Moskës, i dashur e i nde-

1) Është i dashur, i këndëshëm, s'ka seks.

ruar nga të gjithë. Për shumë kohë nuk mundi të pajtohej me mendimin se ai qe pikërisht po ai shambellan moskovit në lirim, tipin e të cilit e kish përbuzur aq shumë aty e shtatë vjet më parë.

Nganjiherë merrte zemër e ngushëllohej duke menduar se vetëm *kështu,* përkohësisht, po çonte një jetë të tillë; po menjëherë, pastaj, një mendim tjetër e tmeronte: sa e sa njerëz të tjerë kishin hyrë *kështu,* përkohësisht, si edhe ai, me tërë dhëmbët e pastaj, një mendim tjetër e tmeronte: sa e sa njerëz të tjerë kishin dalë s'andejmi të plakur, pa një dhëmbë në gojë, e pa një qime në kokë. Siç e kishin nisur, ashtu e kishin grisur.

Kur i rritej mëndja nganjëherë, e pandehte veten krejt ndryshe nga ata shambellanë që i kish përbuzur dikur, si njerëz të trashë e të ulët, të kënaqur nga vetëvetja siç mund të kënaqet një budalla. „Përkundrazi, mua s'më kënaq asgjë, dëshiroj gjithmonë të bëj diçka për të mirën e njerëzimit", — thoshte atëherë. „Po, ku ta dish? Mbase edhe ata, gjithë shokët e mi, janë përpjekur e rropatur, kanë kërkuar të gjejnë një rrugë të re në jetë, rrugën e tyre dhe pikërisht ashtu si unë, nga forca e rrethanave, e ambientit, e gjakut dhe e fisit, — nga ajo forcë elementare kundër së cilës njeriu është i pafuqishëm e s'bën dot gjë — janë katandisur në gjëndjen në të cilën ndodhem edhe unë", thoshte kur e merrte shtruar punën dhe e linte qibrën mënjanë. Si jetoi ca kohë në Moskë, jo vetëm që nuk i përbuzte më shokët e sërës e të fatit të tij, po filloi edhe t'i donte, t'i çmonte e të kish mëshirë për 'ta.

Tani Pjeri s'kishte më, si njëherë e një kohë, kriza dëshpërimi, hipokondrie, dhe neveritje për jetën; po ai nuk qe shëruar fare nga kjo sëmundje; thellë, përbrënda, e kish gjithënjë xanxën, që nuk e linte as edhe një çast të qetë. „Cili është qëllimi i tërë kësaj pune? Ç'është kjo dramë që luhet në botë?" pyeste veten me ankth disa herë në ditë, duke filluar pa dashur të thellohej në kuptimin e fenomeneve të jetës; po, duke e ditur nga eksperienca e vet se për këto pyetje s'kish përgjigje,

përpiqej t'i largonte nga mëndja sa më parë, merrte ndonjë libër në dorë, ose sulej në klub apo te një farë Apollon Nikollajeviçi të dëgjonte lajmet dhe thashethemet e qytetit.

„Elena Vasiljevna, që s'ka dashur kurrë gjë tjetër përveç trupit të saj dhe është një nga gratë më budallaqe e mëndjelehta në botë" thoshte Pjeri me vete, „u duket njerëzve si një mrekulli zgjuarësie dhe delikatese, dhe që të gjithë përkulen përpara saj. Napoleon Bonapartin e përbuznin që të gjithë gjer sa qe njeri i madh; po që kur u bë një komediant i mjerë e i vajtueshëm, perandori Franc bën çmos dhe e ka për nder t'i japë të bijën për grua pa kurorë. Spanjollët, me anën e klerit katolik, lavdërojnë Zotin për fitoren që kanë korrur më 14 qershor kundër francezëve, dhe francezët, nga ana e tyre, lavdërojnë Zotin, gjithashtu, me anën e po atij kleri katolik, që i mundën spanjollët më 14 qershor. Vëllezërit e mi masonë betohen për ç'kanë më të shtrenjtë se janë gati të sakrifikojnë gjithçka për të afërmin, po nuk japin as edhe një rubël kur mblidhen lëmoshat për të varfërit; përkundrazi, bëjnë intriga dhe ndërsejnë Astrenë kundër Kërkonjësve të Manës qiellore, dhe bien copë që të shtien në dorë Qilimin e vërtetë të lozhës skoceze si edhe një farë statuti, të cilin s'e merr vesh as ai që e shkroi e që nuk i duhet njeriu. Ne të gjithë vemi pas ligjit të krishter të faljes së fajeve dhe të dashurisë për të afërmin, ligj ky që na ka shtyrë të ngrehim në Moskë dyzet herë dyzet kisha; me gjithë këtë, edhe dje akoma e shtruam në këmzhik gjer sa dha shpirt një ushtar të mjerë që ua kish mbathur këmbëve, dhe një shërbenjës i po atij ligji të dashurisë e të faljes, një prift, i dha ta puthte kryqin këtij njeriu përpara se ta ekzekutonin". Kështu mendonte Pjeri: dhe kjo hipokrizi e përgjithëshme, kjo gënjeshtër e pranuar nga tërë bota, me gjithë se ishte mësuar me 'të, e habiste gjithmonë diçka e re. „Unë e ndjej, unë e kuptoj këtë gënjeshtër dhe këtë përshtjellim, këtë labirinth moral ku po humbasim", thosh me vete, „po nuk di si t'ua shpjegoj të tjerëve këtë që ndjej. Jam përpjekur ta bëj dhe kam vënë re gjith-

monë se edhe ata, thellë në shpirt të tyre, e ndjejnë njësoj si unë, po mbyllin sytë që të mos shohin e nuk duan ta pohojnë këtë gënjeshtër, që e ndjejnë se është e tillë. Siç duket, kështu u dashka që të jetë! Po unë ku mund të gjej një streh që të futem?" mendonte Pjeri. Ai ndjente se kish atë aftësinë e vajtueshme të shumë njerëzve, sidomos të rusëve, aftësinë që të besojnë në mundësinë e së mirës dhe të së vërtetës, po njëkohësisht që ta shohin shumë çquar të ligën dhe gënjeshtrën përhapur rreth e rrotull tyre, sa që s'u bën zemra të marrin pjesë aktive në jetë. Çdo punë që të niste i dukej se mbante vulën e së ligës e të gënjeshtrës. Ligësia, mashtrimi, i zinin udhën, i dilnin përpara nga çdo anë dhe e bënin të hiqte dorë nga çdo veprimtari. Po, me gjithë këtë, deri sa jetonte, duhej me doemos që të merrej edhe me diçka. Këto probleme të pazgjidhëshme e shtypnin dhe e mundonin tmerësisht, ndaj lëshohej në prehërin e pasioneve të para, me qëllim që si e si t'i largonte nga mëndja e t'i harronte. Shoqërohej me të gjithë pa vënë re se kush qe, pinte shumë, blinte e bënte koleksione tablosh dhe sidomos lexonte ditë e natë, humbte në lexime.

Lexonte pa pushim çdo gjë që i binte në dorë dhe kish dalldisur kaq shumë pas leximit sa, me të arritur në shtëpi, ndërsa shërbëtorët po e ndihmonin të xhvishej, ai rrëmbente një libër dhe e lexonte. Lexonte sa e merrte gjumi; nga gjumi pastaj kalonte në muhabetet në sallonet e në klub; nga muhabetet, në ahengjet e në gratë; nga orgjitë, sërish në muhabetet e në qyfyret në leximet e në verën. Vera po bëhej për 'të gjithënjë e më shumë një nevojë fizike dhe njëkohësisht morale. Ai pinte jashtë masës, me gjithë se mjekët i thoshin që, ashtu trashalluq siç ishte, vera qe e rrezikëshme për 'të. E ndjente veten fare mirë e tamam më qejfit vetëm kur i hidhte gurmazit, ashtu pa e kuptuar as vetë, disa gota të mira me verë; ahere një zjarr i këndëshëm ia ndiste tërë trupin, ndjente dhëmshuri e dashuri për të afërmin, dhe ia kish ënda t'i prekte të gjitha çështjet të fliste përciptas mbarë e prapë, pa u thelluar në asnjë prob-

lem. Si hidhte nja dy-tri shishe, ajo nyja aq e koklavitur e jetës që e tmeronte aty më parë, tani nuk i dukej më aq e tmershme sa e kish pandehur. Fillonte t'i bëhej bota shesh. Si në mes të muhabetit ashtu edhe në mes të leximit, pas buke, kjo nyje fatale s'i hiqej nga mëndja po i çfaqej në pamje të ndryshme dhe koka i ziente e i buçiste. Dhe vetëm kur ish njomur mirë me verë, vetëm ahere arrinte të thoshte: „Nuk është gjë, jo. Këtë nyje kam për ta zgjidhur sakaq. Bile ia kam gjetur shpjegimin, gati e kam; po tani s'është koha për këtë, gjene memdojmë më vonë"; po kjo „më vonë" nuk vinte kurrë.

Të nesërmen në mëngjes, kur bëhej esëll dhe mëndja i çlirohej nga avujt e verës, gjithë problemet e vjetra i çfaqeshin përsëri, të pazgjidhëshme e të tmershme si edhe më parë; ahere Pjeri i rrëmbente shpejt e shpejt një libër dhe gëzohej nga zemra kur qëllonte që i vinte njeri vizitë.

Nganjëherë i kujtohej se kish dëgjuar që ushtarët në luftë duke u ndodhur në llogore, nën zjarrin e armikut, kur s'kanë ç'bëjnë kërkojnë si e si të merren me gjësendi që ta përballojnë më lehtë rrezikun. Edhe Pjerit që të gjithë njerëzit i dukeshin ushtarë që kërkonin t'i vidheshin jetës: kush me ambicionin, kush duke lojtur letra, kush duke hartuar ligje, kush duke u dhënë pas grave, një palë duke u marrë me lodra, të tjerë me kuaj, kush me politikë e kush me gjah, kush duke rënë pas verës e kush pas punëve shtetërore. „S'ka asgjë të parëndësishme ose të rëndësishme, njësoj është gjithëçka; vetëm të mund t'i vidhem, të mund t'i shpëtoj gënjeshtrës së jetës", mendonte Pjeri. „Mjaft që të mos e shoh atë vegim të tmershëm!"

## II

Në të hyrë të dimrit princ Nikolla Andreiç Bollkonski, bashkë me të bijën, kish ardhur në Moskë. Për shkak të së kaluarës së tij, të mënçurisë dhe të anëve origjinale që kish, e sidomos sepse në atë ko-

hë entusiazmi për perandorin Aleksandër kish filluar të ftohej, si edhe për shkak të atyre ndjenjave anti-franceze dhe patriotike që zotëronin atëherë në Moskë, ai u bë menjëherë pranë moskovitëve objekti i një nderimi krejt të veçantë dhe qendra e opozitës ndaj qeverisë.

Princi ishte plakur shumë atij viti. Kishte shënja të dukëshme pleqërie: dremiste papandehur, i harronte shumë shpejt ngjarjet më të afërme e fliste gjithënjë për ngjarjet më të largta sikur vetëm me ato jetonte, mburrej e mbahej më të madh si ndonji çilimi që e kishin zgjedhur për kryetar t'opozitës moskovite. Me gjithë këto, kur plaku, sidomos në mbrëmje në orën e çajit, dilte nga kabineti i punës dhe hyhte në sallën e ngrënies, me qyrk të shkurtër e me parukë të pudrosur; kur ia fillonte, i nxitur nga dikush, të fliste me fraza të prera për gjëra e për ngjarje të së kaluarës, ose kur jepte gjykime me fraza akoma më të prera, më të mprehta e më të rrepta për të tanishmen, ngjallte në gjithë të pranishmit një ndjenjë nderimi të thellë. Tërë kjo shtëpi antike me ato pasqyra të mëdha, me ato mobilje të kohës para revolucionit, me ata shërbëtorë me paruka, dhe ai plak i shekullit të kaluar, i vrazhdë e mëndjemprehtë, me të bijën e ndrojtur e me atë francezen lozonjare, që e dëgjonin sikur t'ish perëndia vetë, — të gjitha këto së bashku ishin për vizitorët një pamje madhështore dhe tërheqëse. Po vizitorëve nuk u shkonte ndër mënd të vrisnin mëndjen se përveç atyre dy orëve që kalonin ata në atë shtëpi, ishin edhe njëzetedy orë të tjera gjatë të cilave rridhte jeta intime dhe e fshehtë e atij pallati.

Këto kohët e fundit, kjo jetë intime ishte bërë shumë e vështirë për princeshën Maria. Me të vërtetë, në Moskë, s'kish si i shijonte gëzimet e saja më të kulluara: bisedimin me robt e Zotit dhe vetminë që i jepnin zemër në Lisia Gori; nga ana tjetër ajo nuk përfitonte asgjë nga jeta e qytetit të madh. Nëpër sallonet, në shoqërinë e lartë, nuk shkonte: të gjithë e dinin se i ati nuk e linte të dilte nga shtëpia pa e shoqëruar vetë, e se ai s'mund të

dilte për shkak të shëndetit të tij që e kish marrë për poshtë, kështuqë nuk e ftonin më as për drekë as për mbrëmje. Princeshëza Maria kish hequr dorë fare nga çdo shpresë për t'u martuar. E shihte se sa ftohtë e sa vrazhdë i priste e i largonte i ati ata të rinj që vinin nganjëherë në shtëpi të tyre e që mund ta kërkonin për nuse. Shoqe s'kish: gjatë atij qëndrimi në Moskë i qenë hapur sytë dhe kish humbur çdo iluzion për dy persona që i ishin më të afërme. Zonjushja Buriena, së cilës as më parë nuk i kish besim të plotë, tani i kish dalë fare nga zemra, dhe, për disa arësye të veçanta, kish filluar të largohej prej saj. Julia, që ish në Moskë, e me të cilën princeshëza Maria kish pasur letërçkëmbim pesë vjet me radhë, i qe treguar fare e huaj e i kish ndenjur e largët kur qe takuar me 'të. Julia, e cila n'atë kohë, pas vdekjes së të vëllazërve, ish bërë një nga trashëgimtaret më të pasura të Moskës, jetonte në dredhën e rrëmbyer të dëfrimeve mondane. Ish e rrethuar nga të rinj që, sipas mëndjes së saj, u ishin hapur sytë e dinin t'i çmonin tani meritat e saja. Julia ndodhej në atë periudhë të jetës së saj, në të cilën një zonjushe prej dere të mirë që ka filluar t'i shkojë mosha, e ndjen se ka ardhur për 'të koha e fundit për të gjetur burrë, e ndjen se afati nuk mund të zgjatet më dhe fati i saj o duhet të vendoset menjëherë, o s'ka për t'u vendosur kurrë. Çdo të enjte princeshëzës Maria i kujtohej me dhëmbje — dhe buzëqeshte me hidhërim — se tani s'kish kujt t'i shkruante, meqë Julia, ajo Juli që tani ish si e huaj për 'të e nuk ia gëzonte më zemrën, ish aty e takoheshin javë për javë. Si ai emigranti plak që s'deshi të martohej me zonjën tek e cila, vite me radhë, i kish kaluar të gjitha mbrëmjet, princeshës Maria i vinte keq që e kish pranë Julinë, se kështu s'kishte më kujt t'i shkruante. Në Moskë s'kish me kë të bisedonte, s'kish kujt t'i hapte zemrën e t'i qante hallin, tani që hidhërimeve të vjetra u qenë shtuar edhe shumë dhëmbje të reja. Po afrohej dita që të kthehej princ Andrea, po afrohej dita e martesës së tij, dhe misioni që ai i kish besuar, domethënë që ta kandiste të jatin për

këtë ngjarje, jo vetëm që nuk ish kryer, po, siç e tregonin punët, as kish mundësi kurrë që të kryhej: një çikë sikur t'ia kujtoje konteshëzën Rostova, qoftë edhe tërthorazi, princi plak xhindosej fare: zaten ai tani s'ndodhej kurrë me orë të mira.

Këto kohët e fundit i qe shtruar edhe një brengë tjetër. Kish nisur t'i jepte mësim, të nipit, Nikollushkës, që sapo kish mbushur gjashtë vjeç, dhe shihte e tmeruar se, duke i dhënë mësim, nxehej e inatosej për asgjë, ashtu siç bënte i ati më 'të. Megjithëse kish thënë kaq herë se do ta mbante veten e nuk do të inatosej kurrë më me të nipin gjatë mësimit, pothuajse çdo herë, me t'u ulur në tryezën e punës e me të marrë në duar abetaren frëngjisht, e rrëmbente sakaq një dëshirë që t'ia ngulte në kokë të voglit të gjitha përnjëherësh dhe ashtu pa shumë përpjekje, sa që, një çikë sikur të mos kish mëndjen i nipi, i hipte gjaku në kokët, dridhej e tëra, ngrinte zërin e bërtiste dhe arrinte gjer atje sa ta tundte e ta shkundte nga krahu, ose e vinte të qëndronte më këmbë në një çip të dhomës për dënim. Po si e bënte këtë, zinte e qante për karakterin e saj të egër e të vajtueshëm, dhe Nikollushka, duke shkërbyer dënesat e saja, dilte pa lejë nga çipi ku e kish vënë, i afrohej i hiqte nga fytyra duart e lagura nga lotët dhe e merrte me të mirë që ta ngushëllonte.

Po hidhërimin më të madh ia shkaktonte vrazhdësia e t'et, që këto kohët e fundit kish arritur kulmin, kish arritur gjer në mizori. Sikur ai ta kish shtrënguar t'i kalonte netët më gjunjë përpara ikonave, sikur ta kish rrahur, sikur ta kish detyruar të mbarte dru e ujë, as do t'i shkonte nëpër mënd se ishte në zëndan, as do të qahej fare; po ky xhelat që e donte, që ishte edhe më mizor pikërisht sepse e donte e ndaj e cfiliste edhe atë edhe veten e tij, jo vetëm që e fyente dhe e poshtëronte, po dinte edhe se si t'ia mbushte mendjen e t'ia vinte në pah që kurdoherë e për çdo gjë ajo i kish fajet. Prej disa kohe një tipar i ri në karakterin e të jatit ia shtonte edhe më shumë dhëmbjen: ai kish filluar t'i afrohej përherë e më tepër zonjushes Buriena.

Sapo kish marrë vesh qëllimin e të birit për t'u martuar me konteshëzën Rostova, princi plak pat thënë me të qeshur se edhe ai do të martohej me zonjushen Buriena, që të mos mbetej më prapa nga i biri; i pëlqente tani ta përsëriste gjithënjë këtë shaka, që ta bënte Marinë të pëlciste; dhe sa më shumë i vrazhdë e i egër sillej me të bijën, aq më i dashur e i afërm i tregohej francezes, vetëm e vetëm që të fyente princeshëzën Maria, sikundër i dukej kësaj së fundit.

Një herë, në Moskë në sy të princeshëzës Maria (e kësaj iu duk se i ati kasten po e bënte faqe saj) — princi plak i puthi dorën zonjushes Buriena dhe, duke e tërhequr pranë vetës, e përqafoi dhe e përkëdheli. Princeshëza Maria u skuq dhe u ngrit e iku nga salla. Pas një çikë zonjusha Buriena hyri në dhomën e princeshëzës, folë e qesh me atë zërin e saj të këndëshëm si ndonjë zog i gëzuar që ligjëron. Princeshëza Maria fshiu lotët me të shpejtë, iu afrua me çape të vendosura, dhe sigurisht pa ditur se ç'po bënte, e rrëmbyer nga zemërimi e me zë të çjerrë, zu t'i bërtiste francezes: — Është turp, është poshtërsi, është çnjerëzore të përfitosh nga dobësia . . . — Nuk e mbaroi dot fjalën. — Jashtë! — i çfryu dhe ia plasi vajit.

Të nesërmen princi nuk i tha asnjë fjalë së bijes; po ajo vuri re se për drekë i ati dha urdhër të shërbenin duke filluar nga zonjusha Buriena. Në të mbaruar të drekës, kur kamerjeri solli kafenë dhe ia dha, së parit, princeshëzës Maria, sipas zakonit të vjetër, princit i hipën xhindet menjëherë, i vërviti shkopin Filipit dhe aty për aty dha urdhër të shkonte ushtar.

— Nuk dëgjojnë . . . e thashë dy herë! . . . Nuk dëgjojnë! . . . E para në këtë shtëpi është Zonjushja; ajo është mikja ime më e mirë, — sokëllinte princi. — Dhe ti po guxove, — filloi t'i bërtiste si i xhindosur princeshëzës Maria, së cilës po i drejtohej për të parën herë asaj dite, — po guxove dhe një herë të . . . bësh atë që bëre dje, ta tregoj unë se kush urdhëron këtu, kush është zot në këtë shtëpi. Shporru, të mos t'i shoh sytë; kërkoji të falur! —

Princeshëza Maria i kërkoi të falur Amalia Evgjenievnës dhe të jatit për vete dhe për kamerjer Filipin, që iu lut të ndërhynte për 'të.

Në çaste të tilla në shpirtin e princeshëzës Maria ngjallej një ndjenjë që i përngjiste krenarisë së sakrificës... E befas, në ato çaste, aty faqe saj, ai baba që ajo e ngarkonte me faj vetëmevete, zinte të kërkojë syzet, duke prekur me dorë në atë vënd ku gjendeshin, pa i parë, ose harronte ç'kish ndodhur, ose i merreshin këmbët e qorrollisej, pastaj kthehej e vështronte a mos e kishin vënë re dobësinë e tij: ose, më keq akoma, gjatë drekës, kur s'kish të ftuar në sofër që ta nxitnin, befas dremiste, lëshonte picetën dhe koka i varej mbi pjatën e i lëkundej... „Është plak e i dobët dhe unë guxoj t'i hedh faj e ta qërtoj!" pikëllohej në ato çaste princeshëza Maria, dhe i vinte ta hante veten me dhëmbë.

III

Në vitin 1811 mjeku i modës në Moskë ishte një francez, Metivieri. Brënda një kohe të shkurtër kish fituar famë të madhe. Kish trup të gjatë si div, të hijshëm e të derdhur, dhe qe i dashur e i sjellë si gjithë francezët. Si mjek pastaj, siç thoshin të gjithë në Moskë, ishte aq i zoti sa s'i gjëndej shoku. Ai hynte e dilte në dyert e aristokracisë më të lartë të Moskës jo si mjek, po si njeri i shtëpisë.

Princ Nikolla Andreiçi, që tallej me mjekësinë, kohët e fundit, i shtyrë nga zonjusha Buriena, e kishte bërë mjekun e tij dhe ish mësuar me 'të. Metivieri vinte dy herë në javë te princi.

Ditën e Shën Kollit, që kishte emrin princi, tërë aristokracia e Moskës deshi t'i bënte vizitë; po ai kish urdhëruar të mos prisnin njeri dhe të ftonin për drekë vetëm disa të zgjedhur, listën e të cilëve ia kish dhënë princeshëzës Maria.

Metivieri që kish ardhur qysh në mëngjez për ta uruar si mjek, iu duk se e kish për detyrë *de*

*forcer laconsigne*[1]), siç i tha princeshës Maria, dhe hyri te princi. Qëlloi që atij mëngjezi të ditës së emrit princit plak t'i kishin hipur xhindet. Tërë mëngjezin ishte vërtitur nëpër shtëpi, duke kërkuar shkak për t'u shfryrë të gjithëve; shtirej sikur nuk kuptonte ç'i thoshin e sikur as ata nuk kuptonin ç'u thoshte. Princesha Maria e dinte fort mirë se po vinte rrotull shtërgata, e dinte ajo ç'e priste kur princi ndodhej në orë të tilla: pa tjetër që do të pëlciste vullkani. Tërë atë mëngjez e kish kaluar me zemër të dredhur, si përpara një pushke të mbushur e me çarg të ngrehur, duke pritur hë të shkrehet tani, hë të shkrehet më vonë, se dihej që për të shkrehur do të shkrehej. Megjithatë, gjersa erdhi doktori, s'kish ngjarë gjësendi atij mëngjezi. Si e la doktorin të hynte, princeshëza Maria u ul në sallon, me një libër në dorë pranë një dere që nga ku mund të dëgjonte çdo gjë, që ndodhte në kabinetin e punës.

Në fillim dëgjoi vetëm zërin e Metivierit, pastaj zërin e të jatit, pastaj të dy zërat buçitën së bashku, dera u hap në kanatët dhe u duk fytyra e hijshme dhe e tmerruar e Metivierit me baluket e zeza dhe princi plak me shapkën e natës e me robdëshambër, i prishur në fytyrë nga inati e me sy të zgurdulluar.

— Nuk e kupton? — bërtiste princi. — Po unë e kuptoj fare mirë! Spiun francez, qolja i Bonapartit, spiun, jashtë nga shtëpia ime! Jashtë, të them... — dhe përplasi derën.

Metivieri mblodhi supet, iu afrua zonjushes Buriena që ish sulur aty nga britmat duke dalë nga dhoma ngjitur.

— Princi s'është mirë: *la bile et le transport au cerveau. Tranquillisez-vous, je repasserai demain*[2]), — tha Metivieri dhe, duke vunë gishtin mbi buzë, dolli shpejt e shpejt.

Që matanë derës dëgjoheshin çape me pantofle dhe britma: Spiunë, tradhëtarë, kudo tradhëtarë!

---

1) Ta shkelte urdhërin.
2) Vuan nga vreri dhe nga të hipurit e gjakut në kokë. Mos shqetësoni. Do të vij prapë nesër.

Dhe brënda në shtëpinë time s'më lenë asnjë minutë të qetë! —

Si dolli Metivieri, princi plak thirri pranë të bijën dhe tërë inatin që kish asaj ia nxori. Ajo e kish fajin që e la të hynte në kabinetin e tij atë spiun. A nuk i kish thënë ai me fjalë të prera që të mos qaste asnjeri, përveç atyre që ishin në listën? Po atëherë përse, e kish lënë të hynte atë faqezi? Ajo i kish të gjitha fajet. I kish thënë ai, një qind herë ia kish thënë, se me 'të s'mund të kish asnjë minutë qetësi, ajo nuk e linte të vdiste rehat!

— Jo, moj xhane, kështu s'i dilet; më mirë të ndahemi, të ndahemi! Ja ku jua them, ta dini! Mjaft më, se plasa! Nuk durohet kështu; — tha, dhe dolli nga dhoma. Dhe, sikur kish frikë se mos vallë ia tha të gjitha, e se mos ajo vallë i merrte seriozisht këto fjalë, u kthye prapë dhe shtoi duke u përpjekur të mbante tërë gjakftohtësinë: — Dhe mos pandehni se jua thashë këto në inat e sipër; jam shumë i qetë dhe i kam menduar mirë punët, gjerë e gjatë: e kam vendosur, të ndahemi. Shikoni të gjeni një vend!... — Po, gjer këtu, dhe më s'e mbajti dot veten; dhe me atë zemërimin e hidhur të njeriut që dashuron dhe vuan, tundi grushtet në erë dhe briti:

— Dobare të dilte ndonjë hajvan që ta merrte grua e të shpëtonim!

Përplasi derën, thirri zonjushen Buriena dhe u mbyll në heshtjen e kabinetit të tij.

Më ora dy erdhën gjashtë mysafirët e ftuar për drekë.

Të ftuarit. — i njohuri kont Rastopcini, princ Llopuhini dhe i nipi, gjeneral Catrovi, shok i vjetër lufte i princit, dhe nga të rinjtë Pjeri dhe Boris Drubeckoi. — po e prisnin në sallon.

Borisi, që kish ardhur me lejë në Moskë aty ca ditë më parë, kish çfaqur dëshirën që t'i paraqitej princ Nikolla Andrejeviçit dhe kish ditur të fitonte simpatinë e tij gjer në atë pikë sa princi kish bërë një përjashtim, duke e ftuar vetëm atë midis gjithë beqarëve të rinj, të cilët përgjithësisht nuk i qaste më në shtëpi.

Shtëpia e princit nuk ish pikërisht ajo që quhet „bota aristokratike": ishte një rreth i vogël, një rreth i ngushtë, për të cilin nuk flitej në shoqëri, po ku ishte një nder i veçantë dhe një mburrje e madhe të bëjë pjesë. Borisi e kish kuptuar një javë më parë, kur Rastopçini, përpara syve të tij, i qe përgjigjur kryekomandantit, i cili e ftonte për drekë ditën e Shën Kollit, se nuk mund të vinte.

— Këtë ditë, çdo vit, unë shkoj e gjunjëzohem përpara relikeve të princ Nikolla Andreiçit.

— Ah, po, po, — i kish thënë kryekomandanti. — E si është me shëndet?...

Rreth i vogël që ish mbledhur para buke në sallonin, veshur e stolisur sipas modës së vjetër, me tavanin të lartë, me mobiljet antike, i përngjante mbledhjes solemne të një trupi gjykues. Që të gjithë heshtnin; edhe kur flisnin, zëri mezi u ndihej. Princ Nikolla Andreiçi erdhi te mysafirët, serioz e i heshtur. Princeshëza Maria ngjante akoma me e përulët e më e ndrojtur se zakonisht. Të ftuarit s'guxonin t'i flisnin se e shihnin që s'e kish mëndjen aty në fjalët e tyre. Kont Rastopçini po e mbante vetëm për vetëm fillin e bisedimit duke dhënë herë lajmet e fundit të qytetit, herë lajmet e fundit politike. Llopuhini me gjeneralin plak diku hapnin gojën e merrnin pjesë më të rrallë në bisedim.

Princ Nikolla Andreiçi mbante vesh e dëgjonte siç dëgjon një raport ai gjykatësi i lartë, duke treguar vetëm me heshtjen e tij ose me një sentencë të shkurtër e të prerë se po ia vë veshin asaj që i raportojnë. Toni i bisedimit linte të kuptohej se askush nuk e aprovonte atë që bëhej në botën politike. Ngjarjet e treguara nga njëri ose nga tjetri prej të ftuarve vërtetonin sheshit dhe plotësisht se punët po shkonin rrokopujë; po, për çudi, ai që i tregonte këto ngjarje, ose që çfaqte gjykimin e tij rreth tyre, ndalej gjithënjë, ose e ndalnin gjithënjë, në atë kufi ku mund të prekej emri dhe personaliteti i perandorit.

Gjatë drekës bisedimi ra mbi lajmin e fundit politik, pushtimin nga ana e Napoleonit të zotëri-

meve të dukës së Oldenburgut dhe mbi notën ruse, kundër Napoleonit, që u qe dërguar gjithë mbretërve të Europës.

— Bonaparti sillet me Europën si një pirat me një anije të fituar, — tha kont Rastopçini, duke përsëritur një frazë që e kish thënë kushedi sa herë më parë. — Të çudit vetëm apatia dhe verbimi i sovranëve të Europës. Tani është radha e papës. Bonaparti, pa u druajtur hiç kërkon të heqë nga froni kryetarin e Kishës katolike, dhe që të gjithë heshtin e s'bëjnë gëk! Vetëm sovrani ynë protestoi kundër pushtimit të tokave të dukës së Oldenburgut. Po edhe... — Kont Rastopçini heshti e s'e zgjati më tutje, duke e ndjerë se ndodhej pikërisht në atë kufi që s'duhej kapërxyer e ku nuk lejohej më asnjë kritikë.

— Dukës së madh i propozuan toka të tjera në vënd të atyre të Oldenburgut, — tha princ Nikolla Andreiçi. — Ashtu siç i transferova unë fshatarët e mi nga Lisia Gori në Boguçarovo dhe në tokat e mia të Riazanit, ashtu bën edhe ai me dukët.

— *Le duc d'Oldenbourg supporte son malheur avec une force de caractére et une résignation admirables*[1]), — tha Borisi, duke ndërhyrë me nderim e njerëzi.

Këto fjalë i tha se, duke kaluar në Petërburg, kish pasur nderin t'i paraqitej dukës. Princ Nikolla Andreiçi e vështroi sikur diç desh t'i thoshte rreth kësaj, po ndërroi mëndje duke e quajtur si shumë të ri për një nderim të tillë.

— E lexova protestën tonë për çështjen e Oldenburgut dhe u çudita me stilin e keq të kësaj note, — tha kont Rastopçini me tonin e çkujdesur e serbes të një njeriu që jep gjykimin e tij rreth një çështje që e di mirë.

Pjeri e vështroi me një habi foshnjarake, duke mos e kuptuar përse e shqetësonte forma e keqe e notës kont Rastopçinin.

1) Duka i Oldenburgut e duron fatkeqësinë e tij me një forcë karakteri e një rezinjatë për t'u admiruar.

— Po ka rëndësi forma e notës, kont, — pyeti, — në qoftë se përmbajtja është e shëndoshë dhe energjike?

*Mon cher, avec nos 500 mille hommes de troupes, il serait facile d'avoir un beau style*[2], — ia ktheu kont Rastopçini.

Pjeri e kuptoi ahere përse e shqetësonte stili i notës kont Rastopçinin.

— Dhe më duket se shkruesa kemi sa të duash, me tepëricë bile, — tha princi plak; atje në Peterburg nxijnë kartë gjithënjë, shkruajnë jo vetëm nota diplomatike, po edhe ligje të reja gjithmonë. *Andrjusha im* ka shkruar për Rusinë një vëllim të tërë me ligje. Sot që të gjithë nxijnë kartë e shkarravisin, — dhe ia dha të qeshurit me pahir.

Bisedimi u ndërpre një çast: gjenerali plak, duke u kollur, tërhoqi vëmëndjen e të gjithëve.

— A keni dëgjuar gjë se ç'ngjau në paradën e Peterburgut? Se si e tregoi fytyrën e tij ambasadori i ri francez?

— E, si është puna? Po, diç kam dëgjuar; seç bëri një proçkë, seç tha një marrëzi përpara Madhërisë së Tij.

— Madhëria e Tij i tregoi divizionin e granatierëve, që po parakalonte me hap parade, — vazhdoi gjenerali, — po ambasadorit as që i bëri përshtypje fare, bile pati guximin t'i thosh: „Ne në Francë nuk u japim aspak rëndësi këtyre gjepurave". Perandori nuk iu përgjegj gjë. Thonë se në paradën që u bë më pas perandori nuk i foli fare, nuk i tha asnjë fjalë.

Që të gjithë heshtën: rreth kësaj ngjarje që kish të bënte personalisht me sovranin, nuk lejohej të jepej asnjë gjykim.

— Të paturpshëm që janë! — shfryu princi. — Ju e njihni Metivierin? Sot e ndoqa nga shtëpia. Qe këtu, e lanë të hynte, megjithëse u isha lutur të mos lenin njeri, — tha, duke i hedhur së bijës një vështrim plot inat.

---

2) Me ata 500 mijë ushtarë që kemi ne, i dashur, do të ishte lehtë të kishim një stil të bukur.

Dhe kallëzoi tërë bisedimin e tij me mjekun francez dhe arsyet për të cilat i qe mbushur mëndja se Metivieri ishte spiun. Megjithëse këto arësye ishin të pamjaftueshme dhe jo fort të qarta, asnjeri nuk pati ndonjë kundërshtim.

Me mishin e pjekur erdhi edhe *shampanja*. Të ftuarit u ngritën më këmbë që të uronin princin plak. Iu afrua edhe princeshëza Maria.

Ai e kqyri me një vështrim të ftohtë e plot zemërim dhe i zgjati faqen e rreshkët, të rruar. Tërë shprehja e fytyrës së tij thoshte se nuk i kish harruar fjalët që kish nxjerrë nga goja në mëngjez e se vendimi që kish marrë s'qe ndryshuar aspak. Ai e falënderonte për urimet në atë çast, vetëm sepse s'kish si bënte ndryshe, aty përpara të ftuarve.

Kur që të gjithë kaluen në sallon për të pirë kafenë, pleqtë u ulën mënjanë gjithë bashkë.

Princ Nikolla Andreiçi disi u gjallërua dhe çfaqi pikëpamjet e tia mbi luftën e ardhme, që pritej të pëlciste nga çasti në çast.

— Luftat tona me Bonapartin, — thoshte, — s'mund të kenë sukses gjersa ne do të kërkojmë lidhje me gjermanët dhe gjersa do të përzihemi në çështjet europiane, politikë kjo ku na çoi paqja e Tilsitit. Ne nuk duhej të lëftonim as për Austrinë, as kundër Austrisë. Interesat tona janë që të gjitha në Orient, dhe kundrejt Bonapartit duhet të bënim vetëm një gjë: të armatosnim kufitë tona dhe të tregoheshim të vendosur në politikë; kështu ai nuk do të guxonte kurrë të kapërxente kufirin rus, si më 1807.

— E si mundemi ne, princ, të lëftojmë me francezët! — tha atëherë kont Rastopçini. — E si mund të ngrehim armët e t'i drejtojmë kundër mjeshtërve tanë, kundër atyre që i kemi bërë si perëndi? Shikoni rininë tonë, shikoni zonjat tona! Ne francezët i kemi perëndi, Parisi është paradisi ynë.

Filloi ta ngrinte zërin se donte, siç dukej, ta dëgjonin që të gjithë.

— Moda franceze, ide franceze, ndjenja franceze! Ja ju e ndoqtë Metivierin sepse është francez dhe faqezi, po zonjat tona i bien më gjunjë e i

falen, hiqen osh e bran pas tij. Dje isha në një mbrëmje; në pesë zonja që ndodheshin aty, tri ishin katolike dhe, që të qëndisnin në gjergjef të djelave, do të marrin më parë lejë të veçantë drejt për drejtë nga papa; mirëpo ishin pothuajse lakuriq si figura të pikturuara në një tabelë për banjo popullore, me nder zotrisë suaj. Dhe, kur shoh rininë tonë, princ, eh! më vjen të rrëmbej nga muzgu kopaçen e vjetër të Pjetrit të Madh, t'i shtroj në dru ashtu vëndçe, sa t'ua thyej kockat, se vetëm kështu do të vinin në vete.

Heshtën që të gjithë. Princi plak po e vështronte Rastopçinin buzagaz dhe tundte kokën sikur donte të thosh se ish në një mëndje me 'të.

— Lamtumirë, pra, shkëlqesë; qofshi shëndoshë e mirë, — tha Rastopçini duke u çuar dhe i zgjati dorën princit ashtu shpejt e me rrëmbim, si e kish zakon.

— Lamtumirë, miku im i shtrënjtë. Lirën tënde do ta dëgjoja më ëndje gjithënjë, kurrë s'do të lodhesha! — i tha princi plak duke e mbajtur nga dora dhe i zgjati faqen për një të puthur.

Me Rastopçinin u ngritën e shkuan edhe të ftuarit e tjerë.

## IV

Princeshëza Maria, ulur aty në sallon, u vinte veshin bisedave dhe ankimeve të pleqve, po nuk kuptonte asgjë nga ato që i zinte veshi; vetëm vriste mëndjen vetëmevete të dinte se a u kish rënë në sy të ftuarve qëndrimi armiqësor që mbante i ati kundrejt saj. As që i kish vënë re fare kujdesjet e veçanta dhe mënyrat fisnike me të cilat Boris Drubeckoi kish rrahur t'i fitonte zemrën gjatë drekës. Ishte hera e tretë që ndodhej aty në shtëpi të tyre.

Princeshëza Maria i hodhi një vështrim të hutuar dhe pyetës Pjerit, i cili, pas të ftuarve të tjerë, me fytyrë të qeshur e me kapelën në dorë, iu afrua, si kish dalë princi e kishin mbetur vetëm në sallon.

— A mund të qëndroj akoma? — e pyeti, dhe u lëshua me trupin e tij të rëndë në një kolltuk pranë princeshës Maria.

— Posi, — iu përgjegj. — „S'keni vënë gjë re, ju?" pyeste vështrimi i saj.

Pjeri kish ardhur në atë gjëndje të këndëshme shpirtërore në të cilën ndodhej kurdoherë pas buke: vështronte përpara dhe buzëqeshte i kënaqur.

— Keni shumë kohë që jeni njohur me atë djalosh, princeshë?

— Me cilin?

— Me Drubeckoin.

— Jo s'ka shumë...

— Po, a ju pëlqen?

— Po, është djalë i mirë, i sjellë... Po pse më pyesni? — tha princeshëza Maria, dhe mëndja gjith i rrihte në grindjen që kish pasur me të jatin në mëngjez.

— Se më vajti mëndja në një gjë: zakonisht kur një djalosh vjen nga Petërburgu me lejë në Moskë, e bën këtë vetëm e vetëm me qëllim që të martohet me ndonjë trashëgimtare të pasur.

— Vërtet? Kështu mendoni? — pyeti princeshëza Maria.

— Po, — vazhdoi Pjeri me buzë në gaz, — dhe ky djalosh për të cilin po flas shkon vetëm në ato vënde ku ka ndonjë vajzë të pasur për t'u martuar. Ia kuptoj të gjitha mendimet sikur t'i lexoja në një libër të hapur. Po tani ka rënë në hallë: s'di nga t'ia fillojë. Lëkundet midis jush dhe zonjushes Juli Karaginës. *Il est très assidu auprès d'elle*[1]).

— Shkon në shtëpi të tyre?

— Po, shumë shpesh. Dhe a e dini ju mënyrën e re, tani, për t'i fituar zemrën një femre? — pyeti me një buzëqeshje gazmore Pjeri, që e ndjente veten më qejf dhe ia kish ënda të hidhte nga një thumb e të tallej pa të keq, ëndje kjo për të cilën aq shpesh e ngarkonte veten me faj në ditarin e vet.

— Jo, — tha princeshëza Maria.

1) Nuk i ndahet hiç asaj.

— Tani, që t'u pëlqesh vajzave të Moskës e t'u fitosh zemrën, *il faut être mélancolique. Et il est très mélancolique auprès de mademoiselle Karaguine*[1]. — tha Pjeri.

— *Vraiment?*[2] — ia ktheu princeshëza, duke kqyrur fytyrën dede të Pjerit pa e larguar dot nga mëndja dhëmbjen e saj. „Sa do të lehtësohesha", mendonte, „sikur t'i hapja zemrën njeriu e t'i thosha atë që ndjej. Dhe ja, pikërisht Pjerit do të desha t'ia thosha të gjitha. Sa i mirë që është, sa fisnik! Sa do të lehtësohesha! Ai do të më këshillonte!"

— Ju a do ta merrnit për burrë? — pyeti Pjeri.

— Oh, Zot i Madh! Ka çaste, kont, që do të martohesha me këdo, — shfreu befas princeshëza Maria me një hov të papritur, dhe në zërin e saj dridheshin lotët. — Ah, sa keq është nganjëherë të duash një njeri që e ke pranë dhe të ndjesh se... — vazhdonte me zë të përlotur e të dredhur — nuk mund të bësh asgjë për 'të, veçse t'i shkakëtosh dhëmbje; sa keq është kur e di që këtë s'ke si e ndryshon kur e di që kjo është një e keqe që s'ka shërim. Atëherë vetëm një gjë mbetet: të marrësh sytë e të ikësh; po ku të shkoj unë?.

— Ç'janë këto fjalë! Ç'keni kështu, princeshë? —

Po princeshëza, pa e mbaruar fjalën, zuri të qante.

— S'di se ç'kam kështu, sot. Mos ua vini veshin këtyre fjalëve, harrojini këto që ju thashë.

Pjerit i iku tërë qejfi që kish. I shqetësuar e plot kujdes, po e pyeste princeshëzën Maria, i lutej t'ia thosh të gjitha, t'i hapte zemrën e t'ia derdhte tërë dhëmbjen që kish; po ajo i përsëriste se i lutej t'i harronte ato që i kish thënë, se nuk po i kujtoheshin çfarë kish thënë e se nuk kish asnjë dhëmbje e asnjë brengë përveç asaj që ai e dinte: se mos martesa e princ Andresë bëhej shkak që at e bir të zineshin e ta prishnin me njeri tjetrin.

— A keni dëgjuar gjë për Rostovët? — pyeti për të ndërruar fjalë. Sikur mora vesh se do të vinë

---

1) Duhet të jesh melankolik. Dhe ai është shumë melankolik pranë zonjushës Karagina.
2) Vërtet?

këtu për së shpejti. Unë po pres dita ditës edhe Andrenë që të vijë. Do të më pëlqente të takoheshin këtu.

— Po tani si i duket *atij kjo martesë?* — pyeti Pjeri, duke dashur të thosh me fjalën „*atij*" për princin plak.

Princeshëza Maria tundi kokën e pikëlluar.

— E ç'mund të bëjmë? Tani dhe pak kohë ka mbetur nga afati i caktuar. Po s'më duken punët mirë. Do të desha të paktën sikur t'ia lehtësoja tim vëllaj ato çastet e para si të kthehet. Do të desha që ata të ndodheshin më parë nga ai këtu. Besoj se me atë do të merremi vesh e do të duhemi. Ju që i njihni prej aq kohe, pa më thoni, me dorë në zemër, tërë të vërtetën: çfarë vajze është, ç'mendim keni për 'të? Po të më thoni të vërtetën, ama; se ju e kuptoni që Andrea po i rrezikon të gjitha duke u martuar me te, kundër vullnetit të t'et, dhe unë do dëshiroja të dija...

Pjeri e kuptoi instinktivisht se në ato fjalë të përdredhura e në ato lutje të përsëritura për të thënë *tërë të vërtetën* fshihej një ndjenjë mosmirëdashëse e princeshëzës Maria ndaj së kunatës së ardhme e se ajo do të dëshironte që Pjeri të ish i mendimit se princ Andrea s'kish ditur të zgjidhte; po Pjeri i tha më shumë atë që ndjente se sa atë që mendonte.

— Nuk di si t'i përgjigjem pyetjes suaj, — ia ktheu duke u skuqur, pa e ditur as vetë përse. — Nuk e di fare se çfarë vajze është, dhe nuk mund ta analizoj karakterin e saj, me asnjë mënyrë. Është shumë tërheqëse; po pse? As nuk e di. Ja, vetëm kaq mund të them për të.

Princeshëza Maria psherëtiu dhe shprehja e fytyrës së saj thoshte: „Po, këtë prisja edhe unë të më thoshit, dhe pikërisht kësaj i trëmbësha".

— A është e mënçur? — pyeti.

Pjeri u mendua.

— Nuk e besoj, — tha, — po, edhe e mënçur është. Vetëm se ajo nuk çan kokën të duket e mënçur... Ajo të bën për vete, të magjeps, kaq, dhe asgjë më tepër.

Princeshëza Maria tundi kokën përsëri, si e pikëlluar.

— Ah, dëshiroj me gjithë shpirt ta dua shumë! Thojani këtë, po u takuat më parë.

— Kam dëgjuar se do të vinë këto ditë, — tha Pjeri.

Princeshëza Maria i tregoi pastaj Pjerit planin që kishte bërë: kish ndër mënd të bëhej mike e ngushtë me kunatën e saj të ardhme, me të cilën donte të takohej me të arritur Rostovët në Moskë; pastaj do të bënte çmos që princi plak të mësohej dalngadalë me këtë fytyrë të re.

V

Borisit nuk i eci që të martohej me ndonjë vajzë të pasur në Petërburg, ndaj kish ardhur tani të provonte fatin në Moskë. Këtu Borisi lëkundej midis dy trashëgimtareve më të pasura të qytetit: Julisë dhe princeshëzës Maria, e s'dinte kë të zgjidhte. Kjo e fundit, edhe pse jo e bukur, e tërhiqte më shumë se Julia; mirëpo sepse i vinte e përpjetë që t'i sillej si dashnor e t'i çfaqte dashuri. Në takimin e tij të fundit me 'të, ditën e emrit të princit plak, sa herë që u përpoq të hapte bisedë mbi natyrën e ndjenjave, ajo i qe përgjigjur tjetër për tjetër, pa ia vënë veshin e pa e pasur fare mëndjen aty, siç dukej.

Përkundrazi, Julisë i pëlqente që ai t'i vinte rrotull dhe i pranonte e i priste me qejf gjithë katikulet e tia, megjithëse ajo kish një mënyrë të saj, krejt të veçantë për të rënë në dashuri.

Julia kish mbushur ahere njëzet e shtatë vjet. Pas vdekjes së të vëllezërve, qe bërë shumë e pasur. Tani e kishte humbur fare bukurinë; po pandehte se ishte, jo vetëm e bukur, po edhe shumë më tërheqëse se më parë. Kish arritur e i qe mbushur mëndja top për këtë edhe për këto dy arësye: para se gjithash ishte bërë një vajzë me prikë shumë të madhe, dhe, e dyta, sa më shumë shtohej numuri i vjetëve të saja, aq më pak e rrezikshme

bëhej për burrat; kështuqë ata silleshin më lirisht me 'të dhe, pa marrë përsipër ndonjë detyrim, përfitonin nga drekat e nga darkat e saja si edhe nga shoqëria e gjallë dhe gazmore që mblidhej në shtëpi të saj. Ai që, dhjetë vjet më parë, do të drühej të shkonte çdo ditë në një shtëpi ku qe një zonjushe shtatëmbëdhjetë-vjeçare, nga frika se mos e kompromentonte apo se mos lidhej vetë me ndonjë detyrim, tani shkonte te ajo pa asnjë frikë e druajtje, ditë për ditë, dhe sillej sikur ajo të ishte jo një vajzë për t'u martuar, po një person pa seks, një shok e aq.

Atë dimër, shtëpia e Karaginëve ishte ajo më e këndëshmja e më mikpritësja në Moskë. Përveç mbrëmjeve e drekave, çdo ditë mblidheshin te Karaginët shumë njerëz që e hanin darkën aty në orën dymbëdhjetë të natës dhe qëndronin me muhabet gjer në orën tre.

Julia s'linte ballo, s'linte shëtitje e s'linte teatër pa vajtur. Vishej gjithënjë sipas modës më së fundit. Megjithë këtë, e hiqte veten si të diziluzionuar nga gjithëçka, i thosh kujtdo se nuk besonte më as në miqësinë e as në dashurinë, nuk besonte në as ndonjë tjetër gëzim në jetë dhe priste të gjente prehje vetëm *n'atë botë*. Kish marrë e kish bërë për vete tonin e një vajze të goditur nga një diziluzion i madh, të një vajze që do të kish humbur njeriun më të dashur, dashnorin e adhuruar ose që do të ish gënjyer mizorisht prej tij. Megjithëse nuk i kish ngjarë asgjë e tillë, që të gjithë bënin sikur e besonin dhe ajo vetë kish arritur të mendonte se kishte hequr e vuajtur shumë në jetë. Kjo melankoli që nuk i bëhej aspak pengesë për t'u dëfryer, nuk u prishte ndonjë punë të rinjve që i vinin për ditë në shtëpi, e nuk i ndalonte që ta kalonin kohën plot kënaqësi. Çdo i ftuar që vinte te Karaginët do të paguante tributin e tij ndaj melankolisë të zonjës së shtëpisë e pastaj merrej me qyfyret mondane, me vallzim, me loja mendore ose hynte në garë me shokët për të bërë vargje me rimë, gjë që në shtëpi të Karaginëve ishte shumë e modës. Vetëm disa të rinj, midis të cilëve ishte Borisi, kridheshin më

thellë në gjendjen shpirtërore melankolike të Julisë, dhe me këta të rinj ajo kishte bisedime të gjata e të vetmuara mbi kotësinë e të gjitha gjërave mondane; atyre u tregonte albumin e saj, faqet e të cilit ishin mbushur plot me vizatime, plot me vargje e sentenca, ku pasqyrohej pikëllimi më i thellë.

Julia tregohej veçanërisht e dashur me Borisin; i vinte keq për 'të që ishte zvjerdhur nga jeta aq i ri, i sillte ngushëllimet që mund të na bëjë një person që ka hequr vetë shumë në jetë. Mori e i tregoi albumin. Borisi vizatoi aty dy drurë dhe shtoi këtë shënim: *Arbres rustiques, vos sombres rameaux secouent sur moi les ténèbres et la mélancolie*[1]).

Në një faqe tjetër vizatoi një varr dhe shkrojti:

*La mort est secourable et la mort est tranquille.*

— *Ah! contre les douleurs il n'y a pas d'autre asile*[2]).

Julisë i pëlqyen shumë këto vargje.

— *Il y a quelque chose de si râvissanat dans le sourire de la mèlancolie,* — i tha, duke përsëritur fjalë për fjalë këtë aforizëm që e kish kopjuar nga një libër. — *C'est une rayon de lumière dans l'ombre, une nuance entre la douleur et le d'ésespoir, qui montre la consolation possible*[3]).

Borisi u përgjegj duke shkruar këto vargje:

*Aliment de poison d'une âme trop sensible,*
*Toi, sans qui le bonheur me serait impossible,*
*Tendre mélancolie, ah, viens me consoler,*
*Viens calmer les tourments de ma sombre retraite*
*Et mêle une dauceur secrète*
*A ces pleurs, que je sens couler*[4]).

---

1) O drurë fshati, degët tuaja të errëta shkundin mbi mua errësirën dhe melankolinë.

2) Vdekja është shpëtimtare, veç në gji të saj gjen prehje. Medet! për dhëmbjet e zeza tjetër strehë nuk ka.

3) Ka diçka që të josh aq shumë në buzëqeshjen e melankolisë. Është një rreze drite në hije, një nuancë midis dhëmbjes e dëshpërimit, që tregon se ka mundësi për ngushëllim.

4) Ushqim helmonjës i një shpirti kaq të ndieshëm.
Ti, pa të cilën s'do të kish lumtëri për mua,
Melankoli e dashur, oh, eja më ngushëllo,
Eja më zbut dhëmbjet e vetmisë sime të zymtë
Dhe derdh një ëmbëlsi të fshehtë
Në këta lot që ndjej të më rrjedhin.

Julia merrte në harpë, për Borisin, nokturnet më të përvajshëm. Borisi i lexonte më zë të lartë novelën „*Liza e varfër*"[1]) dhe shpesh herë e ndërpriste leximin, se mallëngjimi, që mënt e mbyste, nuk e linte të vazhdonte më tutje. Kur ndodheshin në mes të një shoqërie të madhe, e vështronin njeri jatrin në një mënyrë të atillë sikur i thoshin shoku shokut se ata të dy ishin veç të tjerëve, ishin të vetmit në botë që kuptoheshin për bukuri, sikur shpirtrat e tyre të qenë binjakë.

Ana Mihaillovna, që shkonte shpesh te Karaginët, duke lojtur letra me t'ëmën e Julisë, midis një bisede dhe tjetrës, blinte fjalë të sigurta rreth prikës së çupës i jepnin dy çifligjet e Penzas dhe pyjet e Nizhni-Novgorodit. Ana Mihaillovna, që ulte kokën bindur ndaj vullnetit të Perëndisë, vërente me mallëngjim melankolinë e hollë që bashkonte të birin me Julinë e pasur.

*Toujours charmante et mèlancolique, cette chêre Julie*[2]). — i thosh Julisë. — Borisi thotë se në shtëpinë tuaj të prehet shpirti. Ka pasur shumë dizíluzione në jetë dhe është aq i ndishëm, — i thosh s'ëmës së Julisë. — Ah, miku im, sa më ka hyrë në zemër kjo Julia këto kohët e fundit, — i thosh të birit, — s'ta tregoj dot! E si të mos e duash atë! A ka njeri që të mos e dojë! Ajo është ëngjëll i perëndisë! Ah, Boris, Boris! — Këtu psherëtinte dhe heshtte për një çast. — Sa më vjen keq edhe për të ëmën, — vazhdonte, — më tregoi sot llogaritë dhe letrat që i kanë dërguar nga Penza (kanë një çiflik shumë të madh atje); i duhet t'i bëjë të gjitha vetë, e gjora, po e gënjejnë sa të thuash!

Borisi qeshte nën buzë duke dëgjuar të jëmën; këto dredhitë e saja të thjeshta e bënin më gaz; po për të dëgjuar e dëgjonte, bile nganjëherë e pyeste edhe për hollësira rreth çifligjeve të Penzas e të Nizhni-Novgorodit.

---

1) Novelë sentimentale e N. M. Karamzinit (1766—1826).
2) Gjithnjë e këndshme dhe melankolike kjo Julia jonë e dashur.

Julia kish kohë që të priste ta kërkonte adhuronjësi i saj melankolik dhe ishte gati që të bëhej gruaja e tij: po një farë neveritje e fshehtë ndaj saj, që ish e drithëruar për një burrë, e që sillej në një mënyrë aq artificiale pa pasur asgjë të natyrëshme në veten e saj, si edhe një ndjenjë frike kur mendonte se i duhej të hiqte dorë përgjithmonë nga ëndra për një dashuri të vërtetë, e bënin Borisin që të ngurronte akoma. Po afrohej fundi i lejës që kish marrë. Kalonte ditë të tëra në shtëpi të Karaginëve, dhe çdo ditë, duke arësyetuar vetëmevete, e shtynte kërkesën për të nesërmen. Përpara Julisë, kur shikonte fytyrën e saj të kuqe si shpretkë dhe mjekrën të ngjyer gjithmonë me një shtresë pudre, ata sy të lagur dhe shprehjen e fytyrës, që e tregonte kurdoherë të gatëshme për të kaluar aty për aty nga melankolia në entusiazmin e shtirur të lumtërisë bashkëshortore, Borisi e ndjente veten të paralizuar e nuk e thoshte dot fjalën vendimtare, megjithëse prej shumë kohe më mëndjen e tij e quante veten zot të tokave të Penzas e të Nizhni-Novgorodit dhe i përdorte sipas qejfit të ardhurat e këtyre çifligjeve. Julia e shihte që Borisi ishte i pavendosur e nganjëherë i shkonte mëndja edhe asaj se vallë i pëlqente; po menjëherë sedra e saj prej gruaje i sugjeronte një ngushëllim, dhe thosh se Borisi qe i ndrojtur e s'guxonte sepse kish rënë keq në dashuri pas asaj. Megjithë këtë, melankolia e saj po acarohej e po kthehej në pezmatim, e meqë Borisi do të ikte për së shpejti, ajo vendosi të vepronte pa vonim. Po pikërisht në këtë kohë erdhi në Moskë Anatol Kuragini dhe, natyrisht, edhe në sallonin e Karaginëve; menjëherë Julia, duke e këmbyer pikëllimin e saj të zi me një gazmend të çmëndur e pa fre, filloi t'i ngjitet të posa-ardhurit e të tregohej shumë e dashur me 'të.

— *Mon cher,* — i tha Ana Mihaillovna të birit. — *je sais de bonne source que le prince Basile envoie son fils à Moscou pour lui faire époures Julie*[1]).

1) I dashur, e di mirë unë, nga një burim i besueshëm, se princ Vasili e dërgon të birin në Moskë që të martohet me Julinë.

Unë e dua shumë Julinë dhe do të më vinte keq për 'të. Si thua, miku im? —

Friga qe mos mbetej duarbosh e se mos i shkonte humbur tërë ai muaj, gjatë të cilit kish lojtur rolin e vështirë e të mërzitshëm të adhuronjësit melankolik pranë Julisë, frika se mos i shihte gjithë të ardhurat e pronave të Penzas, që i kish inventarizuar e i kish rregulluar sipas qejfit në mëndje të tij, të kalonin në duart e një tjetri, e sidomos në duart e atij mëndje-fyçkës, Anatolit, e bëri Borisin t'i vinte gishtin kokës e t'i thërriste mëndjes. Dhe u ngrit e vajti drejt e te Karaginët, i vendosur plotësisht që ta kërkonte Julinë për grua. Julia e priti me buzë në gaz, e çkujdesur dhe shend e verë, i tregoi pa drojtje se sa kish dëfryer në ballon e djeshme, dhe pastaj e pyeti se kur do të nisej. Borisi kish vajtur me qëllim që t'i fliste për dashurinë e tij dhe ish përgatitur që të sillej i dashur e i ëmbël; megjithë këtë, filloi të fliste me zemërim e nervozizëm për paqëndrimin e grave: tha se gratë mund të hidhen fare lehtë nga hidhërimi në gëzim, tani qajnë, tani qeshin, dhe kjo varet vetëm nga fytyra nga emri i atij që u vjen rrotull e u bën lajka. Julia u fye nga këto fjalë dhe ia ktheu se kjo ishte e vërtetë, se gruaja ka nevojë për variacion, se „po ajo gjë gjithmonë" të mërzit në fund të fundit.

— Ndaj do t'ju këshilloja... — filloi Borisi, duke dashur t'i hidhte ndonjë thumb; po përnjiherësh i shkoi në mëndje se mund të largohej nga Moska pa ia arritur qëllimit për të cilin kish ardhur, duke i vajtur humbur gjithë ato mundime që kishte bërë (gjë që nuk i qëllonte kurrë).

E preu fjalën në mes, uli sytë përdhe që të mos shihte fytyrën e saj të mërzitur e të thartuar, dhe pastaj tha:

— Nuk kam ardhur aspak që të zihem me ju. Përkundrazi...—

Dhe i hodhi një sy që të shihte se a mund të vazhdonte më tutje. Tërë zemërimi i Julisë u shduk befas pa lënë gjurmë, dhe sytë e saj të shqetësuar dhe lutës qenë mbërthyer mbi 'të plot lakmi, duke pritur si ndër ethe. „Do të mund ta rregulloj punën që

ta shoh sa më rrallë", mendoi Borisi. „Po derisa e filluam duhet edhe ta mbarojmë!" U skuq u bë flakë në fytyrë, ngriti sytë e ia hodhi Julisë dhe i tha:

— Ju i dini ndjenjat e mia për ju! —

As që ish nevoja të thoshte më shumë: fytyra e Julisë vetëtinte nga triumfi e nga kënaqësia; po ajo e shtrëngoi t'ia thosh të gjitha ato që thuhen në raste të tilla; t'i thosh që e dashuronte e që s'kish dashuruar kurrë grua tjetër më shumë se atë. Ajo e dinte se në saje të çifligjeve të Penzas e të pyjeve të Nizhni-Novgorodit mund ta kërkonte me plot të drejtë kaqë gjë, dhe me të vërtetë ia arriti qëllimit.

Të dy të fejuarit, pa i zënë ngoje më ata drurët që shkundnin mbi 'ta errësirë e melankoli, tani bënin plane se si do ta mobilonin pallatin e tyre luksoz në Peterburg, dilnin vizita dhe po përgatiteshin për një dasmë madhështore.

## VI

Më të dalë të janarit Kont Ilia Andreiçi erdhi në Moskë me Natashën e me Sonjën. Kontesha ish akoma e sëmurë kështu që s'merrte dot udhë, po, nga ana tjetër, ish e pamundur që të prisnin gjer sa të shërohej: princ Andrean e prisnin të vinte në Moskë dita-ditës; pastaj duhej blerë paja, duhej shitur vila jashtë qytetit dhe, meqë princi plak ndodhej në Moskë, të përfitonin nga rasti e t'ia paraqisnin nusen e ardhme të të birit. Shtëpia e Rostovëve në Moskë nuk ish e ngrohtë; pastaj, për pakë kohë kishin ardhur e s'kishin as konteshën me vete, prandaj Ilia Andreiçi vendosi të qëndronte në shtëpi të Maria Dmitrievna Akrosimovës, që e kish ftuar kontin prej shumë kohe.

Mbrëmanet vonë të katër karrocat e Rostovëve hynë në Oborrin e Maria Dmitrievnas në rrugën Ahuret e Vjetra. Maria Dmitrievna jetonte vetëm. E bija ish martuar. Të bijtë shërbenin që të gjithë në ushtri.

Ajo qëndronte gjithmonë fidan e drejtë, dhe, siç e kish pasur kurdoherë zakon, ia thosh tjetrit troç, gjithënjë ç'i kish për të thënë. Me qëndrimin e saj prej gruaje trime e krenare, me fjalën të prerë e të mprehtë, ajo dukej si një protestë e gjallë kundër dobësive, pasioneve, tepërimeve njerëzore, që i dënonte pa mëshirë dhe çuditej se si mund të binte njeriu në kthetrat e tyre. Që me natë, me rroben e dhomës, interesohej për rregullimin e shtëpisë, pastaj dilte me karrocë: ditët e kremte shkonte në kishë, nga kisha vizitonte burgje të ndryshme, ku kishte disa punë për të cilat nuk i thosh asnjeriu; në ditët e punës, pas tualetës, priste në shtëpi njerëz që vinin për ndonjë lutje, njerëz nga klasat e ndryshme shoqërore që s'kish ditë të mos i trokisnin në derë. Pastaj hante drekë; dreka ish gjithënjë e pasur me gjellë të shijëshme dhe do të kish pothuaj gjithënjë tre-katër të ftuar; pas dreke loste *boston;* në mbrëmje vonë dëgjonte t'i lexonin gazetat dhe librat e reja, ndërsa ajo punonte me shtiza. Fort më të rrallë bënte ndonjë përjashtim, prishte rregullin, e dilte për ndonjë vizitë, po vetëm për të vajtur në njerëz nga më të shquarit në qytet.

Akoma s'kish rënë, kur arritën Rostovët. Dera e paradhomës u hap duke kërcitur dhe hynë Rostovët me shërbëtorët e tyre, që vinin nga të ftohtit e rrugës, Maria Dmitrievna, me syzet mbi hundë, kokën lart, disi të anuar prapa, qëndronte më këmbë te praku i sallës dhe po i shikonte tek hynin, me një pamje të rreptë e të vrazhdë. Kur e shihje ashtu, do të thoshte prit tani kur t'i përzërë këta që po hyjnë; po, krejt përkundrazi, ajo zuri t'u jepte urdhëra shërbëtorëve të vet t'u merrnin plaçkat mysafirëve e t'u bënin vënd sa më shpejt.

— Këto të kontit? Silli këtu, — tha, duke treguar baullet, pa përshëndetur njeri. — Baullet e zonjusheve më kët 'anë; nga e majta. Hajde, ç'po bëni, tunduni! — u foli kamerjereve. — Ndisni *samovarin!* Je shëndoshur, je bërë më e bukur, — thoshte, duke e tërhequr pranë prej kapuçit Natashën, që ish skuqur flakë në fytyrë nga të ftohtit. — Bobo, sa e ftohtë je! Akull! Hiqe shpejt atë qyrk, —

i briti kontit që donte t'i afrohej për t'i puthur dorën. — Do të kesh ngrirë, besoj. Sillni rum bashkë me çaj! — Sonjushka, *bonjour*[1]), — i tha Sonjës, duke e zbutur me këtë përshëndetje frënge mënyrën e saj pak përbuzëse dhe pa teklif ndaj Sonjës.

Si i hoqën që të gjithë peliçet e palltot dhe u rregulluan disi pas udhës së gjatë që kishin bërë, u kthyen në sallon të pinin çajin, dhe Maria Dmitrievna i puthi sërish që të gjithë një nga një.

— U gëzova shumë dhe me gjithë zemër që erdhët në Moskë, e shkarkuat këtu tek unë. — u tha. — Bëtë mirë që nuk u vonuat më shumë, se koha s'priste, — shtoi, duke i hedhur një vështrim kuptimplot Natashës. — Plaku ndodhet këtu dhe po e presin djalin dita-ditës. Duhet me doemos të njiherni me 'të. Po gjene do të flasim për këtë, — vazhdoi duke dhënë të kuptohej me një vështrim, që i hodhi Sonjës se nuk dëshironte të fliste për këtë çështje në sy të saj. — Tani, dëgjo tha duke iu kthyer kontit, — çfarë duhet për nesër? Më kë do të takohesh? Kë do të kërkosh? Shinshinin? Një. — dhe përkuli një gisht. — Atë sy-përloturën Ana Mihaillovnën? Dy. Është këtu me të birin. I biri po martohet! Pastaj Bezuhovin, mbase? Edhe ai këtu është bashkë me të shoqen. Ai i iku, po ajo iu sul pas. Ishte për drekë tek unë të mërkurë. Sa për këto, — dhe tregoi zonjushet, — nesër do t'i shpie në kishën e Virgjëreshës së Iberisë, pastaj do të vemi te Ober-Sharlmeja. Besoj se doni krejt gjëra të reja, po jo? Shikoni vetëm që të mos merrni shëmbëll nga unë; sot mëngët, ja si i mbajnë! Aty ca ditë më parë princeshëza Irina Vasiljevna, e vogla, erdhi këtu tek unë: të trembte kur e shihje, sikur i kish futur krahët në dy fuçi. Çdo ditë na del nga një modë e re... Po ti, vetë, ç'punë ke? — e pyeti kontin me një ton të ashpër.

— Na u mblodhën të gjitha përnjëherësh, — u përgjegj konti. — Duhet porositur paja, pa tamam tani na dolli edhe një blerës për vilën jashtë Mos-

1) Mirëdita. (Këtu është përdorur në kuptimin e përgjithshëm tungjatjeta!)

kës si edhe për shtëpinë këtu. Po të më jepni lejen ju, dua të hidhem gjer në Marinskoje, vetëm një ditë do të rri, dhe çupat po jua le këtu amanet.

— Mirë, mirë, hiç mos ki keq, këtu i ke të siguruara si në Këshillin e tutelës. Unë do t'i shpie ku e do puna, do t'u flas, do t'i përkëdhel, — tha Maria Dmitrievna duke çikur me dorën e saj topalake faqen e Natashës, të cilën e kish pagëzuar dhe e donte veçan nga të tjerat.

Të nesërmen në mëngjes Maria Dmitrievna i shpuri vajzat në kishën e Virgjereshës së Iberisë e pastaj te zonja Ober-Shalmeja, e cila ia kish aq shumë frikën Maria Dmitrievnas, sa që ia bënte rrobat më të mirë dhe më lirë se kujtdo, nganjëherë edhe më humbje nga xhepi i saj, po mjaft që ta hiqte qafe një orë e më parë. Maria Dmitrievna porositi një pjesë të mirë të pajës. Kur u kthyen në shtëpi, i nxori të gjithë jashtë nga dhoma përveç Natashës, e thirri pranë dhe e uli përbri kolltukut të saj.

— Pa të bisedojmë një çikë, tani. Të uroj për të fejuarin. Ke zgjedhur një burrë të mirë! Gëzohem shumë për këtë fat që pate. Edhe atë e njoh që kur ishte i vogël, ja kaq! (Tregoi me dorë duke e ngritur më pak se një metro nga dyshemeja). — Natasha u skuq nga kënaqësia. — E dua shumë, si atë si gjithë familjen e tij. Tani dëgjo. Ti e di që princi plak Nikolla nuk dëshironte aspak që të martohej i biri. Është një plak me huqe ai! Dihet që princ Andrea nuk është ndonjë çilimi, dhe s'ka nevojë fundja që të marrë pëlqimin e t'et; po të hysh brënda në një familje kundër vullnetit të babait, nuk bën. Kjo punë do rregulluar me të mirë, urtë e butë, me dashuri. Ti je e mënçur dhe do të dish të sillesh si e do puna. Me urtësi e me mënçuri do të rregullohet çdo gjë si jo më mirë. —

Natasha s'bënte zë, dhe jo se druhej, sikundër besonte Maria Dmitrievna; nuk i vinte mirë që të përzihej njeri, cilido qoftë, në dashurinë e saj për princ Andrenë, dashuri kjo që i dukej sikur ishte diçka më vete, fare ndryshe nga çdo gjë tjetër në botë, një dashuri e tillë, që, sipas mëndej së saj,

asnjeri s'e kuptonte dot. Ajo dashuronte dhe njihte vetëm princ Andrenë; edhe ai e dashuronte këtë e për së shpejti do të vinte ta merrte. Pra, s'kish nevojë për asgjë tjetër.

— E njoh që të vogël, siç të thashë, si atë ashtu edhe të motrën. Mashenkën, tët kunatë; e dua shumë atë vajzë. Kunatat s'shkojnë me njeri jatrën, janë armike të betuara; po Maria nuk do t'i bënte keq as një mize. Dëshironte të njihet e të bëhet mike me ty, ma ka thënë vetë. Nesër do t'u shkoni në shtëpi bashkë me tët atë. Shiko tregoju e dashur, e sjellë, e ngjitur, se je më e vogël ti. Kur të vijë i fejuari yt do ta gjejë punën të gatëshme, se ti do të jesh njohur mirë me të motrën e me të jatin dhe ata do të të duan me gjithë zemër. Thuaj, a nuk është më mirë kështu?

— Më mirë, — u përgjegj me pahir Natasha.

## VII

Të nesërmen, sipas këshillës së Maria Dmitrievnas, kont Ilia Andreiçi shkoi me Natashën te princ Nikolla Andreiçi. Kjo vizitë nuk i pëlqente hiç kontit, s'i bënin këmbët: kish frikë. Takimi i tij i fundit me princ Nikollën në kohën e rekrutimit kur, ndërsa konti e ftonte për drekë, princi e kish qërtuar ashpër që s'kish dhënë një numër të mjaftueshëm rekrutash, — ai takim nuk i hiqej nga mëndja e se harronte dot. Përkundrazi Natasha, që kish veshur fustanin e saj më të mirë, ishte shumë në qejf. „S'është e mundur që të mos u hyj në zemër", thosh me vete „që të gjithëve u kam hyrë në zemër, dhe më kanë dashur gjithënjë. Pastaj unë jam gati të bëj për 'ta çfarë të dëshirojnë, jam gati t'i dua me gjithë zemër sepse ai, është babai i tij, dhe ajo është e motra, kështuqë edhe ata s'kanë përse e s'kanë se si të mos më duan!"

Shkuan me karrocë gjer te shtëpia e vjetër dhe e zymtë në rrugën Vozdvizhenka; zbritën e hynë në hajat.

— Zoti na e pruftë mbarë, — tha konti si me të qeshur, si me gjithë mënd; po Natasha vuri re se i ati po nxitohej duke hyrë në paradhomën e se pyeti me zë të ndrojtur e të ulët a ishin në shtëpi princi me princeshëzën.

Pas lajmërimit të ardhjes së tyre, midis shërbëtorëve të princit u duk një farë hutimi e pështjellimi. Shërbëtori, që kish rendur të lajmëronte për ardhjen e tyre, u ndal në sallë nga një shërbëtor tjetër dhe diç thanë midis tyre me zë të ulët. Në sallë hyri me vrap një kamerjere dhe tha edhe ajo diçka me nxitim duke zënë ngoje emrin e princeshëzës. Më në fund erdhi një shërbëtor plak me një fytyrë të vërejtur dhe tha se princi nuk mund t'i priste, po që princeshëza u lutej të kalonin te ajo. E para dolli e i priti zonjushja Buriena, që u tregua shumë e sjellë dhe e njerëzishme dhe i shpuri te princeshëza. Kjo, me një fytyrë të tronditur, të tmeruar, plot me njolla të kuqe u dolli shpejt përpara t'i priste, me ato çape të rënda, duke u munduar me kot që të tregohej e zhdërvjellë dhe e përzemërt... Natasha, që në syrin e parë, nuk i pëlqeu princeshëzës Maria, iu duk shumë elegante, shumë e qeshur dhe e çkujdesur, shumë firifiu nga mëndja. Princeshëza Maria nuk e dinte që, qysh përpara se ta shihte kunatën e saj të ardhme, ajo e kishte marrë për zët, sepse në mënyrë të pavetëdijëshme ia kish zili të ritë, hiret e bukurisë së saj, freskinë dhe njomësinë, fatin e saj të lumtur, dhe ishte xheloze për dashurinë e Andresë. Përveç kësaj antipatie të thellë, princeshëza në këtë çast ishte e tronditur edhe sepse, duke ndjerë që lajmëronin ardhjen e Rostovëve, princi kish filluar të bërtiste se s'kish nevojë për 'ta, princeshëza Maria le t'i priste, po të donte, po tek ai të mos i linin me asnjë mënyrë të hynin. Princeshëza Maria e kish vendosur aty për aty që t'i priste Rostovët, po kish frikë më çdo çast se mos princi bënte ndonjë të pabërë, se dukej si i xhindosur fare nga kjo vizitë.

— Siç e shihni, e dashur princeshëzë, ja ku jua solla këtë këngëtaren time, — tha konti, duke u përkulur me nderim e duke vështruar rrotull i

shqetësuar sikur kish frikë se mos vinte papandehur princi plak. — Gëzohem pa masë që do të njiheni tani me njera tjetrën... Sa keq, sa keq që princi është akoma i pamundur... — e si tha akoma edhe disa fraza banale të tilla, u ngrit. — Në qoftë se më lejoni, princeshëzë, do t'jua lija Natashën time këtu ndonjë çerek ore; unë do të shkoj këtu pranë, dy çape më tutje, në Sheshin e Qenve, te Ana Semionovna kam pakë punë aty, dhe do të kthehem ta marr.—

Ilia Andreiçi e trilloi këtë dredhi diplomatike për t'u dhënë rastin të dy kunatave të ardhme të njiheshin pa teklif, t'i hapeshin njera tjetrës e të merreshin vesh në mes të tyre, sikundër i tha më vonë së bijës, po edhe për të shpëtuar vetë nga ndonjë e papritur, se s'dihej, mund që princi plak t'ia behte nga çasti në çast. Këtë ai nuk ia tha së bijës, po Natasha e kuptoi me intuitë frikën dhe shqetësimin e të jatit dhe e ndjeu veten të fyer. I erdhi turp për 'të e u skuq dhe u zemërua edhe më shumë që u skuq; i hodhi princeshëzës një vështrim të guximshëm e provokonjës, vështrim që thoshte se ajo nuk ia kish frikën njeriu. Princeshëza iu përgjegj kontit se ajo gëzohej shumë dhe i lutej vetëm që të rrinte ca më tepër te Ana Semionovna; Ilia Andreiçi dolli.

Zonjusha Buriena, megjithë vështrimet e shqetësuara që i hidhte princeshëza Maria, e cila dëshironte të mbetej vetëm me Natashën që të fliste çkujdesur me 'të, nuk po lëvizte nga vëndi e po vazhdonte me ashk bisedën, duke folur për dëfrimet në Moskë e për teatrot. Natasha ishte fyer nga hutimi e pështjellimi që kishte vënë re kur kish hyrë në paradhomën, nga shqetësimi i të jatit edhe nga ai ton jo i natyrshëm i princeshëzës, që dukej sikur i bënte ndonjë favor të madh që e kish pritur në sallonin e saj. Prandaj s'i hynte asgjë në sy e asgjë nuk i pëlqente. Princeshëza Maria iu duk fort e shëmtuar, pa pikë lezeti, e thatë, e shtirur. Befas Natasha u mbyll në vetvete dhe, pa dashur, mori një ton të ftohtë, që e largoi akoma më shumë princeshëzën prej saj. Pas pesë minutash bisedimi të

ftohtë e me pahir u dëgjuan çape të shpejta që po afroheshin, të fashitur nga pantoflet. Princeshëza Maria u tmerua e u prish fare në fytyrë, dera e dhomës u hap dhe hyri princi: ishte me skufën e bardhë të natës e me robdëshambër.

— Ah, zonjushja, — filloi të thosh, — zonjushja, konteshëza... konteshëza Rostova, në s'gabohem... Më falni, ju lutem, më falni... Nuk e dija, zonjushe. Për atë Zot që na shikon, nuk e dija, zonjushe, se na kishit nderuar me vizitën tuaj; erdha te ime bijë veshur kështu siç më shihni. Më falni, ju lutem... Për atë Zot që i sheh të gjitha, nuk e dija, — përsëriti me një ton kaq artificial e të shtirur e kaq pa lezet, duke e theksuar fjalën Zot, sa që princeshëza Maria qëndroi më këmbë me sytë ulur, pa guxuar të vështronte as të jatin, as Natashën.

Edhe Natasha, që ishte ngritur e kishte ndënjur prapë, nuk dinte ç'të bënte. Vetëm zonjushja Buriena buzëqeshte me ëmbëlsi.

— Më falni, ju lutem, më falni! Për atë Zot që i sheh të gjitha, nuk e dija, — murmuriti edhe një herë plaku, dhe si ia hodhi një herë sytë Natashës nga koka gjer në këmbët, dolli jashtë.

Zonjushja Buriena e mori veten e para pas asaj që ngjau, dhe filloi të fliste për gjendjen e keqe shëndetësore të princit. Natasha dhe princeshëza Maria vështronin njera tjetrën pa folur, dhe sa më shumë që shikoheshin pa nxjerrë asnjë fjalë nga goja e pa thënë ato që kishin nevojë të thoshin, aq më tepër e merrnin për zët shoqja shoqen dhe shtohej antipatia në mes të tyre.

Kur u kthye konti, Natasha nuk e fsheu aspak gëzimin e saj, dhe, pa pritur më gjatë, u ngrit të përshëndeste e të dilte; ajo pothuaj se e urrente në atë çast këtë princeshë të thatë e të fishkur, që e kish vënë në një pozitë aq të papëlqyer e të vështirë e që kish kaluar me 'të më së gjysmë ore pa i thënë asnjë fjalë për princ Andrenë. „S'mund të filloja unë e para të flisja për 'të në prani të kësaj francezeje", thosh me vete Natasha. Njëkohësisht

edhe princeshëza Maria po hante veten me dhëmbë gjithë për këtë arësye. E dinte se ç'duhej t'i thoshte Natashës, po nuk e bënte dot se druhej nga zonjushja Buriena e se as ajo s'e kuptonte dot për ç'arsye i vinte aq e përpjetë e aq rëndë të fillonte të fliste për këtë martesë. Ndërsa konti po dilte nga dhoma princeshëza Maria iu afrua me çape të shpejta Natashës, i mori duart e, me një psherëtimë të thellë, i tha:

— Prisni një çikë, unë desha...

Natasha e vështroi me qesëndi pa e ditur as ajo vetë përse.

— E dashur Natali! — tha princeshëza Maria, — e dini, unë jam shumë e gëzuar që im vëlla gjeti lumtërinë... — Këtu e preu fjalën, duke e ndjerë se po thoshte një gënjeshtër. Natasha e vuri re këtë ngurrim dhe ia kuptoi arësyen.

— Më duket se tani nuk është rasti, princeshëzë, që të flisni për këtë, — tha Natasha me një dinjitet e një ftohtësi të shtirur, ndërsa ndjente se lotët po e mbysnin në grykë.

„Ç'thashë kështu, ç'bëra kështu, unë e zeza!" mendoi pa dalë mirë nga dhoma.

Atë ditë Natasha zbriti shumë vonë për të ngrën drekë. Rrinte në dhomën e saj dhe qante me lot si foshnjë, me ngashërim e duke shfryrë hundët. Sonja i qëndronte mbi kokë dhe e puthte në flokët.

— Natasha, përse qan? — i thoshte. — As mos pyet fare për 'ta. Hajde, mos u bëj merak, se të gjitha do të kalojnë, Natashë.

— Jo, ta dish ti sa më ka ardhur... të vjen plasja, moj Sonjë, sikur unë isha ndonjë...

— Mos e thuaj, Natashë; ti s'ke ndonjë faj, apo jo? Ahere, pse të bëhesh merak?... Puthe motrën këtu, dhe hiqe mëndjen... — i thoshte Sonja.

Natasha ngriti kokën dhe, si e puthi në buzë shoqen, mbështeti në supin e saj fytyrën e lagur nga lotët.

— Nuk mund të them, nuk e di. S'më ka njeri faj, — thoshte Natasha, — fajet i kam unë. Po sa keq, sa keq, sa keq!... Më vjen të pëlcas!... Ah, po pse s'vjen edhe ky?! —

Kur zbriti më në fund në sallën e bukës për të ngrënë drekë, i kish sytë të skuqur. Maria Dmitrievna, që e kish marrë vesh se si i kish pritur princi, bëri sikur nuk e vuri re Natashën që ishte prishur nga fytyra, dhe gjatë drekës qeshi e bëri shaka me zë të lartë me kontin, e me të ftuarit e tjerë.

## VIII

Atë mbrëmje Rostovët shkuan në teatrin e operas, ku Maria Dmitrievna u kishte zënë një lozhë.

Natashës s'ia kish ënda të shkonte, po i vinte rëndë t'ia prishte Maria Dmitrievnas, që ua kish bërë ketë nder posaçërisht për 'të. Kur, si u nis e u stolis, kaloi në sallë për të pritur të jatin dhe, si u pa në një pasqyrë të madhe e iu duk vetja e bukur, shumë e bukur, ndjeu një pikëllim edhe më të madh, po një pikëllim të këndëshëm e plot ëmbëlsi.

„O Zot, sikur ta kisha këtu, nuk do të rrija më e ndrojtur dhe e ngrirë si më parë, hiç, do t'i hidhesha në krahë, do t'i futesha në gji dhe ai do të m'i ngulte ata sy të mprehtë e kureshtarë që m'i hidhte aq shpesh, pastaj do ta bëja të qeshte siç qeshte atëherë, dhe sytë e tij... Ah, sytë e tij! Sikur i kam përpara!... E ç'më duhet mua i ati dhe e motra, fundi i fundit?! Unë atë dashuroj, vetëm atë, fytyrën dhe sytë e tij, buzëqeshjen e tij burrërore dhe të ëmbël njëkohësisht... Po më mirë të mos e kem mendjen te ai; të mos mendoj asgjë, t'i harroj, t'i harroj të gjitha, të paktën për një kohë... Ah, s'e duroj dot mungesën e tij; prit, prit e s'ka të ardhur! Më vjen të hedh kujen, të qaj me lot përsëri", dhe u largua nga pasqyra gati për të shpërthyer në vaj. „Po Sonja si bën që e dashuron Nikollën pa e prishur hiç gjakun, dhe e pret prej kaq kohe e me kaq durim të madh!" mendoi, duke parë Sonjën që po hynte, e veshur edhe ajo, gati për t'u nisur, me erashen në dorë. „Jo, jo unë s'i ngjas fare asaj. Unë s'duroj dot!"

Në këtë çast Natasha e ndjente veten kaq të mallëngjyer, kaq të etur për dhëmshuri e dashuri

sa nuk ishte mjaft për 'të që të dashuronte e të dashurohej kështu nga larg: kish nevojë, menjëherë, që atë çast, ta shtrëngonte në krahë të dashurin e saj e t'i thosh e të dëgjonte prej tij ato fjalë dashurie që i vlonin në zemër e me të cilat e kish shpirtin plot. Gjatë udhës me karrocë, ulur pranë të jatit, gjithë duke vështruar me një sy melankolik dritat e fenerëve të ndezur që nga xhami plot arabeska ngrice i derës së karrocës, e ndjente veten akoma më të etuar për dashuri, e më të brengosur; aq ish dalldisur në mendimet e saja të pikëlluara, sa nuk e dinte më me kë ishte aty e ku po shkonte. Duke hyrë më në fund në radhën e karrocave të tjera, karroca e tyre, rrotat e së cilës kërcisnin e rënkonin mbi dëborën, arriti te hyrja e teatrit. Natasha me Sonjën zbritën me të shpejtë, të lehta si zoçka, duke mbajtur fustanin me dorë; zbriti dhe konti i ndihmuar nga shërbëtorët, dhe midis zonjave e zotërinjve që po hynin e midis shitësve të programeve, që të tre ata muarën nga koridori i lozhave të katit të parë, ndërsa përmes dyerve të mbyllura për gjysmë dëgjohej orkestra që po fillonte.

— *Nathalie, vos cheveux...*[1]) — i pëshpëriti Sonja.

Portjeri u sul me të shpejtë e plot nderim përpara zonjave, dhe hapi derën e lozhës. Muzika u dëgjua më çquar dhe që nga hapësira e derës shkëlqyen rreshtat e ndriçuara të lozhave, me supet e me krahët lakuriq të zonjave, si edhe platea zhurmonjëse që vetëtinte nga uniformat. Një zonjë, që po hynte në lozhën pranë, e vështroi një çast Natashën me një sy prej femre, ziliqare. Perdja akoma nuk qe ngritur, orkestra kish marrë preludin. Natasha, duke rregulluar fustanin, hyri bashkë me Sonjën dhe u ul e ndenji duke parë radhët e ndriçuara të lozhave përkundrejt. Një përshtypje, që s'e kish ndjerë prej kohe, përshtypja që qindra sy qenë ngulur mbi gushën dhe krahët e saj lakuriq, e bëri të rrënqe-

1) Natali, flokët . . .

thej nga ëndja e nga neveria njëkohësisht duke i ngjallur një tok kujtimesh, dëshirash dhe emocionesh.

Këto dy vajza jashtëzakonisht të bukura, të shoqëruara nga kont Ilia Andreiçi, të cilin prej shumë kohe s'e kishin parë njeri në Moskë, tërhiqnin vëmëndjen e të gjithëve. Përveç kësaj, të gjithëve u kish rënë në vesh diçka për fejesën e Natashës me princ Andrenë dhe e dinin që qysh atëherë, Rostovët jetonin në fshat, dhe prandaj e vështronin me kureshtë të fejuarën e një njeriu, që konsiderohej si dhëndëri me i mirë, më i zgjedhuri në tërë Rusinë.

Natasha ishte bërë më e bukur në fshat, sikundër i thoshin që të gjithë, dhe atë mbrëmje, siç qe ashtu e tronditur në shpirt dhe e përmalluar, dukej edhe më e bukur akoma. I mahniste të gjithë e i linte gojëhapur me atë lulëzim jete dhe bukurie që bashkohej tek ajo me një indiferencë për çdo gjë rreth e rrotull saj. Sytë e saj të zes vështronin turmën pa kërkuar njeri, dhe krahu i saj i hajthëm lakuriq gjer mbi brryl mbështetej mbi parmakun me belluz të lozhës, ndërsa dora e saj delikate, me një lëvizje sigurisht të pavetëdijëshme, duke ndjekur ritmin e preludit, mbyllej e hapej, duke zhubrosur programin.

— Shiko, ja Alenina, — i thoshte Sonja, — me të jëmën, më duket!

— O Zot! Mihaill Kirilliçi qënka trashur akoma më shumë! — tha konti.

— Pa shikoni Ana Mihaillovnën tonë se çfarë takije ka vënë! — Karaginët! Julia, — dhe Borisi me 'to. Bie në sy menjëherë që janë të fejuar. Drubeckoi do ta ketë kërkuar, si duket.

— Si jo, sot e mora vesh, — tha Shinshini, që po hynte në atë çast në lozhën e Rostovëve.

Natasha u kthye nga ajo anë ku shikonte i ati dhe pa Julinë që me një gjerdhan me perla në qafën e skuqur e të trashë, (Natasha e kuptoi që do ish bërë me pudër ashtu) po rrinte, me fytyrë të çelur e të gëzuar, pranë s'ëmës. Prapa tyre dukej koka e bukur dhe e krehur me kujdes e Borisit, i cili po

përkulej me buzë në gaz duke afruar veshin te goja e Julisë. I vështronte me bisht të syrit Rostovët dhe diç i thosh së fejuarës duke qeshur.

„Flasin për ne, për mua dhe për atë!" mendoi Natasha. „Flasin ndoshta për marrëdhëniet që kemi pasur dhe ai kërkon t'ia zbutë xhelozinë së fejuarës; po kot që shqetësohen! Unë as që bëhem fare merak për 'ta, njësoj se janë se s'janë!"

Më prapa kish zënë vënd Ana Mihaillovna me takije të gjelbërt, me një pamje triumfonjëse po e nënshtruar si gjithënjë ndaj vullnetit hyjnor. Në lozhën e tyre ishte ajo atmosfera e veçantë e të fejuarve, aq e njohur për Natashën dhe aq e dashur për zemrën e saj. I hodhi sytë gjetkë dhe befas i erdhi në mëndje vizita e mëngjezit me tërë ato që kishin ngjarë.

„Me ç'të drejtë nuk do që të më pranojë në familjen e tij? Ah, më mirë ta heq mëndjen që andej, të mos mendoj për këto gjëra gjersa të kthehet vetë!" tha me mëndje dhe zuri të vërente personat e njohur e të panjohur në plate. Përpara kolltukeve të rreshtit të parë, mu në mes, me kurrizin të mbështetur pas parmakut të skenës, qëndronte Dollohovi, veshur si persian, me goxha flokë të dredhur, të krehur përpjetë: qëndronte më këmbë në vëndin më të dukshëm të teatrit, i sigurt se do të tërhiqte vëmëndjen e tërë sallës, në një pozë të çpenguar e të çkujdesur sikur të qe, jo aty mu në mes të njerëzisë, po brenda në dhomën e tij. Rreth e rrotull i qe mbledhur xhumbë rinia më e shkëlqyer e Moskës sikur kjo të ishte garda e tij e nderit. Dukej menjëherë që ai qe i pari mbi të gjithë.

Kont Ilia Andreiçi, duke qeshur, i ra me brryl Sonjës që po skuqej, duke i treguar adhuronjësin e saj të vjetër.

— E njohe? — e pyeti. — Nga na dolli ky këtu? — vazhdoi konti, duke iu kthyer Shinshinit, — s'e kemi parë prej kohe, kushedi ku kish humbur.

— Qe shdukur, — u përgjegj Shinshini. — Ka qënë në Kaukaz, që aty iku e, me sa flitet, shkoi në Persi. Thonë se atje paska qënë ministër e nuk e di se ç'princi-mbret. Bile thonë se paska vrarë edhe

të vëllanë e shahut: a e dini? zonjat e Moskës çmënden pas tij! *Dollohov persiani* dhe s'ka tjetër. Tani këtu tek ne s'flitet për gjë tjetër veçse për Dollohovin: bëjnë bé për kokën e tij, ftojnë njeri tjetrin që të shohin Dollohovin, që ta shijojnë si të ishte ndonjë koran, — thoshte Shinshini. — Dollohovi dhe Anatol Kuragini ua muarrën mëntë të gjithë grave tona.

Në lozhën pranë hyri një zonjë e gjatë dhe e bukur me një goxha gërshet, supet shumë të zbuluara, të bardha e të plota, me dy radhë perlash të mëdha rreth qafës dhe një copë herë të mirë dhe e mori me fustanin e rëndë prej mëndafshi gjer sa u rregullua e u ul më në fund.

Natasha vështronte pa dashur atë qafë, ato supe, perlat, formën që u kish dhënë flokëve dhe admironte bukurinë e supeve e të perlave. Në çastin kur Natasha po e kqyrte për të dytën herë, zonja ktheu kryet nga ajo anë dhe duke takuar me sy vështrimin e kont Ilia Andreiçit, i bëri një shënjë me kokë dhe i buzëqeshi. Ishte kontesha Bezuhova, gruaja e Pjerit. Ilia Andreiçi, që i njihte të gjithë në shoqërinë e lartë, duke u zgjatur mbi parmak, filloi të kuvëndonte me 'të.

— Keni kohë që keni ardhur, konteshë? — i tha. — Do të vij po, do të vij t'ju puth dorën. Ja, kam ardhur për punë, mora edhe çupat. Thonë se Semionovna këndon për mrekulli. Kont Pjotër Kirillovici s'na ka harruar kurrë. Këtu është?

— Po, kish ndër mënd te vinte, — tha Elena, dhe vështroi me vëmëndje Natashën.

Kont Ilia Andreiçi u ul në vënd.

— Është e bukur, hë? — i tha Natashës me zë të ulët.

— Hyjnore! — u përgjegj Natasha; — kur e shikon, s'ke si të mos biesh në dashuri me 'të!.

Ndërkaq po dëgjoheshin jonet e fundit të preludit dhe drejtori i orkestrës i ra pupitrit me purtekën. Në plate spektatorët e vonuar zunë vëndet me të shpejtë dhe perdja u ngrit.

Me t'u ngritur perdja u bë heshtje në lozhat e në plate, dhe gjithë burrat, pleq e të rinj, me uniforma ose me frak, të gjitha gratë, me supet lakuriq, stolisur me gurë të çmuar, i ngulën sytë në skenë plotë kureshtë. Edhe Natasha zuri të vështronte në skenë.

## IX

Skena, në mes, kish një dysheme prej drrase; nga të dy anët ngriheshin dekore drurësh. Në sfond ishte një pëlhurë e pikturuar. Në mes të skenës ishin ulur disa vajza me jelek të kuq e fund të bardhë. Njëra prej tyre, shumë e shëndoshë në trup, me një fustan të bardhë mëndafshi, qe ulur mënjanë në një fron, prapa të cilit ishte ngjitur një karton i gjelbërt. Këndonin që të gjitha. Kur e mbaruan këngën, ajo me fustan të bardhë mëndafshi iu afrua vrimës së *suflerit;* atëherë, një burrë me pantallona mëndafshi ngjitur pas kofsheve të trasha, me një pëndë në kapelë e një kamë në brez, i vajti pranë dhe filloi të këndonte duke hapur krahët.

Burri me pantollonat të ngjitura pas këmbëve këndoi një solo pastaj; kur pushoi ai, ia mori shoqja e tij. Kur mbaroi edhe kjo, zuri të binte muzika dhe burri i mori dorën së resë me fustan të bardhë mëndafshi, duke pritur me sa dukej batutën për të kënduar pjesën e tij së bashku me 'të. Ekzekutuan një duet dhe tërë salla i duartrokiti me zjarr e duke brohoritur, ndërsa të dy aktorët që përfaqësonin një çift të dashuruar, përkuleshin duke hapur krahët plot nderim e me buzë në gaz e përshëndesnin më të djathtë e më të mëngjër.

Pas jetës që kish bërë në fshat dhe në atë gjëndje të tronditur shpirtërore në të cilën ndodhej, të gjitha këto Natashës i dukeshin të çuditëshme, bile qesharake. Nuk mund ta ndiqte me vëmëndje zhvillimin e operas, e as muzikën s'mund ta dëgjonte: shihte vetëm kartonet e pikturuar dhe aktorët e aktoret veshur për çudi, që lëviznin në dritën verbonjës, flisnin e këndonin në një mënyrë për t'u

habitur; natyrisht ajo e dinte se çfarë donin të paraqisnin aty, po në tërësi çdo gjë ishte kaq false dhe artificiale sa që herë i vinte turp për aktorët, dhe herë i vinte për të qeshur me këto marrëzira. Vështronte rrotull, vërente fytyrat e spektatorëve mos zbulonte në 'to gjithë atë ndjenjë që provonte dhe vetë; po të gjitha fytyrat, plot vëmëndje për ato që ndodhnin në skenë, shprehnin një entusiazmë që Natashës iu duk i shtirë. „Mbase kështu duhet të jetë, dhe jo ndryshe!" mendonte Natasha. Herë vështronte rreshtat e kokëve të lyera me brilantinë të platesë, herë gratë, me supet e më krahët lakuriq, në lozhat, e sidomos fqinjën e saj, Elenën, që, pothuaj gjysmëlakuriq, me një buzëqeshje të ëmbël e të qetë, ia kish ngulur sytë skenës, pa i ulur asnjëherë; kishte përshtypjen e dritës verbonjëse, që mbushte sallën, e të ajrit të vakët, të ngrohur nga gjithë ato frymëra të turmës. Dalëngadalë Natasha filloi ta ndjente veten të dehur sikundër kishte shumë kohë që nuk e kish ndjerë. Nuk i kujtohej cila ish, ku ndodhej e ç'po bëhej aty përpara saj; vështronte dhe mendonte, dhe i shkrepnin në kokë gjithëfarë mendimesh të papritura, të çuditëshme, që s'kishin as kuptim as lidhje. Tani i tekej të dilte vetë atje në skenë e të këndonte atë *arie* që po ekzekutonte këngëtarja; herë i këcente në kokë të çikte me erashën një plakëruq që ish ulur aty më tutje; herë ia kish ënda të zgjatej nga Elena e ta gudulistë.

Në një nga këto çaste, ndërsa në skenë ish bërë heshtje, duke pritur që këngëtari t'ia fillonte një *arie*, dera e hyrjes së platesë, nga ajo anë që ishte lozha e Rostovëve, krisi dhe u ndëgjuan çapet e një personi të vonuar. „Ja dhe Kuragini!" murmuriti Shinshini. Kontesha Bezuhova ktheu kryet e i buzëqeshi atij që po hynte. Natasha hodhi sytë në drejtimin e atij vështrimi dhe pà një adjutant të ri, shumë të bukur e të hijshëm që po vinte nga lozha e tyre me një pamje krenare po edhe shumë të njerëzishme. Ishte Anatol Kuragini të cilin e kish parë — dhe i kish bërë përshtypje që atëherë — në ballon e Petërburgut. Ishte veshur me uniformën e adjutantit, me një spaletë të vetme e me kordone.

Po vinte me një hap marcial e të përmbajtur, që do ta bënte qesharak po të mos ish aq i pashim e sikur fytyra e tij, me ato tipare të rregullta, të mos shprehte një kënaqësi prej njeriu xhanan që të çarmatoste. Megjithëse çfaqja kish filluar, pa u ngutur, duke bërë të tringëllinin lehtë mamuzet dhe shpata, duke mbajtur lart me zhdërvjelltësi kokën e bukur të parfumuar, po ecte mbi qilimin e rruginës. Si i hodhi një sy Natashës, iu afrua së motrës, mbështeti dorën me dorashkë në parmakun e lozhës, i bëri një shënjë me kokë, dhe, duke u përkulur, diç e pyeti, duke i bërë me shenjë për Natashën.

— *Mais charmante*[1]) — tha duke folur sigurisht për Natashën, sikundër ajo më fort e kuptoi nga lëvizja e buzëve se sa dëgjoi. Pastaj dolli në rreshtin e parë dhe u ul pranë Dollohovit, duke i rënë me brryl miqësisht e pa teklif po atij Dollohovi që të tjerët i silleshin sikur të ishte perëndia vetë. I buzëqeshi, duke i shkelur synë me gëzim, dhe mbështeti një këmbë përfundi parmakut të skenës.

— Sa ngjasin vëlla me motër! — tha konti. — Sa të bukur janë që të dy!

Shinshini filloi të tregonte me zë të ulët një farë historie të një intrige të Kuraginit në Moskë, një histori që Natasha ia vuri veshin dhe e dëgjoi pikërisht sepse, ai, duke folur për 'të, kishte thënë *tërheqëse.*

Akti i parë mbaroi, në plate të gjithë u ngritën, u përzjenë bashkë, dhe filluan të lëviznin për të dalë.

Borisi erdhi në lozhën e Rostovëve, priti me shumë thjeshtësi urimet që i bënë, dhe me vetullat pakëz të ngritura e me një buzëqeshje të hutuar iu lut Natashës e Sonjës, nga ana e së fejuarës, të urdhëronin të vinin në dasmën e tyre; pastaj dolli. Natasha, me një buzëqeshje lozonjare e plot gazmend, kish biseduar me 'të dhe kish uruar për martesën e po atij Borisi, pas të cilit kish rënë në dashuri një herë e njëkohe. Në atë gjëndje dehjeje në të cilën ndodhej, kjo që bëri i dukej fare e thjeshtë dhe e natyrëshme.

1) Po tërheqëse.

Elena gjysmëlakuriq, ishte ulur ca më tutje dhe u buzëqeshte njësoj të gjithëve; pikërisht në këtë mënyrë i kishte buzëqeshur edhe Natasha Borisit.

Lozha e Elenës po mbushej me vizitorë dhe qe rrethuar, nga ana e platesë, prej njerëzve që ishin ajka e aristokracisë dhe shquheshin nga çdo pikëpamje; dukej sikur ata, njeri pas tjetrit, kishin dëshirë t'u tregonin të tjerëve që e njihnin.

Gjatë tërë këtij pushimi, Kuragini qëndroi më këmbë përpara skenës, pranë Dollohovit, duke vështruar lozhën e Rostovëve. Natasha e dinte që ai fliste për 'të dhe i bëhej qejfi. Medje u kthye në mënyrë që ai të mund ta shihte në profil, në një pozë, që, sipas mendimit të saj, dukej sa më mirë. Para se të fillonte akti i dytë, në plate u duk Pjeri, të cilin Rostovët nuk e kishin takuar akoma, që kur kishin ardhur.

Ish i zymtë në fytyrë dhe qe shëndoshur akoma më shumë që kur e kish parë Natasha herën e fundit. Pa vënë re njeri, arriti gjer në rreshtat e para. Anatoli i vajti pranë dhe diç filloi ti thoshte duke vështruar e duke i rrëfyer lozhën e Rostovëve. Kur pa Natashën, Pjeri u çel e u gjallërua në fytyrë dhe, shpejt e shpejt, kaloi nëpër rreshtat e erdhi te lozha e tyre. Mbështeti brrylin në parmakun e lozhës dhe, me buzë në gaz, foli një copë herë me Natashën. Gjatë bisedës së saj me Pjerin, Natasha dëgjoi në lozhën e konteshës Bezuhova një zë burri dhe, kushedi pse, e mori me mënd se ishte zëri i Kuraginit. Ktheu kryet dhe sytë e tyre u takuan. Gati me buzëqeshje ai e vështronte drejt në sy me një vështrim kaq të magjepsur e kaq të ëmbël, sa që Natashës iu duk si çudi që ndodhej aq pranë tij, që e vështronte ashtu, që ish e bindur se i pëlqente, e që, për të njohur, nuk e njihte.

Në aktin e dytë dekori paraqiste monumente të përzishme; një vrimë në pëlhurën përfaqësonte hënën; i hoqën abazhuret e parmakut të skenës; buritë dhe kontrabasot filluan të binin me zë të ulët dhe me të djathtë e më të majtë duallën shumë veta veshur në të zeza. Jepnin e merrnin me duar dhe ngrinin lart ca si kama; pastaj duallën me vrapë në

skenë edhe burra të tjerë dhe zunë të rrëmbenin atë vajzën e re që ish veshur me fustan të bardhë mëndafshi në aktin e parë e që tani qe veshur me fustan të kaltër. Nuk e muarrën menjëherë po kënduan për një kohë bashkë me 'të dhe vetëm pastaj e çuan jashtë; në prapaskenë u dëgjua tri herë një zhurmë metalike; atëherë gjithë aktorët ranë më gjunjë dhe ia nisën një lutjeje. Këto skena të ndryshme u ndërprenë disa herë nga britmat e brohoritjet entusiaste të spektatorëve.

Gjatë këtij akti, Natasha, sa herë që hidhte sytë në plate, shihte Anatol Kuraginin, me një krah që i varej nga mbështetsja e karrigës, që po e vështronte e s'ia hiqte sytë. I bëhej qejfi kur vinte re se ai qe magjepsur fare prej saj dhe as që i shkonte nëpër mënd se mund të kish diçka të keqe në këtë mes.

Kur mbaroi akti i dytë, kontesha Bezuhova u ngrit, u kthye nga lozha e Rostovëve (gjoksi i saj ishte fare i hapur) thirri me një shënjë të gishtit me dorashkë kontin plak dhe, pa ua vënë veshin personave që kishin hyrë në lozhën e saj, filloi të fliste me 'të duke buzëqeshur me ëmbëlsi.

— Po pa më njihni, pra, me çupëzat tuaja si ëngjëllushka, — i tha, — tërë qyteti s'i heq nga goja, kurse unë akoma nuk i njoh.

Natasha u çua dhe u përkul me nderim përpara konteshës madhështore. Aq iu bë qejfi që e lëvdoi me ato fjalë kontesha, sa u skuq, e tëra nga kënaqësia.

— Edhe unë dua tani të bëhem moskovite, — thoshte Elena. — Po si nuk ju bren ndërgjegjja, si nuk ju vjen keq që i mbani fshehur të tilla perla në fshat!? —

Kontesha Bezuhova gëzonte me plot të drejtë famën e një gruaje që të magjepste. Ajo ish e zonja të thosh krejt të kundërtën e asaj që mendonte dhe t'u bënte lajka njerëzve në mënyrë krejt të natyrëshme, pa u kuptuar fare se po shtirej.

— Jo i dashur kont, ju do të më jepni lejën të merrem me çupëzat tuaja, megjithëse tani s'jam për shumë kohë këtu; po edhe ju, gjithashtu, s'do të qëndroni shumë. Do të përpiqem t'i zbavit. Që në

Petërburg kam dëgjuar që ju mbanin në gojë dhe dëshiroja t'ju njihja, — i tha Natashës me buzëqeshjen e saj të bukur, gjithmonë të njëllojtë. — Me ka folur për ju edhe pazhi im, Drubeckoi. Besoj e keni marrë vesh që po martohet. Më ka folur gjithashtu edhe miku i tim shoqi, Bollkonski, princ Andrea Bollkonski, — tha me një theksim të veçantë, duke lënë të kuptohej me këtë mënyrë se e dinte lidhjen e tij me Natashën. Iu lut kontit ta lejonte njerën nga çupat të zinte vënd në lozhën e saj gjer në fund të çfaqjes, me qëllim që të njiheshin më mirë, dhe Natasha, kaloi tek ajo.

Në aktin e tretë skena paraqiste një pallat, ku ishin ndezur shumë qirinj, dhe në muret ishin varur portrete kavaljerësh me mjekra majuce. Në mes qëndronin më këmbë dy personazhe: me sa dukej një mbret e një mbretëreshë. Mbreti lëvizi dorën e djathtë dhe, si i tutur, këndoi një *arie*, po jo mirë, dhe u ul në një tron të purpurt. E reja që ish veshur në fillim me fustan të bardhë mëndafshi e pastaj me fustan të kaltër, tani kish në trup vetëm këmishën dhe, me flokë të shpleksur, po qëndronte më këmbë pranë fronit. Këndonte me një zë të përvajshëm e plot dhëmbje, duke iu drejtuar mbretëreshës: po mbreti tundi rreptë dorën, dhe nga të dyja anët duallën burra dhe gra me këmbët lakuriq e zunë të vallzonin gjithë së bashku; pastaj violinat ia muarrën shumë hollë një arie të gëzueshme; një vajzë, me këmbë të trasha lakuriq e me krahë të hajthëm, duke u larguar nga të tjerët, u zhduk prapa skenës për të rregulluar jelekun, dolli prapë mu në mes të skenës dhe zuri të hidhej në erë duke përpjekur këmbët njerën pas tjetrës. Tërë salla ahere buçiti në duertrokitje dhe që të gjithë thirrën: „Të lumtë!" Pastaj një nga burrat zuri vënd në një qoshe të skenës, dhe në zhurmën shurdhonjëse të çapareve e të burive filloi të hidhej përpjetë shumë lart e të vërtitej në vetvete si fugë me një shpejtësi të madhe. (Ky burrë ishte *Duport*[1]) që merrte gjashtëdhjetë mijë rubla në vit për këtë mjeshtëri të

1) Dypori.

tij). Gjithë spektatorët, në plate, në lozha e në ballkon e mbuluan me një breshër duartrokitjesh dhe zunë të brohorisnin e të bërtisnin kush e kush më shumë. Aktori u ndal e filloi t'i falënderonte, duke u përkulur me buzëqeshje nga të gjitha anët. Pastaj këcyen edhe të tjerët, burra e gra, me këmbët lakuriq; dhe prapë një nga mbretërit briti diçka në tonin e muzikës, dhe të gjithë zunë të këndonin. Po befas shpërtheu një shtërgatë, në orkestër u dëgjuan gama kromatike dhe akorde të të shtatës minore, e që të gjithë ua mbathën këmbëve, dhe sërish rrëmbyen një nga aktorët e e çuan në prapaskenë; pas këtyre ra perdja. Salla buçiti si deti në furtunë; entusiazmi kish arritur kulmin; secili thërriste: „Dypor! Dypor! Dypor"!, tani as Natashës nuk i dukej më si çudi. Duke buzëqeshur me ngazëllim, vështronte rreth e rrotull plot kënaqësi.

— *N'est — ce pas qu'il est admirable, Duport?*[1]) — e pyeti Elena duke u kthyer nga ajo.

— *Oh, oui*[2]) — u përgjegj Natasha.

## X

Në pushimin, në lozhën e Elenës u ndje një rrymë ajri të ftohtë, dera u hap dhe hyri Anatoli, i krusur, e duke u ruajtur mos përpiqej me njeri.

— Më lejoni t'ju paraqis tim vëlla, — tha Elena, duke hedhur sytë me shqetësim nga Natasha te Anatoli.

Natasha ktheu mbi supin lakuriq koçkën e saj të këndëshme ndaj oficerit të bukur dhe buzëqeshi. Anatoli që ish i bukur edhe nga afër aq sa dhe nga larg, u ul pranë saj dhe tha se prej shumë kohe dëshironte të kish fatin të njihej me 'të, qysh nga mbrëmja e ballos në shtëpinë e Narishkinëve, ku kish pasur kënaqësinë ta shihte, kënaqësi kjo që nuk do ta harronte kurrë. Me femrat Kuragini ishte shumë më i mprehtë e më i thjeshtë se sa kur

1) A nuk është i mrekullueshëm Dypori?
2) Po si.

ndodhej në shoqëri me burrat. Fliste thjeshtë e me guxim, dhe Natasha u çudit e u kënaq kur pa se ky njeri, për të cilin thoshin aq gjëra, nuk ish aspak i tmershëm, po përkundrazi kish një buzëqeshje të pafajshme prej fëmije, një buzëqeshje të ngrohtë, të përzemërt, të gëzuar.

Kuragini e pyeti se ç'përshtypje i kish bërë çfaqja dhe i tregoi se në çfaqjen e mëparëshme Semionovna kishte rënë, kur ish duke lojtur.

— Po a e dini, konteshëzë, — tha befas duke iu drejtuar asaj me një ton të atillë afrimi sikur të qenë njohur prej vjetesh, — ne po përgatisim një karusel me kostume; duhet të merrni pjesë edhe ju: ka për të qënë me të vërtetë interesante. Do të mblidhemi të gjithë te Karaginët. Ju lutem të vini, me të vërtetë!

Tek fliste, nuk i hiqte sytë e qeshur nga fytyra, nga qafa, nga krahët lakuriq të Natashës. Ajo ish e sigurt se ai e pëlqente shumë. Për këtë i bëhej qejfi; po, kushedi për ç'arsye, pranë këtij njeriu e ndjente veten si më gjëmba, i vinte rëndë, i vinte gjyç. Kur ajo i kish sytë gjetkë, e ndjente që ai i vështronte supet, i dukej sikur vështrimi i tij i rëndonte mbi trup; që të shpëtonte nga kjo ndjenjë, detyrohej ta vështronte edhe kjo, që kështu ai ta shikonte vetëm në fytyrë. Po kur shiheshin sy më sy, Natasha e kuptonte me tmer se midis atij dhe asaj nuk ekzistonte aspak ajo pengesa e turpit që kishte ndjerë gjithnjë midis vetes së saj dhe burrave të tjerë. Pa e ditur se si, pas pesë minutash pati përshtypjen se ishte tmerrësisht afër këtij njeriu. Kur kthehej, kish frikë se mos ai, që prapa, i kapte krahun lakuriq, apo mos e puthte në qafë. Flisnin për gjerat më të thjeshta, dhe e ndjente se qe kaq pranë këtij njeriu, sa s'kish qënë kurrë me ndonjë njeri tjetër. Kthehej e vështronte Elenën e të jatin sikur do t'i pyeste ç'ish kjo punë kështu; po Elena ish e zënë, se po bisedonte me një gjeneral dhe nuk i përgjigjej vështrimit të saj, kurse sytë e të jatit s'i thoshin asgjë tjetër përveç atyre fjalëve që ai i thoshte gjithmonë: „Kënaqu sa më shumë, se ashtu më bëhet qejfi dhe mua".

Në një hap heshtjeje të rëndë, gjatë të cilit Anatoli e vështronte me ata sy të këcyer, i qetë e me ngulm, Natasha, që ta prishte atë heshtje, e pyeti a i pëlqente Moska. Duke bërë këtë pyetje, u skuq. Kishte vazhdimisht përshtypjen se po bënte diçka të pahijëshme, diçka të turpëshme duke folur me 'të. Anatoli buzëqeshi sikur donte t'i jepte zemër.

— Në krye s'para më pëlqente se çka e bën të këndëshëm një qytet, *ce sont les jolies femmes,*[1]) apo jo? Kurse tani më pëlqente shumë, — tha me një vështrim kuptimplot. — Ju do të vini në karusel, konteshëzë? Ejani, — i tha dhe, duke zgjatur dorën nga buqeta e Natashës, uli zërin e shtoi: — *Vous serez la plus jolie. Venez, chère comtesse, et comme gage, donnez-mio cette fleur*[2]).

Natasha nuk e kuptoi ç'donte të thoshte ai me ato fjalë ashtu, sikundër nuk i kish kuptuar as vetë Anatoli duke i thënë; po e ndjeu se në ato fjalë të pakuptueshme fshihej një qëllim i pahijëshëm. Nuk dinte ç'të thosh dhe u kthye mënjanë, sikur nuk i kish dëgjuar fare, po me t'u kthyer mënjanë, mendoi se ai qe aty, prapa saj, dhe aq afër!

„Ç'mendon tani? Ç'po bën? Mos mbeti keq? Mos u zemërua? Mos e shkela?" pyeste vetmevete. E s'iu ndenj pa u kthyer. E vështroi drejt në sy, dhe afrimi i tij siguria dhe ëmbëlsia fëminore e buzëqeshjes së tij e bënë për vete. Buzëqeshi edhe ajo ashtu si ai, duke e shikuar drejt në dritën e syrit. Dhe përsëri ndjeu me tmer se midis tyre s'kish asnjë pengesë, nuk ekzistonte asnjë barierë.

Perdja u ngrit edhe një herë. Anatoli dolli nga lozha, i qetë e gazmor. Natasha u kthye në lozhën e saj, te i ati, e robëruar krejtësisht nga ajo botë e re në të cilën kish hyrë. Tërë ato që ndodhnin rrotull saj i dukeshin tani fare të natyrëshme, kurse krejt mendimet e mëparëshme për të fejuarin për princeshëzën Maria, për jetën e fshatit nuk i erdhën ndër mënd asnjëherë, sikur të gjitha këto t'i përkisnin një të kaluare shumë të largët.

---

1) Janë gratë e bukura.
2) Ju do të jeni më e bukura. Ejani, e dashur konteshë, dhe, si peng, nëmni këtë lule.

Në aktin e katërt, një farë djalli dolli në skenë dhe këndonte, jepte e merrte me duar, gjersa më në fund u hap një qepen dhe ai u rrukullis brënda e u shduk. Natasha, nga tërë akti i katërt, vetëm këtë pà: diçka e trondiste dhe e mundonte dhe shkaku i kësaj tronditjeje e i këtij mundimi ishte Kuragini që, pa dashur, ajo gjithë e ndiqte me sy. Tek po dilnin nga teatri, Anatoli u afrua, thirri karrocën e tyre, u ndihmoi të hipnin. Duke e ndihmuar Natashën të hipte, ia shtrëngoi krahun përmbi brryl. Natasha, e skuqur dhe e tronditur, i hodhi një vështrim të shpejtë: duke buzëqeshur ëmbël, Anatoli po e sodiste me sytë e tij xhixhëllonjës.

Vetëm kur u kthye në shtëpi Natasha e kuptoi më në fund ç'i kishte ndodhur. E befas, duke kujtuar princ Andrenë, u tmerua. Tek ishin duke pirë çajin, si u kthyen nga teatri, nxori një britmë, u bë e kuqe flakë dhe u ngrit e iku me vrap në dhomë të saj.

„Zot, o Zot! E mora veten më qafë. Mbarova me gjithësej!" vritej me vete të saj. „Si e lashë veten që të arrinte puna gjer në atë pikë?" mendonte. Mbeti një copë herë ashtu ndenjur, duke zënë fytyrën e skuqur me duar, dhe vriste mëndjen të formonte një ide të qartë mbi sa kishte ndodhur; po nuk arrinte të kuptonte dot ç'i kishte ndodhur e as se çfarë ndjente. Gjithëçka i pështjellohej, i errësohej e i dukej e tmershme. Atje, në atë sallë të madhe e të ndriçuar, ky Dypori, mbi drrasat e lagura të skenës, veshur me një bluzë gjithë pafka të ndritëshme e me këmbët lakuriq, hidhej e përdridhej duke i lëvizur këmbët pas ritmit të muzikës, nën breshërin e brohoritjeve entusiaste të vajzave të reja, të pleqve e të Elenës së mrekullishme, pothuaj hakuriq, me një buzëqeshje të qetë e krenare, — atje, në hijen e kësaj Elene, gjithëçka ish e qartë dhe e thjeshtë; mirëpo tani që ishte vetëm, fillikat me veten e saj, e kredhur në vetvete, s'kuptonte më asgjë. „Ç'do me thënë kjo? Ç'është kështu me mua? Ç'është ky tmer që më shtiu ai njeri? Ç'janë këto dyshime që më brejnë? Përse më vret ndërgjegjja?" vriste mëndjen e shqetësuar.

Vetëm konteshës plakë, natën, në shtrat, mund që t'ia hapte zemrën Natasha e t'ia tregonte të gjitha ato që ndjente e ato që bluante në mëndje. Sonja, — e dinte ajo, — ashtu siç i shikonte punët në mënyrë të rreptë e të gjithanëshme, ose nuk do të kuptonte asgjë, ose do të tmerohej nga rrëfimi që do t'i bënte. Prandaj Natasha përpiqej ta zgjidhte këtë enigmë vetëmevete e të shihte qartë në shpirtin e saj.

„A duhet ta quaj veten të vdekur për dashurinë e princ Andresë, apo jo?" pyeste me ankth, dhe përgjigjej me një buzëqeshje siguronjëse: „Ç'jam e marrë dhe unë! E me ç'mëndje e bëj një pyetje të tillë? E ç'më ka ngjarë? Asgjë. Asgjë s'kam bërë. S'më bie mua asndonjë faj për sa ka ngjarë", i përgjigjej vetëvetes. „Asnjeri s'ka për të ditur gjë, dhe unë s'do ta shoh më kurrë. Po, kështu është, s'ka ngjarë asgjë për t'u bërë merak dhe unë nuk i di ndonjë faj vetes sime, princ Andrea mund të më dashurojë gjithënjë kështu si jam. Po si jam unë, vallë? Ah, o Perëndi! Kur nuk erdhi dhe ai!" Natasha qetësohej për një çast, po pastaj përsëri një farë instinkti i thoshte se, megjithëqë ato që thosh ishin të vërteta e që s'kishte ngjarë gjë, ajo dlirësia e dashurisë së saj për princ Andrenë ish nxirë përgjithmonë. Dhe sërish, në fantazinë e saj, përsëriste bisedën që kish bërë me Kuraginin dhe sillte ndër mënd, sikur e kish aty përpara syve, fytyrën, gjestet dhe buzëqeshjen e ëmbël të këtij njeriu të hijshëm e guximtar, në çastin kur i shtrëngoi krahun përmbi brryl.

## XI

Anatol Kuragini kish ardhur e ish vendosur në Moskë se i ati e kish përcjellë nga Petërburgu, ku ai bënte rrush e kumbulla më se njëzet mijë rubla në vit dhe hynte në borxh çdo vit edhe nja njëzet mijë rubla të tjera, të cilat borxhlinjtë ia kërkonin të jatit.

Princi ia kish thënë troç të birit se po ia paguante për herën e fundit gjysmën e borxheve të tia, po vetëm me kusht që ai të shkonte në Moskë në krye të detyrës si adjutant i kryekomandantit, detyrë kjo që ai, i ati, ia kishte siguruar; dhe aty në Moskë të martohej më në fund me ndonjë vajzë të pasur si, për shëmbëll me princeshëzën Maria ose me Juli Karaginën.

Anatoli kish pranuar dhe qe nisur në Moskë, ku qëndroi në shtëpi të Pjerit. Në fillim Pjeri e pranoi në shtëpi nga e keqja, se s'kish si bënte ndryshe, po pastaj u mësua me 'të; nganjëherë e shoqëronte edhe ai në orgjitë e tia, dhe i jepte të holla gjoja sikur ia huante.

Anatoli, ashtu siç kish thënë me plotë të drejtë Shinshini, që kur kish ardhur në Moskë, i kish çmëndur fare gjithë zonjat moskovite, sepse as që pyeste fare për 'to dhe dukej sheshit që preferonte ciganet dhe aktoret franceze, me njërën prej të cilave, atë më të famëshmen — *mademoiselle Georges*[1]), sipas fjalëve që fliteshin, kishte marrëdhënie shumë të ngushta. Ai nuk mungonte kurrë kur ia shtronin me të pirë në shtëpi të Danillovit apo të qejflinjve të tjerë të Moskës, pinte me nete të tëra pa rezervë, duke ua shkuar të gjithëve në këtë drejtim dhe s'linte mbrëmje e ballo të shoqërisë së lartë pa vajtur. Ishin hapur fjalë rreth disa intrigave e aventurave të tia dashurie me zonjat e Moskës dhe nëpër ballot ai u vardisej disave. Po me vajzat dhe veçanërisht me zonjushet e pasura për t'u martuar, që, më të shumat, ishin të shëmtuara, nuk e ujdiste kurrë, aq më fort se Anatoli, gjë që nuk e dinte njeri përveç shokëve të tij më të ngushtë, na qe martuar aty dy vjet më parë.

Dy vjet më parë, kur regjimenti i tij ish vendosur në Poloni, një pronar polak jo i pasur, të cilit Anatoli i kish mashtruar të bijën, e pat shtrënguar ta merrte për grua. Pa shkuar shumë kohë, Anatoli

1) Lexo: madmazel Zhorzhë — zonjushen Zhorzhë.

e kish braktisur të shoqen dhe, në këmbim të një pensioni që kish marrë përsipër t'ia dërgonte të vjerrit, kish fituar të drejtën të hiqej si beqar.

Anatoli ishte shumë i kënaqur nga fati i tij, nga vetëvetja e nga të tjerët. Instinktivisht ishte i bindur se s'mund të jetonte ndryshe nga ç'jetonte e se kurrë në jetën e tij s'kish bërë ndonjëherë keq. Nuk ish i zoti të mendonte se ç'efekt mund të kishin për të tjerët veprimet e tia dhe as se çfarë pasoja mund të rridhnin prej këtij ose atij veprimi të vet. I qe mbushur mëndja top se, ashtu sikundër rosa është krijuar që të rrojë nd'ujë, edhe ai kish lindur që të jetonte me tridhjetë mijë rubla të ardhura në vit e të zinte gjithënjë pozitën më të lartë në shoqëri. Ish kaq i bindur për këtë, sa që, tek e shihnin ashtu, bindeshin edhe të tjerët e nuk ia kursenin as një pozitë të lartë në botën aristokratike, dhe as paratë që ai, sigurisht pa menduar t'i kthente, i merrte hua nga kushdo, pa çarë kokën se kush ish.

Anatoli nuk ishte kumarxhi; të paktën kurrë s'kish dëshiruar të fitonte në kumar. Nuk ishte sqimatar. As që bëhej merak fare se ç'mund të mendonin të tjerët për 'të. Aq më pak akoma mund të thoshe se ishte ambicioz. Më se një herë e kish pikëlluar dhe inatosur të jatin, duke prishur karierën e vet dhe as që pyeste për lavdi e për nderime. Nuk ish koprac dhe u jepte hua të gjithëve kur kish. I pëlqenin vetëm qejfet dhe gratë; e, meqënëse, sipas pikëpamjes së tij, këto pasione s'kishin asgjë të ulët — pa se, pikërisht për shkak të këtyre pasioneve të tia, mund të vuanin të tjerët, këtë as që e shkonte fare ndërmënd — ai e kish ndërgjegjen të qetë, e pandehte veten burrë të mirë që s'kishe ç't'i shaje, i përbuzte njerëzit e poshtër e të liq dhe mbahej me të lartë se e dinte veten të larë nga çdo pikëpamje.

Qejflinjtë, njerëzit e lëshuar e të çthurur që pinë e bëjnë qejf me gratë, pandehin me gjithë mënd se janë njerëz pa mëkata. Në këta burra — Magdalena ky besim naiv mbështetet, si edhe te gratë — Magdalena, në shpresën e faljes. „Asaj do t'i falen të

gjitha sepse ka dashuruar shumë, e atij do t'i falen të gjitha se ka bërë qejf e ka dëfryer shumë".

Dollohovi, që ishte dukur sërish atë vit në Moskë, pas dëbimit të tij dhe aventurave që kish pasur në Persi e që bënte një jetë luksoze midis kumarit dhe ahengjeve, e kish ujdisur me shokun e tij të vjetër të Petërburgut, Kuraginin, i cili i duhej për qëllimet e tia të ndryshme.

Anatoli e donte me gjithë zemër Dollohovin për zgjuarësinë dhe guximin e tij të krisur. Dollohovi, që kish nevojë për emrin e për marrëdhëniet e Kuraginit për të tërhequr të rinjtë e pasur në rrjetën e tij prej kumarxhiu, dinte të përfitonte me mjeshtëri prej Anatolit, dhe, vetëmevete, tallej me 'të. Po, në vepronte kështu, nuk e bënte vetëm për interes e vetëm që ta milte; vepronte kështu edhe nga që qejfi i tij më i madh ishte si ta hiqte tjetrin për hunde sipas vullnetit të tij. Kjo ishte bërë një nevojë e një shprehi për 'të.

Natasha i kish bërë një përshtypje shumë të madhe Anatolit. Gjatë darkës me Dollohovin, pas teatrit, ai ia numuroi një nga një dhe ia analizoi, si njohës i mirë që ish në këtë drejtim, bukurinë e krahëve të Natashës, të supeve, të këmbëve, të flokëve të saj dhe tha se e kish vendosur t'i vinte rrotull. Se ku mund të dilte më në fund kjo punë, Anatoli as që bëhej merak, sikundër nuk ish bërë kurrë merak për pasojat që mund të kishin veprimet e tia.

— E bukur është, or mik, po nuk është për ne, — ia priti Dollohovi.

— Do t'i them sime motre ta ftojë për drekë, — tha Anatoli. — Hë?

— Ti më mirë prit të martohet një herë.

— Ti e di, — tha Anatoli, — *j'adore les petites filles*[1]*:* e humbin mëndjen menjëherë.

— Re një herë brenda me një *petite fille*[2]*)*, — e qërtoi Dollohovi, që e dinte martesën e detyruar të Anatolit. — ki mëndjen!

---

1) I adhuroj çupat e vogla.
2) Çupë e vogël.

— Një herë bie njeriu, se herën e dytë di si ta vërtitë! Hehe! — u përgjegj Anatoli, duke qeshur pa të keq.

## XII

Të nesërmen pas çfaqjes Rostovët nuk shkuan gjëkundi dhe asnjeri nuk u erdhi t'i vizitonte. Maria Dmitrievna, po bisedonte me kontin mënjanë e me zë të ulët që të mos i dëgjonte Natasha. Po kjo e mori me mënd se po flisnin për princin plak e diç po trillonin, dhe e ndjeu veten të shqetësuar e të fyer. Priste nga çasti në çast princ Andrenë dhe atë ditë kish dërguar dy herë portjerin në rrugën Vozdvizhenka të pyeste mos kish ardhur. Po s'kish ardhur. Tani gjëndja e saj shpirtërore ishte më e rëndë se ato ditët e para pas ardhjes së tyre në Moskë. Padurimit të saj, brengës që i shkaktonte mungesa „e tij", i shtohej tani kujtimi i hidhur e i shëmtuar i takimit me princeshën Maria e me princin plak, dhe një frikë e një shqetësim, që as ajo nuk ua dinte shkakun. I dukej sikur princ Andrea nuk do të vinte kurrë, ose sikur asaj diç do t'i ngjiste ndonjë e keqe para se të vinte ai. Tani nuk ish në gjëndje të mendonte për 'të, ashtu si më parë, një copë herë të gjatë, me zemër të qetë, vetëm për vetëm, me fantazinë e saj. Sa niste të mendonte për 'të, menjëherë i dilnin përpara syve princeshëza Maria, princi plak, çfaqja e fundit dhe Kuragini. Dhe përsëri pyeste veten mos ish fajtore, mos i kish dalë e pabesë të fejuarit; përsëri i kujtoheshin vetvetiu, gjer në hollësirat më të vogla, çdo fjalë, çdo gjest, çdo nuancë në shprehjen e atij njeriut që i kish ngjallur në shpirt një ndjenjë sa të pakuptueshme aq dhe të tmershme. Në sytë e njerëzve të shtëpisë Natasha dukej më e gjallëruar se zakonisht; po nuk ishte aspak aq e qetë dhe e lumtur si më parë.

Të djelën në mëngjes Maria Dmitrievna i ftoi mysafirët e saj që të vinin të dëgjonin meshën në famullinë e saj në kishën e Shën Marisë.

— Nuk më pëlqejnë ato kishat sipas modës, — thoshte, duke u mburur për lirinë e saj të mendimit. — Zoti është një kudo. Kemi një prift shumë të mirë, e nxjerr meshën me dinjitet, i ka hije me të vërtetë edhe dhjakua po ashtu. Koncerte në kishë, në një vënd të shënjtë, nuk më pëlqejnë aspak, bile i urrej, bien erë përdhosje, janë gjëra të zverëtitura!

Maria Dmitrievna i donte të djelat dhe dinte t'i festonte. Shtëpia e saj shkundej, lahej, pastrohej e bëhej si pasqyrë që të shtunën; të djelën, si shërbëtorët ashtu edhe ajo nuk punonin; të gjithë visheshin si për një ditë të mirë dhe shkonin në kishë. Në drekën e zotërinjve shtohej ndonjë gjellë dhe personeli shërbyes gostitej me raki dhe me ndonjë derrkuckë ose ndonjë patë të pjekur. Tërë shtëpia merrte atë pamjen e veçantë të ditëve të kremte. Po asgjë nuk e pasqyronte më mirë këtë pamje feste se sa dite një shprehje të pandryshueshme solemniteti.

Si pinë kafenë, pas kishe, në sallon, ku mobiljeve u qenë hequr këllëfët, një shërbëtor erdhi e lajmëroi Maria Dmitrievnan se karroca ishte gati; dhe ajo, me një pamje të rëndë e të rreptë, si vuri shallin e mirë që vinte kur dilte vizita, u ngrit e tha se po shkonte te princ Nikolla Andrejeviç Bollkonski që të shpjegohej me 'të për punën e Natashës.

Si dolli Maria Dmitrievna, te Rostovët erdhi një modiste që e kish dërguar zonja Shalme, dhe Natasha, fort e kënaqur nga kjo vizitë, kaloi në dhomën pranë, mbylli derën dhe u muar me provën e fustanave të rinj. Tek provonte një jelek që vetëm sa ish ilisur, akoma pa mëngë, e, duke ulur kokën, shikohej në pasqyrë që të shihte si i rrinte në kurris, dëgjoi në sallon zërin e çelur të të jatit dhe zërin e një gruaje që e bëri të skuqej. Ishte zëri i Elenës. Natasha s'arriti të hiqte jelekun që po provonte, kur u hap dera dhe kontesha hyri me një buzëqeshje të ëmbël e përkëdhelëse që vetëtinte në fytyrë, veshur me një fustan kadifeje ngjyrë vjollce, me jakë të lartë.

— *Ah, ma délicieuse!* — i tha Natashës që po skuqej. — *Charmante*[1]. Jo, kjo është për të mos u besuar, konti im i dashur, — i tha Ilia Andreiçit, që kish hyrë pas këmbëve të saj. — Si është e mundur të jetosh në Moskë e të mos dalësh nga shtëpia? Jo, unë s'ju kam për të lënë të qetë! Sonte në mbrëmje në shtëpi time *m-lle Georges* do të recitojë, do të kem edhe disa të ftuar, e po s'm'i suallt këto ëngjëllushet tuaja që ia shkojnë nga bukuria *m-lle Georges*, e kemi të prishur bashkë. Im shoq s'është këtu, ka shkuar në Tver, pa ndryshe do ta dërgoja t'ju merrte. Të vini me doemos, me deomes, në oren nëntë.

I bëri një shënjë përshëndetjeje me kokë modiste, që e njihte e që po i përulej me nderim, dhe u ul në një kolltuk pranë pasqyrës, duke i ujdisur me art palat e fustanit të saj prej kadifeje. Nuk pushonte së biseduari gjithë gaz e dashuri, duke u entusiazmuar pareshtur me bukurinë e Natashës. Kqyri rrobet dhe lëvdoi, u mburr edhe me një fustan të ri të saj *en gaze metallique*[2]) që i kish ardhur nga Parisi dhe e këshilloi Natashën të porosiste edhe ajo një të tillë.

— Le që juve të gjitha ju kanë hije, ëngjëllushja ime, — i tha.

Natasha mënt fluturonte nga gëzimi. I qeshte tërë fytyra. E ndjente veten të lumtur, i dukej sikur zinte qiellin me dorë nga lëvdatat e kësaj konteshës së dashur Bezuhova, të cilën e kish pandehur më parë zonjë të rëndë që s'i afroheshe dot, kurse ajo ishte kaq e mirë e sillej aq e dashur me të. Ndjente se po binte në dashuri me këtë grua kaq të bukur, kaq të afruar e kaq të përzemërt. Edhe Elena, nga ana e saj, e admironte me gjithë mënd Natashën dhe ia kish ënda ta zbaviste e ta dëfrente. Anatoli i qe lutur të vërtiste punën në një mënyrë të atillë që ai të mund ta takonte Natashën, e pikërisht për kët arësye kish ardhur tani

---

1) Ah, ëngjëllushja ime! Bukuroshe.
2) Prej tyli metalik.

te Rostovët. I pëlqente ta afronte të vëllanë me Natashën që të shihte pale ç'do të ndodhte nga ky afrim.

Megjithëse në fillim kish pasur një farë mërije kundrejt saj, sepse në Petërburg që bërë shkak që t'i largohej Borisi, tani as që mendonte më për këtë, e kish harruar fare, dhe me gjithë zemër i donte të mirën, po, natyrisht, sipas mënyrës së saj. Përpara se të ikte, e mori mënjanë Natashën.

— Dje im vëlla ish për drekë tek unë, — të qeshur që kemi bërë — nuk vë gjë prej gjëje në gojë, veç psherëtin për ju, bukuroshja ime. *Il est fou, mais fou amoureux de vous, ma chère*[1]). —

Natasha u bë flakë në fytyrë kur dëgjoi këto fjalë.

— Oi! si skuqet, si skuqet, *ma délicieuse!*[2]) — u çudit Elena. — Të vini me doemos. Ju presim. *Si vous aimez quelqu'un, ma dèlicieuse, ce n'est pas une raison pour se cloitrer. Si même vous êtes promise, je suis sûre que votre promis aurait désiré que vous alliez dans le monde en son absence plotôt que de dépérir d'ennui*[3]). —

„Domethënë e ditka që jam e fejuar; pra, kjo me të shoqin Pjerin, me atë Pjer që është aq i drejtë," thoshte me mëndje Natasha, „kanë folur për këtë gjë dhe kanë qeshur. Domethënë se s'qënka gjë". Dhe përsëri, për shkak të Elenës, ajo që i dukej e tmershme më parë, tani iu duk e thjeshtë dhe e natyrëshme. „Dhe kjo që është kaq *grande dame*,[4]) kaq simpatike, duket që më do me gjithë zemër" mendonte Natasha. „E pse të mos dëfrej, ç'të keqe ka në këtë mes?" bluante në mëndje të saj Natasha, duke vështruar Elenën me sy të shqyer e të çuditur.

1) Është çmëndur, është çmëndur nga dashuria për ju, e dashur.
2) Engjullushja ime.
3) Në qoftë se dashuroni njeri, bukuroshja ime, kjo nuk është një arsye që të mbylleni brënda si në kuvënd. Edhe e fejuar sikur të jeni, jam e sigurt se i fejuari juaj do të dëshironte më mirë që ju të dilnit në shoqëri për sa kohë ai do të mungonte, se sa të vdisnit nga mërzia.
4) Zonjë e madhe.

Në orën e drekës Maria Dmitrievna u kthye, e heshtur dhe e rëndë; dukej që nuk ish ndarë mirë me princin plak. Tani ish akoma shumë e tronditur pas asaj që kish ngjarë, ndaj s'ish në gjëndje t'ua tregonte me gjakftohtësi ashtu si kish rrjedhur puna. Në një pyetje që i bëri konti, u përgjegj se punët ishin në rregull e se do t'u fliste gjerë e gjatë të nesërmen. Kur mori vesh për vizitën e konteshës Bezuhova e kur i thanë se i kish ftuar për në mbrëmje, nuk i erdhi mirë.

— Mua nuk më pëlqen ajo Bezuhova, s'ia dua shoqërinë dhe nuk do t'ju këshilloja të shoqërohi me 'të, — tha Maria Dmitrievna; — po, derisa i dhe fjalën, s'ka gjë, shko dëfre, — shtoi, duke iu drejtuar Natashës.

## XIII

Kont Ilia Andreiçi i shpuri çupat në mbrëmjen e konteshës Bezuhova. Kish shumë njerëz, po Natasha nuk njihte pothuaj as një prej tyre. Kont Ilia Andreiçi vuri re — dhe nuk i erdhi hiç mirë se pjesa më e madhe e kësaj shoqërie qenë burra e gra, që tregoheshin me gisht për sjelljen e tyre të lëshuar. *M-lle Georges*, e rrethuar nga të rinjtë, po rrinte më këmbë në një çip të sallonit. Ishin edhe disa francezë, e, midis këtyre, Metivieri, i cili, që kur kish ardhur Elena në Moskë, hynte e dilte në shtëpinë Bezuhov si në shtëpi të vet. Konti Ilia Andreiçi vendosi të mos ulej në tryezen e lojës, të mos ndahej nga e bija e të ngrihej e të ikte me të mbaruar recitimi i *m-lle Georges*.

Anatoli, sigurisht, kish pritur pranë derës sa të vinin Rostovët, dhe, menjëherë, si këmbeu një përshëndetje me kontin, iu afrua Natashës dhe e ndoqi pas. Ajo, sapo e pa ashtu si dhe në teatër, ndjeu një kënaqësi të ëmbël e iu bë qejfi tek shihte që ai e pëlqente aq shumë; po, nga ana tjetër, e kapi tmeri se e kuptonte me intuitë se midis tyre nuk ekzistonte asnjë pengesë morale.

Elena e priti me gëzim dhe ia lëvdoi me zë të lartë si bukurinë ashtu edhe tualetën. Disa minuta më vonë pas mbrijtjes së tyre, *m-lle Georges* doli nga salloni që të vishej. Në sallon që të gjithë filluan të rregullonin karriget në vëndet e duhura e të uleshin. Anatoli i afroi një karrigë Natashës dhe deshi t'i ulej pranë; po konti, që nuk ia hiqte sytë Natashës, zuri vënd pranë së bijës. Anatoli u ul prapa tyre.

*M-lle Georges* me krahët e saj të trashë lakuriq, me gropka në brrylet, një shall të kuq hedhur mbi një sup, dolli në vëndin që e kishin lënë të lirë për 'të, midis kolltukeve, dhe u ndal në një pozë të studjuar. Të ftuarit e pritën me një murmuritje admirimi.

*M-lle Georges* u hodhi një vështrim të rreptë e të zymtë spektatorëve dhe filloi të deklamonte frengjisht vargje, ku flitej për një dashuri kriminale të një nëne me të birin. Herë e ngrinte zërin, herë pëshpëriste duke çuar kryet me solemnitet; herë-herë ndalej e rënkonte duke përënduar sytë.

— *Adorable, divin, délicieux!*[1] — thërriste nga të gjitha anët.

Natasha vështronte *Georges-n* e trashë, po as dëgjonte, as shihte, as kuptonte ç'bëhej; e ndjente veten të rrëmbyer, të përpirë nga kjo botë magjike, që ish aq ndryshe nga bota ku kish jetuar, një botë ku s'ish e mundur të shquaje të mirën nga e liga dhe as arësyen nga çmënduria. Prapa saj ish e ulur e po rrinte Anatoli; dhe ajo, duke e ndjerë aq pranë, priste e tmeruar mos ndodhte gjësendi.

Pas monologut të parë gjithë të pranishmit u ngritën e iu mblodhën rrotull *m-lle Georges*, duke i çfaqur entusiazmin e tyre.

— Sa e bukur që është! — i tha Natasha të jatit, i cili, bashkë me të tjerët ishte ngritur e po i afrohej aktores përmes turmës së të ftuarve.

— Mua nuk më duket aq e bukur ajo, kur ju shoh juve, — tha Anatoli, duke i vajtur pas Nata-

1) E mrekullueshme, hyjnore, magjike!

shës, dhe ia tha kur vetëm ajo mund ta dëgjonte. — Ju jeni e mrekullueshme... Që prej çastit kur ju pashë, unë s'kam pushuar...

— Eja, eja, Natasha, — tha konti duke u kthyer të merrte të bijën. — Sa e bukur që është! —

Natasha, pa thënë asnjë fjalë, iu afrua t'et dhe e vështroi me sy të hutuar, me sy që pyesnin.

Si deklamoi edhe disa pjesë, *m-lle Georges* iku, dhe kontesha Bezuhova iu lut të ftuarve të kalonin në sallën e ballos.

Konti deshi të ikte, po Elena iu lut të rrinte që të mos ia prishte këtë ballo të improvizuar. Dhe Rostovët qëndruan. Anatoli e ftoi Natashën dhe e mori në një valcer, dhe gjatë valcerit, duke i shtrënguar belin dhe dorën, i tha se ishte *ravissante*[1] e se e dashuronte. Gjatë *skocezes* që ajo e këceu prapë bashkë me 'të, kur mbetën vetëm, Anatoli nuk i tha asgjë; vetëm e vështronte. Natasha pyeste veten me dyshim se mos kish parë ëndër sikur kish dëgjuar ato fjalë që i kish thënë ai gjatë valcerit. Në fund të figurës së parë, ai përsëri i shtrëngoi dorën. Natasha ngriti sytë dhe e pa e tmeruar. Po në sytë e Anatolit e në buzëqeshjen e tij përkëdhelëse ishte një shprehje kaq e ëmbël, kaq e guximshme e kaq e thjeshtë, sa që ajo, duke e shikuar nuk mundi t'i thosh atë që duhej t'i thoshte dhe i uli sytë poshtë.

— Mos më thoni fjalë të tilla: unë jam e fejuar dhe dashuroj një tjetër, — iu përgjegj me të shpejtë. Dhe e vështroi.

Anatoli as u turpërua fare e as i erdhi keq për ato që i thosh ajo.

— Mos më flisni për këtë. Ç'më duhet mua? — ia ktheu. — Unë ju them se ju dashuroj, ju dashuroj si i marrë. Se jeni ju magjepsëse, ç'faj kam unë?... Na takon neve të fillojmë. —

Natasha, plot gjallëri e plot ankth, vështronte rrotull me sy të shqyer e të trëmbur dhe dukej më e gëzuar se zakonisht. Pothuajse nuk kuptonte asgjë ç'po bëhej atë mbrëmje. Kërcehej *skocezja* dhe

1) Magjepsëse.

*grosfateri;* i ati i tha të shkonin, po ajo iu lut të rrinin. Kudo që të ishte, me këdo që të fliste, ndjente mbi veten e saj vështrimin e atij. Më pas iu kujtua se i kish kërkuar lejë të jatit të shkonte në dhomën e tualetit për të rregulluar fustanin; Elena i kish rënë pas e, duke qeshur, i kish folur për dashurinë e të vëllait; në sallën e vogël me kanape ish takuar përsëri me Anatolin; Elena qe shdukur; ata kishin mbetur vetëm dhe Anatoli, duke i marrë një dorë, i kish thënë me zë të ëmbël:

— Unë s'mund të vij nga ju po si është e mundur që të mos ju shoh më? Unë ju dashuroj çmëndurisht. A është e mundur që kurrë...? — ndërsa, duke i zënë udhën, afronte fytyrën pas fytyrës së saj.

Sytë e mëdhenj xhixhëllonjës të Anatolit ishin kaq afër syve të Natashës, sa që ajo nuk shihte asgjë tjetër përveç atyre syve.

— Natali?! — i lutej ai duke pëshpëritur dhe ia shtrëngonte dorën sa i dhimbte. — Natali?!

„Unë s'kuptoj asgjë, s'kam asgjë për t'ju thënë", thoshte vështrimi i saj.

Dy buzë të zjarrta u ngjitën me forcë pas buzëve të saja, dhe po në atë çast ajo e ndjeu vetën të lirë sërish dhe në dhomë u dëgjua fëshfërrima e hapave dhe e fustanit të Elenës. Natasha i hodhi një vështrim, pastaj, e skuqur dhe e dredhur, vështroi Anatolin e tmeruar, sikur e pyeste, dhe bëri për nga dera.

— *Un mot, un seul, au nom de Dieu*[1] — lutej Anatoli.

Ajo u ndal. Donte që ai të shqiptonte sa më parë atë fjalë që do t'ia bënte të qartë gjithë sa kish ndodhur, atë fjalë së cilës ajo do të mund t'i përgjigjej më në fund.

— *Nathalie, un mot, un seul,*[2] — vazhdonte të lutej Anatoli, duke mos ditur, sigurisht, ç'të thoshte tjetër, dhe i përsëriti ato fjalë gjersa u afrua Elena.

1) Një fjalë, vetëm një, pash Zotin!
2) Natali, një fjalë, vetëm një.

Elena, bashkë me Natashën, hyri në sallon. Rostovët nuk ndenjën për darkë po u ngritën e shkuan.

Si u kthye në shtëpi Natasha, nuk fjeti tërë natën: e mundonte një enigmë e pazgjidhëshme: cilin dashuronte, Anatolin apo princ Andrenë? Dashuronte princ Andrenë. I kujtohej fare mirë sa e madhe ish dashuria e saj për 'të. Po e dashuronte edhe Anatolin, për këtë s'kish asnjë dyshim. „Ndryshe, si mund të ndodhte ajo që dodhi?" thoshte me mëndje të saj. „Në qoftë se, unë munda, pas gjithë, atyre, që,duke e përshëndetur, t'i përgjigjem me buzëqeshje buzëqeshjes së tij, derisa munda të arrij gjer këtu, do të thotë se e kam dashuruar qysh nga çasti i parë. Pra, ai është i mirë, fisnik e i bukur, kështuqë ish e pamundur të mos e dashuroja. Atëherë, ç'faj kam unë se dashuroj edhe atë, edhe një tjetër?" thoshte me vete, pa u gjetur një përgjigje këtyre pyetjeve të tmershme.

## XIV

Erdhi mëngjezi me punët e me telashet e veta. Që të gjithë u ngritën, jeta filloi përsëri; nisën bisedat, erdhën prapë modiste, prapë u mblodhën në tryezën e çajit bashkë me Maria Dmitrievnan. Me sy të shqyer, sikur donte të kapte çdo vështrim që ngulej mbi 'të, Natasha po i vështronte të gjithë me ankth, me gjithëse përpiqej të mos e bënte veten e të dukej ashtu si kish qënë gjithënjë.

Pas çajit, Maria Dmitrievna (kjo ishte koha më e mirë për 'të), si u rregullua mirë e bukur në kolltukun e vet, thirri Natashën dhe kontin plak.

— Dëgjoni këtu, miqt' e mi, e mendova mirë punën me mëndjen time dhe ja ç'ju këshilloj, — ia filloi ajo. — Dje, siç e dini, isha te princ Nikolla; fola me 'të... Atij i hipi në kokët dhe zuri të bërtiste. Po me mua s'ia del dot njeri, bërtas më shumë unë, po të jetë puna për të bërtitur! Ia thashë që të gjitha unë, ç'i ishte për të thënë.

— Po ç'thotë ai? — pyeti konti.

— Ai? Ai është i krisur... s'dëgjon e vate; po është e kotë që të flasim për 'të, mjaft e cfilitëm këtë të gjorë, — tha Maria Dmitrievna. — Unë ju këshilloj të mbaroni punët e të shkoni më shtëpi, në Otradnoje... e aty të prisni...

— Oh, jo jo! thirri Natasha.

— Po, po, duhet të shkoni, — tha Maria Dmitrievna, — dhe të prisni aty. Sikur i fejuari të vijë këtu tani, s'ka si shpëton puna pa shamatë; kurse po të jetë vetëm me plakun, mund edhe ta rregullojë e pastaj vjen tek ju.

Ilia Andreiçit i pëlqeu kjo mëndje se iu duk e urtë dhe e arësyeshme, prandaj e pranoi plotësisht. Po të zbutej plaku, kishin gjithmonë kohë të venin e ta takonin qoftë në Moskë, qoftë në Lisia Gori; në rast të kundërt, kurorëzimi pa pëlqimin e tij nuk mund të bëhej veçse në Otradnoje.

— Tamam, shumë e drejtë. Më mirë të mos kisha vajtur fare as vetë, as çupën të mos e kisha shpënë, — tha konti plak.

— Jo, bëtë mirë që vajtët. Duke u ndodhur këtu në Moskë s'kishe si të mos i bëje një vizitë ta donte puna me doemos. Në mos dashtë, punë për 'të, — shtoi Maria Dmitrievna, ndërsa diç po kërkonte në çantë. — E me qënë se edhe paja është gati, kot që të prisni më shumë: pa në mungoftë gjë akoma, gjene jua dërgoj unë. Megjithëse më vjen keq të ndahem nga ju, po kështu është më mirë, nisuni dhe Zoti jua pruftë mbarë.

Si e gjeti në çantë që kërkonte, ia zgjati Natashës. Ishte një letër nga princeshëza Maria.

— Të ka shkruar një letër. Është bërë pikë e vrer, e zeza... Ka frikë se mos ti kujton se nuk të do.

— Po vërtet nuk më do, për këtë s'kam asnjë dyshim, — ia ktheu Natasha.

— Mos folë marrëzira! — ia priti Maria Dmitrievna.

— Njëmijë të më thonë, s'ma mbushin dot mëndjen: unë e di që ajo nuk më do, — u përgjegj me guxim Natasha, duke marrë letrën ndërsa fytyra e

saj shprehte një vendosmëri të ftohtë e të keqe, që e bëri Maria Dmitrievnan ta vështronte më me kujdes e të ngrinte vetullat.

— Ti, çupa ime, mos u përgjigj kështu, — i tha. — Ajo që të them unë është e vërtetë. Shkruaji përgjigjen.

Natasha nuk foli dhe shkoi e u mbyll në dhomën e saj për të lexuar letrën e princeshëzës Maria.

Princeshëza Maria shkruente se ish pikëlluar shumë për keqkuptimin që kish ndodhur midis tyre. Cilatdo që të ishin ndjenjat e të jatit, ajo i lutej Natashës të besonte se ajo s'kish si të mos e deshte tamam si të fejuarën e të vëllait, për lumtërinë e të cilit ishte gati të sakrifikonte çdo gjë.

„Nga ana tjetër", shkruente princeshëza Maria, „mos pandehni se im atë nuk ju sheh me sy të mirë. Është plak njeri, i sëmurë e për t'u dhimbtë; po është i mirë, bujar dhe do ta dojë atë që do ta bëjë të lumtur birin e tij". Pastaj princeshëza Maria i lutej Natashës të caktonte ditën kur mund ta takonte.

Si e lexoi letrën, Natasha u ul në tryezën e shkrimit që ti shkruante përgjigjen.

„*Chère princesse*"[1]), shkroi me të shpejtë, ashtu vetvetiu, pa e pasur mëndjen aty, pastaj mbeti. E ç'mund t'i shkruante pas tërë atyre që kishin ngjarë një ditë më parë? „Jo, jo, tani punët kishin marrë një tjatër drejtim s'ishin më ashtu si kishin qenë", mendonte, ulur përpara tryezës, me letrën e posafilluar në dorë. „Duhet t'i kthej fjalën e dhënë, me doemos. Me doemos? Me të vërtetë? Oh, sa e tmershme! . . ." e që të shpëtonte nga këto mendime që e mundonin, shkoi të gjente Sonjën dhe bashkë me të filloi të shikonte ca vizatime për të qëndisur.

Pas buke, Natasha u mbyll në dhomën e saj dhe mori prapë letrën e Marisë. „A ka marrë fund gjithëçka, vërtet?" mendoi. „Si ngjau kështu shpejt e shpejt dhe vanë që të gjitha, u përmbys çdo gjë në fund e krye!" E kujtonte me tërë forcën e mëparëshme dashurinë e saj për princ Andrenë dhe

1) E dashur princeshë.

njëkohësisht ndjente se dashuronte edhe Kuraginin. E përfytyronte veten me tërë forcën e fantazisë sikur ishte gruaja e princ Andresë, e shihte veten të lumtur me 'të, dhe njëkohësisht dridhej e tëra nga mallëngjimi duke sjellë ndër mënd gjithë hollësirat e takimit të saj të djeshëm me Anatolin.

„E përse të mos i dashuroj që të dy njëherësh?" mendonte ajo në disa çaste kur s'ish në vete. „Vetëm atëherë do të isha plotësisht e lumtur; mirëpo tani duhet të zgjedh, dhe nuk mund të jem e lumtur pa njerin prej të dyve. Sidoqoftë, për mua është po aq e pamundur që t'ia tregoj princ Andresë ç'ka ngjarë sa edhe që t'ia mbaj të fshehur. Kurse me *tjetrin* e kam në rregull punën. Po si është e mundur të heq dorë përgjithëmonë nga dashuria e princ Andresë, të heq dorë nga ajo lumtëri me të cilën kam jetuar e kam ëndëruar kaq kohë?

— Zonjushe, — tha një kamerjere me zë të ulët e duke pëshpëritur, sikur kish frikë mos e dëgjonte njeri tjetër, ndërsa po hynte në dhomë. — Ja se ç'më dha një burrë dhe më porositi që t'jua dorëzoj. — Dhe i zgjati një letër.

— Po, aman, pash Krishtin... — shtoi, ndërsa Natasha, pa u menduar, me një lëvizje të pavetëdijëshme griste zarfin dhe lexonte atë letër dashurie të Anatolit, prej së cilës, pa kuptuar asnjë fjalë, merrte vesh vetëm një gjë: që kjo letër vinte prej tij, prej njeriut që ajo dashuronte. Po, e dashuronte; ndryshe, a mund të ngjisnin ato që ngjanë? A mund të kish në dorë një letër dashurie prej tij, sikur kjo të mos e dashuronte?

Në duart e saja të dredhura Natasha mbante këtë letër të zjarrtë dashurie, që e kish shkruar Dollohovi në emër të Anatolit, dhe, duke e lexuar, gjente aty jehonën e gjithë atyre ndjenjave që i dukej se provonte edhe vetë.

„Qysh dje mbrëma fati im u vendos: ja të dashurohem prej jush, ja të vdes. S'ka tjetër rrugë për mua", kështu fillonte letra. Pastaj thosh se e dinte që prindërit e saj nuk do të pranonin t'ia jepnin për grua, për disa arësye të fshehta që nuk mund t'ia shpjegonte veçse me gojë, kur të ishin

vetëm për vetëm; po, në qoftë se ajo e dashuronte, ie të thosh vetëm një fjalë: *po*, dhe asnjë forcë njerëzore nuk do të mund t'ua ndalonte lumtërinë e tyre. Dashuria do t'i mposhtte të gjitha. Ai do ta rrëmbente e do ta çonte në fund të botës, ku të mos u binte dot më qafë asnjeri.

„Po, po, e dashuroj!" mendonte Natasha, duke e rilexuar letrën kushedi sa herë e duke kërkuar të gjente një kuptim të veçantë e të thellë në çdo fjalë.

Atë mbrëmje Maria Dmitrievna do të shkonte vizitë te Arharovët dhe u tha çupave që të venin me 'të. Natasha bëri sikur i dhimbte koka dhe qëndroi në shtëpi.

## XV

Kur u kthye Sonja, natën vonë, hyri në dhomën e Natashës dhe u çudit që e gjeti në gjumë, mbi kanape, ashtu të veshur. Në tryezë, pranë saj, ishte letra e hapur e Anatolit. Sonja e mori dhe filloi ta lexonte.

Lexonte dhe ngrinte sytë e shihte Natashën që po flinte, duke rrahur me kot të gjente në fytyrën e saj shpjegimin e letrës që po lexonte. Fytyra e Natashës ish e qetë, e ëmbël dhe e lumtur. Duke shtrënguar me një dorë gjoksin, se ndjente që po i zihej fryma, Sonja, e zbetë e duke u dredhur nga frika e nga tronditja, u ul në një kolltuk e zuri të qante.

„Si u verbova fare unë e s'pash gjë? Si arriti puna gjer këtu? A është e mundur që të ketë hequr dorë nga dashuria për princ Andrenë? Si i ka lejuar Kuraginit të arrinte gjer në këtë pikë? Ai është mashtronjës, është i lik, pa dyshim. Ç'do të bëjë Nikolla, i dashuri, fisniku Nikolla, kur ta marrë vesh këtë? Tani e kuptova, prandaj ish ashtu me gjak të prishur ajo, e vrarë në fytyrë dhe e mbyllur në vetvete pardje, dje dhe sot", mendonte Sonja, „po nuk është e mundur që ta dojë! Duket do ta ketë hapur letrën pa ditur se nga kush vinte. S'ka dyshim

se e ndjen veten të fyer. Një gjë të tillë ajo s'mund ta bëjë kurrë!" Sonja fshiu lotët dhe iu afrua Natashës, duke e vërejtur sërish në fytyrë.

— Natasha! — thirri me një fije zëri.

Natasha u zgjua dhe e pà.

— Ah, u ktheve? —

E me atë vrull e dhëmshuri, që shpërthejnë nganjëherë në çastet e zgjimit, i hodhi krahët shoqes e e pushtoi, po pastaj, menjëherë, e vuri re turbullimin e Sonjës, u turbullua edhe vetë në fytyrë dhe e pyeti, sikur dyshonte:

— Sonja, mos e lexove letrën?

— Po, — u përgjegj Sonja me zë të ulët.

Natasha buzëqeshi si e rrëmbyer nga një ëndër e mrekullueshme.

— Jo, Sonja, nuk mundem më! — i tha. — Nuk mundem më të ta fsheh. A e di? Ne dashurohemi!... Sonja, shpirtja ime, ai shkruan... Sonja...

Sonja, sikur nuk u zinte besë atyre fjalëve që i dëgjonin veshët, e shikonte me sy të shqyer, të llahtarisur.

— Po Bollkonskin? — e pyeti.

— Ah, Sonja, ah, sikur ta dije sa e lumtur që jam! — ia ktheu Natasha. — Ti nuk e di se ç'është dashuria...

— Po *tjetrin*, Natasha? Si? E harrove atë? Mbaroi çdo gjë midis jush?

Natasha e vështroi me sy të shqyer e të habitur sikur nuk po kuptonte ç'i thoshte.

— Domethënë, e le princ Andrenë? — pyeti Sonja.

— Ah, ti s'kupton fare; mos folë marrëzira, po dëgjo këtu, — i tha Natasha, duke e humbur durimin papandehur, dhe disi e zemëruar.

— Jo, jo, s'mund ta besoj, — përsëriste Sonja. — Nuk e kuptoj. Si është e mundur që për një vit të tërë të dashurosh një njeri, dhe pastaj, përnjëherësh... Pastaj këtë të riun ti vetëm dy-tri herë e ke parë. Natasha, unë s'të besoj, ti kërkon të tallesh. Brënda tri ditëve t'i harrosh të gjitha, dhe kështu...

— Tri ditë, — tha Natasha. — Më duket sikur kam njëqind vjet që po e dashuroj. Më duket sikur s'kam dashur kurrë njeri tjetër përpara këtij. Ti s'mund ta kuptosh, Sonja, po prit, ulu këtu një herë. — Natasha i hodhi krahët e pushtoi dhe e puthi.

— Më kishin thënë se kështu ndodh, edhe ti vetë do ta kesh dëgjuar, po vetëm tani që e njohta këtë dashuri, tani e besoj. Dashuria që kam ndjerë më parë s'ka qenë e tillë. Sapo e pashë, e ndjeva se ky ishte im zot dhe unë skllavja e tij, ndjeva se s'mund të mos e dashuroja. Po, skllavja e tij! Çdo gjë të më thonë, çfardo që do të më urdhërojë, unë do ta bëj. Ti s'mund ta kuptosh çfar të bëj, pra, kur nuk e kam më veten në dorë? Më thuaj, pra, çfar të bëj, Sonja? — thoshte Natasha me një fytyrë të lumtur e të tmeruar.

— Po pa mendo një herë se ç'po bën, — ia kthente Sonja, — unë s'mund të rri duarkryq e t'i le punët kështu. S'mund të rri të bëj sehir. Këto letra fshehurazi... Si e le veten të arrije gjer këtu? — thoshte Sonja me një tmer e një neveri, që nuk ish e zonja ta fshihte.

— Po të thashë, moj — i përgjigjej Natasha, — të thashë që s'e kam veten në dorë, s'kam vullnet fare; si nuk e kupton: unë e dua!

— Ah, unë nuk mund ta lejoj këtë, nuk të le, do t'i tregoj të gjitha! — thirri Sonja, ndërsa lotët i rridhnin rrëke nga sytë.

— Ç'flet ashtu, moj, mos u çmënde?... — Po tregove gjë, e kemi të prishur bashkë për jetë, je armikja ime më e madhe, — i tha Natasha. — Kërkon të më marrësh më qafë? Kërkon të më bësh varrin? Do që të na ndajnë?...

Duke parë këtë frikë të Natashës, Sonja derdhi lot turpi e mëshire për motrën dhe shoqen e saj.

— Po çfarë keni në mes tuaj? — pyeti. — Ç'janë këto punë kështu fshehurazi? Çfarë të thoshte? Përse nuk vjen në shtëpi?

Natasha nuk u përgjigjej këtyre pyetjeve.

— Aman, Sonja, pash Zotin, mos i thuaj gjë njeriu, mos më merr më qafë, — i lutej Natasha. — Mos harro që nuk bën të përzjehen të tjerët në këto punë. Unë t'i rrëfeva të gjitha...

— Po ç'janë këto të fshehta! Përse të mos vijë në shtëpi? — pyeste prapë Sonja. — Pse të mos e kërkojë haptazi dorën tënde? Princ Andrea të ka lënë liri të plotë të marrësh kë të duash, në qoftë se ka arritur puna me të vërtetë gjer atje. Po unë nuk i besoj këto: Natasha, a ke menduar se çfarë mund të jenë këto *arësye të fshehta?* —

Natasha e vështronte me sy të hutuar, sikur e kish humbur fare. Dukej se këtë pyetje s'ia kish bërë vetes gjer atëhere e tani s'dinte si të përgjigjej.

— Nuk e di se ç'arësye janë. Po, sigurisht që do të ketë ndonjë arësye!

Sonja psherëtiu dhe tundi kokën si me pabesim.

— Po të kish arësye... — filloi.

Po Natasha, duke i marrë me mënd dyshimet e saja, e ndërpreu e tmeruar.

— Sonja, nuk mund të kihet dyshim për 'të! Nuk mund, nuk mund, kupton? — briti. — S'ka mundësi një gjë e tillë.

— A thua të dashuron? Të do, thua?

— A më do? — përsëriti Natasha me një buzëqeshje mëshire për shoqen e saj që ishte aq e trashë nga mëndja. — Po ti e lexove letrën, a nuk e pe?

— Po në mos qoftë njeri i ndershëm?

— *Ai!*... Të mos jetë njeri i ndershëm? Ah, sikur ta dije ti! — i thoshte Natasha.

— Po të jetë i ndershëm, ai ose duhet të të kërkojë sheshit, ose të heqë dorë nga ty e mos të të shohë më; e në mos daç ti që t'i shkruash kështu, do t'i shkruaj vetë e do të lajmëroj edhe babanë, — tha me vendosmëri Sonja.

— Po unë s'mund të rroj pa 'të! — briti Natasha.

— Natasha, je në vete?! Ç'thua kështu! Sill ndër mënd babanë tënde, Nikollën.

— Unë s'kam nevojë për njeri, nuk dua asnjeri tjetër përveç atij. Si guxon të thuash që nuk është njeri i ndershëm? A nuk e di ti se unë e dashuroj? — bërtiste Natasha. — Ikë, Sonja, ikë! Nuk dua të zihem me ty; ikë, ikë, pash Zotin: nuk e sheh si po cfilitem? — gërthiste plot maras Natasha, me zë të hidhur e të dredhur nga zemërimi.

Sonja ia shkrepi të qarit dhe krisi e iku nga dhoma. Natasha u ul në tryezë dhe, pa u menduar asnjë çast, i shkroi përgjigjen princeshëzës Maria, atë përgjigje që s'kish mundur ta shkruante gjatë tërë ditës së djeshme. Në këtë letër i shkruante shkurt princeshëzës Maria se gjithë keqkuptimet e tyre kishin marrë fund, se, duke përfituar nga bujaria e princ Andresë i cili, kur qe nisur, i kish lënë liri të plotë të bënte si të donte, i lutej t'i harronte të gjitha dhe t'ia falte në kishte bërë ndonjë faj kundrejt saj, porse ajo nuk mund të ishte gruaja e princ Andresë. Gjithëçka, në atë çast, i dukej e lehtë, e thjeshtë dhe e qartë sa më s'bëhej.

Të premten Rostovët do të niseshin për në Otradnoje; të mërkurën, konti shkoi bashkë me blerësin në vilën jashtë Moskës.

Atë ditë Sonja me Natashën ishin ftuar në një drekë të madhe te Karaginët dhe vajtën bashkë me Maria Dmitrievnan. Aty Natasha u takua përsëri me Anatolin dhe Sonja vuri re se Natasha fliste me 'të sikur nuk donte ta dëgjonin të tjerët, dhe gjatë drekës u duk akoma më e tronditur se më parë. Kur u kthyen në shtëpi, Natasha s'priti që ta pyeste Sonja, po ia filloi vetë, që më parë, t'i jepte shpjegime.

— Shiko, Sonja, ti the gjithëfarë marrëzirash për 'të, — foli Natasha me zë të ëmbël e të butë, me atë zë që flasin fëmijët kur duan që t'i lëvdojmë. — Sot u shpjegova me 'të.

— Hë, pra, hë, pa më thuaj, çfarë? Hë, pra, çfarë të tha? Natasha, ah, sa gëzohem që nuk je zemëruar me mua. Thuami të gjitha, tërë të vërtetën. Mos më fshih gjë. Çfarë të tha?

Natasha u mendua një çast.

— Ah Sonja, sikur ta njihje ti siç e njoh unë! Më tha... Më pyeti se si e kisha lidhur fjalën me Bollkonskin. U gëzua kur mori vesh se e kisha në dorë që ta prishja me princ Andrenë.

Sonja psherëtiu e pikëlluar.

— Po ti nuk e prishe me Bollkonskin, — i tha.

— Po mbase e prisha! Mbase çdo gjë mori fund midis Bollkonskit dhe meje... Pse mendon kështu, kaq keq për mua?

— Nuk mendoj aspak keq; vetëm se nuk kuptoj...

— Prit, Sonja, do t'i kuptosh të gjitha. Do të shikosh se ç'njeri është. Mos mendo keq as për atë, as për mua.

— Unë s'mendoj keq për asnjeri; unë i dua që të gjithë dhe më vjen keq për të gjithë. Po ç'mund të bëj unë?

Sonja nuk çarmatosej nga ai ton i ëmbël me të cilin i fliste Natasha. Sa më shumë që kjo e merrte me të mirë, aq më tepër ngrysej e vrënjtej Sonja në fytyrë.

— Natasha — i tha, — ti më the të mos flisja me ty, dhe unë nuk të fola, po ti ia fillove vetë. Natasha, unë nuk i ze besë atij. Përse ky mister, këto gjëra të fshehta?

— Prapë, prapë ti! — e ndërpreu Natasha.

— Natasha, kam frikë për ty.

— Përse ke frikë?

— Kam frikë se mos merresh më qafë, mos turpërohesh, — tha me vendosmëri Sonja, dhe mbeti e tmeruar edhe vetë nga ato fjalë që tha.

Fytyra e Natashës mori sërish një shprehje inati të egër.

— E mirë pra, le ta marrë veten më qafë, le të turpërohem, një orë e më parë le të merrem më qafë. Ju ç'keni? Ç'punë ju prishet juve? — Unë do ta pësoj, jo ju. Lermë, lermë, të urrej.

— Natasha! — iu lut Sonja, e tmeruar.

— Të urrej, të urrej! Të kam armike për jetë! Dhe krisi e iku nga dhoma.

Natasha nuk i fliste më Sonjës dhe i rrinte larg. Vej e vinte nëpër shtëpi me një fytyrë të hutuar e të tronditur si ndonjë fajtore, duke u marrë herë me këtë punë, herë me një tjetër, po duke i lënë të gjitha në mes, pa mbaruar asnjë.

Sidoqë i vinte shumë rëndë, Sonja vigjëllonte mbi shoqen e saj, pa ia hequr sytë asnjë çast.

Një ditë para se të kthehej konti, Sonja vuri re se Natasha kish ndenjur ulur tërë mëngjezin në një dritare të sallonit, sikur diç priste, e se i kish bërë një shënjë një ushtaraku që po kalonte e që Sonja e mori për Anatolin.

Sonja zuri ta vëzhgonte edhe më me vëmendje shoqen e saj dhe vuri re se Natasha gjatë drekës dhe në mbrëmje ishte si e çakërdisur, s'e kish fare mëndjen aty: përgjigjej ndryshe për ndryshe në pyetjet që i bënin, e niste një fjalë dhe s'e mbaronte, dhe qeshte për çdo gjë, fare pa shkak.

Pas çajit Sonja pa një kamerjere që, e tutur dhe e drojtur, po e priste Natashën jashtë derës. Sonja kaloi tutje për në dhomë të saj, që ta linte kamerjeren të hynte te Natasha; pastaj u kthye prapë menjëherë dhe vëshgoi brënda në dhomën e Natashës nga vrima e kyçit: pá se kamerjerja po i jepte një letër.

Dhe befas Sonjës iu mbush mëndja se Natasha do të kishte bërë ndonjë farë plani të tmershëm për atë natë. Sonja trokiti te dera. Natasha nuk e la të hynte.

„Ajo do të iki fshehurazi me 'të —" mendoi Sonja. „Të gjitha i bën ajo. E shihja unë atë sot në fytyrë që s'ish në terezi. S'ka, i është mbushur mëndja top, asaj! I ka marrë para sysh të gjitha! Dhe qau ndërsa po përshëndetej me xhaxhanë, kur u nis ai, i erdhi ndër mënd Sonjës. „Po, kjo është e sigurtë, do të iki me 'të, — po unë ç'duhet të bëj?" jepte e merrte me vete, duke i sjellë ndër mënd tani gjithë shënjat që e tregonin sheshit se Natasha kish ndër mënd të bënte ndonji të pabërë. „Konti nuk është. Ç'duhet të bëj: t'i shkruaj Kuraginit e t'i kërkoj të më japë shpjegime si është kjo punë? Po kush do ta detyrojë të më përgjigjet? T'i shkruaj

Pjerit siç na u lut të bëjmë princ Andrea në rast të një fatkeqësie?... Po, mbase, ajo e ka prishur me të vërtetë me Bollkonskin? (Dje i dërgoi një letër princeshëzës Maria). Xhaxhai nuk është..."

T'i thosh Maria Dmitrievnas, që kish aq besim te Natasha, kjo ishte vdekje për Sonjën. I dukej një gjë shumë e shëmtuar. „Sidoqoftë, kështu apo ashtu, në një mënyrë ose në një tjetër", mendonte Sonja duke qëndruar më këmbë në koridorin e errët, „o tani, o kurrë, ka ardhur koha ta tregoj se nuk i kam harruar të mirat e familjes së tyre, të tregoj se e dua me të vërtet Nikollën. Jo, nuk do të mbyll sy as edhe për tre net me radhë, nuk do të tundem nga ky koridor dhe s'do ta le të dalë, qoftë edhe duke përdorur forcën, nuk do të lejoj që të turpërohet familja e tyre".

## XVI

Kohët e fundit Anatoli kishte shkuar të banonte në shtëpi të Dollohovit. Plani i rrëmbimit të konteshëzës Rostova ish menduar e përgatitur me ditë nga Dollohovi, dhe ditën kur Sonja, si kishte vëzhguar nga vrima e kyçit në dhomën e Natashës, vendosi ta ruante, ky plan do të vihej në jetë. Natasha kish premtuar t'i dilte përpara Kuraginit aty nga ora dhjetë e mbrëmjes nga shkallët e pasme. Kuragini do ta hipte në një sajë, që do të ish aty apostafat për këtë punë, e ta çonte gjashtëdhjetë *versta* larg nga Moska, në fshatin Kamjenka, ku një prift i çpriftëruar do t'u vinte kurorë. Në Kamjenka ishin gati kuajt për këmbim, që do t'i çonin në rrugën e Varshavës; që aty, me një karrocë të postës, do të kapërxenin kufirin.

Anatoli kish bërë gati pasaportën, një leje për të marrë kuaj të postës, dhjetë mijë rubla që i kish marrë nga e motra dhe dhjetë mijë të tjera që i kish marrë hua me anën e Dollohovit.

Dy dëshmitarë, Hvostikovi, një ish sekretar, që Dollohovi e përdorte si veglën e tij të bindur në punët e kumarit, dhe Makarini, një usar në lirim,

njeri baballëk që s'prishte qejf e që kish një dashuri të pakufishme për Kuraginin, ishin ulur e po pinin çajin në dhomën e parë të apartamentit.

Në studion e gjërë të Dollohovit, stolisur nga dyshemeja gjer në tavan me qilime persiane me lëkurë ariu e armë, Dollohovi, veshur me një *beshmet*[1]) udhëtimi e me çizme në këmbë, ish ulur përpara tryezës së shkrimit me sirtarin të hapur ku kishte pako me të holla dhe një numratore. Anatoli, me xhaketë të çkopsitur, vej e vinte nga dhoma ku ndodheshin dëshmitarët, përmes studios, në dhomën e fundit, ku ushaku i tij francez, bashkë me shërbëtorë të tjerë, po rregullonte plaçkat e fundit në një baulle. Dollohovi numuronte të hollat dhe mbante shënim.

— Shiko, — i tha, — Hvostikovit duhet t'i japim dy mijë rubla.

— Po mirë, jepja, — ia ktheu Anatoli.

— Makarka (kështu e thërrisnin Makarinin) do të hidhej edhe në zjarr për ty, pa asnjë interes. Ja, pra, u bënë edhe llogaritë, — tha Dollohovi, duke i treguar listën. — Në rregull?

— Ta pret mëndja, — u përgjegj Anatoli që, me sa dukej, s'e kish mëndjen aty e s'ia kish vënë veshin; po vështronte diku përpara, me fytyrën të çelur nga një buzëqeshje e vazhdueshme.

Dollohovi mbylli me zhurmë sirtarin e tryezës dhe duke iu drejtuar Anatolit me një buzëqeshje ironike, i tha:

— Shiko, më mirë hiq dorë nga kjo punë sa ka akoma kohë!

— Budalla! — iu shkreh Anatoli. — Mos folë më marrëzira. Ah, sikur ta dije ti... Je në vete, apo jo?...

— Jo, me të vërtet, hiq dorë, — tha Dollohovi. — Të them me gjithë mënd. S'i thonë shaka kësaj që po bën, prandaj mendohu mirë! Një punë plot rreziqe!

— Fillove prapë ti, a? Lerna or rehat, djalli të mori! Eh?... — u ngërdhesh Anatoli, i mërzitur. —

1) Kaftan i shkurtër siç i mbajnë tartarët.

Mjaft me këto shakatë e tua pa kripë, se s'kam nge t'i dëgjoj. — Dhe dolli nga dhoma.

Dollohovi buzëqeshi me përçmim e me dhëmshuri, ndërsa Anatoli po dilte.

— Prit, — i thirri, — unë nuk tallem, e kam seriozisht. Eja, eja këtu.

Anatoli u kthye dhe, duke u përpjekur ta përqëndronte vëmendjen, e vështroi në sy; dukej shëshit se po i nënshtrohej, ndonëse pa dashur.

— Dëgjo këtu, ja ku po ta them për të fundit herë. E përse do të tallem me ty? Se mos të kundërshtova unë për gjësendi? Kush i rregulloi të gjitha? Kush e gjeti priftin? Kush e nxori pasaportën, kush i siguroi të hollat? Të gjitha unë i bëra.

— Mirë, pra, edhe unë të falem nderit. Pandeh se nuk ta di për nder? — Anatoli psherëtiu dhe i hodhi krahun në supe Dollohovit.

— Unë të ndihmova; po, me gjithë këtë, duhet të të them të vërtetën: kjo është një punë e rrezikëshme dhe, po ta shikosh hollëhollë, është një punë pa mënt. Ti do ta rrëmbesh, mirë, bukuri! Po a kujton ti se do ta lënë kështu këtë punë? Po muarën vesh se ti je martuar një herë, do të të hedhin në gjyq... Do të dalësh përpara gjyqit penal...

— Ou, gjepura! — ia ktheu Anatoli, duke ngritur vetullat hark. — Ta shpjegova një herë. Ah? — Dhe Anatoli, (me atë këmbëngulјen e njerëzve të trashë nga mëndja, që u është tiposur diçka në kokë dhe s'tunden që s'tunden nga e tyrja) ia përsëriti atë arsyetim që ia kish thënë nja njëqind herë Dollohovit. — Ta shpjegova një herë; e kam vendosur: në qoftë se kjo martesë s'është në rregull, — tha duke përkulur një gisht, — unë s'kam asnjë përgjegjësi; dhe po të jetë në rregull, ç'më duhet? Asnjeri s'ka për ta marrë vesh jashtë shtetit. Apo s'është kështu? Dhe mos folë, mos folë, mos folë! Mjaft me llafe!

— Hiq dorë, të them, dëgjomë mua, se do të biesh brënda...

— Në djall të veç edhe ti! — shfryu Anatoli, dhe duke zënë kokën me duar, krisi në dhomën tjetër;

po menjëherë pastaj, u kthye dhe u ul këmbëkryq përkundrejt Dollohovit. — Djalli e merr vesh këtë punë! Eh? Dëgjo si troket! — i mori dorën Dollohovit dhe ia vuri mbi zemrën e tij. — *Ah! quel pied, mon cher, quel regard! Une déesse!*[1]). Eh? —

Dollohovi, më një buzëqeshje të ftohtë, duke vërtitur sytë e bukur e të paturpshëm, po e vështronte; dukej sheshit se ia kish ënda të tallej akoma me 'të.

— Mirë, po kur të sosen paratë, ç'do të bësh ahere?

— Ahere ç'do të bëj? Eh? — përsëriti Anatoli duke u ndodhur ngushtë me të vërtetë, se as që kish menduar fare për të ardhmen. — Ahere çdo të bëj? As unë s'di se ç'do të bëj ahere... Po fjalët janë të tepërta, kot që të llafosemi!... — Vështroi orën. — Erdhi koha të nisem! — dhe u drejtua në dhomën tjetër.

— Hajde, kur do të mbaroni ju këtu? Shumë me ngadalë e keni marrë! — u briti shërbëtorëve.

Dollohovi futi paratë brënda; si thirri kamerjerin, i dha urdhër të shtronte për të ngrënë e për të pirë para se të niseshin për udhë dhe hyri në dhomën ku ishin Hvostikovi me Makarinin.

Në studio, Anatoli, i shtrirë në kanape, duke u mbështetur mbi një krah, buzëqeshte si i menduar dhe me gojën e tij të bukur, ashtu vetëmevete, plot dhëmshuri, murmuriste disa fraza të pakuptueshme.

— Hajde ha gjësendi. Ose të paktën pi! — i thirri Dollohovi që nga dhoma tjetër.

— Jo falemnderit, nuk dua? — u përgjegj Anatoli duke buzëqeshur gjithmonë.

— Hajde, se erdhi edhe Ballaga.

Anatoli u ngrit dhe shkoi në sallën e bukës. Ballaga ish një karrocjer i njohur, që kish nja gjashtë vjet pothuaj që i njihte Dollohovin me Anatolin dhe u shërbente me sajat e tia. Më se një herë, kur regjimenti i Anatolit ishte vendosur në Tver, e kish marrë nga Tveri në mbrëmje dhe e kish shpënë në Moskë ndaj të gdhirë, dhe natën tjetër e kish

---

1) Ah, ç'këmbë, i dashur, ç'vështrim! Perëndeshë është!

çuar përsëri në Tver. Më se një herë e kish shpëtuar Dollohovin nga ndjekje të mërzitëshme. Më se një herë i kishte nxjerrë shëtitje nëpër qytet në shoqëri me ciganë e me „zonjëza", siç i quante Ballaga. Më se një herë, gjatë këtyre shëtitjeve me një vrap të çmëndur, kish shtypur këmbësorë e kish përmbysur karroca, dhe gjithëmonë „zotërinjtë e tij", siç i quante, e kishin shpëtuar nga belatë. Kushedi sa herë i kish ngordhur kuajt nga që i kish ngarë për „zotërinjtë e tij" marrëzish, jashtë masës. Kushedi sa herë i kishin dhënë dru; po shpesh herë gjithashtu e kishin dehur me *shampanjë* e me *madera*, një verë që i pëlqente shumë, dhe ua dinte të dyve shumë ynere dhe aventura, m'e vogla e m'e pakta prej të cilave do ta kish dërguar qëkuri në Siberi, po ta kish bërë ndonjë njeri i thjeshtë. Shpesh herë në orgjitë e tyre ftonin edhe Ballagën, e shtynin të pinte e të këcente me ciganët, dhe me mijra nga rublat e tyre kishin kaluar nëpër duart e tia. Në shërbim të tyre ai rrezikonte njëzet herë në vit jetën e vet dhe kuajt që kish ngordhur për t'a bënin më shumë se paratë që kish marrë prej tyre. Po ai i donte me gjithë zemër; i pëlqenin ato vrapime të çmëndura prej tetëmbëdhjetë *versta* në orë, i pëlqente të shtypte këmbësorë e të përmbyste karroca rrugëve të Moskës, i pëlqente të fluturonte si rrebeshi nëpër qytet. Ia kish ënda të dëgjonte prapa tij atë britmën e marrë prej të dehurish: „më shpejt! më shpejt!", kur s'kish ku të shkonte më shpejt: e kish qejf t'i hiqte ndonjë kamzhik supeve ndonjë fshatari, që, edhe pa fshikullimën, gjysmë i vdekur nga frika, bënte shpejt mënjanë për të hapur rrugë. „Zotërinj të vërtetë!" thosh Ballaga me mëndje të tij.

Edhe Anatoli me Dollohovin e donin Ballagën për mjeshtërinë e tij si karrocjer e sepse i pëlqenin edhe atij po ato gjëra që u pëlqenin atyre. Me të tjerët Ballaga bënte pazarllëk, kërkonte njëzet e pesë rubla për dy orë, dhe vetëm më të rrallë ngiste vetë, se më të shumtën e herëve dërgonte çirakët. Po për zotërinjtë e tij, siç i quante ai, shkonte vetë gjithmonë dhe nuk merrte kurrë shpërblim për pu-

nën e tij. Porse, kur merrte vesh nga kamerjerët se zotërinjtë ishin me para, një herë në tre-katër muaj, vinte në mëngjes, esëll dhe u lutej, duke i përshëndetur me një temena të madhe që ta shpëtonin nga halli. Dhe gjithëmonë zotërinjtë e tij e sajdisnin e i thoshin: „ulu e rri njëherë!"

— Shpëtomëni, bëmëni derman, o babë, Fjodor Ivaniç, ose Shkëlqesija Juaj, — thoshte. — Kam mbetur fare pa kuaj, huamëni sa të mundeni që të shkoj në panair...

Dhe Anatoli me Dollohovin, kur kishin para nëpër duar, i jepnin një ose dy mijë rubla.

Ballaga ish një fshatar ndonja njëzeteshtatë vjeç, i shëndoshë, hundëçip, me flokë të kuqërremë, me fytyrë të ndezur, me qafë të kuqe e të trashë, me sy të vegjël e të ndriçim e me një mjekërzë të shkurtër. Vishej me një kaftan stofe të mirë mavi, me astar të mëndafshtë, që e mbante përmbi gjysmë-qyrkun e tij.

Bëri një kryq në çipin e ikonave dhe iu afrua Dollohovit, duke i zgjatur dorën e tij të vogël e të zezë.

— Fjodor Ivanoviç! — tha duke u përulur.

— Tungjatjeta, o mik; ja ku erdhi edhe tjetri.

— Tungjatjeta, shkëlqesi, — i tha Anatolit që po hynte, e i zgjati dorën edhe këtij.

— Dua të të pyes Ballaga, — i tha Anatoli duke i hedhur duart në supe, — më do, ti, apo s'më do? Ëh? Tani dua një nder nga ti... Me cilët kuaj erdhe? Eh?

— Ashtu si më porositet, me ata tuajt, me bishat, — tha Ballaga.

— Dëgjo këtu, Ballaga. Ngordhi kuajt, po qe nevoja, veç udha do bërë brënda tri orëve. Në tri orë, ëh?

— Po t'i ngordh, si do të arrijmë? — qeshi Ballaga duke i shkelur synë me djallëzi.

— Dëgjo, mos qesh se do të t'i thyej hundët! — briti befas Anatoli, duke zgurdulluar sytë.

— Pse të mos qesh, — tha karrocjeri duke u zgërdhirë. — Se mos kursej gjë unë për zotërinjtë e mi. Copë do t'i bëjmë kuajt, do t'i ngasim sa të mbajnë, kusur s'do të lemë.

— Ashtu pra! — tha Anatoli. — Hajde, ulu tani.

— Ulu dé, ulu! i tha edhe Dollohovi.

— Mund të rri edhe më këmbë, Fjodor Ivanoviç.

— Leri nazet tani, po ulu aty dhe pi! — i foli Anatoli dhe i mbushi një gotë të madhe me madera.

Sytë e karrocjerit shkrepëtinë kur pa verën. Si bëri një çikë naze siç e donte zakoni i mirësjelljes, shkundi, dhe fshiu buzët me një shami të kuqe mëndafshi, që e mbante brënda në shapkët.

— E po kur mund të nisemi, shkëlqesi?

— Po ja... — Anatoli vështroi orën. — E mira është të nisemi që tani. Shiko mirë, Ballaga, ëh? Do të na shpiesh në vënd me kohë?

— Po, të shohim; puna është që të na vejë mbarë; po na vajti mbarë, përse të mos arrijmë me kohë? — tha Ballaga. — Në Tver pse kemi arritur? E kemi bërë rrugën në shtatë orë. Mbase të kujtohet, shkëlqesi?

— A e di, një herë për Kërshëndelle erdhe nga Tveri, — tha Anatoli duke buzëqeshur tek e sillte ndër mënd e duke iu drejtuar Makarinit që e vështronte plot dhëmshuri, si nëna birin e vetëm. — A e beson Makarka, — s'merrnim dot frymë aq me vrap i ngiste. Kur, befas, na del përpara një karvan, popo një të këcyer bëmë përmbi dy qerre. Eh? Ja, kështu!

— Eh, ç'kuaj që ishin ata! — vazhdoi Ballaga, duke iu drejtuar Dollohovit. — Kisha vënë dy kuaj të rinj anëve, në mes po kalin kull; a e beson, Fjodor Ivaniç, që bënë më se gjashtëdhjetë *versta* pa qëndruar fare? Mezi mbaja frerët, ishte një cingërimë e një të ftohtë kijamet, duart s'i ndjeja fare. Hodha frërët; mbaji, i thashë, shkëlqesi; dhe rashë prapa, si thes në sajët. Kështu, jo vetëm që s'kisha nevojë t'i nxisja, po as frërët s'i mbajta dot gjer në vëndin e mbërrijtjes. E bënë rrugën në tri orë, ata djaj. Veçse ai i anës së majtë ngordhi me të arritur në vënd.

## XVII

Anatoli dolli nga dhoma dhe, pas disa minutash, u kthye veshur me një qyrk gëzofi të shtrënguar në bel me një bres të argjentë e me një shapkë prej lëkure kunadheje vënë shtrëmbër në kokë përmbi vesh, një shapkë që i shkonte shumë dhe e bënte më të hijshëm. Si u pa në pasqyrë, duke mbajtur gjithë po at pozë, erdh e i ndënji përkundrejt Dollohovit dhe mori në dorë një gotë plot me verë.

— E po lamtumirë, Fedja; të falemnderit për të gjitha, — lamtumirë! — i tha. — E po, shokë e miq... — u mendua, — të... rinisë sime, lamtumirë! — shtoi duke iu kthyer Makarinit e të tjerëve.

Megjithëse ata do të niseshin me 'të, dukej sheshit se Anatoli donte t'u jepte përshëndetjeve të tia një karakter prekës e solemn. Fliste me zë të lartë dhe ngadalë, me gjoksin të nxjerrë përpara e duke u tundur mbi një këmbë.

— Merrni gotat të ngrehim një dolli; edhe ti, Ballaga. E ore shokë e miq të rinisë sime, kemi dëfryer, e kemi tundur, kemi bërë të nëntëdhjetenëntat bashkë. Po tani kur do të shihemi vallë përsëri? Unë po shkoj jashtë shtetit. Po u le shëndetin qejfeve të djalërisë. Po ju le shëndetin, o djema! Ta pimë për shëndetin tonë! Urra!... — thirri, e shkundi gotën dhe e theu duke e hedhur përdhe.

— Qofsh me shëndet, — tha Ballaga, si e shkundi edhe ai, dhe fshiu buzët me shami. Makarini, me lot në sy e përqafoi Anatolin.

— Eh, princ, sa keq më vjen të ndahem nga ti.

— Të nisemi, të nisemi! — briti Anatoli.

Ballaga u mat të dilte nga dhoma.

— Jo, prit, — tha Anatoli. — Mbylli dyert, duhet të ulemi. Ja kështu.

Dyert u mbyllën dhe që të gjithë u ulën e ndenjën[1]).

---

1) Rusët e kanë zakon që, para se të nisen për udhë, sidomos në rrethana solemne, të ulen e të qëndrojnë në heshtje disa çaste. (Sh. i përk.)

— E po tani, përpara marsh, djema! — tha Anatoli duke u ngritur.

Ushaku *Joseph*[1]) i solli Anatolit çantën prej lëkure dhe shpatën, dhe që të gjithë duallën në çardhak.

— Po peliçja ku është? — tha Dollohovi. — Hej, Ignatka! Shko te Matriona Matvjevjevna i kërko peliçen, mantelin prej kunadheje. E di unë si bëhet rrëmbimi, — vazhdoi duke shkelur syrin. — Vajza sulet jashtë as e gjallë as e vdekur, ashtu siç është veshur, me rrobat e shtëpisë; po u vonove sadopak, fillojnë lotët, thërret babanë dhe mamanë, ngrin aty për aty e bëhet akull dhe kthehet nga ka ardhur; po kur i ke marrë masat, një ta mbështjellë i bën me peliçe dhe e hipën në sajë.

Shërbëtori solli një mantel gruaje me qime dhelpre.

— Budalla, të thashë: prej kunadheje. Hej, Matriosha, atë prej kunadheje, — thirri me fort sa që zëri i tij buçiti larg nëpër dhomat.

Një cigane e bukur, e hequr dhe e zbetë, me sy të zes e tërë ndriçim e me leshra kokorridhe korb të zeza me feskime mavi, me një shall të kuq, erdhi me vrap, me mantelin prej kunadheje hedhur në një krah.

— Merre, s'më vjen keq, — tha, se kish frikë, si dukej, se mos i zemërohej i zoti; po kuptohej që i dhimbej peliçja.

Dollohovi, pa iu përgjigjur, mori peliçen, ia hodhi mbi supe dhe e mbështolli.

— Ja, kështu, — tha Dollohovi. — Pastaj kështu, — tha, dhe ngriti rreth kryes së gruas jakën, duke ia lënë pak të hapur përpara fytyrës. — Pastaj, ja, kështu, e shikon? — dhe afroi kokën e Anatolit në të hapurën e jakës, nga ku vetëtinte buzëqeshja e Matrioshas.

— Hajde, lamtumirë, Matriosha, — i tha Anatoli duke e puthur. — Eh, muarrën fund qejfet e

---

1) Lexo: Zhoze.

mia këtu! M'i bëj të fala Stioshkës. Haj, pra, mbeç, me shëndet! Lamtumirë, Matriosha. Uromë udhë të mbarë.

— Udhembarë dhe Zoti ju bëftë të lumtur, princ, — i tha Matriosha, me theksin e saj prej ciganeje.

Pranë kangjellave kishin qëndruar dy saje me nga tre kuaj, që po i mbanin dy karrocjerë. Ballaga hipi në sajën e parë e, duke i ngritur shumë brrylet, mori frërët pa u nxituar, Anatoli me Dollohovin hipën në sajën që ngiste ai; Makarini, Hvostikovi dhe shërbëtori hipën në sajën e dytë.

— Gati? — pyeti Ballaga. — Hajde, marsh, — briti, duke mbështjellë frërët në duar, dhe saja u nis me vrap duke zbritur në bulevardin Nikitski.

— Ya! Dé, ej! ... Ya ... — nuk dëgjohej gjë tjetër përveç britmave të Ballagës e të karrocjerit, ulur në pope. Në sheshin Arbat çikën pas një karroce, u dëgjua një kërrkëllimë, buçiti një britmë po saja fluturoi nëpër rrugën Arbat.

Si bëri nja dy xhiro nëpër bulevardin Podnovinskaja, Ballaga filloi t'i mbante kuajt dhe, si u kthye prapa, i qëndroi në udhëkryqin e rrugës Ahuret e Vjetra.

Karrocjeri zbriti që t'i mbante kuajt nga mëgojëza; Anatoli me Dollohovin bënë disa hapa në trotuar. Duke iu afruar portës, Dollohovi lëshoi një fishkëllimë. Një fishkëllimë tjatër iu përgjegj; pastaj menjëherë dolli jashtë me vrap një kamerjere.

— Hyni në oborr, se mos ju shohin; tani del, — tha.

Dollohovi qëndroi pranë portës. Anatoli i ra pas kamarjerës në oborr, ktheu qoshen, ngjiti shkallët e çardhakut dhe u gjënd përballë Gavrilit, një shërbëtori gjigand të Maria Dmitrievnas.

— Urdhëroni te zonja, — i tha Gavrili me zë të trashë basi, duke i zënë rrugën nga ana e derës.

— Te cila zonjë? Po ti kush je, një herë? — mërmëriti Anatoli me zë të prerë.

— Hyni brënda, kam urdhër që t'ju çoj te zonja.

— Kuragini! Kthehu! — i bërtiti Dollohovi. — Na kanë tradhëtuar! Kthehu!

Dollohovi, pranë portës ku kishte qëndruar, po përleshej me portjerin, që kërkonte ta mbyllte portën e të mos dilte dot Anatoli. Duke mbledhur të gjitha forcat, Dollohovi e shtyu portjerin e, duke kapur për krahu Anatolin që po dilte duke rendur, e tërhoqi me forcë jashtë portës e pastaj u sulën që të dy në sajë.

## XVIII

Maria Dmitrievna e gjeti Sonjën në koridor me fytyrën tërë lot dhe e shtrëngoi të tregonte çdo gjë. Si kapi dhe lexoi pusullën e Natashës, Maria Dmitrievna hyri në dhomë me pusull në dorë.

— E poshtër, e paturpshme, — i tha. — S'dua të dëgjoj asgjë!

Duke e shtyrë Natashën, që po e shikonte me sy të hutuar e të mahnitur, po pa një pikë loti, mbylli derën me kyç, dhe si i dha urdhër portjerit të linte të hynin në oborr personat që do të vinin natën, po të mos i linte më që të dilnin, dhe shërbëtorit gjigand që t'ia shpinte asaj këta persona, ish ulur në sallon të priste rrëmbenjësit.

Kur Gavrili erdhi e i tha se ata persona kishin mundur të iknin, Maria Dmitrievna u vrënjt e u rrudh në fytyrë, u ngrit dhe, me duart prapa shpinës, u vërtit një copë herë ece-jak nëpër dhoma, duke menduar se ç'duhej të bënte. Aty nga mezi i natës, duke parë me dorë a e kish çelsin në xhep, u drejtua nga dhoma e Natashës. Sonja qante me ngashërim, ulur në koridor. „Maria Dmitrievna, më lini të hyj tek ajo, pash Zotin!" iu lut. Maria Dmitrievna, pa iu përgjegjur, hapi derën.

„Sa gjë e ulët, sa turp... Në shtëpinë time... Ah, e paturpshme, vajzë e keqe... Vetëm se më vjen keq për të jatin!" mendonte duke u përpjekur që ta shtronte gjakun. „Megjithëse është shumë e vështirë, do t'u them të gjithëve ta mbyllin gojën dhe do t'ia fsheh kontit të vërtetën". E me çape të vendosura hyri në dhomë. Natasha dergjej mbi ka-

nape, me kokën në duar, dhe nuk lëvizi fare. Kish qëndruar, pa luajtur hiç ashtu siç e kish lënë Maria Dmitrievna.

„Të lumtë, të lumtë! — iu shkreh, — Më caktoke dhe pikëpjekje me dashnorët, tani! Dhe ku, pa? Në shtëpinë time! Mos m'u hiq si ëngjëll, tani, se s'të beson njeri! Dëgjo këtu, kur të flasin! — Maria Dmitrievna i çiku krahun. Ti u mbulove me turp, moj faqezezë, sikur të ishe ndonjë nga ato të rrugës. Dija unë ç'të të bëja, po më vjen keq për tët atë. Do ta mbyll gojën e nuk do të them asgjë. Do t'ia fsheh të gjitha.

Natasha nuk lojti nga vëndi, po tërë trupi i saj u drodh e u tund nga dënesa të heshtura e nga përpëlitje që i zinin frymën. Maria Dmitrievna i hodhi një sy Sonjës, dhe u ul buzë kanapesë, pranë Natashës.

— Pati fat e më shpëtoi nga duart; po prapë kam për ta gjetur atë maskara, — tha me zërin e saj të ashpër: — dëgjon apo jo ç'po them? —

Futi pëllambën e saj të gjerë nën fyrytën e Natashës dhe e ktheu nga ana e saj. Dhe Maria Dmitrievna bashkë me Sonjën u çuditën e u mahnitën duke parë fytyrën e Natashës. I kish sytë të tharë e të shkëlqyer, buzët të shtrënguara, faqet të futura gropë.

— Ler... mëni... ç'më du... het... unë do vdes... — tha; e hoqi kokën me inat nga dora e Maria Dmitrievnas dhe u shëmb mbi kanape ashtu siç ishte më parë.

— Natali! — i tha Maria Dmitrievna. — Unë të dua të mirën. Mirë, qëndro kështu si je, nuk të trazon njeri, jo, po vetëm dëgjo këtu... Nuk po të them se sa fajtore je; ti e di dhe vetë. Po nesër vjen yt atë, ç't'i them atij unë? Ëh? —

Trupi i Natashës u drodh e tund edhe një herë nga dënesat e heshtura.

— Ja, ai do ta marrë vesh, pa do ta marrë vesh edhe yt vëlla, edhe i fejuari yt.

— Unë s'kam të fejuar, i shkrova që s'kemi gjë, — briti Natasha.

— Njësoj është, — vazhdoi Maria Dmitrievna.

— Kështu pra, ata do ta marrin vesh: dhe pandeh ti se do ta lënë kështu këtë punë? Yt atë, e njoh mirë unë... Po ta thërresë në duel, gjë e bukur do të jetë?

— Ah lermëni, përse m'u bëtë ferrë, përse më ratë më qafë?! Përse? Përse? Përse ndërhytë, kush jua kërkoi këtë ndërhyrje? — bërtiti Natasha duke u ngritur përgjysmë mbi kanape e duke shikuar me inat Maria Dmitrievnan.

— Po ç'doje të bëje, moj? — briti përsëri, duke u nxehur, Maria Dmitrievna. — Mos të kishim mbyllur me kyç? Kush e ndalonte të vinte në shtëpi? E përse të të rrëmbente sikur ishe ndonjë cigane?... Pa, edhe sikur të kish mundur të të rrëmbente, pandeh se nuk do ta gjenin dot? Yt atë, ose yt vëlla, ose i fejuari yt. Po ai është maskara ai është rrezil, ja, i tillë është?

— Është më i mirë nga të gjithë ju! — thirri Natasha, duke u ngritur sërish përgjysmë. — po të mos na ishit bërë ferrë... Ah, Zot i Madh... ç'është kjo e keqe! Ç'është kjo! Sonja, përse? Hiqmuni këtej!...—

Dhe ia shkrepi të qarit me ngashërim, e dëshpëruar, siç bën vetëm kush qanë për një fatkeqësi, që e ndjen se është vetë shkaku i saj. Maria Dmitrievna zuri të fliste, po Natasha klithi: — Hiqmuni këtej, hiqmuni këtej! Ju që të gjithë më urreni, më përbuznì! — Dhe sërish u shëmb mbi kanape.

Maria Dmitrievna vazhdoi edhe një copë herë t'i mbushte mëndjen Natashës, duke rrahur që t'i jepte të kuptonte se kontit duhet t'ia fshehnin që të gjitha e se asnjeri nuk do të merrte vesh gjë, në qoftë se Natasha zotohej që do t'i harronte të gjitha e të mos e bënte veten në sy të njeriu për asgjë, të sillej sikur të mos kishte ndodhur gjë prej gjëje. Natasha nuk po përgjigjej. Tani nuk i tundej trupi nga dënesat, po i shkonin të ngjethura e po dridhej. Maria Dmitrievna i futi nën krye një jastëk, i hodhi sipër dy kuverta dhe i solli vetë lëng lulebliri; po Natasha nuk i përgjigjej.

— Hajde, le ta lemë të flerë, — tha Maria Dmitrievna, dhe dolli nga dhoma, duke kujtuar se Natasha kish rënë në gjumë.

Po Natasha nuk flinte; më sy të hapur e të ngrirë në fytyrën e zbetë, po vështronte drejt përpara saj si ndonjë statujë. Tërë asaj nate nuk vuri gjumë në sy, e nuk qau, e nuk foli me Sonjën, që u ngrit kushedi sa herë e iu afrua.

Të nesërmen kur do të hanin mëngjezin, ashtu sikundër kish premtuar, kont Ilia Andreiçi u kthye nga vila e tij jashtë Moskës. Ishte shumë i gëzuar: me blerësin kish mbaruar punë e tani s'kish asnjë arësye që të rrinte më në Moskë, larg konteshës, për të cilën e kish marrë malli. Maria Dmitrievna dolli e priti dhe i tha se Natasha kish qenë mjaft e sëmurë të djeshmen, i tha se kish dërguar të merrnin mjekun, po tani vajza ishte më mirë. Atë mëngjez Natasha nuk dolli nga dhoma e saj. Me buzë të shtrënguara e të plasura, me sy të ngrirë e pa lot, rrinte pranë dritares, vërente me ankth ata që kalonin në rrugë dhe kthente kokën me të shpejtë dhe e shqetësuar nga ata që i hynin në dhomë. Ish e qartë se ajo po priste ndonjë lajm a ndonjë fjalë prej tij.

Kur hyri konti, ajo, sapo dëgjoi hapat e tia, u kthye me shqetësim dhe fytyra i mori atë shprehjen e ftohtë e, bile, të keqe. As që u ngrit t'i dilte përpara.

— Ç'ke, o ëngjëlli im, sëmurë je? — pyeti konti.

Natasha nuk u përgjegj menjëherë.

— Po, sëmurë jam, — tha më në fund.

Pyetjeve të shqetësuara të kontit që i thosh pse ishte kaq e vrarë e donte të dinte mos i kish ndodhur gjë të fejuarit të saj, iu përgjegj duke e siguruar se s'kish ngjarë asgjë e duke iu lutur që të mos bëhej merak fare. Maria Dmitrievna ia vërtetoi fjalët e Natashës dhe i përsëriti se s'kishte ngjarë asgjë. Konti e shihte fort mirë nga sëmundja e nga turbullimi i së bijës, nga fytyrat e prishura të Sonjës e të Maria Dmitrievnas, se, në mungesë të tij, diç duhej të kish ndodhur këtu; po kaq shumë frikë kish që të mendonte se diçka e turpëshme mund t'i kish ngjarë bijës së tij të adhuruar e kaq shumë

i pëlqente të mos e prishte rehatin e qetësinë, sa që s'i bënte goja të pyeste më tej e më thellë, dhe rrihte si e si t'ia mbushte mëndjen vetes se gjithëçka ish në rregull e se s'kish asgjë të jashtëzakonëshme në këtë mes; vetëm i vinte keq se, duke qënë Natasha e pamundur, detyrohej ta shtynte për më tutje nisjen e tyre për në fshat.

## XIX

Qysh nga dita që erdhi e shoqja në Moskë, Pjeri po përgatitej të shkonte gjetkë, me ndonjë vënd tjetër, kudo që të qe, mjaft që të mos ishte pranë saj. Si erdhën edhe Rostovët në Moskë, përshtypja e gjallë që i bëri Natasha e nxiti që të nisej një orë e më parë. Shkoi pra në Tver, te e veja e Josif Aleksejeviçit, e cila i kish premtuar prej kohe t'i dorëzonte të gjitha letrat e të ndyerit. Me t'u kthyer në Moskë i dorëzuan një letër të Maria Dmitrievnas, që i lutej të vente tek ajo për një gjë me shumë rëndësi, që kish të bënte me Andrea Bollkonskin dhe konteshëzën Rostova. Pjeri i rrinte larg Natashës. I dukej se ndjenja që provonte për Natashën ish më e fortë nga ndjenja që mund të ketë një burrë i martuar për të fejuarën e shokut dhe mikut të tij. Me gjithë këtë një fat i çuditshëm e afronte gjithmonë me 'të.

„Ç'të ketë ndodhur vallë? Ç'nevojë do të kenë për mua?" mendonte, ndërsa po vishej për të vajtur te Maria Dmitrievna. „Do Zoti vjen shpejt princ Andrea dhe e merr", thosh me mëndje, duke shkuar te Akrosimova.

— Pjer! Ke kohë që je kthyer? — i thirri një zë i njohur. Pjeri ngriti kokën. Në një sajë me dy kuaj thinjoçë, po poshtë thundrave të të cilëve dëbora ngrihej spërka-spërka; duke stolisur me arabeska të bardha pjesën e përparëshme të sajës, pa një çast Anatolin me shokun e tij të pandarë Makarinin. Anatoli ish kapardisur e po rrinte në pozën klasike të ushtarakëve çapkënë, me trupin të krekosur, pjesën e poshtme të fytyrës mbështjellë me jakën me

qime kunadheje të kapotës, dhe me kokën pakëz të anuar. Ish i freskët e i kuq si molla; kapela e tij, me një pëndë të bardhë vënë mënjanë, linte të dukeshin flokët kokorridhka, të lyer me brilantinë e të pudrosur nga një pluhnizë dëbore.

„Ja, ky di ta gëzojë jetën!" mendoi Pjeri; „nuk shikon më tutje qejfit të çastit, s'di se ç'është brenga e hidhërimi dhe as kujdeset e as bëhet merak për gjë; prandaj është gjithë i qeshur, i gëzuar, i kënaqur e i qetë. Ah, sa do të jepja që të isha si ky!" mendoi Pjeri, i zilepsur.

Në çardhakun e Akrosimovës, një shërbëtor, duke e ndihmuar të hiqte qyrkun, i tha se Maria Dmitrievna e ftonte të hynte në dhomën e saj të gjumit.

Duke hapur derën e sallonit, Pjeri pa Natashën, ulur pranë një dritare, me një fytyrë të hequr e të tretur, të zbetë e të pezmatuar. Ajo u kthye ta vështronte, ngriti vetullat hark e, me një shprehje dinjiteti të ftohtë, dolli nga dhoma.

— Ç'ka ngjarë? — pyeti Pjeri, duke hyrë në dhomën e Maria Dmitrievnas.

— Plot gjëra të bukura, — u përgjegj Maria Dmitrievna: — u bëra pesëdhjetetetë vjeç po turp të tillë s'më kanë parë sytë.

E si mori nga Pjeri fjalën e nderit se do ta mbante të fshehtë ç'do t'i thosh, Maria Dmitrievna i bëri të njohur se Natasha e kish lënë të fejuarin, i kish shkruar që s'kishin gjë, pa dijen e prindërve; dhe shkaku ishte Anatol Kuragini, me të cilin e kish njohur kontesha Bezuhova, e me të cilin ajo ish përpjekur të ikte fshehura nga shtëpia, në mungesë të t'et, e të martohej me 'të.

Pjeri dëgjonte gojëhapur e duke ngritur supet ato që po i thosh Maria Dmitrievna, të cilat i dukeshin si të pamundura e të pabesuara. Që e fejuara e princ Andresë, e dashuruar me aq zjarr, ajo Natasha Rostova aq e adhurueshme gjer në atë çast, të kish dashur të linte Bollkonskin për një hajvan si Anatolin, që ish edhe me grua (Pjeri e dinte sekretin e asaj martese), e ta dashuronte gjer në atë

pikë sa të pranonte të ikte fshehurazi me 'të, — këtë Pjeri nuk arrinte ta kuptonte, nuk e merrte dot me mënd.

Poshtërsia, marrëzia dhe ligësia e këtij akti nuk mund të pajtohej me shpirtin e tij me figurën e ndritur të asaj krijese të mrekullueshme, të asaj ëngjëllusheje, që ai e njihte qysh të vogël fare. I erdhi ndër mënd e shoqja. „Njësoj qënkan që të gjitha", tha me vete, duke menduar se nuk i kish takuar vetëm atij fati i hidhur që të lidhej me një grua të ligë. Me gjithë këtë, i vinte shumë keq, i therte mu në zemër, sa mezi mbante lotët, për princ Andrenë. I vinte keq për krenarinë e tij, që po merrte një plagë të pashëruar. Dhe sa më shumë që i vinte keq për mikun e tij, aq më fort mendonte me përbuzje e deri me neveritje për atë Natashë që, edhe një çast më parë, i kish kaluar përpara në sallon me një shprehje dinjiteti aq të ftohtë. Ai nuk e dinte se shpirti i Natashës ishte mbushur plot me dëshpërim, me poshtërim e me turp, e se ajo s'kish ndonjë faj nëse në fytyrën e vet shprehte pa dashur një dinjitet të qetë e të rreptë.

— Po si të martohet!? — tha Pjeri, duke iu përgjigjur fjalëve të Maria Dmitrievnas. — Ai nuk mund të martohet: ai është i martuar, është me grua.

— Aq më keq, ahere! — u shkreh Maria Dmitrievna. — Bravo i qoftë! Rezili! Ç'bukurosh na paska qënë! Dhe ajo po pret, ka dy ditë që po pret. Të paktën të flerë mëndjen e të mos presë më; i duhet thënë.

Si dëgjoi nga Pjeri hollësirat e martesës së Anatolit dhe shfryu dufin dhe inatin e saj me të shara, Maria Dmitrievna i tha përse e kish thirrur të vinte. Kish frikë se mos konti ose princ Andrea, që mund të vinte nga çasti në çast, i merrnin vesh këto që kishin ngjarë (që ajo s'kish ndër mënd t'ua tregonte, po do të përpiqej t'ua mbante të fshehta) dhe thërrisnin në duel Anatol Kuraginin; prandaj i lutej ta urdhëronte të kunatin, në emër të saj, të ikte nga Moska sa më parë, e të mos guxonte me asnjë mënyrë të dukej andej nga shtëpia e saj. Pjeri iu zotua se do t'ia plotësonte dëshirën, duke e kup-

tuar vetëm ahere rrezikun që u rrinte mbi kokë kontit plak, Nikollës dhe princ Andresë. Si ia shpjegoi me fjalë të shkurtra e të sakta se ç'donte prej tij, Maria Dmitrievna e futi në sallon.

— Po shiko ki mëndjen, se konti s'di gjë. Bëj sikur edhe ti s'di gjë fare, — i tha. — Dhe unë do vete t'i them asaj se kot mundohet që rri e pret... Dhe, po deshe, rri këtu për drekë, — i thirri Maria Dmitrievna, ndërsa ai po hynte në sallon.

Pjeri takoi kontin plak. Ky dukej i turbulluar e i tronditur. Atë mëngjes Natasha i kish rrëfyer se e kish lënë Bollkonskin.

— Është bela, është bela *mon cher*[1]), — i tha Pjerit. — Është bela e madhe me këto vajza kur s'e kanë t'ëmën pranë: ah, sa jam penduar që erdha. Nuk do t'ju fsheh juve. Do t'jua hap zemrën. Dëgjuat? E la të fejuarin, pa pyetur fare njeri. Ç'është e vërteta, kjo martesë nuk më kishte ngrohur kurrë: sigurisht ai është shumë i mirë, fisnik njeri, s'kam ç'të them, po, kundër vullnetit të t'et s'mund të kish lumtëri. Edhe Natasha s'mbetet pa burrë. Do ketë plot të tjerë që do t'i luten. Po të vjen si çudi se kjo fejesë kish kaq kohë! Dhe ja se ç'vete e bën, pa pyetur as t'anë, as t'ëmën. Tani është e sëmurë dhe Zoti e di se ç'ka! Është hall, kont, është hall i madh me këto çupat kur ndodhen larg nga e ëma...

Pjeri e shihte se konti ishte shumë i tronditur, kërkonte ta hidhte muhabetin gjetkë; po konti, bënte ç'bënte dhe kthehej prapë atje ku i dhimbte.

Sonja hyri në sallon e shqetësuar në fytyrë.

— Natasha nuk është aq mirë; është në dhomën e saj dhe dëshiron t'ju takojë. Atje ndodhet edhe Maria Dmitrievna; edhe ajo ju lutet të vini.

— Po, ju e keni shumë mik Bollkonskin; sigurisht, kërkon t'ju thotë gjësendi për 'të, — tha konti. — Ah, Zot o Zot! Sa mirë që ishim, dhe ja ç'na gjeti!

E duke zënë me duar flokët e rrallë e të thinjur të tëmblave, konti dolli nga dhoma.

---

1) I dashur.

Maria Dmitrievna i kish thënë Natashës se Anatoli qe i martuar. Natasha s'deshte ta besonte, ndaj priste tani t'ia thosh vetë Pjeri me gojë. Sonja ia tha këto Pjerit, ndërsa po e shoqëronte gjatë koridorit.

Natasha, e zbetë, e rreptë, ish ulur pranë Maria Dmitrievnas dhe, me të kapërxyer pragun Pjeri, ajo e priti me një vështrim pyetës që shkëlqente e digjej nga ethet. Nuk i buzëqeshi, nuk i bëri asnjë shënjë me kokë; e shikonte me ngulm, duke ia qepur sytë, dhe ky vështrim pyeste vetëm për një gjë: a ishte mik, apo, si gjithë të tjerët, armik i Anatolit. Dukej sheshit që Pjeri vetë si person as që ekzistonte fare për 'të.

— Ai i di të gjitha, — i tha Maria Dmitrievna, duke i treguar Pjerin Natashës. — Le të të thotë tani a janë të vërteta këto fjalë që dëgjove nga goja ime.

Natasha, si ajo shtaza e plagosur që, duke mos pasur nga t'ia mbajë, vështron qentë dhe gjahtarët që po i afrohen ta mbysin, i hidhte sytë nga njeri te tjetra.

— Natalia Iliniçna, — filloi Pjeri, duke ulur sytë e duke ndjerë një farë mëshire për 'të e një farë neverie për çka po bënte, — qofshin apo jo të vërteta, për ju s'duhet të kenë asnjë rëndësi, sepse...

— Domethënë s'janë të vërteta, ai nuk është i martuar!

— Përkundrazi, janë të vërteta!

— Ish i martuar? E prej shumë kohe? — pyeti. — Më jepni fjalën e nderit?

Pjeri i dha fjalën e nderit.

— Është akoma këtu? — pyeti ajo me nxitim.

— Po, tani sapo e pashë.

Dukej që s'kish fuqi të fliste më dhe u bëri shënjë me dorë që ta linin vetëm.

## XX

Pjeri nuk ndenji për drekë, po dolli nga dhoma dhe iku menjëherë. Brodhi nëpër qytet të gjente Anatol Kuraginin; tani, tek mendonte për 'të, tërë

gjaku i vërshonte në zemër dhe ndjente se po i merrej fryma. Në Kodrat, te ciganët, në Komoneno nuk ishte. Pjeri shkoi në Klub. Aty, si gjithmonë, anëtarët, që kishin ardhur për të ngrënë drekën, ishin ulur grupe grupe; e përshëndetën Pjerin dhe i folën për të rejat e qytetit. Një kamerjer, si e përshëndeti, i njoftoi, duke ia ditur rrethin dhe zakonet e tia, se i qe përgatitur vëndi në sallën e vogël të bukës, se princi N. N. ishte në bibliotekë, dhe T. T. s'kishte ardhur akoma. Një nga të njohurit e Pjerit, ndërsa po i fliste për kohën e për gjëra të tjera pa rëndësi, e pyeti a kish dëgjuar gjë për rrëmbimin e konteshëzës Rostova nga ana e Kuraginit, se kështu flitej në qytet; a ish e vërtetë vallë? Pjeri, duke qeshur, i tha se këto ishin gjepura, sepse ai po vinte pikërisht nga Rostovët. I pyeti të gjithë për Anatolin; dikush i tha se s'kish ardhur akoma, të tjerë se do të vinte për drekë aty asaj dite. Pjerit i dukej si çudi tek shikonte këtë turmë njerëzish të qetë e të çkujdesur, që nuk dinin se ç'ndjente ai në shpirtin e tij. Shëtiti nëpër sallon, priti gjersa ikën të gjithë dhe si e pa që Anatoli s'po dukej, nuk qëndroi të hante aty, po u kthye në shtëpi.

Anatoli asaj dite ishte për drekë te Dollohovi dhe ish këshilluar me 'të si të bënin e qysh të silleshin tani që kish dështuar puna.

I dukej e domosdoshme që të fliste me Rostovën. Në mbrëmje vajti tek e motra që të bisedonte me 'të se si e qysh mund ta rregullonin këtë takim. Kur Pjeri, si brodhi më kot nëpër tërë Moskën pa e gjetur gjëkundi, u kthye më shtëpi, kamerjeri i njoftoi se princ Anatoli Vasiljeviçi ishte te kontesha. Salloni i konteshës ishte plot me vizitorë.

Pjeri, pa e përshëndetur të shoqen, që s'e kish parë qysh se ish kthyer nga Tveri (në atë çast as që e shihte dot me sy, aq shumë e urrente), hyri në sallon dhe, duke parë Anatolin, u drejtua nga ai.

— Ah, Pjeri, — tha kontesha, duke iu afruar të shoqit. — Ti nuk e di në ç'gjëndje të vështirë ndodhet Anatoli ynë...

Po e preu fjalën në mes, duke parë në kryet e ulur të të shoqit, në sytë e tij që shkrepëtinin, në çapin e tij të vendosur, atë shprehje të tmershme tërbimi të egër dhe force, që ajo e kish njohur dhe provuar në kurris të saj pas duelit me Dollohovin.

— Ku jeni ju është fëlligshtia, korrupcioni dhe krimi, — i tha Pjeri. — Anatol ejani. Duhet që të flas me ju, — shtoi frëngjisht.

Anatoli i hodhi një sy të shpejtë së motrës dhe, i bindur u ngrit, gati që t'i vente pas. Pjeri e kapi për krahu e mori me vete dhe zuri të dilte nga dhoma.

Elena deshi të ndërhynte.

— *Si vous vous permettez dans mon salon...*[1] — tha me një fije zëri; po Pjeri, pa iu përgjegjur fare, dolli pa pritur që ajo ta mbaronte fjalën.

Anatoli i shkonte pas me atë çapin e tij të zakonshëm prej kokorçi: po në fytyrë binte menjëherë në sy që ish i shqetësuar.

Si hyri në kabinetin e tij, Pjeri e mbylli derën dhe iu drejtua Anatolit, pa e vështruar.

— Ju i keni premtuar konteshëzës Rostova se do të martoheshit me 'të dhe donit ta rrëmbenit?

— Shikoni, i dashur, — ia ktheu Anatoli frëngjisht (bisedimi u zhvillua gjer në fund në frëngjisht), — unë nuk e quaj veten të detyruar t'iu përgjem pyetjeve që më bëhen me një ton të tillë.

Fytyra e Pjerit që ish e zbetë edhe më parë, u bë dyllë e u prish fare nga një inat i tërbuar. Me dorën e tij të trashë e mbërtheu Anatolin prej jakës së uniformës dhe e tundi e e shkundi si i xhindosur, gjer sa fytyra e Anatolit shprehu tmer e llahtar.

— Ju thashë që DUHET të flas me ju, — përsëriti Pjeri.

— Ç'bëni kështu? Jeni në vete! Eh? — tha Anatoli, duke prekur një kopsë të jakës që ishte çkuer bashkë me një copë rrobë.

1) Në qoftë se merrni guximin në sallonin tim...

— Ju jeni një faqezi e një rrezil, nuk e di se ç'më m'banë që s'po jua thyej kokën me këtë; — thirri Pjeri, duke folur me një ton të frymë e në mënyrë artificiale, sepse fliste frëngjisht.

E duke rrëmbyer një *pres-papje* të rëndë, e ngriti me një gjest kërcënonjës, po pastaj e lëshoi menjëherë në vënd.

— I keni premtuar të martoheni me 'të?

— Unë, jo, s'di të kem premtuar gjë; le që, si mund t'i premtoja deri sa...

Pjeri e ndërpreu:

— A keni letra të saj? Keni letra? — përsëriti duke iu afruar me kërcënim.

Anatoli e vështroi, dhe menjëherë futi dorën në xhep e nxorri portofolin.

Pjeri mori letrën që i zgjati Anatoli dhe, duke shtyrë një tryezë që i zinte rrugën, u lëshua në një kanape.

— *Je ne seria pas violent, ne craignez rien*[1] — tha, sikur po përsëriste një mësim për vete të tij. — E dyta, — vazhdoi si heshti një minutë, duke u ngritur sërish e duke filluar të ecte poshtë e lartë nëpër të ndarën, — që nesër ju duhet të ikni nga Moska.

— Po si mund...

— E treta, — vazhdonte Pjeri pa ia vënë veshin, — kurrë nuk duhet të thoni ndonjë fjalë për sa ka ndodhur midis jush dhe konteshëzës. E di që nuk mund t'jua ndaloj, po në qoftë se keni çikë ndërgjegje... Pjeri bëri disa xhiro nëpër dhomë pa shtuar asnjë fjalë.

Anatoli kish ndenjur mbi tryezë dhe, duke vrënjtur vetullat, po kafshonte buzën.

— Ju nuk mund të mos e kuptoni më në fund se, përveç qejfit tuaj, ekziston edhe lumtëria, nderi dhe qetsia e njerëzve të tjerë; ju shikoni vetëm qejfin tuaj, pa se merrni më qafë të tjerët, aq ju bën, as që pyesni fare. Bëni qejf sa të mundni me gra të atilla siç është ime shoqe; me ca të tilla ju jeni brënda së drejtës suaj; ato e dinë se çfarë kërkoni prej tyre. Janë të armatosura kundër jush me të

1) Mos kini frikë se s'ju bëj gjë.

njejtën eksperiencë korrupcioni. Po t'i premtosh një vajze se do ta marrësh grua... ta mashtrosh... ta rrëmbesh... Si nuk e kuptoni që kjo është një gjë aq e poshtër, aq e dobët, aq e ulët sa edhe të goditësh një plak apo një fëmijë?...

Pjeri heshti dhe e pyeti Anatolin me një vështrim të qetë: dukej që i kish rënë inati.

— Këtë unë nuk e di. Eh? — tha Anatoli duke marrë guxim, sa më shumë që Pjeri po e zotëronte veten dhe mposhtte inatin. — As e di dhe as që e çaj kokën ta di, — tha duke e shikuar Pjerin ndërsa i dridhej pakëz nofulla e poshtme, — po ju më thatë ca fjalë të tilla si faqezi e rrezil, që unë, *comme un homme d'honneur*,[1]) nuk mund t'ia lejoj asnjeriu.

Pjeri e vështroi me çudi, pa e kuptuar dot se ç'kërkonte.

— Megjithëse këtu s'kish, njeri tjetër që t'i dëgjonte përveç ne të dyve, — vazhdoi Anatoli, — unë nuk mund...

— Çfarë? Mos kërkoni shpagim? — ia ktheu Pjeri me ironi.

— Të paktën, mund t'i tërhiqni fjalët që thatë. Eh? Në dëshironi që unë të bëj si më porositët. Eh?

— I tërheq, i tërheq, — tha Pjeri, — dhe ju lutem të më falni. — Heshti një hop dhe pa dashur i vanë sytë te kopsa e çkyer. — Dhe në ju duhen të holla për udhë...

Anatoli buzëqeshi. Kjo buzëqeshje e ndrojtur dhe njëkohësisht e ulët, që ai e njihte se e kish parë kushedi sa herë edhe në fytyrën e së shoqes, e tërboi Pjerin.

— O njerëz të poshtër, pa zemër e pa cipë! — shfryu, dhe dolli nga dhoma.

Të nesërmen Anatoli iku nga Moska.

---

1) Si njeri i ndershëm.

## XXI

Pjeri vajti te Maria Dmitrievna që t'i thosh se dëshira e saj — largimi i Kuraginit nga Moska — qe plotësuar. Shtëpia ishte rrëmujë nga frika e nga tronditja. Natasha qe sëmurë rëndë? Maria Dmitrievna i tregoi, duke e porositur të mos i thosh njeriu, se natën e asaj dite që mori vesh se Anatoli ish i martuar, Natasha kish dashur të helmatisej me arsenik, të cilin kish mundur ta shtinte në dorë fshehurazi. Si kish gëlltitur pakëz, qe tmeruar aq shumë, sa kishte zgjuar Sonjën dhe ia kish rrëfyer si qëndronte puna. Menjëherë muarrën masat e duhura kundër helmit, dhe tanimë ajo ishte jashtë rrezikut. Mirëpo ish kaq e dobët tani sa nuk ish e mundur ta nisnin në fshat, ndaj kishin thirrur konteshën këtu. Pjeri u takue me kontin, që dukej shumë i turbulluar, dhe me Sonjën që kish akoma në fytyrë vijat e lotëve, po Natashën nuk e pá dot.

Atë ditë e hëngri drekën në Klub; dëgjonte nga çdo anë që po flisnin për rrëmbimin e dështuar të Rostovës dhe i përgënjeshtronte me ngulm këto fjalë duke thënë se s'kishin asnjë bazë, se ishin që të gjitha profka dhe ishin hapur vetëm e vetëm sepse i kunati i kish kërkuar për grua, po nuk ia kishin dhënë. Pjerit i dukej sikur e kish për detyrë që ta mbante të fshehtë e ta mbulonte tërë këtë histori dhe të shpëtonte të pacënuar nderin e Natashës.

Po priste me frikë ardhjen e princ Andresë, dhe çdo ditë shkonte për të pyetur te princi plak.

Princ Nikolla Andreiçi i kish marrë vesh fjalët që ishin hapur në qytet me anën e zonjushes Buriena dhe e kish lexuar atë pusullë që i kish shkrojtur Natasha princeshëzës Maria, ku i kthente fjalën e dhënë të fejuarit. Princi dukej një çikë më në qejf tani, dhe e priste të birin me padurim.

Disa ditë pas ikjes së Anatolit, Pjeri mori një pusullë nga princ Andrea me të cilën e njoftonte për ardhjen e tij dhe i lutej të urdhëronte gjer në shtëpi.

Zonjushja Buriena ia kish vjedhur princeshëzës Maria pusullën e prishjes së fejesës që i pat dërguar Natasha dhe ia kish dorëzuar princit plak; ky

u nxitua t'ia jepte të birit, me të shkelur në shtëpi, dhe i tregoi gjërë e gjatë, me të gjitha hollësirat që i kishin rënë në vesh, për rrëmbimin e dështuar të Natashës.

Që të nesërmen në mëngjes Pjeri shkoi menjëherë te princ Andrea. Priste ta gjente pothuajse në atë gjëndje në të cilën ishte edhe Natasha, ndaj mbeti i çuditur kur, duke hyrë në sallon, dëgjoi zërin e lartë të princ Andresë, që po fliste me zjarr, në studion ngjitur, për një farë intrige në Peterburg. Princi plak dhe zëri i një personi tjetër i ndërprisnin kur e kur. Princeshëza Maria hyri në sallon të priste Pjerin. Pshërëtiu duke bërë me sy nga dera e dhomës ku ishte i vëllai, duke dashur, siç dukej, të tregonte pjesën që merrte në këtë dhëmbje; po Pjeri e shihte nga fytyra e saj se ajo ish e kënaqur për sa kish ngjarë e për mënyrën me të cilën e kish pritur i vëllai lajmin e tradhëtisë së të fejuarës.

— Tha se e priste një gjë të tillë, — i tregoi ajo. — E di që nuk e le krenaria të shprehë ndjenjën e vet, po puna është se e duroi këtë provë më mirë, shumë më mirë nga se e parashikoja unë...

— Po si? — ia ktheu Pjeri, — a vërtet u përprish puna fare?

Princeshëza Maria e vështroi e çuditur. As arrinte ta kuptonte se si mund të bëhej një pyetje e tillë. Pjeri hyri në studio. Më këmbë përpara t'et dhe princ Mesherskit, princ Andrea, veshur civil po diskutonte me zjarr, duke bërë gjeste energjike. Kishte ndryshuar shumë, dhe ndonëse dukej më mirë nga shëndeti, një rrudhë e thellë ia vijonte ballin vertikalisht, midis të dy vetullave. Flisnin për Speranskin, sepse sapo kish ardhur në Moskë lajmi i internimit të tij dhe i tradhëtisë që pandehej se kish bërë.

— Gjithë ata që këtu e një muaj më parë e ngrinin në qiell, tani janë të parët që i hedhin gurin, — thoshte princ Andrea, — u bëhen shokë atyre që s'ishin aspak të aftë të kuptonin qëllimet e tia. Është shumë lehtë të dënosh një njeri të rënë dhe t'ia ngarkosh atij gjithë fajet e të tjerëve; po sa

për vete, unë them që në qoftëse është bërë diçka e mirë në këtë mbretëri, kjo është bërë prej tij, dhe vetëm prej tij...

E preu fjalën në mes kur pá Pjerin. I shkoi një të dridhtur në fytyrë dhe sikur i ra një hije e zezë.

— Dhe brezat e ardhme do t'i japin të drejtë, — përfundoi dhe menjëherë pastaj u kthye nga Pjeri.

— Eh, si je ti, si shkon? Gjithë po trashesh, — tha me gjallëri, po rrudha përmes ballit iu bë edhe më e thellë nga ç'e kish. — Po, mirë jam, — iu përgjegj Pjerit, që e pyeste për shëndetin, dhe buzëqeshi.

Pjeri e kuptoi menjëherë se ajo buzhqeshje thoshte: „mirë jam, po shëndeti im, tani, nuk i duhet njeriu."

Si i tha disa fjalë Pjerit rreth gjëndjes shumë të keqe të rrugëve prej kufirit të Polonisë e gjer në Moskë, e rreth disa të njohurve të Pjerit, që i kish takuar në Svicër, si folën edhe për zotin Desal që e kish sjellë që andej si edukator për të birin, princ Andrea ndërhyri sërish me zjarr në bisedimin për Speranskin që po vazhdonte midis të dy pleqve.

— Po të kishim një tradhëti këtu, e po të ishin provat e marrëdhënieve të tia të fshehta me Napoleonin, pa dyshim që do të kishin shpallur botërisht, — thosh me nxitim e me ashk. — Unë personalisht nuk e dua dhe nuk e doja Speranskin, po dua drejtësinë.

Pjeri vuri re një gjë karakteristike te miku i tij, që e kish provuar kushedi sa herë edhe vetë: vuri re nevojën që të kapej pas një çështjeje të huaj për 'të, të diskutonte me ashk e me zjarr, me të vetmin qëllim që të mbyste a të vinte në gjumë mendime që e hanin përbrënda e s'e linin të qetë.

Kur princ Mesherski u ngrit e iku, princ Andrea e zuri Pjerin për krahu dhe e çoi në dhomën e tij. Aty në dhomë ish një shtrat i parregulluar, baulle e valixhe të hapura. Princ Andrea iu afrua njerës prej këtyre dhe nxori një kuti. Nga kjo kuti qiti jashtë një tufë letra mbështjellë me kartë. Të gjitha këto

i bënte shumë shpejt e pa folur. U çua për gjysmë, u kollit; fytyrën e kish të ngrysur e të vrënjtur, buzët të shtërnguara.

— Më fal se po të bëj një barrë të padëshërueshme... Pjeri e kuptoi se princ Andrea donte të fliste për Natashën, dhe fytyra e tij e gjërë shprehu fykeqardhje, mëshirë e simpati. Po kjo shprehje e fytyrës së Pjerit e zemëroi princ Andrenë; vazhdoi me një zë të vendosur, të fortë e të mërzitur:

— Kontesha Rostova e tërhoqi fjalën e dhënë dhe janë hapur fjalë sipas të cilave yt kunat e paska kërkuar për grua, ose diçka këtu afër. A është e vërtetë?

— Është e vërtetë dhe nuk është e vërtetë, — filloi Pjeri, po princ Andrea nuk e la të vazhdonte më tutje.

— Ja letrat, ja dhe piktura e saj, — i tha.

Mori tufën me letra nga tryeza dhe ia dorëzoi Pjerit.

— Jepjani këto konteshëzës... kur ta takoni.

— Është shumë e sëmurë, — tha Pjeri.

— Ah, akoma këtu qënka? — pyeti princ Andrea. — Po princ Kuragini? — pyeti më të shpejtë.

— Ka ikur prej shumë kohe... Ajo ishte shumë rëndë, mënt vdiq.

— Më vjen shumë keq që është e sëmurë, — tha princ Andrea me një buzëqeshje të ftohtë e të keqe, që të kujtonte buzëqeshjen e të jatit. — Po zoti Kuragin, siç duket, nuk e quajti të denjë që të bëhej gruaja e tij? — vazhdoi princ Andrea.

Dhe turfulloi me hundë disa herë.

— Ai s'mund të martohej me 'të se është i martuar, — tha Pjeri.

Princ Andrea u zgërdhi tamam ashtu siç bënte i ati.

— Po a mund të më thoni se ku ndodhet tani kunati juaj? — pyeti.

— Shkoi në Peterburg... po, ç'është e vërteta, as unë nuk e di mirë — u përgjegj Pjeri.

— Le që kjo s'ka rëndësi, — tha princ Andrea. — Thojini konteshëzës Rostova se ishte dhe është plotësisht e lirë, e se unë i uroj të jetë e lumtur.

Pjeri mori në duar tufën me letra. Princ Andrea, sikur kërkonte të sillte ndër mënd mos kish harruar gjë pa ia thënë, ose duke pritur se mos i thosh gjësendi Pjeri, po e vështronte drejt në sy.

— Dëgjomëni, ju kujtohet biseda që bëmë në Petërburg, — filloi Pjeri, — nuk besoj ta keni harruar...

— Më kujtohet, — u përgjegj me të shpejtë princ Andrea, — unë thosha se duhet t'ia falim gruas që bie; po nuk kam thënë se unë, për vete, mund t'ia fal. Unë nuk mundem.

— Po a mund të bëhet një krahasim këtu?... — tha Pjeri.

Princ Andrea e ndërpreu. Thirri me zë të ashpër e të mprehtë:

— Po, po, t'i kërkoj sërish dorën, të tregohem bujar, shpirtmadh, e shumë gjëra të tjera si këto?... Po, kjo është shumë fisnike, veç se unë s'e bëj dot që të shkel *sur les brisés de monsieur*[1]. Në do të jesh miku im, mos më folë kurrë për këtë... për të gjitha këto. Dhe, tani, lamtumirë. Besoj se u muarrëm vesh, ti do t'ia dorëzosh...

Pjeri doli dhe shkoi te princi plak e te princeshëza Maria.

Plaku sikur qe çelur e dukej më i gjallë se zakonisht. Princeshëza Maria ishte ashtu si kurdoherë; po, gjithë duke i qarë hallin të vëllait, Pjeri e pà se ajo gëzohej që ishte përprishur kjo fejesë. E kuptoi, duke i vënë re, se ç'përbuzje të egër kishin për Rostovët; ndjeu bile se as emrin nuk ia përmëndje dot, në sy të tyre, asaj që kish munduar të tradhëtonte princ Andrenë për cilindo tjetër qoftë.

Gjatë drekës folën për luftën që dukej tanimë se do të pëlciste patjetër për së shpejti. Princ Andrea fliste e diskutonte pa pushim, herë me të jatin, herë me Desalin, edukatorin sviceran të të birit, dhe dukej më i gjallë se zakonisht; po Pjeri e njihte edhe e dinte mirë shkakun moral të kësaj gjallërie.

---

1) Unë s'e bëj dot që të matem e të hyj në garë me këtë zotëri.

## XXII

Që atë mbrëma Pjeri vajti te Rostovët për të kryer porosinë që i kishin ngarkuar. Natasha ishte në shtrat, konti s'ish kthyer nga Klubi, dhe Pjeri, si ai dërzoi letrat Sonjës, hyri te Maria Dmitrievna, që dëshironte të dinte se si e kish pritur këtë lajm princ Andrea. Pas dhjetë minutash, në dhomën ku ndodheshin Maria Dmitrievna, me Pjerin, erdhi Sonja.

— Natasha kërkon që të takohet me doemos me kont Pjotër Kirilloviçin, — tha.

— Po ku të hyjë atje? Në dhomën e saj është rrëmujë, — tha Maria Dmitrievna.

— Jo, ajo u vesh dhe shkoi e po pret në sallon, — u përgjegj Sonja.

Maria Dmitrievna ngriti supet.

— Kur do të vijë edhe kjo kontesha? Më ka lodhur me të vërtetë. Ki mëndjen, mos ia thuaj të gjitha, — e porositi Pjerin. — Të vjen keq dhe ta qërtosh: të pikon mu në zemër, kur e sheh ashtu.

Natasha e ligur dhe e tretur, me një fytyrë të zbetë e të rreptë (dhe aspak e turpëruar siç priste Pjeri që ta shihte), qëndronte më këmbë në mes të sallonit. Kur u dha Pjeri te praku, ajo u turbullua dhe dukej se s'dinte si të bënte: t'i afrohej apo ta priste pa lëvizur nga vëndi ku qe.

Pjeri iu afrua me të shpejtë. Besonte se, si gjithënjë, ajo do t'i jepte dorën; po ajo, si bëri nja dy hapa drejt tij, u ndal, duke marrë frymë me zor e me krahët të lëshuar si të ngrirë, pikërisht në atë pozë që merrte dikur tek përgatitej të këndonte mu në mes të sallonit; vetëm se tani fizionomia e saj ndryshonte.

— Pjotër Kirilliç, — filloi të thoshte me nxitim, — princ Bollkonski ishte miku juaj; është miku juaj, e ndreqi (i dukej sikur çdo gjë kishte qënë një herë e një kohë e sikur tani gjithëçka kish ndryshuar). — Ai më thoshte atëherë që të drejtohesha te ju...

Pjeri, në heshtje, po e vështronte duke marrë frymë më fort. Gjer në atë çast, thellë në shpirt të

tij, e kish qërtuar dhe ish përpjekur ta përbuzte; po tani i vinte aq keq për 'të, sa s'kish më vënd në shpirtin e tij për asnjë qërtim.

— Ai tani është këtu: thuajini... që të... më falë.

U ndal dhe filloi të merrte frymë edhe më me zor akoma; po nuk qante.

— Po... do t'i them, — belbëzoi Pjeri, — por...

Nuk dinte ç'të thosh.

Natasha; e trëmbur se mos Pjerit i shkonte mëndja për ndryshe, u hodh e i tha me të shpejtë.

— Oh! E di që ka marrë fund ajo punë... Ka marrë fund për gjithmonë... Më mundon vetëm dhëmbja që i shkaktova. Thuajini vetëm që i lutem të më falë, të më falë, për të gjitha...:

I shkuan të drithura në trup dhe u ul e ndjenji në një karrige.

Pjeri e ndjeu shpirtin të mbushur plot me një mëshirë, që nuk e kish ndjerë kurrë në jetë të tij.

— Do t'ia them, do t'ia them të gjitha edhe një herë, — foli Pjeri. — Po... do të dëshiroja të dija një gjë...

„Çfarë të dini?" pyeste vështrimi i Natashës.

— Do desha të dija nëse ju e keni dashuruar... — Pjeri nuk dinte si ta quante Anatolin, dhe u skuq duke e sjellë ndër mënd, — nëse ju e keni dashuruar atë njeri të keq.

— Mos e quani të keq, — tha Natasha. — S'di ç'të them, nuk di më asgjë, asgjë...

Dhe zuri prapë të qante. Dhe një ndjenjë më e fortë mëshire, dhëmbshurie dhe dashurie e pushtoi Pjerin. Ndjente se lotët po i rridhnin që poshtë syzeve e shpresonte se vallë ia shihnin të tjerët.

— Atëherë le të mos flasim me për këtë, mikja ime, — tha Pjeri.

Ky zë i ëmbël, i dhëmshur, i mallëngjyer e i përzemërt e çuditi Natashën.

— Le të mos flasim më për këtë, mikja ime; unë do t'ia them të gjitha; po ju lutem vetëm për një gjë: konsideromëni si një mik; dhe po të keni nevojë për një ndihmë a për një këshillë a, thjeshtësisht, për të derdhur dhëmbjen te dikush, për t'u

lehtësuar, jo tani, po kur në shpirtin tuaj gjithëçka do të jetë e qartë, atëherë kujtojuni për mua. — I mori dorën e ia puthi. — Do ta ndjej veten të lumtur sikur të jem në gjëndje...

Pjeri e humbi.

— Mos flisni në këtë mënyrë me mua: unë nuk jam e denjë për këtë, nuk e meritoj, — thirri Natasha, edhe donte të dilte, po Pjeri e mbajti nga dora.

E ndjente se diç duhej t'i thosh akoma. Po, kur foli, mbeti i mahnitur edhe vetë nga fjalët që tha.

— Pushoni, pushoni! ju keni tërë jetën përpara, — i tha.

— Tërë jetën përpara? Jo! për mua mbaroi çdo gjë, — iu përgjegj ajo, duke e përulur veten e duke e poshtëruar.

— Mbaroi çdo gjë? — përsëriti ai. — Sikur unë të mos isha ky që jam, po njeriu më i bukur, më i zgjuar e më i mirë në botë, e sikur të isha i lirë, që në këtë çast, do t'ju bija më gjunjë e do të kërkoja dorën dhe dashurinë tuaj.

Natasha për të parën herë pas shumë ditësh, derdhi lot miradije e mallëngjimi dhe, si i hodhi një sy Pjerit, dolli nga dhoma.

Edhe Pjeri, pas asaj, dolli gati me vrap në çardak se nuk i mbante dot lotët e mallëngjimit e të lumtërisë që i dukej sikur e zinin në grykë; e duke mos mundur t'i fuste duart në mëngët, e hodhi qyrkun krahëve dhe hipi në sajë.

— Për ku urdhëroni? — e pyeti karrocjeri.

„Ku"? pyeti vetëmevete Pjeri. „E ku mund të shkoj tani? A është e mundur të shkoj në Klub apo vizitë gjëkundi? Me asnjë mënyrë."

Gjithë njerëzit i dukeshin kaq të mjerë, kaq të varfër në krahasim me këtë ndjenjë të lartë dhëmshurie që provonte, në krahasim me atë vështrim të ëmbël e mirënjohës, me të cilin e kish vështruar ajo përmes lotëve në çastin e fundit.

— Në shtëpi, — tha Pjeri, e, megjithë dhjetë gradët nën zero, çkopsiti mbi gjoksin e tij të gjerë

qyrkun e veshur me peliçe ariu, duke marrë frymë i ngazëlluar.

Ishte një natë e ngrirë dhe e kthjelltë. Përmbi rrugët me baltë e gjysmë të errëta, përmbi çatitë e zeza, hapej një qiell i kulluar plot me yje. Vetëm duke parë qiellin, Pjeri nuk e ndjente poshtërsinë fyese të çdo gjëje tokësore në krahasim me lartësinë ku ishte ngritur shpirti i tij. Në të hyrë të sheshit Arbat një hapësirë e pakufishme qielli si kadife e errët e qëndisur me yje u hap përpara syve të Pjerit. Gati mu në mes të këtij qielli, mbi bulevardin Preçinstienski, rrethuar nga çdo anë nga një gjëmë yjesh dhe prapë duke u çqajtur nga të gjitha për afërsinë e tij me tokën, për dritën e tij të bardhë e për bishtin e gjatë të kthyer përpjetë, dukej kometi i madh e i ndritshëm i vitit 1812, ai komet që, siç thuhej ahere, paralajmëronte gjithëfarë katastrofësh bile, edhe fundin e botës. Po ky yll i shkëlqyer me krifën e gjatë shndëritëse nuk i zgjonte Pjerit asnjë llahtar. Përkundrazi, ai po e sodiste me gëzim me sytë e tij të njomur nga lotët këtë yll të ndritur që, si kish përshkuar me një shpejtësi të patregueshme hapësira të pakufishme duke ndjekur një vijë parabolike, befas, mu si një shigjetë që ngulet në tokë, ishte mbërthyer aty, në vendin që kish zgjedhur në qiellin e errët dhe qëndronte me bishtin kthyer përpjetë, duke shëndritur e xixëlluar me dritën e tij të bardhë midis një gjëmë yjesh të shkëlqyer. Pjerit i dukej sikur kish një harmoni të mistershme midis shkëlqimit të atij ylli dhe përtëritjes së shpirtit të tij të mallëngjyer, që po çelte mu si një lule në pranverën e një jete të re.

Fundi i vëllimit të dytë

